**PËRMBAJTJA**

# Parathënie e botimit shqip

Origjinali në gjuhën angleze i kësaj Historie të Letërsisë Shqiptare u shkrua gjatë një periudhe prej pesë vjetësh, nga 1988 deri më 1993, dhe u botua në Shtetet e Bashkuara të Amerikës me pak vonesë më 1995. Vitet e grumbullimit e të studimit të materialit dhe përgatitja e këtij libri përkuan me vitet e kthesës dramatike për popullin shqiptar. Nata e gjatë e diktaturës dhe terrorit komunist në Shqipëri më në fund mbaroi, duke e lënë vendin të rrënuar, kurse njerëzit në dëshpërim e kaos. Populli i Kosovës nga ana e tij, i cili, krahasuar me vetë Shqipërinë, kishte gëzuar njëfarë demokracie dhe lirie individuale gjatë viteve shtatëdhjetë dhe tetëdhjetë, e pa vendin e vet të përpirë nga valët e histerisë nacionaliste e të pushtuar ushtarakisht, sikundër të kishte rënë pré e një oreksi të panginjur prej ujku. Asgjë nuk ka mbetur ashtu siç ishte.

Kjo Histori e Letërsisë Shqiptare është një përpjekje për të trajtuar zhvillimin historik të letërsisë në gjuhën shqipe nga fillimet deri rreth vitit 1990. Libri u shkrua duke pasur parasysh lexuesin e huaj, me synimin që t'i paraqitej botës së jashtme një kulturë në thelb e panjohur, ndonëse kulturë evropiane. Për këtë arsye, kërkesat për një përkthim shqip të kësaj vepre i pritëm në fillim me njëfarë ngurrimi. Normalisht, nuk i takon një 'vëzhguesi të huaj' të shkruajë një histori të letërsisë shqiptare për vetë shqiptarët, kur studiuesit vendës sigurisht kanë një njohje më të mirë e më të thellë të kulturës së tyre. Por, megjithatë, pranuam të përkthehet në gjuhën shqipe kryesisht për shkak të mungesës së vazhdueshme të çfarëdo historie tjetër letrare gjithëpërfshirëse e ideologjikisht asnjanëse. Nuk mund të pritet tani për tani që studiuesit shqiptarë, të izoluar siç qenë, të varfër siç janë dhe pa mjete moderne në dispozicion (biblioteka të pajisura mirë, qendra studimore, kompjuter e internet), siç do të jenë edhe për një farë kohe, të mundin menjëherë të përmirësojnë gjendjen. Përdorimi edhe më tej i teksteve standarde të së kaluarës me një vështrim të njëanshëm e konformist, e në thelb të shtrembëruara e të censuruara nga ekstremistë politikë, vetëm se do të pengojë përparimin kulturor e intelektual të shqiptarëve.

Besojmë se lexuesi shqiptar do të na falë ndonjë karakteristikë a gjurmë 'të huaj' që mund të gjejë në këtë punim, p.sh. një prirje të lehtë për të anuar nga burimet e jashtme e jo nga ato në gjuhën shqipe, digresione dhe shpjegime që mund të jenë të tepërta për të, dhe ndonjë rast mungese etike ndaj gjërash që në Ballkan mbahen të shenjta.

Në krahasim me variantin në gjuhën angleze, janë bërë ndryshime dhe përmirësime të vogla, kurse disa pjesë të origjinalit janë lënë jashtë. Bibliografia është përditësuar disi, por nuk është bërë ndonjë orvatje serioze për të përfshirë në tekstin e librit zhvillime më të reja të letërsisë shqiptare, domethënë ato rreth vitit 1990 e këndej.

Për sa i përket letërsisë së sotme dhe autorëve bashkëkohorë të përmendur në krerët e fundit të këtij libri, vlen të theksohet se ata janë vetëm disa prej shkrimtarëve të shumtë që kanë dalë në Shqipëri, në Kosovë dhe në vise të tjera shqipfolëse dhe që mund të kishim paraqitur. Nuk ka ardhur ende koha për një radhitje përfundimtare sipas parimesh krejtësisht estetike. Siç e kam theksuar përpara, është lexuesi vetë që do të japë gjykimin përfundimtar për të gjitha veprat. Kështu, do të kërkoja prej tij që t'i lexojë krerët e kësaj vepre si një prezantim të mundshëm dhe jo si një botim zyrtar. Kjo kërkesë nga ana ime vlen në fakt për gjithë librin. Një histori letërsie nuk është dhe nuk mund të jetë unike, si të thuash e shkruar një herë dhe e dhënë përgjithmonë. Mendoj, se aty ka hapësirë për prezantime nga më të ndryshmet, me të cilat kuptohen mendime e trajtime të saj.

Autori dëshiron të falënderojë edhe një herë shumë miq e kolegë për ndihmën dhe inkurajimin e tyre. Ndër ta në radhë të parë janë: Abdurrahim Myftiu për punën aq të mundimshme të përkthimit të një vepre kaq të gjatë e të imtë në një shqipe të rrjedhshme e të

saktë; Maks Gjinaj, bibliograf i cilësuar në Bibliotekën Kombëtare, që ma ka lehtësuar shumë punën për njohjen dhe konsultimin e veprave e të studimeve për letërsinë shqiptare; dhe Emil Lafe në Akademinë e Shkencave për redaktimin e kujdesshëm letrar si edhe për një varg saktësimesh e sugjerimesh të vlefshme. Një falënderim i veçantë i drejtohet Shoqatës Gjermane për Bashkëpunimin Teknik (*Deutsche Gesellschaft für Technische Zusammenarbeit*), agjensi e qeverisë gjermane, për mbështetjen bujare financiare që bëri të mundur botimin shqip të kësaj vepre.

Robert Elsie
Pranverë 1997

# Parathënie e botimit anglisht

Prej kohësh është ndier nevoja e ngutshme për një vështrim të plotë të letërsisë shqiptare, për të cilën brenda vendit nuk ka ende një përfytyrim të qartë, kurse jashtë tij ajo ka mbetur në thelb e panjohur. Në të vërtetë as edhe një letërsi kombëtare tjetër në Evropë nuk i ka shpëtuar vëmendjes së publikut të botës perëndimore aq shumë sa letërsia shqiptare. Në këtë aspekt, ky punim rreket të mbushë këtë mungesë duke dhënë një vështrim historik tërësor të krijimtarisë së shkruar në gjuhën shqipe që nga fillimet e deri në ditët tona.

Letërsia shqiptare ka pasqyruar fatin e popullit shqiptar nëpër shekuj, fatin e një vendi të vogël në një rajon të Evropës, i cili për arsye politike, historike, ekonomike dhe gjeografike ka mbetur më i pazhvilluari në këtë kontinent. Popujt më fatlumë të Evropës kanë mundur t'i gëzohen shkëlqimit të kulturave dhe trashëgimisë së tyre kombëtare, të pasuruara e të kulluara nga shekujt, ndërsa historia e Shqipërisë ka qenë diçka më shumë se luftë për të mbijetuar. Kjo e vërtetë është më e dukshme se kurrë tani që shekulli i njëzetë po i afrohet fundit.

Pas fillimesh të vona e të vështira, letërsia shqiptare, si një kaçubë e njomë, zuri rrënjë në dheun shkëmbor të atdheut të saj, por rrënjë që do të priteshin e këputeshin herë pas here. Letërsia e hershme e shekujve të gjashtëmbëdhjetë dhe shtatëmbëdhjetë, fidan i Kundër-reformës, u fshi menjëherë nga pushtimi turk i Ballkanit. Letërsia shqiptare myslimane e shekujve të tetëmbëdhjetë dhe nëntëmbëdhjetë, e shkruar me alfabetin arab dhe e frymëzuar nga Orienti, nuk mund të mbahej më në këmbë gjatë luftërave të shqiptarëve për pavarësi kundër Perandorisë Osmane dhe u braktis në të mirë të modeleve më perëndimore. Letërsia e periudhës së parë të shekullit të njëzetë nuk u la të merrte frymë pas ardhjes në fuqi të komunizmit në vitin 1944, me qëllim që t'i hapej rrugë krijimit të një letërsie të re proletare. Kursi i acaruar i marrëdhënieve politike shqiptaro-jugosllave pas Luftës së Dytë Botërore ua bëri që në fillim të qartë shqiptarëve në Kosovë e Maqedoni, se për kulturën e tyre të shkruar, ata nuk mund të mbështeteshin te Tirana. Për këtë arsye letërsia e tyre e kohëve të reja ka një histori dhe zhvillim të vetin por është njëherazi pjesë përbërëse e jetike e krejt letërsisë shqiptare. Letërsia italo-shqiptare ose arbëreshe, fryt i gjenisë krijuese të paraardhësve të refugjatëve shqiptarë që lanë atdheun dhe u hodhën në Italinë e Jugut në shekullin e pesëmbëdhjetë pas vdekjes së Skënderbeut dhe shuarjes së qëndresës së armatosur kundër turqve, lindi e u zhvillua në mënyrë vërtet të pavarur nga paraardhësja e saj në trojet ballkanike. Në të dy rastet, shqiptarëve iu desh të rimbillnin farën e kulturës së shkruar. Përsëri letërsia shqiptare nisi të lulëzojë mbi lastarët e traditave të veta letrare. Mund të flitet vërtet për disa letërsi shqiptare. Por, me gjithë rrjedhën e turbullt të historisë shqiptare e ballkanase, shqiptarët si bashkësi gjuhësore mbetën një, kurse letërsia e tyre, shprehja kulturore e kësaj bashkësie, lypset vështruar si një tërësi, sado heterogjene në dukje.

Deri tani janë shkruar një numër historish të ndryshme nga njëra-tjetra për letërsinë shqiptare, por në një mënyrë a në një tjetër ato kanë dalë të pakënaqshme, qoftë si të paplota, qoftë duke u bërë tejet të vjetëruara e qoftë duke qenë të politizuara që në ngjizje. Për ata që e lexojnë shqipen, *Historia e letërsisë shqiptare*, Tiranë 1983, botuar nga Instituti i Gjuhësisë dhe Letërsisë i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë në Tiranë, përbën një fillim. Ky është një variant i ripunuar e i zgjeruar i punimit në dy vëllime të Universitetit të Tiranës *Historia e letërsisë shqipe*, Tiranë 1959, 1960. Të dyja këto vepra mbulojnë letrat shqiptare nga shekulli i gjashtëmbëdhjetë deri në fund të viteve '30 të shekullit tonë, por ato vuajnë, ashtu siç vuajnë në të vërtetë të gjithë librat e tjerë të botuar në Tiranë gjatë gjysmës së shekullit të diktaturës komuniste, nga paragjykime të forta politike e nacionaliste. Prirja për të ndarë gjithë veprat dhe shkrimtarët shqiptarë, qoftë edhe ata të shekujve të mëparshëm, në kategori absolute - kategoria e mirë (përparimtare, d.m.th. e majtë, atdhetare) dhe kategoria e keqe (reaksionare, d.m.th. e

djathtë, tradhtare), ishte me pasoja fatale. Kategori të tilla pak hyjnë në punë në vështrime të prodhimit letrar dhe në vlerësime të ndikimit që vepra letrare të veçanta kanë pasur në kulturën shqiptare. Ndër monografi të tjera, ajo në tre vëllime e Rexhep Qoses *Historia e letërsisë shqipe*: *Romantizmi*, Prishtinë 1984, 1984, 1986, jep një pasqyrë të mirë të periudhës së shekullit të nëntëmbëdhjetë të romantizmit kombëtar në letërsinë shqiptare. Për letrat bashkëkohore në Shqipëri deri në mesin e viteve shtatëdhjetë, mund të konsultojmë *Historia e letërsisë shqiptare të realizmit socialist*, Tiranë 1978, me kryeredaktor Koço Bihikun, e cila është shkruar, siç edhe mund të pritej, me një paragjykim politik të skajshëm.

Në anglishte, lexuesi mund të shfletojë punimin tonë *Dictionary of Albanian literature*, Nju Jork & Uestport 1986 (Fjalor i letërsisë shqiptare), i cili jep të dhëna kryesore biografike dhe bibliografike për mbi peseqind shkrimtarë shqiptarë dhe tema që kanë të bëjnë me letërsinë. Punimi i Stuart Mannit *Albanian literature. An outline of prose, poetry and drama*, Londër 1955 (Letërsia shqiptare. Vështrim mbi prozën, poezinë dhe dramën) përmban informacion të bollshëm e të drejtpërdrejtë për shkrimtarët shqiptarë, por përfshirja në të është e kufizuar dhe mbyllet me Luftën e Dytë Botërore. I shtypur në kohë më të vona është varianti i shkurtuar në anglishte i punimit të Namik Ressulit *Albanian literature*, Boston 1987 (Letërsia shqiptare). Por kjo hyrje prej 42 faqesh në shkrimet shqipe që nga fillimet e deri më 1943, duke u ndalur më fort në traditën katolike të Shkodrës, është përkthyer aq keq, sa që mund të kuptohet vetëm me një njohje të mirë të italishtes. Veç këtyre, në anglisht (si dhe në frëngjishte, italishte dhe rusishte) gjendet edhe përkthimi i bërë në Tiranë i punimit të kritikut Koço Bihiku *History of Albanian literature*, Tiranë 1980, i cili përqëndrohet në letërsinë e realizmit socialist deri më 1977, i parë në një këndvështrim partiak të ekzaltuar. Punimi jep një material jashtëzakonisht të ndryshëm duke lënë jashtë me vetëdije shumë autorë të mëdhenj të viteve njëzet e tridhjetë të ndaluar për të hyrë në Parnasin shqiptar si dhe gjithë letërsinë e Kosovës. Ndonëse nuk është rreptësisht një histori letërsie si e tillë, punimi i Arshi Pipës *Albanian literature: social perspectives*, Mynih 1978 (Letërsia shqiptare: perspektiva sociale), përmban të dhëna të dobishme për periudha të ndryshme. Letërsia e sotme nga Shqipëria, pa Kosovën, mbulohet gjithashtu nga punimi prej 175 faqesh i Pipës *Contemporary Albanian literature*, Nju Jork 1991 (Letërsia bashkëkohore shqiptare), i cili përmban mjaft analiza.

Në italishte, lexuesi mund të përdorë punimin e Zef Skiroit, i Riu (Giuseppe Schirò) *Storia della letteratura albanese*, Firence 1959 (Historia e letërsisë shqiptare), i cili mbulon letrat shqipe deri në Luftën e Dytë Botërore duke shqyrtuar gjerësisht letërsinë arbëreshe deri në atë kohë; si dhe punimin e Gaetano Petrotës (Gaetano Petrotta) *Popolo, lingua e letteratura albanese*, Palermo 1932 (Populli, gjuha dhe letërsia shqiptare), ashtu edhe *Svolgimento storico della cultura e della letteratura albanese*, Palermo 1950 (Zhvillimi historik i kulturës dhe i letërsisë shqiptare), ky i dyti sidomos për periudhën e pavarësisë nga viti 1912 deri në Luftën e Dytë Botërore. Për letërsinë e hershme shqiptare deri më 1700, mund t'i drejtohemi gjithashtu punimit të Xhuzepe Ferrarit (Giuseppe Ferrari) *Storia della letteratura albanese*, vëll.1, Bari 1978 (Histori e letërsisë shqiptare). Ende mund të hyjë në punë deri diku për letërsinë gojore dhe të hershme arbëreshe punimi i Albert Stratikoit (Alberto Straticò) *Manuale di letteratura albanese*, Milano 1896 (Doracak për letërsinë shqiptare), që mund të quhet historia e parë e vërtetë e letërsisë shqiptare.

Me gjithë botimet e mësipërme, kjo histori e letërsisë shqiptare, që po ju paraqesim, mëton të jetë në shumë pikëpamje një vepër pioniere, sidomos ngaqë mundohet të jetë gjithëpërfshirëse dhe ngaqë nuk lë jashtë asnjë periudhë të letërsisë së shkruar. Synimi ynë në këtë punim ka qenë të paraqesim tërësinë e letërsisë shqiptare në zhvillimin e vet historik e në kontekstin kulturor. Është lënë jashtë vetëm letërsia gojore, së cilës i duhet kushtuar një vëllim më vete. Lexuesi do të na falë që i jemi rreshtur shprehjes së gjykimeve kritike për të gjitha veprat. Kjo rreshtje, ose më mirë të themi - ky parapëlqim për të përshkruar më fort se për të

dhënë verdikte - buron jo vetëm nga një farë ngurrimi për të imponuar shijet tona vetjake, por edhe nga një mungesë dëshire nga ana jonë për ta gjykuar letërsinë shqiptare nga optika e një të huaji. Ndonëse kur je vëzhgues i jashtëm ke një varg epërsish të dukshme, është lexuesi shqiptar ai që, në analizë të fundit, jep gjykimin përfundimtar për të gjitha veprat, pavarësisht se ç'mund të thonë kritikët letrarë, qoftë të vendit, qoftë të huaj.

Për një pjesë të mirë të letërsisë shqiptare ende nuk ka ardhur koha për të bërë konkluzione përfundimtare përderisa historia dhe zhvillimi i saj janë ende tepër të paqarta. Shumë vepra dhe autorë të rëndësishëm, edhe pse të cituar e të ricituar, janë në të vërtetë pak të njohur. Burimet parësore mungojnë deri në një shkallë shqetësuese, kurse shumë dorëshkrime që kanë mbetur gjallë nga rrëmuja ballkanike, kurrë nuk janë botuar me kriteret e duhura shkencore. Botimet origjinale të shumë vëllimeve me rëndësi të madhe letrare e kulturore të shekujve të nëntëmbëdhjetë dhe njëzetë janë aq të rralla, e për këtë arsye aq të vështira për t'u siguruar, sa që nis e vret mendjen se kush mund t'i ketë lexuar, qoftë edhe në kohën e botimit. Shumicës së veprave letrare ka vite që nuk u ndodhen më kopje në qarkullim, kurse disa libra, këtë e them me siguri, as edhe nuk janë parë kurrë me sy nga kritikët që i lëvdojnë apo i hedhin poshtë.

Nëse burimet parësore janë në një gjendje për të ardhur keq, po në këtë gjendje është edhe niveli i tanishëm i studimeve shqiptare, pjesërisht ngaqë njerëzit në Shqipëri kanë qenë për një gjysmë shekulli të izoluar e të veçuar nga pjesa tjetër e botës prej regjimit politik në atë vend. Pikëpamje të gabuara dhe mendime subjektive, të mbështetura në ideologji, kanë kaluar nga njëra penë në tjetrën, nga njëra makinë shkrimi në tjetrën dhe nga njëri libër në tjetrin derisa kanë arritur të merren si realitete të padiskutueshme. Në vlerësimin e letërsisë shqiptare ka një nevojë të ngutshme për një objektivitet më të madh, sidomos pas dhjetëvjeçarëve të fundit të shtrembërimit politik të ndërgjegjes. Historia e kritikës letrare në Shqipëri deri në ditët tona e bën këtë nevojë edhe më fort të dukshme.

Në pajtim me natyrën prej pionieri të kësaj vepre, historisë vetë i është shtuar një bibliografi e gjerë e letërsisë shqiptare në ndihmë të lexuesit të interesuar për të bërë kërkime në këtë fushë mjaft të shpërfillur. Bibliografia, natyrisht, nuk mund të përfshijë të gjitha veprat e letërsisë shqiptare, kurse përfshirja e veprave të autorëve të sotëm, në veçanti, është bërë nga nevoja në mënyrë përzgjedhëse. Përfshirja ose lënia jashtë e veprave të këtyre autorëve nuk duhen marrë doemos si pohim i drejtpërdrejtë i vlerave të tyre letrare.

Fillimi i viteve nëntëdhjetë, kohë gjatë së cilës u përfundua ky libër, e ka parë kombin shqiptar në një gjendje katastrofe politike, ekonomike e intelektuale, gjendje kjo me rrjedhoja dramatike për rrugën e letërsisë dhe të kulturës bashkëkohore. Në të vërtetë të gjitha ndërmarrjet botuese në gjuhën shqipe ose kanë falimentuar ose janë mbyllur. Nuk ka as fonde, as letër, as bojë, as punë dhe, ç'është më e keqja sot, as shpresë. Shqipëria vetë nuk ka ç'të tregojë nga dyzet e gjashtë vjetët e "izolimit të shkëlqyer" dhe të diktaturës staliniste, përveç urisë dhe rrënimeve të atilla që pjesa tjetër e Evropës nuk i ka njohur për një gjysëm shekulli. Populli i Kosovës, nga ana e tij, po ballafaqohet me një shkallë të atillë shtypjeje dhe përndjekjeje, që nuk e ka shoqen në kontinent që nga Lufta e Dytë Botërore.

Është një periudhë vuajtjesh, ankthi dhe pasigurie, ndoshta e papërshtatshme për botimin e një vepre të tillë. Populli shqiptar ndodhet përpara detyrës komplekse, pas një mungese të gjatë, për të fituar vendin e vet në Evropë e në botën Perëndimore dhe, njëherazi, për të ruajtur identitetin e vet kombëtar në një periudhë krize. Nëse ky libër mund të ndihmojë, sadopak, atëherë qëllimit ia ka arritur.

Autori e shikon me vend të shprehë mirënjohje për të gjithë ata që e kanë ndihmuar për realizimin e veprës në fjalë. Për mendimet dhe ndihmën konkrete, që më kanë dhënë, do të doja të falenderoja, duke i përmendur në rend alfabetik, zz. Anton Berisha (Prishtinë), Heinz Bothien (Frauenfeld), të ndjerin Martin Camaj (Mynih), Johannes Faensen (Berlin), Flutura Greva

(Tiranë/Uashington), Sabri Hamiti (Prishtinë), Rexhep Ismajli (Prishtinë), Perikli Jorgoni (Tiranë), Rudolf Marku (Tiranë), Rexhep Qosja (Prishtinë), Michael Schmidt-Neke (Hamburg/Kiel), Barbara Schultz (Ottava), Agim Vinca (Prishtinë) dhe Petro Vuçani (Grottaferrata). Veç tyre, jam shumë mirënjohës për ndihmën që më është dhënë me gjithë zemër në studimet e mia nga punonjësit e Bibliotekës Kombëtare (Tiranë), nga antarët e Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, në veçanti nga Instituti i Gjuhësisë dhe Letërsisë (Tiranë), nga Lidhja e Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë (Tiranë), nga Instituti Albanologjik (Prishtinë), nga Universiteti i Prishtinës, dhe nga Lidhja e Shkrimtarëve të Kosovës (Prishtinë). Falenderimet e mia të përzemërta u takojnë gjithashtu shumë organizatave dhe individëve të tjerë të panumërt që më kanë dhënë zemër në një mënyrë a në një tjetër gjatë pesë vjetëve të punës sime.

Në shumë raste, gjatë vizitave nëpër Shqipëri e Kosovë, kam pasur kënaqësinë hutuese të provoj mikpritjen tradicionale e të pakufishme shqiptare në rrethana shpesh tepër të vështira ekonomike e politike për mikpritësit e mi. E di fare mirë se kjo çiltërsi, mirësi dhe bujari nuk është diçka individuale, por një tipar kolektiv i shqiptarëve, të cilëve u jam thellësisht mirënjohës.

Adhurimi im i takon, në këto fjalë përmbyllëse, numrit të vogël të intelektualëve të guximshëm në Shqipëri të cilët, gjatë viteve të fundit të mpira të diktaturës komuniste, patën guximin, në raste shumë të rralla, të më bënin vërejtje dykuptimshe e sugjerime të holla që më shpinin në drejtimin e saktë, larg gënjeshtrave zyrtare që ata vetë ishin të detyruar të propagandonin.

Robert Elsie
1988 - 1993

# 1. SHQIPTARËT DHE GJUHA E TYRE

Gjuha shqipe flitet nga të paktën gjashtë milion njerëz, kryesisht në Shqipëri e në ish-Jugosllavi. Në Shqipëri vetë, kjo gjuhë flitet nga e gjithë popullsia prej 3,255,891 banorësh[1], përfshirë edhe disa pakica etnike dygjuhëshe. Statistika të besueshme për numrin e shqipfolësve në ish-Jugosllavi nuk ka, por ata janë çmuar midis dy dhe tre milionëve.

Gjuha shqipe ndahet në dy grupe dialektore kryesore: ai gegë në veri të vendit dhe ai toskë në jug[2]. Lumi Shkumbin në Shqipërinë e Mesme, duke rrjedhur pranë Elbasanit e duke u derdhur në Adriatik, formon kufirin e përafërt midis dy zonave. Këtu, në një zonë dhjetë deri njëzet kilometra të gjerë, gjejmë edhe dialekte të ndërmjetme. Grupi i dialektit gegë, i karakterizuar nga prania e zanoreve hundore, duke ruajtur *n* më të vjetër për *r* toskërishte (p.sh. geg.: *venë, Shqypni*; tosk.: *verë*, *Shqipëri*) si dhe për një radhë tiparesh të veçanta morfologjike, mund të klasifikohet më tej në një dialekt gegë veriperëndimor (Shkodër dhe zona përreth), në një verilindor (Shqipëria verilindore dhe Kosova), në një qendror (midis lumenjve Ishëm e Mat dhe drejt lindjes, përfshirë Dibrën dhe Tetovën) dhe në një jugor (Durrës, Tiranë). Grupi i dialektit toskë është përgjithësisht më homogjen, ndonëse atë mund ta ndajmë në nëngrupe dialektore veriore (nga Shkumbini në Vlorë në bregdet e në gjithë brendësinë e Shqipërisë jugore në veri të lumit Vjosë), labe (në jug të Vjosës deri në Sarandë), dhe çame (cepi jugor i Shqipërisë dhe brenda në Greqi). Gjuha e sotme letrare, e miratuar në Kongresin e Drejtshkrimit më 20-25 nëntor 1972, është një bashkërendim i dy grupeve dialektore ndonëse bazohet në masën 80% mbi atë toskë. Tani kjo është bërë normë e pranuar gjerësisht si në Shqipëri ashtu edhe në ish-Jugosllavi[3].

Në ish-Jugosllavinë, shqipja flitet nga një numër midis dy e tre milion vetësh dhe vjen e dyta pas serbo-kroatishtes në ish-federatë. Qendra e popullsisë shqiptare është Krahina Autonome e Kosovës me kryeqytet Prishtinën, tani Republika e Kosovës e vetëshpallur nën pushtimin e dhunshëm ushtarak të Serbisë. Në Kosovë, shqiptarët përbëjnë rreth 90% të popullsisë, të tjerët rreth 10%, kryesisht serbishtfolës. Që nga vendosja e kontrollit ushtarak serb më 1989-1990, gjendja e të drejtave njerëzore e gjuhësore të shumicës shqiptare është tejkeqësuar në mënyrë dramatike. Deri në atë kohë, të dyja gjuhët njiheshin zyrtarisht dhe ishin në përdorim të plotë në të gjitha fushat e jetës në këtë rajon politikisht të turbullt[4]. Gjuha amtare e shumicës së shqiptarëve të Kosovës është gegërishtja verilindore, të cilën e zumë në gojë më sipër, ndonëse në të vërtetë të gjitha botimet këtu, ashtu si në Shqipëri, janë në shqipen letrare. Edhe në radio, televizion dhe në shkollë, që nga kopshtet e fëmijëve e deri në universitet, përdoret gjuha letrare shqipe[5]. Shqiptarët kanë një ritëm jashtëzakonisht të lartë lindjesh, prandaj edhe përpjesëtimi i tyre në popullsinë e Kosovës dhe gjetkë në ish-Jugosllavi rritet nga viti në vit.

---

1 Shifra e popullsisë për v. 1990, kr. Vjetari Statistikor 1991, f. 37.

2 Për dialektet e shqipes kr. Desnickaja 1968, 1972, dhe Gjinari 1963, 1966.

3 kr. Kostallari 1973, Byron 1976, 1979b, Pipa 1989, dhe Samara 1989.

4 kr. Reuter 1982, Pipa & Repishti 1984 dhe Kohl & Libal 1992.

5 Radioja dhe televizioni në gjuhën shqipe u pezulluan pas vendosjes së kontrollit ushtarak serb, kurse mundësia e arsimimit është pakësuar shumë nga pushtetarët e Beogradit.

Republika jugore e Maqedonisë vlerësohet të ketë të paktën një gjysmë milioni shqipfolës, çka është e barabartë me deri 40% të mbarë popullsisë së republikës, ndonëse edhe këtu nuk ka statistika të besueshme. Popullsia shqiptare gjendet në Shkup dhe përreth tij, ku ajo përbën një pakicë me peshë, e sidomos nga Tetova, Gostivari, Dibra dhe deri poshtë në Strugë, ku edhe përbën shumicën. Shqiptarët në Maqedoninë perëndimore gëzojnë njëfarë statusi ligjor, por prapëseprapë nuk kanë të drejta gjuhësore e kulturore të plota. Shumica e shqiptarëve të Maqedonisë flasin në dialektin gegë, ndonëse folës të toskërishtes mund të gjenden në jug të Ohrit.

Gjithashtu, një pakicë prej rreth 50,000 shqipfolësish gjenden në Mal të Zi, kryesisht përgjatë kufirit me Shqipërinë, d.m.th. në rajonet e malësisë së Gucisë dhe Plavës, në Tuz në jug të Podgoricës, dhe në Ulqin në bregdetin jugor malazez. Përveç këtyre, janë edhe të paktën 100,000 shqipfolës të shpërndarë nëpër Serbinë jugore. Është fakt se shqiptarët sot mund t'i gjesh në të gjitha rajonet e ish-Jugosllavisë, shumë prej tyre të emigruar nga rajoni i varfër dhe i turbullt i Kosovës në republikat më të begata e të qëndrueshme veriore (Kroaci dhe Slloveni) në kërkim të lirisë, punës dhe një niveli më të mirë jetese. Një numër i madh shqiptarësh nga Kosova gjenden si punëtorë emigrantë dhe si refugjatë në Evropën Perëndimore, sidomos në Gjermani dhe në Zvicër.

Një befasi për shumë njerëz është qenia e një pakice të madhe shqiptare në Italinë jugore, të ashtuquajturit arbëreshë[6]. Ata janë pasardhësit e refugjatëve që lanë Shqipërinë pas vdekjes se Skënderbeut më 1468. Falë një mjedisi politik e social më të favorshëm se ai në Ballkan, arbëreshët qenë në gjendje të japin një ndihmesë vendimtare në zhvillimin e letërsisë shqiptare dhe në lëvizjen kombëtare në shekullin e nëntëmbëdhjetë. Letërsia e hershme shqiptare, siç do ta shohim, është deri në një shkallë të madhe letërsi arbëreshe. Si pakicë gjuhësore, arbëreshët tani përbëjnë rreth 90,000 folës, shumë prej të cilëve jetojnë në fshatrat malore të Kozencës në Kalabri dhe në afërsi të Palermos në Sicili. Gjuha e tyre, e cila ende nuk përfiton nga statusi zyrtar që u është dhënë pakicave të tjera kombëtare në Itali (gjermane, franceze, sllovene, etj.), po vjen duke u shuar për shkak të ndikimit të fortë kulturor të italishtes si dhe për shkak të emigrimit ekonomik. Ajo është tepër arkaike dhe dallohet shumë nga shqipja që flitet sot në Ballkan, deri aty sa folësit arbëreshë e kanë të vështirë të komunikojnë në shqip nëse nuk njohin gjuhën letrare shqipe. Emigrimi masiv i shqiptarëve në Itali më 1990-1991 ndoshta do të ndihmojë për ta stabilizuar gjuhën.

Në Greqi, numri i madh i shqiptarëve që populluan një pjesë të mirë të zonës qendrore e jugore në mesjetën e vonë është asimiluar gjerësisht. Gjuha shqipe e atjeshme, e njohur në shqip si *arbërishte e Greqisë* dhe në greqishte si *Arvanitika*[7], prapëseprapë mund të dëgjohet ende në rreth 320 fshatra, kryesisht përreth Levadhias, në Eubenë (Evinë) e jugut, Atikë, Korint dhe në Androsin verior. Përderisa kjo gjuhë nuk gëzon ndonjë status zyrtar, statistika zyrtare për numrin e folësve nuk ka. Arbërishtja e Greqisë, e cila po shuhet me shpejtësi, mendohet si forma më arkaike e shqipes që flitet sot.

Gjetiu në Ballkan, folës shqiptarë ndeshen fare rrallë. Asgjë nuk ka mbetur nga ato bashkësi të mëdha emigrantësh shqiptarë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, që lulëzuan dikur në Bukuresht e në Sofje me institucionet e tyre kulturore (shoqata, klube, gazeta, shtypshkronja, shkolla). Megjithatë, kjo gjuhë mund të dëgjohet në rajonin kufitar bullgaro-greko-turk,

---

[6] kr. Logoreci 1948, Cirrincione 1959, Nasse 1964, S. Petrotta 1966, Rother 1968, Tajani 1969, Kellner 1970, Zllatku 1976, Shkurtaj 1984, dhe Çabej 1987.

[7] kr. Hamp 1961, Haebler 1965, dhe Sasse 1992.

sidomos në fshatin bullgar të Mandricës[8].

Gjithashtu, një numër i paktë shqipfolësish gjenden në Ukrainë[9], sidomos në katër fshatra (Zhovtnevoje, Gamovkë, Georgievkë dhe Denvenskoje) në krahinat e Melitopolit dhe Odesës. Numri i shqiptarëve të Ukrainës, pasardhës të kolonëve të shekullit të nëntëmbëdhjetë të ardhur nga krahina e Varnës e Bullgarisë, vlerësohet më 1959 në rreth 5000.

Pak kanë mbetur nga ato koloni shqiptarësh që lulëzonin dikur anembanë Perandorisë Osmane[10]. Pakica shqiptare në Egjipt tani është shkrirë, ndonëse bashkësi shqiptare ende gjenden në numër të madh në Turqi (Stamboll etj.) dhe deri diku në Siri, sidomos në Damask.

Së fundi, grupe shqipfolësish në madhësi të ndryshme mund të ndeshen në vende emigrimi si në Shtetet e Bashkuara[11] (Boston, Nju Jork, Kënetikët, Nju Xhersi, Detroit), e deri në një farë mase në Kanada, Australi dhe Argjentinë. Gjithashtu, shumë shqiptarë kanë emigruar në Evropën Perëndimore (Itali, Greqi, Gjermani) dhe në Amerikë me rënien e diktaturës në Shqipëri gjatë viteve 1990-1991.

---

8 kr. Shuteriqi 1965, dhe Sokolova 1983.

9 kr. Derzhavin 1948.

10 Për shqiptarët në vendet arabe, kr. Mufaku 1981a, 1983, 1990, dhe Azemi & Halimi 1993.

11 kr. *Albanian struggle...* 1939, Demo 1960, Noli 1960, Pipa & Prifti 1980 dhe Nagi 1989.

# 2. HISTORIA E HERSHME E SHQIPTARËVE

## 2.1 Nga Iliria deri te Bizanti

Për banorët e lashtë të Ballkanit dhe për gjuhët që flisnin kemi relativisht pak të dhëna. Përveç një numri shumë të vogël mbishkrimesh të shkurtra, si dokumente gjuhësore për ilirishten, trakishten dhe dakishten mbeten vetëm emra njerëzish dhe vendesh të përmendur sidomos nga autorë të lashtë grekë e latinë, që zakonisht nuk qenë fort të interesuar për popujt e tjerë. Megjithatë, nga ç'mbetet prej këtyre gjuhëve, kemi mundësi të arrijmë në përfundimin se ato qenë indoevropiane, pra edhe të lidhura, ndonëse larg e larg, me gjuhët latine, greke, gjermanike, sllave, baltike, kelte e kështu me radhë.

Atdheu fillestar i shqiptarëve pranohet përgjithësisht të kenë qenë malet e Shqipërisë, dhe në mënyrë të veçantë të Shqipërisë veriore. Dijetari gjerman Georg Shtatmyler (Georg Stadtmüller 1901-1985) ve aq larg sa t'i vendosë ata në fillim në rrethin e Matit[1]. Se deri ku kishin vajtur ata në vijën bregdetare, mbetet ende një çështje e diskutueshme.

Por ç'duam të nënkuptojmë këtu me atdhe fillestar e madje, me shqiptar? Gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit janë bërë mjaft studime për të ashtuquajturën etnogjenezë të shqiptarëve, një obsesion i kuptueshëm ky, sidomos ndër vetë shqiptarët, për të hetuar rrënjët dhe prejardhjen. Me gjithë ekzistencën e disa dëshmive gjuhësore e arkeologjike, shumëçka mbetet për t'u hamendësuar. Ajo çka dimë pak a shumë me siguri është se në lashtësi Shqipëria ishte atdheu i ilirëve, një konglomerat fisesh indo-evropiane që në fillim migruan drejt Ballkanit nga Evropa qendrore në fund të epokës së bronzit (rreth shekujve të dymbëdhjetë dhe trembëdhjetë para erës sonë) dhe zunë bregdetin e Adriatikut. Vitet e fundit, në përpjekjet e tyre për identitet e njohje, për shqiptarët është bërë njëfarë doktrine e dogmë ta quajnë veten pasardhës të drejtpërdrejtë të ilirëve të lashtë. Si shenjë e kësaj vazhdimësie, fëmijëve shqiptarë, kur lindin, u vihen emra ilirë. Ndonëse pa dyshim kemi një element subjektivizmi, nuk ka kurrfarë dëshmish që shqiptarët të jenë të ardhur në atdheun e tyre të sotëm nga gjetiu. Prandaj mund të supozojmë se trungu ilir përbën një element bazë të qenies së tyre.

Në trojet që janë sot Shqipëria nuk kanë qenë vetëm ilirët. Kolonitë e para greke u shfaqën në gjysmën jugore të vendit në fund të shekullit të shtatë para erës sonë. Durrësi (greqisht: *Dyrrhakhion* ose *Epidamnos*) u themelua prej kolonësh nga Korfuzi dhe Korinti më 627 para erës sonë, kurse Apolonia, tani Pojan pranë Fierit në skajin jugor të fushës së Myzeqesë, u themelua në vitin 588 para erës sonë. Këto koloni greke, ndonëse vetëm brenda territorit të bregdetit, patën një ndikim të fortë kulturor në vend. Gjatë periudhës nga shekulli i pestë deri në të tretin para erës sonë, ilirët ngritën shtetet e tyre përgjatë Adriatikut, derisa ranë pre e pushtimit romak. Ndër udhëheqësit ilirë përmenden: Agroni (sundoi në vitet 250-231 para erës sonë), mbret i Shkodrës, dhe mbretëresha Teuta (sundoi në vitet 230-228 para Krishtit), që mbretëroi në Lezhë (lat. *Lissus*).

Romakët, që përherë e më tepër po shqetësoheshin nga piratëria e ilirëve, e pushtuan krejt mbretërinë e Ilirisë nga viti 230 deri 168 para erës sonë, dhe kështu siguruan rrugët e tyre tregtare për në lindje. Në vitin 168 para erës sonë, me humbjen e Gentit, mbreti i fundit ilir i Shkodrës i cili sundoi në vitet 181-168 para erës sonë, krejt Iliria ra nën sundimin romak dhe u

---

1 kr. në veçanti studimet e Shtatmylerit: Stadtmüller 1942c & 1950.

përfshi në provincën e Maqedonisë, të themeluar në vitin 148 para erës sonë. *Via Egnatia*[2], rruga tokësore midis Romës dhe Bizantit, kalonte në zemër të Shqipërisë, nga Durrësi (lat. *Dyrrachium*) në bregdet përgjatë lumit Shkumbin pranë Elbasanit (lat. *Scampa*) deri në liqenin e Ohrit.

Në kohën e Perandorisë Romake i gjithë Ballkani iu nënshtrua ndikimit të fortë kulturor e gjuhësor të latinishtes, e cila gjatë pesë shekujve zëvendësoi gjuhët vendëse të gadishullit. Nën Jul dhe August Cezarin, ngulimet e Scodra-s, Dyrrachium-it, Byllis-it dhe Buthrotum-it fituan statusin *coloniae*, kurse Lissus-i u bë *municipium* sipas ligjit romak. Me imigrimin e vazhdueshëm të legjionarëve, tregtarëve dhe kolonëve romakë drejt provincave të Ballkanit, qendra qytetare si këto qenë të parat që përqafuan latinishten si mjeti më i volitshëm i komunikimit, në fillim përgjatë bregdetit të Adriatikut e më pas në brendësi. Me kalimin e kohës, edhe vendbanimet fshatare u romanizuan deri aty sa edhe nomadët dhe fiset më të thella malësore e ndien ndikimin e kulturës dhe gjuhës së re. Deri në rënien e Perandorisë Romake, shumica e banorëve të Ballkanit në të vërtetë flisnin dialekte krahinore të latinishtes vulgare, të ashtuquajturën latinishte ballkanike, ndonëse mendohet se trakishtja, për shembull, flitej ende në disa zona deri në shekullin e gjashtë të erës së re. Rajonet e fundit që iu nënshtruan këtij procesi romanizimi ishin pa dyshim luginat malore të thella e të paarritshme të Shqipërisë veriore. Edhe pse latinishtja po e shpërbënte thelbin e gjuhës apo gjuhëve vendëse në këtë rajon, dhe tashmë kishte çarë e hyrë në fjalorin dhe strukturën e tyre, ajo nuk kishte mundur të shpërbënte shqipen e vjetër (do të përdorim këtë term pasi na mungon një më i mirë) në mënyrë aq të plotë sa ç'kishte mundur ta bënte me gjuhën paralatine të protorumunëve.

Kur Perandoria Romake u riorganizua nën perandorin Dioklecian (sundoi në vitet 284-305 të erës sonë) më 297 të erës sonë, Ilirisë i takoi të shkojë me lindjen dhe, me ndarjen përfundimtare në Perandori Lindore e në Perandori Perëndimore në vitin 395 të erës së re, vendi hyri përfundimisht në sferën politike e kulturore të Perandorisë Bizantine Lindore. Në shekujt e mëvonëshëm, Shqipëria u pushtua e u plaçkit nga një radhë fisesh shetitëse: Hunët në shekullin e katërt, Visigotët në vitet 380 dhe 395-401 të erës së re, Ostrogotët në vitin 459, Vandalët në vitin 467, si dhe nga Avarët, Bullgarët dhe Sllavët.

Ishte pushtimi sllav i Ballkanit nga veriu në fillim të shekullit të gjashtë që do të ndryshonte rrugën e historisë shqiptare. Depërtimet e para sllave ndodhën në vitet 548 dhe 587 të erës së re, dhe aty nga fillimi i shekullit të shtatë, kultura grekobizantine në Shqipëri pothuaj kishte pushuar së qeni për një farë kohe. Një nga efektet e ngulimeve sllave në Ballkanin jugperëndimor ishte shpëtimi i gjuhës vendëse nga romanizimi i plotë, cilado të ishte ajo. Me që gjuha sllave e folur nga pushtuesit i zuri vendin mbisundimit gjuhësor të latinishtes dhe e ndërpreu menjëherë procesin e romanizimit, shqipja e vjetër u ngurtësua në atë gjendje që nga shumë gjuhëtarë quhet si gjendje gjysmëromanizimi.

Ndërsa fiset sllave populluan tokat bujqësore të fushave dhe luginave të Ballkanit qendror, banorët vendës të pjesës më të madhe të gadishullit, d.m.th. folës të latinishtes ballkanike apo të gjuhës protorumune, u shtynë brenda rajoneve malore jugore ngjitur me territorin shqiptar. Pikërisht me pesë shekuj pasues të kontaktit midis shqipes së vjetër dhe fiseve proto-rumune shpjegohen shumë tipare gjuhësore të përbashkëta sidomos në leksik e në morfologji, që kanë shqipja dhe rumanishtja. Kolonizimi sllav i Shqipërisë, që përfundoi deri në shekullin e tetë, shpuri gjithashtu në kontakte të forta gjuhësore sllavo-shqiptare.

Në fund të shekullit të dhjetë, perandoria e madhe bullgare ra në dorë të grekëve bizantinë, duke u dhënë mundësi barinjve rumunë e shqiptarë për hapësira të reja. Fiset rumune migruan si nga veriu në drejtim të verilindjes dhe veriperëndimit të Ballkanit ashtu dhe nga jugu për në malet e Pindit, ku shumë folës arumunë hasen edhe sot. Shqiptarët nga ana e tyre, filluan

---

[2] kr. Tafel 1842 dhe O'Sullivan 1972.

të zbresin nga tokat malore e të zgjerohen në shekujt e njëmbëdhjetë e të dymbëdhjetë, së pari duke marrë plotësisht në zotërim bregdetin verior e qendror të Shqipërisë, dhe më tej në shekullin e trembëdhjetë duke u shtrirë në jug drejt asaj që tani quhet Shqipëri jugore dhe Maqedoni perëndimore. Në mesin e shekullit të katërmbëdhjetë ata migruan madje edhe më në jug brenda Greqisë, në fillim në Epir, Thesali (1320), Akarnani dhe Etoli. Së andejmi ata vazhduan në drejtim të lindjes në Beoti (1350) dhe Atikë, ku më 1382 sundimtarët katalonjas të rajonit u dhanë leje për t'u ngulitur aty e për të punuar tokat, si dhe në drejtim të jugut nëpër gjirin e Korintit brenda në More (Peloponez). Manuel Kantakuzeni i Mistrës (sundoi më 1348-1380) i ftoi kolonët shqiptarë të nguleshin në krahinat pak të populluara të Arkadisë dhe Lakonisë e të shërbenin si mercenarë kundër principatave franke në jug. Më 1402 dhe 1425, edhe venedikasit, sundimtarë të Negropontit të Eubesë (Evisë) i nxitën kolonët shqiptarë të nguleshin në Eubenë e jugut[3]. Deri aty nga mesi i shekullit të pesëmbëdhjetë, që shënon mbarimin e këtij procesi kolonizimi, shqiptarët ishin ngulur në mbi gjysmën e Greqisë[4] dhe në numër aq të madh saqë, në shumë zona, ata përbënin vërtet shumicën e popullsisë. Vetëm nga mesi i shekullit të nëntëmbëdhjetë gjuha shqipe nisi t'i lëshojë udhë greqishtes. Konsulli austriak Johan Georg fon Han (Johann Georg von Hahn, 1811-1869) raportonte më 1854 se "në ishujt Hidhra, Spece, Poros dhe Salaminë, shqiptarët kanë ngulime aq kompakte etnikisht, saqë gjatë luftës greke për çlirim nuk kishte fare gra që ta kuptonin greqishten"[5]. Megjithatë kjo gjuhë në këta ishuj tani është zhdukur, ajo ende mund të dëgjohet në shumë fshatra të Beotisë, Eubesë së jugut, Atikës dhe gjetkë.

Nga mesi i shekullit të njëmbëdhjetë Perandoria Bizantine, së cilës i përkiste Shqipëria, sa vinte e po rrezikohej më tepër. Normanët, nën Rober Giskar dë Otvil-in (Robert Guiscard de Hauteville, 1016-1085), vunë në zotërim territoret e fundit bizantine në Italinë jugore dhe më 1081 kapërcyen Adriatikun për të pushtuar Durrësin dhe Shqipërinë qendrore. Ndonëse një vit më pas forcat bizantine ia dolën të rimarrin Durrësin, Lindja dhe Perëndimi do të vazhdonin të haheshin për Shqipërinë në shekujt e mëvonëshëm. Pas plaçkitjes së Konstantinopojës gjatë Kryqëzatës së Katërt më 1204, venedikasit vunë nën zotërim Durrësin (1205). Në lindje dhe verilindje të territoreve venedikase në Shqipëri lindi shteti i parë autonom shqiptar nën princin Progon, shteti *Arbanon*, i cili jetoi nga viti 1190 deri më 1216. Më 1269, Karli Anzhuin (Charles d'Anjou, 1226-1285) zbarkoi në Vlorë dhe tre vjet më vonë e shpalli veten *rex Albaniae* (mbret i Shqipërisë). Në fillim të shekullit të katërmbëdhjetë, pjesa më e madhe e Shqipërisë u pushtua nga serbët, nën sundimin e të cilëve ajo mbeti deri në vdekjen e Stefan Dushanit të Madh më 1355. Më pas vendi u coptua në një numër të madh dinastish feudale: Topiajt, Balshajt dhe Dukagjinët në veri të vendit, kurse Muzakajt dhe Shpatajt në jug.

Nga mbërritja e sllavëve në Shqipëri e deri në pushtimin turk në shekullin e pesëmbëdhjetë shqiptarët jetuan, siç u tha më sipër, në kontakt të ngushtë me fqinjët e tyre sllavë, popuj këta që vinin të dy nën ndikimin në rritje të kulturës bizantine. Mund të flitet vërtet për një simbiozë sllavo-shqiptare anembanë pjesës më të madhe të vendit, në të cilin shqiptarët malësorë e, padyshim, në një masë të madhe nomadë, ndodheshin nën kërcënimin e përhershëm të asimilimit etnik. Gjatë Mesjetës, në qytetet e bregdetit shqiptar nuk ka pasur bashkësi shqiptare për t'u përmendur. Durrësi banohej nga venedikas, grekë, çifutë dhe sllavë; Shkodra nga venedikas dhe sllavë, kurse Vlora nga grekë bizantinë. Emrat e lumenjve në këtë vend, një tregues ky kurdoherë i mirë i strukturës së ngulimeve, janë në një masë befasuese

---

[3] kr. F. W. Hasluck, 1908-1909.

[4] kr. Stadtmüller 1950, f. 206 sq.

[5] kr. Hahn 1854, f. 223.

sllave[6]. Kisha kristiane, mbrojtësja e qytetërimit mesjetar në Ballkan ashtu si gjetiu, ishte ajo që sillte kulturën e huaj, qoftë latine, greke apo sllave. Vlerësohet se një pjesë e konsiderueshme e shqiptarëve ishin asimiluar tashmë në prag të pushtimit turk. Ashtu si indianët e Amerikës së Veriut pas kolonizimit evropian, shqiptarët kishin mbetur mjaft anash në vendin e vet.

## 2.2 Përmendjet më të hershme për shqiptarët

Shqiptarët kanë hyrë në analet e historisë së dokumentuar në gjysmën e dytë të shekullit të njëmbëdhjetë. Vetëm në këtë periudhë mund të flitet me ndonjë shkallë qartësie për një popull shqiptar ashtu siç e njohim sot. Në 'Historinë' e tij të shkruar më 1079-1080, historiani bizantin Mihaelis Ataliates (Michaelis Attaleiates) qe i pari që përmendi se *Albanoi* kishin marrë pjesë në një kryengritje kundër Konstantinopojës më 1043 dhe se *Arbanitai* ishin nënshtetas të dukës së Dyrrakiumit. Po ashtu, historiani Gjon Skilices (Ioannis Scylitzes) përmend (rreth v. 1081) *Arbanites* si pjesë të trupave të mbledhur në Durrës nga Niqifor Basilaku (Nicephorus Basilacius).

Për ekzistencën e gjuhës shqipe bëhet fjalë për herë të parë aty nga fillimi i shekullit të katërmbëdhjetë. Në të vërtetë kemi katër përmendje të qarta e të padyshimta midis viteve 1285 dhe 1332[7].

E para nga këto përmendje në histori për ekzistencën e gjuhës shqipe, ajo e vitit 1285, nuk ndodh në Shqipëri, por në Dubrovnik (Ragusa), ku për njëfarë kohe ka pasur një bashkësi shqiptare të konsiderueshme. Në hetimin e një grabitjeje në shtëpinë e Petro del Volcios nga Belena (më vonë Prati), një farë Mateu, bir i Markut të Mançes, që del se ka qenë dëshmitar i krimit, thotë: "*Audivi unam vocem clamantem in monte in lingua albanesca*" (Dëgjova një zë që thërriste në male në gjuhën shqipe)[8].

Njëzetetre vjet më vonë hasim një përshkrim të Shqipërisë në të ashtuquajturin *Anonymi Descriptio Europae Orientalis* (Përshkrim anonim i Evropës Lindore)[9], një tekst latin mesjetar i vitit 1308 të erës sonë, i cili përmban një vështrim mbi tokat e Evropës Lindore, në veçanti mbi vendet e Ballkanit. Autori anonim i tij mendohet të ketë qenë një klerik frëng apo i shkolluar në Francë, me më shumë gjasa i Urdhërit Dominikan, i dërguar nga kisha në Serbi, ku edhe mblodhi pjesën më të madhe të të dhënave për Ballkanin. Teksti i *Anonymi Descriptio Europae Orientalis* gjendet në një radhë kodikësh mesjetarë[10]. Përveç pjesëve që pasqyrojnë rajone të ndryshëm të Greqisë Bizantine, Rashës, Bullgarisë, Ruthenisë, Hungarisë, Polonisë dhe Bohemisë, ai përmban edhe një pjesë për Shqipërinë, një nga përshkrimet e rralla ky për këtë vend në vitet e para të shekullit të katërmbëdhjetë. Kjo pjesë mbyllet me këtë përmendje

---

6 kr. Elsie 1994d.

7 kr. Elsie 1991c.

8 kr. Jirecek 1904 cituar nga Ajeti 1977, f. 693, 1982a, f. 167, 1982b, f. 117.

9 kr. Elsie 1990a.

10 Përfshirë Ms. Lat. 5515 dhe Ms. Lat. 14693 në Bibliothèque Nationale (Biblioteka Kombëtare) në Paris, Ms. 263 në bibliotekën e qytetit Puatje (Poitiers), dhe Cod. Lat. 66 në Bibliotekën Universitare të Leidenit. kr. Górka 1916.

për gjuhën shqipe: "*Habent enim Albani prefati linguam distinctam a Latinis, Grecis et Sclavis ita quod in nullo se inteligunt cum aliis nationibus*" (Shqiptarët e sipërpërmendur kanë një gjuhë që dallohet nga ajo e latinëve, grekëve dhe sllavëve, kështu që kurrsesi nuk mund të merren vesh me popuj të tjerë).

Për herë të tretë shohim se për ekzistencën e gjuhës shqipe bëhet fjalë në njoftimin e një pelegrini gjatë udhëtimit për në Tokën e Shenjtë më 1322[11]. Rrëfimet e udhëtarëve për në Tokën e Shenjtë janë vërtet një burim parësor të dhënash për një pjesë të madhe të Mesdheut lindor në gjysmën e parë të mijëvjeçarit të dytë. Ndonëse shumica e pelegrinëve nuk tregonin veçse një interesim kalimtar për vendet nga kalonin në rrugën drejt destinacionit përfundimtar, dy pelegrinë anglo-irlandezë, Symon Semeonis dhe Hugo Illuminator, që në shqip mund t'u themi Simon Simoni dhe Hugo Ndriçuesi, u ndalën më 1322 në Shqipëri gjatë udhëtimit dhe i pari bëri një përshkrim të gjallë të asaj çka pa. Përshkrimi i tij i jep një vështrim të rrallë të bregdetit shqiptar në gjysmën e parë të shekullit të katërmbëdhjetë. Simon Simoni i Urdhërit Françeskan u nis nga Klonmeli i Irlandës në pranverë të vitit 1322 bashkë me mikun dhe shoqëruesin e tij Hugo Ndriçuesi, dhe kaloi nga Uellsi verior në Londër, Kentërberi, Dover, Uisant, Amien, Paris, Bônë (Beaune), Lion, Avinjon, Nisë, Gjenovë, Bobio, Piaçencë, Parmë, Mantovë, Veronë dhe Viçencë deri në Venedik. Këtu ata i hipën një anijeje tregtare për në Tokën e Shenjtë, e cila gjatë rrugës u ndal në Pula, Zarë (Zadar), Dubrovnik, Ulqin, Durrës, Korfuz, Qefaloni dhe Kretë, para se të mbërrinte në Aleksandri. Përshkrimet e udhëtimit të Simonit, të njohura si *Itinerarium Symonis Semeonis ab Hybernia ad Terram Sanctam* (Udhëtimi i Simon Simonit nga Irlanda në Tokën e Shenjtë), ndodhet tani i ruajtur në dorëshkrim në bibliotekën Corpus Christi College në Kembrixh[12]. 'Itinerari' përmban të dhëna të bollshme për një larmi të madhe çështjesh, si kontrolli dhe procedurat e doganës, zakonet, monedhat, lëndët e para dhe prodhimet e vendeve të vizituara e natyrisht për kishat dhe vendet e shenjta. Duke lundruar teposhtë bregdetit të Adriatikut, Simoni shënon: "*Albanya est provincia inter Sclavoniam et Romanyam*, *per se linguam habens*" (Shqipëria është një provincë midis Sllavonisë dhe Romanisë (Bizantit), me një gjuhë të vetën). Për qytetin e Durrësit ai vazhdon: "*Inhabitatur enim Latinis*, *Grecis*, *Judeis perfidis*, *et barbaris Albanensibus*" (Sepse ai është i banuar nga latinë, grekë, çifutë të pabesë dhe shqiptarë barbarë). Mjaft interesante është që në Dubrovnik (Ragusa) ai bën fjalë përsëri për gjuhën e këtyre 'barbarëve': "*In eadem dominantur Veneti, et ad eam confluunt Sclavi, Barbari, Paterini et alii scismatici negotiatores qui sunt gestu, habitu et lingua Latinis in omnibus difformes*" (Venedikasit mbizotërojnë në të [Dubrovnik], ndërkaq e vizitojnë shpesh sllavët, barbarët, paterinët dhe tregtarët e tjerë përçarës, të cilët ndryshojnë krejtësisht nga latinët në zakone, veshje dhe gjuhë).

E fundit nga këto raste kur përmendet gjuha shqipe dhe ndoshta e para përmendje e vërtetë për ekzistencën e shkrimit në shqip ka qenë ajo më 1332 nga murgu domenikan frëng Brokard ose Frère Brochard (lat. *Brocardus monacus*). Në një vepër latinisht të titulluar *Directorium ad passagium faciendum*, Brokardi shënon: "*Licet Albanenses aliam omnino linguam a latina habeant et diversam, tamen litteram latinam habent in uso et in omnibus suis libris*" (Shqiptarët në të vërtetë kanë një gjuhë krejt të ndryshme nga latinishtja, ndonëse përdorin shkronjat latine në të gjitha librat e tyre)[13].

---

11 kr. Elsie 1991g.

12 Dorëshkrim nr. 407. Për "Itinerarin", kr. Nasmith 1778, Esposito 1960, dhe Hoade 1952, 1970.

13 kr. *Recueil* 1906, f. 484. Kjo vepër nganjëherë i mvishet gabimisht Guillelmus Adam-it ose Adae-s.

Ndonëse çka përmendet për ekzistencën e gjuhës është e qartë, ajo për shkrimin e shqipes është e dyshimtë. Nuk mund të thuhet me siguri nëse Brokardi ka pasur parasysh libra në gjuhën shqipe të shkruar me alfabet latin apo thjesht libra të shkruar në gjuhën latine. Mundësia e parë është ajo që natyrisht ka rrëmbyer imagjinatën e brezave pasardhës të studiuesve, dhe me këtë qëllim ky tekst shpesh citohet në historitë dhe studimet për letërsinë shqiptare. Është shkruar apo jo gjuha shqipe nga ndokush gjatë kësaj periudhe kur Shqipëria luhatej midis sferave të influencës së Venedikut, Perandorisë së Bizantit dhe Perandorisë Serbe që po shembej, pë këtë nuk është zbuluar ende ndonjë dokument.

# 3. LINDJA E LETËRSISË SË SHKRUAR NË SHQIPËRI

## 3.1 Traditat humaniste të Rilindjes evropiane

Shqiptarët u kishin dhënë ndihmesën e tyre modeste letërsisë dhe kulturës perëndimore shumë kohë më parë se ndokujt t'i kishte vajtur mendja që ta përdorte shqipen për të shkruar. Afërsia me Italinë, djepi i qytetërimit evropian, dha mundësi që mjaft prej tyre të përfitonin drejtpërdrejt nga kultura humaniste plot jetë e Rilindjes evropiane dhe të merrnin pjesë në të. Në transmetimin e kësaj kulture ndërmjetës ishte Republika e Shën Markut, Venediku.

Me fillimin e shekullit të pesëmbëdhjetë, fuqia politike e ekonomike plot dinamikë e 'Serenissima-s' e kishte shndërruar Adriatikun në një liqen venedikas dhe kishte përhapur kulturën e idetë e Rilindjes evropiane nëpër bregdetin dalmat e deri në Shqipëri. Ndonëse Shqipëria vetë mbetej një vend malor i ashpër e i thyer, siç kishte qenë gjithmonë, si dhe për shkaqe historike, politike e ekonomike nuk do të zhvillonte një kulturë qytetëse të lulëzuar si ajo në Dubrovnik (Ragusa), Shibenik (Sebenico), Split (Spalato), Trogir (Traù) dhe Zadar (Zara) sipër në veri të bregdetit dalmat, një numër shqiptarësh që jetonin në Itali, do të linin gjurmët e tyre në kulturën latine të Rilindjes evropiane. Shumë nga këto figura qenë pasardhësit e asimiluar të refugjatëve nga Shqipëria veriore katolike, që kishin ikur nga vendi gjatë pushtimit turk e ishin vendosur në fillim në territoret e 'Serenissima-s', pjesa më e madhe në *stabilimenti* brenda dhe përreth Venedikut. Në historinë e letërsisë shqiptare këto figura përgjithësisht përmenden si "humanistë shqiptarë"[1]. Megjithatë, që në fillim, duhet të themi se për arsye historike është mjaft e vështirë të përcaktohet se kush apo çfarë është shqiptare në shekullin e pesëmbëdhjetë e, për rrjedhojë, prejardhja e saktë etnike e këtyre figurave mbetet deri diku e hamendët.

**Gjon Gazulli**[2] (1400-1465), i njohur në lat. si Johannes Gazulus (Gazoli) dhe në serbo-kroatisht si Ivan Gazulić, ka qenë astronom e matematikan i njohur me prejardhje shqiptare, që studioi në Padovë dhe jetoi në Dubrovnik, ku dha mësime filozofie, matematike e astronomie dhe iu përkushtua shpikjes së instrumenteve astronomike. Astronomi dhe matematikani bashkëkohës gjerman Johanes Myler (Johannes Müller, 1436-1476), i njohur edhe si Regiomontanus, e përmend në veprën e vetë. Gazulli gjithashtu kryesoi një numër misionesh diplomatike në shërbim të Dubrovnikut e Venedikut dhe ishte aleat i heroit kombëtar shqiptar Skënderbeut (1405-1468).

Historiani **Marin Barleti**[3] (rreth 1450-1512), i njohur në lat. si Marinus Barletius, mendohet të ketë lindur në Shkodër, ku ai përjetoi nga afër rrethimin e dytë të qytetit nga turqit më 1478. Kur Shkodra më në fund ra, Barleti, si shumë bashkatdhetarë, iku në Itali e u vendos në Venedik e më pas në Romë. Atje ra në kontakt me kulturën dhe idetë e Rilindjes italiane, të cilat e frymëzuan për të dokumentuar historinë e turbullt të Shqipërisë gjatë pushtimit turk dhe qëndresën kombëtare të saj nën udhëheqjen e Skënderbeut. Barleti është autor i tri veprave në

1 kr. Prenushi 1981, dhe Pipa 1991b.

2 kr. Prenushi 1981, f. 34-59, dhe Drançolli 1984.

3 kr. Pall 1938, dhe Shuteriqi 1979a, f. 44-85.

gjuhën latine: *De obsidione Scodrensi*, Venedik 1504 (Rrethimi i Shkodrës); *Historia de vita et gestis Scanderbegi, Epirotarum Principis*, Romë, rreth 1508-1510 (Historia e jetës dhe bëmave të Skënderbeut, princit të Epirit); dhe *Compendium vitarum summorum pontificium et imperatorum romanorum usque ad Marcellum II*, Romë 1555 (Përmbledhje e jetës së papëve dhe perandorëve romakë deri te Marceli II).

'Historia e Skënderbeut' e Barletit është lexuar e përkthyer gjerësisht në shekujt e gjashtëmbëdhjetë dhe shtatëmbëdhjetë[4] dhe përbën për ne një burim themelor të dhënash mbi Shqipërinë e shekullit të pesëmbëdhjetë. I ndikuar fort në stil e në mendim nga historianët romakë, sidomos nga Livi (vitet 59 para erës sonë - 17 të erës sonë), Barleti e frymëzoi lexuesin e shekullit të gjashtëmbëdhjetë, pikërisht kur turqit ishin në portat e Vjenës më 1529 dhe që përherë e më shumë po e zinte ankthi i mundësisë së një pushtimi turk të Evropës Perëndimore. Barleti gjithashtu hodhi themelet e asaj çka vetëm mund të quhet kult i Skënderbeut për shqiptarët brenda vendit dhe në diasporë, duke shprehur një nderim të thellë, pothuajse si shenjtor për heroin kombëtar shqiptar, si simbol dhe thelb i qëndresës ndaj sundimit të huaj.

Një poet latin i Rilindjes evropiane për të cilin është thënë se ka prejardhje arvanitase ishte **Mikel Maruli**[5] (Michele Marullo Tarchaniotes, 1453-1500), i njohur në latinishte si Michaelis Marullus. Mendohet se ka lindur nga një familje greko-shqiptare me prejardhje nga Moreja pak muaj pas rënies së Konstantinopojës. Familja e tij iku në Raguzë (Dubrovnik), ku që në vogëli, ndjeu së pari ndikimin e qytetërimit të Rilindjes italiane. Më 1470 ai i hyri një karriere ushtarake dhe shërbeu dhjetë vjet si ushtar energjik i fatit në vise të ndryshme të Italisë. Më 1491-1492 ai rivalizoi me Politianin (1454-1494) në Firence dhe më 1495 u martua me poeteshën Alesandra Skala (Alessandra Scala, 1475-1506), ndonëse martesa nuk zgjati shumë. Neaera, së cilës ai i drejtonte vargjet e tij katuliane të dashurisë, duket se ka qenë personifikimi kolektiv i shumë marrëdhënieve pasionante. Maruli është autor i katër librave me epigrame latine, mjaft prej tyre të mbrujtura me një notë melankolie, si dhe i katër librave me 'himne për natyrën', në të cilët ai, me një stil lukrecian, ngre lart forcat mitologjike të natyrës. Maruli, për të cilin Sandro Botiçeli (Sandro Botticelli, 1444-1510) na ka lënë një portret klasik rilindës, u mbyt aksidentalisht në lumin Cecina më 11 prill 1500.

**Leonik Tomeu**[6] (Leonicus Thomeus, 1456-1531), i njohur në italishte si Niccolò Leonico Tomeo, lindi në Venedik nga një familje prej Durrësi. Ai studioi letërsi klasike dhe filozofi në Firence dhe u bë profesor i filozofisë në Padovë, ku thuhet se i ka dhënë mësim, mes të tjerëve, edhe Kopernikut. Më pas u vendos në Venedik dhe dha mësim në *Scuola degli Albanesi* (Shkolla e shqiptarëve). Tomeu qe një dijetar i shquar klasik, i çmuar mjaft nga Erazmi, dhe përktheu veprat e Aristotelit e të filozofëve të tjerë të Greqisë së Lashtë.

Një tjetër dijetar latin me prejardhje arvanitase pa dyshim ishte **Maksim Greku**[7] (rreth 1480-1556), i njohur edhe me emrat Michael Trivolis, Maksim Hagioriti, në shqipe Maksim ose Mihal Artioti, dhe në italishte Massimo d'Arta. Ai pati lindur në Artë, një qytet në Epir i populluar mjaft nga shqiptarë, dhe studioi latinisht, greqisht, filozofi dhe teologji në Ferrarë, Firence dhe Padovë. Rreth dhjetë vjet ai jetoi si murg në Malin Atos dhe më 1518 u thirr në

---

4 Për përkthimet e para kr. Petrovitch 1881/1967.

5 kr. Bruns 1893, Sainati 1919, vëll. 1, ff. 69-161, Zakythenos 1928, Croce 1945, vëll. 2, f. 267-380, Perosa 1951, dhe Prenushi 1981, f. 60-76.

6 kr. Prenushi 1981, f. 117-130.

7 kr. Denissoff 1943, A. I. Ivanov 1969, dhe Prenushi 1981 f. 149-164. Veprat e tij janë botuar në rusisht, kr. Maksim Grek 1894-1897.

oborrin e Vasilit III (sundoi 1505-1533) në Moskë për të përgatitur përkthimet sllave të teksteve liturgjike greke. Maksim Greku luajti një rol të madh në ringjalljen e kishës ortodokse ruse, duke bërë të njohur në Rusi arritjet e filologjisë dhe të studiuesve bizantinë. Ai është autori i më se 150 veprave, ndër to traktate filozofike, teologjike e gramatike, predikime morale dhe përkthime.

**Marin Beçikemi**[8] (Marinus Becichemus Scodrensis, 1468-1526), i njohur në italishte Marino Becichemi, ishte nga Shkodra dhe qe mësues në Dubrovnik e në Breshie para se të bëhej profesor i retorikës në Universitetin e Padovës. Ai është autor i një numri veprash latinisht, ndër to një panegjirikë që merret me rrethimet e vendlindjes së tij, Shkodrës, më 1474 dhe 1478.

'Humanistët shqiptarë' të përmendur më sipër, shkrimtarë dhe mendimtarë të shekujve të pesëmbëdhjetë dhe gjashtëmbëdhjetë, patën pak rëndësi të drejtpërdrejtë për lindjen e letërsisë shqiptare. Ata ishin produkt i kulturës humaniste të Rilindjes italiane dhe, me talentin e tyre, dhanë ndihmesë në zhvillimin e kësaj ringjalljeje të madhe kulturore, që do të kishte një ndikim të tillë mbi qytetërimin evropian. Duke përdorur latinishten si gjuhë universale të shkollës, shkencës dhe artit, ata nuk patën lidhje të tjera me Shqipërinë përveç atyre të krijuara ndoshta nga rrënjët e tyre etnike.

Megjithatë, pikërisht në këtë periudhë energjia krijuese e intelektualëve shqiptarë brenda dhe jashtë vendit filloi për herë të parë të kanalizohej drejt përdorimit të gjuhës së tyre për të shkruar. Një letërsi e re ishte në prag të agimit të saj.

## 3.2 Fillimet e shkrimit shqip

Krahasuar me gjuhët e tjera kombëtare të Evropës, shqipja nuk gëzon traditë letrare të gjatë. Në fakt, shqipja është gjuha kombëtare e fundit në Evropë që është dokumentuar. Kjo rrethanë është sidomos për të ardhur keq jo vetëm nga pikëpamja letrare (ndonëse dihet që kemi disa dokumente të shkruara në latinishte për shqiptarët), por edhe nga ajo gjuhësore, d.m.th. nuk ka gjurmë të rëndësishme të gjuhës shqipe që të datojnë para shekullit të pesëmbëdhjetë. Fillimet e letërsisë shqiptare, ose për të folur më saktë për këtë periudhë - të shkrimit shqip, janë të rralla dhe disi të errëta.

Fillimi i shekullit të pesëmbëdhjetë na vë përpara një tekst kureshtar që mund të përbëjë pikënisjen për shkrimin shqip. Ky është i ashtuquajturi teksti Bellifortis[9], që ruhet në Muzeun Konde (Musée Condé) në Shato dë Shantiji (Château de Chantilly) në veri të Parisit. I datuar 1405, ai përbën një shtojcë prej 29 rreshtash ndaj të ashtuquajturit dorëshkrimi Bellifortis (ms. 348/663, fol. 153v), një traktat i njohur mesjetar, në pjesën më të madhe në latinishte, mbi armët dhe fortifikimet ushtarake, nga piroteknìku gjerman Konrad Kyezer (Conrad Kyeser, 1366-1405). Kjo shtojcë, që nuk ka lidhje aspak me pjesën tjetër të dorëshkrimit Bellifortis, është një tekst misterioz që merret me ritet e pagëzimit, ku bën pjesë edhe njëfarë ceremonie e pjekurisë seksuale. Tetë rreshtat, ndoshta në shqipen e hershme, janë ndërfutur në tekstin latin. Teksti i përkthyer është:

"Kjo është bukuria e të dymbëdhjetë shenjave të ndritshme. Djali i virgjër duhet

[8] kr. Cosenza 1962, Prenushi 1981, f. 131-148, dhe Shuteriqi 1987, f. 40-72.

[9] kr. Elsie 1986b, 1997b.

pagëzuar në një ditë me diell në orët e para të mëngjesit, duke e mbajtur atë gjënë e rrumbullakët me dorën e majtë të trupit [të tij] joharmonik. Kurse me dorën e djathtë të ngritur lart ai duhet të mbajë një pishtar, duke shqiptuar dymbëdhjetë herë atë që është perifrazuar. Pas një pauze, vjen ajo që kërkohet, e përshkruar më parë. Vjen e provohet ajo punë e hollë. Ai që e kupton, e di se ç'është kjo punë. Mjafton një shprehje e thjeshtë. I lidhshin e i bashkofshin dymbëdhjetë majat e qiellit me gjithë virtytet që kanë brenda gjërat e paracaktuara
*due racha yze inbeme zabel chmielfet dayce dayci*
*dayze yan yon yan.*
Thuaji djalit [në] veshin e djathtë "*ragam*", kurse [në] të majtin "*echem*" aq herë sa lypset përsëritur, derisa të plotësoni normën e trupit joharmonik. Pastaj, profetët Enoh dhe Elias dhe klerikët e lartë të ftuar do të lidhin bashkë gjërat e paracaktuara.
*ragam ragma mathy zagma concuti perbra*
*ista aus auskar auskary ausckarye zyma bomchity*
*wasram electen eleat adolecten zor dorchedine*
*zebestmus lisne zehanar zehanara zensa*
*echem biliat adolecten zeth dorchene zehat stochis*
*lisne zehanar zehanara zehayssa*.
Atë gjënë e mprehur e të fortë sipër duhet ta mbështjellësh me dyllë të paprekur dhe po ashtu gishtin e madh të kthetrës së djathtë të djalit. Gjithashtu, ajo gjëja e rrumbullaktë duhet të mbahet si më lart në dorën e djathtë, dhe nëse ngrihet e rëndohet më shumë, mund të mbahet kështu edhe me dorën e majtë. Rrjedhtë e kaloftë ajo vala me të cilën do të plotësosh atë që kërkohet. Për hir të Zotit."

Pjesët e paqarta të tekstit Bellifortis përmbajnë namatisje e formula magjike me përsëritje dhe shndërrime fjalësh, pa dyshim për arsye tabush, dhe kësisoj nuk janë menjëherë të përkthyeshme. Me një shqyrtim më të imtë, për shembull, mund të shihet se dy rreshtat e fundit duket se përsërisin dy rreshtat para tyre. Qoftë edhe në këtë formë të gjymtuar, shumë elemente të tekstit jo rastësisht të kujtojnë shqipen.

Mister është në një farë mënyre edhe origjina e tekstit Bellifortis. Si ka përfunduar më i hershmi dokument i shkruar i shqipes, po t'i quajmë kështu, në një dorëshkrim për punimet xhenjere e fortifikuese në ushtri në Château de Chantilly? Dihet se Karli Anzhuin zbriti në Vlorë më 1269 dhe tre vjet më vonë e shpalli veten *rex Albaniae*. Sundimi anzhuin në Shqipëri zgjati deri në mesin e shekullit të katërmbëdhjetë dhe përfundoi në kthimin e disa viseve të Shqipërisë veriore në katolicizëm. Disa nga këta katolikë, ose të paktën disa klerikë frëngj me një farë njohjeje të shqipes, duhet të kenë ikur nga vendi e të kenë vajtur në Itali dhe Francë kur u larguan frankët. Prandaj është fort bindëse që folës të shqipes të gjendeshin në Francën e shekullit të katërmbëdhjetë e të pesëmbëdhjetë, ku është ruajtur ky tekst.

Teksti i kuptueshëm më i lashtë në gjuhën shqipe është një formulë pagëzimi që mban datën 1462 e që thotë: *Unte paghesont premenit Atit et birit et spertit senit* (Unë të pagëzoj në emër të Atit e të Birit e të Shpirtit të Shenjtë). Autori i kësaj formule ishte **Pal Engjëlli** (lat. Paulus Angelus, rreth 1417-1470), argjipeshkëv i Durrësit dhe mik i ngushtë e këshilltar i Skënderbeut. Këtë përkthim në shqipe të formulës së pagëzimit, e cila nevojitej shumë për kthimin në fenë katolike të atyre që nuk flisnin latinisht, Engjëlli e përfshiu në një letër pastorale me rastin e një sinodi të mbajtur në kishën e Trinisë së Shenjtë në Mat më 8 nëntor 1462. Teksti u zbulua në Bibliotekën Laurentiane[10] në Firence nga dijetari rumun Nicolae Iorga

10 Dorëshkrim Ashburnham numër 1167.

(1871-1940) dhe u botua prej tij më 1915[11].

Njëzetenjë vjet më pas, më 1483, ndeshemi me një fjali në gjuhën shqipe (çka është njëherazi edhe mallkimi i parë) në një pjesë teatrale të kohës së Rilindjes evropiane me titullin *Epirota*[12]. Në këtë komedi në stilin e Plautit, të shkruar latinisht nga Thoma Mediusi (ital. Tommaso de Mezzo), bashkëkohës dhe i njohur i Xhovani Piko dela Mirandola (Giovanni Pico della Mirandola, 1463-1494), një këngëtar epirot (d.m.th. shqiptar) me emrin Damasken shan një hanxhi që nuk ia pëlqen këngët, duke e mallkuar në gjuhën e vet me fjalët *Dramburi te clofto goglie* (T'u dridhtë goja). Ky mallkim është në gjuhën shqipe dhe u ngjan shumë sharjeve që përdoren edhe sot, "T'u mbylltë goja", "T'u thaftë gjuha" etj., d.m.th. "Humbsh zërin për të keqen tënde". Pjesa teatrale u botua në Venedik më 1483, ndërsa kjo frazë njihej se ishte në gjuhën shqipe dhe u botua vetëm më 1972[13].

Një dokument tjetër e më i rëndësishëm i shqipes së hershme është i ashtuquajturi Ungjilli i Pashkëve ose Perikopeja[14], pesëmbëdhjetë rreshta në shkronja greke, të përkthyera nga Ungjilli i Shën Mateut (27: 62-66). Ai u zbulua nga historiani grek Spiridon Lampros (1851-1919) më 1906 në një dorëshkrim greqisht[15] të ruajtur në Bibliotekën Ambroziane në Milano. Teksti, autori i të cilit nuk dihet, është në dialektin toskë, ndonëse jo i përkthyer mirë. Për moshën e tij vlerësimet shkojnë nga shekulli i katërmbëdhjetë në shekullin e tetëmbëdhjetë. Një analizë paleografike e tekstit e përcakton si shkrim të kohës nga shekulli i pesëmbëdhjetë në shekullin e gjashtëmbëdhjetë.

Shekulli i pesëmbëdhjetë mbyllet me një tjetër tekst shqip (1497) që ruhet jashtë, kësaj radhe në Gjermani. Është fjalori shqip i **Arnold fon Harfit**[16] (Arnold von Harff, rreth 1471-1505), një kalorës gjerman, udhëtar dhe shkrimtar, i lindur në një familje fisnikësh në Rinin e poshtëm (në Harff mbi lumin Erft, në veriperëndim të Këlnit). Në vjeshtën e vitit 1496, fon Harfi u nis për një udhëtim, me sa duket një pelegrinazh në Tokën e Shenjtë, çka e shpuri në Itali, nëpër bregdetin shqiptar, në Greqi, Egjipt, Arabi, Palestinë, Azi të Vogël, dhe pastaj në kthim nëpër Evropën qendrore në Francë e në Spanjë. Ai u kthye në Këln në vjeshtë të vitit 1498 ose 1499 dhe vdiq më 1505. Gjatë udhëtimeve, fon Harfi mblodhi materiale mbi gjuhët që ndeshi në vende të ndryshme. Në një ndalesë në portin e Durrësit në pranverën e vitit 1497, kur po lundronte me anije tregtare me vela nga Venediku në Aleksandri, ai shënoi njëzetegjashtë fjalë, tetë fraza dhe dymbëdhjetë numra në shqipe, të cilat i hodhi bashkë me përkthimin gjermanisht në ditarin e tij të udhëtimit. Përshkrimet e këtij udhëtimi u botuan më 1860[17], dhe konsiderohen si shembujt më të mirë të kësaj gjinie, aq shumë të përhapur në fund të periudhës së mesjetës. Gjatë udhëtimeve fon Harfi tregoi një interesim të vazhdueshëm për gjuhët dhe zakonet e huaja, duke dhënë, përveç materialit në shqipe, edhe fjalorë të shkurtër me fjalë e shprehje në gjuhët kroate, greke, arabe, hebraishte, turke, hungareze, baske dhe bretone. Këto

---

11 kr. Iorga 1915, f. 194-197.

12 kr. Medius 1516.

13 kr. Braun & Camaj 1972.

14 kr. Borgia 1930.

15 Codex 133, f. 63. Martini-Bassi Catalogus Codicum Graecorum. kr. Lampros 1906.

16 kr. Elsie 1984.

17 kr. Groote 1860.

përbëjnë atë që mund të quhej fjalor xhepi për udhëtarë, që zakonisht përfshijnë terma ushqimorë, shtëpiakë e të udhëtimit, si dhe fraza të nevojshme si: "Mirëmëngjesi", "Sa kushton kjo", apo "Grua, a mund të flemë bashkë sonte?" Kjo pyetje e fundit, për një arsye apo për një tjetër, mungon në fjalorin shqip. Me të mbërritur në Durrës, fon Harfi shkruan:

> "Nga Ulqini në Durrës lundruam me një erë shumë të fortë. Ky është një qytet i madh i rrënuar nga turqit, e që tani është nën sundimin e Venedikut. Ky qytet shtrihet në Shqipëri, ku banorët kanë edhe gjuhën e tyre, e cila nuk mund të shkruhet mirë, meqë në këtë vend ata nuk kanë alfabetin e vet. Kam hedhur në letër disa fjalë të kësaj gjuhe shqipe, të cilat po i jap më poshtë me alfabetin tonë:

| | | |
|---|---|---|
| 1. | *boicke* | bukë |
| 2. | *vene* | verë |
| 3. | *oie* | ujë |
| 4. | *mische* | mish |
| 5. | *jat* | djathë |
| 6. | *foeije* | vezë |
| 7. | *oitter* | uthull |
| 8. | *poylle* | një pulë |
| 9. | *pyske* | peshk |
| 10. | *krup* | kripë |
| 11. | *myr* | mirë |
| 12. | *kyckge* | keq |
| 13. | *megaruneto*[18] | ha |
| 14. | *pijneto* | pi |
| 15. | *tauernea* | tavernë |
| 16. | *geneyrea*[19] | burrë |
| 17. | *growaa* | grua |
| 18. | *denarye* | parà |
| 19. | *sto*[20] | po |
| 20. | *jae* | jo |
| 21. | *criste* | zot |
| 22. | *dreckthe* | dreq |
| 23. | *kijrija* | qiri |
| 24. | *kale* | një kalë |
| 25. | *elbe* | elb |
| 26. | *fijetto* | fle |
| 27. | *mirenestrasse* | mirëmëngjes |
| 28. | *myreprama* | mirëmbrëma |
| 29. | *meretzewen*[21] | mirëdita |

---

18 më saktë 'me ngrënë'.

19 më saktë 'një njeri'.

20 më saktë 'ashtu'.

21 më saktë 'mirë se vjen'.

| | |
|---|---|
| 30. *ake ja kasse zet ve*[22] | çfarë ke që më pëlqen |
| 31. *kess felgen gjo kaffs*[23] | sa bën |
| 32. *do daple* | do ta ble |
| 33. *laff ne kammijss*[24] | laj këmishën time |
| 34. *ne kaffs*[25] | si quhet |
| 35. *nea* | një |
| 36. *dua* | dy |
| 37. *trij* | tre |
| 38. *quater* | katër |
| 39. *pessa* | pesë |
| 40. *jast* | gjashtë |
| 41. *statte* | shtatë |
| 42. *tette* | tetë |
| 43. *nante* | nëntë |
| 44. *dieta* | dhjetë |
| 45. *nijtgint* | njëqind |
| 46. *nemijgo* | njëmijë" |

Fon Harfi përdori mbi shqipen drejtshkrimin e tij gjerman, i cili natyrisht nuk mund të mbante parasysh e të respektonte fonemat e shqipes që ndryshojnë nga ato të gjermanishtes. Megjithatë, transkriptimi i shqipes[26] prej tij nuk është më i keq se ai i teksteve të tjerë të periudhës, dhe fjalori i tij i xhepit mund të përdoret nga të huajt deri diku edhe sot.

---

22 më saktë 'a ke gjëkafshë të re'.

23 më saktë 'qysh vlen kjo kafshë'.

24 më saktë 'laj një këmishë'.

25 *ne kaffs* është keqkuptuar nga fon Harfi. Fjalë për fjalë, dhe më saktë, ajo do të thotë 'një kafshë' ose 'një gjë'. Për këtë le të mendojmë udhëtarin e Mesjetës që vjen në Shqipëri dhe kërkon përkthimin e pyetjes 'si quhet?', dhe në vend që të marrë përkthimin i jepet një përgjigje për emrin në shqip të sendit që rastësisht ai mund të ketë treguar me gisht. Kështu që fon Harfi ka identifikuar përkthimin e pyetjes që kërkonte me fjalët shqip të përgjigjes.

26 kr. Hetzer 1981c.

# 4. FILLIMET E LETËRSISË NË SHQIPËRI. SHEKUJT XVI E XVII

Nga shekulli i pesëmbëdhjetë e këndej, Shqipëria u nda në tri sfera kulturore e gjuhësore të dallueshme nga njëra-tjetra: sfera e turqve myslimanë, ajo e grekëve ortodoksë dhe ajo e 'latinëve' katolikë. Ndonëse fiset malësore vendëse kishin kulturën e vet popullore dhe një letërsi gojore të pasur, ato nuk kishin alfabet dhe, si pasojë, as kurrfarë traditash të shkruara në gjuhën shqipe. Kështu, ato nuk patën mundësi për arsimim të rregullt e kulturë intelektuale, që do t'i kishte dhënë shtytje krijimit të një letërsie të shkruar. Këto elemente do të silleshin nga tri kulturat fqinje që e kishin ndarë vendin.

Kur Perandoria Osmane ishte në kulmin e fuqisë, forcat turke që pushtuan Shqipërinë, sollën me vete një kulturë të re myslimane që do të mbijetonte këtu deri në shekullin e njëzetë. Gjuhët e kulturës dhe të dijes në Shqipërinë myslimane gjatë kësaj periudhe qenë turqishtja, persishtja dhe arabishtja. Arsimimi në gjuhën turke jepte mundësi jo vetëm për karierë fetare, por edhe për karierë politike apo ushtarake në shërbim të Portës së Lartë. Gjuha shqipe qe e pamjaftueshme për realizimin e plotë intelektual në këtë perandori përherë në zgjerim me tradita të pasura kulturore turke e persiane; ajo nuk u zbulua si mjet i krijimtarisë letrare islame veçse në mesin e shekullit të tetëmbëdhjetë.

Pjesa më e madhe e viseve të Shqipërisë që, me gjithë pushtimet turke, kishin mundur t'i bëjnë ballë kulturës së re e përherë kërcënuese islame, i mbetën besnike kishës ortodokse dhe traditave të ngurtësuara të Bizantit. Por edhe shqiptarët ortodoksë nuk qenë në gjendje të përdornin gjuhën e vet për qëllime arsimore e kulturore, përderisa gjuhët tradicionale të kishës ortodokse, pra edhe të vetmet gjuhë të mundshme për t'u shkruar, ishin greqishtja në jug të vendit dhe sllavishtja kishtare në veri.

Fuqia e tretë kulturore në këtë vend, ajo e kishës katolike të Romës, nuk i kishte më të pakta synimet për t'i asimiluar shqiptarët e për t'i përfshirë në grigjën e latinishtes e të italishtes. Megjithatë, në disa raste të rralla në shekullin e shtatëmbëdhjetë, ajo lejoi gjuhën vendëse të kalonte, ka të ngjarë si reagim ndaj reformizmit protestant në Evropën veriore. Në ato vende, njëfarë përdorimi më liberal i gjuhëve kombëtare e lokale shpuri në një lidhje më të ngushtë me kishën, meqë njerëzit e thjeshtë kishin mundësi kësisoj të kuptonin se ç'bëhej e, gjithashtu, në krijimin e shumë letërsive në gjuhën vendëse. Edhe brenda kishës katolike, gjithashtu po ndiehej ndikimi i frymës së humanizmit dhe i respektit për pasionin intelektual, të cilët ishin arritje të Rilindjes italiane.

Letërsia e hershme shqiptare, ajo e shekujve të gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë, ishte në thelb letërsi fetare. Në fillim ajo përbëhej nga përkthime tekstesh kishtare nga latinishtja e italishtja në shërbim të Kundërreformës, kurse më vonë nga vepra origjinale të hartuara me një gjuhë vendëse të re, ende e papërshtatur për abstraksione filozofike e teologjike.

Karakterin fetar të kësaj letërsie e përcaktuan dy faktorë. Së pari, publikun lexues të asaj kohe në Shqipërinë 'latine' e përbënte tërësisht kleri i shkolluar në pjesën më të madhe në Itali. Së dyti, kisha kishte në të vërtetë monopolin e botimeve në Shqipëri si edhe gjetiu, gjë që u linte pak hapësirë krijimeve të tjera që nuk ishin tekste fetare. Autorët e hershëm shqiptarë mund të kenë shkruar apo përkthyer edhe tekste laike, por vepra të tilla nuk e kanë parë dritën e botimit. Në Shqipëri botimi i shkrimeve kurrë nuk ka qenë punë e lehtë. Të vetmet shtypshkronja të asaj periudhe mund të gjendeshin në Itali dhe në bregun dalmat të Republikës së Shën Markut. Përveç kësaj, çdo vepër, qoftë fetare apo laike, duhet të kalonte nëpër një censurë të rreptë para se të merrte 'vulën' e kishës. Në atë kohë të paqëndrueshme të Kundërreformës pikëpamjet dhe

mendimet se ç'ishte e parrezikshme për t'u botuar ndryshonin me shpejtësi, çka bënte që shumë vepra të botuara të hiqeshin më pas nga qarkullimi. Letërsia fetare, për një numër arsyesh, ishte një shteg i përkryer për përmbushjen e aspiratave të kësaj klase intelektualësh shqiptarë. Nga njëra anë, një literaturë e tillë ndihmonte për përhapjen e doktrinës se kishës katolike, kurse, më anë tjetër, çante rrugën për zhvillimin e një kulture dhe letërsie me tipare dalluese kombëtare shqiptare. Botimet e para fetare në gjuhën shqipe përbënin gjithashtu një akt kundërshtimi ndaj pranisë depërtuese të një kulture myslimane turke në këtë vend.

Sikundër ka ndodhur shpesh në historinë e letërsisë shqiptare, të shkruarit në gjuhën shqipe përfaqësonte një simbol të qendresës ndaj fuqive të huaja që sundonin në Shqipëri ose mbizotëronin në kulturën e saj.

Përveç mungesës së mjeteve botuese, shkrimtarët e parë që guxuan të shpreheshin në gjuhën shqipe, u ndodhën edhe para pengesash të tjera. Vetë krijimi i një alfabeti të përshtatshëm për sistemin tingullor të shqipes, problem ky që nuk u zgjidh plotësisht para fillimit të shekullit të njëzetë, kërkonte në fillim frymë të fortë iniciative e energji të mëdha. Së dyti, përshtatja e një gjuhe fisnore për një sistem më të përpunuar e më intelektual komunikimi nxirrte probleme të atilla, që mund të zgjidheshin, në analizë të fundit, vetëm nga dijetarë me formim arsimor të qëndrueshëm. Jo vetëm sistemi i shkrimit, por edhe idetë u sollën nga jashtë e u gatuan për t'iu përshtatur nevojave, aspiratave dhe ëndrrave të popullit shqiptar.

## 4.1 Gjon Buzuku dhe libri i parë shqip (1555)

Vepra e njohur përgjithësisht me emrin *Meshari* nga **Gjon Buzuku** është libri i parë në gjuhën shqipe e njëherazi një nga frytet më interesante në historinë e letërsisë shqiptare, të paktën nga pikëpamja gjuhësore e kulturore.

Për shkak se ballina dhe gjashtëmbëdhjetë faqet e para të kopjes së vetme të njohur të kësaj vepre historike mungojnë, për titullin origjinal dhe vendin e botimit vetëm mund të hamendësohet. Është vërtetë një mrekulli që ky monument i madh i letrave shqiptare ka ardhur deri në ditët tona.

Për autorin e Mesharit shqiptar dihet pak. Nga tiparet dialektore të gegërishtes veriperëndimore të tekstit, mund të gjykohet se familja e Gjon Buzukut duhet të jetë diku nga fshatrat e bregut perëndimor të liqenit të Shkodrës, ndoshta afër Shestanit, tani në territorin e Malit të Zi. Ato të dhëna të pakta që kemi për Buzukun, vijnë nga pasthënia e Mesharit, të cilën Buzuku e shkroi me dorën e vet në gjuhën shqipe, pa e ditur ç'përmasa historike do të merrte kjo punë e tij:

> "*U doni Gjoni, biri i Bdek Buzukut, tue u kujtuom shumë herrë se gluha jonë nukë kish gjā të ëndigluom ën së shkruomit shenjëtë, ën së dashunit së botësë s'anë, desha me u fëdigunë, për sā mujta me ditunë, me zhdritunë pak mendetë e atyne qi të ëndiglonjinë, për-se ata të mundë mernë sā i naltë e i mujtunë e i për-mishëriershim anshtë Zot'ynë atyne qi t'a duonë ëm gjithë zemërë. U lus ënbas sodi mā shpesh të uni ëm klishë, për-se ju kini me gjegjunë ordhëninë e t'inë Zot; e ate në ënbarofshi, Zot'ynë të ketë mishërier ënbī jū, e ata qi u monduonë dierje tash, mā mos u mondonjënë. E ju t'ini të zgjiedhunitë e t'inë Zot, e për-herrë Zot'ynë kā me klenë me jū, ju tue ëndiekunë të dërejtënë e tue lanë të shtrenbënënë. E këta ju tue bām, Zot'ynë ka(a) me shtuom ëndër jū, se të korëtë t'aj të ënglatetë dierje ën së vielash e të vielëtë dierje ën së ënbiellash. E u mā duo të ënbaronj vepërënë t'eme, t'inë Zot tue pëlqyem. Ëndë vietët M.D.L.IV. një-*

*zet dit ëndë mars zuna ënfill, e ënbarova ëndë vietët një M.D.L.V., ëndë kallënduor V. dit. E se për fat në keshe kun ënbë ëndonjë vend fëjyem, u duo tuk të jetë fajtë, ai qi të jetë mā i ditëshim se u, ata faj e lus t'a trajtonjë ënde e mirë; për-se nukë çuditem se në paça fëjyem, këjo tue klenë mā e para vepërë e fort e fështirë për të vepëruom ënbë gluhët t'anë. Për-se ata qi shtanponjinë kishnë të madhe fëdigë, e aqë nukë mundë qëllonjinë se faj të mos banjinë, për-se për-herrë ëndaj 'ta nukë mundë jeshe, u tue ënbajtunë një klishë, ënbë të dŷ anët më duhee me sherbyem. E tash u jam ënfalë gjithëve, e lutëni t'enë Zonë ende për muo.*"[1]

Është thënë në mënyrë bindëse se Buzuku nuk ka jetuar brenda Shqipërisë, por diku në Adriatikun verior në Republikën e Shën Markut, ka të ngjarë në rajonin e Venedikut, ku familje refugjatësh shqiptarë kishin ardhur pas pushtimit turk të Shkodrës më 1479[2]. Në Venedik Buzuku duhet të ketë pasur më shumë mundësi se në Shqipëri për shkollimin e nevojshëm letrar e për specializimin si prift.

Mendimi i përgjithshëm është se Meshari i Buzukut ka qenë botuar në Venedik, ndonëse po njëlloj mund të mendohet edhe për qendra botuese të bregdetit dalmat. Me sa duket, vepra nuk ka pasur ndonjë përhapje të gjerë, prandaj dhe ka mbetur vetëm me një kopje të ardhur deri në ditët tona. Rallësia e saj pa dyshim është rrjedhojë e politikës së lëkundur kishtare gjatë Koncilit të Trentit (1545-1563) e më pas. Ka shumë të ngjarë që, në atmosferën e Reformës, kisha të ketë dhënë në fillim autorizimin për këtë përkthim, por më vonë, në shenjë ripohimi të doktrinës katolike tradicionale të Kundërreformës dhe në atmosferën e përgjithshme të frikësimit që mbretëronte gjatë Inkuizicionit, të jetë orvatur të mos lejojë vepra në gjuhën vendëse. Dihet se shumë vepra fetare e liturgjike kanë qenë ndaluar apo hequr nga qarkullimi për një periudhë prej tridhjetë vjetësh nga 1568 deri 1598, dhe është plotësisht e mundshme që Meshari i Buzukut të ketë qenë ndër to. Kjo do të shpjegonte si numrin e vogël të kopjeve të veprës ashtu dhe mungesën e qarkullimit të saj.

Autorët e mëvonëshëm të letërsisë së hershme shqiptare, si Lekë Matrënga (1567-1619), Pjetër Budi (1566-1622) dhe Frang Bardhi (1606-1643) duket se nuk e kanë njohur Mesharin, ndonëse eruditi Pjetër Bogdani (rreth 1630-1689), në një raport për Propaganda Fiden më 1665, duke cekur çështjen e mungesës së librave në gjuhën shqipe dhe, duke renditur botimet për të cilat kishte dëgjuar, përmend një '*Euangelii in Albanese*' (Ungjill në shqip)[3]. Është krejtësisht e mundshme që ta ketë pasur fjalën për Mesharin e Buzukut dhe se ka shënuar titullin origjinal të veprës.

Kopja e vetme e ardhur deri në ditët tona e Mesharit të Buzukut u zbulua rastësisht më 1740 në bibliotekën e Kolegjit të Propaganda Fides prej Gjon Nikollë Kazazit (1702-1752) nga Gjakova kur, si Argjipeshkëv i Shkupit, ishte për vizitë në Romë. Ai e cilësoi këtë zbulim si "një meshar të lashtë shqiptar të rrëgjuar nga koha". Kazazi bëri një kopje fragmentesh të tekstit e ia dërgoi Gjergj Guxetës (Giorgio Guzzetta, 1682-1756), themelues i Seminarit shqiptar në Palermo. Dihet se në fund të shekullit të tetëmbëdhjetë libri ka bërë pjesë në koleksionin e pasur të kardinalit Stefan Borxhia, që më vonë përfundoi në Bibliotekën e Vatikanit[4]. Pas shumë vitesh harrimi, Meshari u nxor në dritë nga Monsinjor Pal Skiroi (Paolo Schirò, 1866-1941),

---

1 Transkriptim fonetik nga Ressuli 1958, f. 379.

2 kr. Zamputi 1988.

3 kr. Shuteriqi 1977, f. 58.

4 Ai tani është kataloguar nën Ed. Prop. IV. 244.

peshkop e dijetar arbëresh nga Sicilia, i cili e fotokopjoi tekstin më 1909-1910 dhe përgatiti një transliterim e transkriptim të tij. Për fat të keq, studimi i gjerë i Skiroit për Mesharin është botuar vetëm pjesërisht[5]. Më 1929 u bënë tri kopje të tjera për studiuesin françeskan Justin Rrota (1889-1964), i cili botoi fragmente të Mesharit një vit më pas në shtypshkronjën françeskane në Shkodër[6]. Për herë të parë botimi i plotë u mor përsipër më 1958 nga Namik Ressuli (1908-1985), përfshirë një fotokopje e një transkriptim[7]. Dhjetë vjet më vonë, gjuhëtari Eqrem Çabej (1908-1980) bëri botimin e tij kritik në dy vëllime në Tiranë[8]. Vëllimi i parë i *Mesharit* të Çabejt përmban një studim hyrës me një transliterim të të gjithë tekstit; vëllimi i dytë përmban një faksimile të origjinalit dhe një transkriptim fonetik, i cili përbën një ndihmë të madhe për të kuptuar drejtshkrimin e Buzukut, që është shpesh me gabime.

Meshari në fillim përbëhej prej 110 fletësh ose 220 faqesh, nga të cilat kanë mbetur 94 fletë ose 188 faqe. Libri përmban jo vetëm një meshar (lutje e rite për gjithë vitin), por edhe shumë fragmente të përkthyera nga librat e lutjeve, psallmet dhe litanitë katolike. Për këtë arsye, pjesa më e madhe e veprës përbëhet nga përkthime prej Dhjatës së Vjetër e të Re, fakt ky që lehtëson mjaft interpretimin e tekstit, i cili nuk u është shmangur gabimeve të shtypit apo kapërcimeve. Të 188 faqet e tekstit përfshijnë 154,000 fjalë me një fjalor të përgjithshëm prej rreth 1500 leksemash[9].

Meshari u botua në stilin gjysëmgotik të Italisë së veriut me shkronja latine, përfshirë edhe pesë shkronja me prejardhje cirilike për tingujt që nuk gjenden në latinishte apo italishte. Për këtë arsye shtypshkronja e Buzukut duhet të ketë pasur kontakt me serbo-kroatishten, në veçanti me karakteret e shkrimit *bukvica* të përdorur në Bosnjë. Stili i shkronjave i ngjan atij të përdorur në Venedik më 1523 dhe 1537, ku kishin qenë botuar edhe mesharët në cirilikë për katolikët e Bosnjës. Mario Roku (Mario Roques, 1875-1961) vëren në studimin e tij për tekstet e lashta në gjuhën shqipe[10] se Buzuku u ishte borxhli sllavëve katolikë të Bosnjës, Dalmacisë dhe Serbisë jo vetëm për shkronjat cirilike e për tipografinë venedikase, por ndoshta edhe për vetë idenë që t'u jepte bashkëvendësve një meshar në gjuhën e tyre. Roku, gjithashtu, bën krahasime të përmbajtjes me një meshar boshnjak të botuar më 1512, dhe në veçanti disa elemente françeskane që na japin çelesa të tjerë të tërthortë për të njohur autorin dhe veprën e tij.

Gjuha e Buzukut, sikundër u tha më sipër, paraqet tipare të gegërishtes veriperëndimore nga viset e bregut perëndimor të liqenit të Shkodrës, ndonëse në të takohen edhe elemente të dialekteve të tjera. Kjo na shpie në përfundim që Buzuku është përpjekur të përdorë një gjuhë më gjerësisht të kuptueshme se dialekti i tij vendës ose, që mund të jetë edhe më e vërtetë, se ai ka lindur dhe është rritur jashtë Shqipërisë. Jo vetëm që gjuhës së Buzukut i mungon krejtësisht ai ndikim i fortë nga turqishtja i shqipes së mëvonëshme, por ajo edhe përmban shumë tipare çuditërisht arkaike të padokumentuara ndryshe, të cilat deri tani, falë kompleksitetit të sistemit shkrimor të përdorur prej tij, janë hetuar veçse pjesërisht. Për historianët e gjuhës Buzuku është

---

5 kr. Schirò & Petrotta 1932.

6 kr. Rrota 1930.

7 kr. Ressuli 1958.

8 kr. Çabej (red.) 1968.

9 Për leksikun e Buzukut, kr. K. Ashta, 1964-1966.

10 kr. Roques 1932b.

minierë të dhënash.

Gjon Buzuku nuk ishte një krijues i mirëfilltë i letërsisë. Meshari i tij, me përjashtim të pas-shënimit, është thjesht një konglomerat përkthimesh nga tekste fetare në gjuhën latine. Por si autor i librit të parë në shqip, mund të thuhet se është ai që e lindi shqipen letrare. Stili i rrjedhshëm i tij ka bërë që disa studiues të hamendësojnë për ekzistencën e njëfarë tradite letrare në Shqipërinë veriore të asaj kohe, por deri më sot nuk është zbuluar ndonjë vepër më e hershme.

## 4.2 Lekë Matrënga dhe Doktrina e Krishterë (1592)

**Lekë Matrënga** (Luca Matranga, 1567-1619) ka qenë një klerik ortodoks i bashkësisë arbëreshe të Sicilisë. Ai ka lindur ose në Horën e Arbëreshëvet (ital. *Piana degli Albanesi*, që në atë kohë quhej *Piana dei Greci*) në jug të Palermos ose në Monreale, pinjoll i një familjeje arbëreshe që kishte emigruar në Sicili, ndoshta nga Peloponezi, rreth viteve 1532-1533. Data e saktë e lindjes nuk dihet[11]. Për pesë vjet, ka të ngjarë nga 1582 deri më 1587, ai studioi në Kolegjin Grek të Shën Athanasit në Romë, që kishte qenë themeluar më 1577, dhe pastaj u kthye në Sicilinë e tij të lindjes. Është përmendur në 'Kronikën e të gjithë studentëve të Kolegjit Grek që nga themelimi e deri më 1640', ku shkurt thuhet: "Lekë Matrënga nga Monreale e Sicilisë, me kombësi shqiptare, student i rëndomtë, studioi kulturën e lashtë greke e latine, pastaj u largua për arsye sëmundjeje, pasi kishte kaluar pesë vjet në këtë kolegj". Nga një dëshmi pagëzimi mësojmë se Matrënga u mor me detyra pastorale midis arbëreshëve të Horës së Arbëreshëvet në dhjetor 1601. Dëshmia thotë: "Unë, Don Lekë Matrënga, famullitar në këtë kishë të Shën Gjergjit, pagëzova një foshnjë mashkull më tridhjetë të nëntorit të kaluar, birin e Antoni dhe Venera Zalapit, dhe emri iu vu Andrea. Kumbar ishte Françesko i të nderuarve Josep dhe Beatriçe Guzeta, kurse kumbare ishte Domenika, e bija e të nderuarve Josep e Beatriçe Guzeta, e shoqja e Joan Muzakës nga kjo krahinë e Pianës[12]." Për jetën e Matrëngës nuk dihet gjë tjetër. Vdiq si kryeprift më 6 maj 1619.

Lekë Matrënga ka mbetur si autor i një vepre të titulluar *E mbsuame e krështerë*[13], Romë 1592 (Doktrina e Krishterë), një katekizëm prej njëzetetetë faqesh i përkthyer nga një vepër latinisht e priftit jezuit spanjoll Jakob Ledesma (1516-1575). Kopja në dorëshkrim e përkthimit, që ka ardhur deri në ditët tona në tri variante të ndryshme[14], i pari nga të cilat është me sa duket me shkrimin e vetë Matrëngës, është kataloguar nën Codex Barberini Latini 3454 në Bibliotekën e Vatikanit. Nga data e shënuar në variantin e parë, mësojmë se Matrënga e ka përfunduar përkthimin e tij më 20 mars 1592 në Piana dei Greci. Varianti i botuar, nga i cili ka shpëtuar vetëm një kopje, u shtyp në Romë nga Gulielm Façoti (Guglielmo Facciotto) 'me lejen

---

[11] La Piana 1912, f. 4, jep vitin 1560, por sot kjo datë merret si tepër e hershme. Shuteriqi 1987, f. 97, ditëlindjen e vendos në vitet 1571-1572.

[12] Arkivi i Katedrales në Horën e Arbëreshëve. Regjistri i pagëzimeve, vëll. 3, nr. 835, fletë 85.

[13] kr. La Piana 1912, Rrota 1939, Sciambra 1964, dhe F. Sulejmani 1979.

[14] kr. Riza 1962, 1965b. Një variant tjetër i dorëshkrimit, i zbuluar nga Skiroi më 1909 dhe i përdorur nga La Piana më 1912, me sa duket është zhdukur.

e eprorëve' dhe u zbulua nga Mario Roku (Mario Roques)[15]. Ai është mbështetur në njërin prej varianteve të dorëshkrimit të redaktuar keq dhe përmban shumë gabime. Titulli i plotë i botimit është:

"*Embsuame e chraesterae. Baeaera per tae Vrtaenae Atae Ladesmae sciochiaeriet Iesusit. E prierrae laetireiet mbae gluchae tae arbaeresciae paer Lecae Matraengnae. Imbsuam i Cullegit Graec tae Romaesae. Dottrina Christiana. Composta dal Reuerendo P. Dottor Ledesma della Compagnia di Giesù. Tradotta di lingua Italiana nell'Albanese per Luca Matranga alumno del Collegio Greco in Roma*"

(Doktrina e krishterë. Bërë nga i urti At Ledesma i Shoqatës së Jesuit. Përkthyer nga italishtja në gjuhën arbëreshe nga Lekë Matrënga, student i Kolegjit Grek të Romës.)

Vepra e Matrëngës përmban një hyrje në italishte, një vjershë me tetë vargje që përbën llojin e parë të vargut të shkruar në shqip, si dhe vetë katekizmën, e cila është një udhëzim fetar për doktrinat kishtare në formën e pyetje-përgjigjeve. Në hyrje, duke ia kushtuar veprën kardinalit Ludovico II de Torres, argjipeshkëv i Monreales, Matrënga shpjegon se përkthimi ishte bërë për t'u përdorur nga arbëreshët që nuk e kuptonin variantin italisht të katekizmës në qarkullim, duke theksuar se ai do t'u vlente "qindra familjeve në Kalabri e në Pulje" me prejardhje shqiptare.

Ndonëse e shkurtër në krahasim me vepra të tjera të letërsisë së hershme shqiptare, vetëm me 28 faqe, Doktrina e Krishterë e Matrëngës është me rëndësi historike e letrare jo vetëm si botimi i dytë më i vjetër i letërsisë shqiptare, por edhe si vepra e parë nga një arbëresh dhe e para vepër e shkruar në toskërishte. Të gjithë autorët e tjerë të hershëm shqiptarë, Gjon Buzuku, Pjetër Budi, Frang Bardhi dhe Pjetër Bogdani, kanë shkruar në dialektin e tyre të gegërishtes. Me sa duket, Matrënga në Sicilinë e vendlindjes nuk do ta ketë njohur Mesharin e Buzukut të botuar tridhjeteshtatë vjet më parë. Ai nuk u ndikua fare nga drejtshkrimi i këtij të fundit. U mjaftua me shkronjat e alfabetit latin, ndërkohë që shkrimtarët shqiptarë veriorë në Ballkan përdornin veç tyre edhe disa shkronja cirilike. Matrënga përdori *ae* për zanoren e pazëshme që tani shkruhet *ë*, italishten *sc(i)* për *sh* dhe ishte i pari që përdori *th* për frikativen dentale. Shqipja e tij[16] ka një ngjyrim të fortë me leksik të greqishtes, jo vetëm sepse greqishtja ishte gjuha e kishës ortodokse, por edhe sepse pikërisht nga Greqia kishin ikur arbëreshët e Sicilisë gjashtëdhjetë vjet më parë. Në atë eksod duhet të kenë marrë pjesë gjyshërit e tij, në mos edhe prindërit. Ky shtresim nga leksiku i greqishtes në dialektet arbëreshe ka ardhur duke u dobësuar ashtu si ka ndodhur me leksikun turqisht në shqipen e Ballkanit, i cili pak nga pak ka dalë jashtë përdorimit. Vepra e Matrëngës përmban një leksik të përgjithshëm prej 450 fjalësh.

Vjersha e parë që i takoi të botohet në gjuhën shqipe, përbëhet nga tetë vargje në njëmbëdhjetërrokësh me rimë të këmbyer. Ajo përmban një ide prekëse dhe titullohet thjesht *'Canzona spirituale'* (Këngë e përshpirtshme):

"*Cghíthaeue u thaerés cúx dó ndaegliésae,*
*Tae mírae tae chraextée búra e gráa,*
*Mbae fiálaet tae tinaezót tae xíchi méxae,*
*Sé síxtae gneríj néx cciae mcátae scáa,*

15 kr. Roques 1932b, f. 19.

16 kr. Ashta 1957, 1965.

*Elúm cúx e cuitón sé cáa tae vdésae,*
*E mentae báxcae mbae taenaezónae i cáa,*
*Sé chríxti ndae parráisit i baen piésae,*
*E baen paer bijr tae tij e paer vaeláa*."

(Gjithëve u thërres, kush do ndëljesë,
Të mirë të krështee burra e graa,
Mbë fjalët të tinëzot të shihi meshë,
Se s'ishtë njeri nesh që mkatë s'kaa;
E lum kush e kujton se kaa të vdesë,
E mentë bashkë mbë tënëzonë i kaa;
Se Krishti ndë parrajsit i bën pjesë,
E bën për bir të ti e për vëllaa.)

## 4.3 Veprat e Pjetër Budit (1618-1621)

Dy breza pas Gjon Buzukut vjen figura e dytë më e madhe e letërsisë së hershme brenda Shqipërisë. **Pjetër Budi**[17] (1566-1622), autor i katër veprave fetare në gjuhën shqipe, lindi në fshatin Gur i Bardhë në krahinën e Matit. Po të rrinte në vendlindje nuk do të kishte marrë shkollimin e nevojshëm të rregullt, prandaj vajti e mësoi për prift në të ashtuquajturin Kolegj Ilirian të Loretos (*Collegium Illyricum* i Zonjës Sonë të Lurias), në jug të Ankonës në Itali, ku do të studionin shumë shqiptarë e dalmatë me emër. Në moshën njëzetenjëvjeçare u dorëzua prift katolik dhe u dërgua menjëherë në Maqedoni e Kosovë, në atë kohë pjesë të krahinës kishtare të Serbisë nën juridiksionin e Argjipeshkëvit të Tivarit (Antivari), ku dhe shërbeu në famulli të ndryshme në dymbëdhjetë vitet e para. Më 1610 përmendet si 'kapelan i kristianizmit në Shkup', kurse më 1617 si kapelan në Prokuple në Serbinë jugore.

Një vit më parë, mu në Prokuple, ishte mbajtur një mbledhje e lëvizjeve të ndryshme kombëtare kryengritëse për të organizuar një mësymje të madhe kundër turqve. Në Kosovë, Budi erdhi në kontakt me katolikë françeskanë nga Bosnja, kontakte që në vitet e mëvonshme dhanë frytet e veta, sepse ndihmuan që të rritej mbështetja për qëndresën shqiptare kundër Portës. Më 1599 Budi u emërua famullitar i përgjithshëm (*vicario generale*) i Serbisë, post që e mbajti për shtatëmbëdhjetë vjet. Si përfaqësues i kishës katolike në Ballkanin e pushtuar nga turqit, ai jetoi dhe punoi në një atmosferë politike pa dyshim të nderë. Pozita e tij kishtare ishte nga shumë anë vetëm një mbulesë për aspiratat e tij politike.

Pjetër Budi digjej nga dëshira e zjarrtë për ta parë popullin e vet të lirë nga zgjedha turke dhe punoi pa pushim për arritjen e këtij qëllimi. Dihet se në këtë periudhë ai ka pasur kontakte me figura që u dëgjohej fjala si Françesko Antonio Bertuçi (Francesco Antonio Bertucci) dhe me kryengritës shqiptarë që luftonin për të përmbysur sundimin osman. Por Budi nuk ishte kurrsesi nacionalist mendjengushtë. Me sa mund të gjykohet, veprimtaria e tij, atëherë e më vonë, synonte një kryengritje të përgjithshme të të gjithë popujve të Ballkanit, përfshirë edhe bashkatdhetarët myslimanë.

Më 1616 Pjetër Budi vajti në Romë ku qëndroi deri 1618 për të mbikqyrur botimin e veprave të veta. Nga marsi 1618 e deri aty nga shtatori 1619 ai vajti për një pelegrinazh

[17] kr. Zamputi 1965a, 1985, Domi 1966, 1967, Lacaj 1966, Riza 1979, Svane 1985b, 1985c, 1986b, 1986c, 1986d, 1986e etj., dhe Ismajli 1986.

tetëmbëdhjetëmujor në Santiago de Kompostela në Spanjë. I kthyer në Romë në vjeshtën e vitit 1619, ai u përpoq të tërhiqte vëmendjen e kurisë romake kundrejt gjendjes së mjerueshme të të krishterëve shqiptarë dhe të siguronte mbështetje për qëndresë të armatosur. Më 20 korrik 1621 u bë peshkop i Sapës dhe Sardës (*Episcopus Sapatensis et Sardensis*), d.m.th. i krahinës së Zadrimës, dhe u kthye në Shqipëri një vit më pas. Puna e tij atje qe më fort e natyrës politike se fetare. Një nga synimet e tij ishte që klerikët e huaj të zëvendësoheshin me shqiptarë vendës, veprimtari kjo që nuk duhet të ketë qenë pritur mirë nga disa eprorë të tij në Itali. Në dhjetor 1622, pak ditë para Krishtlindjeve, Pjetër Budi u mbyt duke kaluar Lumin Drin. Është hamendësuar të ketë qenë viktimë e ndonjë komploti për ta zhdukur, ndonëse dëshmitë për këtë nuk janë të sigurta[18].

Mjaft nga të dhënat biografike që kemi për këtë autor vijnë nga një letër e datuar 15 shtator 1621, të cilën Budi ia drejtonte kardinal Goxadinit (Gozzadini) në Romë, e në të cilën ai parashtron planet dhe strategjinë për një kryengritje në Ballkan. Në këtë letër ai theksonte edhe:

> "... gjatë shtatëmbëdhjetë vjetëve, me aq sa munda, nuk i kam rreshtur kurrë përpjekjet për të ndihmuar e lehtësuar ata popuj, përfshirë edhe priftërinjtë, me modele fetare, duke shkruar vazhdimisht libra fetarë në gjuhën e tyre, si në atë të Serbisë edhe në atë të Shqipërisë, ashtu siç janë parë në mbarë ato vende në ditët tona."

Kjo do të na jepte të kuptonim se gjatë viteve të shërbimit në Kosovë e Maqedoni, Budi i ka kushtuar energjitë e veta hartimit dhe përkthimit të veprave fetare tashmë të humbura. Përndryshe, si mund të shpjegohej botimi i katër veprave në gjuhën shqipe me gjithsej një mijë faqe brenda pesë vjetësh?

Vepra e parë e Budit është *Dottrina Christiana* ose *Doktrina e Kërshtenë*, një përkthim i katekizmit të Shën Robert Belarminit (Roberto Bellarmino, 1542-1621). U botua në Romë më 1618 dhe ruhet një kopje origjinale në Bibliotekën e Vatikanit (R.I. VI. 449). Kryefaqja e titullit përmban këto të dhëna:

> "*Dottrina Christiana. Composta per ordine della fel.me. Di Papa Clemente VIII. Dal. R. P. Roberto Bellarmino Sacerdote della Compagnia di Giesv. Adesso Cardinale di Santa Chiesa del Titolo di S. Maria in Via. Tradotta in lingua albanese. Dal Rever. Don Pietro Bvdi da Pietra Biancha. In Roma, Per Bartolomeo Zannetti. 1618. Con Licenza de' Superiori*."
>
> (Doktrina e Krishterë, e hartuar për nder të kujtimit dritëplotë të Papa Klementit VIII nga Robert Belarmini, prift i Shoqërisë së Jezusit, tani kardinal i kishës së shenjtë Santa Maria in Via. Përkthyer në gjuhën shqipe nga Reverend Don Pjetër Budi nga Guri i Bardhë. Në Romë, nga Bartolomeu Zaneti 1618. Me lejen e eprorëve.)

E shënuar me dorë në fund të faqes është "Autor dono dedit Bibliothecae Vaticanae. 29 Januari 1622" (Autori ia dha [këtë kopje] si dhuratë Bibliotekës së Vatikanit. 29 Janar 1622).

Shën Robert Belarmini nga Montepulçano ishte kardinal dhe jezuit, i kanonizuar dhe deklaruar doktor i kishës më 1930, Doktrina Kristiane mjaft e përhapur e të cilit, ashtu si veprat e tij të tjera, e kishte dëshmuar si teolog të zotin në konflikt me protestantizmin. E ashtuquajtura Doktrina Kristiane 'e vogël' e tij, një vepër që Kundërreforma e rekomandonte posaçërisht për përdorim misionar, kishte qenë botuar së pari më 1597 dhe më pas qe përkthyer në një numër

---

[18] kr. Zamputi 1958, 1985.

gjuhësh, përfshirë gjuhën angleze, uellse, arabe (1613) dhe greke (1616). Përkthimi shqip i Doktrinës Kristiane prej Pjetër Budit përbëhet nga 169 faqe.

Doktrina Kristiane në gjuhën shqipe u rishtyp nga Kongregacioni i Propaganda Fides në Romë. Për këtë duhet të ketë pasur një numër relativisht të madh kopjesh nga botimet e viteve 1636, 1664 dhe 1868. Dihet se më 1759 në depot e Propaganda Fides kishte ende gjithsej 960 kopje të librit[19].

Me interes më të madh letrar se katekizmi vetë janë pesëdhjetë e tri faqe me vjersha fetare shqip, rreth 3000 vargje, shtojcë për Doktrinën e Kërshtenë. Këto vargje përbëjnë poezinë më të hershme në dialektin gegë. Mjaft nga këto vargje qenë përkthyer nga latinishtja ose italishtja, por një pjesë janë origjinale.

Botimi i dytë i Budit përmban tri veprat e tij të tjera. Ballina mban titullin:

> "*Ritvale Romanvm et Specvlvm Confessionis. In Epyroticam linguam a Petro Bvdi Episcopo Sapatense & Sardanense translata. Sanctissimi Domini Nostri Gregorii XV liberalitate typis data. Romae, apud Haeredem Bartholomaei Zannetti. 1621. Svperiorvm permissv*."
>
> (Ritual romak dhe Pasqyrë rrëfimi. Përkthyer në gjuhën epirote (shqipe) nga Pjetër Budi, peshkop i Sapës dhe Sardës. Dhënë për shtyp me bujarinë e zotit tonë më të përndershëm Grigor XV. Romë. Bartolomeu Zaneti 1621. Me lejen e eprorëve.)

Po në dorëshkrim në fund të faqes është "Autor dono dedit Bibliothecae Vaticanae. 29 Januari 1622" (Autori ia dha [këtë kopje] si dhuratë Bibliotekës së Vatikanit. 29 Janar 1622). Kjo vepër ende ruhet në Vatikan (Barberini VI. 56).

Ky botim përmban: 1) *Rituale Romanum* ose *Rituali Roman*, një përmbledhje prej 319 faqe lutjesh dhe kungatash me komente në gjuhën shqipe; 2) një vepër e shkurtër me titull *Kush thotë Meshë keto kafshë i duhetë me shërbyem*, 16 faqe shpjegime meshash, dhe; 3) *Speculum Confessionis* ose *Pasëqyra e t'rrëfyemit*, një përkthim 401 faqesh ose, më saktë, një përshtatje e *Specchio di Confessione* të Emerio de Bonis, i cilësuar nga Budi si "një lloj bashkëbisedimi shpirtëror fetar shumë i dobishëm për ata që nuk kuptojnë gjuhë tjetër përveç gjuhës amtare shqipe." Si Rituali Roman ashtu edhe Pasqyra e të Rrëfyemit kanë shtojcë në vargje në gjuhën shqipe.

Gjuha e përdorur nga Budi në veprat e tij është një formë arkaike e gegërishtes që ruan disa tipare fonetike interesante[20]. Eqrem Çabej (1908-1980) ka vërejtur se Budi është munduar më fort të ndjekë një farë norme letrare se të shkruajë thjesht në dialektin vendës të tij, gjë që përsëri mund të merret si tregues i ekzistencës së një farë tradite letrare në Shqipërinë veriore. Alfabeti i përdorur prej tij është i ngjashëm me atë të paraardhësit, Gjon Buzukut, ndonëse Budi në asnjë vend nuk e zë në gojë Buzukun.

Në shikim të parë Pjetër Budi mund të merret si përkthyes dhe botues tekstesh fetare nga latinishtja dhe italishtja. Në të vërtetë rëndësia e tij si shkrimtar i prozës e kapërcen këtë cak. Parathëniet e ndryshme, letrat baritore, shtojcat dhe passhënimet e vëna prej tij e që arrijnë në mbi njëqind faqe prozë origjinale në shqip, zbulojnë një stil dhe talent të konsiderueshëm. Krahasuar me Gjon Buzukun para tij e me Pjetër Bogdanin një shekull më pas, gjuha e tij është

---

19 kr. Archivo storico della S. Congregazione 'de Propaganda Fide', SC Stamperia 2, f. 246.

20 Për gjuhën e Budit kr. Cipo 1952, Çabej 1966, Svane 1980, 1982, dhe Ismajli 1986.

më e mirëfilltë, më e gjallë e idiomatike. Për shembull, për shumë terma të huaj që përdor, ai përpiqet të japë sinonimet me origjinë nga shqipja. Edhe pse jo aq i hollë e i thellë sa Bogdani me leksikun e tij më të madh, Budi mbetet shkrimtari më i vetvetishëm e më prodhimtar i periudhës.

Pjetër Budi është gjithashtu shkrimtari i parë në Shqipëri që iu përkushtua poezisë. Veprat e tij përfshijnë rreth 3300 vargje fetare, thuajse të gjitha në strofa katër vargje me rimë të këmbyer. Kjo poezi, nëntëmbëdhjetë poema gjithsej, përfshin si përkthime poetike ashtu edhe poezi origjinale nga Budi vetë, si edhe të paktën një e ndoshta edhe dy vjersha[21] nga një **Pal Hasi** ose Pali prej Hasit. Pjesa më e madhe e kësaj poezie është tetërrokëshe, që është dhe normë në poezinë popullore shqiptare. Edhe pse poezisë fetare të Budit nuk i mungon stili, meqenëse përmbajtjen e ka imitim të poezisë moraliste italiane e latine të kohës, ajo nuk është mjaft origjinale. Atij i pëlqejnë më shumë temat biblike, panegjirikët dhe motivet universale si, fjala vjen, ai i pashmangshmërisë së vdekjes. As rimat e tij nuk janë gjithmonë elegante, gjë që vjen pa dyshim pjesërisht edhe nga leksiku i tij i kufizuar, që është llogaritur deri në 2453 fjalë[22].

Në parathënien e tij për Doktrinën e Kërshtenë, Budi thotë: "Më parë hodha (d.m.th. kopjova) në gjuhën tonë dy kapituj të Ditës së Gjyqit të fundit, të shkruar nga shumë i përndershmi e i devotshmi prifti Pal i Hasit." Kjo Ditë e Gjyqit ishte një përshtatje mjeshtërore në gjuhën shqipe, sipas ritmit të saj tetërrokësh, himnit të njohur latinisht të mesjetës *Dies irae, dies illa* të murgut françeskan Thoma nga Çelano (Thomas a Celano, rreth 1200-1255):

"Dies irae, dies illa
Solvet saeclum in favilla,
Teste David cum sibylla.

Quantus tremor est futurus
Quando judex est venturus,
Cuncta stricte discussurus.

Tuba mirum spargens sonum
Per sepulcra regionum
Coget omnes ante thronum..."

"*Ajo ditë me mënii*
*Qi të vinjë ndë e vonë*
*Këtë shekullë të zii*
*Ta diegë e ta përvëlonjë*,

*Si Profeta ban dëshmii*
*Me sibilënë, po thonë,*
*I madh gjyyq e mënii*
*Të vinjë për mkate tonë*.

*Saa dridhmë e cokëllimë*
*Të jeenë përgjithanë,*

---

21 kr. Riza 1979, f. 120.

22 kr. Ashta 1966.

*E n qiellshit shkepëtimë*
*Nd'ajërit e madhe gjamë...*[23]"

Tërheqëse në poezinë e Pjetër Budit e të Pal Hasit janë ndjenja e sinqertë dhe shqetësimi i çiltër njerëzor për vuajtjet e një bote të mbrapshtë.

Një vjershë tjetër që përcjell bukur këtë dhembshuri është ajo mbi vdekjen dhe madhështinë e njeriut. Ajo nis kështu:

"*O i paafati njerii,*
*Gjithë ndë të keq harruom,*
*I dhani ndë madhështii,*
*Ndë mkat pshtiellë e ngatëruom*;

*Ndo plak jee, ndo j rii,*
*Përse s'shtie të kuituom,*
*I vobeg ndo zotënii,*
*N ceije iee kriiiuom*?

*Balte e dheu cë zii,*
*E io ari cë kulluom,*
*As engjiishi cë tii,*
*Ndo guri cë paaçmuom*;

*Kaha të vien n dore tyy,*
*Mbë të madh me u levduom,*
*Ndë sqime e ndë madhështii,*
*Tinëzot me kundrështuom?*

*Lavdinë tand të levduom,*
*Ti pa vene ree vetë,*
*Ame cote idhënuom,*
*Kuur leve mbë këtë jetë*,

*Aty s'prune begatii,*
*As vistaar të levduom,*
*As urtë a diekëqii,*
*As gurë të paaçmuom*;

*Aty s'prune madhështii,*
*As dinje me ligjëruom,*
*As vertyt as trimënii,*
*As vetiu me ndimuom*;

*Aty s'prune zotënii,*
*Kual të bukur as të çpeitë,*
*As dinje gjak e gjeni,*
*As të mirëtë as të keqtë*;

---

23 Tekstet shqip këtu janë të transkriptuar.

*Po leve gjithë mëndryem,*
*Ame n cote idhënuom,*
*Tue qaam mallënjyem,*
*Me një zaa të helmuom*[24]..."

## 4.4 Frang Bardhi dhe fjalori i tij latinisht-shqip (1635)

**Frang Bardhi** (1606-1643) është i katërti në radhën e shkrimtarëve të hershëm shqiptarë me emër. Ai është autor i fjalorit të parë shqiptar, të botuar në Romë më 30 maj 1635, që njëherazi përbën në gjuhën shqipe veprën e parë pa brendi fetare të drejtpërdrejtë.

Frang Bardhi, i njohur edhe si Frano Bardhi apo Frangu i Bardhë, kurse në latinishte si Franciscus Blancus apo Blanchus, lindi në Nënshat ose Kallmet (në veri të Lezhës) në krahinën e Zadrimës të Shqipërisë veriore në një familje me tradita në dërgimin e djemve të saj për peshkopë kishe apo për ushtarë a nëpunës të Republikës së Venedikut. Ungji i tij qe peshkop i Sapës e i Sardës. Bardhi u dërgua në Itali ku studioi për teologji, ashtu si Pjetër Budi, në Kolegjin Ilirian të Loretos, afër Ankonës, e më vonë në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë. Më 30 mars 1636, pa dyshim nën ndikimin e familjes, ai u emërua peshkop i Sapës e i Sardës, duke zëvendësuar të ungjin, i cili u bë kryepeshkop i Tivarit (Antivari). Para nisjes për në Shqipëri më 8 prill të atij viti, ai mori 'imprimatur'-in e domosdoshëm për botimin e dytë të Doktrinës së Kërshtenë të Budit, që mban emrin e tij:

"*Nos Franciscus Blancus Dei, & Apostolicae Sedis gratiae electus Episcopus Sappatensis, & Sardanensis... vidimus ac studiose considerauimus versionem Doctrinae christianae in Epiroticum idioma olim impressam ac publicatam...*"

(Ne Frang Bardhi, në emër të Zotit e të Selisë Apostolike, i zgjedhur peshkop i Sapës dhe i Sardës... kemi parë dhe shqyrtuar me imtësi variantin e Doktrinës së Krishterë në gjuhën epirote të shtypur e të botuar dikur...)

Që nga viti 1637, Bardhi vazhdoi t'i dërgojë nga Shqipëria Kongregacionit të Propaganda Fides raporte[25] italisht e latinisht, që përmbanin një minierë të tërë të dhënash për dioqezën e tij, për ngjarjet politike, zakonet shqiptare dhe për strukturën e vendin që zinte kisha. Nëntëmbëdhjetë nga këto letra dhe raporte ruhen në arkivin e Propaganda Fides. Më 1641, dy vjet para vdekjes, dihet se ka ardhur në Romë për të dorëzuar një raport me dorën e vet. Pas një jete të shkurtër por të dendur si shkrimtar e si figurë kishtare, Frang Bardhi vdiq më 9 qershor 1643 në moshën tridhjeteshtatëvjeçare.

Viti i fundit në Kolegjin e Propaganda Fides qe ai kur Frang Bardhi njëzetënëntëvjeçar botoi fjalorin 238-faqesh latinisht-shqip, për të cilin ka mbetur në histori[26]. Kjo vepër që mban

---

24 Transkriptimi i përshtatur nga Ismajli 1986, f. 64-67.

25 kr. Zamputi 1956, 1963b/1965b.

26 Gjenden dy botime të fjalorit, duke përfshirë të dy kopjet fotostatike të origjinalit: Roques 1932a, dhe Sedaj 1983. Për studime të mëtejshme kr. K. Kamsi 1956, Ashta 1962, 1971-74, Geci 1965, Daka 1983, dhe Demiraj 1986.

titullin *Dictionarium latino-epiroticum, una cum nonnullis usitatioribus loquendi formulis*, Romë 1635 (Fjalor latinisht-epirotisht me disa shprehje të përditshme), përmban 5640 zëra latinisht të përkthyer shqip, plus një shtojcë me pjesë të ligjëratës, proverba dhe dialogë.

Në parathënien e tij shqip të titulluar "Githë atyne tarbenesceve ghi ta marrene mee zghiedhune e mee zan", Bardhi shpjegon synimet e tij:

> "*Tve passune dite, e perdite (te dascunite e mij mbassi hina nde College) cuituem me ghisc zoppe Libre chesce me ndimuem mbe gna ane ghiuhene tane, ghi po bdarete, e po bastastardhohete saa maa pare te vè; e maa fort me ndimuem gith e atyne ghi iane ndurdhenite tine zot, e te Scintesse Kisce Cattoliche, e sdijne ghiuhene Latine, paa te ssijet as cusc smune scerbegne si duhete, paa te madh error, e fai, hesaapete, zaconete, e Ceremoniate e Scintesse Kiscesse Romesse. Me ndy io pach mire me marre, e me nchethyem nghiuhet ze Letine mbe ghiuhet Tarbenesce gna Ditionaar, ghi tietre sascte vecesse gna Libre, ghi kaa nde uetehe saa fiale, e saa emena iane, e gingene nde chete piesse Seculi: possi cuur me thanë, te Nienezet, e te Stasseuet, & Vienauet, e te Maleuet, e te Fuscavet, e te saa tiera cafsceue, ghi gindene ndene kielt, ende mbi kielt, possi cuur te tine zot, te Engiet, e te Scintenet &c. I silli Libre me pelghiei, e mu duch se chiste me u chiene per ndoogna ndime, ndoonesse te pache...*"
>
> (Pasi vrava mendjen për ca kohë (të dashurit e mij, pasi hyra në kolegj) se me ç'lloj libri do të mundja nga njëra anë të ndihmoja gjuhën tonë që përherë e më tepër po bdaret e po bastardhohet dhe, nga ana tjetër, të ndihmoja të gjithë ata që janë në shërbim të Zotit e të Kishës së Shenjtë Katolike e që nuk e dijnë gjuhën latine, pa të cilën askush nuk mund t'u shërbejë ideve, zakoneve dhe ceremonive të Kishës së Shenjtë të Romës ashtu sikundër duhet, pa bërë gabime të mëdha, mendova se do të ishte ide e mirë të hartoja e të përktheja një fjalor nga gjuha latine në gjuhën shqipe, që nuk është tjetër veçse një libër me fjalë dhe emra të ndeshur në këtë pjesë të botës. Pra, emra njerëzish, kafshësh, ujrash, malesh, fushash dhe gjëra të tjera që gjenden në qiell e në tokë, si dhe zoti, engjëjt dhe shenjtorët etj.. Ky libër më pëlqen mua dhe shpresoj se do t'u ndihmojë sadopak të tjerëve.)

Siç shihet, dy synimet e këtij fjalori ishin të shpëtonin gjuhën shqipe nga 'bastardhimi' e të ndihmonin klerin shqiptar të mësonte latinishten. Synimi i parë mund të vështrohet në kuadrin e atij ndikimi të fortë që turqishtja po ushtronte mbi gjuhën shqipe në shekullin e shtatëmbëdhjetë. Si do të çmonte një prift katolik shprehjen 'Allah, Allah!', që Bardhi e jep si shprehje admirimi? Synimi i dytë del qartë në letrat dhe raportet e Bardhit dërguar Romës, në të cilat ai ankohet për nivelin e klerit shqiptar. Në shekullin e shtatëmbëdhjetë, kisha katolike në Shqipërinë veriore ishte në gjendje shthurjeje të shpejtë. Shumica e peshkopatave qenë të paplotësuara me klerikë, ndërkaq shumë prej tyre qenë pa shkollë. Pjesa më e madhe e shërbyesve shqiptarë në kisha me sa duket kishin njohuri të cekëta për doktrinën e kishës, kurse shumë syresh, për të mos mbetur prapa kolegëve ortodoksë, qenë të martuar. Synimi i Bardhit ishte t'i ndihmonte për të mësuar latinishten si për të ngritur nivelin ashtu edhe për të kapërcyer nevojën për një kler të huaj shpesh pa emër të mirë brenda këtij vendi, kler ky që, nga ana e vet, e dinte pak ose aspak gjuhën shqipe. Në një rast raportohej me keqardhje se grave shqiptare u duhej të rrëfeheshin nëpërmjet përkthyesit. Në njërin nga raportet e tij, të datuar 8 shkurt 1637, Bardhi shton se kishte përkthyer vepra të tjera kishtare[27] në gjuhën shqipe, çka dëshmon se

---

[27] *Professione della fede* (Dëshmia e fesë) dhe *Ordine del Sinodo posto nel pontif. Romano* (Rendi i sinodit të vendosur në pontifikatin roman). kr. Shuteriqi 1976, f. 73.

fjalori latinisht-shqip nuk qe e vetmja vepër e tij në shqipe. Nuk dihet nëse këto përkthime të tjera u botuan e u vunë ndonjëherë në qarkullim.

Fjalori i Bardhit është vepra e parë në leksikografinë shqiptare dhe deri diku vepra më e rëndësishme ndër njëzet e dy fjalorët shqip që do të botoheshin më pas deri më 1850. Me sa duket, ka pasur qarkullim të mirë. Më 1759 në depon e Propaganda Fides në Romë[28] gjendeshin rreth 360 kopje të këtij libri. *Dictionarium latino-epiroticum* nuk është as punim sistematik e as i hartuar në një mënyrë të lehtë për nevojat praktike të përdoruesit, por si vepër e parë e këtij lloji, autorit mund t'i falen mangësitë. Bardhi nuk e ka të vështirë të japë në shqipe terma konkretë, por gjuha e tij shpesh ngec e nuk ecën kur ndodhet para konceptesh më abstrakte: *materia* "aste gna cafsce, seayet te tierate bahene (një gjë nga e cila bëhen gjërat e tjera)", *substantia* "aste gna caffsce ghi mbaa giaal nierine (një gjë që mban gjallë njeriun)", *patria* "dheu cu aste leem nierye (dheu ku është lindur njeriu)".

Me jo më pak interes se vetë fjalori është shtojca prej tridhjetë e tri faqesh, e ndarë në shtatë krerë (1. emra dhe numërorë, 2. tituj familjarë, 3. qytete dhe kështjella, 4. ndajfolje, 5. parafjalë, 6. pasthirrma, 7. proverba, fjalë të urta, dialogë dhe përshëndetje). Një pjesë e mirë e shtojcës është katërgjuhëshe (latinisht, italisht, shqip dhe turqisht). Duke renditur fjalorin e tij të shqipes sipas pjesëve të ligjëratës, Bardhi na jep skeletin e një gramatike të shqipes. Të 113 proverbat dhe fjalët e urta që ai përfshin në fjalor, e para përmbledhje e tillë, si dhe dialogët që vijnë më pas, janë me rëndësi parësore si për historianët e gjuhës ashtu edhe për folkloristët.

Në frymën e shekullit të shtatëmbëdhjetë, para korpusit të fjalorit janë vënë katër vjersha të shkurtra panegjirike latinisht, të shkruara nga bashkëstudentët e Bardhit në Kolegj: **Stefan Gaspari** (Stephanus Gasparus) nga Durrësi, **Françesk Azopardi** (Franciscus Azzopardus) nga Malta dhe **Mateu Dudesi** (Matthaeus Dudesius) nga Dalmacia; vjershat lëvdojnë veprën e Bardhit dhe e krahasojnë me Ovidin dhe Homerin.

Bardhi ka botuar gjithashtu një traktat shtatëdhjetë e gjashtë faqesh latinisht për Skënderbeun, të titulluar *Georgius Castriottus Epirensis vulgo Scanderbegh, Epirotarum Princeps fortissimus ac invictissimus suis et Patriae restitutus*, Venedik 1636, (Gjergj Kastrioti i Epirit, i quajtur përgjithësisht Skënderbe, vetë Princi i fuqishëm e i pathyeshëm i Epirit, i kthehet popullit dhe vendit të tij), në të cilin ai hedh poshtë mëtimin e peshkopit boshnjak Tomeus Marnavitius se heroi kombëtar shqiptar ishte me prejardhje boshnjake. Ajo është një vepër erudite dhe me ndjenjë atdhetare, e ngjashme me polemikat që bëhen dhe çmohen edhe sot në Ballkan.

Ndihmesa e Frang Bardhit për vetë letërsinë shqiptare, parathënia e tij gjashtë faqesh për fjalorin e parë shqiptar, është modeste. Por duke u nisur nga mungesa e vazhdueshme e shkrimit shqip në gjysmën e parë të shekullit të shtatëmbëdhjetë, vepra e tij nuk është pa rëndësi të madhe. Si humanist me përkushtim të fortë për përparimin e popullit të vet dhe si dijetar me horizont të gjerë kulturor, ai zë një vend kyç në zhvillimin e kulturës së hershme shqiptare.

## 4.5 Pjetër Bogdani dhe Cuneus prophetarum (1685)

**Pjetër Bogdani** (rreth 1630-1689), i njohur në italishte si Pietro Bogdano, është shkrimtari i fundit dhe dukshëm më origjinali i letërsisë së hershme në Shqipëri, autor i *Cuneus*

---

28 kr. Archivo storico della S. Congregazione 'de Propaganda Fide', SC Stamperia 2, f. 257.

*prophetarum* (Çeta e profetëve), vepra e parë e rëndësishme në prozë e shkruar drejtpërdrejt shqip (d.m.th. jo përkthim)[29].

Lindur në Gur të Hasit afër Prizrenit rreth vitit 1630[30], Bogdani u edukua me traditat e kishës katolike, së cilës i kushtoi gjithë energjitë e veta. I ungji **Ndre Bogdani** (Andrea Bogdani, rreth 1600-1683) ishte argjipeshkëv i Shkupit dhe autor i një gramatike latinisht-shqip, tani e humbur. Për Bogdanin thuhet se shkollimin e parë e ka marrë nga françeskanët në Çiprovac të Bullgarisë veriperëndimore dhe pastaj ndoqi studimet në Kolegjin Ilirian të Loretos afër Ankonës, sikundër edhe paraardhësit e tij Pjetër Budi dhe Frang Bardhi. Nga 1651 deri më 1654 ndoqi studimet në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë, ku u diplomua doktor në filozofi e teologji. Më 1656 u emërua Peshkop i Shkodrës, post që e mbajti për njëzet e një vjet, dhe u caktua administrator i Kryedioqezës së Tivarit deri më 1671. Gjatë viteve të turbullta të luftës turko-austriake, 1664-1669, u fsheh në fshatrat Barbullush e Rjoll të Shkodrës. Edhe sot e kësaj dite emrin e tij e mban një shpellë ku qe strehuar atëhere. Më 1677 pasoi të ungjin si kryepeshkop i Shkupit dhe administrator i Mbretërisë së Serbisë. Me zellin fetar dhe zjarrin atdhetar në zemër ai mbeti në konflikt me autoritetet turke dhe, në atmosferën e luftës e të rrëmujës që mbretëronte, u detyrua të ikë në Raguzë (Dubrovnik), nga ku vazhdoi rrugën për në Venedik dhe Padovë, me dorëshkrimet me vete. Në Padovë u prit me përzemërsi nga kardinal Gregorio Barbarigo (1622-1697), të cilit i kishte shërbyer në Romë. Kardinali Barbarigo, peshkop i Padovës, ishte ngarkuar për të ndjekur çështjet kishtare të Lindjes dhe kishte interes të madh për kulturën e Orientit, përfshirë Shqipërinë. Ai kishte ngritur edhe një shtypshkronjë në Padovë, *Tipografia del Seminario*[31], që shërbente për nevojat e gjuhëve orientale dhe kishte matrica për gjuhët hebraike, arabe e armene. Kështu që Bogdani, në punët me vlerë historike që po ndërmerrte, do të ndihmohej nga Barbarigo me dëshirën e mirë, gatishmërinë dhe aftësitë e tij.

Pasi i vuri punët në vijë për botimin e *Cuneus prophetarum*, Bogdani u kthye në Ballkan në mars 1686 dhe i kaloi vitet e tjera duke mbështetur qëndresën kundër ushtrive të Perandorisë Osmane, sidomos në Kosovë. Ai organizoi bashkimin e një force prej 6000 ushtarësh shqiptarë me ushtrinë austriake që kishte mbërritur në Prishtinë dhe e shoqëroi në marrjen e Prizrenit. Por atje, ai dhe pjesa më e madhe e ushtrisë së tij u ndeshën me një kundërshtar tjetër po aq të tmerrshëm, me sëmundjen e murtajës. Bogdani u kthye në Prishtinë, por sëmundja e vuri poshtë përfundimisht më 6 dhjetor 1689. I nipi, Gjergji, bënte të ditur më 1698 se eshtrat e të ungjit ishin shvarrosur më pas nga ushtarët turq e tartarë dhe u ishin hedhur qenve në mes të sheshit në Prishtinë. Kështu përfundoi një nga figurat më të mëdha të kulturës së hershme shqiptare, shkrimtari i përmendur shpesh si babai i prozës shqiptare.

*Cuneus prophetarum*, traktati i tij i gjerë mbi teologjinë, u botua shqip e italisht pikërisht në Padovë më 1685, me ndihmën e kardinalit Barbarigo. Bogdani e kishte përfunduar variantin shqip dhjetë vjet më parë, por nuk i qe dhënë leja e botimit nga Propaganda Fide, e

---

[29] Studimet më të plota për Bogdanin deri më sot janë kryer nga Sciambra 1965 dhe Rugova 1982. Shih edhe Weigand 1927, Zamputi 1954, 1963a, V. Kamsi 1962, Riza 1965a, Redzepagić 1966, Xholi 1986a/1986b, Marlekaj 1989, Shuteriqi 1989, Marquet 1989, 1991, Kostallari (red.) 1991, Plasari 1994b, Fortino 1995, dhe Sh. Osmani 1996.

[30] Disa autorë pëlqejnë ta datojnë vitin e lindjes 1625, por megjithatë viti 1630 ka më shumë të ngjarë.

[31] kr. Bellini 1938.

cila urdhëroi që dorëshkrimi paraprakisht të përkthehej[32], pa dyshim për të lehtësuar punën e censorit. Titulli i plotë i variantit të botuar është:

> "*Cvnevs prophetarvm de Christo salvatore mvndi et eivs evangelica veritate, italice et epirotice contexta, et in duas partes diuisa a Petro Bogdano Macedone, Sacr. Congr. de Prop. Fide alvmno, Philosophiae & Sacrae Theologiae Doctore, olim Episcopo Scodrensi & Administratore Antibarensi, nunc vero Archiepiscopo Scvporvm ac totivs regni Serviae Administratore*"
>
> (Çeta e profetëve të Krishtit, shpëtimtar i botës dhe i fjalës së tij të vërtetë, botuar në gjuhët italiane e epirote dhe ndarë në dy pjesë nga Pjetër Bogdani i Maqedonisë, student i Kongregacionit të Shenjtë të Propaganda Fides, doktor në filozofi e teologji të shenjtë, ish-peshkop i Shkodrës dhe administrator i Tivarit, kurse tani kryepeshkop i Shkupit dhe Administrator i mbarë Mbretërisë së Serbisë).

*Cuneus prophetarum* u shtyp me alfabetin latin sikundër përdorej në botimet italisht, duke shtuar po ato shkronja cirilike që patën përdorur Pjetër Budi e Frang Bardhi, veprat e të cilëve duket se Bogdani i ka njohur. Dihet se gjatë studimeve në Kolegjin e Propaganda Fides, Bogdani ka kërkuar libra shqip nga shtypshkronja e kolegjit: "pesë kopje të Doktrinës së Krishterë dhe pesë fjalorë shqip", me siguri vepra të Budit e të Bardhit. Në një raport dërguar Propaganda Fides më 1665, ai gjithashtu përmend një '*Evangelii in Albanese*' (Ungjij në shqip)[33], për të cilët kishte dëgjuar, dhe ka të ngjarë të jetë Meshari i Buzukut i vitit 1555.

*Cuneus prophetarum* u botua në dy shtylla përkrah njëra-tjetrës në çdo faqe, njëra shqip e tjetra italisht, në dy vëllime, secili prej tyre kishte katër pjesë (*scala*). Vëllimi i parë, i cili në fillim ka disa përkushtime e panegjirika të shkruara latinisht, shqip, serbisht dhe italisht, dhe përfshin dy vjersha shqip tetëvargëshe, njëra nga kushëriri i tij **Lukë Bogdani** (Luca Bogdani) dhe tjetra nga **Lukë Suma** (Luca Summa), trajton kryesisht tema nga Dhjata e Vjetër: i) Si e krijoi Zoti njeriun, ii) Profetët dhe rrëfimet e tyre për ardhjen e Mesisë, iii) Jeta e profetëve dhe profecitë e tyre, iv) Jeta e dhjetë Sibilave. Vëllimi i dytë, i titulluar *De vita Jesu Christi salvatoris mundi* (Mbi jetën e Jezu Krishtit, shpëtimtarit të botës), i kushtohet kryesisht Dhjatës së Re: i) Jeta e Jezu Krishtit, ii) Mrekullitë e Jezu Krishtit, iii) Vuajtjet dhe vdekja e Jezu Krishtit, iv) Ringjallja dhe ardhja e dytë e Krishtit. Kjo pjesë përfshin një përkthim nga Libri i Danielit, 9, 24-26, në tetë gjuhë: latine, greke, armene, siriake, hebraike, arabe, italiane dhe shqipe, dhe pasohet nga një krye mbi jetën e Antikrishtit, me tregues italisht dhe shqip dhe me një shtojcë trifaqesh mbi *Antichità della Casa Bogdana* (Lashtësia e Shtëpisë së Bogdanëve).

Kjo vepër u rishtyp dy herë nën titullin "*L'infallibile verità della cattolica fede*", Venedik 1691 dhe 1702 (E vërteta e pagabueshme e besimit katolik)[34].

*Cuneus prophetarum* merret si kryevepra e letërsisë së hershme shqiptare dhe është e para vepër me tipare të plota letrare e artistike në gjuhën shqipe. Ajo përfshin një gamë të gjerë: filozofi, teologji, shkencë (me trajtime në gjeografi, astronomi, fizikë e histori). Ndërsa me poezinë dhe prozën letrare të saj prek çështje të estetikës e të teorisë së letërsisë. Ajo është një

---

[32] "Compositio de qua fit mentio, translatetur" (Shkrimi për të cilën është fjala, le të përkthehet). kr. Zamputi 1954, V. Kamsi 1962, Riza 1965a, Rugova 1982, f. 46.

[33] kr. Shuteriqi 1977, f. 58.

[34] *Cuneus prophetarum* gjendet edhe në rishtypje që i është bërë në ditët tona, kr. Bogdani 1977 dhe 1989.

vepër humaniste e Epokës Baroke e ndikuar nga traditat filozofike të Platonit, Aristotelit, Shën Agustinit dhe Shën Thoma Akuinit. Qëllimi filozofik themelor i Bogdanit është njohja e Zotit, zbërthimi dhe shpjegimi i problemeve të qenies, çka ai e kryen me armët e arsyes e të mendjes.

Edhe pse talenti i Bogdanit bie më shumë në sy në prozë, poezisë së tij të thjeshtë fetare nuk i mungon eleganca. Trungun e poezisë së tij e përbëjnë vjershat për dhjetë Sibilat (e Kumës, e Libisë, e Delfit, e Persisë, e Eritresë, e Samosit, e Kumanit, e Helespontit, e Frigjisë, e Tivolit),

vjersha që përshkohen nga prirja e shija baroke për tema fetare dhe aludime klasike. Ja, për shembull, Sibila e Persisë:

*"Kumbon zani malsh e keletth ndë shkretëti,*
*Xihariq me dhan'e u e të dërejtë,*
*Shekullit me çelë, e fajevet për mengji,*
*Pagëzimnë predikon mbë ketë jetë,*
*Kuj do me shelbuem pa rrenë e sherregji,*
*Ndë parrijsit vendtë gjanjë si do vetë,*
*Tue trusun' kryetë asaj bishe,*
*Mirë tu bam, e shpesh tu votë n'kishe*."

Nga të gjithë shkrimtarët e tjerë të hershëm shqiptarë Bogdanin e dallon shqipja e tij e veçantë. Ai kishte një interesim të vetëdijshëm për fjalët e vjetra të harruara si dhe një leksik shumë të pasur, të cilin e përdori me mjeshtëri për të shprehur nocione të reja abstrakte. Bogdani filozofon mbi skolasticizmin dhe teologjinë me siguri dhe zhdërvjelltësi, ndërkohë që paraardhësi Frang Bardhi, pesëdhjetë vjet para tij, kishte hasur vështirësi të dukshme për të shprehur nocione abstrakte të çdo lloji. Në veprën e Bogdanit ndeshemi për herë të parë me atë që mund të quhet gjuhë letrare. Kësisoj, ai e meriton të mbajë cilësimin e babait të prozës shqipe.

## 4.6 Veprat dytësore të shekullit të shtatëmbëdhjetë

Vepra të tjera të letrave shqiptare janë të pakta e të rralla, larg njëra-tjetrës, si palma që shfaqen aty-këtu në horizontin e një shkretëtire letrare. Asnjëra syresh nuk ka ndonjë vlerë të veçantë letrare, edhe pse, në këtë periudhë, çfarëdo shkrimi në gjuhën shqipe mund të marrë rëndësi kulturore, gjuhësore e historike.

Për qenien e një numri veprash në gjuhën shqipe në shekullin e shtatëmbëdhjetë dihet vetëm ngaqë përmenden ose prej autorëve të tyre ose nga studiues të mëvonshëm. Më sipër zumë në gojë, për shembull, dy përkthimet fetare që Frang Bardhi njofton se i ka bërë dhe gramatikën latinisht-shqip të Ndre Bogdanit, ungji i Pjetër Bogdanit.

Një përkthim tjetër fetar në shqipe ishte ai i **Neofit Rodinosë** (Neofito Rodinò, 1576-1659), misionar qipriot. Rodinoja ka kaluar disa vjet në ngulimet arbëreshe në Italinë jugore, përfshirë Munxifs (ital. *Mezzoiuso*) në Sicili dhe Barill (ital. *Barile*) në Potenzë. Nga 1628 deri më 1643 ai jetoi dhe punoi në krahinën e Himarës në Shqipërinë jugore. Bashkë me studentin e tij **Dhimitër Delvina** (Demetrio Dervino), prift shqiptar, ai përktheu shqip një Doktrinë të Krishterë për përdorim fetar. Origjinali ndoshta ka qenë ai i Jakob Ledesmës[35], i përkthyer më

---

[35] kr. Shuteriqi 1976, f. 74.

parë nga Lekë Matrënga. Në letrën dërguar Propaganda Fides më 28 gusht 1637, Rodinoja shkruante:

> "*Tra alcuni scolari mei che tengo, vi è un sacerdote detto Demetrio, il quale possede elegantissimamente la lingua albanese per esser della nation, et è catholico vero; perciò mi sono posto a tradur la dottrina christiana, quella che è contenuta in soli duoi fogli, in questa lingua, la qual spero in Iesu Christo sarà di utilità apreso loro. Con altra occasione, e spero presto, la manderò, perchè ancora non è finita, pregando a Vostra Signoria Illustrissima la proponga alla Sagra Congregatione, acciò dii ordine che si stampi.*"
>
> (Ndër studentët e tjerë që kam është një prift me emrin Dhimitër, që e di gjuhën shqipe në mënyrë shumë të zhdërvjelltë, meqenëse është i atij kombi dhe katolik i vërtetë; për këtë arsye, i hyra përkthimit të Doktrinës së Krishterë, që jepet në këtë gjuhë vetëm në dy vëllime e që besoj në Jezu Krishtin se do t'u vlejë atyre. Do t'ua dërgoj më vonë, shpresoj së shpejti, meqë ende nuk e kam përfunduar, me lutje Shkëlqesive Tuaja që t'ia propozoni Kongregacionit të Shenjtë në mënyrë që të japin urdhrin për ta botuar.)[36]

Por Kongregacioni i Shenjtë i Propaganda Fides, si zakonisht, nuk ishte fort i interesuar për të pasur vepra fetare në gjuhën shqipe, iu përgjigj vetëm se Doktrina e Krishterë ishte përkthyer e botuar tashmë shqip, duke e pasur fjalën sigurisht për botimin e dytë të përkthimit të Pjetër Budit, dhe se nuk ishte nevoja t'i hynte mundimit për ta përkthyer përsëri. Kështu vepra e Neofit Rodinosë mbeti në dorëshkrim dhe humbi.

Sikundër kemi vërejtur më sipër, mjaft nga të dhënat tona për Shqipërinë në këtë periudhë dalin prej letrave dhe raporteve dërguar Propaganda Fides nga misionarë dhe kishtarë vendës që shërbenin në Ballkan. Këto raporte shpesh përfshinin jo vetëm çështje të lidhura me kishën, por edhe të dhëna të rëndësishme për zhvillimet politike, si dhe për historinë, gjeografinë dhe zakonet e popullsisë fisnore vendëse. Në njërin nga këto raporte, me datën 14 shkurt 1633 dhe me titullin 'Trajtesë e shkurtër për kombin shqiptar e, në veçanti për banorët e malësisë së Dukagjinit', hasim një listë me tridhjetë e dy fjalë shqip[37], për të cilat autori i saj **Pjetër Mazreku** (Pietro Maserecco, vd. 1634), nga Prizreni, kryepeshkop i Tivarit, orvatet të japë etimologji dhe shpjegime. Shumë prej tyre të kujtojnë imagjinatën naive të Shën Isidorit të Seviljes njëmijë vjet para tij. Pjetër Mazrekut mund t'i njihet kësisoj merita e babait të studimeve etimologjike shqiptare.

Në vitin 1638 u botua në shqipe një vjershë e Zhan Zhak Bushar-it (Jean Jacques Bouchard, 1606-1641?) në një libër me titull *Monumentum romanum, Nicolao Claudio Fabricio Perescio, senatori Aquensi doctrinae virtutisque causa factum*, Romë 1638, që përmbante tipa vjershash në shumë gjuhë asokohe ekzotike si, fjala vjen, gjuhët hindu dhe japoneze, kushtuar Nikola Klod Fabri de Peires (Nicolas Claude Fabri de Peiresc), mecenat frëng i arteve dhe shkencave nga Aix-en-Provence dhe mik i filozofit Pier Gasendi (Pierre Gassendi, 1592-1655) dhe i astronomit Galileo Galilei (1564-1642). Autori arbëresh i vjershës në shqip, **Daniel Korteze** (Daniel Cortese), pati lindur në Ungër (ital. *Lungro*) në Kalabri më 1617 dhe pati ndjekur studimet në Kolegjin Grek të Shën Athanasit në Romë nga viti 1631 deri më 1639, ashtu si dhe Lekë Matrënga një shekull para tij. Vjersha e tij me gjashtë vargje 'Carmen albaniense sev epiroticvm' (Këngë shqiptare apo epirote) është një panegjirikë e

---

36 kr. Karalevskij 1912, f. 196.

37 kr. Roques 1932a, Zamputi 1964a, 1964b, L. Marlekaj 1995.

thjeshtë e pa ndonjë meritë të vërtetë letrare a gjuhësore[38].

"*Scerbese himiri hiscte na ringraziome*
*Atà ce ben mirè ghidhue cusctii hisctè*
*Zoti NICOLO ce beri mirè ghidhue*
*Asctu vete iemi baiture na te*
*Ringraiziome atà edhue na me*
*Gliucha dhenè*"

(Është shërbim i mirë. Falënderojmë
Ata që të gjithëve u bëjnë të mira. Kështu ishte
Zoti Nikolla, i cili të gjithëve u bënte mirë.
Prandaj vetë jemi të shtrënguar
T'i falenderojmë edhe ne
Në gjuhën tonë.)

Duke gjykuar nga drejtshkrimi, ka të ngjarë që Daniel Korteze të jetë njohur me veprat e Gjon Buzukut, Pjetër Budit dhe Frang Bardhit, ndonëse jo doemos edhe me ato të Lekë Matrëngës. Vjersha e tij e vogël përbën dokumentin e tretë më të vjetër në dialektin tosk (pas Ungjillit të Pashkëve dhe Matrëngës) dhe të parin dokument nga Kalabria.

Një tjetër Doktrinë e Krishterë, që ndoshta mbetet për t'u zbuluar, është ajo e **Bernardit të Kuintianos** (Bernardus a Quintiano apo Quinzano) ose të Veronës. Është një përkthim në gjuhën shqipe i së ashtuquajturës Doktrinë e Krishterë 'e vogël' e Shën Robert Belarminit (1542-1621), e përkthyer gjithashtu nga Pjetër Budi më 1618. Bernardi[39] ishte një prift françeskan dhe misionar që shërbeu në Shqipëri nga viti 1636 deri më 1649, ku thuhet se e mësoi mirë gjuhën. Doktrina e tij e Krishterë u botua vërtet në Venedik më 1675. Pjetër Bogdani e njihte këtë vepër dhe në një letër dërguar Propaganda Fides nga Shkodra më 3 janar 1676 njoftonte:

> "Gjatë kohës që kalova në Venedik verën e shkuar sigurova dhe me shpenzimet e mia rishtypa Doktrinën e Krishterë të vogël në gjuhën shqipe e në italishte të përkthyer me saktësi nga Reverendi At Bernardi i Veronës, dhe meqë i mora të gjitha kopjet me vete për t'ua shpërndarë klerikëve anembanë Shqipërisë, e gjykova të nevojshme t'i dërgoj një kopje Kongregacionit të Shenjtë nëqoftëse ata dëshirojnë ta ribotojnë në Propaganda Fide për t'u dhënë mundësi brezave të ardhshëm, ngaqë është mjaft e frytshme.[40]"

Një vepër tjetër që me siguri do të ishte me interes për leksikografët, është një *Dictionarium epiroticum*, një fjalor shqip i hartuar para vitit 1678 nga një **Leo i Çitadelës** (Leo da Cittadella), një misionar italian që shërbeu në dioqezën e Shkodrës më 1671. Vdiq më 1678. Si e ku, mbetet e panjohur.

---

[38] kr. Shuteriqi 1958, 1973, f. 72-73.

[39] kr. Roques 1936b, f. 33-34, Shuteriqi 1976, f. 79.

[40] kr. Arkivi i Propaganda Fides, S. R. C. Albania II, f. 137. Nëse Doktrina e Krishterë e Bernardit të Kuintianos ruhet ende në bibliotekën e Propaganda Fides, kjo është e vështirë të thuhet, përderisa ende nuk ka kurrfarë katalogu të hollësishëm të materialeve të këtij arkivi historik që mund të kenë vlera albanologjike. kr. Kowalsky & Metzler 1983.

Arkivi i Propaganda Fides përmban gjithashtu një letër të shkruar shqip, me datën 30 mars 1689[41]. Ajo u drejtohet autoriteteve kishtare nga pleqësia e Gashit në Shqipërinë verilindore, për t'u tërhequr vëmendjen lidhur me gjendjen e tyre, sidomos për faktin se për katër vjet me radhë kishin pritur t'u vinin priftërinjtë e premtuar nga Kongregacioni i Shenjtë. Arsyeja e përfshirjes së tekstit shqip të letrës, të hartuar për ta së bashku me variantin italisht nga famullitari dalmat i Pultit **Xhorxhio Toliç** (Giorgio Tolich), ishte pa dyshim që të theksonin vështirësitë gjuhësore me të cilat po ballafaqohej kisha në Shqipëri. Kuptimplotë është fakti se Toliçi përdor drejtshkrimin e Budit dhe Bogdanit, tregues ky se veprat e këtyre dy shkrimtarëve njiheshin prej tij.

Një vepër e shënuar e leksikografisë shqiptare, e hartuar para vitit 1694, është fjalori shqip-italisht, italisht-shqip[42] i murgut sicilian **Nilo Katalano** (Nilo Catalano, 1637-1694). Katalano ka lindur afër Mesinës në Sicili dhe ka shërbyer si misionar në krahinën e Himarës në bregdetin e Shqipërisë jugore, ashtu si dhe bashkatdhetari i tij Neofit Rodino. U emërua kryepeshkop i Durrësit dhe famullitar apostolik i Himarës më 1693 dhe vdiq një vit më pas më 3 qershor. Dihet gjithashtu se u ka dhënë mësim të gjuhës shqipe arbëreshëve të Munxifsit (ital. *Mezzoiuso*). Dorëshkrimi i veprës së tij *Vocabolario albanese-italiano et italiano-albanese* (Fjalor shqip-italisht dhe italisht-shqip) u bë i ditur nga Xhuzepe Krispi (Giuseppe Crispi, 1781-1859)[43] se ndodhej në Bibliotekën e Seminarit Shqiptar në Palermo më 1831. Më vonë ai ra në duart e studiuesit dhe shkrimtarit arbëresh Xhuzepe Skirò plaku (Giuseppe Schirò senior, 1865-1927)[44], i cili thotë se fjalori është në dialektin verior gegë (që nuk flitet as në Sicili e as në Himarë) dhe shpreh pikëpamjen se për këtë arsye ai mund të jetë një kompilim i fjalorit të Frang Bardhit dhe i veprave të Pjetër Budit e të Pjetër Bogdanit[45]. Fjalori shoqërohet me shënime gramatikore për gjuhën shqipe dhe me dy faqe me shkrim grek. Ai përmbante në fillim edhe një përmbledhje këngësh popullore arbëreshe të shkruara me alfabetin grek, përfshirë 'Këngën e Pal Golemit', që Skiroi e botoi më 1923[46]. Nëse këto këngë janë ende në këtë dorëshkrim, ato do të përbënin përmbledhjen më të vjetër të këngëve popullore arbëreshe, duke ia kaluar me mbi dyzet vjet më herët përmbledhjes që mendohet se e ka bërë Nikollë Filja (Nicolo Figlia, 1682?-1769).

## 4.7 Përfundime

Të pesë shkrimtarët kryesorë shqiptarë të shekujve të gjashtëmbëdhjetë dhe

---

41 kr. Bartl & Camaj 1967.

42 kr. Roques 1932b, f. 35-36, Dh. Shuteriqi 1976, f. 88, 1995, Kastrati 1980, f. 4-6.

43 kr. Crispi 1831.

44 Shuteriqi 1976, f. 88, njofton se ky dorëshkrim ndodhet sot në Bibliotekën Mbretërore të Kopenhagës. Por Gangale 1973 nuk e përmend fare në katalogun e tij të Koleksionit Shqiptar (*Albansk Samling*) të shënuar atje.

45 kr. G. Schirò 1917-1918.

46 kr. G. Schirò 1923, f. 22-25.

shtatëmbëdhjetë: Gjon Buzuku, Lekë Matrënga, Pjetër Budi, Frang Bardhi dhe Pjetër Bogdani, formojnë bërthamën e letërsisë së hershme shqiptare. Ata i dhanë kësaj letërsie frymëmarrjen e parë të talentit krijues dhe farën e imët të zhdërvjelltësisë dhe nivelit artistik. Së bashku me një radhë autorësh dytësorë që u përmendën më sipër si dhe pa dyshim me të tjerë që u kanë humbur analeve të historisë së letërsisë, ata sollën në jetë një letërsi që u zhvillua vrullshëm, por që do të mbytej në djep, si të thuash, nga shtrëngesat e rrjedhës së historisë shqiptare. Ato që mund të kishin qenë rrënjë të forta të një letërsie kombëtare dinamike, si ato që u rritën në rajonet më fatlume të Evropës në shekullin e shtatëmbëdhjetë, u këputën dhunshëm nga pushtimi turk dhe, si pasojë, nga dobësimi dhe rënia e mbrojtësit disi kontradiktor të Shqipërisë, kishës katolike.

Pushtimi turk dhe kolonizimi i vendit, që kishte filluar që më 1385, e ndau Shqipërinë në tri sfera kulture, të gjitha në thelb të pavarura nga njëra-tjetra: kultura kozmopolite e Orientit islamik që përdorte në fillim turqishten, persishten dhe arabishten si mjete shprehjeje, trashëgimia e zgjatur bizantine e Ortodoksisë greke në Shqipërinë jugore dhe kultura në zgjim e arbëreshëve në Italinë e jugut, të ushqyer nga një klimë shoqërore, politike, ekonomike më e favorshme si edhe nga trualli intelektual i qytetërimit italian.

Me pushtimin osman të Ballkanit, letërsia e hershme shqiptare menjëherë rrudhet e rrëgjohet dhe me aq mbyllet përfundimisht kreu i parë i shquar i historisë së kësaj letërsie. Deri para se të vinte lëvizja e Rilindjes Kombëtare, në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, letërsia në Shqipëri nuk do të mund të rifitonte atë karakter jetësor që kishte pasur në shekujt e gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë. Letërsisë kombëtare do t'i duhej përsëri të fillonte nga e para.

# 5. SHKËLQIMI I ORIENTIT. LETËRSIA MYSLIMANE E SHEKULLIT XVIII DHE FILLIMIT TË SHEKULLIT XIX

## 5.1 Kushtet historike dhe kulturore

Më 28 qershor 1389 turqit mundën koalicionin e forcave ballkanike nën udhëheqjen serbe në Fushë-Kosovë, dhe u bënë zotër të Ballkanit. Më 1393 turqit kishin pushtuar Shkodrën, ndonëse venedikasit do ta rimerrnin pas pak kohe bashkë me keshtjellën madhështore të saj. Pushtimi i Shqipërisë vazhdoi edhe në vitet e parë të shekullit të pesëmbëdhjetë. Kështjella malore e Krujës u mor më 1415, kurse qytetet po aq strategjike të Vlorës, Beratit dhe Kaninës në Shqipërinë e jugut ranë më 1417. Deri më 1431 turqit e kishin përfshirë Shqipërinë jugore brenda Perandorisë Osmane dhe kishin ngritur administratën e 'sanxhakut' me kryeqytet Gjirokastrën, të pushtuar më 1419. Shqipëria feudale e veriut mbeti në dorë të fiseve autonome, ndonëse tani nën suzerenitetin e Sulltanit.

Pushtimi turk nuk u prit pa kundërshtime nga ana e shqiptarëve, sidomos në kohën e Gjergj Kastriotit, të njohur me emrin Skënderbej (1405-1468), princ dhe tani hero kombëtar. I dërguar nga i ati si peng te Sulltan Murati II (sundoi 1421-1451), djaloshi Kastriot u kthye në fenë islame dhe mori shkollim mysliman në Edrene (Adrianopol). Turqit e quajtën Iskander dhe i dhanë titullin bej, nga edhe vjen emri Skënderbej. Më 1443 Skënderbeu përfitoi nga shpartallimi i turqve në Nish nga ana e komandantit hungarez Janosh Huniadi (rreth 1385-1456) dhe braktisi ushtrinë osmane, u kthye në Shqipëri dhe ripërqafoi kristianizmin. Arritja e madhe e parë e tij qe bashkimi i fiseve feudale të përçara të Shqipërisë veriore në Lidhjen e Lezhës më 1444. Me anë të një dredhie ai mori kështjellën e Krujës dhe u shpall kryekomandant i një ushtrie shqiptare, e cila, ndonëse e pavarur, as mund të krahasohej me fuqinë kolosale ushtarake të turqve. Më 1453 vetë Konstantinopoja ra në duart e forcave të Sulltan Mehmetit II Ngadhënjimtarit (sundoi 1451-1481), duke i dhënë fund kësisoj Perandorisë Romake Bizantine njëmijëvjeçare të Lindjes. Por Shqipëria, ndonëse e braktisur në fatin e saj, nuk do të dorëzohej lehtë.

Në vitet më pas, Skënderbeu zmbrapsi me sukses trembëdhjetë sulme osmane, përfshirë edhe tre rrethimet e mëdha të kështjellës së Krujës, të udhëhequra nga vetë sulltanët (Muradi II më 1450 dhe Mehmeti II më 1466 dhe 1467). Për qëndresën ndaj turqve ai gëzoi adhurimin e madh të botës kristiane dhe iu dha titulli 'Atleta Christi' nga papa Kalisti III (sundoi 1455-1458). Qëndresa shqiptare u mposht vetëm pas vdekjes së Skënderbeut më 17 janar 1468 në Lezhë. Më 1478 kështjella e Krujës u mor përfundimisht nga forcat turke, më 1479 ra Shkodra dhe, më në fund, më 1501 ra Durrësi. Me fundin e shekullit të gjashtëmbëdhjetë Perandoria Osmane ishte ngritur në zenitin e saj politik dhe Shqipëria do të nënshtrohej krejt gjatë katër shekujve të kolonizimit turk, i cili ia ndërroi rrënjësisht faqen vendit.

Studiuesit e sotëm shqiptarë kanë prirjen t'i vështrojnë pasojat e këtyre shekujve të sundimit turk si tërësisht negative, me hordhi barbare aziatike që shkatërrojnë dhe plaçkisin një vend që, përndryshe do të kishte lulëzuar në djepin e qytetërimit evropian. Kjo pikëpamje mjaft e njëanshme vjen e përcaktohet në një shkallë të madhe nga përvoja e lëvizjes kombëtare shqiptare në fundin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, kur Perandoria Osmane qe në një periudhë kalbëzimi të thellë. Edhe pse pushtimi turk i Shqipërisë u solli vuajtje të pafundshme banorëve të këtij vendi, ai solli edhe një kulturë të re e të përpunuar, e cila më vonë do të bëhej pjesë

përbërëse e identitetit shqiptar.

Islami, si një fé e re, kishte çarë midis veriut katolik dhe jugut ortodoks të Shqipërisë dhe, me kalimin e kohës, u bë besimi sundues i vendit. Ndonëse gjatë dhjetëvjeçarëve të parë të sundimit turk ndër vetë shqiptarët kishte pak myslimanë, deri në fillim të shekullit të shtatëmbëdhjetë llogaritet se pesëdhjetë përqind e popullsisë së Shqipërisë veriore ishin kthyer në fenë islame[1]. Katolicizmi romak dhe ortodoksizmi grek e serb në Shqipëri kishin qenë, në fund të fundit, mjete transmetimi kulturash të huaja, të vëna në lëvizje nga gjuhët e huaja. Ato ishin fe në të cilat shqiptarët, në krahasim me fqinjët serbë, bullgarë e grekë, kishin qenë konvertuar vetëm në mënyrë të sipërfaqshme. Kthimi masiv i popullsisë shqiptare në fenë islame bëhet edhe më i kuptueshëm po të kemi parasysh taksat e rënda (*haraç*) që iu vunë *rajave*, banorëve kristianë të Perandorisë.

Hasan Kaleshi (1922-1976)[2] ka shprehur një mendim bindës kur ka thënë se pushtimi turk i Ballkanit e pati të paktën një rrjedhojë pozitive - i shpëtoi shqiptarët nga asimilimi etnik prej sllavëve, ashtu si sikundër vërshimi sllav në Ballkan në shekullin e gjashtë i pati dhënë fund procesit të romanizimit që kishte kërcënuar me asimilim paraardhësit jo-latinishtfolës të shqiptarëve një mijë vjet më parë. Ndonëse të panjohur nga turqit si pakicë etnike (popullsia e Perandorisë Osmane ndahej sipas fesë e jo sipas kombësisë), shqiptarët ia dolën mbanë të mbijetonin si popull dhe, në thelb, të zgjeronin zonat e ngulimeve të tyre nën sundimin turk. Shkodra dhe qendrat e tjera qytetëse përgjatë bregdetit shqiptar u bënë për të parën herë qytete të vërteta shqiptare dhe me popullsi shqiptare.

Perandoria Turke, me organizimin e saj qendror dhe bazën pushtetore të përqendruar në Stamboll, e la Shqipërinë në një amulli kulturore e politike, siç kishte qenë që në fillim, ndërsa kultura turke osmane, që do të arrinte kulmin gjatë Epokës së Tulipanit në shekullin e tetëmbëdhjetë, depërtoi thellë në mbarë vendin. Qytete jugore e qendrore të Shqipërisë si Berati dhe Elbasani me kalatë, xhamitë dhe medresetë e ndërtuara rishtas, u bënë qendra krahinore të dijes orientale dhe përjetuan vërtet njëfarë rilindje kulturore nën Islamin, ashtu si dhe Shkodra e Gjakova në veri. Poetë, artistë dhe dijetarë shëtitës filluan të gëzojnë përkrahjen e qeveritarëve dhe pashallarëve vendës ashtu si ndodhte në mbarë Azinë e Vogël.

Sikundër autorët e parë të Shqipërisë kristiane kishin shkruar latinisht apo greqisht, ashtu edhe shkrimtarët e parë nga Shqipëria myslimane përdorën mjetet letrare të Perandorisë Osmane: turqishten[3] dhe persishten, bile shumë prej tyre me sukses të dukshëm.

## 5.2 Shkrimtarët me prejardhje shqiptare që shkruan turqisht.

Një nga më origjinalët ndër poetët e hershëm të Perandorisë Osmane ishte **Mesihi i Prishtinës**[4] (rreth 1470-1512) i njohur në turqishtë si Priştineli Mesihi. Mendohet se ka qenë

---

1 Për islamizimin e Shqipërisë, kr. Arnold 1896, Rossi 1942, Stadtmüller 1955, Skendi 1956b, dhe Bartl 1968.

2 kr. Kaleshi 1975.

3 Për historinë e letërsisë turke në Shqipëri, kr. Karateke 1995.

4 kr. Gibb 1902, vëll. 2, f. 226-256, Bombaci 1969, f. 330-333, Morina 1987, dhe Kaleshi 1991, f. 22-24.

shqiptar nga Prishtina, edhe pse duhet të ketë banuar në Stamboll që në moshë të njomë e më pas. Mesihi nuk qe vetëm një poet jashtëzakonisht i talentuar, por edhe një mjeshtër me talent për kaligrafi, dhe pati postin e sekretarit të Kadim Ali Pashës gjatë sundimit të Bajazidit II (sundoi 1481-1512). Një *şehr oğlani* (djalë qyteti) qefli, sikundër e cilëson biografi Ashik Çelebi, Mesihinë mund ta gjeje më lehtë nëpër parqe e bahçe dëfrimi me miqtë dhe dylberët e tij sesa në punë. Ndonëse mënyra hedonistike e jetesës do t'ia ketë penguar përparimin në karierë, ai krijoi atë që mund të quhet si ndër më të mirat poezi osmane të kohës së vet. Më e përmendura është Murabba'-i bahar[5] (Odë për pranverën) e cila, pas botimit në përkthim latinisht më 1774 nga orientalisti Sër Uilliam Xhounz (Sir William Jones, 1746-1794), do të bëhej poezia më e njohur turke në Evropë për një kohë të gjatë. Ajo fillon kështu:

"*Dinle bülbül kissasin kim geldi eyyām-i bahār*
*Kurdi her bir bāğda hengāme hengām-i bahār*

*Oldi sīm efşān ana ezhār-i bādām-i bahār*
*'Ayş ū nūş et kim geçer kalmaz bu eyyām-i bahār*"

(Dëgjo bilbilin, ditët e pranverës kanë ardhur,
Stina e pranverës i ka gjallëruar tërë kopshtet,

Lulet e bajames lëshojnë rreze të argjendta,
Pi dhe bëj qef, se ditët e pranverës të ikën e të lënë.)

Më origjinale se 'Odë për pranverën' është poezia e Mesihisë *Şehr-engîz* (Tmerri i qytetit), që pas pak kohe do të bëhej model i një gjinie letrare të re në poezinë osmane. Në 186 kupletet e tij ai i këndon bukurisë dhe nurit të dyzet e gjashtë djelmoshave të Edrenesë (Adrianopojës). Është kjo një kryevepër e poezisë turke të fillimit të shekullit të gjashtëmbëdhjetë që, me lojën e fjalëve dhe humorin therës, sjell një farë lehtësimi e shlodhjeje në mes të atij vërshimi të përgjithshëm të poezisë intelektualiste mistike. Mesihi pranon me humor se vjersha e tij është mëkatare, por edhe se ka besim që Zoti do ta falë: "Zemra ime bredharake është bërë aq shumë copash, saqë secila ka vajtur te njëra prej atyre bukurive."

Një shkrimtar tjetër i shekullit të gjashtëmbëdhjetë me prejardhje shqiptare ishte **Jahja bej Dukagjini**[6] (vd. 1575), i njohur në turqisht si Dukagin-zâde Yahyâ bey ose Taşlicali Yahyâ. Pinjoll i një fisi dukagjinas që banonte në alpet e zhveshura shqiptare në veri të lumit Drin, ai vetë doli nga krahina e Plevlës, tani në veri të Malit të Zi, dhe u dërgua në rini për të shërbyer si jeniçer. Ndryshe nga shumë të rinj shqiptarë të shkolluar në shërbim të Perandorisë Osmane, nuk e kishte lënë në harresë prejardhjen e tij shqiptare. Në njërën nga vjershat e tij thotë:

"*Arnavud asli olub-dur aslim*
*Qiliğiyla dirilür heb neslim*
*Nola ol tā'ife-i šīr-efken*
*Qilsa šāhin gibi tašliqda vatan*
*Arnavud asli olanda bu hüner*
*Aña beñzer ki ola tašda güher*"

---

5 kr. Rossi 1954.

6 kr. Gibb 1904, vëll. 3, f. 116-132, Bombaci 1969, f. 345-346, dhe Kaleshi 1991, f. 19-22.

(Raca shqiptare është raca ime,
Mbarë populli im mban shpatën pranë,
Ata trima si petrita nuk e kanë për gjë
Të ngrenë shtëpitë mes shkëmbinjve,
Kjo është dhunti e racës shqiptare,
Ata njerëz janë gurë të çmuar mes shkëmbinjsh.)

Jahja beu ishte ushtar trim e njëkohësisht shkrimtar i guximshëm. Ai nuk kishte frikë t'i dilte kundër opinionit publik ose t'ua prishte qejfin nëpunësve të oborrit me vargun e tij shpesh me frymë polemike. Një herë, i akuzuar nga Veziri i Madh pse kishte guxuar të shkruante një elegji për vdekjen e princ Mustafait, i cili qe ekzekutuar në Konjë nga i ati, sulltan Sulejman Madhështori (sundoi 1520-1566) më 1533, Jahja beu iu përgjigj me zgjuarësi: "Ne e dënojmë me Padishahun, por e vajtojmë me popullin". E prapëseprapë, meqë kishte bërë shumë armiq, e pa më të arsyeshme të tërhiqej në çifligun e tij afër Zvornikut në Bosnjë, ku, plak i moshuar në të tetëdhjetat e me *divanin* e tij në dorë për ta përfunduar, vdiq më 1575 [983 A.H.]. Nga pesë *mesnevî* të tij më e njohura është *Shâh u gedâ* (Mbreti dhe lypësi), për të cilën na thotë se e ka mbaruar brenda jo më shumë se një jave. Kjo poemë e çmuar shumë, e shkruar me vargje të rregullta, idealizon dashurinë e pastër për një djalosh nga Stambolli me bukuri të rrallë (i dhënë si mbret meqë mbretëron mbi zemrën e tij) nga dashnori i tij i përunjur (i dhënë si lypës për shkak të lutjeve plot dëshirë e mall). Ai ishte edhe autori i një *divani gazelesh* të përmendur më sipër, që përgjithësisht mendohet se janë më pak origjinale. Një tjetër poet turk me emër ishte i vëllai i Jahja beut, **Ahmed bej Dukagjini**, i njohur në turqisht si Dukagin-zâde Ahmed bey.

Me prejardhje shqiptare duket se kanë qenë të paktën tre prozatorë turq të vjetër. Ata janë **Ajazi** (Ayâs), autor i fillimit të shekullit të gjashtëmbëdhjetë, i cili ka hartuar një kronikë të mbetur pa u botuar; Veziri i Madh **Lutfi Pasha** (vd. 1564), autor i një traktati për detyrat e shtetit; dhe **Koçi Beu** nga Korça, këshilltar i Sulltan Muradit IV (sundoi 1623-1640), traktati politik i të cilit për problemet shqetësuese të Perandorisë dhe rrugët për mënjanimin e tyre e bëri orientalistin e madh austriak Baron fon Hamer-Purgshtal (Baron von Hammer-Purgstall[7] 1774-1856) ta quante 'Monteskjë Osman'.

Gjatë pesë shekujve të bashkimit të dhunshëm me Perandorinë Osmane, Shqipëria do të nxirrte shumë burra të tjerë të mëdhenj, ndikimi i të cilëve mbi kulturën turke kurrsesi nuk qe anësor. Ndër ta ka qenë teologu dhe dijetari **Hoxha Hasan Tahsin** (1812-1881), i pari rektor i Universitetit të Stambollit; leksikografi dhe enciklopedisti **Sami bej Frashëri** (1850-1904), i njohur në turqisht si Shemsedin Sami (Şemseddin Sami); poeti mbarislamik **Mehmet Akif** (1873-1936) nga Peja, autor i himnit kombëtar turk të vitit 1921; dhe **Riza Tevfik** (1868-1949), një nga filozofët më të mëdhenj turq të kohës.

Ndërkaq, për fat të mirë, në shekullin e tetëmbëdhjetë, energjitë krijuese të shqiptarëve osmanë filluan të rrjedhin edhe në drejtim të zhvillimit të gjuhës së tyre kombëtare.

## 5.3 Letërsia e bejtexhinjve

Kalimi nga turqishtja, persishtja dhe arabishtja te shqipja si mjet i shprehjes letrare

[7] kr. Hammer-Purgstall 1836-1838.

përfundoi në një shembull të asaj që njihet si letërsi Alhamiado, term spanjisht (*aljamiado*) ky që shënon një letërsi vendëse të shkruar me shkronja arabe e të ndikuar fuqishëm nga kultura islame. Letërsitë Alhamiado lindën kryesisht në Spanjë dhe Portugali gjatë periudhës maore si dhe në Bosnjë e në Shqipëri gjatë sundimit turk. Orvatjet e para në fillim të shekullit të tetëmbëdhjetë nga shkrimtarë shqiptarë të formuar në një kulturë islamike për t'u shprehur jo në gjuhët e Orientit, por në gjuhën e vet vendëse, ishin aq vendimtare dhe të rëndësishme sa edhe ç'kish qenë kalimi nga latinishtja në shqipe për krijimin e letërsisë së hershme shqiptare (në shekullin e gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë).

Letërsia e *bejtexhinjve*[8], sikundër quhet kjo periudhë e shkrimeve shqiptare, përbëhet kryesisht nga poezi në shkrim arab. Tashmë sistemi i shkrimit arab u ishte përshtatur nevojave të turqishtes osmane[9] dhe po merrte trajtë për t'iu përshtatur sistemit fonetik më të përpunuar të shqipes, ose më saktë, dialekteve të shqipes në fjalë. Doli po aq i pakënaqshëm për shqipen sa edhe për turqishten pati dalë. Por oriental nuk qe vetëm shkrimi. Gjuha e bejtexhinjve ishte një shqipe aq shumë e ngarkuar me fjalë turqishte, arabishte e persishte, saqë shqiptarët sot e kanë shumë të vështirë ta lexojnë pa fjalor. Për më tepër ka të ngjarë që lexuesit e turqishtes klasike që nuk dinë shqip, t'i kuptojnë më shumë e më mirë ato tekste sesa lexuesit e shqipes që nuk dinë ndonjë gjuhë orientale. Shtresimi i fjalorit të huaj që depërtoi në gjuhën shqipe të kësaj periudhe u përdor, së pari, për të shprehur tiparet e një feje të re dhe të një kulture të re, të cilat në fillim qenë krejt të panjohura e të huaja për shqiptarët. Së dyti, po me aq rëndësi të paktën për krijimtarinë poetike, përdorimi i fjalorit tradicional arabisht dhe persisht lehtësoi shumë vargun me rimë dhe metrikë klasike, siç kishte ndodhur me poezinë turke osmane.

Poezia e bejtexhinjve u ndikua fort nga modelet letrare turke, persiane e arabe, që ishin në modë aso kohe në Stamboll e në Lindje të Mesme. Në shqipe do të haset shumica e zhanreve dhe formave zotëruese në vargun turk e persian. Në vjersha të veçanta apo në *divane*[10] gjejmë: *murabba'*, vjershë në strofa katërvargjesh; ilahi (arab. *ilâhî*), himne fetare; kaside (arab. *qasîde*), ode më të gjata panegjirike të pëlqyera më fort nga arabët; dhe gazele (arab. *ghazal*), vjersha më të shkurtra, shpesh lirika dashurie, të pëlqyera më fort ndër turqit e persianët. Sistemi metrik qe kryesisht silabik ndonëse pati aty këtu orvatje për të futur metrat sasiorë[11]. Përmbajtja qe shpesh fetare, ose intime meditative ose haptazi didaktike-moralizuese, për përhapjen e besimit. Karakteri kryesisht meditativ i kësaj poezie e merrte frymëzimin nga rrymat e Islamit: nga spiritualiteti autoritar Sunit deri te sferat e thella mistike të Sufizmit Shiit e më pas, deri te meditimet më liberale, ndonëse po aq mistike, të panteizmit bektashian. Kemi edhe poezi laike: lirika dashurie, vjersha kushtuar natyrës dhe poezi historike e filozofike në të cilat ndeshemi me meditime herë-herë ironike mbi të përpjetat e të tatëpjetat e qenies në një botë që është ekzotike si për vetë lexuesin e sotëm shqiptar po ashtu edhe për atë perëndimor.

---

8 *Bejtexhi*: term për poet popullor në traditën myslimane, nga turqishtja *beyit*, d.m.th. kuplet. Terma të tjera për këta rapsodë shëtitës ishin *ashik*, dhe në turqisht *saz şairleri* 'poetë muzikorë'. Për burime të përgjithshme mbi këtë letërsi, kr. Kaleshi 1956, 1958, 1966-67, 1975, 1991, Myderrizi 1955c, 1959, 1965, Shuteriqi 1976, Salihu 1987, dhe Pirraku 1988.

9 Turqishtja shkruhej me alfabet arab deri më 1928.

10 *Divani* është një përmbledhje poezish orientale me një renditje të veçantë. Zakonisht nis me një lutje Allahut, vazhdon me vargje për dashurinë dhe kënaqësitë tokësore ose për çështje të fesë e të filozofisë, dhe mbyllet me ode panegjirike për Sulltanin ose sundimtarët e padronët vendorë.

11 kr. Rossi 1946, f. 243.

Letërsia e bejtexhinjve ka mbetur në dorëshkrime, që tani kanë humbur ose, në rastin më të mirë, nuk ka qenë e mundur të gjenden deri më sot. Një numër i paktë kopjesh të vona të dorëshkrimeve (për fat të keq, jo origjinalet) ruhen në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë, por pjesa më e madhe e materialeve në dorëshkrim të ardhura deri në ditët tona ndodhen ende në duar privatësh, sidomos në ish-Jugosllavi. Nga dorëshkrimet e ruajtura është botuar fare pak. Për këtë arsye, shkrimet e bejtexhinjve përbëjnë një nga kapitujt më pak të njohur të letërsisë shqiptare.

Vjersha më e vjetër shqiptare në shkrim arab është një lutje humoristike për kafenë, që mban datën 1725 [1137 A.H.], dhe është shkruar nga një i quajtur **Muçi Zade**, djali i Muçit, për të cilin dihet se ka qenë plak kur e ka shkruar. Refreni i saj, *Imzot, mos na lerë pa kahve*, pa dyshim që u prek telat e zemrës shumë terjaqinve të kafesë. E zbuluar në një dorëshkrim nga Korça që tani ruhet në Tiranë, kjo vjershë përbëhet nga shtatëmbëdhjetë strofa katërshe me rimë AAAB. Është krijimi letrar më i vjetër në dialektin toskë e i shkruar brenda në Shqipëri, që njihet deri më sot.

Poeti i parë i madh ndër bejtexhinjtë është **Nezim Frakulla**[12] (rreth 1680-1760), i njohur edhe me emrat Nezim Berati apo Nezim Ibrahimi. Ai ka lindur në fshatin Frakull afër Fierit dhe jetoi një pjesë të madhe të jetës në Berat, qendër e lulëzuar e kulturës islame të kohës. Nezimi kreu studime në Stamboll, ku edhe shkroi për herë të parë poezi në turqishte, persishte dhe ndoshta arabishte, ndër to dy *divane*. Aty nga viti 1731 u kthye në Berat, ku dihet se hyri në një rivalitet letrar me vjershëtorë të tjerë të kohës, sidomos me Mulla Aliun, myftiun e Beratit. Midis viteve 1731 e 1735 ai krijoi një *divan* dhe poezi të llojeve të tjera në shqipe, si dhe një fjalor shqip-turqisht në vargje. Divanin origjinal nuk e kemi të plotë, por nga ai kemi kopje të rreth 110 vjershave. Disa nga vargjet e tij janë kompozuar, dhe nëpër shekuj disa këngë kanë ardhur gojë më gojë deri në ditët tona. Nezim Frakulla e thotë vetë se ishte i pari që shkroi një *divan* në gjuhën shqipe:

"*Divan kush pat folturë shqip?*
*Ajan e bëri Nezimi,*
*Bejan kush pat folturë shqip?*
*Insan e bëri Nezimi*.

*Ky lisan qe bërë harab*
*Në gussa me shumë hixhab*
*Shahid mjaft është ky kitab*
*Handan e bëri Nezimi*."

Me poezitë e Nezim Frakullës u njoh albanologu gjerman Johan Georg fon Han (Johann Georg von Hahn, 1811-1869), i cili botoi tetë vjersha[13] të tij më 1854. Emri i Nezim Frakullës u përfshi edhe në antologjinë e parë me vlerë të letërsisë shqiptare[14] më 1941, redaktuar nga Namik Ressuli (1908-1985) etj., i cili i kishte të vetat gjashtëdhjetë e dy fletë dorëshkrimi të *divanit*.

Në *divanin* e Frakullës përfshihen vargje me një gamë të gjerë, nga panegjirikët për

---

[12] kr. Rossi 1946 dhe Myderrizi 1954.

[13] kr. Hahn 1854, vëll. 2, f. 142-146.

[14] *Shkrimtarët shqiptarë.* Pjesa I (1462-1878). Botim i Ministris s'Arsimit. Mbledhë e punue nën kujdesin e Ernest Koliqit, nga Namik Ressuli. Tiranë 1941, f. 107-109.

pashallarët vendorë dhe fushatat ushtarake deri te odet për miq e zotërinj padronë, vjersha për ndarjen dhe mallin për miqtë e dylberët, përshkrime të natyrës në pranverë, vargje fetare e, sidomos, lirika dashurie. Figurat e *gazeleve* të fundit, disa prej të cilave i kushtohen të nipit, janë ato të poezisë arabe, persiane e turke me shumë nga temat, metaforat dhe aludimet e tyre: dashuria si sëmundje që e bën poetin të lëngojë, dylberi shpirtkazmë me vështrimin që ta bën zemrën plagë, ose shërbëtori me një bukuri që e bën të zotin t'i përunjet në gjunjë.

"*Më ke rop e të kam xhan.*
*Shpirti im ashtu më rrush;*
*No më vra no më ban derman,*
*Merr e sgjith cin të dush.*
*Qaj e qaj e po pëlcas,*
*Se mu ka mërzit dynjaja,*
*Ne vetvetën dua t'a vras,*
*Të shtëpoj nga sëvdaja.*
*Mbi gjith' këto hallë që kemi*
*Dylberat' me goj' s'na flasin;*
*Na qolet' e tynë jemi,*
*Makar le t'na vrasin*."

Nezim Frakulla pati mbështetjen dhe mbrojtjen e Sulejman pashë Elbasanit dhe Ismail pashë Velabishtit, ky i fundit edhe vetë poet. Diku aty pas vitit 1747, pasi qe kthyer në Stamboll për të kërkuar punë, e dërguan në Hotin të Besarabisë (sot në Ukrainë), ka të ngjarë në internim. Atje ai hartoi disa *kaside*, njëra prej të cilave i këndon *fermanit* që i jepte leje për t'u kthyer në atdhe, kurse një tjetër e hartoi gjatë rrugës për në Berat duke kaluar nga Shkupi dhe Elbasani. Për mbërritjen në këtë të fundit, ku edhe vargjet e tij do të vazhdonin të kishin popullaritet për shumë kohë më pas, Frakulla thërret:

"*Në Elbasan hym me gzim*
*Posi sheqer o Nezim*."

Për shkak të ndonjë intrige me karakter politik ose të polemikave letrare, shpesh të acaruara, ku mori pjesë, Nezimi e ndjeu veten keq dhe iku nga Berati për të jetuar disa vjet në Elbasan. Me sa duket, pas kthimit tjetër në Berat, ka qenë i burgosur. Sidoqoftë, në moshë të thyer, vdiq nga kolera në burg, në Stamboll më 1760 [1173 A.H.].

Nezimi e quante veten jo vetëm si të parin poet që shkruante në gjuhën shqipe, por edhe mbahej si Sadiu dhe Hafizi i kohës së tij. Kasidetë e tij në shqipe, thotë ai, krahasohen me ato të Urfiut në persishte dhe Nefiut në turqishte. Për shumë specialistë krahasime të tilla janë të tepruara. Ndërkohë që Nezim Frakulla ishte pa dyshim njeri me iniciativë e talent, vargu i tij kurrsesi nuk arrin nivelin e përsosmërisë letrare të klasikëve persianë; nga ana tjetër, as përzierja e rëndë e shqipes, turqishtes dhe persishtes që ai përdori, nuk e ngriti deri në atë shkallë sa t'u afrohej atyre. Ndihmesa e tij qe se hodhi themelet për një traditë të re letrare në Shqipëri, traditë që do të zgjaste dy shekuj me radhë.

**Sulejman Naibi**[15], i njohur edhe me emrin Sulejman Ramazani, ishte një bashkëkohës i talentuar i Nezim Frakullës. Ka lindur në Berat, ku jetoi edhe pjesën më të madhe të kohës, derisa vdiq më 1771 [1185 A.H.]. Për të dihet pak, përveçse që është martuar në Elbasan dhe që mendohet se ka kaluar një farë kohe në Lindjen e Mesme. Naibi është autori i një *divani* shqip

15 kr. Myderrizi 1957b.

në një dorëshkrim që arriti deri në vitin 1944 në Fier. Ky është ndoshta po ai dorëshkrim që thuhet se ka qenë në Berat më 1913. Për fat të keq, dorëshkrimit nuk iu bë ndonjë kopje para zhdukjes së tij gjatë Luftës së Dytë Botërore, e për pasojë poezinë e Sulejman Naibit e njohim vetëm nga disa vjersha të gjetura mes dorëshkrimesh të tjera ose nga çka ka mbetur gojë më gojë në këngët popullore të Shqipërisë së Mesme, siç është kënga *Mahmudeja e stolisurë*. Ndër ato pak vargje tetë- dhe dymbëdhjetërrokshe të botuara, gjejmë disa lirika të holla me një përpikëri metrike të plotë, lirika që përshkruajnë gëzimet e dashurisë dhe bukurisë femërore. Shqipja e tij është më pak e përzier me orientalizma se ajo e Nezim Frakullës. Madje, në njërën nga vjershat, Sulejmani e qorton Nezimin se e ka tepruar me fjalë turke.

**Hasan Zyko Kamberi**[16] ka lindur në gjysmën e dytë të shekullit të tetëmbëdhjetë në Starje të Kolonjës, një fshat në Shqipërinë e jugut rrëzë malit Gramoz. Për jetën e tij dimë vetëm se ka marrë pjesë në betejën turko-austriake të Smederevos në Danub në lindje të Beogradit më 1789 [1203 A.H.] në një ushtri nën komandën e Ali pashë Tepelenës (1741-1822). Vdiq si dervish, pa dyshim i sektit bektashi, në fshatin e lindjes në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Varri i tij në Starje të Kolonjës u kthye në *tyrbe*, e njohur aty si Tyrbja e Baba Hasanit.

Hasan Zykoja është një nga përfaqësuesit më kryesorë të traditës myslimane në letërsinë shqiptare, edhe pse vepra e tij më e rëndësishme, një *mexhmua* (përmbledhje vjershash) prej 200 faqesh është zhdukur. Thuhet se një dorëshkrim i kësaj përmbledhjeje ka qenë dërguar për botim në Manastir më 1908-1910, por deri tani nuk është zbuluar ndonjë gjurmë[17]. Nga krijimtaria e tij pak ka ardhur deri në ditët tona, dhe ende më pak është botuar. Gjenden vetëm: një *mevlud* i shkurtër, d.m.th. vjershë fetare për lindjen e profetit Muhamed[18], rreth dhjetë *ilahi*, dhe përmbi pesëdhjetë vjersha laike.

*Mevludi* i Hasanit, djalit të Zyko Kamberit, siç e quan veten, është ndoshta nga të parat që janë hartuar në gjuhën shqipe dhe pa dyshim është ndikuar nga ai i poetit turk Sylejman Çelebi[19] (vd. 1422). Një kopje e *mevludit* të Hasan Zykos, prej pesëdhjetë strofash me katër vargje tetërrokësh me rimë ABAB, ruhet sot në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë. Si në këtë vepër ashtu edhe në vjershat e tjera fetare të tij, njëra nga të cilat i kushtohet historisë biblike të Abrahimit, Sarës dhe Hagar egjiptianit, ndiejmë talentin e një poeti që e njihte me themel teologjinë myslimane e bektashiane.

Poezia laike e Hasan Zykos mbulon një gamë të gjerë temash. Në tetërrokshin e tij *Sefer-i hümâyûn* (Fushata luftarake e mbretit) me tridhjetë e tre strofa, ai përshkruan se si mori pjesë në Betejën e Smederevos, që përmendëm më parë, dhe jep një pasqyrë realiste të vuajtjeve prej saj. Në *Bahti im* (Fati im) dhe *Vasijetnameja* (Amaneti), Hasan Zykoja u hedh një vështrim ironik e herë-herë të hidhur trilleve të fatit e sidomos fatkeqësive të jetës vetjake. *Gjerdeku* pasqyron zakonet martesore të fshatit. Këtu nuk kemi ndonjë idil baritor, por një pasqyrë realiste të ankthit dhe vuajtjeve të vajzave të reja që i martojnë të tjerët sipas zakonit pa e zgjedhur vetë shokun e jetës, si dhe vuajtjet e djemve të rinj, që detyrohen të shkojnë në kurbet për të nxjerrë bukën e gojës. Në lirikat e dashurisë, Hasan Zykoja vajton për konvencionet sociale që nuk i lejojnë ndjenjat e zjarrta e të natyrshme. Një kritik kosovar i tronditur, i ka

16 kr. Myderrizi 1955a.

17 kr. Shuteriqi 1976, f. 272.

18 kr. Kaleshi 1958, dhe Lamaj 1982.

19 kr. Engelke 1926 dhe MacCallum 1943. Mevlude vendëse ka edhe në gjuhët serbe, greke e çerkeze.

cilësuar ato si "një erotikë të çoroditur e banale"[20]. Më e njohura nga të gjitha vjershat e tij është *Paraja*, një kritikë therëse ndaj korrupsionit feudal dhe njëkohësisht ndoshta poezia më e mirë satirike në letërsinë shqiptare para shekullit të njëzetë. Ajo nis kështu:

"*Mbreti, q'urdhëron dynjanë,*
*Që ka vënë taraphanë*
*E i presënë paranë,*
*Ja di kimenë parasë.*

*Dhe veziri, q'është veqil,*
*Zë sikur të bënet' adil*
*E mos thotë dot kaly-kil,*
*Ja di kimenë parasë.*

*Sheh Islami, q'ep fetfanë,*
*Që di qitapëtë ç'thanë,*
*Nukë kaçirdis paranë,*
*Ja di kimenë parasë.*

*Myfti edhe myderizë*
*Edhe kyrra e vaizë*
*Kanë ujdisur' iblizë,*
*Ja di kimenë parasë.*

*Dhe kadiu i mehqemesë,*
*Që rri sipër sixhadesë,*
*Edhe shehu i teqesë,*
*Ja di kimenë parasë...*

*Dhe pashallarë, bejlerë,*
*Edhe avamë të tjerë,*
*Për para apënë krerë,*
*Ja di kimenë parasë...*

*Kadiut, t'i rrëfesh paranë,*
*Ters e vërtit sherianë,*
*Për para se ç'e shet t'anë,*
*Ja di kimenë parasë...*"

Vargjet e Hasan Zykos u bënë shumë popullore dhe u përhapën gojë më gojë në shekullin e nëntëmbëdhjetë. Në parathënien për përkthimin e tij shqip të librit të parë të Iliadës së Homerit (Bukuresht 1896), Naim Frashëri do të thoshte: "Në mes të vjershëtorëvet të Shqipërisë ka zënë kryenë Hasan' i Zyko Kamberit". Gjuha e Hasan Zykos është më e zhdërvjellët dhe më origjinale se ajo e Nezimit dhe e Naibit gjysmë shekulli para tij dhe diçka më pak e ngarkuar me fjalor oriental. Do të ishte i dëshirueshëm një botim shkencor kritik i veprave të tij.

Poezisë së Hasan Zyko Kamberit e madje asaj të Nezim Frakullës nuk i mungon kritika

---

[20] kr. Hysa 1987, f. 238.

sociale, sikundër e pamë, por duhet të vijmë te poeti bektashi **Zenel Bastari**[21] që të gjejmë shprehjen e parë të vërtetë ideologjike të vetëdijes sociale në letërsinë e bejtexhinjve. Duke parë paaftësinë e dukshme në rritje të autoriteteve turke për të përballuar shembjen e Perandorisë Osmane, bejlerët dhe pashallarët feudalë të Shqipërisë zunë të hahen me egërsi përherë e më të madhe midis tyre që kush e kush të dilte mbi të tjerët. Dera e Bushatllinjve pati krijuar një principatë gati të pavarur në Shqipërinë veriore në fundin e shekullit të tetëmbëdhjetë, kurse pashallëku i Ali pashë Tepelenës (1741-1822) në Shqipërinë jugore dhe Greqinë veriore kishte arritur kulmin e fuqisë aty nga viti 1811. Në zonën e Tiranës haheshin me njëra tjetrën familjet feudale Jella dhe Toptani, grindje e luftë që Zenel Bastari e përjetoi dhe e pa me sytë e vet. Me atë gjendje ekonomike që sa vinte e më tepër po bëhej e paqëndrueshme, dhe me ato kryengritje që po ktheheshin në ngjarje të zakonshme, viktimat kryesore te konfliktit social natyrisht që ishin klasat e ulëta të shoqërisë, të cilave u përkiste, me sa duket, ndryshe nga shumë bejtexhinj të tjerë, edhe Zenel Bastari.

Zenel Bastari, i quajtur edhe Zenel Hyka, ka lindur në fshatin Bastar afër Tiranës, ku dhe punoi si rrobaqepës apo punëtor krahu në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Nuk i dihen as përafërsisht datat e lindjes e të vdekjes. Për këto mund të gjykojmë vetëm duke u nisur nga një vjershë ku përmendet vrasja e Shemsedin Shemimiut (1748-1831) nga Fushë Kruja më 1831. Bastari qe autor i rreth dyqind strofave katërshe me tema sociale, fetare, humoristike e dashurore. Në vjershën *Tirana jonë si mësoi* ai dënon hapur shtypjen e njerëzve të thjeshtë nga çifligarët dhe pronarët e paskrupullt feudalë, temë e përhershme kjo në letërsinë shqiptare të shekullit të njëzetë. Vjersha *Meti i Mlla Rexhepit* është një portret humoristik, me sarkazëm therëse, i një nëpunësi e kleriku imoral e të korruptuar, një figurë stereotipe, ndonëse plotësisht realiste, që do të shërbente herë pas here edhe si objekt i pëlqyer i poezisë politike në letërsinë shqiptare të mëvonëshme.

Një tjetër element përbërës me rëndësi i veprave poetike të Zenel Bastarit ka qenë misticizmi panteist i fesë bektashiane. Edhe pse pati hyrë në Shqipëri prej jeniçerëve turq që në shekullin e pesëmbëdhjetë, vetëm në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë gjeti përhapje të gjerë në popullsinë e Shqipërisë jugore e të mesme. Teqetë e bektashinjve, sidomos ato të Krujës, Korçës, Konicës, Frashërit dhe Gjakovës, do të bëheshin pas pak kohe qendra të fshehta të kulturës, shkollimit, tolerancës dhe, njëkohësisht, të qëndresës kombëtare kundër sundimit turk. Talenti krijues i Bastarit u zhvillua nën ndikimin e Haxhi Ynçarit, një udhëheqës shpirtëror i sektit bektashi, për të cilin thuhet se kishte mjaft autoritet intelektual asokohe. Dhuntinë e poezisë ai e shihte si *hidâyet-i hak* (frymëzim hyjnor) që i jep mundësi të arrijë *nur*-in. Bastari predikon besimin e tij në vjershën me katërmbëdhjetë strofa katërshe *Mbi bektashizmin*, e cila nis kështu:

"*Ashku i perverdigjarit*
*Më ka bamun mu shahir,*
*Nuri i Haxhi Ynçarit*
*S'e di punën ti zahir*."

Lirikat e dashurisë të Bastarit, ashtu si ato të Nezim Frakullës, përmbajnë shumë nga figurat dhe metaforat standarde të *gazeleve* orientale, për shembull poeti që vuan nga zemra e lënduar, ose sëmundja e dashurisë që s'ka ilaç. Për dashurinë ai thekson *Kjo hazine asht xhemal, hem gjynah e hem sevap* (Ky thesar është përsosmëri, edhe mëkat edhe meritë).

---

[21] kr. Gjyli 1961 dhe Hysa 1987b.

Bashkëkohësi i Bastarit **Muhamet Kyçyku**[22] (1784-1844) shënon kalimin nga poezia klasike e bejtexhinjve të parë te poetët e Rilindjes të gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Kyçyku, që njihet edhe me emrin *Muhamet Çami*, d.m.th. çam, ishte nga Konispoli. Ai studioi për teologji njëmbëdhjetë vjet në Kairo, ku dhe ishte vendosur një koloni shqiptare jo e paktë. Pasi u kthye në fshatin e lindjes, shërbeu si hoxhë dhe vdiq më 1844 [1260 A.H.].

Kyçyku ka qenë autor më prodhimtar në krahasim me të tjerët. Ai ka shkruar në dialektin e tij çam dhe, me sa duket, ka qenë i pari autor shqiptar që është marrë me poemën e gjatë. Ajo që e bëri të mos harrohet, është rrëfenja romantike në vargjen e njohur me emrin *Erveheja*, që në fillim mbante titullin *Ravda* (Kopshti), shkruar rreth vitit 1820. Kjo rrëfenjë poetike, me strofa katër vargjesh e tetërrokësh me rimë ABAB jep peripecitë e së bukurës Ervehe, e cila ia del mbanë të mbrojë nderin e virtytin e saj, duke kaluar shumë prova e fatkeqësi.

> I shoqi i Ervehesë shkon në një vend tjetër dhe e lë të shoqen në kujdesin e të vëllait, i cili, megjithëse kishte dhënë fjalën, orvatet ta përdhunojë. Erveheja u bën ballë si joshjeve ashtu edhe kërcënimeve të tij se do ta vriste po të mos i jepej. Vëllai i tërbuar hakmerret duke e akuzuar Ervehenë se kishte tradhëtuar të shoqin dhe prandaj e dënojnë sipas ligjit të Kuranit për ta qëlluar me gurë për vdekje. Për mrekulli Erveheja shpëton nga goditjet, dhe një fisnik kalimtar, i cili dëgjon të qarat e saj, e merr nga zalli dhe e shpie në shtëpinë e vet tek e shoqja. Erveheja e merr veten, por fisniku që e shpëtoi bie viktimë e bukurisë së saj. Ajo kundërshton edhe propozimet e tij, duke i thënë se është e martuar, gjë që mjafton për ta larguar. Më pas, një shërbëtor i shtëpisë përpiqet ta përdhunojë, por edhe ai sprapset. Ai merr hak duke vrarë djalin e fisnikut e duke akuzuar Ervehenë për këtë krim. Çështja sqarohet por fisniku, edhe pse i bindur për pafajësinë e saj, detyrohet të mos e mbajë më Ervehenë në shtëpi, por t'i japë katërqind para flori e ta largojë. Fatkeqësitë e Ervehesë së shkretë nuk marrin fund me kaq. Kur po endej përgjatë një bregut të një lumi, ajo has një vjedhës, të cilin do ta varnin ngaqë kishte grabitur katërqind para flori nga arka e mbretit. I vjen keq për të e i shpëton jetën duke i dhënë paratë e veta. Vjedhësi i vete pas dhe e kërkon për grua. Kur ajo nuk pranon, ai si mosmirënjohës, ia shet për skllave një kapiteni anijesh, i cili gjithashtu orvatet ta përdhunojë. Mu në atë çast ngrihet një shtrëngatë dhe i mbyt të gjithë përveç Ervehesë, të cilën deti e nxjerr në bregun e një qyteti të huaj. Një njeri fetar i jep rrobat e tij dhe, e veshur si burrë, ajo i paraqitet mbretit të vendit, i cili e pret me ngrohtësi dhe i jep një shtëpi. Aty ajo përkujdeset për të sëmurët e të verbërit, dhe bëhet objekt respekti e nderimi për punët e mira që bën. Madje, kur mbreti vdes, Ervehenë e zgjedhin për trashëgimtar. Një ditë, në oborrin e saj vijnë pesë të huaj: i shoqi me të vëllanë, fisniku shpëtimtar, shërbëtori dhe vjedhësi, këta tre të fundit të verbër tani. Erveheja u premton t'i shërojë nëse i rrëfejnë të gjitha mëkatet. Kësisoj dalin në dritë të gjitha padrejtësitë kundër Ervehesë, e cila tani i shfaqet të shoqit si grua e ndershme dhe e virtytshme, ashtu sikundër kishte qenë gjithmonë.

Ideja e kësaj historie moralizuese për "virtytin e femrës" ndeshet mjaft në letërsinë orientale dhe në atë perëndimore. Ka të ngjarë që burimi i variantit poetik të Kyçykut të kësaj historie të jetë *Tûtî-nâme*-ja persiane (Rrëfenja e një papagalli) e Zijaudin Nakshabit (Ziyâ'uddîn Nakhshabî), e frymëzuar nga origjinali sanskritisht *Shukasaptati*. Teksti shqip prej

---

[22] kr. F. Fishta 1940b, Rossi 1948, Myderrizi 1951a, 1957a, Hetzer 1983b, 1984a, dhe Vehbiu 1989.

shtatëmbëdhjetë faqesh përbëhet nga 856 vargje dhe ruhet në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë[23]. Ajo është edhe nga të rrallat vepra të bejtexhinjve të botuara në shekullin e nëntëmbëdhjetë, ndonëse në një variant të ndryshuar. Publicisti rilindës Jani Vreto (1822-1900) jo vetëm e transliteroi dhe e botoi *Ervehenë* në Bukuresht më 1888, por edhe e përshtati për shijet e fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, duke e parë të arsyeshme edhe ta pastronte nga fjalori turqisht, persisht e arabisht. Megjithatë, varianti i parë origjinal është më i kuptueshëm dhe ruan karakterin narrativ të pastolisur të një historie poetike, ndërsa varianti i Vretos rreket ta paraqesë veprën në një formë më epike me epitetet përkatëse.

*Erveheja* nuk është e vetmja vepër e Kyçykut e ardhur deri në ditët tona, ndonëse për shumë vjet nuk njihej tjetër përveç saj. Pjesa më e madhe e mbi 4000 vargjeve (rreth 200 faqe) që kemi prej tij, janë zbuluar në këta pesëdhjetë vjetët e fundit. Vepra tjetër e Kyçykut është *Jusufi e Zelihaja*, një rrëfenja moralizuese me 2430 vargje, mbështetur në historinë biblike të rrëfyer në Zanafilla 39 dhe në suren e dymbëdhjetë të Kuranit, mbi përpjekjen e gruas së padronit egjiptian Potifar për të joshur e bërë për vete djaloshin e hijshëm Jusuf. Kjo 'më e bukura rrëfenjë', siç e quan Kurani, ka shërbyer si motiv i përbashkët për letërsitë arabe, persiane e turke. Ajo ishte marrë dhe përshtatur, në veçanti, nga poeti epik persian Firdusi (Firdausî, rreth 935-1020) dhe më pas nga autori mistik Xhami (Jâmî, 1414-1492) në poemën *Jusufi dhe Zelihaja*. Jusufi biblik është, në disa pikëpamje, kolegu mashkullor i Ervehesë. Edhe ai vuan shumë në duart e familjes së tij e të armiqve dhe po ashtu u qendron me vendosmëri joshjeve të gruas së zotnisë së vet për të mbetur i ndershëm e i virtytshëm. *Jusufi dhe Zelihaja* e Muhamet Kyçykut dëshmon për një nivel më të lartë letrar se *Erveheja*. Gjuha e saj është më e pasur dhe mjaft nga pjesët përshkruese i kapërcejnë caqet e një rrëfimi të thjeshtë. Ajo gjithashtu mbështetet më shumë në analizën e karaktereve si mjet për të dhënë dramaticitetin e situatës, sidomos kur është fjala për ndjenjat e zjarrta të Zelihasë së dashuruar.

Muhamet Kyçyku është autori i një radhe vjershash të tjera të shquara, në njërën prej të cilave, me 348 vargje në strofa katërshe me nga tetë rrokje, që zakonisht titullohet *Bekriu*, autori mysliman i saj dënon pijen e rakisë e të verës. Në këtë vjershë përmendet emri i autorit dhe viti 1824 [1239 A.H.], çka na bën të mendojmë se është vepra më e hershme e Kyçykut që mund të datohet me saktësi. Një poemë historike, e cila mban datën 1826 [1241 A.H.], përpjekje e Kyçykut për të rrahur tema më epike, u këndon fushatave të Ibrahim Pashës (1789-1848), bir i gjetur i Muhamed Aliut, sundimtar i Egjiptit, gjatë luftës greke për çlirim. Ajo përmban, ndër të tjera, përshkrime të betejave të Athinës dhe Misolongjit (1822). Një poemë me 100 vargje, e njohur me titullin *Gurbetlitë* merret me hallet e atyre shqiptarëve që detyrohen të lënë atdheun për të kërkuar punë e jetë më të mirë jashtë vendit, temë kjo që do të rimerret nga shumë vepra të letërsisë shqiptare të mëvonëshme. Kyçyku, që, sikundër theksuam, jetoi dhe studioi për njëmbëdhjetë vjet në Egjipt, ia kushtoi energjitë e veta edhe përkthimit të letërsisë fetare nga arabishtja në turqishte. Nga këto kemi variantin shqip të *Qasîdatu'l-Burda* (Odë për xhyben) të poetit arab me prejardhje berbere Al-Busiri (Al-Busîrî, vd. 1296), një panegjirik klasik për profetin Muhamed.

**Tahir Boshnjaku**[24], i quajtur edhe Tahir efendi Gjakova apo Efendiu i Madh, ka qenë një shkrimtar nga Gjakova në gjysmën e parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Kreu studimet për teologji në Stamboll dhe u kthye në Kosovë e dha mësim në 'Medresen e vogël' në Gjakovë. Emri *Boshnjaku* ose shënon se kishte ardhur nga Bosnja ose të paktën nga krahina e Plavës dhe Gucisë, asokohe pjesë e Bosnjës, ose ai i kishte vizituar mjaft ato vende. Sidoqoftë, ai është autori i një vepre me 328 vargje me titullin *Vehbije* (Blatim) ose *Emni Vehbijje* datuar 1835

23 Dorëshkrimi nr. III F 36.

24 kr. Kaleshi 1956, 1966-67, dhe Ajeti 1960 dhe 1962.

[1251 A.H.], një përmbledhje vargjesh të rregullta me metrikë arabe, ku janë ndërfutur pjesë në prozë, që trajtojnë çështje fetare dhe filozofike, si fjala vjen kotësia e qenies, parajsa dhe ferri, detyrat e njeriut dhe vendi i dijes. Kjo u transliterua keq në alfabetin e Stambollit nga një i quajtur Ismail Haxhi Tahir Gjakova dhe u shtyp në Sofje më 1907.

Prirja për poema të gjata dhe fillime të poemës epike, që u vu re te Muhamet Kyçyku, u zhvillua më tej nga dy vëllezër prej fshatit Frashër në Shqipërinë jugore. **Dalip Frashëri**[25] që ishte një dervish bektashi e që pati marrë mësime në teqen e njohur bektashiane të Frashërit, të themeluar më 1824-1825 nga Tahir Nasibiu (vd. 1835). Nasibiu e dërgoi nxënësin e tij në Konicë, ku Dalip Frashëri u vu vetë në krye të një teqeje dhe shkroi një poemë epike shqip. Kjo poemë me 65000 vargje me titullin *Hadikaja* (Kopshti), e shkruar me pseudonimin *Hyxhretiu* (i mërguari), u përfundua më 1842 [1258 A.H.]. Ajo është mbështetur në një vepër me po atë titull të poetit azerbajxhanas Fuzuliu (Fuzûlî, 1494-1556), përfaqësuesi më i madh i *divaneve* lirike turke. *Hadikaja* shqiptare, e ndarë në dhjetë këngë përveç hyrjes dhe mbylljes, është sa dyfishi i variantit azer-turqisht dhe përbën poemën e parë epike të vërtetë në gjuhën shqipe. Ajo është hartuar kryesisht në strofa katërshe me vargje tetërrokësh me rimë ABAB, herë-herë të ndryshuar me vargje gjashtërrokëshe. Dorëshkrimi ruhet në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë[26]. *Hadikaja* trajton jo vetëm historinë e bektashizmit në Shqipëri, por ashtu si *Hadîqatû as-su'adâ* e Fuzuliut, edhe ngjarjet e historisë myslimane shiite, sidomos Betejën e Qerbelasë në Irak në vitin 680 të erës sonë, në të cilën u vra Huseini, nipi i profetit Muhamed. Vëllai më i vogël i Dalipit, **Shahin bej Frashëri**, gjithashtu provoi të shkruajë një poemë epike me temë bektashiane. *Myhtarnameja* (Historia e Myhtarit) e tij prej 12,000 vargjesh, e pabotuar deri më sot, trajton gjithashtu historinë myslimane shiite dhe Betejën e Qerbelasë, në të cilën Myhtari qe një nga pjesëtarët. Kjo poemë, nga e cila njihen disa kopje, u përfundua më 1868 dhe duket se është mbështetur në një origjinal persian e është ndikuar nga një variant i ndërmjetëm turqisht. Poeti i Rilindjes Naim Frashëri (1846-1900) që, ndonëse nga i njëjti fshat, nuk kishte lidhje gjaku të drejtpërdrejtë me vëllezërit e sipërpërmendur, duket se ka qenë frymëzuar nga *Hadikaja* dhe *Myhtarnameja* në krijimin e poemës epike me temë bektashiane *Qerbelaja*, Bukuresht 1898. Të dyja këto vepra janë cituar shpesh nga historianët e letërsisë, sidomos kur ka qenë fjala për Naim Frashërin, por rrallë në mos fare janë lexuar vërtet, përderisa vetëm disa fragmente të shkurtra nga *Hadikaja* janë botuar deri tani. Një botim kritik shkencor i këtyre dy poemave do të ndihmonte që të vlerësoheshin ato dhe autorët.

## 5.4 Shkrimtarë minorë të periudhës

Njihen një numër poetësh të tjerë të hershëm myslimanë, veprat e të cilëve kanë ardhur vetëm pjesërisht deri në ditët tona ose nuk kanë ardhur fare. **Dervish Hasani** nga Krusha e Vogël afër Rahovecit në Kosovë, që ka jetuar aty nga fundi i shekullit të shtatëmbëdhjetë, është autori i poezisë më të vjetër shqipe me shkrim arab të shkruar në Kosovë. Ai qe dervish në teqenë e madhe halvetie në Rahovec, të ngritur nga sheh Sulejman Ejup Dede i Potoçanit në vitet 1680. Nga vargjet e tij mistike pak gjë ka mbetur. **Sulejman Temani**, poet dhe sheh halveti nga Berati, është gjithashtu autor i disa vjershave me temë fetare. **Haxhi Ymer Mustafa Kashari** nga Tirana, lindur në fillim të shekullit të tetëmbëdhjetë, ka shkruar vjersha me temë

[25] kr. Myderrizi 1955b.

[26] kr. Shuteriqi 1976, f. 226-228.

fetare në shqipe dhe turqishte. Vargjet e tij, edhe pse të mbingarkuara me orientalizma, përbëjnë dokumentin më të vjetër të dialektit tiranas. Ka ardhur deri në ditët tona një *ilahi* me tetëmbëdhjetë vargje nga **Mulla Beqiri**, myfti i medresesë së Vushtrrisë në Kosovë, që ka jetuar nga mesi i shekullit të tetëmbëdhjetë apo fillimi i shekullit të nëntëmbëdhjetë, po kështu edhe dy vjersha dashurie nga **Omer efendi Sadedini** prej Shqipërisë jugore. Nga qendrat kulturore myslimane të lulëzuara të Beratit e Elbasanit kemi informacione mbi disa bashkëkohës të Nezim Frakullës. **Ismail pashë Velabishti** nga Berati, të cilin e kemi përmendur më sipër si patron të Nezimit e që është vrarë më 3 gusht 1764 në Vlorë, na ka lënë një vjershë me vargje tetërrokëshe të shkruar gjatë kohës që ishte komandant i kalasë në Lepanto, e ku shpreh mallin për atdheun. Nga Elbasani kemi vjershat e **Ibrahim Elbasanit** dhe **Sulejman pashë Vërlacit**, i njohur edhe si Sulejman Pashë Elbasani. Nga Shkodra njihet **Mulla Salih Pata**, i cili shkëlqeu në gjysmën e dytë të shekullit të tetëmbëdhjetë si poet në oborrin e Bushatllinjve. Ai është autor *bejtesh* satirike, dy prej të cilave ia kushton Kara Mahmud pashës. Po në oborrin e Bushatllinjve ishte pa dyshim bashkëkohësi i tij **Mulla Hysen Dobraçi** nga Shkodra, që ndoshta është i njëjtë me një Hysen efendi Shkodra, autori i poezisë kushtuar qëndresës shqiptare kundër sundimit turk. Folkloristi dhe shkrimtari Zef Jubani (1818-1880), i cili ka botuar një pjesë të vargjeve të Dobraçit në librin e tij *Raccolta di canti popolari e rapsodie di poemi albanesi*, Trieste 1881 (Përmbledhje këngësh popullore e rapsodish shqiptare), e quan atë 'Anakreoni shqiptar'. Vjersha më e mirënjohur e Dobraçit i këndon betejës së Kara Mahmud pashës kundër forcave turke të komanduara nga Ahmed pasha në Berat më 1785. Një autor anonim nga Gjirokastra[27] gjithashtu na ka lënë një vjershë për mësymjen që i bëri qytetit Ali pashë Tepelena (1741-1822) aty nga viti 1793.

Edhe në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë u krijuan shumë vjersha sipas traditës myslimane me tema fetare e disa historike nga autorë për të cilët kemi shumë pak të dhëna. **Elmaz Gjirokastriti**[28] ka qenë autori i një vjershe me nëntëdhjetë e dy vargje me titullin turqisht *Evvel hastalik* (Sëmundja e parë), e cila flet për epideminë që përfshiu krahinën e Gjirokastrës më 1817. Është shkruar më 1820 dhe ruhet në një dorëshkrim të ardhur nga Gjirokastra. **Haxhi Etëhem bej Tirana** (1783-1846), i njohur edhe si Etëhem bej Mollai, ka qenë autor poezie mistike bektashiane e i një *divani* shqip, nga të cilat nuk ka mbetur kurrgjë, si dhe i katër divanëve turqisht. Ai ka vdekur në Tiranë dhe është varrosur në xhaminë që edhe sot mban emrin e tij në qendër të kryeqytetit shqiptar. Një poet tjetër me frymëzim bektashian ka qenë **Baba Abdullah Melçani** (vd. 1852), që ka themeluar teqenë e madhe të Melçanit afër Korçës dhe ka marrë pjesë aktive në lëvizjen kombëtare. Nga vjershat e tij mistike shqip, vetëm njëra kushtuar legjendarit Sari Salltëk Baba[29] ka ardhur deri në ditët tona. **Mulla Dervish Peja**, i njohur edhe me emrin Dervish efendiu i Pejës, ka qenë një figurë fetare e nderuar në fillimin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, i njohur në traditën gojore për urtësinë e shprehur në bejtet dhe thëniet e tij. Ka mbetur vetëm një nga vjershat. Kurse nga vargjet fetare të **Ahmet Elbasanit**, sheh nga Elbasani, nuk është gjetur asgjë. **Hysen Bitri**, një poet nga kryeqendra bektashiane e Krujës, ka qenë autori i tri vjershave fetare shqip të shkruara para vrasjes së udhëheqësit shpirtëror Shemsedin Shemimiu (1748-1831) nga Fushë Kruja më 1831. Poeti **Asllan bej Puçe** (1807-1830) ishte djali i Ago Myhyrdarit, sekretar i Ali pashë Tepelenës. Ai vdiq njëzet e tre vjeç në masakrën e Manastirit më 30 gusht 1830 bashkë me krerët e tjerë shqiptarë. Asgjë nuk ka mbetur nga krijimet e tij. Po nga Shqipëria e jugut ka qenë **Abdullah Sulejman Konispoli**,

27 kr. Myderrizi 1959.

28 kr. Myderrizi 1957b.

29 Mbi legjendën e Sari Salltëkut, kr. Kaleshi 1971a.

autor i një *mevludi* në dialektin çam, të shkruar rreth vitit 1831 e që ruhet në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë, si dhe i vjershave të tjera përfshirë përkthime poezish nga arabishtja dhe turqishtja. **Ahmet Tusi**, një sheh i sektit rufai, ka lënë disa vargje me tema fetare aty rreth vitit 1836. Pak gjë dihet për **Ismail Floqin** nga krahina e Korçës, përkthyes i një *mevludi*[30], dhe për poetin **Jonuz efendi Sabriu**. **Tahir Nasibiu** (vd. 1835) ka qenë themeluesi i teqesë bektashiane të Frashërit më 1824-1825. Për të thuhet se ka shkruar poezi shqip, persisht dhe turqisht, por asgjë nuk ka ardhur deri në ditët tona. Poezi me interes historik ruhen nga **Mulla Fejzo Abdalli**[31] prej Gjirokastre, autor i një vjershe të datuar 1841 [1257 A.H.] për luftën kundër një pashai turk gjatë mbretërimit të Sulltan Mahmudit II (sundoi 1808-1839), dhe nga **Demir Vlonjati** (vd. 1845), i njohur edhe me emrin Demir aga Vlonjakasi, autor i një vjershe me vargje tetërrokësh me nëntëmbëdhjetë strofa katërshe të datuar 1845 [1261 A.H.], në të cilën ai dënon një masakër të kryer atë vit nga forcat turke dhe vuajtjet që pësoi Shqipëria nga reformat e Tanzimatit.

Një traditë letrare e çuditshme në Orient ka qenë ajo e fjalorëve në vargje. I pari fjalor i tillë shqip-turqisht, sikundër thamë, ka qenë ai i shkruar nga Nezim Frakulla. Në vitin 1835 [1251 A.H.], **Shemimi Shkodra** apo Shemimiu nga Shkodra përfundoi një fjalor shqip-turqisht[32] me rreth 1000 zëra me titull *Nytkë* (Ligjërim). Sipas autorit, ishte hartuar për t'u shërbyer nevojave të ushtarëve turq në Shqipëri dhe të shqiptarëve që nuk dinin turqisht. Dialekti i shqipes është ai i Shkodrës i përzier me elemente nga e folmja e Beratit, gjë që na bën të hamendësojmë se autori ka jetuar në Berat për ca kohë. Këtë interes për leksikografinë ndjek në traditën e shekullit të tetëmbëdhjetë **Myslim Hoxha** nga fshati Levan afër Fierit, i cili ka qenë autor i një përshtatjeje në gjuhën shqipe e *Tyfhe-i Shâhidî* (Dhuratë e Shahidiut), një fjalor persisht-turqisht i hartuar më 1514 [920 A.H.] nga Ibrâhîm Shâhidî Dede, një dervish mevlevi nga Mughla, që vdiq më 1550 [957 A.H.]. Ai përmbante disa mijëra zëra.

Tekstet shqipe në prozë me shkrim arab kanë qenë jashtëzakonisht të rralla. Një i tillë, që mban datën 1840 [1256 A.H.], është përkthim i një teksti fetar nga arabishtja prej **Mehmet Iljaz Korçës**. Kjo vepër është një dorëshkrim me prejardhje nga Korça dhe u zbulua më 1953, kurse tani ruhet në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë.

## 5.5 Përfundime

Bejtexhinjtë shqiptarë, në përgjithësi, nuk qenë poetë të nivelit të klasikëve persianë e arabë, aftësia e lartë letrare artistike e të cilëve vinte pas një mijëvjeçari qytetërimi oriental të zhvilluar. Megjithatë, ata qenë rapsodë me talent e me forcë krijuese që shkruan një letërsi të re shqiptare të mbështetur në traditat islamike të Orientit, por edhe një gjuhë letrare të re, sado ende të papërpunuar.

Letërsia shqiptare u shkrua me shkrim arab për më se dy shekuj. Ajo lulëzoi gjatë gjithë shekullit të tetëmbëdhjetë dhe gjysmës së parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë derisa dalëngadalë u zëvendësua nga letërsia e romantizmit e periudhës së Rilindjes Kombëtare, e shkruar kryesisht me alfabetin latin. Në fazat e para, poezia e bejtexhinjve, ashtu si një pjesë e mirë e vjershërimit

[30] kr. I. Floqi 1938.

[31] kr. Myderrizi 1957b.

[32] kr. Myderrizi 1951b dhe Rossi 1951.

*divan* osman, ishte kryesisht letërsi e dijeve dhe e mjeshtërive. Si e tillë, ajo mbeti mjet i drejtuar ndaj interesave të një pakice elitë, qoftë shoqërore, klerikale apo politike. Me kalimin e kohës, ajo e humbi aftësinë për të shprehur ëndrrat dhe aspiratat e popullit shqiptar. Venitja e traditës myslimane në letërsinë shqiptare erdhi krahas kalbëzimit të Perandorisë Osmane dhe lindjes së lëvizjes kombëtare shqiptare gjatë së cilës shqiptarët zunë t'i kthejnë shpinën gjithshkaje që ishte osmane dhe orientale. Turqishtja ishte gjuha e pushtuesit, kurse shkrimi arab erdhi e po shihej nga shumë si tipar i invadimit kulturor të huaj ndaj një populli që dalëngadalë po zgjohej e po luftonte për vetëvendosje. Vetëm një alfabet perëndimor, ide perëndimore e, si pasojë, edhe një letërsi më fort e orientuar nga Evropa mund ta ndihmonte Shqipërinë për t'i bërë ballë asimilimit kulturor nga ana e turqve. Si rrjedhim, letërsia e bejtexhinjve mori qëndrim të kundërt dhe shfaqi në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë një orientim edhe më të madh fetar, sidomos në traditat kulturore bektashiane. Madje kjo letërsi erdhi e hyri edhe në shekullin e njëzetë. Tradita myslimane vazhdoi sidomos në Kosovë, ku deri në vitin 1947 shkruheshin ende vargje me shkrim arab.

Nga të gjitha periudhat e shkrimeve letrare shqiptare, ajo e bejtexhinjve mbetet ndoshta më pak e njohura, si nga studiuesit ashtu edhe nga lexuesit shqiptarë. Dorëshkrimet, sikundër u tha më sipër, në pjesën më të madhe kanë humbur ose nuk gjenden më, dhe ka një mungesë të dukshme specialistësh të kualifikuar, të aftë për t'u marrë me atë që mund të gjendet. Sot nuk ka fare specialistë shqiptarë me njohje të mjaftueshme të osmanishtes e të shkrimit arab, kurse shumë të paktë janë orientalistët e huaj me njohje të mjaftueshme të shqipes, që mund ta trajtojnë me kritere shkencore këtë letërsi. Ajo nuk pati gëzuar ndonjë interesim të veçantë të kritikëve dhe lexuesve në Shqipërinë socialiste për shkak të përqëndrimit kryesisht në tema fetare, autorësisë elitare, konvencioneve klasike e formës së huaj (gjuha e pushtuesit). Për lexuesin e sotëm gjuha e asaj letërsie, përzierje e shqipes, turqishtes dhe persishtes, është tejet e mbingarkuar dhe e mërzitshme, për të mos thënë më tepër. E, megjithatë, letërsia myslimane e shekujve të tetëmbëdhjetë e nëntëmbëdhjetë është pjesë përbërëse e trashëgimisë kulturore të Shqipërisë, element që mbetet për t'u vlerësuar siç duhet e madje, në një masë të madhe edhe për t'u zbuluar.

# 6. TRASHËGIMIA E BIZANTIT. SHKRIMET NË TRADITËN ORTODOKSE NË SHEKULLIN XVIII DHE NË FILLIMIN E SHEKULLIT XIX

## 6.1 Përçarje në identitetin kulturor

Para inkursioneve turke të fundit të shekullit të katërmbëdhjetë Shqipëria shpesh kishte qenë kufiri midis sferave antagoniste të ndikimit të katolicizmit roman dhe ortodoksizmit grek. Edhe pse si rrjedhojë e kryqëzatave disa zona të Shqipërisë veriore e në veçanti portet e Adriatikut nën ndikimin në rritje të Serenissimas i kthyen sytë nga Roma, pjesa më e madhe e Shqipërisë qendrore e jugore mbeti bizantine. Edhe sot e kësaj dite shqiponja dykrerëshe e Bizantit, simbol i kësaj trashëgimie, zbukuron flamurin shqiptar.

Ashtu si në lashtësi, vetë grekët e kohës së Bizantit nuk patën kurrë ndonjë interesim të veçantë për 'barbarët' jogreqishtfolës të Perandorisë, dhe nuk mund të ketë kurrfarë dyshimi se banorët e egër malësorë të Shqipërisë përbënin shembullin më të mirë të atyre që për ta ishin barbarë jashtë kufijve të qytetërimit helen. Edhe pas pushtimit osman të Evropës dhe rënies së Perandorisë së Bizantit, popullsia greke e Ballkanit jugor nuk ishte zhveshur plotësisht nga trashëgimia perandorake e dy mijëvjeçarëve, për të cilat ajo ishte krenare. Pavarësisht nga nënshtrimi i dhunshëm ndaj sundimit turk, midis grekëve mbretëronte një farë vazhdimësie idesh dhe zakonesh, të ushqyera në veçanti nga kisha ortodokse, vetë kuintesenca e madhështisë së venitur bizantine. Në Shqipërinë e jugut dhe Epir, që gjatë shekujve të sundimit turk e deri në ditët tona kanë pasur një popullsi të përzier folësish shqiptarë, grekë e aromunë, Kisha ortodokse mbeti shprehje e qytetërimit grek dhe iu përkushtua tërësisht gjuhës greke si mburojë kulturore kundër hordhive pushtuese të Islamit. Të ishe i fesë ortodokse do të thoshte të ishe grek, ashtu si të ishe i fesë islame do të thoshte të ishe turk. Në secilën prej këtyre kulturave pak vend kishte për zgjimin shkallë-shkallë të aspiratave kombëtare shqiptare. Kështu që shqiptarët e shkolluar në traditën greke do të orientoheshin doemos drejt gjuhës dhe kulturës greke. Përdorimi i shkrimit grek për të shkruar gjuhën e folur nga shqiptarët shihej nga kisha ortodokse si tepër i panevojshëm dhe më vonë shpesh edhe si herezi.

## 6.2 Shqipja me alfabet grek e me alfabete të tjera

Në shekullin e tetëmbëdhjetë dhe në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë, prapëseprapë gjejmë një numër dokumentesh në gjuhën shqipe, të shkruara e të ruajtura në alfabetin grek, që dëshmojnë se interesimi për të shkruar shqipen kurrsesi nuk qe shuar në këtë kulturë të përzier. Këto vepra, nga të cilat pak janë botuar, përfshijnë përkthime nga letërsia fetare ortodokse, fjalorë dhe shënime për gramatikën e gjuhës shqipe. Edhe pse ato nuk janë letërsi artistike si e tillë, në rrethana të tjera, ato mund të kishin hedhur themelet e një tradite të re letrare në

Shqipëri[1].

Alfabeti grek ka qenë krijim i grekëve të lashtë, i ndikuar në një periudhë fillestare të historisë së tyre nga fenikasit, dhe u formësua për t'iu përshtatur sistemit tingullor të gjuhës së tyre. Ai vazhdoi të përdorej për greqishten e re ndonëse shumë nga shkronjat e këtij alfabeti ishin bërë të tepërta në rrafsh sinkronik si pasojë e ndryshimeve fonologjike në shekuj. Kur përshtatej për gjuhën shqipe, ky sistem shkrimi nuk kishte shkronja të tepërta, por vetëm ato të gabuarat. Për shembull në shkrimin grek është e pamundur të bëhet dallim midis *s* dhe *sh* ose *z* dhe *zh*, ose të shprehen bashkëtingëlloret *c*, *xh*, *gj*, *q* të shqipes, ose zanorja asnjanëse *ë*. Por, natyrisht, me vullnet bëhet gjithçka, dhe vërtet shumë dijetarë ortodoksë te shekullit të tetëmbëdhjetë u përpoqën të përdorin alfabetin grek si të vetmin mjet të mundshëm që kishin për të shkruar shqipen.

Dokumenti më i vjetër i shqipes me alfabet grek është Ungjilli i Pashkëve ose Perikopeja e përmendur më sipër, pa dyshim i shekullit të pesëmbëdhjetë ose fillimit të shekullit të gjashtëmbëdhjetë, pesëmbëdhjetë radhë të përkthyera nga Ungjilli i Shën Mateut (27: 62-66). Ai u zbulua nga historiani grek Spiridon Lampros (1851-1919) më 1906 në një dorëshkrim grek[2] që ruhej në Bibliotekën Ambrosiane të Milanos. Kjo vepër është një farë përjashtimi nga tradita ortodokse së pari, sepse duket se është dyqind vjet më e hershme se tekstet e tjera me rëndësi të shqipes me shkrim grek dhe, së dyti, sepse është gjetur në Italinë e veriut. Sidoqoftë, duhet të presim plot dy shekuj për rizbulimin e shkrimit grek.

Nga viti 1731 vjen një gravurë e Virgjëreshës Mari që u vendos në Arkivin e Institutit të Shkencave, paraardhësi i Akademisë së Shkencave në Tiranë. Në këtë gravurë[3], e cila doli nga Manastiri i Shën Mërisë së Ardenicës midis qiparisash në një majë kodre afër Lushnjës, i restauruar kohët e fundit, është teksti 'Virgjëreshë dhe Nënë e Zotit lutu për ne mëkatarët' në tri gjuhë: greqisht, shqip dhe arumanisht, si edhe një tekst pakëz më i ndryshëm latinisht *Regina Mater et Virgo auxiliare Servis suis*. Teksti në shqipe me alfabet grek thotë *Virgjin ë Mame eperndis uro prë nee faj torëte* dhe i vishet një **Nektar Tërpo** (greq. Nektarios Terpos), klerik pa dyshim me prejardhje arumune nga Voskopoja. Tërpoja ishte kryemurg në Ardenicë dhe autor i një vepre fetare greqisht të titulluar *Bibliarion kalumenon pistis*, shtypur në Venedik më 1732 dhe 1750, e cila, ndonëse pa tekstin shqip të sipërpërmendur, përmban të njëjtën gravurë.

Kultura ortodokse në Shqipërinë e shekullit të tetëmbëdhjetë lidhet ngushtë me lulëzimin e qytetit të Voskopojës[4], tani një fshat prej peseqind banorësh midis malesh njëzetepesë kilometra në perëndim të Korçës. Në shekullin e tetëmbëdhjetë, Voskopoja, e njohur në greqishte me emrin Moschopolis dhe në arumunishte Moscopole, u rrit jashtëzakonisht për nga madhësia dhe thonë se u bë një nga qytetet më të mëdha të Ballkanit si dhe qendër e lulëzuar e tregtisë dhe kulturës qytetare. Në kulmin e vet, para se të plaçkitej për herë të parë më 1769, thuhet se ka pasur një popullsi me afro 20,000-50,000 banorë, më të madhe se Athina, Sofje apo Beogradi asokohe, me 24 kisha, një spital, një jetimore, një

---

[1] kr. Elsie 1991a.

[2] Codex 133, f. 63. kr. Martini-Bassi Catalogus Codicum Graecorum, si dhe Lampros 1906 dhe Borgia 1930.

[3] kr. Shuteriqi 1976, f. 107, dhe Hetzer 1982b, f. 140-141.

[4] Për historinë e Voskopojës është shkruar shumë, kryesisht në greqishte dhe gjermanishte. kr. Skenderês 1928, Michalopoulos 1941, Martinianos 1957, Adhami 1972, 1989, Geôrgiadês 1975, Peyfuss 1976, 1986 dhe 1989, Gkatsopulos 1979, dhe Hetzer 1981a, f. 20-25.

bibliotekë, të vetmen shtypshkronjë[5] greke në Ballkan, e cila pati botuar të paktën nëntëmbëdhjetë vepra fetare, si dhe të ashtuquajturën 'Akademia e Re'. Akademia e Re ose *Hellênikon Frontistêrion* ishte një qendër e dijes e themeluar më 1744, e ngjashme me akademitë që dihet se kanë qenë në Bukuresht, Jash, Konstantinopojë, Mecovë, Janinë, në Malin Atos dhe Patmos. Shumë dijetarë grekë me emër vinin në Voskopojë për t'u dhënë mësim arumunëve, që përbënin shumicën e popullsisë, shqiptarëve dhe grekëve. Akademia e Re nuk ishte institucion vetëm teologjik. Ajo gëzonte emër të mirë për mësimdhënien e greqishtes së vjetër, filozofisë, matematikës dhe fizikës, dhe nxori shumë shkrimtarë e dijetarë të njohur. Midis viteve 1769 dhe 1789 Voskopoja u plaçkit disa herë dhe erdhi duke e humbur gjallërinë dhe rëndësinë si qendër tregtare në rrugët midis Konstantinopojës dhe Venedikut. Ajo në fund u shkatërrua më 1916 gjatë Luftës së Parë Botërore dhe, me përjashtim të katër a pesë kishave të bukura ortodokse, ndërtesat historike që patën mbetur, u rrafshuan tragjikisht gjatë Luftës së Dytë Botërore.

Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve[6], i quajtur edhe *Anonimi i Elbasanit*, është një vepër që përmban përkthime pjesësh të katër ungjijve në gjuhën shqipe. Nuk është shkruar me shkrim grek, por me një alfabet të veçantë prej dyzet shkronjash, me sa duket më i vjetri shembull i një alfabeti origjinal shqip që njihet. Kjo vepër prej gjashtëdhjetë faqesh u gjet fillimisht në manastirin e Shën Gjon Vladimirit, të themeluar më 1381 nga Karl Topia. Ajo u shpëtua prej studiuesit elbasanas Lef Nosi (1873-1945) nga manastiri, i cili u dogj më 14 mars 1944 dhe, pas ekzekutimit të Nosit në vitin 1945, përfundoi në Tiranë. Autori i dorëshkrimit është pa dyshim **Grigori i Voskopojës** (vd. 1772), i njohur në shqipe edhe si Grigor Voskopojari ose Grigori i Durrësit, kurse në greqishte si Grêgorios ho Dyrrakhiu. Grigori ka qenë mësues dhe klerik ortodoks në Voskopojë dhe përmendet si autor i disa hagjiografive të botuara atje në greqisht. Nga fundi i jetës ai u zgjodh kryepeshkop i Durrësit (1768) dhe vdiq më 1772, ka të ngjarë në manastirin e Shën Gjon Vladimirit në Shijon të Elbasanit, që, me sa duket, ka qenë selia e kryepeshkopatës asokohe. Dihet se Grigor Voskopojari bëri përkthime të Dhjatës së Vjetër e të Re në një alfabet të shpikur prej tij dhe mund të themi me siguri se Dorëshkrimi Elbasanas i Ungjijve është pjesë e veprës së tij. Megjithatë, Dhimitër Shuteriqi beson se autori i tekstit është një Papa Totasi, prift ortodoks nga ana e Shpatit, emri i të cilit mund të dalë me një shkrim tjetër në faqen e brendshme të dorëshkrimit. Por nuk ka kurrfarë dëshmie konkrete për qenien e një prifti apo shkrimtari të tillë.

Një tjetër figurë e kohës, aktiv në Akademinë e Re në Voskopojë, ka qenë **Theodor Haxhifilipi**[7] (rreth 1730-1805), i njohur me emrin Dhaskal Todhri nga Elbasani. Pasi studioi në Voskopojë, Todhri dha mësim në shkollën greke në vendlindje, në Elbasan, nga vjen dhe emri Dhaskal (mësues). Studiuesi gjerman Johan Georg fon Han (1811-1869), i cili vizitoi Shqipërinë në gjysmën e parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, e përmend si njeri që ka përkthyer jo vetëm Dhjatën e Vjetër, por edhe Dhjatën e Re dhe vepra të tjera fetare. Për fat të keq, pjesa më e madhe e shkrimeve të tij u dogjën gjatë një epidemie më 1827, kështu që as nuk mund ta pohojmë e as ta mohojmë mëtimin e Hanit për përkthimet nga Bibla. Ndër fragmentet që kanë mbetur gjallë e që mendohet se janë të Todhrit, të ruajtura në Arkivin Qendror të Shtetit në

---

5 Për shtypshkronjën e Voskopojës, kr. Peyfuss 1989.

6 kr. Shuteriqi 1949 dhe 1976, f. 91-93, Zamputi 1951, Domi 1965, dhe Elsie 1994c, 1995b.

7 kr. Shuteriqi 1954, 1959, 1976, f. 156-159, dhe Hetzer 1982b, f. 148-149, 1987, f. 71-89.

Tiranë dhe në Bibliotekën Kombëtare të Austrisë në Vjenë[8], janë përkthime shqip të një Libri Ortodoks të Orëve dhe Mesha e Shën Gjon Gojartit. Todhri i ka shkruar veprat e tij me një alfabet të veçantë prej pesëdhjetë e tre shkronjash, mbështetur me sa duket në një shkrim kursiv grek (disa shohin në të ndikime glagolitike), që del se e ka shpikur vetë. Ky i ashtuquajtur alfabet i Todhrit, krejt i ndryshëm nga ai i Dorëshkrimit Elbasanas të Ungjijve dhe i papërdorur për botim, u shti në punë asokohe edhe nga autorë të tjerë në krahinën e Elbasanit dhe vijoi më rrallë, me sa duket, deri nga vitet 1930[9]. Nuk dihet me siguri se çfarë ka shkruar vetë Todhri. Të ruajtura në këtë lloj shkrimi janë, për shembull, edhe dy fabula të Ezopit.

**Kostandin Berati** (rreth 1745 - rreth 1825), i njohur në shqipe edhe si Kostë Berati, mendohet se ka qenë murg ortodoks dhe shkrimtar nga Berati. Ka specialistë që e mohojnë qenien e tij, të paktën si shkrimtar. Për të thuhet se ka pasur në dorë një dorëshkrim nga 1764 deri 1822, që mendohet se është vepra 154-faqëshe që ruhet sot në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë[10]. Ky i ashtuquajturi Kodiku i Kostandinit nga Berati, ose shkurt Kodiku i Beratit, është në të vërtetë një dorëshkrim i thjeshtë në letër dhe nuk duhet kujtuar si 'kodik' pergameni i traditës perëndimore. Duket se ka qenë punë e të paktën dy duarve dhe është përfunduar jo më herët se rreth vitit 1798. Përmban lloj-lloj tekstesh të ndryshme në greqishte dhe shqipe[11]: tekste liturgjie biblike dhe ortodokse në shqip të shkruar në alfabet grek, të gjitha pa dyshim të përkthyera nga greqishtja ose të ndikuara fuqishëm nga modelet greke; një vjershë shqip me dyzet e katër vargje e me tekstin përkatës greqisht, të njohur si *Zonja Shën Mëri përpara kryqësë*; dy glosarë greqisht-shqip me një numër të përgjithshëm prej 1710 fjalësh; një fragment të shkurtër që përmban një tjetër alfabet origjinal; shënime të ndryshme me karakter fetar; dhe një kronikë ngjarjesh midis viteve 1764 e 1789 të shkruar greqisht. Disa nga këto tekste fetare të këtij dorëshkrimi më vonë qarkulluan për qëllime mësimdhënieje ndër bashkësitë ortodokse të Shqipërisë qendrore e jugore. Nga pikëpamja gjuhësore ky kodik jep të dhëna me vlerë për dialektin e Beratit në fund të shekullit të tetëmbëdhjetë.

Me rëndësi letrare në Kodikun e Beratit është *Zonja Shën Mëri përpara kryqësë*, që përmendëm më sipër, shkruar në të ashtuquajturin varg 'politik' grek (*stihos politikos*) prej pesëmbëdhjetë rrokjesh. Ai është një përshkrim i çiltër dhe jo pa emocione i tmerrit që ndiente Shën Mëria kur pa të birin të gozhduar në kryq. Si burim është origjinali greqisht nga Akakios Diakrusis prej Qefalonie, botuar më 1730. Poema nis kështu (e transkriptuar këtu në drejtshkrimin shqip):

| | |
|---|---|
| *"Zonj'e Shën Mëri ardhurë,* | *e ndenj përpara kryqsë* |
| *e mbretëresh'e engjëjet,* | *zonjë e gjithë dynjasë* |
| *e kur e pa mbërthyerë,* | *shpëtimn'e njerëzisë* |
| *e qante ngashëryerë,* | *me mallëngjim thërriste:* |
| *Judha i mallëkuarë,* | *që kallëzoi çifutë* |
| *e erdhë e të rrëmbyenë,* | *si ujqër të pandieshm* |
| *të shpunë të të gjykonjënë,* | *ndë avlli të Pillatit* |
| *qiturë shahit jallanxhi,* | *që të të turpërojnë* |

8 Ser. Nova 3351.

9 kr. Shuteriqi 1976, f. 159.

10 An. S/22F.

11 kr. Ressuli 1938, Shuteriqi 1976, f. 121-122, dhe Hetzer 1981b, 1981-82, 1982a, 1982b, 1986, 1989.

*të ndyninë e të pshtyninë,*
*me të math zë thërrisinë,*
*Vallë ç'u pate bër' o bir,*
*që mbë kryq të mbërthyenë,*
*o biri im i dashuri,*
*qysh i duron mundimetë,*

*e të rrah e të shanë*
*atij Pillatit: vra-e!*
*a ç'të lig u punove*
*e vdekë që të dhanë*
*e djali im i ëmbli*
*rrahur'e përçmuarë."*

Një **Kostandin Cepi**[12] (greq. Tzepês), shkrimtar ortodoks nga fshati malor i Vithkuqit, njëzet e gjashtë kilometra në jugperëndim të Korçës në Shqipërinë juglindore, kishte bërë rreth vitit 1822 një kopje të pjesëve të Kodikut të Beratit. Për Cepin thuhet se ka pasur një farë funksioni në bashkësinë ortodokse të krahinës së Korçës. Në veçanti, ai përmendet në një mbishkrim greqisht në hyrje të kishës së Shën Mihalit në Vithkuq (shek. 17-18), i cili thotë: "Unë, Kostandin Cepi, mësues (*dhaskal*), erdha nga Berati dhe e gjeta këtë vend të rrënuar, me shtëpi të braktisura e gërmadha ...". Dorëshkrimi i Cepit, një kopje e të cilit ruhet sot në Tiranë, përbëhet nga 174 faqe tekstesh fetare, nga të cilat 22 janë në gjuhën shqipe.

Bindja përherë e më e fortë se tekstet liturgjike mund të shkruheshin shqip me anë të alfabetit grek, bëri në të vërtetë që të zgjohej interesimi i dijetarëve dhe klerikëve ortodoksë të Shqipërisë jugore për mundësinë e përkthimeve të Biblës. Ky interesim vazhdoi edhe më tej e sidomos në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë nëpërmjet veprimtarive të Shoqërisë Biblike Britanike dhe Botërore (*British and Foreign Bible Society*) me seli në Londër.

Nënvizuam më sipër përkthimet e hershme të Biblës në Dorëshkrimin Elbasanas të Ungjijve dhe pohimin e studiuesit Johan Georg fon Han se Todhër Haxhifilipi kishte përkthyer Dhjatën e Vjetër e të Re në shqipe në gjysmën e dytë të shekullit të tetëmbëdhjetë.

Në vijim të veprave të Grigor Voskopojarit dhe Todhër Haxhifilipit, i pari përkthim serioz i Biblës që ka ardhur deri në ditët tona e që është botuar me shkrim grek u ndërmor nga **Vangjel Meksi** (vd. rreth 1823), i njohur në greqishte me emrin Evangelos Meksikos, nga Labova afër Gjirokastrës. Me ndihmën e një letre rekomandimi të Ali pashë Tepelenës (1741-1822) më 1803 u dërgua në Itali për të studiuar mjekësi. Pasi kreu studimet në Napoli, ai u kthye në Janinë dhe shërbeu në oborrin e Ali pashës. Meksi bëri udhëtime nëpër Evropë dhe dihet se ka qenë në Stamboll e në Selanik. Vdiq beqar aty rreth të gjashtëdhjetave në Tripolis, Greqi. Meksi përfundoi një përkthim të Dhjatës së Re në dialektin e tij lab për Shoqërisë Biblike Britanike e Botërore më 1821, por nuk jetoi për ta parë të botuar. Robert Pinkerton, përfaqësuesi i Shoqërisë në Stamboll, njoftonte më 1819 se Meksi kishte hartuar shqip edhe një gramatikë të gjuhës shqipe. Përpos kësaj, thuhet se ka përkthyer edhe një trajtesë fetare të abatit Klod Flëri (Abbé Claude Fleuri, 1640-1723). Ndërkaq, me sa duket, asnjë nga këto nuk ka ardhur deri në ditët tona. Do të ishte **Grigor Gjirokastriti**[13] (vd. 1829), i njohur në greqishte Grêgorios Argyrokastritês, peshkop i Eubesë dhe nga viti 1827 kryepeshkop i Athinës, që redaktoi dhe botoi përkthimin e Meksit të Ungjillit të Shën Mateut (Shoqata Biblike Joniane, Korfuz 1824) në një variant dygjuhësh shqip/greqisht dhe, tre vjet më pas, me një drejtshkrim të përmirësuar gjerësisht, gjithë Dhjatën e Re (Shoqata Biblike Joniane, Korfuz 1827), përsëri në variant dygjuhësh.

Pas tyre, përkthimet e para të Biblës u ndërmorën në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë nga **Kostandin Kristoforidhi Nelko**[14] (1826-1895), figurë kryesore ndër

---

12 kr. Shuteriqi 1976, f. 176, dhe Hetzer 1982b, f. 146.

13 kr. Lauriotos 1935.

14 kr. S. Shuteriqi 1911, Dh. Shuteriqi 1950 dhe Qosja 1984, vëll. 2, f. 375-420.

dijetarët shqiptarë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Kristoforidhi, i njohur në greqishte si Kônstantinos Christoforidês, ishte bir i një argjendari nga Elbasani, ku dhe u shkollua. Nga viti 1847 deri më 1850 ai ndoqi shkollën e mesme Zosimea në Janinë dhe bashkëpunoi atje me zëvendëskonsullin austriak Johan Georg fon Han (Johann Georg von Hahn) për veprën monumentale *Albanesische Studien*, Vjenë & Jena 1854 (Studime shqiptare). Vitet e mëpastajme e shpunë në Athinë, Durrës, ndoshta në Londër, Izmir, Stamboll, Maltë dhe Tunis, ku ai u martua dhe dha mësim në një shkollë greke. Pikërisht në vitet 1860 ai nisi të punojë për Shoqërinë Biblike Britanike e Botërore, për të cilën ai përktheu Dhjatën e Re në variantin gegërisht (1872 me alfabet latin) dhe në variantin toskërisht (1879 me alfabet grek) si dhe disa libra të Dhjatës së Vjetër[15]. Këto përkthime ndihmuan për të shërbyer si mbështetje për një gjuhë letrare moderne, në dy variante dialektore, dhe i dhanë atij titullin e 'babait të gjuhës shqipe'. Kristoforidhi gjithashtu shkroi një gramatikë të gjuhës shqipe në greqishte *Grammatikê tês albanikês glôssês*, Stamboll 1882 (Gramatikë e gjuhës shqipe), dhe hartoi një fjalor shqip-greqisht *Lexikon tês albanikês glôssês*, Athinë 1904 (Fjalor i gjuhës shqipe). Ky fjalor, si një nga fjalorët më të mirë të shqipes deri vonë, u transliterua e u ribotua nga Aleksandër Xhuvani (Tiranë 1961). Kristoforidhi ka qenë gjithashtu autor veprash për fëmijë, si *Historia e shenjtëse shkronjë për dielmt*, Stamboll 1870 dhe e rrëfenjës *Gjahu i malësorëvet*, Stamboll 1884, e vështruar si një nga veprat më të hershme të prozës letrare moderne shqiptare.

Një pjesë e mirë e veprës së Kostandin Kristoforidhit u shkrua e u botua me alfabetin grek dhe duhet parë e lidhur ngushtë me traditën ortodokse bizantine në shkrimin shqip, edhe pse autori vetë punoi me bindje për Shoqërinë Biblike Britanike e Botërore protestante. Në të njëjtën kohë, Kristoforidhi është ndërkaq një figurë e rëndësishme e kulturës rilindëse të zgjimit kombëtar, lëvizje kjo që do ta shpinte Shqipërinë drejt formimit të një shteti të vetin.

Përkthimet e teksteve biblike nga Kristoforidhi përmbyllin listën e përkthimeve të letërsisë fetare në shqipe të kryera me alfabetin grek. Ajo që mbetet në këtë traditë të shkrimit shqip janë një numër fjalorësh me rëndësi dhe disa punime më të vogla për gramatikën.

## 6.3 Fjalorë dhe gramatika

**Theodhor Kavalioti**[16] (rreth 1718-1789), i njohur në greqishte me emrin Theodôros Anastasios Kaballiôtês, ka qenë një dijetar arumun nga Voskopoja, i cili dha një ndihmesë të rëndësishme për shkrimin shqip në fushën e leksikografisë. Kavalioti studioi matematikë, teologji dhe filozofi në Janinë midis viteve 1732 e 1734, ku dhe u njoh me veprat e Dekartit (Descartes), Malenbranshit (Malebranche) dhe Lajbnicit (Leibniz). U kthye në vendin e vet në Voskopojë, që kishte filluar të lulëzonte në mesin e shekullit të tetëmbëdhjetë, dhe u bë drejtor i Akademisë së Re më 1746. Është autor i disa veprave filozofike të shkruara në greqishte, i një gramatike elementare të greqishtes dhe i një libri për shkollat me titull *Prôtopeiria*, Venedik 1770 (libër fillestar), i cili përmban një fjalor trigjuhësh greqisht-arumanisht-shqip me rreth 1170 fjalë. Një kopje e kësaj vepre ndodhet në Bibliotekën e Akademisë Rumune në Bukuresht. Ky fjalor u ribotua nga studiuesi suedez Johan Tunman (Johann Thunmann, 1746-1778) me një

---

[15] kr. Darlow & Moule, 1911, vëll. 2, f. 45-48.

[16] kr. Meyer 1895, Papacostea 1937, rishtypje 1983, f. 397-405, Qafëzezi 1938, Ruffini 1942, Peyfuss 1976, f. 117-118, 1985, dhe Hetzer 1981a, 1983a.

përkthim latinisht më 1774[17] dhe është me interes gjuhësor për studentët qoftë shqiptarë apo arumunë. Tunmani na thotë:

> "Libri në të cilin gjendet ky fjalor është shtypur në Venedik më 1770 nga Antonio Bortoli. Autori i tij është Protopapas ose predikatori më i shquar në Voskopojën e Maqedonisë, Z. Theodhor Kavalioti. Është njeri i ditur ndër njerëzit e vendit të vet, që ka përfituar nga studimet e gjuhëve, filozofisë dhe matematikës. Meqë kupton dhe flet greqishten, arumanishten dhe shqipen si gjuhë amtare, bashkatdhetari i tij Z. Gjergj Trikupa, i quajtur edhe Kosmiski, tregtar patriot dhe ithtar i shkollës dhe diturisë, e nxiti e i mbushi mendjen të shkruajë këtë *Protopeiria* për të mirën e grekëve dhe e shtypi në Venedik me shpenzimet e veta."[18]

Një vepër tjetër në këtë hulli është *Eisagôgikê didaskalia*, Venedik? 1802 (Mësime fillestare), një fjalor katërgjuhësh, greqisht-arumanisht-bullgarisht-shqip. Përmban rreth 1000 fjalë, si dhe 235 fraza të së folurës së përditshme të përkthyera lirisht, jo pa interes për studimin e morfologjisë e sintaksës historike të gjuhës shqipe. Autori i këtij fjalori të dytë shumëgjuhësh me shkrim grek, i hartuar në vitet 1793-1794, ishte **Danieli i Voskopojës**[19] (1754-1825), i njohur edhe si Mjeshtër Danieli ose Daniel (Dhanil) Haxhiu, kurse në greqishte me emrin Daniêl Moschopolitês ose Daniêl Adam Chatzis, pa dyshim dijetar arumun nga Voskopoja dhe nxënës i Kavaliotit, që me këtë vepër shpresonte t'u mbushte mendjen shqiptarëve, arumunëve dhe bullgarëve të braktisnin gjuhët e tyre 'barbare' e të mësonin greqishten, 'nënën e dijes'.

**Marko Boçari**[20] (1790-1823), i njohur në greqishte si Markos Botzarês, një hero suljot i luftërave greke (emrin e të cilit ka marrë një stacion metroje në Paris), ka qenë gjithashtu autori i një fjalori greqisht-shqip, të cilin e hartoi në Korfuz më 1809 me nxitjen e Fransua Pukëvilit (François Pouqueville, 1770-1839), vetë shkrimtar dhe konsull i Francës në Janinë. Ky fjalor me 1484 leksema shqipe, ndonse është pa ndonjë vlerë letrare të veçantë, ka rëndësi për të mësuar diçka për dialektin suljot të shqipes të zhdukur në ditët tona. Ai ruhet në Bibliotekën Kombëtare në Paris[21].

Një fjalor tjetër, kësaj radhe greqisht-anglisht-shqip me 2000 fjalë, është vepër e **Jani Evstrat Vithkuqarit**[22] (vd. 1822), i njohur edhe me emrin Eustratios nga Vithkuqi. Ka ndjekur studimet në Akademinë e Re të Voskopojës e në Janinë. Njeri me njohuri të mira të greqishtes dhe të shqipes, dihet se ka dhënë mësim në Artë, Voskopojë, Përmet e Janinë dhe ka qenë drejtor shkolle në Gjirokastër. Vithkuqari është bashkautor i materialit për gjuhën shqipe, që u përfshi në veprën *Researches in Greece*, Londër 1814 (Studime në Greqi), botuar nga studiuesi britanik Uiliam Martin Lik (William Martin Leake, 1777-1860). Në parathënien për pjesën e tij mbi gramatikën e shqipes. Liku shkruan: "*The greater part of the information upon which the*

---

[17] kr. Thunmann 1774 dhe 1976.

[18] vep. cit. f. 177-178.

[19] kr. Leake 1814, Kristophson 1974 dhe Kônstantakopulu 1988.

[20] kr. Mid'hat Frashëri, *Kalendari* 1926, f. 117-196, *Fjalori* 1926, Shuteriqi 1976, f. 165, Jochalas 1980, 1993, dhe Lloshi 1995.

[21] Bibliothèque Nationale de Paris, Supplément grec 251, ff. 25-136.

[22] kr. Leake 1814 dhe Jochalas 1985.

*following remarks are founded, was derived from Evstratio of Viskuki, who holds the rank of Hieroceryx in the Greek church, and had been many years school-master in Moskhopoli*" (Pjesa më e madhe e të dhënave tek të cilat u mbështetën shënimet e mëposhtme janë marrë nga Evstratio Vithkuqari, i cili mban gradën e Hieroseriksit në kishën greke, dhe ka qenë për shumë vjet mësues në Voskopojë).

Nga veprat e para gramatikore me shkrim grek, gjejmë të përmendur gramatikën e gjuhës shqipe të një **Germanosi i Kretës**[23] ose Germanos Hieromonachos (vd. 1760), për të cilën thuhet se është ruajtur asokohe në manastirin e Trinisë së Shenjtë në veri të Greqisë; po ashtu, një përkthim në shqip nga **Nikolla Ikonom Postenani**[24] (rreth 1748-1838) të një fragmenti nga një gramatikë e humanistit bizantin Manuel Krisolaras (Manuêl Chrysolaras, rreth 1350-1414); si dhe një gramatikë të greqishtes të shkruar në shqip nga vëllai i Nikollës **Stefan Postenani**[25].

Nga kjo traditë greko-shqiptare e dijes kemi shënimet gramatikore greqisht-shqip të **Jan Vellarait**[26] (1771-1823), i njohur në greqishte edhe si Ioanis Vilaras (Iôannês Bêlaras). Bir i një mjeku, Vellarai studioi mjekësi në Padovë më 1789 dhe më pas jetoi në Venedik. Më 1801 u bë mjeku i Veliut, birit të Ali pashë Tepelenës. Mbahet mend kryesisht si poet modern grek dhe, me sa duket, nuk ka qenë shqipfolës për së vogli. Tetëdhjetë e gjashtë faqet e tij me shënime gramatikore dygjuhëshe, të datuara 1801, pa dyshim synonin t'u vinin në ndihmë greqishtfolësve të tjerë për të mësuar shqipen. Shqipja e përdorur prej tij është një dialekt toskë i shkruar me një alfabet origjinal prej tridhjetë shkronjash, mbështetur te latinishtja e më pak te greqishtja. Dorëshkrimi i veprës i është dhuruar Bibliotekës Kombëtare në Paris[27] më 1819 nga Fransua Pukëvili. I vetëdijshëm për vlerën e tij, Pukëvili shënonte: "*Je possède un manuscrit, une grammaire grecque vulgaire et schype qui pourrait être utile aux philologues*" (Kam një dorëshkrim, një gramatikë të greqishtes së folur dhe të shqipes, e cila mund të jetë e dobishme për filologë), por nuk mendoi ta botojë së bashku me përshkrimet e tij të udhëtimeve. E vënë si shtojcë në shënimet për gramatikën është edhe një letër me datë 30 tetor 1801, e shkruar shqip me dorën e Vellaras në fshatin Vokopolë, në jug të Beratit. Në të ai ankohet për kushtet e vështira të jetesës: "*Kam tri muai qe fle mbë dhë; as shtratë, as paploma, as sëndonë, qe një gur më dënonë si jastik*". Vellara vdiq më 23 dhjetor 1823.

## 6.4 Përfundime

Mbizotërimi i greqishtes si gjuhë e arsimit dhe kulturës së krishterë në Shqipërinë jugore si dhe qëndrimi shpesh armiqësor i kishës ortodokse ndaj përhapjes së shkrimeve në gjuhën shqipe e bënë të pamundur zhvillimin e një letërsie shqiptare me alfabetin grek. Kisha ortodokse si mjeti kryesor i përhapjes së kulturës në Ballkanin jugor, ndërsa synonte të përhapte

---

[23] kr. Shuteriqi 1976, f. 112.

[24] kr. Shuteriqi 1976, f. 216-217.

[25] kr. Shuteriqi 1976, f. 179.

[26] kr. Jochalas 1985.

[27] Bibliothèque Nationale de Paris, Supplément grec 251, ff. 138-187.

arsimin dhe vlerat kristiane, nuk qe kurrë e bindur për dobinë e shkrimit të të folmeve vendëse si mjet për kthimin fetar të masave, ashtu sikundër kishte qenë e bindur, deri në një farë shkalle, kisha katolike në Shqipërinë veriore gjatë kohës së kundërreformës. Me përjashtim të shtypshkronjës jetëshkurtër në Voskopojë, shqiptarët e jugut nuk patën ndonjëherë as mjete botimi si ato që u viheshin në dispozicion klerikëve dhe dijetarëve të Shqipërisë katolike në Venedik e në Dalmaci. Si rrjedhim, tradita ortodokse në shkrimet shqipe, duke qenë një trashëgimi e fortë kulturore e shkollës dhe dijes, edhe pse e kufizuar kryesisht me përkthime tekstesh fetare e hartime fjalorësh, do të mbetej një filiz që kurrë nuk lëshoi gonxhe të vërteta.

# 7. *SOTTO IL SERENO CIELO ITALIANO* (Nën qiellin e kthjellët italian). LETËRSIA ARBËRESHE NË SHEKUJT XVIII E XIX

## 7.1 Emigrimi shqiptar në Itali

Një degë e fuqishme e letërsisë shqiptare që do të zhvillohej më vete jashtë Ballkanit ishte letërsia e italo-shqiptarëve apo arbëreshëve të Italisë jugore. Grupe të rralla shqiptarësh kishin pasë marrë rrugën drejt Italisë qysh më 1272, 1388 dhe 1393, por vetëm në mesin e shekullit të pesëmbëdhjetë kemi ngulime të dukshme, kur trupa shqiptare nën komandën e Demetrius Reres u thirrën në Itali nga Alfonsi I Aragon (mbretëroi 1435-1458), mbreti i Napolit, për të mposhtur një kryengritje në Kalabri. Për ndihmën që dha, Reresit iu ofrua tokë në Kalabri më 1448, dhe pikërisht atje u vendosën ushtarët e tij me familjet e tyre. Thuhet se bijtë e tij, Gjergji dhe Vasili, më vonë morën rrugën për në Sicili dhe ngritën atje kolonitë e para shqiptare. Por ngulimet masive filluan me pushtimin e Ballkanit nga ana e Turqisë, gjë që shpuri në një eksod të madh të shqiptarëve drejt Italisë. Ky eksod u bë edhe më i ndjeshëm pas disfatës së qëndresës shqiptare me vdekjen e Skënderbeut më 1468, i cili kishte gjetur një mbështetje bujare nga ana e Oborrit Aragonas. Midis viteve 1468 dhe 1478 valë refugjatësh braktisën Shqipërinë jugore për t'u ngulur në Basilikatë, Molize, Pulje, dhe sidomos në Kalabri. Shqiptarë të tjerë u arratisën nga Greqia më 1532-1533 pas shtrirjes së Turqisë në More dhe u vendosën kryesisht në Sicili. Këto valë refugjatësh formuan bërthamën e kolonizimit shqiptar në Italinë jugore, ndonëse emigrantë të tjerë pasuan në vitet e mëvonëshme[28]. Për shembull, një grup nga Piqerasi i krahinës së Himarës të Shqipërisë jugore u vendosën në Badhesë (ital. *Villa Badessa*) afër Peskarës më 1744-1746[29], kurse një grup më i fundit u vendos në Brindizi di Montanja (ital. *Brindisi di Montagna*) afër Potencës më 1774.

Shqiptarët themeluan ose ripopulluan gjithsej mbi njëqind qytete e fshatra në Italinë jugore, gjysma e të cilave e më shumë gjenden në malësinë e Kalabrisë. Sot janë rreth pesëdhjetë qytete të shpërndarë anembanë *Mezzogiorno*-s, ku ende dëgjohet të flitet shqip. Këto bashkësi, që vlerësohet se përbëjnë një popullsi shqipfolëse prej rreth 90,000 vetësh, gjenden në shtatë krahina: Abruce, Molize, Kampania, Pulje, Bazilikata, Kalabri dhe Sicili. Ato janë:

Krahina e Peskarës (ital. *Pescara / Abruzzi*):
- Badhesa (ital. *Villa Badessa*),

Krahina e Kampobasos (ital. *Campobasso, Molise*):
- Këmarini (ital. *Campomarino*), Munxhifuni (ital. *Montecilfone*), Portkanuni (ital. *Portocannone*) dhe Ruri (ital. *Ururi*),

---

[28] Për kolonizimin shqiptar të Italisë jugore, kr. Morelli 1842, Dorsa 1847, Scaglione 1921, Zangari 1940, Tajani 1969, Cassiano 1977, Bartl 1981a, Rotelli 1988 dhe Dessart 1984.

[29] kr. Camaj 1975.

Krahina e Avelinos (ital. *Avellino / Campania*):
Greçi (ital. *Greci*),
Krahina e Foxhias (ital. *Foggia / Puglia*):
Kazallveqi (ital. *Casalvecchio di Puglia*) dhe Qeuti (ital. *Chieuti*),
Krahina e Tarantos (ital. *Taranto / Puglia*):
Shën Marxani (ital. *San Marzano di San Giuseppe*),
Krahina e Potencës (ital. *Potenza / Basilicata*):
Barilli (ital. *Barile*), Xhinestra (ital. *Ginestra*), Mashqiti (ital. *Maschito*), Shën Kostandini (ital. *San Costantino Albanese*) dhe Shën Pali (ital. *San Paolo Albanese*),
Krahina e Kozencës (ital. *Cosenza / Calabria*):
Firmoza (ital. *Acquaformosa*), Kastërnexhi (ital. *Castroregio*), Kajverici (ital. *Cavallerizzo*), Qana (ital. *Cerzeto*), Çifti (ital. *Civita*), Ejanina ose Purçilli (ital. *Eianina* ose *Poicile*), Fallkunara (ital. *Falconara Albanese*), Farneta (ital. *Farneta*), Ferma (ital. *Firmo*), Frasnita (ital. *Frascineto*), Ungra (ital. *Lungro*), Maqi (ital. *Macchia Albanese*), Marri (ital. *Marri*), Pllatani (ital. *Plataci*), Shën Vasili (ital. *San Basile*), Shën Benedhiti (ital. *San Benedetto Ullano*), Strigari (ital. *San Cosmo Albanese*), Shën Mitri (ital. *San Demetrio Corone*), Shën Japku (ital. *San Giacomo di Cerzeto*), Mbuzati (ital. *San Giorgio Albanese*), Shën Murtiri (ital. *San Martino di Finita*), Picilia (ital. *Santa Caterina Albanese*), Shën Sofia (ital. *Santa Sofia d'Epiro*), Spixana (ital. *Spezzano Albanese*) dhe Vakarici (ital. *Vaccarizzo Albanese*),
Krahina e Katanxaros (ital. *Catanzaro / Calabria*):
Garafa (ital. *Caraffa di Catanzaro*), Karfici (ital. *Carfizzi*), Puhëriu (ital. *Pallagorio*), Shën Kolli (ital. *San Nicola dell'Alto*) dhe Vina (ital. *Vena di Maida*),
Krahina e Palermos (ital. *Palermo / Sicilia*):
Kundisa (ital. *Contessa Entellina*), Hora e Arbëreshëvet (ital. *Piana degli Albanesi*) dhe Shëndhastini (ital. *Santa Cristina Gela*).

Edhe pse gjuha shqipe kurrsesi nuk është zhdukur në Itali pas pesëqind vjetësh ekzistence, italishtja po mbisundon edhe në fshatrat të veçuar malorë. Në një numër bashkësish të sipërpërmendura, shqipja flitet ende nga të gjithë banorët, kurse në ngulime të tjera vetëm të rriturit janë dygjuhësh, kurse fëmijët flasin vetëm italisht. Në disa bashkësi të tjera vetëm pleqtë e kuptojnë shqipen. Kështu në komunikimin nëpër fshatra është kaluar shkallë-shkallë nga shqipja në italishte, dhe kjo për disa arsye: përdorimi i detyrueshëm i italishtes në të gjitha shkollat, mungesa e njohjes zyrtare dhe e mbështetjes nga qeveria italiane, mungesa e një territori të pandarë shqipfolës, mjetet e komunikimit në gjuhën italiane, dhe sidomos emigrimi stinor për shkak të papunësisë kronike që ekziston në Italinë e jugut. Për komunikimin me shkrim, shqipja është përdorur vetëm nga një pakicë intelektualësh përderisa shkollimi dhe nxitjet kulturore të jashtme kanë qenë gjithmonë në gjuhën italiane. Dallimet serioze midis dialekteve të shqipes që fliten në Italinë e jugut dhe gjuhës letrare në Shqipëri e kanë bërë, gjithashtu, të vështirë për arbëreshët që t'i përshtaten shqipes letrare për të komunikuar me shkrim.

## 7.2 Letërsia arbëreshe në shekullin e tetëmbëdhjetë

Vepra e parë e letërsisë arbëreshe, *E mbsuame e krështerë* (Doktrina Kristiane) nga kryeprifti sicilian Lekë Matrënga (1567-1619), daton aty nga fundi i shekullit të

gjashtëmbëdhjetë. Por ky përkthim fetar nga një klerik arbëresh me synimin e thjeshtë për t'ua bërë kristianizmin më të kuptueshëm njerëzve në Italinë e jugut duke përdorur gjuhën e tyre, qe parathënë të mbetej një rast i veçuar i krijimtarisë në gjuhën e vet përderisa, me sa dimë, nuk pati fuqi të nxiste të tjerë intelektualë e krerë fetarë arbëreshë të kohës për ta shkruar gjuhën amtare.

Shekulli i shtatëmbëdhjetë, që u dëshmua jashtëzakonisht i frytshëm për zhvillimin e shkrimit dhe të letërsisë brenda Shqipërisë, nuk pa kurrfarë shenjash veprimtarie letrare ndër arbëreshët, madje duhet të presim plot një shekull e gjysmë nën qiellin e kthjellët italian dhe në truallin pjellor të qytetërimit italian.

Fillimit të ri në shekullin e tetëmbëdhjetë vrulli i erdhi përsëri nga Sicilia, pa dyshim për shkak se shumë ngulime arbëreshe atje, sidomos Hora e Arbëreshëvet (ital. *Piana degli Albanesi*), ishin gjeografikisht më afër një qendre të kulturës qytetëse, d.m.th. kryeqendrës së Sicilisë Palermo me traditat e saj të pasura e të hershme kulturore.

Ndër poetët e parë arbëreshë të shekullit të tetëmbëdhjetë ka qenë **Nikollë Brankati** (ital. Nicolò Brancato, 1675-1741) nga Hora e Arbëreshëvet, doktor në filozofi dhe 'protopapas' i fshatit të lindjes. Më 1717 Brankati u emërua kryeprift në kishën arbëreshe të Palermos, detyrë që e mbajti derisa vdiq. Mbeti në histori për përkthimin dhe përshtatjen e shumë këngëve fetare nga italishtja e latinishtja si dhe për disa origjinale të tijat në shqipe. Poezia e tij me metrikë të pasur e të përpunuar, shpesh e një karakteri meditues të ngjashëm me atë të këngëve fetare italiane të periudhës baroke, u botua për herë të parë e shumë kohë më vonë nga Dhimitër Kamarda (Demetrio Camarda), Xhuzepe Skiroi plaku (Giuseppe Schirò) dhe Mikel Markianoi (Michele Marchianò)[30] ndërkohë që një prej pjesëve të saj kishte qenë ruajtur në Kodikun e Qeutit (1737), një përmbledhje këngësh popullore dhe vjershash arbëreshe nga Sicilia e zbuluar më 1901 nga Mikel Markianoi. Megjithatë, nuk jemi krejtësisht të sigurtë se cila nga vjershat në këtë dorëshkrim e në të tjerët është shkruar vërtet nga Brankati.

Kodiku i Qeutit (ital. *Chieuti*), një bashkësi shqiptare në veri të Foxhas në Pulje, përmban edhe poezi shqip nga **Nikollë Filja**[31] (ital. Nicolò Figlia, 1682?-1769), për të cilin thuhet se e ka pasur këtë kodik të tijin që nga viti 1736 deri më 1746. Filja ka qenë kryeprift në fshatin e tij Munxifsi (ital. *Mezzoiuso*) në Sicili pasi kishte shërbyer për shumë kohë si kryeprift në Qeuti. Është autor vjershash fetare pa ndonjë meritë artistike të veçantë, pjesa më e mirë e të cilave është e përshtatur nga poezia italiane e siciliane. Ka përkthyer, gjithashtu, një katekizëm të titulluar *I Cristèu i Arbrésc mbesùare ne mistìriet klìscese scèite* (I krishteri arbëresh i mësuar me të fshehtat e kishës së shenjtë) në dialektin sot të zhdukur të Munxifsit[32]. Përveç kësaj, mendohet se Filja ka përmbledhur të tetëmbëdhjetë këngët popullore arbëreshe të përfshira në këtë kodik, *Këngëzë të pleqrijsë*, që, me sa duket, përbën përmbledhjen më të hershme ekzistuese të këngëve popullore arbëreshe[33].

Shtytje vendimtare i dha përparimit intelektual e kulturor të arbëreshëve të Sicilisë ngritja e një kolegji apo seminari grek[34] në Palermo[35] në vitin 1730. Themeluesi i saj, **Gjergj**

---

[30] kr. Camarda 1866, Schirò senior 1907 dhe 1923, dhe Marchianò 1908b.

[31] kr. Figlia 1995.

[32] kr. Marchianò 1911.

[33] kr. Marchianò 1908a.

[34] Në Italinë e jugut termi 'grek' përdorej shpesh për të shënuar arbëreshët, meqë shumë prej tyre kishin emigruar në Itali duke ardhur nga Morea (Peloponez) dhe sidomos meqë

**Guxeta**[36] (ital. Giorgio Guzzetta, 1682-1756) nga Hora e Arbëreshëvet, ka qenë autor prozash e poezish në italishte, autor i një studimi etimologjik për gjuhën shqipe e i një vepre historike të titulluar *Cronica della Macedonia fino ai tempi di Scanderbeg* (Kronikë e Maqedonisë[37] deri në periudhën e Skënderbeut). Pak kohë pas themelimit, ky seminar u bë qendra intelektuale e bashkësisë shqiptare në ishull, nga ku do të dilnin shumë shkrimtarë e dijetarë me emër.

Një ndër studentët e parë e, njëkohësisht, më të shquar të seminarit grek në Palermo ka qenë **Nikollë Keta**[38] (Nicola Chetta, 1740?-1803). Keta ka lindur[39] në Kundisa (ital. *Contessa Entellina*), ngulimi më i vjetër shqiptar në Sicili, i themeluar midis viteve 1450 dhe 1467. Në seminar pati mësues Gjergj Guxetën dhe dijetarin Paolo Maria Parrino[40] (1710-1765). Më 1777 Keta u bë vetë rektor i atij seminari. Si poet ka shkruar vargje fetare dhe laike në gjuhën shqipe dhe në greqishte. Ai ka meritën të jetë autori i tingëllimës së parë shqiptare (1777):

*"Farie së ndeerme në Kuntisë u bii*
*Kolë Ketta, vllastar i t'arbrit dhee,*
*Shkoi në Palermë praa tek e Arbrit shpii,*
*Ç'e reshti, si zogu rep në folee.*

*E veshi e e ngjeshi me zakon, me urtësii,*
*Për në vapët e përtriijti ndënë hjee,*
*Si të veshkurin rremp stolis një dhrii,*
*E nani prift klisha kurorë e vee.*

*Si zok i sbjerrë praa t'di krahët çoi*
*Në Palermë e n'Kuntisë, po ktei e atei*
*Ndeern'e Arbreshet të gjithë gramët kërkoi.*

---

në pjesën më të madhe ishin me prejardhje ortodokse. Edhe sot, ndonëse i thonë vetes katolikë, arbëreshët i ruajnë ritet e tyre të kishës greke bizantine. Prandaj edhe emri i parë i fshatit arbëresh Piana degli Albanesi (Hora e arbëreshëvet) afër Palermos, i themeluar më 1488, në fillim ka qenë Piana dei Greci.

35 Kolegji grek i Palermos (më pas i njohur me emrin seminari greko-shqiptar, e më pas akoma me emrin seminari italo-shqiptar) nuk është më, ndonëse ndërtesa në 'Via del Seminario Italo-Albanese' në qendër të Palermos është ende pronë e kishës arbëreshe të Horës së Arbëreshëvet. Sot ajo godinë i është lëshuar me qira qeverisë për shkollë publike.

36 kr. D'Angelo 1798 dhe R. Petrotta 1956.

37 Termi 'Maqedoni' këtu dhe në veprat e tjera bashkëkohëse të arbëreshëve shënon Shqipërinë qendrore e jo atë Maqedoni që njohim sot.

38 kr. Schirò junior 1969, Shuteriqi 1976, f. 120, 130-132, 153-155, dhe 1977, f. 179-204, Sedaj 1990, Mandalà 1992, dhe Chetta 1992, 1993.

39 Gangale 1973, f. 57, thotë se në dorëshkrime ka gjetur të dhëna që të bëjnë të mendosh se Keta ka lindur më 1723, dhe ngul këmbë se viti 1740, që mbahet përgjithësisht si vit i lindjes, është gabim i Petrottës.

40 kr. Sciambra 1967.

*Si krymp mundafshi gjith e svis vetëhei*
*E ktë vistaar tuar, kjëndisi e shkroi,*
*Se të kjosëj gjithë Arbrin ndjeer përtei."*

(Nga fis i ndershëm lindi në Kundesa
Kolë Keta, pinjoll i dheut të Arbërisë
Shkoi në Palermo pra te shtëpia e Arbrit
Që e priti si zog të njomë në fole.

E veshi e e ngjeshi me zakon, me urtësi,
Dhe në vapë e përtëriti nën hije,
Ashtu si rrembin e vyshkur stolis një dhri,
Dhe tani është prift, në kishë vë kurora.

Si zog i zbjerrë të dy krahët i çoi,
Në Palermo e në Kundisa, këndej e andej,
Në shkrimet e tij nderin e arbëreshëve kërkoi.

Si krimb mëndafshi u shua prej vetiu,
Dhe këtë visar tori, qëndisi e shkroi
Që të qoste gjithë Arbërinë gjer përtej.)

Më 1763 Keta hartoi një fjalor italisht-shqip prej 240 faqesh, i cili më 1779 u zgjerua mjaft deri në 640 faqe me rreth 10.000 fjalë. Një kopje e këtij *Vocabulario italiano-albanese* ende e pabotuar ruhet në Koleksionin Shqiptar në Bibliotekën Mbretërore në Kopenhagë[41]. Libri i tij *Tesoro di notizie su de' Macedoni*, 1777 (Thesar njoftimesh mbi maqedonët), në kapakun e brendshëm të të cilit u zbulua tingëllima e mësipërme, është një trajtesë historike etnografike në italishte, deri diku jo pa atë shkallë fantazie tipike për kohën, për prejardhjen dhe historinë e shqiptarëve e të emigrimit të tyre në Itali. Ajo u botua pjesërisht në revistën *La Sicilia* në Palermo më 1867[42]. Vëllimi i parë trajton etnogjenezën e shqiptarëve deri në

[41] kr. Gangale 1973 dhe 1977 për këtë e për dorëshkrime të tjera të Ketës dhe për veprat e shkrimtarëve të tjerë të vjetër arbëreshë në Koleksionin Shqiptar (*Albansk Samling*) në Bibliotekën Mbretërore të Kopenhagës. Pjesën më të rëndësishme të këtij koleksioni e përbëjnë librat dhe dorëshkrimet e lëna nga dijetari i madh indo-evropianist dhe albanologu Holger Pedersen (1867-1953) mbas vdekjes. Louis Hjelmslev (1899-1965), vetë gjuhëtar i shquar dhe drejtor i Institutit të Gjuhësisë në Kopenhagë, kishte planifikuar të ngrinte një qendër studimesh shqiptare në kryeqytetin danez dhe dërgoi në Itali lektorin e tij të shqipes Xhuzepe Gangale (Giuseppe Gangale, 1898-1978) për të kërkuar dorëshkrime të tjera. Gangale i lindur vetë në Kalabri, gjeti, siguroi dhe bleu shumë dorëshkrime të vlefshme dhe botime të vjetra të letërsisë shqiptare për të cilat, me sa duket, askush nuk interesohej e nuk kujdesej asokohe. Arka plot me këto thesare morën rrugën për në Kopenhagë dhe, pasi u la projekti për një qendër studimesh shqiptare, u depozituan në sektorin e dorëshkrimeve të Bibliotekës Mbretërore. Për Xhuzepe Gangalen, emri i të cilit ka mbetur jo vetëm për këto zbulime, por edhe për veprimtaritë në mbështetje të kulturës Reto-Romane të Zvicrës, kr. biografinë e shkruar nga e veja e tij Margarita Uffer 1986. Kr. edhe Dhrimo & Lafe 1974, 1975.

[42] kr. Spata 1870. Fragmente që trajtojnë seminarin grek janë botuar në Chetta 1985. Një kopje e dorëshkrimit origjinal të Thesarit është zbuluar kohët e fundit në 'Biblioteca

periudhëm romake dhe përhapjen e krishterimit; vëllimi i dytë trajton historinë e shqiptarëve nga periudha romake e deri në ditët tona, kurse vëllimi i tretë - emigrimin nga Shqipëria dhe Greqia në Italinë e jugut si dhe themelimin e seminarit grek në Palermo.

Keta ishte poet me imagjinatë krijuese, ndonëse vargu i tij, me sa mund të gjykojmë sot për sot, nuk shquhet për ndonjë frymëzim të thellë, për metrikë të përpunuar apo për mjeshtëri gjuhësore. Rëndësia e tij, përgjithësisht, qendron më fort në larminë dhe shumanshmërinë e interesave dhe përpjekjeve si leksikograf e gjuhëtar, si një historian romantik i ndikuar mjaft nga Parrino dhe Guxeta, si teolog me prirje neoplatonike, dhe si figurë publike e fetare në detyrën e rektorit të seminarit grek. Por vlerësimi përfundimtar për Nikollë Ketën dhe veprën e tij mund të bëhet vetëm pasi dorëshkrimet të jenë botuar e studiuar si duhet.

Ndër poetë të tjerë shqiptarë nga Sicilia në shekullin e tetëmbëdhjetë mund të përmenden **Jovan-Krisostomo Guxeta**[43] (ital. Giovanni-Chrisostomo Guzzetta, 1700-1770), prift arbëresh nga Hora e Arbëreshëvet, nip i Gjergj Guxetës dhe autor vjershash fetare; **Nikollë Suli** (ital. Nicolò Suli, vd. 1785), prift nga Pallaci (ital. *Palazzo Adriano*) dhe zëvendësrektor i seminarit grek në Palermo, që ka qenë autor i një vjershe shqip të datuar 1757; **Xhuzepe Barça**[44] (ital. Giuseppe Barcia) nga Pallaci, autor i një vjershe didaktike të shkruar më 1753 me titullin *Njeriu i harroshëm*; **Andrea Filja** (ital. Andrea Figlia), prift dhe kapelan i Regjimentit Maqedon Perandorak të krijuar nga mbreti i Dy Sicilive, autor i një vjershe në Kodikun e Qeutit[45], që mban datën 1770; dhe **Jovan Thoma Barbaçi** (ital. Giovanni Tommaso Barbaci, 1742-1791) nga Munxifsi, famullitar i kishës ortodokse në Napoli dhe, ashtu si Andrea Filja, kapelan i Regjimentit Maqedon Perandorak, për të cilin thuhet se ka qenë mësues i greqishtes në Trapani. Barbaçi përmendet për një vjershë fetare me titullin *O ti çë helme shkove*, kushtuar Shën Mërisë[46].

Edhe pse arbëreshët e Sicilisë, padyshim për shkak të stimulit kulturor të seminarit grek të Palermos, mund të kishin hedhur më herët themelet e një letërsie arbëreshe, na duhet të kthehemi te malet e Kalabrisë për të gjetur poetin e parë arbëresh vërtet të talentuar, **Jul Varibobën**[47] (ital. Giulio Varibobba, 1724-1788), i vështruar nga shumë të tjerë si poeti i parë i vërtetë në mbarë letërsinë shqiptare.

Variboba lindi në fshatin Mbuzat (ital. *San Giorgio Albanese*) në krahinën e Kozencës, në një familje me prejardhje, thuhet, nga Mallakastra në Shqipërinë jugore. Ndoqi studimet në seminarin Korsini (Corsini) në Shën Benedhiti (ital. *San Benedetto Ullano*), qendër e dijes dhe e shkollimit për klerin bizantin grek. Ky seminar[48], i themeluar më 1732 nga Papa Klementi

---

Centrale della Regione Siciliana' në Palermo nga Eleuterio Massi. kr. Sedaj 1990.

43 kr. Schirò senior 1923.

44 kr. Schirò senior 1923, f. 78-80.

45 kr. Marchianò 1908a, f. 86-89.

46 Një variant i kësaj vjershe në dorëshkrim ruhet në Koleksionin Shqiptar në Kopenhagë me Nr. II 6. kr. Gangale 1973.

47 kr. Librandi 1897, 1928, Schirò junior 1944, Demiraj 1953, 1956, 1958, Lambertz 1956, Minisci 1959, Ferrari 1963, Cucci 1968, 1969, Gradilone 1974, f. 273-281, Laudone 1981, dhe Fortino 1984 dhe 1986.

48 kr. Zavarroni 1750, dhe Rodotà 1763.

XII, pati ndikim në zhvillimin kulturor të arbëreshëve të Kalabrisë në shekullin e tetëmbëdhjetë, të ngjashëm me atë të seminarit grek në Palermo për arbëreshët e Sicilisë. Variboba, një nga studentët e parë të seminarit, u shugurua prift më 1749 dhe u kthye në Mbuzatin e tij për të ndihmuar të atin e moshuar Xhovani, kryeprift i famullisë. Qysh gjatë studimeve në seminarin Korsini, Variboba kishte pasur një parapëlqim të theksuar për ritet latine (katolike) përkundër ritit tradicional grek bizantin në kishën arbëreshe[49]. Me kalimin e kohës përkrahja e tij për kalimin në ritin katolik ngjalli mjaft kundërshtime dhe i dha emër jo të mirë si në famullinë e tij ashtu edhe në hierarkinë kishtare vendore në Rossano, sidomos pas thirrjes së drejtpërdrejtë që i bëri Papës. Me sa duket u detyrua të emigrojë, në fillim në Kampanjë e pastaj në Napoli, e më 1761 u vendos në Romë, ku edhe kaloi pjesën tjetër të jetës. Variboba vdiq ditën e fundit të vitit 1788.

Me gjithë trazirat e këtyre viteve, Variboba duhet të ketë kaluar edhe periudha të qeta, sepse menjëherë pas ardhjes në Romë u botua *Ghiella e Shën Mëriis Virghiër*, Romë 1762 (Jeta e Shën Mërisë së Virgjër), i vetmi libër arbëresh i shtypur në shekullin e tetëmbëdhjetë. Kjo poemë prej 4717 vargjesh, me një strukturë pjesësh jo fort të lidhura, e shkruar tërësisht në dialektin e Mbuzatit dhe e ngarkuar me mjaft fjalor të italishtes së Kalabrisë, i kushtohet jetës së Shën Mërisë nga lindja deri në Ngjitjen në qiell. Duke u nisur nga jeta e poetit dhe nga qëndrimi i tij i patundur polemik ndaj riteve të kishës, mund të mendohej se kjo do të ishte poezi e meditimit të thellë shpirtëror, Ndërkaq, *Ghiella* dëshmon më shumë për një tonalitet lirizmi e balade popullore, duke përdorur Kalabrinë e Varibobës si sfond të lindjes dhe duke i shndërruar personazhet besimtarë të Dhjatës së Re në fshatarë truplidhur kalabrezë të shekullit të tetëmbëdhjetë. Variboba nuk e ka shoqin në letërsinë e vjetër shqiptare si për ndjeshmërinë e kthjellët e të thjeshtë poetike ashtu edhe për larminë e shprehjes ritmike, ndonëse cilësia artistike e tij ka dallime të mëdha nga një varg te tjetri. Forca e 'Jetës së Shën Mërisë së Virgjër', e ndërthurur siç është me këngë popullore, qëndron madje në stilin realist e konkret, shpesh të përshkuar nga humori e naiviteti, si dhe në ngjyrimin e freskët lokal të figuracionit që i jep autori. Një nga pjesët më karakteristike, e përmendur shpesh është *Kënka e të zgjuarit*, në të cilën Shën Mëria e zgjon me kujdes të voglin e saj për të marrë adhurimin e barinjve të thjeshtë, Nikollës, Frangut, Xhuditës, Elizabetës, etj., të gjithë me dhurata nga fshati.

*"Zgjou, bîr, jo më gjum',*
*Zgjou, se më fjëjte shum',*
*Jeta ime, via, m'u zgjo,*
*Zgjou se bëre nino.*
*Vjen një lleg pekurâr*
*Pruçësjon' të vizitâr*
*Gjeq si lozën, si këndonjën,*
*Dhên e dêtin çëmonjën.*
*Karramunxa e fishkarol,*
*Surdullina e rrusinjol*
*Mîr bukur u nguallâr,*
*O çë vjersh të rrikrjâr!..."*[50]

(Zgjohu bir, jo më në gjumë,
Zgjohu se më fjete shumë,

[49] Për këtë konflikt brendapërbrenda kishës arbëreshe, kr. Bartl 1969.

[50] Transkriptimi i tekstit shqip është nga Fortino 1984.

Zgjohu shpirti im, m'u zgjo
Zgjohu se bëre nino.
Të kanë ardhur barinjtë
Një pas një për të të parë
Shih si lozin, si këndojnë
Tokë e det po ushtojnë
Gajde e fyej
Me kallama e pipa
Mirë e bukur tingëllojnë
Për ty këngë që të gëzojnë!...)

Para jetës së Shën Mërisë janë vënë dy hyrje të shkëlqyera në prozë: *Oi e ndeermia Regin* (O e nderuara Mbretëreshë) dhe *Oi ti cië diavasën* (O ti që më lexon), të cilat përcjellin mjaft nga stili i poetit dhe ku ai shpjegon synimet e tij. Proza e parë nis kështu:

> "*Të vjen somenat mbë tries një pem' e rê, çë nëng' e kê pravuar maj, çë kûr jê ndër qiell. Ësht një cik skallangure, dimërore e e egër, vërtet: fare duket e bukur, si ato të tjerat çë ngâ dit të sjellën rrigâll vasalt' e tû. Ma mos e rrëze, oj Zonja e Sh. Mërî. Pravê edhe këtë, ashtu të ruat Krishti. U dî se një hêr një rregj dheu hëngër dica gorrica e tha: "Thom të vërtetën, s'kam ngrën' maj pem' kaq t'ëmbëla si këto." I tha rregji ahiera kto fjal' jo se veramende gorricat jan' t'ëmbëla, ma se ai kûr i hëngër kish' û, e andajna i dukëshin cukar. Ora fjasëm pâ llatine na të di, Zonja e Sh. Mërî. E kê pritur maj, të kâ qën' rrigallârtur një rrim' e arbëresh mbë ktë manêr e kaq e gjat si ë kjo çë somenat ta vë ndër duar? U e dî se ndër gjith gjuhët të tjera kê pasur aq rrima të gjata, të ëmbëla e të bukura sa së kanë kund e nëmër, ma ndë gjuhët tën' arbërisht mund thom se kjo ësht e para çë të vjen nani. Kjo çë të rrëfien gjith gjellën tënde, gjith harêt edhe dhulluret e gozhdët çë të shpuan zëmërën kûr ishe ndë ktë jet'. Nj' atër kënk si kjo çertu se ne e kê pasur maj, ne mëngë t'Arbëresht e kanë pandehjur. Ësht gjuha arbërisht aq frushkullorea, aq çota, aq e përbëtalëmea, sâ me të duket se jo jatër fjalë mund thuhen, mose mallkime, nëm', të shara, o veramende për turp. Ma për racjona, për predhika, për shërbise spirituâll e për urtërî ndë do të beç të qeshënjën sa ze fîll e fol arbërisht.*"

Poeti i fundit kalabrez i shekullit të tetëmbëdhjetë, nga i cili kemi deri në ditët tona një vepër në gjuhën shqipe është **Stefan Bafa** (ital. Stefano Baffa, vd. 1808) nga Shën Sofia (ital. *Santa Sofia d'Epiro*). Prej tij ka mbetur një poemë 320 vargjesh në gjuhën shqipe mbi shkatërrimin e kolegjit të Shën Adrianit në Shën Mitër më 1799, ngjarje që e pa me sytë e vet gjatë kohës së turbullt të Napoleonit. Ferdinandi IV i Napolit kishte dekretuar mbylljen e seminarit Korsini në Shën Benedhit më 1794 dhe transferimin e tij në manastirin e Shën Adrianit[51] në Shën Mitër në anën tjetër të luginës së Kratit. Kjo poemë me tetëdhjetë strofa katërshe me rimë AABB, që mendohej se kishte humbur prej kohësh, u botua në Grottaferrata më 1971.

Nga seminari Korsini, si para dhe pas transferimit në Shën Mitër, kanë dalë një numër

[51] Kolegji arbëresh në manastirin Bazilian të Shën Adrianit, i themeluar më 955 të erës sonë nga Shën Nili i Rossanos (910-1004), vazhdoi të veprojë për shumë vjet si qendër e dijes për popullatën arbëreshe të Kalabrisë. Godina, e cila gjendet në një breg jashtë Shën Mitrit, u braktis më 1970 dhe sot është gërmadhë. Në një godinë ngjitur është një shkollë e mesme publike ku mësimi jepet vetëm italisht. kr. Argondizza 1884, Mazziotti 1908/1994, Cucci 1977, Cassiano 1981, dhe Cava 1984.

dijetarësh dhe shkrimtarësh arbëreshë me rëndësi të drejtpërdrejtë për përparimin e kulturës arbëreshe në Kalabrinë e shekullit të tetëmbëdhjetë. **Françesk Avati**[52] (ital. Francesco Avato, 1717-1800), lindur në Maq (ital. *Macchia Albanese*), ka qenë njëri nga studentët e parë të kolegjit në Shën Benedhit, rektor i të cilit u bë më pas. Më vonë u emërua profesor i greqishtes në Universitetin e Urbinos, ku edhe vdiq. Avati përmendet si një nga mbledhësit sistematikë më të parë të këngëve popullore shqiptare në Kalabri. Një student tjetër i këtij seminari ishte **Mikel Belushi** (ital. Michele Bellusci, 1754-1806) nga Frasnita (ital. *Frascineto*), i cili i këndon lavdisë së popullit të vet shqiptar në një vepër të shkruar italisht me titull *Risposta di Filalete a Monsignor Cardamone*, Napoli 1796 (Përgjigja e Filaletës për Imzot Kardamonen). Ai është edhe autori i një përmbledhjeje me dyzet e dy rapsodi të shkruara shqip[53]. **Paskuale Bafa**[54] (ital. Pasquale Baffa, 1749-1799) nga Shën Sofia, ishte një filolog i shquar klasik i kohës. Ai mbajti katedrën e latinishtjes e greqishtjes në Salerno më 1769 si dhe katedrën e studimeve klasike në Napoli më 1773. Pas restaurimit të Burbonëve u dënua me vdekje më 11 nëntor 1799 për shkak të veprimtarisë së tij politike. Me seminarin Korsini është i lidhur edhe **Feliçe Samuele Rodota** (ital. Felice Samuele Rodotà, 1691-1738) nga Shën Benedhiti, drejtori i parë i tij dhe i pari peshkop greko-shqiptar, i emëruar më 1733. I vëllai më i vogël **Pietro Pompilio Rodotà**[55] (l. 1707) u shkollua në kolegjin grek në Romë dhe më pas u emërua përkthyes i greqishtes në Bibliotekën e Vatikanit. Ai është autori i një vepre të rëndësishme për historinë e kishës në Itali e në Shqipëri të titulluar *Dell'origine, progresso e stato presente del rito greco in Italia*, Romë 1758, 1760 dhe 1763 (Mbi prejardhjen, ecurinë dhe gjendjen e sotme të ritit grek në Itali).

Shekulli i tetëmbëdhjetë dëshmoi një lulëzim të plotë të veprimtarive kulturore ndër arbëreshët, përfshirë edhe fillimet e një letërsie arbëreshe në Sicili e në Kalabri. Kjo letërsi u zhvillua krejt e pavarur nga prodhimi letrar kristian i shekullit të gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë në Shqipëri, i cili u ndërpre e u shua me pushtimin turk të vendit.

## 7.3 Gjurmë të fundit të shkrimeve katolike në Shqipërinë e shekullit të tetëmbëdhjetë

Në Shqipërinë e shekullit të tetëmbëdhjetë nuk u krijua një letërsie e vërtetë në traditën katolike. Megjithatë kemi në dorë një numër të vogël dokumentesh të rralla në gjuhën shqipe, të gjitha të lidhura në një farë mënyre me Italinë.

Në fillimin e shekullit të tetëmbëdhjetë Roma pati, për të parën e të vetmen herë, një papë me prejardhje shqiptare, Klementin XI (Papë në vitet 1700-1721). Më 1702, Klementi XI urdhëroi peshkopin kroat Viskë Zmajeviqi (Vincentius Zmajevich, 1670-1742) të Tivarit (Antivari) për të raportuar mbi gjendjen e kishës katolike në Shqipërinë e veriut. Ky kryepeshkop e vizitoi Shqipërinë për tre muaj si 'Vizitor apostolik i Serbisë, Shqipërisë, Maqedonisë dhe Bullgarisë' dhe përgatiti një raport për vendin e vogël, për 'natione prediletta' e tij (kombin e parapëlqyer), të titulluar *Notitie universali dello stato di Albania* (Shënime të

---

[52] kr. Shuteriqi 1975 dhe 1977, f. 160-178.

[53] kr. Ferrari rreth 1965.

[54] kr. Cava 1971; *Tomori i vogël*, Tiranë, 1942, nr. 8, f. 1-2..

[55] kr. Scaglione 1921, f. 17; *Leka*, Shkodër, 1938, f. 350-351; Karalevskij 1950.

përgjithshme mbi gjendjen e Shqipërisë)[56], i cili ka shërbyer si burim parësor të dhënash për Shqipërinë e veriut të fillimit të shekullit të tetëmbëdhjetë. Me rastin e vizitës së kryepeshkopit, u mbajt një kuvend, i quajtur *Kuvendi i Arbënit*[57], në Mërqi afër Lezhës në dhjetor 1703. Si fjala e hapjes së Zmajeviçit ashtu edhe vendimet e Kuvendit qenë hartuar në gjuhën shqipe. Këto dokumente me rëndësi historike, gjuhësore dhe kishtare u dërguan në Romë për t'u parë nga Papa dhe u botuan shqip dhe latinisht nga Propaganda Fide më 1706 me ndihmën e **Françesk Maria da Leçes** O.F.M (ital. Francesco Maria da Lecce). Ato përbëjnë një burim me vlerë për njohuritë tona mbi gjuhën e Shqipërisë veriore në fillimin e shekullit të tetëmbëdhjetë.

Vetë Da Leçe, misionar dhe gjuhëtar italian, kishte qenë dërguar në Shqipëri nga Propaganda Fide më 1692 si prefekt apostolik i misioneve dhe kishte mësuar atje shqipen gjatë veprimtarisë së tij misionare. Një çerek shekulli më pas ai botoi librin *Osservazioni grammaticali nella lingua albanese*, Romë 1716 (Vëzhgime gramatikore mbi gjuhën shqipe), si e para gramatikë e shqipes e botuar ndonjëherë[58]. Kleriku françeskan Da Leçe ka qenë edhe autori i një fjalori italisht-shqip[59] të shkruar para vitit 1702, i përmendur si më i zgjeruar se ai i Frang Bardhit (1635). Një kopje e këtij fjalori gjendej në Palermo deri në vitin 1890, kurse për një kopje tjetër ka fjalë se ruhet në arkivin e Propaganda Fides në Romë.

**Gjon Nikollë Kazazi** S.J. (1702-1752), i njohur në latinishte si Johannes Nicolevich Casasi dhe në italisht si Giovanni Battista di Nicola Casasi, lindur më 1 janar 1702 në Gjakovë, ka qenë autori i një përkthimi në shqipe të një *Breve compendio della Dottrina Cristiana*, Romë 1743 (Përmbledhje e shkurtër e Doktrinës së Krishterë)[60], i cili përbën të parin dokument të shkruar në dialektin e Gjakovës. Kazazi studioi për teologji në Kolegjin Ilirian të Loretos afër Ankonës dhe në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë, ku dhe mori titullin e doktorit në teologji e filozofi. Më pas u bë kryepeshkop i Shkupit derisa vdiq më 5 gusht 1752. Pikërisht gjatë studimeve në Kolegjin e Propaganda Fides, më 1740, Kazazi bëri zbulimin monumental të së vetmes kopje të mbetur të librit më të vjetër shqip, *Meshari*-t të Gjon Buzukut të vitit 1555. Ai bëri një kopje të pas-thënies dhe ia dhuroi Gjergj Guxetës, themeluesit të sipërpërmendur të seminarit grek në Palermo.

Po në këtë hulli është një **Bonaventura Prucher**, prift italian nga Kastel Xhovio (ital. *Castel Giovio*) me shërbim si misionar në Shqipëri. Ai është autori i një katekizme italisht-shqip, të cilit me sa duket i është vënë si shtojcë një fjalor italisht-shqip. Të dyja këto vepra, pjesë të një dorëshkrimi të shkruar para vitit 1752, ruheshin deri më 1765 në Propaganda Fide. Se çfarë u bë më vonë me këto vepra, nuk ka të dhëna.

## 7.4 Jeronim De Rada dhe letërsia arbëreshe e shekullit të nëntëmbëdhjetë

---

56 kr. Bartl 1972 dhe 1975/1979.

57 kr. Stadtmüller 1956, P. Malaj 1971-1972, Bartl 1972, 1975 dhe 1979, dhe Ismajli 1985.

58 Një gramatikë e shqipes dhe një fjalor italisht-shqip më të hershëm, që tani i vishen Diego da Desios (Didacus a Desio), mbeti e pabotuar asokohe. Ruhet një kopje që mban datën 1710 në manastirin e Grottaferratës dhe është botuar nga Ismajli, 1982.

59 kr. Mandalà 1994, 1995.

60 kr. Shuteriqi 1976, f. 110-111.

**Jeronim De Rada**[61] (ital. Girolamo De Rada, 1814-1903), është jo vetëm shkrimtari më i mirënjohur i letërsisë arbëreshe, por edhe figura më e shënuar e lëvizjes kombëtare shqiptare në Italinë e shekullit të nëntëmbëdhjetë.

Bir i një prifti ortodoks në Maq (ital. *Macchia Albanese*) në malet e krahinës së Kozencës, De Rada lindi më 29 nëntor 1814 dhe ndoqi Kolegjin e Shën Adrianit në Shën Mitër. Tashmë i mbrujtur me dashuri të zjarrtë për prejardhjen e tij shqiptare, që në rini nisi të mbledhë material folklorik. Në tetor 1834, duke përmbushur dëshirën e të atit, u regjistrua në Fakultetin e Drejtësisë të Universitetit të Napolit, por interesimet e tij kryesore mbetën folklori dhe letërsia. Pikërisht në Napoli më 1836 De Rada nxori botimin e parë të poemës së tij më të mirënjohur shqip 'Këngët e Milosaos', nën titullin italisht *Poesie albanesi del secolo XV. Canti di Milosao, figlio del despota di Scutari* (Poezi shqiptare të shekullit XV. Këngët e Milosaos, bir i despotit të Shkodrës). Për shkak të një epidemie kolere që pllakosi Napolin u detyrua të braktisë studimet e të kthehet në shtëpi në Kalabri. Vepra e tij e dytë, *Canti storici albanesi di Serafina Thopia, moglie del principe Nicola Ducagino*, Napoli 1839 (Këngë historike shqiptare të Serafina Topisë, gruaja e princit Nikollë Dukagjini) nuk u la të qarkullojë nga autoritetet Burbone për shkak sikur De Rada kishte lidhje me grupet komplotiste gjatë Risorxhimentos italiane. Kjo vepër u ribotua me titullin *Canti di Serafina Thopia, principessa di Zadrina nel secolo XV*, Napoli 1843 (Këngët e Serafina Topisë, princeshës së Zadrimës në shekullin e 15-të) dhe më pas në një variant të tretë me titullin *Specchio di umano transito, vita di Serafina Thopia, Principessa di Ducagino*, Napoli 1897 (Pasqyrë e jetës njerëzore, jeta e Serafina Topisë, princeshë e Dukagjinit). Tragjedia e tij historike italisht *I Numidi*, Napoli 1846 (Numidët), e ripunuar gjysmë shekulli më vonë me titullin *Sofonisba, dramma storico*, Napoli 1892 (Sofonisba, dramë historike), nuk pati jehonë të gjerë publike. Në vitin e revolucioneve, 1848, ai themeloi gazetën *L'Albanese d'Italia* (Shqiptari i Italisë), në të cilën përfshiheshin artikuj në gjuhën shqipe. Kjo gazetë dygjuhëshe, një 'giornale polìtico, morale, letterario', me një tirazh në fund prej 3200 kopjesh, ishte i pari periodik në gjuhën shqipe që është botuar ndokund.

Emri i Jeronim De Radës si katalizator i ndërgjegjes kombëtare shqiptare u bë i njohur e u përhap në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ai mbajti letërkëmbim me figura të tilla udhëheqëse të lëvizjes së Rilindjes si Thimi Mitko (1820-1890), Zef Jubani (1818-1880), Sami Frashëri (1850-1904) dhe Dora d'Istria (1828-1888), si dhe me studiues e shkrimtarë të huaj të interesuar për Shqipërinë, si albanologu francez Ogyst Dozon (Auguste Dozon, 1822-1891), baronesha Jozefin fon Knorr (Josephine von Knorr, 1827-1908) dhe gjuhëtari austriak Gustav Majer (Gustav Meyer, 1850-1900). Ai pati inkurajimin edhe të poetit e politikanit francez Alfons de Lamartin (Alphonse de Lamartine, 1790-1869), që qëndroi për një kohë në Iskia. Poeti provansal Frederik Mistral (Frédéric Mistral, 1830-1914), romani i të cilit në vargje *Mirèio* (1859) që jo rastësisht ka afërsi me veprën e De Radës, ka shprehur adhurimin e vet për Këngët e Milosaos. Që më 1856, vargje të De Radës ishin përkthyer në gjermanishte nga

[61] Literatura për Jeronim De Radën është relativisht e gjërë: kr. Marchianò 1902, Douglas 1930, Gualtieri 1930, Gradilone 1960, f. 11-114, 1983, f. 13-38, Kastrati 1962c, Ruberto 1966, Valentini 1964, Koliqi 1972b, f. 81-116, dhe Qosja 1984, vëll. 2, f. 35-184. Për studime të veçanta mbi stilin poetik të De Radës, kr. Pipa 1969b, 1970, 1973, 1977, 1978b, 1982, Desnickaja 1985a, 1985b, K. Kodra 1988, Altimari 1991b, Hamiti 1993a, Kabashi 1994, dhe Pipa 1994.

Hajnrih Kristof Gotlib Shtir (Heinrich Christoph Gottlieb Stier)[62].

I shkurajuar nga ngjarjet e vitit 1848, Jeronim De Rada e la botimin e *L'Albanese d'Italia*, iku nga Napoli dhe u kthye në Shën Mitër për të dhënë mësim në shkollë. Atje arriti të përfshijë gjuhën shqipe në programin mësimor, por u pushua nga puna më 1853 për shkak të bindjeve politike liberale. Më 1850 u martua me Madalena Melikion (ital. Maddalena Melicchio) nga Kajverici (ital. *Cavallerizzo*) me të cilën pati katër fëmijë: Xhuzepe, Mikelanxhelo, Rodrigo, Ettore, të cilët vdiqën të gjithë sa qe gjallë ai vetë. Këto ishin vite të vështira për De Radën, i cili u mbyll edhe më tepër në vetvete për shkak të humbjes më vonë të gruas dhe të vëllezërve, dhe jetoi i vetmuar në fshatin e tij malor të Kalabrisë, me sa dimë pa ndonjë burim të mirë të ardhurash. Në një çast dëshpërimi, asgjëson gjithë atë përmbledhje këngësh popullore që i kishte mbledhur me aq dëshirë të flaktë vit pas viti. Më 1868 arriti të marrë një detyrë si drejtor i shkollës së mesme të Garopolit në Koriliano Kalabro, detyrë që do ta mbante për dhjetë vjet. Pikërisht gjatë kësaj periudhe u shtypën një numër veprash të tjera të tij, pjesa më e madhe në italishte: *Principii di estetica*, Napoli 1861 (Parime të estetikës), *Antichità della nazione albanese e sua affinità con gli Elleni e i Latini*, Napoli 1864 (Lashtësia e kombit shqiptar dhe afëria e tij me grekët e latinët), *Rapsodie d'un poema albanese raccolte nelle colonie del Napoletano*, Firence 1866 (Rapsodi nga një poemë shqiptare të mbledhura në ngulimet e krahinës së Napolit), *Scanderbeccu i pafaan* (Skënderbeu i pafat) në katër botime, Koriliano Kalabro 1872, 1873, Napoli 1877, 1884, dhe *Quanto di libertà ed ottimo vivere sia nello stato rappresentativo*, Napoli 1882 (Sa liri e mirëqenie ka në shtetin me përfaqësues). Më 1883 ai themeloi revistën mujore dygjuhëshe *Fiàmuri Arbërit - La bandiera dell'Albania*. Ky periodik, i botuar në fillim në Maq e më pas në Kozencë 'nga një komitet fisnikësh nga Shqipëria dhe ngulimet e saj', zgjati deri në nëntor 1887 dhe, me gjithë censurën turke e greke, lexohej gjerësisht edhe nga shqiptarët në Ballkan.

Më 1892 De Rada u riemërua mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqiptare në kolegjin e Shën Adrianit në Shën Mitër dhe më 1895 organizoi të parin kongres gjuhësor arbëresh në Koriliano Kalabro. Gjithashtu, mori pjesë aktive në Kongresin e dytë gjuhësor arbëresh në Ungër (Lungro) dy vjet më vonë, në të cilin ai bëri thirrje për të ngritur një katedër shumë të nevojshme të studimeve shqiptare në Institutin Oriental në Napoli[63]. Në këto vite të fundit të jetës ai botoi një *Caratteri e grammatica della lingua albanese*, Koriliano Kalabro 1894 (Shkronjat dhe gramatika e gjuhës shqipe) mbi bazën e leksioneve të mbajtura në kolegjin e Shën Adrianit , një *Antologia albanese tradotta fedelmente in italiano*, Napoli 1896 (Antologji shqipe e përkthyer besnikërisht në gjuhën italiane), ku përfshihen poezi të zgjedhura nga Variboba, Santori, etj. dhe një autobiografi në katër vëllime të titulluar *Autobiologia*, Kozencë 1898, Napoli 1899. Pak para se të vdiste, botoi edhe një *Testamento politico*, një përmbledhje kjo e pikëpamjeve të tij politike e kulturore, e botuar në *La Nazione Albanese* më 30 shtator 1902. I vetmuar e i varfër, gjysmë i verbuar e në prag të urisë, Jeronim De Rada vdiq në vendlindje në malësinë e Kalabrisë më 28 shkurt 1903 - një fund tragjik ky për një figurë të madhe të kulturës shqiptare.

Para se të bëhej entitet politik, Shqipëria ishte bërë realitet poetik në veprat e Jeronim De Radës. Përfytyrimi i një Shqipërie të pavarur tek ai në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, nga një dëshirë e thjeshtë erdhi e u kthye në një objektiv politik realist, për të cilin ai u angazhua në mënyrë të zjarrtë.

De Rada qe lajmëtari dhe zëri i parë i dëgjueshëm i lëvizjes romantike në letërsinë

---

[62] kr. Stier 1856.

[63] Por në këtë katedër më 1901 nuk u caktua plaku De Rada, por poeti e studiuesi i ri arbëresh Xhuzepe Skirò plaku (1865-1927) nga Hora e Arbëreshëvet.

shqiptare, lëvizje e cila, e frymëzuar nga energjitë e tij të pashtershme në emër të zgjimit kombëtar ndër shqiptarët e Italisë e në Ballkan, do të zhvillohej në një romantizëm kombëtar karakteristik për periudhën e Rilindjes në Shqipëri. Veprimtaria e tij publicistike, letrare e politike ishte mjet jo vetëm për të zhvilluar vetëdijen e bashkësisë arbëreshe në Itali, por edhe për të hedhur themelet e një letërsie kombëtare shqiptare.

Më e njohura ndër veprat e tij letrare është *Këngët e Milosaos* që përmendëm më lart, baladë e gjatë romantike që pasqyron dashurinë e Milosaos, një personazh i trilluar, djalosh fisnik në Shkodrën e shekullit të pesëmbëdhjetë, i cili është kthyer në shtëpi nga Selaniku. Këtu, tek burimi i fshatit, ai takon Rinën, vajzën e bareshës Kollogre, dhe bie në dashuri me të. Të dy të rinjtë e dashuruar u përkasin shtresave shoqërore të ndryshme, gjë që e pengon për një kohë të gjatë bashkimin e tyre, derisa vjen një ditë kur një tërmet shkatërron edhe qytetin edhe krejt fytyrën e dallimeve klasore. Pas martesës jashtë vendit u lind një foshnje. Por periudha e lumturisë martesore nuk zgjat shumë. I biri dhe e shoqja e Milosaos vdesin pas pak kohe, kurse ai vetë, i plagosur në betejë, jep shpirt në një breg lumi pranë Shkodrës.

Këngët e Milosaos janë botuar në tri variante të ndryshme më 1836, 1847 dhe 1873. De Rada vazhdimisht e ndryshonte, e përmirësonte dhe e zgjeronte këtë përmbledhje baladash lirike me frymëzim të fuqishëm romantik, duke e kthyer nga një Milosao të mirëfilltë me njëzet këngë, në një variant përfundimtar shumë më të gjatë me tridhjetë e nëntë këngë. Kënga e parë nis kështu:

"*Ljis jeta kishë ndërruar,*
*Uj të ri ndë dejtit*
*Kaljthëruar te dit e re;*
*Por llumbardh e Anakreontit*
*Ronej Temp e moçëme.*
*Nd'uj një dit vate të malji*
*E s'u pruar si kish zakon.*
*Vet çë atë s'e thajti bora,*
*S'e përgjaku akulli,*
*Se m'u resht njera çë ra*
*Tek e bardha shpia ime.*
*Kur te drita dheu me shpi*
*U sbuljua je dejti,*
*Si garea çë delj për sish,*
*Mua më zëgjoi, tue fjuturuar*
*Qeljqevet finestërës.*
*M'u pataksa e ruata jashtin:*
*Rusht pak skallankur*
*Dheut ën i kin hje;*
*Ljulje ljiu të gapura,*
*nd'era i tundën e përzien*
*Nd'at ninulj qeshënjën.*
*Si ato ljulje qielli.*
*Ti ruaje e së kuljtoje.*
*Një mbuin njerëzish.*
*Kallëzoret mbë dhemat*
*Mbajn kangjelje. Ka i goi*
*Ahjena ndër time motëra*
*Kishi arrën e mëma ime*
*Emërin tim thoj për ndë shpi.*

*Një gare m'u rodh te kurmi,*
*Si garea mbrëmjes te shtrati,*
*Kur vajza e ngrohët*
*Ndien për të parëzën*
*Sist çë m'i frihjen.*"

Takimi i parë i Milosaos me të bijën e bareshës në këngën e dytë bëhet, ashtu siç ndodh shpesh në poezinë popullore shqiptare, te burimi i fshatit. Ai ka shërbyer si i vetmi vendtakimi në shoqërinë tradicionale shqiptare, ku të dy sekset, po t'u ecte, mund të këmbenin dy-tri fjalë para se vashat virgjëresha, me sytë e turpshëm ulur përdhe, të ktheheshin në strehën mbrojtëse të familjes.

"*Vreshtat in të verdhullore:*
*Erth ka malji dheljpëra*
*Me të ljodhëta të bijlat*
*Porsa paru in të vjelja;*
*E te hera çë ndër sheshet*
*Sqepet djelli, si te bota*
*Ëma çë këntuan një valle,*
*Vet Fjokat u m'u hjimisa.*
*E përveshurëz, e ljart,*
*Me këshen të pjeksurith*
*Ndë një jetullëz të bardh,*
*Ish te kroi një vash. Te balli,*
*Një këshill i kish hje.*
*I ljidhur te brezi kaljthër,*
*Skemantilj' i ngit mbë truall.*
*Mua sa më ndieti,*
*Shtuara vasha m'u pruar,*
*Gjifritur, pjono hje.*
*Me të trëmbur një gare.*
*Trimi: 'Vajz, më jep ti një pik uj?'*
*Vajza: 'Sa të duash, ti, birë zoti.'*
*'Kuj e bilje je ti, vash?'*
*'Mos më je ti e dheut guaj?'*
*Kur jesh djalj e Salloniq*
*Vajta, vajza nëng ishin*
*Ndë katund me aqë gadhi.*
*Ndë çerët e dhezurës,*
*Vucën ajo ngrënej.*
*'Jam e bilje Kollogres',*
*Ngrejti ballët e sbuljuar.*
*Na vejim asaj udh,*
*Gjëmbat çë virëshin tek udha*
*Së gërvishtëtin at kopilje:*
*Me llort të përgjakura,*
*Ka ballt u më ja reshta.*
*Di buz të qeshëme,*
*Nji herje të bardh,*
*At mbrëma dukëshim.*"

Më fort se familjet, janë pushteti i zakoneve shoqërore dhe ndërgjegja klasore ato që i pengojnë të rinjtë të lidhen ashtu si dëshirojnë. Për më tepër e detyrojnë vashën që t'i shmanget të dashurit të saj të mundshëm. Ndodh edhe një ndarje, gjatë së cilës Milosaon e pushton dyshimi e dëshpërimi, të cilat nuk i ndahen deri në bashkimin përfundimtar. Në këtë poemë, të rralla janë rastet kur dashnorët takohen vërtet për të folur me njëri-tjetrin. Në këngën e katërt kemi një skenë prekëse të mbrujtur me motivin erotik, që nuk është karakteristik për poezinë shqiptare:

"*Ish e diella menat*
*E i biri zonjës madhe*
*Ngjitej tek e bukura*
*Të m'i ljipën një pik uj,*
*Se ish et' i djegurith.*
*Vetëm e çoi ndë vatërët,*
*Çë këshen më pjeksënej.*
*Ata duhëshin e s'e thoshin.*
*Vajza, me buzën mbë gaz:*
*'Ç'ësht e ikën si ajri?'*
*'Më presën ndë roljiet.'*
*'Di moll t'ardhura*
*Qëndro, u tij t'i ruata.'*
*Me një dor ngrëjturith*
*Mbanej mbi veshin e bardh*
*Ljesht e saj të shpjeksurith;*
*Kalli jetërën te gjiri*
*E më golјq mollëzit,*
*Më ja e vu ndë dorjet,*
*Ndë çerët e dhezurëz.*
*Thomnie ju, të dashurit,*
*Nd'ëmbëlj aqë të puthurit.*"

Edhe 'Këngët e Serafina Topisë' na kthejnë prapa te bota romantike e mjegullt e Shqipërisë së mesit të shekullit të pesëmbëdhjetë. Serafina Topia, bija e dukës së Artës, dhe Bozdar Stresa janë nga dy dyer rivale të kohës së Mesjetës, një Romeo e një Zhuljetë shqiptarë, dashuria e të cilëve ka për të mbetur e papërmbushur. Në këtë romancë gotike të mbushur me magji dhe folklor kalabrez-shqiptar, Serafina sakrifikon lumturinë vetjake për interesat e shtetit, dhe martohet me princin Nikollë Dukagjini me qëllim që, në prag të pushtimit turk, Shqipëria e jugut dhe ajo e veriut të bashkohen. Rruga e jetës e të gjithë personazheve të poemës është e mbushur me fatkeqësi, vuajtje e madje vdekje të parakohshme, pasqyrë kjo e jetës së vetë poetit. Ashtu si me 'Këngët e Milosaos', De Rada i ndryshoi e i rishikoi disa herë 'Këngët e Serafina Topisë', e në çdo variant gjejmë të pasqyruar gjendjen e tij vetjake.

Vepra letrare e tretë më e madhe e De Radës në shqipe është *Scanderbeccu i pa-faan* (Skënderbeu i pafat)[64], që ai e konsideroi si kryeveprën e tij. Përsëri, edhe kjo seri baladash romantike doli në një radhë botimesh të ndryshme që pasqyrojnë gjendjen shpirtërore të poetit në kohë të ndryshme. Në vija të trasha, ajo mbulon historinë e bëmave të para të Skënderbeut nga viti 1418 deri më 1444 dhe ndërthuret me shumë intermezo që kanë pak lidhje me të tërën. Skënderbeu, në të vërtetë, del pak në vepër. Edhe pse përmban shumë fragmente me poezi

[64] kr. Camaj 1969a.

emocionuese, *Scanderbeccu i pafaan* nuk është ajo poemë epike tradicionale që mund të pritej prej një pishtari të parë të lëvizjes kombëtare shqiptare. Ajo kalon sa në një çështje në një tjetër, e kjo vihet re sidomos në botimet e mëvonshme. Forcën e vet letrare De Rada nuk e kishte në saktësinë klasike apo unitetin strukturor të veprës. Në përgjithësi, korpusi i poezisë në gjuhën shqipe të Jeronim De Radës është vështirë të gjykohet e madje të skicohet për shkak të një mungese gjithandej të unitetit tematik në të tri veprat e tij kryesore, si dhe për shkak të prirjes së tij për ndryshime të vazhdueshme e botime të rishikuara, çka pasqyron gjendjen shpirtërore, nevojat emocionale dhe pëlqimet letrare në periudha të ndryshme të jetës së tij të gjatë. Në më të shumtën e rasteve, botimet e rishikuara duket se i kanë ulur vlerat letrare të veprave në fjalë. Ndonëse poezia e De Radës në dukje është ndërtuar mbi tema shqiptare, po t'i hysh më thellë, del e bëhet e qartë se, mbi të gjitha, ajo është për vetë De Radën. Nuk është pa baza që albanologu britanik Stuart Man (Stuart Mann, 1905-1986) e ka cilësuar poezinë e De Radës 'të dobësuar për mungesë subjekti e strukture, për gjuhë të errët, dialog të rëndomtë dhe irrelevancë politike'[65]. Ndonëse shkrimtar me vlera kulturore të paçmueshme, De Rada nuk është kurrsesi poeti i poetëve. Nuk kemi përshtypje se ishte në gjendje të krijonte në zhanre poetikë të tjerë përveç baladës romantike. Ka kritikë që kanë shkuar aq larg, sa të mos i japin fare merita si poet e shkrimtar[66]. Pavarësisht nga këto, Jeronim De Rada prapëseprapë mbetet një figurë e lartë në historinë e letërsisë shqiptare të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ai luajti një rol të dukshëm në zgjimin e arbëreshëve nga errësira kulturore e krahinorizmi letrar dhe veproi si katalizator, jehona e të cilit u ndie fort përtej detit në Shqipëri në që ende vuante nën zgjedhën osmane.

## 7.5 Poetë romantikë: Françesk Santori, Gavril Dara i Riu dhe Zef Serembe

Zgjimi kulturor romantik i arbëreshëve në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë solli një tjetër shkrimtar me talent origjinal. **Françesk Anton Santori**[67] (ital. Francesco Antonio Santori, 1819-1894) lindi më 16 shtator 1819 në Picilia (ital. *Santa Caterina Albanese*) në krahinën e Kozencës. Në moshën gjashtëmbëdhjetë vjeç filloi mësimet për prift dhe më 1842 hyri në manastirin françeskan të Urdhërit të Reformuar në San Marko Arxhentano fqinje (San Marco Argentano). Atje jetoi tetëmbëdhjetë vjet deri më 1860 dhe pasi nuk arriti të themelojë një manastir në Latariko (Lattarico), aty nga viti 1858, e braktisi jetën e murgut njëherë e përgjithmonë. I kthyer prapë në Picilia, ai tani nisi të shtyjë ditët me një jetë modeste si mësues e si shitës i një vegje të bërë me duart e veta me tri apo katër fije. Më 1885 u caktua prift në famullinë e Shën Japkut (ital. *San Giacomo di Cerzeto*), ku edhe vdiq në shtator 1894.

Santori është autor poezish, pjesësh teatrale, tregimesh, romanesh, përshtatjesh të 112 fabulave të Ezopit si dhe autor i një gramatike të shqipes të shkruar në vargje. Deri vonë pjesa më e madhe e shkrimeve, me një drejtshkrim të tijin e mjaft të vështirë, pati mbetur e

---

65 kr. Mann 1955, f. 21.

66 kr. Petrotta 1932, f. 219.

67 kr. Straticò 1896, f. 221-238, Z. Kodra 1954a, Gradilone 1974, f. 7-77, Altimari 1982, Qosja 1984, vëll. 2, f. 185-232, K. Kodra 1987, 1990, 1991, Fortino 1991a, 1993, dhe Santori 1993/1994.

pabotuar[68]. Ishte ende në të njëzetat kur përfundoi poezinë e parë *Canzoniere albanese* (Këngëtorja arbëreshe). Kjo poemë e gjatë kushtuar dashurisë dhe bukurive të natyrës doli vetëm tre vjet pas botimit të parë të Këngëve të Milosaos të De Radës dhe në shumë anë mban vulën e De Radës. U ripërgatit për botim më 1975 nga Françesko Solano (l. 1914) dhe më pas në Tiranë nga Andrea Varfi[69]. Me rastin e hyrjes në fuqi të kushtetutës napolitane më 1848, ai kompozoi edhe një himn shqip me titullin *Vale garees madhe* (Vallja e haresë së madhe), e cila u botua në revistën *L'Albanese d'Italia* të De Radës më 23 shkurt të atij viti. *Il prigionero politico*, Napoli 1848 (I burgosuri politik) është një rrëfim poetik në italishte, me disa pjesë në shqipe, për peripecitë e një familjeje të përndjekur gjatë revolucionit italian më 1848. Spontaniteti dhe lirshmëria me të cilën Santori kalon nga italishtja në shqipe dëshmon për talentin e tij krijues në shprehjen kulturore dygjuhëshe. Santori është gjithashtu autori i dy veprave fetare në shqipe të botuara gjatë viteve që kaloi si murg në manastirin San Marko Arxhentano: *Rozhaari i S. Myriis Virgkiyry*, Kozencë 1849 (Ruzaria e Shën Mërisë së Virgjër), poemë fetare, dhe *Kryšten i šyityruory*, Napoli 1855 (I krishteri i shenjtëruar), 230 faqe vargje fetare, përmbledhje lutjesh, tekste kishtare në prozë e poezi dhe përkthime këngësh fetare nga *Cuneus prophetarum* (1685) i Pjetër Bogdanit, të cilat Santori i përfshiu në librin e tij në shenjë vazhdimësie të letërsisë fetare shqiptare.

Me rëndësi më të madhe letrare, nga pikëpamja historike janë dramat e Santorit. *Emira* njihet si e para dramë origjinale në gjuhën shqipe. U botua në mënyrë mjaft të çrregullt, disa pjesë në revistën *Fiàmuri Arbërit* në nëntor 1887, kurse të tjera në antologjinë shqiptare të De Radës të vitit 1896. Në vitin 1984 vepra u ribotua nga Françesko Solano[70]. Santori shkroi një numër pjesësh melodramatike të tjera si komedi dhe tragjedi, disa të papërfunduara, që i mbetën në dorëshkrim për tërë jetën. Ndër to janë tragjedia *Jeroboam* dhe melodrama *Alessio Ducagino* (Lekë Dukagjini) të shkruara midis viteve 1855 dhe 1860, që janë botuar tani nga Françesko Solano[71].

Përveç përkthimit të fabulave të Ezopit që përmendëm më lart, Santori hartoi edhe 1845 vargje satirike që kanë dalë në dritë vetëm tani vonë[72]. Në këto vargje më mirë se kudo mund të vërehet ndjeshmëria e thellë fshatare dhe lidhja e ngushtë e tij me folklorin, pikërisht në këto vargje shfaqet më së ploti vokacioni i vërtetë poetik i tij.

Që Santori ishte edhe prozator me rëndësi për historinë e letërsisë shqiptare, është bërë përherë e më e qartë me anë të botimeve të sotme. Me dy romanet dhe gjashtë tregimet e tij ai mund të konsiderohet tani shkrimtari më i hershëm shqiptar që të ketë krijuar një korpus të rëndësishëm proze letrare ndonëse, me kriteret e sotme, asnjëra prej këtyre veprave, të cilat i mbetën të pabotuara në të gjallë, nuk ka ndonjë vlerë estetike të jashtëzakonshme. Romani i tij i papërfunduar *Sofia Kominiate* u shkrua në dy variante: një variant 282 faqesh në shqipe dhe një 714 faqesh në italishte, ndërsa *Il soldato albanese*[73] (Ushtari shqiptar) u shkrua vetëm në

---

68 kr. Gangale 1973 për dorëshkrimet ende të pabotuara që gjenden në Koleksionin Shqiptar në Kopenhagë, sidomos, f. 46 (III 5), (III 17), 102 (V 26) dhe 134 (V 58).

69 kr. Santori 1975, 1980.

70 kr. Santori 1984. Shih edhe Santori 1959, dhe K. Kodra 1977.

71 kr. Santori 1983.

72 kr. Santori 1982.

73 kr. Santori 1976.

italisht. Tregimet e tij, të njohur me emrat e personazheve kryesorë *Panaini e Dellja*[74], *Kolluqi e Sorofina, Brisandi Lletixja e Ulladheni*[75], *Neomenia*[76], *Filaredo, Rosarja, Emilja, Miloshini, Virgjinia, Gnidhja e Kusari* dhe *Fëmija Pushtjerote*[77] trajtojnë motive nga jeta në fshat. Të mbushur me mjaft elemente folklorike dhe etnografike konvencionale, ata vuajnë nga zgjidhje të lumtura sentimentale e naive, që vijnë në shumë raste me një 'deus ex machina'.

Santori e ushtroi penën e tij në shumë gjini: poezi, romanca në vargje, prozë, drama, përkthime dhe vjersha humoristike, dhe mu për këtë shumanëshmëri e ka të siguruar vendin e nderit në letërsinë arbëreshe, menjëherë pas De Radës. Krijimtaria e tij letrare është në përgjithësi më e kapshme për lexuesin se ajo e De Radës, me gjithë vështirësitë që paraqet drejtshkrimi i tij (veprat e Santorit tani botohen detyrimisht me transliterim). Nga ana tjetër, ajo është larg përsosmërisë artistike apo lëmimit estetik, nëse këto mund të shpresoheshin prej shkrimtarëve shqiptarë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Megjithëse kishin kaluar katër shekuj me traditë shkrimi, gjuha shqipe ishte ende mjaft e papërpunuar për letërsinë, dhe do të mbetej e tillë deri në shekullin e njëzetë.

Rrjedha ende e ngadaltë e letërsisë arbëreshe në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë, të cilën Jeronim De Rada e kishte kanalizuar aq thellë brenda lëvizjes romantike, do të nxirrte një vepër me frymëzim të vërtetë Osianik nga **Gavril Dara i Riu**[78] (1826-1885), i njohur edhe si Gabriele Dara. Dara lindi më 8 janar 1826 në Pallac (ital. *Palazzo Adriano*) në Sicili në një familje të lashtë arbëreshe me emër, duke qenë një nga të parat familje që kishte ikur nga Shqipëria pas vdekjes së Skënderbeut më 1468. Studioi në Seminarin grek në Palermo dhe më vonë kreu studimet e larta për drejtësi, dhe e ushtroi avokaturën disa kohë në Agrixhento. Dara u bë përherë e më aktiv në ngjarjet e bujshme politike të përmbysjes së Mbretërisë së Dy Sicilive prej Garibaldit dhe shërbeu në detyra të ndryshme. Pas emërimit të parë si kryekëshilltar i prefekturës së Palermos, ai shërbeu nga viti 1867 deri më 1869 si prefekt i qytetit të Trapanit. Nga 1871 deri më 1874 ishte edhe drejtor i periodikut *La Riforma* në Romë dhe vdiq më 19 nëntor 1885. Interesimet letrare e shkencore të Darës ishin të gjera dhe përfshinin poezinë, folklorin, filozofinë, arkeologjinë dhe drejtësinë. Ai shkroi vjersha në italishte si dhe një poemë fetare në shqipe kushtuar Shën Llazarit, por ka mbetur në histori kryesisht për baladën romantike *Kënka e sprasme e Balës*, Katanxaro 1906.

Entuziazmi që shkaktoi poeti skocez Xhejms Mekferson (James Macpherson, 1736-1796) me gjoja zbulimin e tij dhe botimin më 1760 të 'Fragmenteve nga poezia e lashtë e mbledhur në malësinë e Skocisë', e ndezi imagjinatën romantike të shkrimtarëve dhe studiuesve në mbarë Evropën gjatë më shumë se një shekulli. Mekfersoni hiqej se pati përkthyer poemat epike kelte të kalorësit dhe rapsodit legjendar Osian (Ossian), por, kur u shprehën dyshime për këtë, ai nuk paraqiti dot 'dorëshkrimet e vërteta të lashta' për të cilat bëhej fjalë. Lëvizja Romantike, me kultin e saj për sublimen dhe me primitivizmin e saj 'të vrazhdë fisnik', zgjoi pasionin për letërsinë gojore dhe traditat folklorike anembanë Evropës, kurse studiues të shumë gjuhëve iu vunë kërkimeve e studimeve për eposet e lashta të popujve të tjerë. Kështu një

---

74 kr. Santori 1979.

75 kr. Santori 1977.

76 kr. Fortino 1993.

77 kr. Santori 1979.

78 kr. Petrotta 1932, f. 228-232, 1950a, f. 8-24, K. Kodra 1975a, Varfi 1981, dhe Qosja 1984, vëll. 2, f. 349-374.

shembull, Johan Volfgang fon Gëte (Johann Wolfgang von Goethe, 1749-1832) ishte adhurues i madh i poezisë 'Osianike'. Nuk ka dyshim se tamam nën ndikimet e vona të Osianizmit, Gavril Dara mëtoi se kishte njohur në përmbledhjen me këngë popullore të gjyshit fragmente nga një poemë e lashtë epike shqiptare e një rapsodi malësor me emrin Balë. Kjo poemë në katër pjesë, që rrëfen për bëmat e Nik Petës dhe Pal Golemit, heronj shqiptarë gjatë periudhës së *motit të madh* të Skënderbeut, u botua së pari pjesë-pjesë më 1887 në periodikun *Arbri i Ri* nga Zef Skiroi (Giuseppe Schirò), kurse e plotë doli në italishte e në shqipe në revistën *La Nazione Albanese* (Kombi shqiptar) nga korriku i vitit 1900 e më tej. Skiroi e cilësoi atë që mendohej si autor i kësaj poeme epike, me këto fjalë:

> "Bala ka qenë një luftëtar i lashtë ndër ata që, pas pushtimit të Shqipërisë, erdhën në Sicili dhe themeluan ngulimin e Pallacit. Pleqtë e moshuar e tregojnë si njeri kuqalash e harbut. Ai u ikte shokëve dhe kalonte ditë e muaj me radhë duke u endur nëpër malësi e duke hipur majave për të përshëndetur Shqipërinë. Kishte raste kur, në thellësi të pyjeve, fliste me veten dhe vajtonte për shokët e rinisë. Nganjëherë, kur dimri ishte i ashpër dhe malet e fushat i zbardhonte dëbora, ai ulej pranë zjarrit dhe u rrëfente fëmijëve e të rinjve bëmat e epokës për të cilën vajtonte. Ai ishte poet luftëtar, si Osiani, që jetoi i veçuar e i tërhequr në kujtimet e veta."[79]

Nuk vonoi shumë dhe u njoh se *Kënka e sprasme e Balës*, me nëntë këngët e saj, ishte e penës së vetë Gavril Darës. Fjalën që ai hedh sikur ka zbuluar fragmente të një poeme epike shqiptare të lashtë, mund ta konsiderojmë më shumë si një vlim romantik tipik për kohën sesa si sajesë me ndërgjegje. Cilatdo të kenë qenë synimet e autorit, poema nuk është pa merita letrare në vetvete dhe sidoqoftë ka unitet e harmoni më të madhe se veprat e paraardhësit dhe mësuesit të Darës, Jeronim De Radës. Trajtimi me frymë heroike që ai i bën periudhës epike të historisë së Shqipërisë, ndonëse i paraqitur në një këndvështrim romantik që në letërsitë bashkëkohore do të vështrohej si i tepruar, është të paktën edhe më i kuptueshëm se endjet e ngatërruara poetike të De Radës te *Milosao* e te *Serafina Thopia*. Madje, *Kënka e sprasme e Balës* përbën diçka mjaft të këndshme për t'u lexuar nga radha e letërsisë romantike arbëreshe të shekullit të nëntëmbëdhjetë e për më tepër vazhdon të lexohet me ëndje nga studentët edhe sot.

Poeti lirik **Zef Serembe**[80] (ital. Giuseppe Serembe, 1844-1901) ka qenë një shpirt i shqetësuar i parathënë për të mbajtur barrën e rëndë të vuajtjeve njerëzore. Ajo atmosferë tragjike dëshpërimi, që e ndoqi gjatë gjithë jetës, shfaqet herë pas here e duket edhe në vargun e tij. Serembja lindi më 6 mars 1844[81] në Strigar (ital. *San Kosmo Albanese*) në krahinën kalabreze të Kozencës dhe ndoqi mësimet në kolegjin e Shën Adrianit. Në moshë të re, ra në dashuri me një vajzë nga fshati i lindjes, e cila emigroi në Brazil me familjen dhe vdiq atje. Humbja e saj nuk iu shqit nga mendja dhe, me shpresë se mos të paktën ia gjente varrin, Serembe mori detin për në Brazil më 1874 në kërkim të një jete të re. Me një letër rekomandimi në dorë nga Dora d'Istria (1828-1888), ai u prit në oborrin e perandorit Dom Pedro II. Pas një historie të shkurtër dashurie atje, u kthye në Evropë, i mërzitur e i brengosur. Me të mbërritur

---

79 kr. *Arbri i ri*, 3 (1 qershor 1887).

80 kr. Gradilone 1960, f. 142-161, 1989, K. Kodra 1970, 1971, 1975b, Shuteriqi 1961, 1974, f. 143-196, 1977, f. 251-309, Qosja 1979b, f. 9-38, 1986, vëll. 3, f. 7-66, Belmonte (red.) 1988, dhe Belmonte 1991.

81 Mbi ditëlindjen e Serembes, kr. Serembe 1985, vëll. 1, f. 10.

në Botën e Vjetër në shtator të vitit 1875 rrota e fatit i eci prapë ters. Mbetur pa para, se ia vodhën me sa duket në portin e Marsejës, u detyrua të kthehet në Itali më këmbë, dhe mendohet se gjatë udhëtimit humbi shumë dorëshkrime. Në Livorno e ndihmoi Dhimitër Kamarda (ital. *Demetrio Camarda*), i cili i dha paratë e trenit për pjesën e mbetur të rrugës deri në Kozencë. Kudo që shkonte e kapte dëshpërimi, pa dyshim nga ndonjë depresion kronik apo ndonjë formë tjetër çrregullimi psikik, dhe ndihej i vetmuar e i pasigurt. Prehje gjente në ëndërrimet e tokës së stërgjyshëve, vizion ky i turbulluar nga realiteti i pushtimit turk të Shqipërisë dhe nga indiferentizmi i fuqive Perëndimore ndaj vuajtjeve të saj. Në këtë izolim shpirtëror të tij, Italia po bëhej përherë e më tepër *dheu i huaj*. Më 1886, Serembja vizitoi ngulimet arbëreshe në Sicili dhe më 1893 vajti në Shtetet e Bashkuara, ku jetoi rreth dy vjet. Një vëllim me vjersha të tij në italishte u botua në Nju Jork më 1895. Më 1887, emigroi nga Kalabria e tij në Amerikën e Jugut për herë të dytë dhe u mundua ta nisë jetën për së pari në Buenos Aires. Pas një viti ra sëmurë dhe vdiq më 31 dhjetor 1901 në Sao Paolo.

Shumë nga veprat e Serembes (vjersha, drama dhe një përkthim i Psalmeve të Davidit), të cilat ai vazhdimisht i rishikonte e i ripunonte, humbën gjatë ndërrimeve të shpeshta të vendbanimit. Në të gjallë ai botoi vetëm: *Poesie italiane e canti originali tradotti dall'albanese*, Kozencë 1883 (Poezi italiane dhe këngë origjinale të përkthyera nga shqipja) në italishte e shqipe, *Il reduce soldato, ballata lirica*, Nju Jork 1895 (Kthimi i ushtarit, baladë lirike), vargje vetëm në italishte, dhe *Sonetti vari*, Napoli 189? (Tingëllima të ndryshme), një përmbledhje tepër e rrallë prej dyzet e dy tingëllimash në italishte të pajisura me një hyrje, të gjitha të ngjeshura në katër faqe me shkronja të imëta. Një vjershë doli gjithashtu në gazetën e Xhuzepe Skiroit *Arbri i Ri* më 31 mars 1887. Nga vjershat në gjuhën shqipe, tridhjetë e nëntë iu botuan pas vdekjes në përmbledhjen *Vjersha*, Milano 1926, nga i nipi Kozmo Serembe (ital. Cosmo Serembe). Krijime të tjera i janë gjetur në dorëshkrime dhe arkiva[82] të ndryshme në vitet e fundit, kurse disa vjersha madje kanë ardhur deri në ditët tona duke kaluar gojë më gojë ndër fshatarët e Strigarit. Kjo provë e popullaritetit të tij është disi për t'u habitur, po të kemi parasysh se një pjesë të mirë të jetës e kaloi larg fshatit të lindjes.

Vargu i Serembes, i pikëlluar e i trishtuar nga karakteri, por shpesh patriotik dhe idealist për nga frymëzimi, konsiderohet nga një numër i madh njerëzish si poezia më e mirë lirike në shqipe, të paktën para kohëve të reja. Gama tematike e tij përfshin lirika melodioze për dashurinë dhe himne për vendlindjen (qoftë Italia, toka e lindjes së tij, qoftë Shqipëria, toka e ëndrrave të tij), vjersha elegante për miqësinë dhe po ashtu për bukuritë e natyrës, si dhe vargje me frymëzim fetar. Lirikat që i kushtohen atdheut të humbur janë vjersha romantike me frymë kombëtare e me ndjenjë të ndezur malli, vjersha që çimentojnë lidhjet letrare me brezin që po lindte të poetëve të Rilindjes në Shqipërinë e shekullit të nëntëmbëdhjetë. Po të tilla janë edhe ato që i kushtohen Ali pashë Tepelenës, Dora d'Istrias dhe Domeniko Mauros. Sado atdhetar që mund të ketë qenë, Serembja nuk ishte nga ata poetë intelektualë që mund të na jepnin një kronikë poetike të së kaluarës së Shqipërisë. Ai ishte një poet i ndjenjës, e sidomos i vetmisë e i zhgënjimit. Në vargun e tij ndihen disa nga anët më intime të poetëve italianë Françesko Petrarka, Dante Aligieri dhe Xhakomo Leopardi, të cilët i kishte lexuar dhe adhuruar të gjithë. Lirikat e tij të dashurisë, disa kushtuar vajzës që kishte dashur, përbëjnë një ditar të vërtetë të zemrës së tij, për shembull *Kënthimë tharosi*, e njohur edhe nën titullin *Kënkë malli*:

"*Rri e pikosur me mua, ku e di çë ke,*
*O ti e të bjerrit Parrajs molla më e mirë!*
*Thuomë çë të bëra u i shkret e kështu më le*

[82] Për fragmente të veprës së tij në Koleksionin Shqiptar në Kopenhagë, shih Shuteriqi 1963a, dhe Gangale 1973, f. 53 (III 24), 61 (IV 5).

*Sa gjellen bën - e rronj pa fare hirë.*

*Oh! si të tharëta më shkuon kto dit, çë fare*
*Nkë pe ninat e qeshur nd'ata si*
*Çë shpirtin, dreq, m'e mbijin ndë gavnare*
*Çë m'e pataksjin lart me mallëmadhi.*

*Ballet terjorisur rrëmba dielli*
*Ka jotja dritsorë u më nkë pe,*
*Ne buzen me at çerë çë i qeshnej qielli,*
*Se të vrëret m'i mbuluon paru shum re.*

*Te gjiri, vash, mua zëmra mbëshon me zjarr,*
*Gjith trutë më vruntullisnjin me noere,*
*Pushimë u nkë mun çonj, paq nk' mun marr*
*E gjellen kështu ti, vash, m'e vret njëhere!*"[83]

## 7.6 Shkrimtarë të tjerë arbëreshë të shekullit të nëntëmbëdhjetë

Ndër shkrimtarët arbëreshë më të vegjël të fillimit të shekullit të nëntëmbëdhjetë mund të përmendet **Benjamin Frashini**[84] (ital. Beniamin Frascini), poet dhe prift nga Frasnita (ital. *Frascineto*) në krahinën e Kozencës, autor i një poeme të gjatë, por me interes letrar të paktë. Ajo trajton ngjarjet e vitit 1807 kur trupat frënge shkretuan krahinën. Kjo vepër me 168 strofa, me titullin italisht *I Francesi in Frascineto-Porcile nel 1807. Triste conseguenze delle discordie degli abitanti, divisi in Giacobini, partigiani de' Francesi, e Realisti, devoti al Re Ferdinando IV di Borbone* (Francezët në Frasnitë-Purçill më 1807. Rrjedhojat trishtuese të mosmarrëveshjeve midis banorëve të ndarë në Jakobinë, partizanë të francezëve, dhe ruajalistë, besnikë të mbretit burbon Ferdinand IV), u kopjua më 1900 nga profesor Domeniko Manjeli (ital. *Domenico Magnelli*) dhe u zbulua në një nga dorëshkrimet e tij më 1960. Një poemë e dytë historike në shqipe që flet për pushtimin francez në atë periudhë është shkruar nga **Kostantino Askuri**[85] (ital. Costantino Ascuri, 1810-1871) nga Ejanina (ital. *Eianina*), student në kolegjin e Shën Mitrit. Ajo ndodhet në një dorëshkrim të titulluar thjesht *Kënka* (Kënga), që mban datën 1834. Një tjetër poet arbëresh nga Shën Mitri dhe student në kolegj ishte **Kostantin Beluçi Shalja**[86] (ital. Costantino Bellucci Sciaglia, 1796-1867). Beluçi ishte poet satirik i njohur, që asokohe e nxirrte jetesën duke punuar si rrobaqepës, kurse më vonë si pylltar. Veprat

83 Transkriptim i Xhuzepe Gradilones nga një dorëshkrim i Koleksionit Shqiptar të Bibliotekës Mbretërore në Kopenhagë, kr. Gradilone 1989, f. 98-99.

84 kr. Shuteriqi 1976, f. 162.

85 kr. Shuteriqi 1976, f. 205.

86 kr. Gradilone 1960, f. 218-232, Gangale 1973, f. 88 (V 10), dhe Shuteriqi, 1976, f. 249.

e tij u botuan pjesërisht nga Jeronim De Rada më 1884[87] dhe u përkthyen në italishte nga Salvatore Braile (1872-1960) në Shkodër më 1924 nën titullin *La commediante, satira ai galantuomini di San Demetrio Corone*. **Euxhenio Peta** (ital. Eugenio Petta), prift dhe poet sicilian i cili, ashtu si Nikolë Filja (1693-1769), shërbeu në Qeuti në Puljen veriore më 1804 dhe 1807, ishte autor i dy distikëve shqip të gjetur në kishën e San Merkurio in Serrakapriola (ital. *San Mercurio in Serracapriola*). Ata u botuan nga Mikel Markianoi[88]. **Vinçenco Suli** nga Pallaci (ital. *Palazzo Adriano*) në Sicili ka shkruar në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë një vjershë për verën (pije)[89]. **Françesko Parrino**[90] (1754-1831) nga Hora e Arbëreshëvet ishte autor i dy vjershave shqip për Shën Llazarin. Thuhet se i ati, **Demetrio Parrino**[91], prift në Horën e Arbëreshëvet, ka përkthyer shqip pjesë të liturgjisë, disa në vargje, ndonëse këto përkthime nuk kanë ardhur deri në ditët tona. Një vjershë tjetër për Shën Llazarin na ka lënë **Gavril Dara Plaku**[92] (ital. Gabriele Dara, 1765-1832), gjyshi i Gavril Dara të Riut dhe folklorist nga Pallaci në Sicili, përmbledhja me këngë popullore arbëreshe e të cilit ka humbur. Edhe i biri, **Andrea Dara**[93] (1796-1872), babai i Gavril Dara të Riut, dëshmoi interesim të gjallë për folklorin arbëresh dhe qe autor jo vetëm i një përmbledhjeje me këngë popullore arbëreshe të Sicilisë dhe i një vepre mbi *Usi e costumi di Palazzo Adriano*, 1859 (*Zakonet e Pallacit*), por edhe i një fjalori 5000 fjalësh shqip-italisht (1862-1868), pas një gramatike të shkurtër të shqipes (1830) dhe një përkthimi të Ungjillit të Shën Mateut. Shumica e këtyre veprave mbetën të pabotuara dhe ruhen në formë dorëshkrimi në Koleksionin Shqiptar të Bibliotekës Mbretërore në Kopenhagë[94]. **Mosè Troiano**[95] nga Pllatani (ital. *Plataci*) në veri të Kozencës njihet si përkthyes i dy vjershave italiane në shqipe duke përdorur alfabetin e përhapur nga Jeronim De Rada. Ato datojnë nga fillimi i mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Nja dy a tri vjersha humoristike në shqipe të shkruara nga **Karlo Dulçi** (ital. Carlo Dulci, 1765-1850), i njohur edhe me emrin Carlo Dolce ose Luz Glikjini, nga Hora e Arbëreshëvet, u botuan

---

87 kr. Fiàmuri Arbërit 1884, Nr. 11-12, f. 84-93.

88 kr. M. Marchianò 1906.

89 kr. Schirò 1923, f. 330-331.

90 kr. Schirò 1907 dhe 1923.

91 kr. Schirò 1923.

92 kr. Schirò 1907, dhe Shuteriqi 1976, f. 201-202. Vjersha në fjalë ruhet në Koleksionin Shqiptar në Kopenhagë. kr. Gangale 1973, f. 68 (IV 16).

93 kr. G. Dara 1906, f. 6-7, Schirò 1923, dhe Petrotta 1932, f. 81-82.

94 kr. Gangale 1973, f. 16 (II 10), 21 (II 17), 25 (II 20a), 62 (IV 6), 82 (V 4), 126 (V 50) dhe 129 (V 53).

95 kr. Shuteriqi 1976, f. 271.

nga Dhimitër Kamarda më 1866[96]. **Akil Parapunja**[97] (ital. Achille Parapugna, 1855-1883), të cilit De Rada i parashikoi një të ardhme të madhe si poet, vdiq para kohe më 16 mars 1883, duke mos lënë veçse disa këngë në dialektin e tij vendës të Ejaninës.

Nga letërsia fetare e gjysmës së parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë kemi katekizmin shqip në dialektin kalabrez të Shën Vasilit[98] të vitit 1834 nga një i quajtur **Bonifac Tamburi** (ital. Bonifacio Tamburi, l. 1799), i njohur ndryshe me emrin Françesko Saverio Tamburi, si dhe një përkthim tjetër shqip të katekizmit të Shën Robert Belarminit (1542-1621) nga **Zef Gualiata** S. J.[99] (ital. Giuseppe Guagliata, l. rreth vitit 1814). Ky përkthim i Belarminit nën titullin *Dottrina e Kerscten* (Doktrina e krishterë), e botuar nga Propaganda Fide në Romë më 1845, ndjek traditën e përkthimit të Pjetër Budit (1618) e të Bernardit të Kuintianos të gjysmës së parë të shekullit të shtatëmbëdhjetë. Thuhet se Gualiata, prift jezuit italian i dërguar si misionar në Shqipëri më 1841, ka qenë bashkautor (me Vinçenc Bazilen) i një gramatike tani të humbur të shqipes, të shkruar në italishte rreth vitit 1842. Përveç kësaj gramatike, **Vinçenc Bazile** S. J.[100] (ital. Vincenzo Basile, 1818-1882), edhe ky prift jezuit italian e misionar në Shkodër, botoi *Ruga e parrisit*, Romë 1845 (Rruga e parajsës), një përmbledhje 144 faqesh rrëfenjash moralizuese, ndër to edhe legjendën e ikjes së Shën Mërisë nga Shkodra për në Itali më 1567[101]. Propaganda Fide, përherë e shqetësuar për mendjet dhe zemrat e grigjës shqiptare të kishës, që po rrëmbeheshin nga Islami, botoi edhe një numër veprash të tjera fetare autorësh anonimë.

Gjysma e dytë e shekullit të nëntëmbëdhjetë që, me gjithë rrëzimin e dinastisë së Burbonëve, ishte një periudhë konfliktesh sociale të vazhdueshme në mbarë Italinë e jugut, na jep një shkrimtar i cili shpesh është cilësuar si poeti i parë socialist në letërsinë shqiptare, **Vinçenc Stratigo**[102] (ital. Vincenzo Straticò, 1822-1885). Ai ishte nga katundi kalabrez Ungër në provincën e Kozencës ku lindi më 16 dhjetor 1822 dhe studioi në Shën Mitër në Kolegjin e Shën Adrianit. Mori pjesë në ngjarjet e vitit 1848 ku për pak kohë ishte kapiten ushtrie. Me t'u kthyer në qytetin e lindjes, ku edhe kaloi pjesën tjetër të jetës, iu përkushtua me gjithë shpirt mbrojtjes së të drejtave sociale e politike të fshatarësisë së varfër të Kalabrisë dhe luftës së saj për një jetë më të mirë. Poezitë e tij me tema atdhetare, shoqërore e dashurie, nga të cilat një numër i vogël dolën në dritë, dëshmojnë për një vetëdije të mprehtë sociale të shfrytëzimit

---

96 kr. Camarda 1866, f. 195-197. Shih edhe Schirò 1923, Petrotta 1932, f. 157, 187, dhe Shuteriqi 1976, f. 237, 271, dhe për dorëshkrimet e Dulçit në Kopenhagë, Gangale 1973, sidomos f. 11 (II 6) dhe 157 (V 81).

97 kr. Selvaggi 1962.

98 kr. Solano 1983.

99 kr. Shuteriqi 1976, f. 244-245.

100 kr. Shuteriqi 1976, f. 245.

101 Sipas legjendës, kur turqit zunë Shkodrën, ikona e *Zojës së Shkodrës* ose *Zojës së Bekueme* (ital. *Madonna di Scutari*) u shkëput nga muri i një kishe në rrëzë të kalasë së Rozafës dhe u arratis nëpër Adriatik. Atë e ndoqën dy shqiptarë, Gjorgji dhe De Sklavisi, të cilët pas shumë gjurmimesh e zbuluan në Genazzano afër Romës, ku edhe sot e kësaj dite është vend i shenjtë i Zojës së Shkodrës, ku shkojnë e falen katolikët shqiptarë.

102 kr. Straticò 1896, f. 263-270, dhe Z. Kodra 1965.

klasor, një tipar krejt unikal në letërsinë arbëreshe.

Pak e njohur deri vonë ka qenë poezia e **Zef Engjëll Noçitit**[103] (ital. Giuseppe Angelo Nociti, 1832-1899) nga Spixana (ital. *Spezzano Albanese*) në Kalabri. Ashtu si Stratigoi, Noçiti studioi në kolegjin arbëresh të Shën Adrianit në Shën Mitër, ku edhe mori një arsim klasik të qëndrueshëm. Përmbledhja e tij prej njëzeteshtatë vjershash lirike me titull *Rëmenxa t'arbresha* (Rima shqiptare), e hartuar midis viteve 1858 e 1876 së bashku me një përkthim italisht, ka qenë botuar me një fjalor nga Italo Costante Fortino[104].

**Bernard Bilota**[105] (ital. Bernardo Bilotta, 1843-1918), ishte vjershëtor amator, filolog e mbledhës folklori që krijoi një numër të madh vjershash fshatarake. Lindur më 29 nëntor 1843 në Frasnitë në Kalabrinë e veriut, ai ndoqi kolegjin e Shën Adrianit dhe shërbeu si klerik më 1866, dhe më vonë si mësues. Mik dhe pasues i Jeronim De Radës, nga i cili trashëgoi vrullin e zjarrtë për të rizbuluar kulturën shqiptare, Bilota ishte antar i 'Consiglio Albanese d'Italia' (Këshillit Shqiptar të Italisë) dhe nismëtar, bashkë me De Radën dhe Anselm Lorekion, i kongresit të parë gjuhësor arbëresh në Koriliano Kalabro më 1895. Bilota ishte autor prodhimtar, ndonëse botoi pak. Përveç një numri veprash pak të njohura në italishte për historinë biblike, arkeologjinë dhe origjinën 'pellazgjike' të shqiptarëve, ai ishte autori i një *Dizionario filologico albanese,* 1888 (Fjalori filologjik të gjuhës shqipe) prej 6000 fjalësh, i cili përmban dyqind faqe me material gjuhësor në dialektin e Frasnitës si dhe disa sprova të habitshme etimologjike; i një *Monografia di Frascineto,* 1891 (Monografia e Frasnitës), kronikë poetike e papërfunduar në pesë pjesë për vendlindjen që përfshin rreth 2000 vargje njëmbëdhjetërrokshe, dhe *Zakonet e Frasnitës*, 1894, ku përshkruan traditat e fshatit, ritualet dhe ceremonitë e përvitshme, në 1710 vargje njëmbëdhjetërrokshe. Deri tani asnjë nga këto vepra nuk e ka gjetur dritën e botimit. Të pabotuara janë edhe një numër rrëfenjash në vargje, me tipare prozaike, fjala vjen *E bukura e Jetës*, 1895, sipas përrallës shqiptare të së Bukurës së Dheut; *E Bukura Harezë*, 1896, dhe *Minosi*, nga e cila gjenden tri variante, të viteve 1903, 1909 dhe 1918. Poema e tij satirike me 150 faqe, 8664 vargje, *Minosi*[106], na jep një tablo fshatarake e herë herë therëse satirike të skëterrës, në flakët e së cilës Bilota ndjen kënaqësinë Danteske të ndëshkimit të kundërshtarëve dhe armiqve të tij nga Frasnita. Ndër veprat e tjera të pabotuara, mbi 20,000 vargje gjithsej, janë *Jeta e Shën Mërisë*, 1896, me 1720 vargje; *Të vdekurit*, 1896; *Monografi i Shën Nilit* dhe një komedi me 3500 vargje *Don Kishoti*, 1908.

Në të gjallë Bilota botoi vetëm dy përmbledhje modeste me poezi shqipe: *Versi lugubri*, Kastrovillari 1894 (Vargje të zymtë), që përmban rreth dyzet sonete elegjiake me përkthim në italisht, dhe *Stima agli ottimi, biasimo ai tristi*, Kastrovillari 1898 (Nder më të mirëve, përbuzje të trishtuarve), një përmbledhje e vogël kushtuar Pjetër Buljarit (ital. Pietro Bugliari), që përmban edhe disa përkthime në italishte. Bilota lëvroi edhe temën shumë të dashur në letërsinë shqipe, atë të Skënderbeut, me poemën epike popullore me 10,000 vargje *Shpata Skanderbekut ndë Dibrët Poshtë*, Tiranë 1967. Kjo poemë historike në 13 këngë plot patos heroik u nis më 1874 dhe përfundoi më 1890, dhe është me interes të veçantë për shqiptarët në kontekstin e zgjimit kombëtar në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Si në të tjerat, edhe në këtë vepër Bilotën e shohim shkrimtar që të habit me forcën e tij imagjinuese, të ndezur me vrull dhe entuziazëm patriotik, por pa ndonjë talent letrar e stil të spikatur. Skenave të zgjatura me

---

103 kr. Laviola 1991, Acquafredda 1991, dhe Francesco Marchianò 1993.

104 kr. Nociti 1992.

105 kr. Giordano 1959.

106 kr. Gangale 1973, f. 137 (V 61).

përshkrime betejash në *Shpata Skanderbekut ndë Dibrët Poshtë* u mungon dukshëm dramaticiteti, kurse vepra e tij në përgjithësi është pak e përpunuar. Ajo që duhet nënvizuar është merita që ka Bilota në përdorimin e gjuhës amtare për herë të parë në një gamë aq të gjerë temash, duke i hapur kështu horizonte së idiomës fshatare të arbëreshëve.

## 7.7 Ndihmesa e shkrimtarëve dhe studiuesve arbëreshë që shkruan italisht

Fillimi i shekullit të nëntëmbëdhjetë shënoi kështu daljen e një numri të mirë poetësh e autorësh arbëreshë që provuan të shkruanin shqip. Por, çka është më e rëndësishme për zgjimin e kulturës së tyre, kishte një grup tjetër shkrimtarësh e studiuesish arbëreshë që shkruanin italisht. Të nxitur në fillim nga lëvizja e romantizmit evropian, e cila zgjoi jo vetëm interesimin për dijen, por edhe respektin e dashurinë e fortë për folklorin, këto figura filluan të hetojnë rrënjët dhe traditat e tyre shqiptare duke e drejtuar vëmendjen e energjinë në zhvillimin e kulturës së vet arbëreshe dhe në veçanti, në studimin e letërsisë gojore. Nga ana e tij, ky studim jo vetëm i dha shtytje krijimtarisë së mëtejshme në gjuhën shqipe, të zgjuar nga veprimtaria e Jeronim De Radës, por edhe i bëri arbëreshët t'i kushtojnë vëmendje përherë e më shumë atdheut të largët në Ballkan dhe vëllezërve të tyre shqiptarë që hiqnin e vuanin barrën përherë e më të padurueshme të sundimit turk.

**Engjëll Mashi**[107] (ital. Angelo Masci, 1758- 1821), ishte një studiues arbëresh nga Shën Sofia në krahinën e Kozencës, ku edhe studioi pranë të sipërpërmendurit Stefan Bafa (vd. 1808). Ai kreu detyra zyrtare të rëndësishme në Mbretërinë e Dy Sicilive. Mashi është autor i një vepre në italishte me titull *Discorso sull'origine, costumi e stato attuale della nazione albanese*, Napoli 1807 (Fjalë për prejardhjen, zakonet dhe gjendjen e tanishme të kombit shqiptar), që u botua menjëherë pas daljes në frëngjishte të studimit të Konrad Malt-Brën (Conrad Malte-Brun, 1775-1826) *Essai sur l'origine, les moeurs et l'état actuel de la nation albanaise*[108] (Ese për prejardhjen, zakonet dhe gjendjen e tanishme të kombit shqiptar). Historiani **Xhovani Skiroi** (ital. Giovanni Schirò) nga Hora e Arbëreshëvet studioi e analizoi lidhjet midis Shqipërisë dhe Italisë së jugut në punimin e tij *Rapporti tra l'Epiro e il Regno delle Due Sicilie*, 1834 (Marrëdhëniet midis Epirit dhe Mbretërisë së Dy Sicilive)[109]. Një tjetër studiues i shquar ishte **Zef Krispi** (ital. Giuseppe Crispi, 1781-1859), nga Pallaci i Sicilisë. Ai ishte prift, profesor i letërsisë greke në Universitetin e Palermos dhe rektor i seminarit grek atje. Mbahet mend për punimin e tij *Memoria sulla lingua albanese*, Palermo 1831 (Shënime mbi gjuhën shqipe), ku orvatej të provonte prejardhjen pellazgjike të popullit shqiptar, një teori kjo e përhapur asokohe, që as vitet e fundit nuk është lënë përfundimisht. Ai është edhe autor i një përmbledhjeje këngësh popullore arbëreshe të Sicilisë, shoqëruar nga përkthime në italishte, të titulluar *Canti degli Albanesi di Sicilia* (Këngë të shqiptarëve të Sicilisë), botuar në *Canti popolari siciliani*, Katania 1857 (Këngë popullore siciliane), të Leonardo Vigos dhe i *Memorie storiche di alcune costumanze appartenenti alle colonie greco-albanesi di Sicilia*, Palermo 1853

---

107 kr. Shuteriqi 1976, f. 160-161, Kastrati 1987a, dhe Emmanuele 1988, f. 71.

108 kr. Malte-Brun 1807-1809, vëll. 3, f. 145-234.

109 Botuar në periodikun e Palermos '*Giornale di scienze, lettere ed arti di Palermo*'.

(Shënime historike për disa zakone në ngulimet greko-shqiptare të Sicilisë). **Rafaele Lopez**[110] nga Shën Mitër, i cili ka dhënë mësim së bashku me De Radën në kolegjin e Shën Adrianit, ku të dy u arrestuan më 1851 për veprimtari revolucionare, përgatiti një përmbledhje këngësh popullore arbëreshe të përkthyera prej tij në italishte. Edhe një mik i ngushtë i tij, **Luigj Petrasi**[111] (ital. Luigi Petrassi, vd. rreth v. 1843), me prejardhje nga Qana (ital. *Cerzeto*), mblodhi këngë popullore kalabreze. Po Petrasi përktheu këngën e parë të *Çajlld Haroldit* të Lord Bajronit dhe *Dei Sepolcri* të Ugo Foskolos, që janë përkthimet e para në shqipe të njohura deri tani të poezisë romantike evropiane. **Feliçe Stafa**[112] (ital. Felice Staffa) nga *Fallkunara* (ital. *Falconara Albanese*) në provincën e Kozencës ndoqi studimet në Napoli më 1820-1821 pranë Gabriele Rossettit, baba i para-rafaelitëve anglezë Kristina e Dante Rossetti. Thuhet se ka marrë pjesë në Revolucionin e vitit 1848 dhe është dënuar me tre vjet burg. Një kopje fort e rrallë e një përmbledhjeje 32 faqesh me këngë popullore shqiptare, *Canti albanesi*, Napoli 1845 (Këngë shqiptare), ruhet në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë. Gjatë Revolucionit të vitit 1848 në Napoli ishte edhe **Engjëll Bazile**[113] (ital. Angelo Basile, 1813-1848) nga Pllatani. Nga veprat e tij të shumta, në të gjallë u botua vetëm një dramë në italishte, *Ines de Castro*, Napoli 1847, kushtuar Jeronim De Radës dhe frymëzuar nga *Os Lusiades* e poetit kombëtar portugez Luis de Camoes (1524-1580). Përmbledhja e tij me këngë popullore arbëreshe të përkthyera në italisht, *Raccolta di canti popolari albanesi* (Përmbledhje këngësh popullore shqiptare) u botua nga miku i tij i ngushtë Jeronim De Rada. Një mbledhës tjetër këngësh popullore shqiptare ishte dramaturgu, poeti dhe prozatori arbëresh **Emanuel Bidera**[114] (ital. Emmanuele Bidera, 1784-1858) nga Pallaci i Sicilisë. Përsiatjet e tij tepër të lirshme për prejardhjen e shqiptarëve si popull u botuan në katërvëllimshin *Quaranta secoli racconti su le Due Sicilie*, Napoli 1846-1850 (Dyzet shekuj të rrëfyera për Dy Sicilitë). Vëllimi i parë përmban disa poezi popullore arbëreshe. Themelues dhe drejtor i një shkolle të gojëtarisë në Napoli, Bidera shkroi edhe librete operash për kompozitorin Gaetano Donixeti (ital. Gaetano Donizetti, 1797-1848) në të ri të tij. **Domenik Mauri**[115] (ital. Domenico Mauro, 1812-1873) ishte poet i njohur kalabrez me prejardhje arbëreshe që shkroi vetëm italisht. Lindur më 13 janar 1812 në Shën Mitër, ai qe njëri prej udhëheqësve të kryengritjes së vitit 1848 në Kalabri, dhe pas një periudhe mërgimi në ishujt e Jonit e në Romë u bë një nga një mijë 'këmishëkuqtë' e Xhuzepe Garibaldit, duke i vajtur pas deri në Marsejë. Ai vdiq në Firence më 17 janar 1873. Ndër botimet e tij letrare janë: *Versi sciolti in occasione della morte di mio padre in risposta all'amico*, Napoli 1835 (Vjersha të zgjedhura me rastin e vdekjes së babait tim, në përgjigje të një miku), *Errico, Novella calabrese*, Cyrih 1845 (Erriku, tregim kalabrez), *Poesie varie*, Napoli 1862 (Vjersha të ndryshme), dhe *Errico, poemetto in cinque canti*, Napoli 1869 (Erriku, poemth në pesë këngë). Vargu i tij në stil bajronian është i frymëzuar e i gjallë, ndonëse vende-vende i mungon disiplina poetike.

Shkrimtarët dhe studiuesit arbëreshë të gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë

---

110 kr. Shuteriqi 1976, f. 223.

111 kr. Straticò 1896, f. 276, dhe Shuteriqi 1976, f. 229-230.

112 kr. Shuteriqi 1976, f. 246-247, 1977, f. 219-233.

113 kr. Shuteriqi 1974, f. 120-142, 1976, f. 228, 260, 261.

114 kr. Mann 1955, f. 111, dhe Shuteriqi 1976, f. 253-254.

115 kr. Cingari 1965, dhe Gradilone 1974, f. 282-291.

u nxitën mjaft nga shenjat e qarta që vinin nga Shqipëria për zgjimin politik e kulturor të saj. Përpjekjet e tyre qenë të dyfishta: t'i jepnin përkrahje këtij rizgjimi në atdhe dhe të luftonin për njohjen e kulturës së tyre shqiptare në Italinë e jugut. Letërsia gojore dhe folklori, të hulumtuara për herë të parë mbi një bazë më sistematike e shkencore, përbënin një pikënisje për veprimtarinë e intelektualëve arbëreshë, ndërkaq që problemi qendror politik, që ishte lufta e përpjekjet e mundimshme për pavarësi nga Perandoria Osmane në rënie, do të vihej shumë shpejt në qendër të vëmendjes së tyre. Kësisoj, qëllimi i përbashkët i shqiptarëve në Ballkan e në Itali gjatë gjithë luftës për të mbajtur gjallë kulturën, u bë ideali për një Shqipëri sovrane. Shkrimtarët, studiuesit dhe personalitetet publike arbëreshe u dhanë ndihmë homologëve të tyre shqiptarë aty ku mundën, dhe u forcuan lidhjet midis dy palëve për nxitjen e veprimtarisë kulturore. Shekujve të gjatë të izolimit absolut nga Shqipëria po u vinte fundi për arbëreshët. Ishin ruajtur lidhjet e pashlyeshme të gjakut.

Ndër udhëheqësit kulturorë të arbëreshëve në shekullin e nëntëmbëdhjetë, botimet e të cilëve në gjuhën dhe letërsinë shqipe u dhanë hov jo vetëm shqiptarëve në Itali, por edhe lëvizjes së Rilindjes në atdhe, ishte filologu dhe folkloristi **Dhimitër Kamarda** (ital. Demetrio Camarda, 1821-1882). Ai lindi në Horën e Arbëreshëvet në Sicili më 23 tetor 1821 dhe studioi për prift në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë. Pasi u shugurua në ritin bizantin më 1844, banoi në Napoli e në fshatin e lindjes deri më 1848 kur u dëbua nga Mbretëria e Dy Sicilive prej autoriteteve burbone me akuzën se kishte bashkëpunuar me liberalët. Në fillim vajti në Romë e pastaj në manastirin benediktin të Çezenës. Më 1852 u emërua mësues në shkollën e mesme në Livorno, ku edhe kaloi pjesën tjetër të jetës si famullitar. Vdiq më 13 prill 1882. Kamarda përmendet për veprën e tij *Saggio di grammatologia comparata sulla lingua albanese*, Livorno 1864 (Sprovë e gramatologjisë krahasuese mbi gjuhën shqipe), një nga të parat vepra të filologjisë diakronike shqiptare, ku u orvat të provonte afërinë e gjuhës shqipe me greqishten, në kundërshtim me gjuhëtarin komparativist gjerman Franc Bop (gjerm. Franz Bopp, 1791-1867), i cili kishte demonstruar prejardhjen e drejtpërdrejtë indo-evropiane të saj më 1854[116]. Kjo vepër u pasua nga *Appendice al saggio di grammatologia comparata*, Prato 1866 (Shtojcë për sprovën e gramatologjisë krahasuese), një përmbledhje këngësh popullore arbëreshe. Kamarda shkroi edhe një gramatikë të gjuhës shqipe[117] dhe botoi një libër me poezi shqiptare kushtuar Dora d'Istrias, me titullin *A Dora d'Istria gli Albanesi*, Livorno 1870 (Dora d'Istrias, shqiptarët), që përmbante vjersha nga Preng Doçi, Zef Jubani, Thimi Mitko, Jeronim De Rada, Françesk Anton Santori, Zef Serembe etj.

**Dora d'Istria**[118] (1828-1888), pseudonimi i Helena Gjikës, ka qenë një figurë interesante e kulturës shqiptare dhe evropiane të mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Kjo shkrimtare rumune me prejardhje shqiptare pati lindur në Bukuresht në familjen aristokrate Gjika të ardhur nga Maqedonia. I ungji, Grigore IV, ishte vojvodë në Vllahi. Që në moshë të re Dora d'Istria udhëtoi me prindët dhe vizitoi oborret e Vjenës, Drezdenit dhe Berlinit, dhe kudo u adhurua për talentin dhe bukurinë. Më 1849 martesa me princin Aleksandër Masalski e shpuri në Rusi, ku kaloi gati gjashtë vjet. Pas ndarjes me të më 1855, u shpërngul e vajti në Zvicër, ku u bë e para grua që ngjiti Malin Jungfrau, kurse më 1860 bëri një udhëtim në Greqi. Pjesën tjetër të jetës e kaloi kryesisht në Itali. Përkushtimi i parreshtur i Dora d'Istrias ndaj aspiratave të pakicave kombëtare në Perandorinë Austro-Hungareze, ndaj barazisë së gruas e ndaj arsimit për popullin e bëri të mirënjohur në mbarë Evropën. Edhe pse disa e kanë konsideruar amatore

116 kr. Bopp 1855.

117 kr. Camarda 1962.

118 kr. Bala 1967 dhe Goçi 1989.

në shkrimet e para, nuk ka kurrfarë dyshimi se studimi i saj *La nationalité albanaise d'après les chants populaires* (Kombësia shqiptare sipas këngëve popullore), botuar më 1866 në revistën letrare të Parisit *Revue des deux mondes*, luajti rol në lëvizjen kombëtare shqiptare të periudhës së Rilindjes. Ishte Dhimitër Kamarda ai që këtë studim e përktheu në gjuhën shqipe me titullin *Fylétia e arbenoré prèj kanekate laoshima*, Livorno 1867, dhe botoi për nder të saj atë antologji poetike që e përmendëm më lart. Për historinë e familjes së vet Dora d'Istria botoi edhe një vepër 455 faqesh me titull *Gli Albanesi in Rumenia. Storia dei principi Ghica nei secoli XVII, XVIII e XIX*, Firenze 1873 (Shqiptarët në Rumani. Historia e princëve Gjika në shekujt e 17-të, 18-të dhe 19-të).

Vëllai më i vogël i Dhimitër Kamardës, **Zef Kamarda** (ital. Giuseppe Camarda, 1831-1878), përktheu Ungjillin e Shën Mateut në dialektin e Horës së Arbëreshëvet, variant ky i rishikuar nga Dhimitër Kamarda e i botuar në Londër më 1868 nga princi Louis-Lucien Bonaparte[119] (1813-1891). Zef Kamarda ishte edhe autor i disa poezive fetare, i një përralle e i një përmbledhjeje me këngë popullore arbëreshe.

Një variant kalabrez i Ungjillit të Shën Mateut, edhe ky i rishikuar nga Dhimitër Kamarda e i botuar në Londër më 1869 nga princi Louis-Lucien Bonaparte, u përkthye nga një studiues tjetër i shquar arbëresh, **Vinçenc Dorsa** (ital. Vincenzo Dorsa, 1823-1885). Lindur në Frasnitë në provincën e Kozencës më 26 shkurt 1823, Dorsa ndoqi studimet në kolegjin e Shën Adrianit në Shën Mitër e më pas në kolegjin e Propaganda Fides në Romë. Për shumë vjet qe mësues i greqishtes dhe latinishtes në shkollën e mesme të Telesios në Kozencë. Vepra me të cilën u shqua është *Su gli Albanesi, ricerche e pensieri*, Napoli 1847 (Mbi shqiptarët, hulumtime e mendime), kushtuar *alla mia nazione divisa e dispersa ma una* (kombit tim, të ndarë e të shprishur, por një i vetëm), që synonte, siç e thotë vetë Dorsa në parathënie, "të tërheqë vëmendjen e opinionit publik ndaj të drejtave të një kombi të shquar por të panjohur". E ndarë në njëzet krerë, vepra përmban të dhëna të bollshme, të para në dritën e mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, për prejardhjen dhe historinë e shqiptarëve deri në kohën e Skënderbeut, për ngulimet shqiptare në Italinë e jugut dhe për poezinë popullore, zakonet dhe letërsinë. Më pas Dorsa botoi *Studi etimologici della lingua albanese*, Kozencë 1862 (Studime etimologjike për gjuhën shqipe) dhe *La tradizione greco-latina nei dialetti della Calabria citeriore*, Kozencë 1876, 1884 (Tradita greko-latine në dialektet e Kalabrisë së Epërme). Të pabotuara kanë mbetur vepra e tij *Discorso in lingua albanese*, një traktat fetar i shkruar shqip gjatë studimeve në Romë më 1842[120], dhe dorëshkrimi për afro gjashtëdhjetepesë këngë popullore arbëreshe nga Kozenca, me titullin *Canti popolari albanesi*[121] (Këngë popullore shqiptare), të cilat i shërbyen Jeronim De Radës në përmbledhjen që ky hartoi me material folklorik arbëresh.

**Anton Argondica** (ital. Antonio Argondizza, 1839-1918) ishte folklorist, poet dhe botues nga Mbuzati (ital. *San Giorgio Albanese*) në krahinën e Kozencës. Studimet i përfundoi në kolegjin e Shën Adrianit, ku edhe qe mësues më vonë. Argondica bashkëpunoi me një varg periodikësh me artikuj mbi folklorin dhe gjuhën shqipe. Më 1890 vizitoi Spanjën, Francën dhe Shtetet e Bashkuara, ku themeloi gazetën *L'Emigrato italiano*. Më pas vizitoi Shqipërinë.

---

119 Koleksioni Shqiptar në Kopenhagë ruan një numër tekstesh e dokumentesh të Dhimitër dhe Zef Kamardës, ndër to një dorëshkrim të përkthimit origjinal nga Zef Kamarda të Shën Mateut, të bërë me alfabetin grek. kr. Gangale 1973, f. 62 (IV 6).

120 kr. Shuteriqi 1976, f. 228.

121 kr. Shuteriqi 1976, f. 270, dhe Gangale 1973, f. 32 (II 28).

Argondica ka mbetur kryesisht si botues i *Ili i Arbrešvet*[122] (Ylli i Arbëreshëve), revistë e themeluar më 1896 me porosi të kongresit të parë albanologjik në Koriliano Kalabro të kryesuar nga Jeronim De Rada më 1895. Kjo ishte një revistë me peshë në botën letrare arbëreshe, por, ashtu si shumë organe shqiptare shtypi të shekullit të nëntëmbëdhjetë, nuk e pati jetën të gjatë dhe u zëvendësua një vit më pas nga *La Nazione albanese* e Anselm Lorekios. Përveç shkrimeve në italishte për folklorin dhe gjuhën, dhe përveç një vepre mbi *Collegio italo-greco di S. Adriano*, Koriliano Kalabro 1884 (Kolegji italo-grek i Shën Adrianit), Argondica ishte edhe autori i disa vjershave shqip. Ato nuk kanë ndonjë nivel të dukshëm, vetëm mund të përmenden për interesa gjuhësore[123].

Gazetar, jurist dhe njeri i letrave, **Pjetër Kjara** (ital. Pietro Chiara, 1840-1915), lindi në Pallac në Sicili. Kushëri i Gavril Darës së Riut (1826-1885), Kjara bëri udhëtime në Shqipëri e në Ballkan më 1879 dhe, si shqipfolës që ishte, arriti të depërtojë thellë në gjendjen politike gjatë atyre viteve të ndera e vendimtare të Lidhjes së Prizrenit. Është autor i dy librave italisht për Shqipërinë: *L'Albania*, Palermo 1869 (Shqipëria), monografi në dymbëdhjetë krerë për gjuhën, letërsinë, historinë dhe politikën shqiptare, dhe *L'Epiro, gli Albanesi e la Lega*, Palermo 1880 (Epiri, shqiptarët dhe Lidhja), përmbledhje shkrimesh informative të botuara së pari në gazetën e Romës *La Riforma*, redaktuar në vitet 1871 deri 1874 nga Gavril Dara i Riu. Kjara, që ishte edhe deputet në parlament, botoi artikuj në të përmuajshmen e De Radës *Fiàmuri Arbërit*, e themeluar më 1883, si dhe shkroi disa poezi lirike modeste[124].

Sikundër e pamë, letërsia arbëreshe lindi dhe lulëzoi në truallin pjellor të qytetërimit italian, për të formuar një degë të letërsisë që nga fillesat e veta dhe nga zhvillimi që mori ishte krejt e pavarur nga ajo e Shqipërisë. Gjatë shekullit të tetëmbëdhjetë dhe fillimit të shekullit nëntëmbëdhjetë, vetëm në Italinë e jugut kushtet politike, sociale e ekonomike, sado të zymta të kenë qenë, po të shihen me syrin e kohëve më të reja, ishin mjaft të qëndrueshme për t'u dhënë mundësi shqiptarëve që të zhvillonin kulturën e tyre modeste të shkrimeve, çka do të hidhte themelet e letërsisë së sotme shqiptare.

Por në shekullin e nëntëmbëdhjetë, edhe Shqipëria më në fund po zgjohej nga pikëpamja politike e kulturore. Në kujtesën kolektive të arbëreshëve, të flakur tej në brigjet e *dheut të huaj*, të cilin ata do ta shihnin gjithmonë me një farë dyshimi, Shqipëria po dilte nga mjegulla e kujtimeve të hershme e po shfaqej para syve të tyre si një realitet konkret, si një mëmëdhe që lëngonte e luftonte, e që i frymëzonte ata për të ruajtur kulturën e vet të brishtë. I palodhshmi Jeronim De Rada kishte çimentuar lidhjet midis ngulimeve arbëreshe, të shpërndara andej këndej në mbarë vargmalet e veçuara e të thella të Italisë së jugut, dhe mëmëdheut të tyre në Ballkan, që luftonte të ruante njëjtësinë e vet. Që atëherë e më pas gjatë mbarë shekullit të nëntëmbëdhjetë, lidhjet politike, kulturore dhe letrare u zhvilluan e u forcuan, çka u dëshmua e frytshme dhe e dobishme për të dy palët. Letërsia arbëreshe kishte lulëzuar vetë, dhe pa dyshim ishte aq e pjekur në këtë kohë sa për të ecur me këmbët e veta, por lidhjet me *gjakun e shprishur*, i dhanë mundësi të mbetej pjesë përbërëse e pandashme e kulturës shqiptare. Nga ana tjetër, as letërsia shqiptare vetë nuk mund të përfytyrohet e të merret me mend pa rrënjët arbëreshe.

---

122 kr. Sammarra 1984.

123 kr. Mbuzati 1959, Gangale 1973, f. 7-8 (II 1), 38 (II 35), dhe Laudone 1983.

124 kr. Gangale 1973 (II 12).

# 8. LETËRSIA MYSLIMANE DHE BEKTASHIANE 1850-1950

## 8.1 Arti bektashian

Ndonëse forcat më krijuese dhe novatore të letërsisë dhe kulturës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë ishin inkuadruar brenda lëvizjes së Rilindjes kombëtare, letërsia shqiptare e shkruar me alfabet arab nuk u dobësua krejt. Madje, letërsia myslimane dhe bektashiane e fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe fillimit të shekullit të njëzetë, me tiparin e vet kryesisht fetar, vazhdoi të zhvillohej në pajtim me traditat letrare, kulturore e sidomos me traditat shpirtërore të shekullit të tetëmbëdhjetë dhe, në rrugë e sipër, erdhi e shfaqi jo vetëm nivel më të lartë mjeshtërie, disipline dhe horizonti dijesh, por edhe një rritje të mëtejshme të shkallës së përsosmërisë artistike e gjuhësore. Megjithatë, duhet theksuar se përqëndrimi më i drejtpërdrejtë në tema fetare, në këtë periudhë të letërsisë shqiptare me alfabet arab, shpuri dalëngadalë në një përdorim më të kufizuar të saj si mjet shprehjeje letrare e, si rrjedhim, në largimin nga shtrati kryesor i rrjedhës së letërsisë dhe kulturës shqiptare.

Lidhjen midis lëvizjes kombëtare shqiptare dhe traditave kulturore të Orientit në shekullin e nëntëmbëdhjetë e ruajtën më fort se të tjerët pikërisht bektashinjtë[1]. Karakteri relativisht më liberal e i hapur i praktikave të tyre fetare e i besimit të tyre panteist, me elemente edhe islame edhe kristiane, u dha mundësi atyre të kapërcenin pengesat që ndanin bashkësitë myslimane, katolike e ortodokse. Autori më i mirënjohur bektashi ka qenë **Naim bej Frashëri** (1846-1900), veprat fetare, kombëtare dhe didaktike të të cilit, për shkak të rëndësisë dhe ndikimit të jashtëzakonshëm në zgjimin kombëtar në fundin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, qëndrojnë si pjesë e letërsisë së Rilindjes dhe mund të analizohen më mirë në kuadrin e saj.

Ndër poetët e shumtë bektashinj të kësaj periudhe[2] ishte **Baba Muharrem Mahzuni** ose Mehzuni (vd. 1867) nga Gjirokastra, i cili që nga viti 1845 e deri sa vdiq jetoi në teqen e famshme bektashiane të Durballisë në Thesali, një nga më të vjetrat në Ballkan. Shkroi vargje turqisht e shqip. Ndër nxënësit e tij në teqenë e madhe të Durballisë ka qenë **Baba Abidin Leskoviku** nga Leskoviku në Shqipërinë e jugut, themelues i teqesë së Leskovikut. Baba Abidin shkroi vargje fetare turqisht e shqip, ndër to edhe një himn kushtuar Durballisë. Një autor tjetër i talentuar me shumë vjersha mistike ishte **Baba Adem Vexhi** (1841-1927) nga Gjakova. Bëri shumë udhëtime, veçanërisht për haxhillëk në Mekë, Medinë dhe Qerbela. Më 1877 e dërguan si baba në Prizren, ku hapi një teqe. Nga viti 1922 e deri sa vdiq ishte i pari i teqes së vendlindjes së tij në Gjakovë. **Baba Meleq Shëmbërdhenji** (1842-1947), i njohur edhe me emrin Meleq Staravecka, ishte nga krahina e Skraparit në Shqipërinë e jugut, dhe arsimin e mori në teqenë bektashiane tani të braktisur të Kajros, ku edhe u bë dervish. U kthye në

---

[1] Për fenë dhe bashkësinë e bektashinjve në Shqipëri e në Ballkan, kr. M. Hasluck 1925, Choublier 1927, Babinger 1929, F. W. Hasluck 1929, Birge 1937, K. Halimi 1957, Kissling 1962, Kallajxhi 1964, Bartl 1968, f. 98-111, Rexhebi 1970, 1984, Stadtmüller 1971, Popovic 1986, 1992, Popovic & Veinstein 1986, Clayer 1990, dhe Trix 1993.

[2] Për letërsinë bektashiane dhe myslimane të kësaj periudhe, kr. Tomori 1934/35, Rexhebi 1970, Mufaku 1981, 1983, Salihu 1987 dhe Kaleshi 1991.

Shqipëri dhe mori pjesë në lëvizjen kombëtare, sidomos duke shpërndarë libra fshehurazi e duke përhapur idetë e reja. Shëmbërdhenji mbajti titullin *baba* në teqenë me emrin e tij derisa kjo u shkatërrua më vonë, më 1914. Ai është autor vjershash shqip me frymë kombëtare e fetare, të përmbledhura në një vëllim e të botuara në vitet njëzetë, por që tani gjendet me vështirësi. Shëmbërdhenjin e mbajnë si njerin nga poetët më të mirë bektashinj të periudhës. Ai ishte edhe mik e adhurues i Naim Frashërit, të cilin e quajti "Zemra e Shqipërisë, gurra e urtësisë, pishtar i vegjëlisë, shejntor i njerëzisë".

Tradita bektashiane e poezisë fetare e atdhetare, e frymëzuar si nga besimi mistik e panteist i këtij sekti, ashtu edhe nga aspiratat kombëtare, eci mirë dhe vazhdoi me fillimin e shekullit të njëzetë. **Baba Ibrahimi** nga teqeja e Qesarakës afër Kolonjës në Shqipërinë e jugut ishte mjaft aktiv, ashtu si dhe shumë udhëheqës të tjerë bektashinj, në shpërndarjen fshehurazi të librave e të letërsisë shqiptare dhe për këtë u burgos nga forcat ushtarake turke. Më 1913 u arrestua edhe nga autoritetet greke, por u lirua më pas nga figura kombëtare, poeti e luftëtari kryengritës Sali Butka (1852-1938). Kur hynë përsëri grekët në Kolonjë, Baba Ibrahimi u shtrëngua të arratiset, kurse teqenë ia dogjën me themel. Në njërën nga vjershat e tij, *Dimri*, ai e krahason kombin shqiptar, të rrënuar nga lufta e shtypja, me barrën e një dimri të gjatë e të vështirë. **Baba Salihu** nga fshati Matohasanaj afër Tepelenës në Shqipërinë e jugut e ktheu teqenë e tij në një shkollë fillore të fshehtë për mësimin e gjuhës shqipe. Ai ishte gjithashtu aktiv në përhapjen e librave shqip, e për këtë u burgos nga turqit më 1902. Aty në burg ai shkroi një pjesë të mirë të poezive dhe përktheu poemën epike *Hadîqatû as-su'adâ* (Kopshti i të bekuarve) të poetit të madh azerbajxhanas Fuzûlî (1494-1556), vepër nga e ka marrë frymëzimin edhe poeti i shekullit të nëntëmbëdhjetë Dalip Frashëri për poemën e tij shqip *Hadika*. Po nga krahina e Tepelenës ishte edhe **Baba Ahmed Turani** (vd. 1928), i cili në vitet e rinisë bëri udhëtime në Lindjen e Afërme. Titullin *baba* e mori më 1908 në fshatin e lindjes Turan. Më 1914 teqenë e tij[3], ashtu si shumë të tjera, i dogjën andartët grekë, kështu që u shtrëngua të shpërngulet në Vlorë. Thuhet se ka qenë poet me talent. Një tjetër autor bektashian vjershash fetare në këtë periudhë ka qenë **Salih Nijazi Dedei** (1876-1941) nga Starja e Kolonjës, i cili u rrit në Anadoll, u bë *baba* më 1908 dhe kryegjysh i bashkësisë bektashiane më 1916. Mbeti në Turqi edhe pas mbylljes së teqeve atje. U kthye në Shqipëri në fund të vitit 1930 dhe u vra më 28 nëntor 1941 në Tiranë, me sa duket pse kundërshtoi sundimin italian. Edhe **Baba Hamza Gjakova** (1882-1952) nga Gjakova bëri udhëtime në Lindjen e Afërme në moshë të re dhe, kur u kthye, mori titullin *baba* në teqenë e Shtipit në Maqedoni më 1912. Ishte autor i shumë vjershave me frymëzim bektashian e shiit. Një nga shkrimtarët bektashinj më me kulturë të kohës ka qenë **Baba Selim Ruhi** (1869-1944) nga Elbasani, që u bë *baba* më 1907 dhe ishte autor i tri divaneve poetike në arabishte, turqishte e persishte. Aty nga fundi i jetës shkroi edhe shqip. Studiuesi orientalist gjerman Franz Babinger (1891-1967), që e ka vizituar Baba Selimin në teqe, e cilëson poezinë e tij si jashtëzakonisht të bukur. Poeti, shkrimtari dhe përkthyesi **Baba Ali Tomori** (vd. 1947) pati lindur në Shalës afër Tepelenës dhe ndoqi studimet në Janinë ashtu si edhe Naim e Sami Frashëri. Pas djegies së teqeve më 1913-1915, u shpërngul në Kajro, për t'u kthyer në Shqipëri vetëm pas Luftës I Botërore. Ndihmoi për organizimin e të tre Kongreseve te Bektashinjve, që u mbajtën në Shqipëri në vitet njëzetë (1921 në Prishtë, 1926 në Gjirokastër, dhe 1929 në Korçë), të cilët shpunë në themelimin e një bashkësie fetare të njohur në vend. Tomori është autor i të paktën gjashtë librave me letërsi apo histori të bektashinjve, ndër to edhe poezi të përkthyera apo origjinale, një pjesë e të cilave është botuar

[3] Për një studim mbi teqetë ekzistuese në këtë periudhë, kr. F. W. Hasluck 1929, vëll. 2.

me pseudonimin Ali Tyrabiu[4]. Me shkrimet e tij ai u vu kundër çdo shfaqjeje të fanatizmit fetar dhe u përpoq të bashkërendonte elemente kristiane dhe bektashiane. Tomori qe ndër të rrallët autorë bektashinj që braktisën alfabetin arab e që përdorën në botime alfabetin latin, ndryshim ky që ia vlen të theksohet. Disa nga veprat e tij dolën në gazeta e revista të kohës. Më 1947 u akuzua për spiunazh, u dënua me vdekje e u ekzekutua.

I fundit i poetëve bektashinj të kësaj tradite është **Ibrahim Hasnaj** (1912-1995) nga Tirana, i cili përdor pseudonimet Hima, Bardhyl Nizami, Cen Qytyku etj. Hasnaj, i cili përmendet edhe për rizbulimin që i bëri poetit bektashian të fillimit te shekullit të nëntëmbëdhjetë Zenel Bastari, u bë vetë bektashi më 1937, viti kur nisi të shkruajë vjersha. Ka qenë sekretar i përgjithshëm i bashkësisë bektashiane të paraluftës dhe kryeredaktor i periodikut bektashi *Djersa*, që doli në tetë numra deri më 1947. Ibrahim Hasnaj u burgos dhe kaloi dhjetë vjet, nga viti 1947 deri më 1957, në burg në Tiranë, në fillim në një qeli me shkrimtarët Petro Marko, Andrea Varfi dhe Mitrush Kuteli, pastaj vuajti edhe pesë vjet të tjera internim. Është autori i tre vëllimeve ende të pabotuar me poezi mistike të frymëzimit bektashi: *Unë dhe ndiesitë e mia*, 1939, *Lot skamnorësh*, 1940, dhe *Rreze të zjarrta*, 1980. Është e qartë se këto vëllime, të shkruara me alfabetin latin, u mbajtën fshehur në periudhën e gjatë kur feja përndiqej në Shqipëri dhe çdo shprehje letrare e saj ishte me rrezik të madh. Me heqjen më në fund të ndalimit të fesë, shtatëdhjetëvjeçari Ibrahim Hasnaj u zgjodh Kryetar i Komitetit të përkohshëm të bashkësisë bektashiane, e cila u rithemelua me solemnitet në Tiranë më 27 janar 1991.

Edhe pse në vitet '30 bektashinjtë ia kishin dalë mbanë pak e nga pak që të njiheshin plotësisht si bashkësi fetare, ata nga ana kulturore kishin rënë mjaft. Plaçkitja dhe djegia e teqeve të Shqipërisë jugore nga ekstremistët grekë gjatë Luftës Ballkanike dhe Luftës I Botërore qenë një humbje kulturore e pamatë nga e cila letërsia e bektashinjve nuk e mori veten kurrë. Përveç kësaj, kalimi në përdorimin e alfabetit latin, i cili jepte mundësi më të mëdha për botimin dhe përhapjen masive të veprave letrare e fetare, u bë në shkallë të pamjaftueshme. Madje, ishte padyshim paaftësia e asaj që kishte mbetur nga letërsia bektashiane për t'iu përshtatur alfabetit latin dhe mënyrave bashkëkohore të botimit, që dha shenjën e vdekjes së saj përfundimtare.

Edhe pse grupi më i fortë, bektashinjtë nuk ishin i vetmi sekt dervishësh[5] i përkushtuar poezisë fetare me alfabet arab. **Dervish Salihu** (vitet 1820 - vitet 1890), lindur në fshatin Libizhdë të Hasit afër Prizrenit, i përkiste sektit Kadiri. U rrit në Rahovec, ku shehu i teqesë së atjeshme vuri re prirjen dhe interesimin për filozofi e misticizëm, prandaj e dërgoi në Koçan, në Maqedoninë lindore, për të vazhduar shkollën si kadiri te Myhliz Dedja. Atje u bë dervish dhe u kthye në vendlindje në Libizhdë të Hasit për të hapur një teqe kadiri. Në moshë të thyer mbështeti fuqishëm Lidhjen e Prizrenit dhe pati shumë përkrahës, ndër ta edhe një figurë politike si Bajram Curri (1862-1925). Ndonëse dorëshkrimet me poezitë e tij humbën të gjitha, sidomos gjatë luftërave ballkanike, disa vjersha janë ruajtur në liturgjinë e sektit Alevi. I biri i Dervish Salihut, **Sheh Kadria**, (vd. rreth v. 1903), ishte një tjetër poet Kadiri dhe figurë e shquar, që u vra në Gjakovë rreth vitit 1903. Nga **Sheh Emini i Sadive** (vd. 1918), figurë udhëheqëse fetare e politike nga Gjakova, për të cilin thuhet se ka qenë i pari i një teqeje të

---

4 kr. Tomori 1924, 1927, 1928, 1929, 1934, 1935.

5 Ndër sektet e tjera të dervishëve që kanë qenë aktivë ndër shqiptarët, qoftë në Shqipëri e qoftë në Kosovë, janë: Bedevi, Desuki, Halveti, Kadiri, Melami, Mevlevi, Nakshibendi, Rufai, Sa'di, Shahzeli, Sinani, Tixhani dhe Xhelveti. Nga të dhënat del se më 1976 ende ishin në Kosovë shtatëdhjetë e gjashtë teqe (kr. *Glasnik vrhovnog islamskog starješinstva* 39/3, 1976, f. 299).

atjeshme për shtatëdhjetepesë vjet me rradhë, kemi një fragment vjershe fetare me titull *Thirr me zemër*. **Sheh Jonuzi** (1848-1909), i njohur edhe me emrin Hajdar e me pseudonimin Sabri, ka qenë një dervish Melami nga Jashanica e Toplicës në Kosovë. Studioi për teologji në Stamboll dhe u kthye në Kosovë për të hapur një shkollë në Suhadollin e Ulët afër Mitrovicës, ku mësimi jepej në gjuhën shqipe, punë që asokohe bëhej krejt fshehurazi. Shpesh ra në konflikt me autoritetet shtetërore e fetare të kohës dhe u përndoq mjaft. Sheh Jonuzi është autor i nëntë *ilahi*-ve, një *elifi*-e, d.m.th. një përmbledhje me njëzet e nëntë vjersha për të mësuar alfabetin arab, si dhe i rreth dhjetë vjershave të tjera.[6]

Letërsia myslimane në Shqipëri e madje letërsia shqiptare në përgjithësi ishte privilegj vetëm i meshkujve dhe, me pak përjashtime, kështu do të mbetej deri në vitet 1960. Megjithatë, në zgrip të shekullit, biem në gjurmët e asaj që mund të quhet e para poete femër në Shqipëri, **Nesibeja nga Gjirokastra**, autorja e një kasideje (arab. *qasîde* 'odë historike') me tridhjetenjë strofa katërshe, që mban datën 1897 [1313 A.H.], e që flet për betejën në kufirin jugor të Shqipërisë. Në njërën nga këto përpjekje të zakonshme kufitare grekët kishin bombarduar Sarandën dhe me sa duket po kërcënonin Gjirokastrën vetë. Kasideja apo *gjyfteja* e Nesibes u zbulua në vitet 1950 nga Osman Myderrizi në një dorëshkrim[7] prej 48 faqesh që përmban njëzet e pesë vjersha autorësh të ndryshëm, ndër ta Nezim Frakulla, e që kaloi nëpër Shkodër e Durrës për të përfunduar në Tiranë. Megjithatë, mundet që emri Nesibe është vetëm një gabim ortografik për ndonjë Nesib mashkull; bile kemi poetin e quajtur **Nesib Mezini**, ndonëse ky, në njërën nga vjershat e tij, e këshillon Nesibenë "t'i lerë *kasidetë* rehat". Sidoqoftë, për jetën e saj nuk dihet gjë tjetër. Në dorëshkrimin në fjalë gjenden edhe disa vjersha me tema historike, ndonëse jo të po atij niveli, të një farë **Abdulhamidi nga Gjirokastra**, si dhe poezi fetare me frymëzim bektashian nga **Hoxhë Dobi**, të dy padyshim në zgrip të shekullit.

Tradita orientale e *mevlud*-it[8], poezi fetare festive për lindjen e profetit Muhamed, për të cilën është bërë fjalë në krijimtarinë letrare të autorëve shqiptarë më të hershëm, sidomos Hasan Zyko Kamberi, Abdullah Sulejman Konispoli dhe Ismail Floqi, vazhdoi t'u pëlqejë një numri autorësh myslimanë gjatë gjithë gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë e madje në shekullin e njëzetë[9]. Burim më i drejtpërdrejtë frymëzimi për shkrimtarët shqiptarë mbeti *mevludi* i famshëm i poetit turk Sulejman Çelebi[10] (vd. 1422). **Hafëz Ali Ulqinaku** (1853-1913), shkrimtar mysliman nga Ulqini (sikundër e thotë edhe mbiemri), port me popullsi shqipfolëse në bregdetin malazez, bëri një përkthim të *mevludit* të Çelebiut, të titulluar thjesht *Terğume-i mevlud 'alâ lisân-i arnavûd* (Përkthim i mevludi në gjuhën shqipe), të cilin e botoi në Stamboll në fillim të vitit 1878 [1295 A.H.]. Ulqinaku qe edhe autori i disa përkthimeve të tjera nga turqishtja si dhe i një fjalori të madh turqisht-shqip, shqip-turqisht[11], të hartuar në alfabet arab aty nga viti 1897. Pjesa turqisht-shqip e fjalorit përbën 915 faqe, ndërsa pjesa e dytë shqip-turqisht, origjinali i së cilës ruhet, përfshin vetëm 168 faqe me rreth 4000 leksema të

---

6 kr. Pirraku 1979, f. 207-217.

7 kr. Myderrizi 1959.

8 Për mevludin, kr. Lamaj 1982.

9 kr. Kaleshi 1958.

10 kr. MacCallum 1943. *Mevlude* vendëse ka edhe në serbisht, greqisht dhe çerkezisht.

11 kr. Myderrizi 1961.

ndryshme të shqipes. Edhe **Tahir efendi Halil Popova** (1856?-1949), i njohur edhe si Mehmet Tahir efendiu, nga fshati Popovë afër Vushtrrisës në Kosovë, ka shkruar një *mevlud* duke u mbështetur te ai i Çelebiut dhe arriti ta botojë në Stamboll aty rreth vitit 1876[12]. *Mevludi* i Popovës, për të cilin thuhet se është kënduar gjerësisht në qarqet myslimane të Kosovës deri vonë, si dhe ai i Ulqinakut janë kësisoj më të hershmet vepra në gjuhën shqipe të botuara me alfabet arab, plot një dhjetëvjeçar para variantit të ripunuar me alfabet latin nga Jani Vretoja të *Ervehesë* së Muhamet Kyçykut, të shkruar në fillim në alfabet arab më 1820. *Mevlude* të tjera, qoftë origjinale apo përkthime të Çelebiut, dihet se janë shkruar shqip nga njerëz të lindur në shekullin e nëntëmbëdhjetë, si **Haxhi Çiçkoja** nga Korça, **Tahir efendi Lluka** (vd. 1908), **Hafëz Ali Korça**[13] (1874-1957), anëtar i Këshillit të Lartë të Sheriatit (*mevludi* që mban datën 1909), dhe **Hafëz Abdullah Sëmlaku**, *mevludi* i të cilit pati katër botime, i fundit në Korçë më 1944. **Hafiz Ibrahim Dalliu** (1878-1952), shkrimtar i njohur për satirën e tij therëse dhe botues i gazetës së përjavshme *Dajti* nga 1923 deri më 1926, ishte autori i një *mevludi* prej 250 faqesh, më i gjati në dialektin gegërisht.

## 8.2 Rënia e traditës myslimane

Pothuajse të gjithë autorët e mbetur të letërsisë myslimane të shekullit të njëzetë që njohim sot janë nga Kosova. Njëri nga më pjellorët ndër ta ka qenë **Hilmi Abdyl Maliqi**[14] (1856?-1928), i njohur edhe si Sheh Mala i Rahovecit apo Sheh Maliqi. Ka lindur në Kopila Gllavë afër Rahovecit dhe mori një shkollim të mirë në Rahovec dhe në medresenë e Mehmet Pashës në Prizren, duke mësuar jo vetëm shqipen e serbo-kroatishten, por edhe turqishten, persishten dhe arabishten. Poezia e tij mistike, përshkruese dhe sentimentale në një divan prej shtatëdhjetë e shtatë vjershash, ende pjesa më e madhe e pabotuar, shënon një kalim nga poezia orientale tradicionale në poezinë e periudhës së vonë të Rilindjes. Maliqi është autor edhe i gjashtëmbëdhjetë *risaleteve* apo letrave fetare dhe i disa përkthimeve nga turqishtja, persishtja dhe arabishtja, ndër to edhe një përkthim katërqind-faqesh i *Wâridât* të poetit, juristit dhe kryengritësit arab Bedr ed-Dîn nga Samauna (1358-1416). Thuhet se dorëshkrimet e Maliqit ruhen në teqenë e Rahovecit. Bashkëkohësi i Maliqit **Haxhi Ymer Lutfi Paçarizi**[15] (1871-1929) ishte poet dhe klerik mistik nga Prizreni që ndoqi studimet në medresenë Fatih në Stamboll. Ndonëse i mbrujtur me traditën islame, ai e përshëndeti Revolucionin e Tetorit dhe mbështeti Partinë Komuniste të sapoformuar në Shkup që më 1920, veprimtari që e vuri në konflikt me policinë serbe. Nxënës i shquar i Hilmi Maliqit ka qenë **Shaip Zurnaxhiu** (1884-1951), një dervish melami nga fshati Mamushë. Ai është autor i shtatëmbëdhjetë vjershave shqip, njëzet në turqisht dhe pesë në serbokroatisht, të gjitha të shkruara me alfabet arab. Poezia e tij me ngarkesë të mirë emocionale e me një shqipe pak të përzier me fjalor oriental përfshin tema fetare dhe lirika dashurie.

---

12 kr. Kaleshi 1956, 1958, dhe Shuteriqi 1976, f. 206.

13 kr. I. D. Hoxha 1996.

14 kr. M. Krasniqi 1953, Pirraku 1979, f. 226-235, dhe për një studim gjuhësor Ajeti 1966 dhe 1985, vëll. 2, f. 217-248.

15 kr. M. Krasniqi 1955 dhe Kaleshi 1962.

Edhe pse alfabeti arab ishte përdorur për shqipen për gati dy shekuj, ai kurrë nuk i shkoi plotësisht për shtat sistemit fonologjik të shqipes dhe kishte raste që shkaktonte keqkuptime për lexuesin pa përvojë. **Rexhep Voka**[16] (1847-1917), studiues nga Tetova, iu përkushtua këtij problemi dhe propozoi një alfabet me shkronja arabe të përbërë prej dyzetekatër shkronjash, bashkëtingëllore e zanore, të cilin e botoi në librin e tij *Elifbaja shqip*, Stamboll 1911 [1327 A.H.] (Abc-ja shqip). Rexhep Voka, lindur në fshatin Shipkovicë të rajonit gjerësisht shqipfolës në Tetovë, i nisi studimet në Stamboll më 1868 ku dhe më vonë punoi si mësues dhe gazetar. U kthye në Tetovë më 1895 dhe u aktivizua si myfti në Manastir gjatë revolucionit të xhonturqve si dhe anëtar i shoqërisë *Bashkimi*. Voka është autor i tri veprave të tjera të shquara: *Vendimet e Kongresit të Dibrës*, Manastir 1909 [A.H. 1325]; *Mendime*, Stamboll 1911 [A.H. 1328], në të cilën parashtron gjendjen e prapambetur të Shqipërisë dhe nevojën për arsim; dhe *Arnavudçe müfessal ilmihal*, Stamboll 1911 (Abetare shqip për fenë). Alfabeti i Rexhep Vokës nuk kaloi pa u ndjerë dhe u përdor një vit pas botimit nga një i quajtur **Fadil Bodinaku**[17] (1870?-1932) ose Fazili nga Tirana, i cili shtypi një gramatikë 32-faqesh të shqipes me titullin turqisht *Sarfi iptidai arnavudi*, Stamboll 1911 (Gramatikë elementare e shqipes). Por në këtë kohë, shkrimi i shqipes me alfabet arab për veprat jofetare i pati ditët të numëruara.

Po nga kjo periudhë kemi një numër poetësh myslimanë pak të njohur, nga të cilët vetëm pak vjersha kanë ardhur deri në ditët tona. Ndër ta janë: **Dervish Veseli** (1887-1950) nga Rahoveci, i cili ka bërë shumë udhëtime në Lindjen e Afërme dhe vdiq nga një aksident në teqenë e madhe Sadiu në Gjakovë më 1950; **Hafiz Imer Shemsiu** (1893-1945), imam në Talinovc, që hapi një shkollë fillore në gjuhën shqipe në Sazli-Talinovc dhe nga tridhjetë vjershat fetare të çmuara të të cilit kemi vetëm tri; **Dervish Idrizi**, kovaç nga Gjakova dhe autor i një vjershe me datë 1908; mësuesi **Faik Maloku** (1900-1935), i njohur edhe si Faik efendiu nga Prishtina, **Sheh Osmoni** i Junikut nga të cilët kemi nga një vjershë; dhe **Hafiz Islami** (rreth v. 1910 - rreth v. 1934), pseudonim i Islam Mehmet Bytyqit, nga fshati Mllanaviq i Llapushës, i cili pas studimeve fetare në Gjakovë nën Fahri Efendiun vdiq i ri gjatë shërbimit ushtarak në Slloveni. Edhe një i quajtur **Sheh Ahmedi** nga Shkodra, dervish i sektit Rufai, ka qenë pak i njohur deri vonë, kur njëzet e tre nga vjershat e tij me tema fetare apo me frymë të hollë kombëtare u zbuluan në një dorëshkrim në Strellc të Epërm afër Deçanit[18]. **Sheh Hyseni i Halvetive** (1873-1926) ka qenë studiues feje i sektit Halveti në Prizren dhe nga ai kemi një *ilahi* (himn fetar) me njëzetekatër vargje pa kurrfarë vlere letrare apo teologjike të veçantë. Me sa duket, asgjë nuk ka mbetur nga veprat e **Azem Efendi Ollurit** (1825-1913) nga Kroimiroc në Kosovë ose nga bashkëkohësi i tij **Hasan Efendi Hoti** prej Drenice të Kosovës, divanin shqip të të cilit e ka pasur i biri deri më 1945[19].

Dy poetë aktivë në vitet 1930 e 1940 i japin fund dhe e mbyllin historinë e letërsisë shqipe me alfabet arab. **Vejsel Xhelaludin Guta** (1900-1979) ka lindur në fshatin Zaskok afër Ferizajt në Kosovë; studioi në medresenë e Mehmet Pashës në Prizren, ku mësoi arabishten dhe persishten. Më vonë shërbeu si imam dhe mësues shkolle në Vojnoc afër Shtimes. Nga poezia e tij kemi pesë *ilahi* dhe një vjershë tjetër të vitit 1942. **Mulla Hysein Hysni Statovci** (l. 1900), lindur në Batllavë, jetoi në Prishtinë dhe Podujevë, ku edhe shërbeu si nëndrejtor i shkollës fillore myslimane të hapur nga Faik Maloku, që përmendëm më sipër. Ai mori pjesë në jetën

16 kr. Kaleshi 1956, f. 372-383, Pirraku 1979, f. 221-225, dhe Voka 1991.

17 kr. Kaleshi 1956, f. 383.

18 kr. Salihu 1987, f. 436.

19 kr. Pirraku 1979, f. 204-206.

politike e shoqërore të Kosovës së paraluftës dhe ishte luftëtar i flaktë për mësimdhënien në gjuhën shqipe. Shkroi vjersha midis viteve 1935 dhe 1947.

Me këta dy poetë të fundit fetarë, ende aktivë gjatë Luftës së Dytë Botërore, tradita e shkrimit shqip Alhamiado (span. *aljamiado*) merr fund një herë e mirë. Edhe pse letërsia shqiptare me alfabet arab kishte qenë gjithmonë e ndikuar fuqishëm nga Islami dhe traditat kulturore të Orientit, në shekullin e njëzetë ajo ishte kthyer në një veprimtari fetare e liturgjike të kohës së lirë, e ushtruar thuajse vetëm nga dervishë, imamë dhe klerikë vendorë, kryesisht në Kosovë. Edhe pse anakronike në vetvete, ajo e ruajti njëfarë flake të kulturës shqiptare në Jugosllavinë jugore në një kohë kur librat dhe shkollimi në gjuhën shqipe as mund të mendoheshin e kur njerëzit që e mbronin haptas këtë çështje u nënshtroheshin menjëherë përndjekjeve të egra të autoriteteve serbe. Në një atmosferë të tillë të rëndë shtypëse, kjo letërsi Alhamiado u shërbeu shkrimtarëve shqiptarë si liman shpëtimi, meqë alfabeti i saj arab dhe karakteri i dukshëm fetar e bënin tepër të largët e tepër të mbyllur për sulmet dhe shtypjen e mundshme nga ana e autoriteteve të Beogradit; e bënin një botë të pakuptueshme misticizmi oriental të ushqyer në teqetë e veçuara, xhamitë dhe medresetë nga një pakicë myslimane në dukje pa shkollë, pa pasuri e jo fort e kuptueshme brenda mbretërisë kristiane të sllavëve të jugut.

Vepra të tjera myslimane me alfabet arab janë shkruar pa dyshim midis dy luftërave edhe në Shqipëri, krahas letërsisë 'së vërtetë' me alfabet latin, që u zhvillua me vrull, por pak gjurmë të së parës kanë dalë në dritë. Është e sigurt që krijime të tilla me alfabet arab, qoftë me pretendime letrare apo jo, janë zhdukur ose kanë humbur gjatë fushatës revolucionare për heqjen e fesë në Shqipëri më 1967, e cila shpuri në fakt në shkatërrimin fizik të të gjitha xhamive, teqeve, kishave dhe manastireve në mbarë vendin. Mendimi i përgjithshëm sot në Shqipëri është se shumë vepra arti kanë përfunduar thjesht në koshin e plehrave ose janë djegur. Me sa duket të tri vëllimet me vjersha të poetit bektashi Ibrahim Hasnaj bëjnë një përjashtim. Vitet që vijnë do të tregojnë se çfarë tjetër ka mbetur nga kjo traditë letrare e shuar.

# 9. PERIUDHA E RILINDJES. LETËRSIA E ZGJIMIT KOMBËTAR SHQIPTAR

## 9.1 Fillimet e ndërgjegjes kombëtare (1830-1850)

Tatëpjeta graduale politike dhe ekonomike e Perandorisë Osmane në shekullin e tetëmbëdhjetë, e shoqëruar me një shpërbërje të ngadalshme por të vazhdueshme territoriale, krijoi një zbraztësi pushteti në Shqipëri. Kjo shpuri në formimin e dy pashallëqeve gjysmautonome: ai i Shkodrës në veri, i sunduar nga dera e Bushatllinjve dhe ai i Janinës në jug, i cili më 1787 ra nën sundimin e fortë e të ashpër të Ali pashë Tepelenës (1741-1822), i njohur edhe si Asllani i Janinës[1]. Ndërsa autonomia e pashallëkut të Shkodrës mori fund me vdekjen e Kara Mahmud pashës më 1796, Ali pasha, duke përdorur me shkathtësi e zgjuarsi edhe terrorin edhe diplomacinë, ia doli mbanë të shtrijë sundimin e tij deri më 1822.

Rimarrja e pushtetit nga Sulltani e la Shqipërinë një vend djerr, ku sundonte varfëria dhe korrupsioni provincial. Reformat centralizuese të Tanzimatit që u shpallën më 3 nëntor 1839 e që synonin modernizimin e krejt Perandorisë Osmane, ndeshën në kundërshtimin e vendosur të bejlerëve vendës në Shqipëri, të cilët donin që privilegjet të mos u iknin nga dora. As fiset e prapambetura të veriut, gjithmonë skeptike e të pabindura ndaj çfarëdo urdhri që jepnin turqit, nuk do të josheshin nga premtimet për barazi të përgjithshme apo për reforma administrative e tatimore. Reformat e Tanzimatit ndikuan sidomos në këto zona malore të thyera, dhe sollën një sërë kryengritjesh kundër Portës së Lartë, gjatë të cilave u hodh e u mboll fara e idesë kombëtare shqiptare.

Lëvizja romantike, e cila ndër shumë kombe të vogla të Evropës veriore kishte ngjallur vetëdijen e identitetit kombëtar, nuk do të kishte ndonjë jehonë të veçantë ndër shqiptarët. Ndërkaq, lufta shqiptare kundër sundimit turk kishte marrë tani një përmasë kombëtare të qartë, sidomos duke parë përparimin e bërë nga fqinjët kristianë të Shqipërisë. Serbia kishte mundur të fitojë një autonomi të kufizuar si shtet haraçpagues i Perandorisë Osmane më 1817; Vllahia dhe Moldavia, sot Rumania, formuan principata vetëqeverisëse më 1829, kurse Greqia më 1830 fitoi pavarësinë pas luftës së gjatë e të përgjakshme të filluar më 1821. Por lufta për autonomi e sovranitet kulturor në Shqipëri do të ecte me një ritëm shumë më të ulët, dhe kjo kryesisht për shkak të pranisë së islamizmit e sidomos për mungesën e unitetit brenda vendit. Ndërkaq fara e zgjimit kombëtar, e fjetur për një kohë të gjatë në Shqipëri, kishte nisur të lëshojë filiza jo vetëm brenda Shqipërisë, por edhe në ngulimet aktive shqiptare jashtë, në Stamboll, Greqi, Rumani, Bullgari dhe Egjipt, si dhe ndër arbëreshët e Italisë së jugut.

Zgjimi kulturor, i cili shkonte krahas *prise de conscience* kombëtare e politike, nxiste dhe nënkuptonte nevojën e përdorimit të shqipes në të gjitha fushat e jetës, sidomos në shkrim e në shkollim në gjuhën shqipe, të ndaluara nga Porta. Që në fillim lindi problemi i vështirë i gjetjes së një alfabeti të përshtatshëm e të pranueshëm nga të gjithë, një barrë e rëndë që do të vinte në provë të gjithë intelektualët luftëtarë të zgjimit kombëtar gjatë gjithë shekullit të

---

[1] Për Ali pashën, një nga figurat më interesante në historinë shqiptare, i cili veçanërisht mahniti djaloshin Lord Bajron, kr. Ibrahim 1827, Boppe 1914, Remérand 1928, Plomer 1936, 1970, Baggally 1938, dhe Christowe 1941.

nëntëmbëdhjetë e madje edhe në të njëzetin[2]. Traditat e letërsisë së hershme shqiptare të shekujve të gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë, të lidhura ngushtë me kishën katolike, qenë tretur prej kohësh, dhe bashkë me to edhe alfabeti latin. Alfabeti grek i përdorur nga shqiptarët ortodoksë në jugu dhe alfabeti arab i përdorur nga myslimanët nuk i përshtateshin fort mirë sistemit tingullor të shqipes e, për më tepër, secili prej tyre qe i papranueshëm për shqiptarët e fesë tjetër.

Një nga figurat më të hershme që iu përkushtuan krijimit të një alfabeti të ri të shqipes e njëherazi një nga të parët që formuloi idealet dhe objektivat e lëvizjes kombëtare shqiptare që në hapat e para të saj ishte **Naum Veqilharxhi**[3] (1797-1846), i njohur gjithashtu me emrin e tij më të plotë Naum Panajot Haxhi Llazar Bredhi. Lindi në një familje të fshatit Bredh afër Vithkuqit në krahinën e Korçës. Pas shkatërrimit të Vithkuqit më 1819 Veqilharxhi, emër që vjen nga turqishtja, emigroi në Rumani në kërkim të një jete më të mirë. Më 1821 mori pjesë në kryengritjen e Vllahisë kundër turqve, kurse pjesën tjetër të jetës e kaloi si avokat, me sa dimë, në portin e Brailës në Danub. Thonë se vdiq i helmuar në Stamboll nga duart e fanatikëve ortodoksë grekë të lidhur ndoshta me Patrikanën e Stambollit. Megjithëse kjo mbetet për t'u vërtetuar, dihet fare mirë se Patrikana kundërshtonte vazhdimisht të gjitha manifestimet e ideve kombëtare jogreke në Ballkan.

Në një letër greqisht, që thuhet se ka qarkulluar, Naum Veqilharxhi nënvizonte prapambetjen dhe mjerimin e shqiptarëve për shkak të sundimit shumëshekullor turk, dhe vinte në dukje nevojën për një alfabet të ri të shqipes si mjet për të kapërcyer amullinë e për të bashkuar vendin. Rënia morale dhe politike vinte sidomos nga "lënia pas dore e lërimit të gjuhës sonë kombëtare dhe zëvendësimi i saj me një gjuhë të huaj". Por si mund të lëvrohej gjuha shqipe pa një alfabet të pranueshëm për shqiptarët myslimanë, ortodoksë e katolikë bashkë? Më 1824 dhe 1825 Veqilharxhi e kishte nisur tashmë punën për një alfabet të tijin me tridhjetë e tre shkronja dhe më 1844 shtypi një abetare shqip prej tetë faqesh. Ky libër i vogël drejtshkrimi, *Fort i shkurtër e i përdorçim ëvetar shqip*, u shpërnda në mbarë Shqipërinë e jugut, nga Korça në Berat, dhe me sa duket u prit me shumë entusiazëm. Kjo broshurë u zgjerua deri në dyzet e tetë faqe në një botim të dytë po aq të rrallë në vitin 1845 me titull *Faré i ri abétor shqip per djélm nismetore*. Një kopje e këtij libri, prej kohësh kujtuar i humbur, u zbulua nga Shkëlzen Raça dhe Rexhep Qosja në Bibliotekën Gennadius në Athinë dhe u rishtyp më 1983[4].

Rëndësia e alfabetit të Veqilharxhit, i cili në shikim të parë të kujton stilin e shkronjave armene, qëndron në faktin se nuk qe lidhur me traditën e ndonjë bashkësie fetare të caktuar dhe, si krijim politikisht asnjanës, mund të kishte gjetur pëlqimin e të gjithë shqiptarëve, po t'i kishte bërë ballë provës së kohës. Folkloristi Spiro Dine (1846?-1922) ka pohuar se e kishte mësuar alfabetin e Veqilharxhit që fëmijë në anët e Vithkuqit. Megjithatë, jehona e këtij alfabeti origjinal ishte në fakt e kufizuar, pjesërisht për shkak të vdekjes së parakohshme të autorit një vit më pas dhe pjesërisht pa dyshim për arsye vogëlsirash financiare e teknike. Në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, kur edhe në Ballkan botimet po bënin hapa të mëdhenj përpara, një alfabet i ri kërkonte edhe një komplet të ri tipografik, me shkronja e stile përkatëse, çka do të shpinte në shpenzime të papërballueshme nga çdo botues i mundshëm. Në këto kushte, ndonëse

---

[2] Për historinë e alfabetit të shqipes, kr. Rrota 1936, Skendi 1960, Janura 1969, Ibrahim Hoxha 1986 dhe Osmani 1987a.

[3] kr. Islami 1967, 1975, 1977, Shuteriqi 1974, f. 218-268, 1977, f. 310-334, Faensen 1980, f. 22-31, Qosja 1983, 1984, vëll. 2, f. 7-34, Osmani 1987b dhe Shushka 1994.

[4] kr. Qosja 1983.

fonetikisht i arsyeshëm dhe fetarisht asnjanës, alfabeti i Veqilharxhit nuk zuri rrënjë.

Veqilharxhi shquhet si i pari njeri i letrave në shekullin e nëntëmbëdhjetë që ka shprehur idealet e lëvizjes kombëtare në rritje nëpërmjet qarkores së tij, hyrjes për abetaren dhe letrave të tij të tjera.

Midis letërsisë shqiptare dhe synimeve të zgjimit kombëtar ishte krijuar një lidhje e brendshme. Ndihmesa e Veqilharxhit është tipike për drejtimin që do të merrte shtrati kryesor i letërsisë shqiptare në vitet e tjera të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Larg nga *belles lettres* e stërholluar e estetëve në vendet më fatlume, shkrimi shqip në këtë periudhë zgjimi kombëtar do të bëhej mjet i një populli që luftonte për identitet dhe afirmim kombëtar, madje për shpëtimin e kulturës së tij.

## 9.2 Letërsia katolike shkodrane e mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë

Edhe pse shprehja e idealeve të lëvizjes kombëtare do të përbënte *élan vital* të letrave shqipe në shekullin e nëntëmbëdhjetë, sidomos në shpërthimin e gonxheve të para të gazetarisë në gjuhën shqipe, krijimtaria e parë letrare e mirëfilltë në këtë periudhë lindi nën patronazhin e kishës katolike, po ashtu siç kishte ndodhur në shekujt e gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë[5].

Kisha katolike shqiptare me fuqinë që kishte në veri të vendit, kryesisht në Shkodër e në malësi, ishte tradicionalisht e orientuar nga Italia. Në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, edhe katolikët në këtë rajon ranë nën ndikimin e Austrisë në *Kultusprotektorat*-in[6] e saj (protektorati fetar), një e drejtë kjo që Vjena ia kishte rrëmbyer Portës gjatë një vargu traktatesh paqeje me sulltanët duke filluar që më 1616. *Kultusprotektorat*-i i rikonfirmuar pas luftës austro-turke të viteve 1683-1699, e autorizonte Austrinë të shërbente si mbrojtëse e popullsisë katolike në Ballkan, ku bënin pjesë edhe katolikët e Shqipërisë së veriut. Gjithmonë me qëllime politike pragmatiste në mendje më fort se me qëllime ungjillizuese altruiste, Austria tani filloi t'i shtojë veprimtaritë e veta në kuadrin e protektoratit si mjet për të ushtruar ndikim politik në Shqipërinë e veriut në mënyrë që të dobësonte fuqinë e Perandorisë Osmane nga brenda e të kundërshtonte çdo ambicje politike që mund të kishin sllavët ortodoksë të jugut. Me ndihmën e Austrisë, në Shqipërinë e veriut u ndërtuan e u meremetuan shkolla e kisha, kurse kisha katolike filloi të luajë një rol më aktiv në fushat e arsimit e të kulturës. Shkodra pa kaluar shumë kohë do të bëhej qendra letrare e kulturore jo vetëm për katolikët shqiptarë, që përbënin rreth një të dhjetën e popullsisë të Shqipërisë, por për të gjithë vendin.

Edhe pse urdhra të ndryshëm të kishës, sidomos Benediktinët dhe Dominikanët, kishin qenë aktivë në Shqipëri që në mesjetën e vonë, ndikimin vendimtar në kulturën shqiptare në shekullin e nëntëmbëdhjetë dhe në fillim të shekullit të njëzetë do ta kishin Françeskanët e më pas Jezuitët.

Historia e urdhrit Françeskan[7], të themeluar nga Shën Françesku i Asizit (1181-1226) më 1209, e ka zanafillën në Shqipëri në vitin 1248, kur një grup murgjish u soll në këtë vend

---

5 Për letërsinë katolike shkodrane, kr. edhe Elsie 1991f.

6 kr. Ippen 1902, Benna 1954, Schwanda 1965, dhe Schanderl 1971.

7 Për françeskanët në Shqipëri, kr. Schizzo s.a., Fabianich 1930 dhe V. Malaj 1990, 1996.

nga misionari Xhovani da Piano Karpine (ital. Giovanni da Piano Carpine, 1182-1252). Një dokument i datës 1283 përmban një listë manastiresh në Shqipëri, kurse në shekullin e katërmbëdhjetë françeskanët, të njohur edhe si Urdhri i Fretërve Minorë (lat. Ordo Fratrum Minorum - O.F.M.), kishin themeluar protektoratin e tyre në Durrës, *Custodia Durracensis*. Në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë ky urdhër u bë përherë e më aktiv në fushën e arsimit e të kulturës. Më 1855 ai themeloi një Shkollë Françeskane, të njohur më vonë me emrin *Illyricum*, shkolla e parë ku u dha gjuha shqipe. Më 1861 u themelua një Seminar Françeskan ku gjithashtu jepeshin mësime shqip. Më pas françeskanët ngritën një shtypshkronjë, ku shtypën një numër librash fetarë dhe laikë shqip, si dhe organe periodike me interes të madh letrar e kulturor si *Hylli i Dritës*, 1913-1944, dhe *Zâni i Shna Ndout*, 1913-1944.

Urdhri Jezuit, i themeluar nga Shën Injac Lojola (lat. Ignatius Loyola, 1491-1556) më 1534, erdhi në Shqipëri shumë më vonë[8]. Vetëm më 1841 arritën në Shqipëri nga Sicilia për të ngritur një mision tre misionarët e parë jezuitë italianë, ndër ta shkrimtarët Zef Gualiata dhe Vinçens Bazile. Ndonëse erdhi vonë, Shoqata e Jezusit (lat. Societas Jesu - S.J.) siç quhet ky urdhër, luajti një rol të çmueshëm në arsimin dhe kulturën e Shqipërisë veriore për rreth njëqind vjet. Edhe pse objektivat kryesorë të Jezuitëve ishin stërvitja e seminaristëve për t'u bërë klerikë dhe propagandimi i fesë, për çka ata ngritën shkolla, kisha dhe lokale publike, veprimtaritë e tyre dhe talentet e tyre intelektuale të fuqishme dhanë gjithashtu një ndihmesë të ndjeshme për ngritjen e nivelit arsimor e kulturor të atdheut të tyre të ri. Më 1859 jezuitët hapën *Kolegjia Papnore Shqyptare* në Shkodër, kurse më 1870 ngritën aty një shtypshkronjë, *Shtypshkroja e Zojës s'Paperlyeme*, e cila gjashtë vjet më pas do të nxirrte librin e saj të parë shqip, *Dotrina e kerscten*, Shkodër 1876, e Ëngjëll Radojës. Deri në vitin 1928, shtypi jezuit kishte botuar gjithsej 471 vepra në shqipe, italishte dhe latinishte. Sikundër françeskanët, edhe jezuitët nxorën organe periodike të shquara si *Elçija i Zemers t'Jezu Krisctit*, 1891-1944, që nga viti 1914 e këndej pati emrin *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit*, revistë e kulturës fetare; *Përparimi*, 1914-1916, revistë historike dhe shkencore që nuk doli gjatë, dhe *Leka*, 1929-1944, revistë e përmuajshme kulturore. Më 1877, ata themeluan Kolegjin e Shën Françesk Saverit, i njohur edhe si *Kolegja Saveriane*[9] në Shkodër, e cila u kthye në një qendër të madhe të arsimit të lartë për të gjithë në Shqipëri, duke e vënë theksin te arsimi në gjuhën shqipe përveç atij në italishte. Kjo shkollë nxori shumë figura kombëtare dhe shkrimtarë të mëdhenj shqiptarë të fillimit të shekullit të njëzetë. Ndër figurat që kanë studiuar në Kolegjin Saverian janë poeti Ndre Mjeda (1866-1937), shkrimtari dhe publicisti Faik Konica (1875-1942), udhëheqësi politik dhe shkrimtari Luigj Gurakuqi (1879-1925), poeti dhe folkloristi Vinçenc Prenushi (1885-1949), poeti, prozatori dhe studiuesi Ernest Koliqi (1903-1975), dramaturgu Kolë Jakova (l. 1916), revolucionari komunist dhe shkrimtari Qemal Stafa (1921-1942) dhe poeti e kritiku Mark Gurakuqi (1922-1970).

Ishin këta shqiptarë me shkollim katolik e deri diku edhe klerikët italianë të vendosur tani me banim në Shqipërinë veriore, që filluan në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë të krijojnë bazat e një letërsie të re shqiptare. Kjo letërsi me frymëzim fetar përfshinte poezi, që në fillim ishin imitime, dhe përkthime nga poezia italiane e latine, kurse më vonë, ndonëse në masë më të vogël, prozë dhe dramë. Ajo madje u bë nxitje për një pjesë të mirë të letërsisë shqiptare të shekullit të njëzetë e deri në Luftën e Dytë Botërore.

Poeti më i hershëm katolik i shekullit të nëntëmbëdhjetë ishte **Pjetër Zarishi**[10] (1806-

---

8 Për urdhërin Jezuit në Shqipëri, kr. Jesuits... 1988.

9 kr. Kolegja... 1928.

10 kr. F. Fishta 1940c, Ressuli 1941, f. 142-152, dhe Çobani 1988, f. 5-52.

1866) nga fshati Blinisht i krahinës së Zadrimës. Studioi për prift në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë dhe u kthye në Shqipëri për të punuar si prift fshati. Më pas Zarishi u bë abat në krahinën me popullsi krejt katolike të Mirditës dhe vdiq në Kallmet të Zadrimës së tij. Ai është kryesisht, por jo tërësisht, autor vjershash fetare që i shkruante duke thurur bukur elemente të huaja (italisht, latinisht dhe turqisht) me elemente vendës të Shqipërisë së Veriut. Ai gjithashtu ishte i pari që përdori e pastaj përhapi një numër metrash poetikë, p.sh. njëmbëdhjetërrokëshin dhe vargun e Safos, ende të panjohura nga poezia shqiptare. Disa nga krijimet e tij poetike u botuan më vonë në revistën e Shkodrës *Hylli i Dritës*, por shumë të tjera mbetën të pabotuara.

**Ëngjëll Radoja**[11] (1820-1880) nga Shkodra, i njohur italisht si Dom Angelo Radoja, ishte një tjetër prift katolik që studioi në Kolegjin e Propaganda Fides në Romë. Si edhe shumë shkrimtarë të tjerë katolikë shkodranë ai u nxit për të shkruar jo vetëm nga edukimi fetar, por edhe nga ndjenja kombëtare. Flitet se Radojën e kanë helmuar pikërisht për angazhim e tij në çështjen kombëtare. Radoja është autor veprash fetare shqip dhe përkthimesh, nga të cilat sot kemi tre: *Jesu Criscti n'semer t'mesctaarit*, Romë 1862 (Jezu Krisht në zemër të meshtarit); *Concilli i Dhèut Scciypniis baamun n'viet 1703 n'coh t'paps scciyptarit Clementit t'Gnimdhettit*, Romë 1872 (Kuvendi shqiptar i mbajtur në vitin 1703 në kohën e Papës shqiptar Klementi XI), një përkthim i ri shqip i dokumenteve të të famshmit *Kuvendi i Arbënit* më 1703; dhe *Dotrina e kerscten me msime e me spieghime*, Shkodër 1876. Kjo e fundit thuhet se përbënte të vetmin katekizëm të hershëm origjinal në shqipe, për vetë faktin se Doktrinat Kristiane të mëparshme, si ato të Pjetër Budit (1618), Bernard de Kuintianos (1675) dhe Zef Gualiatës (1845), kishin qenë të gjitha përkthime të 'katekizmës së vogël' të Shën Robert Belarminit.

Një autor tjetër prozash të hershme fetare në gjuhën shqipe ishte **Dario Buçareli** (ital. Dario Bucciarelli, 1827-1878). Prift dhe misionar françeskan i lindur në Kastelpiano më 4 prill 1827, Buçareli u emërua nga Piu IX më 1860 ipeshkëv i Pultit, kurse katër vjet më pas u bë kryeipeshkëv në Shkup. Ai është autori i *Udha e sceites cryc' e tiera pun' t'divocme*, Romë 1862 (Udha e kryqit të shenjtë dhe të tjera punë të devotshme), një përmbledhje prej 276 faqesh rrëfimesh fetare të mbështetura në jetën e shenjtorëve. Ai shkroi edhe një gramatikë të shqipes në italishte, dorëshkrimi i së cilës ka qenë ruajtur deri vonë në Shkodër.

Ndër poetët e traditës shkodrane të shekullit të nëntëmbëdhjetë, por me nivel më të lartë artistik se të tjerët, është **Leonardo De Martino**[12] (1830-1923) nga fshati Greçi i Kampanjës në krahinën e Avelinos. Ai u dërgua si prift françeskan në Shkodër me punë misionare më 1865. Atje, duke pasë siguruar mbështetjen e ministrit italian të arsimit, Françesk Krispi, i cili ishte arbëresh, De Martino mori pjesë aktive në hapjen e së parës shkollë italiane në Shqipëri. Në pjesën më të madhe të kohës së shërbimit në Shqipërinë veriore ai punoi në dioqezën e Zadrimës dhe Lezhës. Për një farë kohe shërbeu si sekretar i Prenk pashës, princ i Mirditës, dhe ishte kujdestar i të birit Prenk Bibë Doda (1858-1920). Ai ishte gjithashtu mësues i Gjergj Fishtës (1871-1940) në rini, i cili do ta ngrinte traditën e poezisë së Shqipërisë veriore në maja më të larta. De Martino u largua nga Shqipëria në fund të shekullit, ose për të dalë në pension ose nën ndikimin e vazhdueshëm të qeverisë austro-hungareze, e cila po vendoste juridiksionin e saj të *Kultusprotektorat*-it, dhe vdiq në moshën nëntëdhjetetre vjeç në kuvendin e Sarnos në Itali më 12 korrik 1923.

Leonardo De Martino ishte poet i lindur, talenti poetik i të cilit habiti shumë nga bashkëkohësit, sidomos ngaqë nuk shkruante në gjuhën amëtare, por në dialektin gegë të Shqipërisë së veriut, që e pati mësuar gjatë dyzet vjetëve si misionar atje. Ai është autor përkthimesh në shqipe nga literatura fetare italiane dhe autor poezish me frymëzim kryesisht

---

11 kr. Ressuli 1941, f. 152-157.

12 kr. F. Fishta 1940a.

fetar si në shqipe edhe në italishte. Ndër përkthimet e tij, të cilat renditen ndër më të mirat e kohës, janë *Vaji i hapses*, variant ky shqip i *Il lamento della prigionera* të poetit dhe romancierit milanez Tomaso Grosi (Tommasso Grossi, 1790-1853), të cilën ia kushtoi Dora d'Istrias më 1868, dhe *Munnimi i Jezu Krishtit*, 1875, përkthim i veprës *Passione di Gesù Cristo* të Pietro Metastasios (1698-1782). Poezia e tij, në gjurmët e traditës së letërsisë katolike të shekullit të nëntëmbëdhjetë të themeluar nga abati i Zadrimës Pjetër Zarishi (1806-1866), qarkulloi për vite me radhë fletë-fletë derisa miku i tij, famullitari Ndue Bytyçi ose Bityçi (1847-1917) nga Kosova, e bindi De Martinon ta botonte të përmbledhur në një libër. Ky vëllim, me titullin *L'Arpa di un italo-albanese*, Venedik 1881 (Harpa e një arbëreshi), është një përmbledhje e vëllimshme 442 faqesh e poezisë më të pjekur e më të përpunuar të De Martinos në italishte e në shqipe. Rëndësia e tij si poet nuk qëndron aq në ndonjë frymëzim apo fantazi poetike të pazakontë, por në finesën e metrikës së tij. Leonardo De Martino solli për herë të parë në shqipe metra të rinj si jambin dhe popullarizoi vargun e Safos. Ai qe edhe autor i disa veprave të tjera fetare, ndër të cilat një pjesë teatrore e shkurtër fetare me titull *Nata Këshnellavet*, Shkodër 1880, e para në llojin e vet në shqipe, dhe *Arbenorve t'kersctén t'Grisciun Festuér*, Shkodër 1896 (Thirrje festive kristianëve shqiptarë).

**Ndue Bytyçi**[13] (1847-1917), emri i të cilit gjendet i shkruar në mënyra të ndryshme si Bityçi, Bytyqi ose Bityqi, i njohur si 'Bilbili i Kosovës', ishte poet dhe prift katolik i lindur afër Shkupit më 8 mars 1847. Ai mori shkollim katolik në kolegjin jezuit *Kolegjia Papnore Shqyptare* në Shkodër, ku hyri në moshën dymbëdhjetë vjeç si një nga nxënësit e parë të tij. Pasi kreu studimet, u kthye në Kosovë e Maqedoni për të punuar si mësues e si meshtar. Bytyçi është autor poezish fetare e i disa vjershave laike, në pjesën më të madhe të pabotuara, si dhe i një numri përkthimesh nga letërsia fetare italiane. Në Pejë më 1874 ai i kushtoi një sonet prekës mikut të tij Leonardo De Martino. Për Bytyçin është interesante se, përveç një vjershe atdhetare me titull *Mymleqeti* (Atdheu), të botuar më 1887, ai dhe lirika e tij nuk u përfshinë në vrullin në rritje të romantizmit kombëtar të poezisë shqiptare të kohës. Poezia e tij është e pasur në aspektin e mjeshtërisë e saktësisë metrike, ndonëse, ashtu si shumë shkrimtarë të tjerë katolikë shkodranë të kësaj periudhe, ajo është plot turqizma, çka e bën të vështirë për t'u kuptuar nga lexuesi i sotëm. Bien në sy sidomos përkthimet e tij të Psallmeve të Davidit.

Shkrimtar katolik shkodran me rëndësi si për prozën ashtu edhe për dramën shqipe ishte **Pashko Babi**[14] (1843-1905). Ka lindur më 6 janar 1843 në Shkodër dhe po atje i kreu studimet, si Ndue Bytyçi, në *Kolegjia Papnore Shqyptare*, në moshën tetëmbëdhjetë vjeç. Më pas shërbeu si famullitar në fshatra të ndryshme të Shqipërisë së veriut, sidomos në Sheldi dhe si mjek popullor. Ata të famullisë së tij e të tjerë më pas, kur e përmendnin, e quanin Dom Pashko Sheqeri, jo siç është menduar nganjëherë se ishte mjaft i butë e i ëmbël, por më fort ngaqë i ati kishte qenë tregtar sheqeri. Pashko Babi vdiq më 13 prill 1905. Është autor i një teksti për shkollat fetare me titull *Vakinat e t'ligs hèrscme e t'ligs ree*, Shkodër 1882 (Ngjarje nga Dhiata e Vjetër dhe Dhiata e Re), i pari tekst shkollor i botuar në Shqipëri. Stili i tij narrativ dhe gjuha e gjallë shprehëse kanë ngjyrim të fuqishëm popullor, ndonëse shqipja e tij përsëri është e përzier me turqizma. Pashko Babi shkroi edhe një ndër të parat pjesë teatrore shqiptare, *I biri i çifutit*, e cila u luajt në Kolegjin Saverian në shkurt 1882.

**Preng Doçi**[15] (1846-1917), i njohur edhe me emrin Primus Docci, ka qenë figurë politike, fetare dhe poet, i lindur në Bulgër afër Lezhës më 25 shkurt 1846. Studimet i kreu në

---

13 kr. Ressuli 1941, f. 175-180, Fullani 1962, dhe Qosja, 1986, vëll. 3, f. 293-306.

14 kr. Ressuli 1941, f. 184-198, dhe K. Kamsi 1957.

15 kr. Bartl 1981b, 1983, Mobarak 1986-1987, dhe Pal Doçi 1991.

*Kolegjia Papnore Shqyptare* në Shkodër dhe në Propaganda Fide në Romë. Më 1871 u kthye në krahinën katolike të Mirditës dhe shërbeu si prift famullie në Korthpulë, në Orosh e më pas në Kalivare afër Spaçit. Ishte ndër udhëheqësit e kryengritjes së Mirditës kundër sundimit turk më 1876-1877. Gjatë përgatitjeve për këtë kryengritje Doçi bëri një udhëtim në Cetinjë, kryeqytet i Malit të Zi, për të kërkuar ndihmë financiare e ushtarake. Ndonëse fiset shqiptare të Veriut i shihnin të gjithë me dyshim planet malazeze kundër atdheut të tyre, ata bënë ujdi kësaj radhe për "të shtrënguar duart me vëllezërit sllavë të jugut e për t'i bërë ballë sundimit që po hiqnin së bashku". Edhe pse Doçi ia doli mbanë të kthehej nga Cetinja me një premtim për ndihmë nga Mali i Zi dhe, çka ishte po aq e rëndësishme, me një premtim për mosndërhyrje, kryengritja nuk pati sukses dhe u shtyp nga trupat turke në mars 1877. Preng Doçi u kap, u internua në Stamboll, por më pas u lirua e u dëbua për në Romë. Nga Vatikani, kardinal Simeoni i Propaganda Fides e dërgoi në bregun perëndimor të Njufaundlendit, ku edhe punoi si misionar deri në vitin 1881. Doçit i takon merita, me sa dimë, të jetë i pari shqiptar i vendosur me banim në Amerikën e Veriut. Por klima e vështirë e bregdetit të thyer perëndimor të Njufaundlendit nuk i eci Preng Doçit, dhe dëshirën e kishte të kthehej në vendlindjen e tij pranë brigjeve të Mesdheut. Si një kompromis të parë Vatikani e transferoi në Sejnt Xhon të Nju Brunsuikut, ku edhe punoi nga tetori 1881 deri në mars 1883. Pas kthimit në Romë, u dërgua me një tjetër detyrë misionare, kësaj radhe në Indi si sekretar i Delegatit Apostolik të Indisë, kardinalit Aliardi (ital. Agliardi). Më 1888, pas vitesh të tëra lutjesh e kërkesash e me ndërhyrjen e patrikut të Konstantinopojës, Preng Doçi më në fund arriti të marrë lejen nga autoritetet osmane për t'u kthyer në Shqipëri. Në janar të vitit tjetër u shugurua në krye të abacisë (lat. *Abbas Nullius*) së Shën Aleksandrit në Orosh të Mirditës, post ky që i dha mundësinë të ushtronte ndikim të konsiderueshëm politik e fetar në krahinë për shumë e shumë vite më pas. Më 1897 vajti në Vjenë për të propozuar krijimin e një principate katolike autonome në Shqipërinë e veriut nën udhëheqjen e Mirditës. Dy vjet më pas, më 1899, themeloi shoqërinë *Shoqnia e bashkimit të gjuhës shqipe*, të njohur më fort si shoqëria letrare *Bashkimi*, së bashku me Ndoc Nikajn (1864-1951) e Gjergj Fishtën, dhe krijuan të ashtuquajturin alfabet i Bashkimit. Vdiq më 22 shkurt 1917. Veprimtaria letrare e Preng Doçit zë fill më 1870 kur dha për botim një vjershë në *A Dora d'Istria gli Albanesi*, Livorno 1870 (Dora d'Istrias shqiptarët). Kjo përmbledhje e vogël me poezi shqiptare, e botuar nga Dhimitër Kamarda (1821-1882), iu përkushtua Dora d'Istrias (1828-1888), pseudonim i shkrimtares rumune me prejardhje shqiptare Helena Gjika, veprimtaria e së cilës për çështjen shqiptare luajti rol në lëvizjen kombëtare. Doçi është autor edhe i disa prozave të pabotuara si dhe i vjershave të tjera atdhetare, prej të cilave më të mirënjohura janë *Shqypnia nën zgjedhë turke* dhe *Shqypnia në robni*.

Infrastruktura e ngritur nga kisha katolike në Shqipërinë e veriut në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, sidomos me institucione shkollore si *Kolegjia Papnore Shqyptare* dhe *Kolegjia Saveriane* në Shkodër, me kalimin e kohës i dha frytet e veta. Ata sollën jo vetëm përfitimet ende jobindëse të katolicizmit të shekullit të nëntëmbëdhjetë në njërën nga trevat më të prapambetura të Evropës, por edhe bazat e një mendësie dhe arsimi perëndimor në një pakicë vërtet të vogël, por me ndikim në rritje. Elementi i huaj mbizotërues në kishë, d.m.th. misionarët qëllimmirë por të huaj italianë dhe zyrtarët kishtarë makiavelistë austriakë, dalëngadalë i hapi e i lëshoi udhë klerit vendës e kombëtar shqiptar, i cili qe i interesuar të përdorte gjuhën e vet për të shfrytëzuar mundësitë e reja të shprehjes letrare, që i ofronte kjo kulturë fetare fillimisht e huaj. Për më tepër, shkrimtarët e traditës katolike shkodrane qenë në përgjithësi pakëz më të gatshëm për t'ia kushtuar energjitë e tyre *belles lettres* në gjuhën shqipe sesa përfaqësuesit e letërsisë së Rilindjes, të zgjimit kombëtar, që i përqendruan përpjekjet dhe talentin e tyre në fillim më fort në shkrime me karakter politik e në gazetari. Është pikërisht letërsia katolike shkodrane, mjaft e shpërfillur nga kritikët marksistë të Shqipërisë së shekullit të njëzetë, ajo që ndihmoi për shndërrimin e shqipes nga një gjuhë të aftë për t'u shkruar në një mjet letrar të aftë

për shprehësi artistike e për larmi stilistike. Pas këtyre që thamë, është e nevojshme të nënvizohet se, edhe pse jo aq e mbyllur dhe e veçuar nga shtrati kryesor sa letërsia myslimane dhe bektashiane e periudhës, rryma katolike në letërsinë shqiptare të fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, me theksin e vet fetar e me kufizimet tematike, mbeti një letërsi dytësore në krahasim me letërsinë rilindëse të romantizmit kombëtar në rritje. Shqipëria në fund të fundit nuk ishte një vend kryesisht katolik dhe, me gjithë shtytjen e fortë të dhënë nga kultura katolike shkodrane, ajo nuk mund të bëhej e tillë.

Lufta për autonomi politike në kuadrin e Perandorisë Osmane që po lëngonte, dhe vullneti për identitet e mbijetesë të kulturës së një populli të prapambetur e fetarisht të ndarë u kristalizua në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë në lëvizjen e zgjimit kombëtar, që mori emrin *Rilindje*. Periudha e Rilindjes[16], që kap kryesisht vitet nga Lidhja e Prizrenit më 1878 e deri në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë më 1912, zgjoi shqiptarët dhe i bashkoi në një tërësi gjuhësore, në një kulturë e në një komb. Midis qëllimeve të lëvizjes kombëtare në këtë periudhë dhe forcës krijuese të letërsisë shqiptare pati një lidhje të brendshme organike. Kështu, romantizmi kombëtar u bë rryma mbizotërues e letërsisë së Rilindjes[17]. Fryma kombëtare në shkrime, d.m.th. letërsia në shërbim të identitetit kombëtar, do të mbulohej më vonë me një veshje tjetër, atë të realizmit socialist, ku mbeti në shkallën e një ideologjie shtetërore.

## 9.3 Vëllezërit Frashëri dhe letërsia e romantizmit kombëtar të Rilindjes

Në një park mbi Tiranë ka një përmendore kushtuar tre vëllezërve Frashëri, të cilët me veprën e tyre i dhanë frymëzim e forcë lëvizjes së Rilindjes Kombëtare në fundin e shekullit të nëntëmbëdhjetë. Sado të larmishme nga njëra-tjetra qenë ndihmesat e tyre, Abdyl Frashëri qe politikan, Naim Frashëri poet, kurse Sami Frashëri ideolog dhe dijetar, të tre këta vëllezër nga fshati Frashër në Shqipërinë e jugut patën një gjë të përbashkët: aspiratën e thellë e dëshirën e zjarrtë për vetëvendosje të popullit të tyre që vuante nën zgjedhën turke.

Pas vdekjes së prindërve, Halid Beut (1797-1859) dhe Emine Imrahorit (1814-1861), familja aristokrate Frashëri u shpërngul më 1865 nga fshati malor i Frashërit (sot në rrethin e Përmetit) e u vendos në Janinë ku djemtë më të vegjël ndiqnin shkollën e mesme Zosimea në gjuhën greke.

**Abdyl Frashëri**[18] (1839-1892), më i madhi i tetë fëmijëve, punonte si tregtar para se të bëhej nëpunës i Perandorisë Osmane. Atij i ra tani barra për të mbajtur familjen. Më 1877 u emërua përgjegjës i doganës në Janinë dhe po atë vit u zgjodh anëtar i Parlamentit Turk. Në dhjetor 1877, së bashku me intelektualë të tjerë shqiptarë, ndër ta edhe vëllai më i vogël Samiu, ai themeloi *Komitetin qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare* në Konstantinopojë (Stamboll) me synimin që shqiptarët të fitonin një farë autonomie përbrenda Perandorisë Osmane. Pas fitores së rusëve dhe serbëve mbi Perandorinë Osmane më 31 janar

---

[16] Për periudhën e historisë shqiptare të Rilindjes ekziston një korpus i madh shkrimesh, si nga autorë shqiptarë ashtu edhe të huaj. kr. për shembull, K. Frashëri 1962, Skendi 1953a, 1953b, 1954, 1967, Bartl 1968, Faensen 1980, dhe G. Shpuza 1988.

[17] Për letërsinë e Rilindjes në përgjithësi kr. Fullani (red.) 1973, Faensen 1980, Bihiku (red.) 1981, Qosja 1984, 1986, Xholi 1987, dhe Stavileci 1990.

[18] kr. Bartl 1968, Faensen 1980, f. 99-101, K. Frashëri 1984, 1990.

1878 dhe Traktatit të Shën Stefanit më 3 mars 1878, që vendosi aneksimin e një pjese të madhe të territorit me popullsi shqipfolëse nga shteti i posaformuar autonom bullgar dhe nga mbretëritë tani të pavarura të Malit të Zi dhe Serbisë, Abdyli i vuri edhe më shumë talentin dhe energjitë e veta në shërbim të çështjes së ngutshme shqiptare. Pikërisht në artikujt e tij në gazeta turke e greke gjetën shprehje për herë të parë shqetësimet dhe droja e popullsisë shqiptare të Ballkanit për pasojat e këtij traktati. Kongresi i Berlinit, që u mblodh më pas më 13 qershor 1878, kishte konfirmuar pavarësinë e Rumanisë, Serbisë, Malit të Zi si dhe një qeverisje autonome në Bullgari, ndërsa interesat e shqiptarëve nuk qenë përfillur fare. Meqë shumica e shqiptarëve asokohe ishin myslimanë, pra edhe pjesë përbërëse e Perandorisë Osmane, të cilën ata gjithmonë kishin qenë të detyruar ta mbështetnin me qëllim që të mbroheshin vetë nga aspiratat ekspansioniste të fqinjëve të tyre të krishterë, ata nuk kishin shumë shpresa për të gjetur mirëkuptim në Evropë, kurse në këtë kongres nuk patën as edhe një fuqi të madhe që të mbronte interesat e tyre. As edhe qenia e tyre si popull nuk u njoh. Të ndodhur para mundësisë së copëtimit të vendit, shqiptarët myslimanë, ortodoksë e katolikë bashkë ndien nevojën për të vepruar në kuadrin e një lëvizjeje kombëtare.

Më 10 qershor 1878 delegatë nga e gjithë Shqipëria u mblodhën në Prizren për të hartuar një platformë politike të përbashkët në *Lidhjen e Prizrenit*[19], pa dyshim në fillim me përkrahjen e heshtur të qeverisë osmane. Fjalën e hapjes e mbajti Abdyl Frashëri, i cili përfaqësonte Komitetin qendror nga Stambolli. *Kararnameja*, vendimet e Lidhjes së Prizrenit, u miratuan e u nënshkruan nga dyzet e shtatë bejlerë shqiptarë më 18 qershor 1878. Ndër to ishin:

1. mospranimi për t'i dorëzuar territore Serbisë, Malit të Zi dhe Greqisë;
2. kërkesa për të kthyer të gjitha tokat me popullsi shqipfolëse të aneksuara nga Serbia dhe Mali i Zi;
3. autonomia brenda Perandorisë; dhe
4. ndërprerja e thirrjes nën armë dhe e taksave nga qeveria qendrore në Stamboll.

Pas kësaj mbledhjeje historike, që shërbeu për t'i dhënë hov lëvizjes kombëtare, Abdyl Frashëri u kthye në Shqipërinë e jugut, ku organizoi një Komitet të Lidhjes dhe filloi të mbledhë trupa për të kundërshtuar aneksimin e jugut të vendit nga Greqia. Një mbledhje e rëndësishme e çifligarëve myslimanë dhe të krështerë në teqenë e bektashinjve në fshatin e tij të lindjes Frashër miratoi një program për autonomi, i cili u pranua nga Lidhja në Prizren më 27 nëntor 1878. Programi i kësaj mbledhjeje u botua më vonë nga Sami Frashëri në Stamboll në të përditshmen *Tercümân-i-Şark*. Më 1879, Abdyl Frashëri bëri një udhëtim nëpër Evropë dhe vizitoi Berlinin, Parisin, Vjenën dhe Romën bashkë me Mehmed Ali Vrionin për të kërkuar përkrahje për çështjen shqiptare e për t'u dorëzuar Fuqive të Mëdha një memorandum me kërkesat e shqiptarëve. Në tetor 1879 ai bashkëthemeloi në Stamboll *Shoqërinë e të shtypuri shkronja shqip*. Në mesin e vitit 1880, delegatët e lëvizjes kombëtare në Gjirokastër miratuan me ndihmën e tij një program për autonominë e Shqipërisë. Edhe pse në këtë kohë ecejaket e tij qenë nën vëzhgimin e rreptë të autoriteteve të Stambollit, ai ia doli mbanë të shkojë në Prizren në dhjetor 1880 e një muaj më pas të ndikojë në formimin e një *Kuverne të Përdorme* (qeveri të përkohshme), e cila e shtriu autoritetin e saj anembanë Kosovës e deri në Shkup. Në Dibër Abdyl Frashëri rrëzoi mytesarifin turk dhe e vuri qytetin nën administrimin e Lidhjes, por në fund të prillit 1881 Porta e Lartë nuk duroi më dhe dërgoi trupa për të shtypur kryengritjen. Pas qëndresës në Gjakovë dhe pas shtypjes së Lidhjes Abdyl Frashëri u shtrëngua të marrë arratinë nga ana perëndimore për të dalë në Adriatik, nga ku shpresonte të ikte në Itali. Duke kaluar

[19] kr. Dako 1922, Mehdi Frashëri 1927, Belegu 1939, dhe K. Frashëri 1979.

lumin Shkumbin pranë Elbasanit, ai u kap nga forcat turke dhe u dënua me burgim të përjetshëm. Pas katër vitesh në një burg turk, Abdyl Frashëri u fal me ndërmjetësinë e Gazi Osman pashës në fund të vitit 1885. Vdiq në Stamboll më 23 tetor 1892, jo si figurë me rëndësi të drejtpërdrejtë për letërsinë shqiptare, por si njeri që, me veprimtarinë e vet politike, u bë pishtar që u ndriti rrugën dy vëllezërve më të rinj, të cilët do ta shpinin përpara letërsinë dhe kulturën shqiptare si askush më parë.

**Naim Frashëri**[20] (1846-1900) konsiderohet sot si poeti kombëtar i Shqipërisë. Fëmijërinë e kaloi në fshatin Frashër, ku pa dyshim nisi të mësojë turqishten, persishten e arabishten dhe ku, në teqen e bektashinjve, u gatua me traditat shpirtërore të Orientit. Në Janinë Naim Frashëri ndoqi gjimnazin Zosimea, ku dhe mori bazat e shkollimit klasik sipas sistemeve perëndimore. Këtu ai do të studionte greqishten e vjetër e të re, frëngjishten, italishten dhe, përveç këtyre, do të mësonte privatisht gjuhët orientale. Me kalimin e viteve e ndjeu veten më të afruar e të lidhur me fenë e tij panteistike bektashiane, me poetët klasikë persianë e me epokën e Iluminizmit frëng. Shkollimi në Janinë e bëri atë shembull të shkëlqyer të një intelektuali osman të fundshekullit të nëntëmbëdhjetë të familjarizuar njësoj me të dyja kulturat, me atë perëndimore e me atë orientale. Pasi kreu të mesmen më 1870, jetoi për ca kohë në Stamboll, ku botoi një *Kavâid-i fârisiyye dar tarz-i nevîn*, Stamboll 1871 [1288 A.H.] (Gramatikë e persishtes me një metodë të re). Për arsye shëndetësore u kthye në Shqipëri, me shpresë se klima malore do ta shpëtonte nga tuberkulozi, nga i cili qe sëmur në fëmijëri. Punoi si nëpunës, në fillim në Berat, kurse nga 1874 deri më 1877 si nëpunës dogane në Sarandë, përballë Korfuzit. Dihet edhe se ka kaluar një farë kohe në qendrën kurative austriake të Badenit për t'u shëruar nga reumatizmi, dhe, gjatë një vizite në Vjenë, pati rastin të shohë me sytë e vet e të adhurojë shpatën dhe përkrenaren e heroit shqiptar Skënderbeut (1405-1468), simbole këto të qëndresës kombëtare. Më 1881 ose 1882 u kthye në Stamboll dhe, pas arrestimit të vëllait Abdyl në Janinë në fund të prillit 1881, nisi të luajë një rol të rëndësishëm në veprimtarinë kombëtare të shqiptarëve të atjeshëm. Mori pjesë në punën e *Komitetit qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare* dhe të *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip*, që ishte themeluar më 1879. Edhe pse deri në këtë kohë Naim Frashëri nuk kishte botuar gjë me rëndësi në gjuhën shqipe, ai dhe i vëllai më i vogël Samiu do të bëheshin shumë shpejt qendra e lëvizjes kombëtare shqiptare në brigjet e Bosforit.

Naim Frashëri është autori i gjithsej njëzet e dy veprave: katër në turqishte, një në persishte, dy në greqishte dhe pesëmbëdhjetë në shqipe. Duke qenë se ishte në një post delikat si drejtor i këshillit të censurës në Ministrinë e Arsimit të Turqisë, me mundësi në disa raste për t'i bërë bisht ndalimit të librave dhe botimeve në shqipe nga ana e Portës së Lartë, Naimi e pa të arsyeshme të mos përdorte emrin e mbiemrin në shumë nga botimet e veta, por të shënonte vetëm 'nga N.H.', 'nga N.H.F.', ose 'nga N.F.'.

Ndër botimet në gjuhë të huaj, të cilat mbizotëruan në periudhën e parë të krijimtarisë e që mbetën pjesë përbërëse e veprës së tij gjatë gjithë jetës, janë: *Ihtiraat ve keşfiyat*, Konstantinopojë 1881/82 [1298 A. H.] (Shpikje dhe zbulime), një traktat shkollor në turqishte; *Fusûli erbe'a*, Konstantinopojë 1883 (Katër stinët), një përmbledhje prozash e vargjesh në turqishte sipas një vepre të letërsisë frënge; *Tahayyulat*, Konstantinopojë 1884 (Ëndërrimet), një përmbledhje 200-faqesh me poezi persiane; *Ilyada*, Konstantinopojë 1886, përkthim turqishte i librit të parë të Iliadës së Homerit; *Ho alêthês pothos tôn skypetarôn*, Bukuresht 1886 (Dëshira e vërtetë e shqiptarëve), një poemë greqishte, ku u parashtronte qëllimet e lëvizjes kombëtare grekëve e sidomos shqiptarëve të jugut, shumë nga të cilët, për arsye shkollimi, mund të lexonin vetëm në greqishte; dhe *Ho erôs*, Konstantinopojë 1895 (Dashuria), një poemë lirike me tetë

[20] kr. Kokojka 1901, *Naim Frashërit* 1925, Xholi 1962, Faensen 1980, f. 101-105, Shuteriqi 1982, Qosja 1986, Xh. Murati 1993, dhe Qazimi 1996.

këngë, edhe kjo në greqishte, ku ai shprehte afërinë e tij me kulturën greke.

Me sa duket, krijimtaria letrare e Naim Frashërit në gjuhën shqipe ka filluar rreth vitit 1880, kur vjersha e tij atdhetare *Shqipëria* qarkulloi në dorëshkrim ndër nacionalistët shqiptarë jashtë vendit, sidomos në Rumani. Kjo vepër në 106 vargje me tetërrokësh mjaft të parregullt, rima të shpejta dhe, krahasuar me veprat e mëvonëshme, e cekët nga përmbajtja, u botua shumë vonë në vitet e fundit të jetës së poetit (1897). Naimi këtu trajtoi shumë nga temat e tij të pëlqyera, ato që do të rishfaqeshin të trajtuara me një nivel më të lartë artistik në krijimet e mëvonëshme: prejardhja e lashtë pellazgjike e shqiptarëve, heronjtë kombëtarë të së kaluarës, nevoja për shkolla në gjuhën shqipe për të kapërcyer prapambetjen, etj.

Meqë Porta e Lartë nuk lejonte botimin e librave në gjuhën shqipe në Konstantinopojë, veprat më të mirënjohura të Naim Frashërit nuk u botuan në qendrën e Perandorisë Osmane, por në Bukuresht, ku kishte një ngulim të rëndësishëm e të zhvilluar shqiptarësh e ku ishte ngritur një shtypshkronjë shqiptare nga *Shoqëri e të shtypuri shkronja shqip*[21] më 1886. Po këtu ai botoi një varg doracakësh në gjuhën shqipe për shkollat fillore, si p.sh. tekstin në dy pjesë *E këndimit çunavet këndonjëtoreja*, Bukuresht 1886; *Vjersha për mësonjëtoret të para*, Bukuresht 1886; *Istori e përgjithëshme për mësonjëtoret të para*, Bukuresht 1886; dhe *Dituritë për mësonjëtoret të para*, Bukuresht 1888. Ai ushtroi gjithashtu gjithë ndikimin e vet për marrjen e autorizimit që lejonte hapjen e së parës shkollë fillore në gjuhën shqipe në Korçë më 1887.

Edhe përmbledhjet poetike më të njohura të tij janë botuar në Bukuresht. *Bagëti e bujqësija*, Bukuresht 1886, është një poemë baritore me 450 vargje, që të kujton Virgjilin (70-19 para erës sonë) me plot shembëlltyra e tablo të atdheut të tij malor. Ajo u bë jashtëzakonisht popullore ndër bashkatdhetarët e Naimit dhe u fut në Shqipëri fshehtas me karvanet e udhëtarëve. Në të poeti shpreh pakënaqësinë për jetën në qytet, pa dyshim nga përvoja e vet në brigjet zhurmëmëdha të Bosforit, si dhe idealizon fshatin e largët shqiptar për të cilin e ka zhuritur malli. Poema është një himn për natyrën në traditat e romantizmit evropian, por njëkohësisht me thelb realist e tokësor e ku, ashtu si Hesiodi (shek. i 8-të para erës sonë) në veprën 'Punë dhe Ditë', Virgjili në 'Gjeorgjiket' apo poeti i madh lituanez i shekullit të tetëmbëdhjetë Kristijonas Donelaitis (1714-1780) në veprën e tij disi më pak idilike 'Stinët', Naim Frashëri u këndon tufave të dhenve e kopeve të bagëtisë, si dhe gëzimit dhe djersës së jetës fshatare.

Krenaria e një populli që lufton për liri dhe dashuria për Shqipërinë, që e përshkojnë këtë poezi, shprehen përmbledhtazi në hyrje të poemës, vargjet e së cilës çdo fëmijë shkolle në Shqipëri i di ose duhet t'i dijë përmendsh:

"*O malet' e Shqipërisë e ju o lisat' e gjatë!*
*Fushat e gjera me lule, q'u kam ndër mënt dit' e natë!*
*Ju bregore bukuroshe e ju lumënjt' e kulluar!*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pylle të gjelbëruar!*
*Do të këndonj bagëtinë, që mbani ju e ushqeni,*
*O vëndethit' e bekuar! ju mëndjenë ma dëfreni.*

*Ti Shqipëri më ep nderrë, më ep emërin shqipëtar*
*Zëmërnë ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjar.*

*Shqipëri! o mëma ime! ndonëse jam i mërguar,*
*Dashurinë tënde kurrë zëmëra s'e ka harruar.*"

---

[21] kr. Myzyri 1979.

Në përmbledhjen *Luletë e verësë*, Bukuresht 1890, ai u këndon bukurive të fshatit shqiptar në njëzet e tri vjersha me kumbim të plotë. Këtu filozofia panteiste e edukatës së tij bektashiane dhe ndikimi i fuqishëm i klasikëve persianë harmonizohen bukur me idealizmin atdhetar - një krijimtari letrare kjo në shërbim të qëllimeve të identitetit kombëtar. Ndër vjersha të tilla janë: *Jeta*, *Koh' e shkuarë*, *Fyelli*, *Zëmëra*, *Të vdekuritë*, *Bilbili*, *Gjuha jonë*, dhe *Perëndija*. Tipike për prirjen e re filozofike të letërsisë shqiptare që solli Naim Frashëri është vjersha e tij *Shpreh*:

"*Kam shumë shpresë*
*Te Perëndija.*
*Që të mos jesë*
*Kshu Shqipëria,*
*Po të ndritohet*
*Të lulëzohet.*

*Pa vjen një ditë*
*Që të na sjellë*
*Të madhe dritë*
*P'ajo të pjellë:*
*Qytetërinë,*
*Fatbardhësinë.*

*Vëllazërija*
*Edhe bashkimi*
*E njerëzija*
*Është shpëtimi,*
*Lum kush t'arrijnë!*
*Pa do të vijnë.*

*Që Shqipërija*
*Do të ndritohet*
*Dhe ligësija*
*Do të mërgohet.*
*Jak' e vërtetë!*
*Pse rri e qetë?*

*Për Shqipërinë*
*Ditët e mira*
*Paskëtaj vinë*
*Shkoj errësira,*
*Lum kush të rronjë,*
*T'a shohë zonjë!*

*Se Shqipëtari*
*E gjuh' e tija*
*Venë së mbari*
*Dhe Shqipërija,*
*Lum kush t'a shohë*
*Për pakë kohë.*

*Pa dituritë*
*Dhe mbrothësija*
*E mirësitë*
*Dhe njerëzija*
*Do të burojnë*
*Nukë mënojnë."*

Përmbledhja poetike *Parajsa dhe fjala fluturake*, Bukuresht 1894, e botuar së bashku me shkrimet moralizuese *Mësime*, Bukuresht 1894, dëshmuan lidhjen e thellë shpirtërore me heronjtë e së kaluarës dhe me traditat shpirtërore të Orientit, sidomos të mistikëve persianë.

Dy vjet më pas doli *Iliadë e Omirit*, Bukuresht 1896, përkthim shqip i librit të parë të Iliadës, të cilin Naimi e kishte pasë botuar të përkthyer turqisht dhjetë vjet më parë.

*Istori' e Skenderbeut*, Bukuresht 1898, është një poemë epike historike prej 11,500 vargjesh që Naimi duhet ta ketë shkruar rreth vitit 1895, në periudhën e fundit krijuese, e që e shihte si kryeveprën e vet. Figura e heroit kombëtar shqiptar Skënderbeut (1405-1468), simboli dhe thelbi i qëndresës kundër sundimit të huaj, kishte një forcë tërheqëse të veçantë për intelektualët e periudhës së Rilindjes e për njerëzit e thjeshtë. Naim Frashëri nuk mund të gjente temë më të mirë për një poemë epike kombëtare se jeta e princit të merituar, që sprapsi trembëdhjetë fushata ushtarake osmane njëra pas tjetrës në shekullin e pesëmbëdhjetë e që mbrojti pavarësinë e vendit të vet derisa vdiq. Kjo biografi në rend kronologjik me njëzet e dy këngë e varg tetërrokësh, mbizotëruese në letërsinë gojore, u bë libri më i lexuar i letërsisë shqipe asokohe. Ajo përbënte dhe testamentin politik të poetit. Edhe pse është një vepër themelore e romantizmit kombëtar shqiptar të periudhës, *Istori' e Skenderbeut* nuk i qëndroi provës së kohës si poemë epike kombëtare. Ajo vuan nga po ato dobësi artistike që hasen në veprat e tjera të Naimit dhe në shumë vepra të letërsisë shqiptare të shekullit të njëzetë deri në ditët tona: retorika didaktike e moralizuese si dhe një ndarje e prerë bardhë e zi e protagonistëve në burra absolutisht të mirë e burra absolutisht të këqinj, të gjithë të mbledhur në një re gri sentimentalizmi që të këput shpirtin.

Një vepër tjetër me përmasa të tilla, e botuar në një vit me *Istorinë e Skenderbeut* është *Qerbelaja*, Bukuresht 1898, një poemë epike fetare shiite me njëzetepesë këngë, që flet për betejën e Qerbelasë në Irak në vitin 680 të erës sonë, ku u vra Huseini, nip i profetit Muhamed. Ndryshe nga *Istori' e Skenderbeut*, *Qerbelaja* është një poemë narrative pa ndonjë hero ose personazh kryesor. Ndoshta ka marrë deri diku si model poemat islamike në gjuhën shqipe të paraardhësve të tij - *Myhtarnamenë*, 1868, të Shahin bej Frashërit, dhe *Hadikaja*, 1842, të Dalip Frashërit, të dyja të pabotuara - ndonëse letërsia fetare turke e persiane do t'i kishte dhënë poetit fetar prototipa më të plotë. Për shkak të temës krejtësisht fetare, *Qerbelaja* kurrë nuk gëzoi atë popullaritet që pati ndër lexuesit shqiptarë të shekullit të njëzetë *Istori' e Skenderbeut*. Këtu mund të vihen re shumë elemente të botëkuptimit fetar të Naim Frashërit, sidomos panteizmi mbi të cilin ai përsiatej në vargjet e Fletores së Bektashinjet. Në këngën e fundit të *Qerbelasë*, për shembull, lexojmë:

"*Besojmë Zotn' e vërtetë*
*Q'është gjithësija vetë,*
*Pa atë s'ka vënt gjëkundi,*
*Ajy 'shtë kreji dhe fundi.*
*Më ç'do anë, që shikojmë,*
*Fëtyrën' e tij vështojmë,*
*E tërë ç'është kjo jetë,*
*Ësht' ay Zot' i vërtetë!*
*Luletë, që lulëzojnë,*

*Bukurin' e tij tregojnë,*
*Ajy është trëndafili,*
*Ajy vetë dhe bilbili,*
*Po kur desh Zot' i vërtetë*
*Të dil faqeza në jetë,*
*Ahere bëri njerinë.*"

Me rëndësi të madhe për të njohur sektin panteist të fshehtë bektashi është *Fletore e Bektashinjet*, Bukuresht 1896, e Naim Frashërit. Frashëri besonte se besimi liberal bektashí, me të cilin ai qe lidhur që në fëmini në Frashër, një ditë do të mbisundonte si fe e re e Shqipërisë[22]. Përderisa ky besim i kishte rrënjët edhe në Kuranin mysliman, edhe në Biblën e krishterë, ai mund të përforconte unitetin midis njerëzve me fe të ndryshme. Fletorja përmban një paraqitje hyrëse të fesë bektashiane dhe dhjetë vjersha fetare që japin një tablo të rrallë për besimin e këtij sekti[23], i cili në shekullin e nëntëmbëdhjetë luajti një rol të rëndësishëm për mbijetesën e kulturës shqiptare, sidomos me përhapjen fshehurazi të librave shqip. Ajo fillon kështu:

"*Bektashitë besojnë Zotn' e math e të vërtetë, Muhammet-Alinë, Hadixhen' e Fatimenë edhe Hasan e Hysenë. Të dy-mbë-dhet' Imamëtë që janë: Ali, Hasan, Hysen, Zejnel-Abidin, Muhamet-Bakir, Xhafer-Sadik, Musa-Qazim, Ali-Riza, Muhammet-Teki, Ali-Neki, Hasan-Asqeri, Muhammet-Mehdi. Kanë gjithë at' Alinë edhe mëmë Fatimenë. Besojnë dhe gjithë të mirët, që janë të par' e të pasdajmë. Se besojnë mirësinë dhe asaj i falenë. Pa si, besojn' e duanë këta ashtu dhe Musan' e Merjemenë dhe Isan' e shërbëtorët' e tija. Të parë kanë Xhafer-Sadiknë edhe plak Haxhi-Bektash-Velinë, q'është ng'ajo derë. Këta të gjithë kanë thënë: bëj mir' e mos bëj keq. Kësaj fjale i kanë prurë besë Bektashitë. E vërteta dh'e drejta edhe mëndja e urtësia dhe gjithë mirësitë mbretërojnë në kët' udhë. Bes' e Bektashive është një udh' e gjerë, që ka përpara dritë urtësinë, vëllazërinë, miqësinë, dashurinë, njerëzinë edhe gjithë mirësitë. Me nj'anë ka lulet' e diturisë, m'anët tjatër të së vërtetësë. Pa dituri e pa të vërtetë dhe pa vëllazëri s'munt të bënetë njeriu Bektashi i vërtetë. Ngaj Bektashinjet gjithësia është vetë Perëndija.*"

Me gjithë këtë lloj panteizmi e universaliteti, bindjet bektashiane të Naim Frashërit kanë një ngjyrë të fortë kombëtare: *"Nukë vetëm në mest të tyre Bektashitë, po dhe me gjithë njerëzinë janë vëllezër' e shpirt. Duanë si shpirtin' e tyre dhe të tjerëtë mysliman' e të krishterë dhe shkojnë mir' e bukurë me gjithë njerëzinë. Po më shumë duanë Mëmëdhenë edhe mëmëdhetarët, që kjo është m'e mirë nga gjithë të miratë... Të përpiqenë dit' e natë për atë*

---

22 kr. Plasari 1993.

23 Pas ndalimit të të gjitha sekteve të dervishëve në Turqi në vjeshtën e vitit 1925, bektashinjtë e transferuan selinë e tyre qendrore në Tiranë dhe themeluan një bashkësi fetare të pavarur, që vazhdoi deri në vitet pesëdhjetë. Kjo bashkësi u shpërnda më 1967, kur një dekret qeveritar ndaloi të gjithë veprimtarinë fetare në Shqipëri. Pas heqjes së këtij ndalimi, më 27 janar 1991 u krijua në Tiranë një komitet i përkohshëm për ringjalljen e bashkësisë bektashiane. *Fletore e Bektashinjet* ende mungon në botimin e fundit në Tiranë të veprave të Naim Frashërit, *Vepra të zgjedhura 1-2* (Akademia e Shkencave, Tiranë 1980, 1985), por është në vëllimin 2 të botimit në Prishtinë, *Vepra 1-8* (Rilindja, Prishtinë 1986). Dy teqe bektashinjsh ishin ende në aktivitet në fund të periudhës së diktaturës, ndonëse të dyja jashtë Shqipërisë: një në Gjakovë dhe një në Taylor, afër Detroitit në Miçigan (SHBA).

*komp, q'i quan Atë e përgjërohetë për ata, të punojnë bashkë me parësin' e me pleqësinë për shpëtim të Shqipëris' e të Shqipëtarit, për diturit e për qytetërit të Kombit e të Mëmëdheut të tyre, për gjuhën e vet dhe për gjithë mbrothësit' e mbarësitë etj, etj."* Naim Frashëri ishte për pavarësinë e besimit nga *pîr evi* qendrore e fshatit Haxhi Bektash Qoj në Anadoll dhe propozoi një *baba* apo *dede* shqiptar në krye të bektashinjve shqiptarë. Ai gjithashtu qe i pari që futi në përdorim një numër termash shqip në vend të termave turqisht të përdorur tradicionalisht nga bektashinjtë shqiptarë: *átë* në vend të turqishtes *baba*, dhe *gjysh* në vend të turqishtes *dede*, me qëllim që t'i jepte fesë bektashiane karakter kombëtar e t'i bashkonte të gjithë shqiptarët.

Rëndësia e Naim Frashërit si poet i Rilindjes e madje si 'poet kombëtar' qëndron jo aq në talentin e shprehjes letrare e as në nivelin artistik të poezisë së tij, sesa në mesazhet sociopolitike, filozofike e fetare që përcjell, të cilat synonin para së gjithash vetëdijen kombëtare dhe, duke ndjekur traditën bektashiane, të arrihej një kapërcim i ndarjeve fetare brenda vendit. Ndikimi i tij mbi shkrimtarët shqiptarë në fillim të shekullit të njëzetë ishte i jashtëzakonshëm. Që kur ishte gjallë, shumë nga vargjet e tij u muzikuan e u kënduan si këngë popullore, kurse gjuhën shqipe ai e ngriti në shkallën e një gjuhe letrare të përpunuar bukur.

Nga vëllezërit Frashëri, ai me talent më të shumanshëm e universal, ishte pa dyshim **Sami Frashëri**[24] (1850-1904), i njohur në turqishte me emrin Şemseddin Sami. Ai u dallua si shkrimtar, botues dhe ideolog i lëvizjes kombëtare. Ashtu si i vëllai Naimi, edhe Samiu në fillim ra në kontakt me rrymat e filozofisë perëndimore në gjimnazin Zosimea të Janinës, ku dhe studioi greqishten, frëngjishten dhe italishten. Përveç tyre, me mësues të posaçëm në shtëpi mësoi arabishten, turqishten dhe persishten. Më 1871, Sami Frashërit iu dha një detyrë e thjeshtë në administratën e vilajetit të Janinës para se të shpërngulej në Konstantinopojë më 1872 për të punuar në zyrën qeveritare të shtypit.

Në kryeqytetin e zhurmshëm të Perandorisë Osmane zuri miq shkrimtarët turq Namik Qemal (1840-1888) dhe Ebüzziya Tevfik (1849-1913), si dhe hoxhën shqiptar Hasan Tahsin (1811-1881). Më 1874 Sami Frashëri ndenji nëntë muaj në Tripoli, ku nxori në arabishte e në turqishte gazetën *Tarabulus*. Nuk dihet mirë nëse atje e internuan (mikun e tij Namik Qemal e kishin internuar në Famagusta të Qipros për botime shkrimesh që nuk i kishin pëlqyer Portës më 1873) apo thjesht e dërguan si njeri të aftë për të bërë punën. Sidoqoftë, me t'u kthyer në Stamboll, u mor përherë e më shumë me botime dhe nxori revistën *Sabah* 1876 (Mëngjesi). Më 1877 Sami Frashëri punoi pesë muaj si sekretar i Sava Pashës, guvernator i ishullit të Rodit, kurse më pas si sekretar i komisionit ushtarak të Janinës të kryesuar nga Abedin Pasha. Në vjeshtë të vitit 1877 u kthye përsëri në Konstantinopojë dhe drejtoi të përditshmen turqisht *Tercümân-i Şark* 1878 (Interpreti i Lindjes), ku botonte pikëpamjet dhe komentet e tij për ngjarjet politike të ditës. Këtë gazetë ai e përdori veçanërisht si tribunë për shpalljen e kërkesave dhe dëshirave të pakicës shqiptare brenda Perandorisë. Botues i palodhur, Sami Frashëri më pas botoi revistën *Aile* 1879 (Familja) dhe *Hafta* 1880/81 (Java). Së bashku me të vëllanë, Abdylin, atëherë anëtar i Parlamentit, e me Koto Hoxhin (1824-1895), Zija Prishtinën, Pandeli Sotirin (1843-1891), Hasan Tahsinin (1811-1881), Pashko Vasën (1825-1892), Jani Vreton (1820-1900), etj., ai punoi në *Komitetin qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare*, që e kemi zënë në gojë më parë, e që mbështeti kërkesat e shqiptarëve për autonomi në kohën e Lidhjes së Prizrenit.

Një pengesë e veçantë për lulëzimin e kulturës shqiptare në Perandorinë Osmane, përveç qëndrimit përgjithësisht armiqësor të autoriteteve turke, ishte ende mungesa e një alfabeti të pranueshëm të gjuhës shqipe. Në fillim të vitit 1879, Komiteti qendror ngriti një komision për

[24] kr. Hakki 1895, Daglioglu 1934, K. Frashëri 1955, 1966, Reso 1962, Kaleshi 1968, 1970, 1971b, Levend 1969, Xholi 1978, Faensen 1980, f. 105-112, Bakiu 1982, Çollaku 1986 dhe Hamiti 1995a.

alfabetin nën drejtimin e Sami Frashërit dhe për ta trajtuar përsëri problemin e drejtshkrimit. Alfabeti i krijuar nga Sami Frashëri, që pastaj u miratua nga komisioni, ishte një sistem fonetik i mbështetur kryesisht në shkronja latine, duke i shtuar edhe disa shkronja greke e cirilike. Më 12 tetor 1879, nga anëtarë të shquar të bashkësisë shqiptare në Konstantinopojë u ngrit ajo që përmendëm më parë - *Shoqëri e të shtypuri shkronja shqip*, e cila kryesohej nga Sami Frashëri. Pas ndalimit të veprimtarive të saj, Shoqëria e shpërnguli selinë në Bukuresht, ku u shtypën shumë libra në gjuhën shqipe - ndër ta edhe veprat kryesore të Naim e Sami Frashërit. Atje, për shembull, u botuan tekstet shkollore në gjuhën shqipe të shkruara nga Sami Frashëri: *Abetare e gjuhësë shqip*, Bukuresht 1886, *Dheshkronjë*, Bukuresht 1888 dhe *Shkronjëtore e gjuhësë shqip*, Bukuresht 1886, kjo e fundit - e para gramatikë shkollore e shqipes.

Problemi i alfabetit vazhdoi të preokupojë figurat udhëheqëse të lëvizjes kombëtare edhe në vitet e ardhshme. Më 14-22 nëntor 1908, në qytetin maqedonas të Manastirit u mbajt një kongres për të vendosur përfundimisht për alfabetin. Kongresi u thirr me nismën e shoqërisë letrare *Bashkimi* nën Gjergj Fishtën, dhe u kryesua nga Mid'hat bej Frashëri, i biri i Abdyl Frashërit. Në Kongresin e Manastirit, sikundër dihet, morën pjesë delegatë katolikë, ortodoksë e myslimanë nga Shqipëria e jashtë saj, ndër ta Shahin Kolonja, Ndre Mjeda, Hilë Mosi dhe Sotir Peci. Tre alfabetet kryesore që u hodhën për diskutim ishin: alfabeti që përmendëm i Stambollit, i hartuar nga Sami Frashëri, alfabeti i Bashkimit i mbështetur nga Gjergj Fishta dhe shoqata e tij letrare *Bashkimi* e Shkodrës dhe alfabeti Agimi i shoqërisë letrare *Agimi* të përfaqësuar nga Ndre Mjeda. U zgjodh një komision prej njëmbëdhjetë delegatësh i kryesuar nga Fishta, dhe pas dy ditë debatesh ata vendosën të mbështetnin dy alfabete: një formë të modifikuar të alfabetit të Stambollit të Sami Frashërit, i cili po përdorej më gjerë asokohe, dhe një alfabet të ri latin gati të njëjtë me atë të *Bashkimit* për ta pasur më të lehtë shtypjen e librave jashtë Shqipërisë.

Sami Frashëri është autor i rreth pesëdhjetë veprave si dhe i një numri të madh artikujsh nëpër gazeta. Interesimet e tij përgjithësisht ishin më shumë shkencore sesa letrare. Midis viteve 1882 dhe 1902 ai botoi turqisht e arabisht gjashtë doracakë për shkolla. Madje botimet e tij në turqishte janë me rëndësi më universale se veprat në gjuhën shqipe. Më 1872 Sami Frashëri botoi atë që përgjithësisht merret si romani i parë turqisht e, njëherazi, romani i parë i shkruar e i botuar nga një shqiptar, librin me 180 faqe *Taaşşuk-u Tal'at ve Fitnat* (Dashuria e Talatit me Fitneten)[25]. Ai i përket kohës së vet, por edhe i dha prozës asokohe një farë drejtimi.

> Në lagjen Aksaraj të Stambollit, nëntëmbëdhjetë vjeçari Talat bie në dashuri me një vajzë të quajtur Fitnete, të cilën e mban mbyllur njerku i saj Haxhibaba. Me qëllim që ta takojë, Talati vishet si vajzë me emrin Ragibe dhe paraqitet në shtëpinë e Haxhibabait për t'i bërë shoqëri Fitnetes. Fitneten e tërheq menjëherë kjo Talat/Ragibe, por nuk dyshon për ndonjë rreng. Pas pak ditësh, shpallet se Fitneten do ta martojnë, kundër vullnetit të saj, me të kamurin dyzetvjeçar Ali bej. E dëshpëruar Fitnetja ia tregon Talat/Ragibesë, i cili i shfaqet siç është në të vërtetë dhe i shpreh dashurinë, por pa dobi. Vajzën e largojnë menjëherë dhe e shpien fshehurazi në sarajet e Ali beut në Ysqydar, në anën tjetër të Bosforit. Megjithatë, Fitnetja arrin të lajmërojë Talatin se ku ndodhet. Ali beu përpiqet disa herë ta bëjë për vete Fitneten, në mënyrë që ajo t'i jepet, por vajza e spraps si trime, dhe herën e fundit humb hajmalinë. Nga kjo stringël Ali beu zbulon se ajo që do bëhej nusja e tij në të vërtetë ishte e bija e humbur prej kohësh. Por po atë çast Fitnetja, në kulmin e dëshpërimit, vret veten me thikë dhe vdes. Nuk mbetet tjetër veçse të sulet Talati e ta gjejë të vdekur Fitneten e tij të dashur. Vdes edhe ai, kurse Ali beu i pikëlluar luan mendsh.

[25] kr. Hetzer 1991.

I tillë është subjekti i historisë së dashurisë sentimentale të Talatit me Fitneten, plotësisht në pajtim me shijet e kohës. Bashkërendimi i elementeve orientale dhe oksidentale nuk është kurrsesi realist, por fakti është se ai përmban një dozë të mirë kritike sociale, sidomos për gjendjen e gruas në shoqërinë osmane. Më fort se gjithçka, Sami Frashëri ishte një edukator.

Drama e Sami Frashërit në 180 faqe *Besa yahud ahde vefa* ('Besa' ose mbajtja e fjalës), e botuar në Konstantinopojë më 1875, dhe e përkthyer shqip nga Abdyl Ypi Kolonja më 1901, kurse anglisht nga Nelo Drizari (1902-1978) me titullin *Pledge of honor, an Albanian tragedy*, Nju Jork 1945, u shfaq për herë të parë më 6 prill 1874 në 'Osmanli Tiyatrosu' (Teatri Osman). Kjo pjesë, që për shijet e sotme ka një ton disi melodramatike, nxjerr në pah dilemën tragjike të një babai, që parapëlqen të vrasë të birin vetëm e vetëm që të mbajë *besën*, fjalën e dhënë.

Më 1884, me ndihmën e botuesit armen të gazetave Mihran, Sami Frashëri botoi një kolanë librash për kulturë të përgjithshme, drejtuar publikut të gjerë turk. Këtë kolanë me titull *Cep Kütüphanesi* (Biblioteka xhepi) e shfrytëzoi për të botuar pesëmbëdhjetë nga veprat e tij. Në këtë mënyrë u bë figurë e shquar në shoqërinë e Konstantinopojës.

Si leksikograf i turqishtes, Sami Frashëri botoi në 1630 faqe *Kamûs-u fransevî, fransizcadan türkçeye lugat*, Konstantinopojë 1882 [1299 A.H.] (Fjalor frëngjisht-turqisht); një *Kamûs-u fransevî, türkçeden fransizcaya lugat*, Konstantinopojë 1883 [1301 A.H.] (Fjalor turqisht-frëngjisht), dhe në dy vëllime *Kamûs-u türkî*, Konstantinopojë 1900/1901 [1317 A.H.] (Fjalor turqisht), rishtypur në Stamboll 1979, që edhe sot konsiderohet i vlefshëm dhe u shfrytëzua nga Shoqata Filologjike Turke (Türk Dil Kurumu) më 1932 si udhërrëfyes për krijimin e gjuhës letrare bashkëkohore turke. Mungesa e fondeve e detyroi të braktisë planin e tij të gjerë për një *Kamûs-u Arabî* (Fjalor arabisht). Por pas dymbëdhjetë vjet përgatitjesh ai do t'ia dilte mbanë të botonte veprën e tij monumentale në gjashtë vëllime, enciklopedia turke e historisë dhe gjeografisë, *Kamûs al-a'lâm*, Konstantinopojë 1889-1896 [1306-1313 A.H.] (Fjalor i Botës). Me gjithsej 4830 faqe, *Kamûs al-a'lâm* do të ishte një vepër enciklopedike e jashtëzakonshme për kohën, që përmbante gjithashtu edhe të dhëna të bollshme për historinë dhe gjeografinë e Shqipërisë.

Me sa duket Sami Frashëri ka hartuar edhe një fjalor të shqipes. Në një letër drejtuar Thimi Mitkos nga Bukureshti më 1885, Jani Vretoja i shkruan se kishte parë një *fjalëtor* të Sami beut, që përmbante mbi 6000 fjalë. Duke u nisur nga këmbëngulja dhe përvoja e Sami Frashërit si leksikograf, është plotësisht e mundshme që ky fjalor shqip të ketë qenë një angazhim madhor që nuk arriti ta përfundojë. Nuk dihet asgjë se ku mund të ndodhet ky dorëshkrim tani.

Në fund të viteve nëntëdhjetë, me gjithë vështirësitë financiare, Sami Frashëri projektoi dhe ndërtoi një shtëpi të madhe në lagjen Erenqoj të rrethinës së Konstantinopojës. Kishte për të mbajtur jo vetëm familjen e vet (të shoqen Emine Velije me pesë fëmijët) por edhe dy fëmijët e të vëllait Abdyl, që kishte vdekur më 1892. Po në këtë ndërtesë ai vendosi bibliotekën e madhe personale të çmuar prej dhjetë deri në dymbëdhjetë mijë vëllime.

Rëndësi të madhe për lëvizjen kombëtare shqiptare kishte manifesti politik shumë i lexuar i Sami Frashërit *Shqipëria - Ç'ka qënë, ç'është e çdo të bëhetë? Mendime për shpëtimt të mëmëdheut nga reziket që e kanë rethuarë*, Bukuresht 1899, rishtypur në Sofje 1907, që u përkthye turqisht, greqisht, frëngjisht, italisht dhe gjermanisht. Pasi jep një pasqyrë të shkurtër e me fantazi të historisë së Shqipërisë, Sami Frashëri vjen në përfundimin se Perandoria Osmane është në grahmat e fundit dhe se ka ardhur koha që shqiptarët të shkëputen (kërkesë që e tejkalonte thirrjen e deriatëhershme për autonomi) e të bëhen zotë të fateve të tyre. Ai e krahason 'Të sëmurin e Bosforit' me një që po mbytet e që përpiqet të kapet pas flokëve të tjetrit për të shpëtuar, dhe pastaj në mënyrë retorike bën pyetjen se ç'duhet bërë para një rreziku të tillë: *"T'i apë një shkelmë të shëndoshë këti tradhëtori, që kërkon ta mbytnjë, ta dërgonjë në funt të detit edhe të shpëtonjë vetëhen' e ti. Kjo është udh' e shpëtimit e jo tjatërë."*

Sami Frashëri e pranon se shqiptarët mund ta kenë çuar mirë nën Turqinë në të kaluarën,

por proteston për trajtimin si skllevër që nga koha e ligjeve të Tanzimatit. Shqipëria i shërbente tani Perandorisë Osmane vetëm për rekrutë e për taksa. E prapëseprapë, qëllimi i afërt i manifestit të tij ishte autonomi e plotë brenda Perandorisë: *"Sa të jetë Tyrqia n'Evropë, duamë të jetë nën' atë; edhe po s'na goditi e të na dëbonjë vetë, kurrë nukë do të duamë të ndahemi fare soje."* Por Perandoria në të vërtetë ishte në gërmadha dhe po afrohej dita që Shqipëria të shkonte në rrugën e vet: *"Ky është një njeri i vdekurë; sado ta duamë të vdekurinë, duhetë ta vëmë në dhet."*

Sami Frashëri vazhdon të japë përfytyrimin e tij për Shqipërinë e ardhshme. Ai përvijon kufijtë e vendit dhe shtjellon një sistem qeverisjeje me *pleqësi*, që do të mblidhet në një kryeqendër të re me emrin Skander Begas. Ai shkruan për arsimin (shkollimi i detyruar nga mosha shtatë deri në trembëdhjetë vjeç dhe themelimi i dy universiteteve), për ndërtime publike (hekurudhë shqiptare), për kishë autoqefale, për bujqësi e industri. Ndonëse disi utopike në tablonë që jep, kjo monografi historike përbën manifestin e parë politik konkret për një Shqipëri të pavarur. Madje, ëndrra për pavarësi të plotë ishte diçka e re e mjaft e guximshme përderisa, sipas arsyetimit të shumicës së intelektualëve shqiptarë të kohës, një Shqipëri autonome do të ishte më e sigurt brenda Perandorisë, e mbrojtur nga synimet armiqësore e agresive të fqinjëve grekë, serbë e malazezë, që pa dyshim, do ta mbytnin shtetin e vogël në rast lufte. Sami Frashëri në veprën e tij shkonte edhe më larg. Ky ishte testamenti që i linte popullit të vet - që ideali i lartë i pavarësisë së Shqipërisë ishte vërtet i realizueshëm.

Gjatë gjithë historisë së tyre, shqiptarët shpesh kishin bërë emër jashtë, sidomos si nëpunës dhe shtetarë në shërbim të Portës së Lartë. Por Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri përfaqësonin, për herë të parë, një brez të ri intelektualësh shqiptarë që, edhe pse të mësuar në shkollat greke e të ushqyer me traditat e mëdha kulturore të Orientit, ia kushtuan tërë talentin dhe energjinë atdheut të tyre, Shqipërisë.

Më 1937, eshtrat e Naim Frashërit u shpërngulën nga Turqia për në Tiranë për t'u prehur në rrethinat e kryeqytetit të ri të vogël, ndërsa ato të Abdylit më 1978 me rastin e 100-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit. Sami Frashëri, i madhi Şemseddin Sami, për arsye të ndihmesës së madhe ndaj kulturës turke, mbetet i varrosur në Stamboll.

## 9.4 Letërsia toske e Jugut të Shqipërisë nën ndikimin kulturor grek

Shqiptarët toskë në jug të vendit, ashtu si vëllezërit Frashëri, kishin qenë gjithmonë nën ndikimin e fortë të Greqisë e të kulturës ortodokse. Shqiptarë e grekë kishin jetuar për shekuj me radhë së bashku në këtë zonë kufitare midis Shqipërisë së jugut dhe Epirit. Me gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, ngulimet e përziera dhe mungesa e një vije kufitare përfundimtare midis shtetit të ri të pavarur grek dhe Shqipërisë, e cila ishte pjesë përbërëse e Perandorisë Osmane, e kishin kthyer këtë rajon politikisht në një fuçi baruti, e cila shpërtheu më në fund në luftërat ballkanike të fillimit të shekullit të njëzetë. Grekët i shihnin me mosbesim fqinjët e tyre të ashpër e të pabindur shqiptarë, kurse shqiptarët, nga ana e tyre, kishin qenë gjithmonë të lëkundur në qëndrimin ndaj grekëve. Shumë shqiptarë kishin përfituar nga shkollimi dhe kultura greke, çka u kishte ngulitur një adhurim të pafund për qytetërimin helen. Gjimnazi Zosimea i Janinës, sikundër e pamë, u jepte të rinjve shqiptarë të talentuar nga atdheu i tyre i thyer malor bazat e arsimit e të kulturës, si dhe mundësi për kontakte intelektuale me botën e jashtme. Por shqiptarët nuk ishin grekë dhe nuk do të zhyteshin plotësisht në këtë kulturë tipike mesdhetare. Përveç kësaj, shumica e shqiptarëve, një numër i madh në jug, ishin myslimanë e për këtë arsye shiheshin si turq nga grekët epirotë, të cilët edhe sot e kësaj dite nuk

njihen për ndonjë ndjenjë të dukshme turkofile. Edhe autoritetet greke nuk tregoheshin të gatshme të kuptonin se jo të gjithë myslimanet e jugut shqiptar ishin turq, po ashtu si edhe jo të gjithë ortodokset ishin grekë. Ky qëndrim dhe ide të tilla, për shumë fusha të jetës greke, kanë ardhur si të tilla deri në ditet tona. Në shekullin e nëntëmbëdhjetë, veçanërisht kisha ortodokse greke shkoi tepër larg në masat e saj për të shtypur edhe shenjën më të vogël të veprimtarive kulturore të shqiptarëve. Kështu, veprime të padëmshme, si për hapjen e ndonjë shkolle në gjuhën shqipe, mund të sillnin shkishërime. Zgjimi kombëtar shqiptar dhe krahas tij rritja e ndërgjegjes kombëtare do të binin në konflikt me interesat greke. Shqiptarët e jugut patën shumë përfitime nga kultura greke, ndërkaq ata vuajtën mjaft asokohe nga shovinizmi kulturor grek.

Caku i fundit i ngulimeve shqiptare nuk ishte rajoni kufitar greko-shqiptar. Përkundrazi, një pjesë e mirë e Greqisë qendrore kishte qenë e populluar prej shqiptarësh nga shekulli i katërmbëdhjetë e këndej. Në shekullin e nëntëmbëdhjetë, madje, shqipfolësit përbënin shumicën e popullsisë në një pjesë të mirë të Atikës, përfshirë rrethinat e Athinës, dhe në treva të gjera të Beotisë e të Peloponezit, sidomos në Eubenë e jugut, në Andros e në ishujt e gjirit të Saronisë. Shumë nga heronjtë e luftës greke për çlirim kishin qenë arvanitas (Miaulisi, Boçari, Bubulina, Kondurioti, Xhavella), kurse flota greke e kohës ishte pothuajse tërësisht një institucion në gjuhën shqipe[26].

Derisa arvanitasit kishin dhënë një ndihmesë me rëndësi për çlirimin e Greqisë në gjysmën e parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, ata gjithashtu kishin për të luajtur rolin e tyre në zgjimin kombëtar shqiptar në gjysmën e dytë të këtij shekulli.

Nga të gjitha figurat toske të lëvizjes kombëtare shqiptare që qenë ngulur me banim në brigjet e Bosforit, askush tjetër nuk do të ishte aq aktiv për çështjen e zgjimit kombëtar sa **Jani Vreto**[27] (1820-1900). Vretoja lindi në fshatin Postenan afër Leskovikut, një qytet jo larg kufirit të sotëm me Greqinë, më 14 janar 1820. Mësimet i ndoqi në një shkollë greke në Vurban afër Konicës, kurse nga 1843 deri 1847 ndoqi gjimnazin e mirënjohur Zosimea në Janinë, ku vëllezërit Frashëri, Kostandin Kristoforidhi dhe shumë intelektualë të tjerë shqiptarë morën bazat e arsimit e të kulturës e që i ushqeu Vretos së ri adhurimin e përjetshëm për kulturën helene. Është kjo arsye që Faik Konica më pas do ta quante grekoman. Po pikërisht këtu do t'i zgjohej Vretos për herë të parë interesimi për gjuhën e vendit të vet. Më 1847 ai hartoi një vjershë për Skënderbeun me alfabet grek dhe nisi të mbledhë fjalë të urta e këngë popullore shqiptare. Më 1854 u shpërngul në Konstantinopojë, ku i ati merrej me tregti. Atje punoi si sekretar në një shoqëri duhanesh dhe me fillimin e viteve shtatëdhjetë ishte njohur e lidhur me figurat udhëheqëse të lëvizjes kombëtare shqiptare: Hasan Tahsini (1811-1881), Sami Frashëri (1850-1904), Pashko Vasa (1825-1892) dhe Ferid pashë Vlora. Gjithashtu mbante letërkëmbim me figura të shquara shqiptare në Egjipt si Thimi Mitko (1820-1890), Spiro Dine (1846?-1922) dhe Thimi Thoma Kreji si dhe me Dhimitër Kamardën (1821-1882) dhe Jeronim De Radën (1814-1903) në Itali. Botimi i parë i Vretos ishte një gramatikë e greqishtes e përkthyer shqip, *Grammatikê tês omilumenês hellênikês glôssês eis tên albanikên*, Konstantinopojë 1866 (Gramatikë e greqishtes së folur në gjuhën shqipe). Në vjeshtën e vitit 1877 u bë anëtar themelues i *Komitetit qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare* dhe punoi aktivisht për përmbushjen e qëllimeve të tij. Në maj 1878, pas daljes së një radhe artikujsh polemikë në shtypin grek, sidomos në gazetën *Neologos*, që shpallnin pretendime për treva që banoheshin nga shqiptarë në Epir, pretendime që ishin hedhur poshtë më parë nga Abdyl

---

26 kr. Xoxi 1991.

27 kr. Uçi 1965, Vreto 1973, Faensen 1980, f. 151-154, Qosja 1984, vëll. 2, f. 265-305, dhe Xholi 1987, f. 89-124.

Frashëri, Vretoja botoi një *Apologia*, Konstantinopojë 1878, në greqishte, në të cilën shtjellon prejardhjen e shqiptarëve, gjuhën, trevat e banuara prej tyre e të drejtat e tyre. Në fillim të vitit 1879 u caktua anëtar i komisionit të ngritur nga Komiteti qendror për të vendosur për alfabetin përfundimtar të shqipes. Anëtarët e këtij komisioni prej kohësh kishin mendime të ndryshme e nuk pajtoheshin në këtë çështje shqetësuese të alfabetit. Filoheleni Jani Vreto parapëlqente alfabetin grek, Pashko Vasa kishte propozuar të përdorej vetëm alfabeti latin, kurse Hasan Tahsini kishte shpikur një alfabet të tijin. Më në fund komisioni miratoi alfabetin e quajtur të Stambollit, të propozuar nga kryetari i atij komisioni, Sami Frashëri, që përmbante shkronja latine si dhe disa të tjera në stil grek. Më 1879 komisioni botoi një *Allfabetare e gluhësë shqip*, disa pjesë të së cilës u shkruan nga Vretoja, sidomos një shkrim me titullin *Udhë e të shkruarit të gluhësë shqip*. Më 12 tetor të atij viti ai gjithashtu mori pjesë në themelimin e shoqërisë me rëndësi historike *Shoqëri e të shtypuri shkronja shqip*, e cila do t'ia kushtonte energjitë e veta botimit të librave shqip, sidomos të teksteve shkollore, si dhe hapjes së shkollave në gjuhën shqipe. Vretoja qe autor i një statuti (*Kanonizmë*) të shoqërisë, së cilës i ra barra të reagonte me zgjuarësi e në mënyrë diplomatike ndaj kundërshtimeve Osmane e, sidomos, ndaj qëndrimeve armiqësore greke për çështjen e zgjimit kulturor shqiptar. Pikërisht në këtë kohë ai u shkishërua nga mitropoliti ortodoks i Gjirokastrës, sepse paskësh bërë herezi 'duke krijuar një çështje shqiptare'. Në verë të vitit 1881, Vretoja shkoi në Bukuresht që të zgjonte interesimin për lëvizjen kombëtare ndër shumë shqiptarë që ishin ngulur me banim aty e nëpër Rumani, dhe themeloi në Bukuresht një seksion të *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip*. Pas kthimit në Konstantinopojë, Vretoja punoi me energji për botimin e organit periodik *Drita*, që më pas mori emrin *Dituria*, e cila doli në Konstantinopojë nga gushti 1884 deri në korrik 1885. Veprimtaritë e aktivistëve të lëvizjes kombëtare shqiptare në Konstantinopojë, sidomos ato të Jani Vretos, zunë të shihen përherë e më me dyshim nga autoritetet osmane, të cilët e kuptonin se përparimi dhe autonomia kulturore nuk mund të shpinin veçse në kërkesa politike e ndoshta territoriale. Vretoja u dërgua nga shoqëria jashtë për të organizuar lëvizjen kombëtare e për të mbledhur fonde. Në dhjetor 1884 ai bashkëpunoi për themelimin e shoqërisë *Drita* të Bukureshtit dhe shërbeu si sekretar i saj. Kjo shoqëri, e kryesuar nga Anastas Avramidi Lakçe, ngriti një shtypshkronjë shqiptare dhe më 1886 nisi misionin historik të botimit të librave në gjuhën shqipe. Vetëm në vitin e parë të punës dolën dhjetë libra të tillë, duke përfshirë dy libra të Vretos: *Mirëvetija*, Bukuresht 1886, dhe *Numeratoreja*, Bukuresht 1886. Praktikisht ishte Vretoja ai që bënte punët në shtypshkronjë. Ai faqoste tekstet, lexonte bocat dhe pastaj interesohej për lidhjen e librave dhe për shpërndarjen e tyre. Ndër librat e botuar aty ishte një vepër e shkruar në fillim me alfabet arab, *Erveheja*, Bukuresht 1888, e poetit mysliman Muhamet Kyçyku, i njohur edhe me emrin Muhamet Çami (1784-1844), të cilin Vretoja e transkriptoi në alfabetin e Stambollit e madje e pastroi nga orientalizmat. Një vit më pas ai botoi një vepër 158 faqesh me titull *Radhuashkronjë*, Bukuresht 1889 (Llogaritje), për tregtarët dhe biznesmenët shqiptarë në Rumani. Gjatë gjithë viteve nëntëdhjetë, siç ndodhte shpesh në lëvizjen kombëtare, ndër udhëheqësit shqiptarë në Bukuresht shpërthyen debate. Plaku Jani Vreto, që tani po jetonte në prag të varfërisë, ndjeu se i qe bërë padrejtësi kur publicisti Vissar Dodani (rreth v. 1857-1939) zgjodhi një alfabet të ri të shqipes, të përshtatur nga rumanishtja, për botimin e gazetës së tij *Shqipëria*, 1897-1899, duke prishur kështu punën e një jete të tërë të Vretos për përhapjen e përdorimit nga të gjithë të një alfabeti të vetëm shqip. Në tetor 1899, Vretoja u largua dhe vajti në Athinë. Vdiq në kryeqytetin grek në fillim të korrikut një vit më pas, me sa duket nga uria.

Po të lemë mënjanë poemën rinore me interes artistik të kufizuar, *Istori e Skënderbeut*, të shkruar më 1847 por të shtypur veç më 1897 në organin periodik të Bukureshtit *Shqipëria*, Jani Vretoja nuk ishte autor i ndonjë vepre të botuar, që mund të hynte në kategorinë e letërsisë shqiptare si të tillë, por ai ishte një eseist me rëndësi. Tekstet e tij mësimore, artikujt në fushën

e meditimit filozofik dhe përkthimet nga veprat e filozofëve të lashtësisë, të gjitha të botuara në numrat e periodikëve që ai redaktonte vetë, si dhe traktati i tij mbi 'mirëvetijën' i shtypur më 1886, nuk qenë pa ndikim si për pasurimin e gjuhës letrare ashtu edhe në zhvillimin e mendimit teorik shqiptar. Por Jani Vretoja zë një vend të rëndësishëm në historinë e letërsisë shqiptare jo thjesht nga këto shkrime. Si një nga anëtarët më aktivë të *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* në Konstantinopojë e më pas në Bukuresht, Vreto luajti një rol kyç në përmbushjen e një qëllimi madhor të intelektualëve shqiptarë të periudhës - botimit të librave në gjuhën shqipe. Shtypshkronja shqiptare në Bukuresht, që ai e ngriti dhe e vuri në punë, ishte po me rëndësi themelore për përparimin e letërsisë shqipe në fundin e shekullit të nëntëmbëdhjetë sa edhe ç'kishte qenë shpikja e shtypshkronjës së lëvizshme nga Johan Gutenbergu për kulturën evropiane katër shekuj e gjysmë më parë. Për të parën herë ajo u dha shkrimtarëve shqiptarë atë që kishin kërkuar gjithmonë: lexuesin.

Shtytje të dukshme zgjimit të ndërgjegjes kombëtare i dha edhe **Panajot Kupitori** (1821-1881), i njohur në greqishte si Panagiôtês Kupitorês. Ky dijetar nga ishulli Idhra (Hydra) studioi letërsi në Universitetin e Athinës. Punoi si drejtor shkolle në Lamia dhe Halkis para se të kthehej në Athinë ku, më 1876, u emërua mësues në gjimnazin Varvakion (greqisht: *Barbakeion gymnasio*), e më pas u bë drejtor, dhe për më tepër një figurë me emër në kryeqytetin grek. Veprimtaria e tij studimore e arsimore pati rëndësi për përparimin e kulturës greke dhe të kulturës shqiptare. Ai është autor i një numri veprash greqisht, ndër to edhe një studim mbi ritmin në himnografinë ekleziastike greke dhe një fjalor latinisht-greqisht; thuhet edhe se ka organizuar një shkollë mbrëmjeje ku mësohej shqipja me alfabet grek. Për sa u përket studimeve shqiptare, Kupitori mbahet mend kryesisht si autor i një studimi greqisht me titull *Albanikai meletai. Pragmateia historikê kai filologikê peri tês glôssês kai tu ethnus tôn Albanôn*, Athinë 1879 (Studime shqiptare. Punim historik dhe filologjik mbi popullin dhe gjuhën shqipe). Kjo monografi me 62 faqe përmban të dhëna të ndryshme për çështje si historia e lashtë e Shqipërisë dhe prejardhja e gjuhës shqipe. Por duhet thënë se ajo gjithashtu riprodhon mjaft nga ato thashethemet dhe keqinformimet për shqiptarët, që mbizotëronin në studimet e mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Kupitori shkroi edhe një varg artikujsh mbi gjuhën shqipe, një studim për vetën e tretë të përemrit vetor të shqipes në dialektin e vendlindjes së tij, si dhe hartoi një fjalor të shqipes që ka mbetur i pabotuar. Dorëshkrimi i kësaj vepre të fundit u ble nga shoqata etimologjike dhe historike greke më 1926 dhe sot nuk dihet se ku ndodhet. Përveç këtyre veprave, për Kupitorin flitet të ketë botuar një abetare të shqipes më 1879 ndonëse ndonjë dëshmi për këtë nuk ka.

Me ndikim më të madh në letërsinë shqiptare është personaliteti kombëtar, botuesi dhe shkrimtari **Anastas Kullurioti**[28] (1822-1887) nga Athina. Kullurioti lindi në lagjen Plaka të kryeqytetit grek. Kjo lagje e vjetër edhe sot qendër turistike e Athinës rrëzë Akropolit, banuar asokohe nga shqiptarë, ende mban emrin e vet shqiptar. Në rini Kullurioti emigroi në Amerikë dhe thuhet se atje i eci mirë e bëri pasuri, sikundër thonë për të gjithë emigrantët shqiptarë të atjeshëm. Me t'u kthyer në Greqi, themeloi gazetën e përjavshme *Hê fônê tês Albanias* (Zëri i Shqipërisë), një periodik kombëtar i zjarrtë në gjuhën greke me ndonjë artikull të rastit në shqipe. Doli nga shtatori 1879 deri në gusht 1880 në gjithsej dyzet numra. Tre qëllimet kryesore të kësaj gazete e të veprimtarisë kombëtare të Kulluriotit në përgjithësi ishin: krijimi i një partie politike shqiptare në Greqi, hapja e shkollave në gjuhën shqipe dhe çlirimi i Shqipërisë nga zgjedha turke. Në fillim të viteve tetëdhjetë, Kullurioti bëri një udhëtim në Shqipërinë e jugut për të kërkuar përkrahje për çështjen kombëtare, një veprimtari kjo që doemos e vuri në konflikt edhe me autoritetet turke, edhe me ato greke. Në Gjirokastër, me kërkesën e konsullit grek, u

[28] kr. Shuteriqi 1977, f. 335-356, Reso 1981, dhe Reso në Bihiku (red.) 1981, f. 491-507.

arrestua nga autoritetet osmane dhe u dëbua në Korfuz. Në Greqi e mbajtën për ca kohë në burg dhe thuhet se vdiq i helmuar në fillim të vitit 1887. Kullurioti mbahet mend jo vetëm si një botues, por edhe për librin e tij *Avabatar arbëror* ose *Albanikon alfabêtarion*, Athinë 1882 (Abetare shqip), një abetare dygjuhëshe në dialektin e vendlindjes së tij. Kjo përmbante veç të tjerave edhe një hyrje në gramatikën e gjuhës shqipe dhe një tufë përrallash, vargjesh popullore e proverbash shqip e greqisht. Po atë vit Kullurioti nxori një libër këndimi shqip me 116 faqe me titull *Klumësht për foshnja*, Athinë 1882, me tekstin në dy gjuhë, pa dyshim një nga veprat më të hershme të letërsisë për fëmijë në gjuhën shqipe. Njëra nga vjershat e tij u botua nga Spiro Dinia më 1908 në antologjinë *Valët e detit*. Kulluriotin më fort e interesonte ruajtja e trashëgimisë kulturore shqiptare në Greqi sesa krijimtaria letrare. Ai ishte shumë i interesuar, për shembull, për letërsinë gojore shqiptare dhe arvanitase dhe qe autori i një fletoreje 196 faqesh me këngë popullore shqiptare, ende e pabotuar, që tani ruhet në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë. Kjo fletore[29] përmban këngë popullore që Kullurioti i mblodhi vetë, dhjetë nga të cilat, çka është mjaft interesante, me një përkthim anglisht midis radhëve. Aty gjejmë edhe një transkriptim të përmbledhjes me këngë popullore të botuara nga konsulli austriak Johan Georg fon Han (Johann Georg von Hahn) më 1854, si dhe disa përkthime nga Bibla (Psallmet e Davidit 1-15 dhe Shën Mateut 23).

Si botues e si figurë kombëtare, Anastas Kullurioti dha një ndihmesë të dukshme për zgjimin e identitetit kombëtar ndër shqiptarët e Greqisë e të Shqipërisë së jugut.

Kultura vendëse e Shqipërisë së jugut do të mbetej gjallë e do të zhvillohej si rezultat i veprimtarive të intelektualëve rilindës. Ndërkaq brenda Greqisë qendrore dhe jugore, shqiptarët, megjithëse në numër të madh, u asimiluan aq shpejt në dhjetëvjeçarët që erdhën, saqë atje pati shumë pak krijimtari letrare në gjuhën shqipe. Kemi një vjershë të një **Gjergj Dhriva** ose Dhrëva nga ishulli Idhra, që u botua nga Dhimitër Kamarda (1821-1882) në antologjinë *A Dora d'Istria gli Albanesi*, Livorno 1870 (Dora d'Istrias shqiptarët), si dhe një tjetër nga një që njihet pakëz më shumë, **Jani Botasi** (1839-1924), politikan greko-shqiptar. Botasi, pas studimeve në Athinë, emigroi në Shtetet e Bashkuara. Por, ashtu si Kullurioti, u kthye në Greqi më 1874, nisi karrierë në politikë dhe u bë deputet në parlamentin grek. Më 1899 u zgjodh president i shoqatës greke të historisë dhe etnografisë, post që do ta mbante për tridhjetë vjet. Në poezinë e tij shqip Botasi këndon bëmat e vendlindjes, si dhe ishullit Spece (Spetsai), gjatë luftës greke për çlirim.

Me këta autorë rryma e veçantë greko-shqiptare e letërsisë shqiptare të shkruar mbaron e nuk shkon më tutje. Ndonëse gjuha shqipe (*arbërisht*) ende flitet nga të moshuarit në rreth 320 fshatra në Greqinë e sotme, ajo nuk i ka bërë ballë batërdisë së asimilimit kulturor dhe prej kohësh ka zbritur në nivelin e një të folmeje fshati. U takon folkloristëve tani të regjistrojnë atë që ka mbetur nga letërsia gojore në kujtesën kolektive të arvanitasve para se koha ta shuajë edhe atë përfundimisht.

## 9.5 Shkrimtarët gegë veriorë të Shkodrës

Në Shqipërinë veriore lëvizja e zgjimit kombëtar, Rilindja, do të zinte rrënjë më me ngadalë se në pjesën jugore. Terreni i ashpër malor dhe struktura fisnore feudale e popullsisë që banonte në luginat pak pjellore e të izoluara të veriut i kishin bërë gegët tipa të veçantë, malësorë të lirë, të fortë, të ashpër e të pavarur, që jetonin sipas zakoneve dhe ligjeve të tyre

[29] kr. Shuteriqi 1977, f. 335-356.

tradicionale. Me që mjetet e komunikimit dhe transporti qenë mjaft të vështirë në malësinë e thyer të Alpeve të Shqipërisë së veriut, të mbuluara me borë në dimër e të thata e zhuritëse në verë, shumica e këtyre fiseve kishin pak lidhje me botën e jashtme. Përhapja e dukurisë së gjakmarrjes ndër ta dhe përvoja me forcat dhe trupat e tagrambledhësit osmanë u kishte mësuar të hapnin sytë mirë e të ruheshin nga çdo gjë që vinte nga jashtë. Ligjet tradicionale, si Kanuni i Lekë Dukagjinit, drejtonin dhe rregullonin të gjitha anët e jetës në këto malësi[30].

Vetëm në qytetin hibrid të Shkodrës me klasën e vet tregtare dhe me mundësinë e daljes në det, urtësia tradicionale malësore mundi të pasurohej me bazat e një edukimi të rregullt në shkollat e rralla të huaja, dhe pikërisht këtu kultura shqiptare e veriut filloi të lulëzojë. Fiset e Shqipërisë së veriut kishin pak gjëra të përbashkëta mes tyre, pa folur më shumë për dallimet me toskët në jug. Megjithatë, kundërshtimi ndaj sundimit turk apo çdo ndryshimi në të, që u shpreh në kryengritjet njëra pas tjetrës gjatë gjithë shekullit të nëntëmbëdhjetë, si dhe meraku i përhershëm për ekspansionizmin malazez në drejtim të jugut, ushqeu te gegët një ndjenjë kombëtare mbarëshqiptare.

Një figurë nga Shqipëria veriore që luajti rol vendimtar në kulturën e Rilindjes të shekullit të nëntëmbëdhjetë ishte **Pashko Vasa**[31] (1825-1892), i njohur edhe me emrat Wassa Effendi, Vaso Pasha, apo Vaso Pasha Shkodrani. Ky burrë shteti, poet, romancier dhe atdhetar ka lindur më 17 shtator 1825 në Shkodër. Nga 1842 deri 1847 punoi si sekretar i konsullatës britanike në këtë qytet të Shqipërisë veriore, ku pati mundësi të përsoste njohuritë e veta në një numër gjuhësh të huaja: italisht, frëngjisht, turqisht dhe greqisht. Dinte edhe pak anglisht e serbokroatisht, kurse më vonë mësoi edhe arabishten. Më 1847, mbushur me ideale e guxim në mendje e në zemër, u nis për në Itali në vigjilje të ngjarjeve të vrullshme që do të ndodhnin atje si dhe nëpër Evropë më 1848. Prej tij kemi edhe dy letra të shkruara në Bolonjë në verë të atij viti revolucionesh, në të cilat ai shpreh qartë pikëpamjet e veta republikane e antiklerikale. Më pas e gjejmë në Venedik ku mori pjesë në betejën e Margerës (Marghera) më 4 maj 1849, gjatë kryengritjes venedikase kundër austriakëve. Pas mbërritjes së trupave austriake më 28 gusht të atij viti Pashko Vasa u shtrëngua të ikë në Ankonë ku, si qytetar osman, u dëbua e u dërgua në Konstantinopojë. Për atë çka pa e përjetoi në Itali, botoi pas një viti librin *La mia prigionia, episodio storico dell'assedio di Venezia*, Konstantinopojë 1850 (Burgimi im, episod historik nga rrethimi i Venedikut). Nuk është e rastit që kjo biografi historike italisht mban një titull të ngjashëm me atë të kujtimeve të famshme të atdhetarit dhe dramaturgut italian Silvio Pellico (1789-1845), *Le mie prigioni* (Burgjet e mija), botuar më 1832. Në Konstantinopojë, pas një periudhe fillestare varfërie e vështirësish, ai fitoi një vend pune në Ministrinë e Punëve të Jashtme, nga ku u dërgua më pas në Ambasadën Perandorake Osmane në Londër për një farë kohe. Më vonë kreu detyra të ndryshme me përgjegjësi në shërbim të Portës së Lartë. Më 1863, falë njohurive për gjuhën serbokroate, siç na thotë vetë, u emërua sekretar dhe përkthyes i Ahmed Xhevdet pashës, shtetar dhe historian osman, në një mision në Bosnjë dhe Hercegovinë, që zgjati njëzet muaj, nga pranvera e vitit 1863 në tetor 1864. Ngjarjet e lidhura me këtë mision i përshkroi në *La Bosnie et l'Herzégovine pendant la mission de Djevdet Efendi*, Konstantinopojë 1865 (Bosnja dhe Hercegovina gjatë misionit të Xhevdet Efendiut). Rreth vitit 1867 e gjejmë në Halep. Pak vjet më pas botoi një vepër, tani të rrallë, me interes historik,

---

30 Për ligjet malësore tradicionale dhe Kanunin e Lekë Dukagjinit, kr. N. Ashta 1897-1899, 1901-1902, L. Mjeda 1898-1899, Thallóczy 1916, 1, f. 409-462, Gjeçovi 1933, 1941, 1993, Villari 1940, M. Hasluck 1954, Fox 1989, Del Re & Gustincich 1993, Illia 1993, dhe Baxhaku & Kaser 1996.

31 kr. Khair 1973, Kastrati 1975, Bala 1979, Qosja 1984, vëll. 2, f. 306-348, Vasa 1987 dhe 1989.

*Esquisse historique sur le Monténégro d'après les traditions de l'Albanie*, Konstantinopojë 1872 (Skicë historike e Malit të Zi sipas traditave shqiptare).

Megjithëse punonte në funksione të ndryshme për Portën, Pashko Vasa nuk e harroi kurrë atdheun e tij, Shqipërinë. Në vjeshtë të vitit 1877 u bë anëtar themelues i *Komitetit qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare* në Konstantinopojë. Nëpërmjet kontakteve që pati atje, mori pjesë edhe në organizimin e Lidhjes së Prizrenit më 1878. Pa dyshim, ai ishte edhe një nga autorët e Memorandumit për Autonominë e Shqipërisë dorëzuar Ambasadës Britanike në Konstantinopojë. Së bashku me figura të tjera kombëtare në brigjet e Bosforit, si hoxhë Hasan Tahsini, Jani Vreto dhe Sami Frashëri, ai luajti rol në krijimin e një alfabeti të shqipes dhe, lidhur me këtë, botoi një broshurë 16 faqesh me titull *L'alphabet latin appliqué à la langue albanaise*, Konstantinopojë 1878 (Alfabeti latin zbatuar për gjuhën shqipe), në mbështetje të një alfabeti me shkronja vetëm latine. Ai ishte edhe anëtar i *Shoqëri e të shtypuri shkronja shqip*, themeluar në Konstantinopojë më 12 tetor 1879 për të nxitur shtypjen dhe përhapjen e librave në gjuhën shqipe. Më 1879 Pashko Vasa punoi në Varna buzë Detit të Zi në administratën e vilajetit te Edrenesë me Ismail Qemal bej Vlorën (1844-1919). Gjithashtu mori titullin pasha dhe më 18 korrik 1883 u bë guvernator i Libanit, post që sipas traktateve ndërkombëtare i jepej një katoliku me shtetësi osmane, dhe post që me sa duket ai e mbajti, siç e ka pasur Libani traditë edhe atëhere e siç e ka edhe tani, në një atmosferë korrupsioni levantin e intrigash familjare. Atje kaloi vitet e fundit të jetës deri sa vdiq në Beirut pas një sëmundjeje të gjatë më 29 qershor 1892. Më 1978, në njëqindvjetorin e Lidhjes së Prizrenit, eshtrat e tij u sollën nga Libani e u vunë në një varr modest në Shkodër[32].

Ndonëse, si nëpunës civil i shërbeu me besnikëri Perandorisë Osmane, Pashko Vasa energjitë e tij si shkrimtar shumëgjuhësh ia kushtoi lëvizjes kombëtare shqiptare. I vetëdijshëm për rëndësinë e Evropës në luftën e Shqipërisë për t'u njohur, ai botoi *La vérité sur l'Albanie et les Albanais. Etude historique et critique*, Paris 1879 (E vërteta për Shqipërinë dhe shqiptarët. Studim historik dhe kritik), monografi historike e politike që doli në një përkthim anglisht me titull *The truth on Albania and the Albanians. Historical and critical study*, Londër 1879, si dhe në shqipe, gjermanishte, turqishte e greqishte po atë vit, e më vonë në arabishte (1884) e në italishte (1916). Varianti shqip, *Shqypnija e shqyptart*, u botua në *Allfabetare e gluhësë shqip*, Konstantinopojë 1879, krahas veprës së Sami Frashërit dhe Jani Vretos. Në këtë traktat të hartuar që të informonte lexuesin evropian për popullin e vet, ai jep një pasqyrë të historisë së Shqipërisë nga pellazgët dhe ilirët e lashtë e deri në kohën e tij dhe shtjellon rrugët dhe mjetet për zhvillimin dhe përparimin e kombit. Duke mos bërë aspak thirrje për pavarësi të Shqipërisë dhe për më tepër as për autonomi brenda Perandorisë, Pashko Vasa propozonte thjesht unifikimin e të gjitha trevave shqipfolëse në një vilajet të vetëm dhe deri diku një farë qeverisje lokale. Mundësia e një shteti sovran shqiptar ende nuk mund të mendohej. Ai nuk do të rronte aq sa të lexonte traktatin, që e zumë në gojë, të Sami Frashërit *Shqipëria çka qenë, ç'është e çdo të bëhetë*, të shtypur njëzet vjet më pas, ku del i pjekur përfundimisht nocioni i pavarësisë së plotë.

Për ta bërë gjuhën shqipe më të njohur e për t'u dhënë evropianëve të tjera mundësi për ta mësuar, ai botoi *Grammaire albanaise à l'usage de ceux qui désirent appendre cette langue sans l'aide d'un maître*, Ludgate Hill 1887 (Gramatika e shqipes për ata që duan ta mësojnë këtë gjuhë pa mësues), një nga gramatikat më të rralla të kohës[33].

Pashko Vasa ishte edhe autori i një numri veprash letrare të shquara. E para nga këto është një vëllim me poezi italisht me titull *Rose e spine*, Konstantinopojë 1873 (Trëndafila dhe

---

32 kr. Mobarak 1989.

33 kr. Kastrati 1992.

gjëmba)[34], me dyzet e një vjersha plot ndjenjë (gjithsej rreth 1600 vargje) kushtuar temave të dashurisë, vuajtjeve shpirtërore, vetmisë dhe vdekjes sipas traditave të poezisë romantike të paraardhësve të tij evropianë Xhakomo Leopardi (Giacomo Leopardi, 1798-1837), Alfons de Lamartin (Alphonse de Lamartine, 1790-1869) dhe Alfred de Mysé (Alfred de Musset, 1810-1857). Ndër temat që trajtojnë këto vjersha përsiatëse, dy ndër të cilat u kushtohen poetëve italianë Françesko Petrarka (Francesco Petrarcha, 1304-1374) dhe Torkuato Taso (Torquato Tasso, 1544-1595), janë jeta në mërgim dhe tragjedia familjare, pasqyrim i jetës vetjake të Pashko Vasës. Gruaja e tij e parë, Drandja, me të cilën qe martuar më 1855, si dhe katër nga pesë fëmijët me të i vdiqën sa qe vetë gjallë, por edhe më pas e ndoqi fati tragjik familjar. Më 1884, pak kohë pasi qe emëruar guvernator në Liban, gruaja e tij e dytë Katerina Bonati, i vdiq nga tuberkulozi, ashtu siç i vdiq edhe e bija që i pat mbetur gjallë, Roza, më 1887.

*Bardha de Témal, scènes de la vie albanaise*, Paris 1890 (Bardha e Temalit, skena nga jeta shqiptare), është një roman në gjuhën frënge që Pashko Vasa e botoi në Paris me pseudonimin Albanus Albano po atë vit që përmbledhja e shquar poetike e Naim Frashërit *Luletë e verësë* doli në Bukuresht. 'Bardha e Temalit', edhe pse jo në shqipe, është, pas prozës shumë të shkurtër të Sami Frashërit 'Dashuria e Talatit me Fitneten', romani më i vjetër i shkruar e i botuar nga një shqiptar dhe pa dyshim romani më i vjetër me temë shqiptare. Me ngjarjet e vendosura në Shkodër më 1842, ky *roman - feuilleton* me ndërtim klasik, tepër sentimental për shijet e sotme, ndjek travajet e vajzës së bukur, por të martuar Bardha dhe të dashurit të saj, djaloshit Aradi. Është shkruar jo vetëm si një histori zbavitëse dashurie, por edhe për t'i dhënë lexuesit perëndimor njohuri për doket dhe zakonet e shqiptarëve të Veriut. Madje natyra e tepruar informative e kësaj historie në prozë është edhe një nga dobësitë artistike më të mëdha të saj. Bardha është pa dyshim personifikimi i vetë Shqipërisë, e cila bashkëjeton me shtete e fuqi të tjera jashtë vullnetit të saj. Përveç karakterit didaktik dhe ndonjë pretendimi letrar që mund të ketë pasur autori, 'Bardha e Temalit' ka një sfond politik më të veçantë. Nga disa intelektualë shqiptarë të kohës ajo u interpretua si mjet për diskreditimin e fisit të Gjonmarkajve, të cilët, në bashkëpunim të fshehtë me abatët e fuqishëm të Mirditës, sundonin në krahinën e Shkodrës[35]. Ka të ngjarë që për këtë arsye e botoi me pseudonimin Albanus Albano. Vepra nuk dihet të ketë pasur ndonjë jehonë të veçantë në shtypin frëng të kohës, kurse në gjuhën shqipe më në fund u përkthye nga Ymer Jaka (l. 1937) më 1969.

Ndonëse shumica e botimeve të Pashko Vasës qenë në frëngjishte e italishte, është një vjershë, ndoshta vjersha më popullore e më me ndikim e shkruar ndonjëherë në gjuhën shqipe, që i ka siguruar një vend të merituar në historinë e letërsisë shqiptare, e famshmja *O moj Shqypni*. Kjo thirrje prekëse e emocionuese për zgjim kombëtar mendohet të jetë shkruar aty diku midis vitit 1878, viti dramatik i Lidhjes së Prizrenit, dhe vitit 1880. Ajo u botua për herë të parë nga gjuhëtari çek Jan Urban Jarnik (1848-1923) më 1881[36]. Një kopje tjetër e kësaj vjershe me 72 vargje, e cila fillon me fjalët *Mori Shqypni*, është gjetur në arkivin e De Radës në Biblioteca Civica të Kozencës në shtator 1975 dhe për një farë kohe u mendua se ishte shkruar nga dora e Pashko Vasës. Por, pas një shqyrtimi më të imët, ky variant, që i ishte dërguar Jeronim De Radës më 1881, doli se ishte me shkrimin e Sami Frashërit. Një variant i tretë i kësaj vjershe është gjetur në arkivat e Thimi Mitkos në Aleksandri[37]. Këtu po japim të plotë

34 kr. K. Kodra 1992.

35 kr. Hetzer 1991a, f. 148-151.

36 kr. Jarnik 1881, f. 3-6.

37 kr. Bulo 1986.

variantin e Jarnikut:

"*O moj Shqypni, e mjera Shqypni,*
*Kush të ka qit me krye n'hi?*
*Ti ke pas ken nji zoj e rand,*
*Burrat e dheut të thirshin nan.*
*Ke pas shum t'mira e shum begati,*
*Me varza t'bukra e me djelm t'ri.*
*Gja e vend shum, ara e bashtina,*
*Me arm të bardha e me pushk ltina,*
*Me burra trima e me gra t'dlira*
*Ti ndër gjith shoqet ke ken ma e mira.*

*Kur kriste pushka si me shkrep moti,*
*Zogu i Shqyptarit gjithmonë i zoti*
*Ka ken për luft e n'luft ka dekun*
*E dhunë mprapa kurr s'i ka metun.*
*Kur ka lidh besën burri i Shqypnis,*
*I ka shti dridhën gjith Rumelis;*
*Ndër lufta t'rrebta gjithkund ka ra,*
*Me faqe t'bardh gjithmon asht da.*

*Por sot, Shqypni, po m'thuej, si je?*
*Por sikur lisi rrxuem për dhe!*
*Shkon, bota sipri, me kamb e shklet,*
*E nji fjal t'ambël kurrkush s'ia flet.*
*Si mal me bor, si fush me lule,*
*Ke pas ken veshun, sot je me crule*
*E nuk t'ka metun as emn as bes,*
*Vet e ke prishun për faqe t'zez.*

*Shqyptar, me vllazën jeni t'u vra,*
*Ndër nji qind çeta jeni shpërnda;*
*Sa thon kam fe, sa thon kam din,*
*Njeni: jam turk, tjetri: latin*
*Do thom: jam grek, shkje disa tjerë,*
*Por jeni vllazën, t'gjith, more t'mjer!*
*Priftnit e hoxhët ju kan hutue,*
*Për me ju da e me ju vorfnue.*
*Vjen njeri i huej e ju rri n'votër,*
*Me ju turpnue me grue e me motër;*
*E për sa pare qi do t'fitoni,*
*Besën e t'parëve t'gjith e harroni,*
*Baheni robt e njerit t'huej,*
*Qi nuk ka gjuhën as gjakun tuej.*

*Kjani ju shpata e ju dyfeqe,*
*Shqyptari u zu si zok ndër leqe!*
*Kjani ju trima, bashk me ne,*
*Se ra Shqypnija me faqe n'dhe,*

*E s'i ka metun as buk as mish,*
*As zjarm në votër as drit as pish,*
*As gjak në faqe as nder ndër shok,*
*Por asht rrëxue e bamun trok!*

*Mblidhnju ju varza, mblidhnju ju gra,*
*Me ata sy t'bukur q'dini me kja,*
*Eni t'vajtojm Shqypnin e mjer*
*Qi met e shkret pa emn, pa nder,*
*Ka met e vej si grue pa burr,*
*Ka met si nan qi s'pat djal kurr!*

*Kujt i ban zemra me e lan me dek*
*Kët far trimneshet qi sot asht mek?*
*Kët nan të dashtun e do ta lam,*
*Qi njeri i huej ta shklas me kamb?*

*Jo! jo! Kët marre askush s'e do,*
*Kët faqe t'zez gjithkush e dro!*
*Para se t'hupet kështu Shqypnija,*
*Me pushk në dor le t'des trimnija.*

*Çonju, shqyptar, prej gjumit çonju,*
*Të gjith si vllazën n'nji bes shtrëngonju,*
*E mos shikjoni kish e xhamija,*
*Feja e shqyptarit asht shqyptarija!*

*Qysh prej Tivarit deri n'Prevezë,*
*Gjithkund lshon dielli vap edhe rrezë,*
*Asht tok e jona, t'part na e kan lan,*
*Kush mos na e preki, se desim t'tan!*
*Desim si burrat qi diqne motit*
*E mos turpnohna përpara Zotit!"*

Pashko Vasa i prek thellë ndjenjat e lexuesit shqiptar kur Shqipërinë e krahason *sikur lisi rrxuem për dhe!* ose, edhe më tepër, si *zoj e rand* e shkelur dhe e turpëruar nga të huajt. Lidhur me këtë, është me interes të theksojmë se, në vlerat patriarkale të kohës, ishte burri ai që duhet të mbante turpin kur përdhunohej e shoqja apo e motra. Vasa gjithashtu thekson karakterin përçarës të fesë në gjirin e popullit të tij dhe shpall: *Feja e shqyptarit asht shqyptarija*, shprehje e cila zuri vend në mendimin e luftëtarëve kombëtarë shqiptarë gjatë periudhës së Rilindjes e më pas.

**Dom Ndoc Nikaj**[38] (1864-1951), prozator dhe botues nga Shqipëria veriore, është quajtur babai i romanit shqiptar. Nikaj studioi në kolegjin jezuit *Kolegjia Papnore Shqyptare* në Shkodër, u shugurua më 1888 dhe më pas punoi si prift famullie në malësinë e Shkrelit. Që në moshë të re, edhe ai ia kushtoi energjitë të tij lëvizjes kombëtare për çlirimin e popullit nga pushtimi i huaj. Së bashku me Preng Doçin (1846-1917), ai themeloi *Lidhjen e mshehët*, e cila hapi udhën për kryengritjen që filloi më 25 mars 1910. Ndërkaq, ai ishte edhe anëtar i shoqërisë

38 kr. Lacaj 1963 dhe Plasari 1991d.

letrare *Bashkimi* në Shkodër. Me pseudonimin *Nakdo Monici*, ai bashkëpunoi aktivisht me organin e njohur periodik të Faik Konicës *Albania*, të botuar në Bruksel e më pas në Londër. Vetë si botues, Nikaj e nisi karierën duke themeluar më 1 janar 1910 gazetën e përjavshme *Koha*. Në numrin e dytë ai ia ndryshoi emrin në *Bashkimi*, me siguri për të theksuar afërinë me shoqërinë letrare me të njejtin emër. Kjo gazetë me katër faqe në shqip botonte artikuj për politikën, çështjet shoqërore, kulturën, letërsinë dhe ekonominë, dhe vazhdoi kështu deri afër vitit 1912. Në pranverën e vitit 1913 Ndoc Nikaj themeloi një gazetë tjetër, *Besa Shqyptare*, që dilte dy deri katër herë në javë gjer më 1921. Aty botohej edhe ndonjë artikull gjermanisht e italisht. Pas një periudhe të shkurtër, nga 29 korriku 1915 po kjo gazetë pati emrin *Zani i Shkodërs*. Përveç punës për nxjerrje gazetash, Ndoc Nikaj kishte edhe firmën e vet të vogël botuese *Shtypshkroja Nikaj*[39], të themeluar më 1909, ku u botuan shumë nga veprat e tij dhe të të tjerëve. Këtu ai shtypi libra këndimi në gjuhën shqipe, revista periodike si *Hylli i Dritës* dhe dhjetëra vepra të tjera. Ndonëse firma botuese nuk i dilte me fitim financiar, biznesmeni Nikaj dinte si të kompensonte humbjen me fitime në fusha të tjera më të leverdisshme si ato të tregtisë së lëndës së drurit apo të armëve. Pas Luftës së Parë Botërore, Nikaj iu kthye më fort shkrimeve, dhe botoi libra shkollorë, libra fetarë për kishat, si dhe ndonjë prozë letrare. Më 1921 u arrestua dhe bëri dyzetegjashtë ditë burg në Tiranë për arsye që nuk dihen, kurse që rreth vitit 1924 nuk shkroi më. Për jetën personale në vitet e mëvonëshme deri në fundin e Luftës II Botërore dihet pak. Në kuadrin e përndjekjeve ndaj klerit katolik në Shqipërinë e veriut në fund të Luftës së Dytë Botërore, dom Ndoc Nikaj u arrestua nga komunistët më 1946, në moshën tetëdhjetedy vjeç, me akuzën absurde të planeve për përmbysjen e qeverisë me dhunë, dhe vdiq në burgun e Shkodrës pesë vjet më vonë, në janar 1951, që është më shumë se një fund tragjik për një figurë të madhe të kulturës shqiptare.

Ndër botimet e shquara arsimore, fetare e didaktike të Nikajt përmenden: një libër 320 faqesh *Vakinat e scêites kisc*, Romë 1888 (Historia e kishës së shenjtë); *Bleta nner lule t'Parrizit*, Shkodër 1899; libri 416 faqesh *Historia e Shcypniis* , Bruksel 1902, Shkodër 1917; përkthimi i një historie italisht të Turqisë, *Historia e Turkiis*, Londër 1902, e cila shërbeu si tekst për shkollat, si dhe vepra të tjera ekleziastike.

Në fushën e letërsisë artistike Nikaj është autor i shumë vëllimeve, kryesisht në prozë, që tani pothuajse nuk gjenden, si dhe i ndonjë drame. Ndër më të njohurat janë novelat: *Marzia e ksctenimi n'filles t'vet*, Shkodër 1892; *Fejesa n'djep a se Ulqini i mârrun*, Shkodër 1913; dhe *Shkodra e rrethueme*, Shkodër 1913. Kjo e fundit është një histori, në formën e një romani të shkurtër, për rrethimin e Shkodrës gjatë luftës ballkanike të vitit 1912. Vepra të tjera janë tregimet historike të dashurisë *Bukurusha*, Shkodër 1918, subjekti i së cilës shtjellohet në vitet 1478-1479; *Lulet në thes*, Shkodër 1920, subjekti i së cilës shtjellohet në vitet 1830-1833; *Burbuqja*, Shkodër 1920, me subjekt nga vitet 1815-1817; dhe pjesa teatrale për vajza *Motra për vllàn*, Shkodër 1921. Edhe pse Nikaj ishte në gjendje t'i botonte të gjitha veprat e tij të mëvonëshme në shtypshkronjën e vet, me sa duket i ka shtypur në tirazh mjaft të kufizuar, sepse sot veprat e tij është shumë vështirë të gjenden. Pas vdekjes së tij vetëm *Shkodra e rrethueme* dhe *Bukurusha* janë ribotuar. Heshtja për të mos botuar të tjera nga ky autor i njohur si 'babai i romanit shqiptar' ka ardhur patjetër ngaqë autoritetet komuniste të Tiranës e ndienin veten ngushtë për shkak të fundit të tij tragjik.

Është e qartë se Ndoc Nikaj dha një ndihmesë të dukshme për zhvillimin e prozës shqiptare, e cila në fillim të shekullit ishte ende në shpërgënj. Për sa i përket romanit, që zakonisht cilësohet pak a shumë një vepër në prozë mbi dyqind faqe, me sa duket asnjë libër i Nikajt nuk hyn në atë kategori. Deri në këtë periudhë të historisë së letërsisë, romane të botuara

---

[39] Për një pasqyrë mbi veprimtarinë e kësaj shtypshkronje, kr. revista *Leka*, Shkodër, IX, 8-12 (1937), f. 680-684.

në gjuhën shqipe nuk ka pasur fare. Të vetmet romane shqiptare që mund të përmenden, ose janë shkruar në gjuhë të huaja, si p.sh. *Taaşşuk-u Tal'at ve Fitnat* (Dashuria e Talatit me Fitneten) i Sami Frashërit në turqishte, botuar më 1872, dhe *Bardha de Témal, scènes de la vie albanaise*, Paris 1890 (Bardha e Temalit, skena nga jeta shqiptare) i Pashko Vasës në frëngjishte, ose kanë mbetur të pabotuar, si vepra 282-faqesh e papërfunduar e Françesk Anton Santorit *Sofia Kominiate*. Vetëm kur në duart e tyre të kenë edhe vepra të tjera të Nikajt, kritikët do të jenë në gjendje të gjykojnë nëse epiteti 'baba i romanit shqiptar' është i përligjur apo jo. Tani për tani më i saktë do të ishte cilësimi 'baba i prozës gege të shekullit të njëzetë', nëse terma të tillë kategorikë e të sipërfaqshëm mund të kenë ose jo ndonjë kuptim.

Po nga Shkodra ishte **Luigj Gurakuqi**[40] (1879-1925), shkrimtar dhe figurë politike madhore e Rilindjes në Shqipërinë veriore. Lindur më 19 shkurt 1879, Gurakuqi ndoqi studimet në Kolegjin Saverian të drejtuar nga jezuitët në Shkodrën e tij të lindjes, një nga shkollat më të mira në vend asokohe. I nxitur nga mësuesit e tij Anton Xanoni (1862-1915) dhe Gaspër Jakova Merturi (1870-1941) ai nisi të shkruajë poezi në italishte, latinishte dhe shqipe, këto të fundit të botuara në revistën jezuite të kulturës fetare *Elçija i Zemers t'Jezu Krisctit*. Më 1897 vajti në Itali për studime në kolegjin italo-shqiptar të Shën Mitrit nën drejtimin e Jeronim De Radës (1814-1903), i cili do të ushtronte një ndikim të fortë mbi të. Ai gjithashtu studioi për mjekësi tre vjet në Napoli, por interesimet e tij kryesore ishin shkencat natyrore dhe shoqërore. Në Napoli ra në kontakt me figura politike dhe letrare arbëreshe si studiuesi Zef Skiro (1865-1927) dhe bashkëpunoi me organet periodike arbëreshe *La Nazione albanese* (Kombi shqiptar) i botuar nga Anselmo Lorekio dhe *La nuova Albania* (Shqipëria e re) botuar nga Xhenaro Lusi (Gennaro Lusi). Po në Napoli Luigj Gurakuqi botoi tekste shkollore shqiptare dhe një libër mbi prozodinë. Më 1908, pas revolucionit të xhonturqve, Gurakuqi u kthye përfundimisht në Shqipëri dhe pas pak kohe u bë figurë udhëheqëse në lëvizjen kombëtare që shpuri në pavarësinë e vendit më 1912. Në nëntor 1908, së bashku me Gjergj Fishtën, ai përfaqësoi shoqërinë letrare *Bashkimi* të Shkodrës në Kongresin e Manastirit. Gurakuqi qe zëvendës-kryetar i këtij kongresi dhe u zgjodh në komisionin të cilit iu dha detyra e vështirë për të vendosur për një alfabet përfundimtar të gjuhës shqipe. Në shtator 1909 mori pjesë në Kongresin e Elbasanit, i cili u mbajt për të organizuar arsimin dhe mësimdhënien në gjuhën shqipe. Kur u hap në Elbasan më 1 dhjetor 1909 shkolla e parë shqiptare për përgatitjen e mësuesve, *Shkolla Normale*, Luigj Gurakuqi u emërua drejtor i saj. Gurakuqi ishte edhe një nga udhëheqësit e kryengritjes së malësisë së veriut më 1911 dhe, së bashku me Ismail Qemal bej Vlorën (1844-1919), që më pas do të bëhej i pari kryeministër i Shqipërisë, i dërgoi një memorandum me dymbëdhjetë pika qeverisë turke në qershor 1911, duke i kërkuar pavarësinë e Shqipërisë. Ai gjithashtu mori pjesë në kryengritjen e Shqipërisë së jugut më 1912, kurse në mars të atij viti vajti në Shkup e në Gjakovë për të siguruar mbështetje për qëndresë të hapur kundër sundimit turk e për përfshirjen e Kosovës në shtetin e ri shqiptar. Gurakuqi mori pjesë në shpalljen e pavarësisë në Vlorë më 28 nëntor 1912 dhe u caktua ministër i arsimit në qeverinë e parë shqiptare të kryesuar nga Ismail Qemal bej Vlora. Më 1915, kur Shkodra e lindjes së tij u pushtua nga trupat malazeze, Gurakuqi u kap e u burgos në Mal të Zi deri pas ardhjes së forcave austro-hungareze. Më 1916 ai luajti rol në punën e *Komisisë Letrare Shqype* për drejtshkrimin e gjuhës shqipe, çka ndihmoi gjithashtu për t'i dhënë shtytje botimit të teksteve shkollore shqip. Gjatë pushtimit austro-hungarez të Shkodrës, ai punoi si drejtor i përgjithshëm i arsimit dhe ndihmoi për ngritjen e rreth dyqind shkollave fillore. Më 1918 Gurakuqi u emërua përsëri ministër i arsimit, kësaj radhe në qeverinë e formuar rishtas të Durrësit. Një vit më vonë vajti në Paris për të marrë pjesë në Konferencën e Paqes, e cila konfirmoi ekzistencën e shtetit të ri shqiptar, ndonëse trevat shqiptare në Kosovë dhe në

[40] kr. Lacaj 1959, Gradilone 1974, f. 149-216, Pollo 1979, dhe Tako 1980, 1981.

Jugosllavinë e jugut nuk qenë përfshirë. Më 1921 u emërua ministër i brendshëm në qeverinë jetëshkurtër e Hasan bej Prishtinës (1873-1933), kurse më 1924 ministër i financave në qeverinë e Fan Nolit (1882-1965). Në gusht 1924 Gurakuqi vajti në Gjenevë për të mbrojtur interesat e Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve por, me rrëzimin e qeverisë demokratike të Fan Nolit nga forcat totalitare të Zogut, u shtrëngua të ikë në Itali dhe u vra në Bari më 2 mars 1925 nga një farë Baltjon Stambolla, pa dyshim agjent i Ahmet Zogut (1895-1961).

Luigj Gurakuqi i shërbeu çështjes kombëtare jo vetëm duke luajtur një rol aktiv në jetën politiko-shoqërore, por edhe me artikuj informativë në një numër të mirë organesh periodike shqiptare, ndër to në revistën *Albania* të Faik Konicës, në *Liria e Shqipërisë* të Kristo Luarasit në Sofje, në revistën françeskane *Hylli i Dritës* dhe në të përjavshmen *Ora e maleve* në Shkodër. Përveç kësaj ai qe autor veprash poetike, shkollore e didaktike, pjesën më të madhe të të cilave i botoi me pseudonimin Lek Gruda dhe Jakin Shkodra. Ndër botimet didaktike mund të përmendim: *Knnimé t'para per msojtoré filltaré t'Shcypniis*, Napoli 1905, botuar me pseudonimin Lek Gruda; *Abétar i vogel shcyp mas abévét t'Bashkimit é t'Stambollit mé trégimé n't'dy dhialéktet*, Bukuresht 1906; *Vargenimi n'gjuhe shcypé me gni fjalorth shcyp-frângisht n'marim*, Napoli 1906, që ishte kodifikimi i parë i prosodisë botuar në gjuhën shqipe; *Fjalorth shcyp-frângisht e frângisht-shcyp i fjalevé t'réja*, Napoli 1906; si dhe katër vëllime tekstesh për shkollat fillore me titull *Kendimét per çunat*, që i shtypi në Athinë më 1912. Ky i fundit u botua në dialektin e mesëm të Elbasanit, në anën e të cilit ishte Gurakuqi në betejën që zhvillohej për një gjuhë letrare të njësuar. Gramatika e tij e gjuhës shqipe mbeti e pabotuar. Luigj Gurakuqi gjithashtu e rregulloi me shtëpinë botuese të Napolit Tocco e Salvietti për të nxjerrë botimin e tretë të idilit mjeshtëror të dashurisë të Zef Skiroit *Mili e Haidhia*, Napoli 1907, për të cilën ai shkroi një hyrje. Këtë vepër ai e konsideronte si një nga më të bukurat e letërsisë shqiptare.

Në poezinë e vet Gurakuqi është disi më pak i frymëzuar. Një përmbledhje e poezisë së tij, e mbrujtur me ndjenjë të fuqishme atdhetarie e me romantizëm kombëtar, iu botua për herë të parë pas vdekjes nën titullin *Vjersha*, Bari 1940, me 94 faqe nga Gjikam, pseudonimi i Gjon Kamsit. Ndonëse përmban tabllo të gjalla, përfshirë përshkrime stinësh, shtrëngatash e shkrepash malorë që lartohen deri në re, dhe kuptohet që të gjitha këto vijnë nga natyra e vendlindjes, kësaj poezie shpesh i mungon melodia dhe ritmi. Gurakuqi vërtet ishte i talentuar në gjuhë, por mjeshtër në poezi nuk ishte. Thuhet se kishte njohuri të shkëlqyera për shumë dialekte të shqipes dhe, po t'i kishte kushtuar më shumë kohë letërsisë, atëherë me siguri do ta kishte pasuruar mjaft gjuhën letrare. Por, duke parë rrjedhën e stuhishme të historisë në dy dhjetëvjeçarët e parë të shekullit, nuk është për t'u habitur që ai pëlqeu më fort veprimtarinë politike e atdhetare sesa kënaqësinë abstrakte të krijimtarisë letrare. Shkodra gjithmonë ka qenë krenare për Luigj Gurakuqin dhe më 29 maj 1991 universitetit të sapothemeluar në atë qytet i vuri emrin e tij.

**Filip Shiroka** (1859-1935) është një poet klasik i Rilindjes, poezia e të cilit do të bëhej e njohur më vonë. Ai lindi e u rrit në Shkodër dhe shkollën e kreu te françeskanët. Ndër mësuesit e tij ishte poeti Leonardo De Martino (1830-1923), ndikimi i të cilit ndihet kudo në poezinë e Shirokës. E para vjershë e tij e botuar, *All'Albania, all'armi, all'armi!* (Shqipërisë, armëve, armëve!), ishte më fort një vjershë patriotike e dobët për mbrojtjen e Ulqinit, e shkruar italisht dhe e shtypur në *Osservatore Cattolico* (Vëzhguesi katolik) në Milano më 1878. Sikundër shumë intelektualë shqiptarë të fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, Filip Shiroka kaloi një pjesë të madhe të jetës në mërgim. Më 1880, pas dështimit të Lidhjes së Prizrenit, ai emigroi në Lindjen e Mesme dhe u ngul me banim në Egjipt e Liban, ku punoi si inxhinier ndërtimi hekurudhash.

Poezia kombëtare, satirike dhe meditative e Shirokës në gjuhën shqipe u shkrua kryesisht nga 1896 deri më 1903. Ajo doli në organe shtypi si *Albania* e Faik Konicës, në periodikë shqiptarë që botoheshin në Egjipt, dhe në të përmuajshmen fetare të Shkodrës *Elçija*

*i Zemers t'Jezu Krisctit*. Shiroka, i cili përdorte edhe pseudonimet Geg Postrippa dhe Ulqinaku, është autor i të paktën gjashtëdhjetë vjershave, tre tregimeve të shkurtra, disa artikujve e përkthimeve, sidomos përkthime veprash fetare të liturgjisë katolike. Përmbledhja e tij poetike, *Zâni i zêmrës*, Tiranë 1933, të cilën e hartoi në zgrip të shekullit, u botua nga Ndoc Nikaj dy vjet para vdekjes së Shirokës në Beirut.

Poezia e Filip Shirokës, e frymëzuar nga poetë romantikë francezë e italianë të fillimit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, si Alfred de Mysé (1810-1857), Alfons de Lamartin (1790-1853), dhe Tomaso Grosi (1790-1853), të cilët ai i lexoi në kohë të rinisë në Shkodër, nuk mbulon ndonjë gamë tematike apo leksikore të veçantë dhe nuk është e gjitha me nivel letrar, ndonëse kjo e fundit vlen pa dyshim të thuhet për shumë poetë të Rilindjes. Shiroka mbahet mend si lirik thellësisht emocional e si poet me gjuhë të pastër, i zhytur me mish e me shpirt në fatin vetiak e në atë të atdheut të largët. Bashkudhëtare në veprën e tij është tema e mallit për vendlindjen. Ndoshta më e mirënjohura e më tipikja nga vjershat e tij është *Shko dallndryshë*, një poezi e mbushur plot mall e trishtim:

"*Udha e mbarë se erdh pranvera,*
*Shko, dallndryshë, tue fluturue,*
*Prej Misirit, n'dhena tjera,*
*Fusha e male tue kërkue;*
*N'Shqypni shko pra fluturim,*
*Shkon në Shkodër, n'gjytet tim!*

*Shndet prej meje të m'i falesh*
*'saj shpisë vjetër ku kam le,*
*Me ato vende rreth t'përfalesh*
*Ku kam shkue kohën e re;*
*Atje shko, pra fluturim,*
*Fal me shndet gjytetin tim! ...*

*Dhe kur t'mërrish në Fush' t'Rmajit,*
*Dallndryshë ulu me pushue;*
*Kam dy vorre n'at vend vajit,*
*T'nanës e t'babës qi m'kanë mjerue;*
*Qaj me za t'përmallshëm shqim*
*Nji kangë tanden gjith vajtim!*

*Ka shumë kohë qi s'jam n'Shqypni,*
*N'ato vorre me vajtue;*
*Ti, dallndryshë, veshun në zi,*
*Ti aty pra qaj për mue,*
*Me nj'at za t'përmallshëm shqim*
*Kangën tande për vajtim!*"

Nga plejada e poetëve të periudhës së fundit të Rilindjes duhet përmendur edhe **Hilë Mosi**[41] (1885-1933), atdhetar, shkrimtar dhe figurë politike, veprat e të cilit, ashtu si ato të Luigj Gurakuqit dhe Filip Shirokës, i përkasin po periudhës së parë të pavarësisë. Lindur më 22 prill 1885 në Shkodër, Mosi ndoqi shkollën fillore italiane dhe Kolegjin Saverian, të themeluar nga

41 kr. Lacaj 1961.

jezuitët më 1877. Për katër vjet, rreth viteve 1904-1908, ai studioi në Klagenfurt, në Austrinë e jugut, në një shkollë për mësues. Atje, nën drejtimin e gjuhëtarit Gjergj Pekmezi (1872-1938) mori pjesë në organizimin e studentëve shqiptarë në Austri në klubin atdhetar *Lirija*, që më 27 dhjetor 1904 mori emrin *Dija*. Pas kthimit në Shqipëri më 1908, shërbeu si sekretar i Kongresit të Manastirit dhe, për një farë kohe, banoi në Korçë. Gjatë kohës së studimeve, duke përdorur pseudonime të ndryshme si Zog Sokoli, Lekë Dushmani, Malo Krimshi, Speci dhe Lirijasi, Mosi ishte bërë një bashkëpunëtor i palodhur në shumë organe periodike që botoheshin në atë kohë: *Albania* që doli në Bruksel e në Londër, *Drita* të Sofjes, *Kombi* të Bostonit, *Albanija* të Beogradit, dhe *Shpnesa e Shcypeniis* të Dubrovnikut, kurse më pas në *Korça* dhe *Lidhja orthodhokse* të Mihal Gramenos, që dilnin në Korçë. Në fund të dhjetorit 1909, së bashku me personalitetin atdhetar Dervish Hima (1873-1928), filloi të botojë gazetën e vet të përjavshme *Shqipëtari-Arnavud* në Konstantinopojë, me artikuj shqip, turqisht dhe frëngjisht. Më 1911 mori pjesë aktive në kryengritjen e Shqipërisë së veriut dhe dha mësim një vit në *Shkollën Normale* në Elbasan. Në fund të vitit 1912 e gjejmë përsëri në Austri, ku mori pjesë në Kongresin Shqiptar të Triestes në ditët e para të marsit 1913. Më pas kthehet në Shqipëri për të themeluar një të përjavshme tjetër kombëtare, kësaj radhe në Shkodër. *Shqypnia e re*, të cilën e ngriti në bashkëpunim me mikun e tij të ngushtë Risto Siliqi (1882-1936) dhe me Karlo Sumën, doli më 15 qershor 1913 dhe pati një vit jetë. Për veprimtarinë e tij kombëtare Mosi u arrestua nga malazezët, të cilët kishin zënë Shkodrën më 27 qershor 1915, dhe u internua në Cetinjë për shtatë muaj së bashku me Luigj Gurakuqin dhe Risto Siliqin. Nën administratën austro-hungareze, që erdhi më pas, ai u emërua shef i policisë, kurse më 1916 themeloi një klub atdhetar me emrin *Vllaznija*. Po atë vit u bë anëtar i *Komisisë Letrare Shqype* të ngritur në Shkodër nga autoritetet austro-hungareze për të nxitur botimin e teksteve shkollore në gjuhën shqipe. Nga viti 1920 deri më 1924 përfaqësoi Shkodrën e tij të lindjes në Parlament, kurse nga nëntori 1920 qe anëtar i delegacionit shqiptar në Lidhjen e Kombeve. Më 1921 u emërua ministër i arsimit, por me sa duket këtë detyrë nuk e filloi. Në kohën e qeverisë së Fan Nolit më 1924, Hilë Mosi qe prefekt i Korçës e i Gjirokastrës derisa u shtrëngua të ikë në Brindizi kur Ahmet Zogu (1895-1961) mori pushtetin aty afër krishtlindjeve të atij viti. Më 1926, me amnistinë e shpallur nga Zogu, Mosi u kthye në Shqipëri dhe u bë ministër i punëve botore. Një vit më pas punoi si drejtor i përgjithshëm i rendit publik dhe më 1930 si ministër i arsimit, detyrë që e mbajti deri sa vdiq më 22 shkurt 1933.

Hilë Mosi është autor vjershash atdhetare dhe lirikash dashurie, të shkruara kryesisht midis viteve 1900 e 1925 e të botuara në organe shtypi, si dhe në një numër të vogël përmbledhjesh. *Këngat shqipe*, Selanik 1909, e para përmbledhje poetike e tij, përmbante jo vetëm disa vjersha atdhetare të tij me frymëzim e nivel artistik modest, por edhe vjersha nga Mihal Grameno (1871-1931) dhe Asdreni (1872-1947) si dhe vargje folklorike. Më pas u botua *Zân' i atdheut*, Trieste 1913, një vëllim tjetër vjershash me tema kombëtare. Të dy vëllimet dëshmojnë ndjenjën e thellë patriotike të Mosit në një kohë kur shqiptarët po luftonin jo vetëm për pavarësi por edhe për afirmim kulturor. Veçse asnjëri prej tyre nuk paraqet ndonjë interes të madh letrar. Aty gjejmë vaje për gjendjen e rëndë të Shqipërisë, thirrje bashkatdhetarëve për të ngritur krye e për të hequr qafe zgjedhën turke, përshkrime të rëndomta të natyrës së atdheut dhe të jetesës së vajtueshme të mërgimtarëve, hymnizime të heronjve shqiptarë dhe, ashtu si Filip Shiroka, mallin për vitet e tij të rinisë në Shkodër. Nga të gjithë ata poetë të Rilindjes që njihen mirë, Mosi qe më pak i frymëzuari. Karrierist i palodhur, siç e cilëson Stuart Man[42], Mosi qe pjesërisht poet, pjesërisht përkthyes dhe pjesërisht figurë politike, duke mos gjetur asnjëherë kohë dhe qetësi shpirtërore për t'i përqëndruar të gjitha energjitë e veta në një fushë.

Hilë Mosi sa ishte në Klagenfurt, kishte qenë ndikuar nga romantizmi gjerman, dhe më

---

[42] kr. Mann 1955, f. 75.

pas iu kushtua përkthimeve nga letërsia gjermane e italiane. Ndër përkthimet e tij letrare, jo të gjitha me nivel, janë: *Die Räuber* (Cubat) nga Fridrih Shiler (Friedrich Schiller, 1759-1805), një dramë në tri akte nga Teodor Kërner (Theodor Körner, 1791-1813), dhe *Il servo di due padroni* (Shërbëtori i dy zotërinjve) e *I due servitori* (Dy shërbëtorët), dy komedi këto nga Karlo Goldoni (Carlo Goldoni, 1707-1793). Dorëshkrimi i tij i përkthimit të veprës së Gëtes *Die Leiden des jungen Werthers* (Vuajtjet e djaloshit Verter) ka mbetur i pabotuar.

Nga krijimtaria origjinale e Mosit më me interes është vëllimi poetik *Lotët e dashtnies*, Shkodër 1916, që ka meritën se nisi një zhanër të ri në letërsinë shqiptare - poezinë e dashurisë. Së bashku me Andon Zako Çajupin (1866-1930) dhe Asdrenin (1872-1947), Hilë Mosi qe nga të parët poetë të shekullit të njëzetë që botoi vargje dashurie, një dukuri kjo relativisht e re në letrat shqiptare. Në botimin e dytë të kësaj përmbledhjeje, nën titullin më dinjitoz *Lule prendvere*, Tiranë 1927, Mosi përfshin edhe përkthime të tij vjershash dashurie nga poetë të huaj - Johan Volfgang fon Gëte (Johann Wolfgang von Goethe, 1749-1832), Shandor Petëfi (Sándor Petőfi, 1823-1849), Ludvig Uland (Ludwig Uhland, 1787-1862), Teodor Kërner (Theodor Körner, 1791-1813), Fridrih Shiler (Friedrich Schiller, 1759-1805), Hajnrih Hajne (Heinrich Heine, 1797-1856), Katuli (Catullus, 84-54 para erës sonë), Xhozue Karduçi (Giosuè Carducci, 1835-1907), pa dyshim për t'i thënë publikut shqiptar se poezia e dashurisë ishte një zhanër letrar dhe më se i pranueshëm. Në hyrjen e shkruar për botimin e vitit 1927 ai e përligj kështu këtë vendim:

> *"Ka shum kohë qi jam kah matëm për m'e shtypë një libër me vjersha dashtnore, edhe përpara se m'e vue nën shtyp m'asht dashtë shum herë me mendue: A thue i ka ardhë koha, qi në Shqipnië të shtypet një libër kësisojit, a por jo? Ma në funt, tuj mendue se leterësia asht ajo, e cila i hapë rrugën njerëzies në fushë të përparimit, vendova m'e shtypë ket libër, i cili, pa dyshim, njerzve pa të ndime mundet me iu dukë një sent tepër i ri, ose edhe ndoshta kundër moralit."*[43]

Sot, është e vështirë të kuptohet që poezia aq e përmbajtur për një dashuri heteroseksuale mund të trondiste këtë vend të Evropës në fillimin e shekullit të njëzetë, por e tillë ishte atëhere Shqipëria. Misioni i poezisë në periudhën e Rilindjes ishte të ndizte ndjenjën atdhetare e t'i shërbente fuqizimit kombëtar dhe përparimit shoqëror, jo të humbiste kohë me dashurinë e me shprehjen e ndjenjave intime. Kjo pikëpamje për qëllimin e poezisë, e kanonizuar pas Luftës së Dytë Botërore pak a shumë po në këtë formë, vazhdoi të gjejë mjaft mbështetje deri në fundin e diktaturës së Enver Hoxhës. Nënkuptohet se kjo poezi dashurie, të cilën kritikët shqiptarë e quajnë 'poezi erotike', ishte shumë larg erotikës në kuptimin Perëndimor të fjalës.

## 9.6 Përpjekjet për shkollën

Zgjimi i identitetit kombëtar e i kulturës së Rilindjes ndër shqiptarët e jugut në këtë periudhë ishte i lidhur ngushtë jo vetëm me veprimtaritë politike e botuese, por edhe me

[43] kr. Mosi 1927, f. 3.

përpjekjet për shkollën, e sidomos për një shkollë në gjuhën shqipe[44]. Mungesa e një arsimi zyrtar kishte qenë gjithmonë pengesë e madhe për përparim e kulturë në Shqipëri. Të tria sferat kulturore të ndryshme, në të cilat ndahej vendi, kishin sjellë me vete sisteme të ndryshme shkollash fillore të huaja. Shumica myslimane mund të shkonte vetëm në medresetë në gjuhën turke, shkolla të Kuranit, ku mësohej teologji dhe arabishtja. Pakica katolike në veriun malor të vendit në fakt nuk kishte pasur fare shkolla para se të ngriheshin institucionet arsimore, që ishin kryesisht italiane, nga françeskanët dhe jezuitët në Shkodër e përreth saj në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë, ndër to edhe një shkollë françeskane të ngritur më 1855 si dhe *Kolegjia Papnore Shqyptare* e hapur nga jezuitët më 1859. Këtyre u duhet shtuar Kolegji i Shën Françesko Saverit, zakonisht i njohur me emrin *Kolegja Saveriane*, e cila u hap në Shkodër më 1877. Me fillimin e shekullit të njëzetë ky institucion i shquar i drejtuar nga jezuitët pati mbi katërqind nxënës. Një pjesë e mirë e popullsisë ortodokse në jug kishin mundësi të hynin në shkollat me bazë gjuhën greke. Pra, deri në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, mësimi në Shqipëri jepej në gjuhë të huaja, rrethanë kjo që bëri e pamundur shkollimin e masave të popullsisë.

Porta e Lartë i shihte arsimin dhe librat në gjuhën shqipe si veprimtari subversive dhe e gjykonte të arsyeshme të ndalonte të gjitha shkollat dhe botimet në gjuhën shqipe, duke e zhytur kësisoj të gjithë vendin në padije e errësirë të thellë. Edhe ndonjë shkollë në gjuhën shqipe, që kish mundur të hapej, ishte mbyllur menjëherë. Edhe në shekullin e njëzetë madje, autoritetet osmane shpesh shkonin aq larg sa t'u hapnin njerëzve çantat dhe korrespondencën e të bastisnin shtëpitë për të gjetur gjësendi të shkruar shqip. Publicisti aristokrat Eqrem bej Vlora (1885-1964) njofton për një bastisje të tillë shtëpie në prill 1903: "Nuk doli gjë e madhe. U gjet një kartolinë e shkruar shqip në një fustan gruaje. Ky zbulim tronditës shkaktoi syrgjynosjen dhe burgimin e tetëdhjetë zotërinjve nga krahina e Vlorës."[45] Për burgun e Vlorës thuhej se ishte plot me kundërvajtës që u kishin gjetur ndonjë gjë të shkruar shqip. "Nja pesëqind veta janë ngjeshur në këtë sallë të ngushtë pa dritare e të pashtruar. Shumica e tyre ishin përkrahës të së ashtuquajturës ide kombëtare dhe prandaj edhe fajtorë për tradhti të lartë. Gjykatësi, vetë shqiptar, më tha në prani të disa funksionarëve turq: 'Po, e vërtetë është, mes tyre kemi edhe disa vrasës dhe hajdutë, por ata nuk kanë aq rëndësi. Gjithë puna është tek ata kundërvajtës të cilëve u janë gjetur fletë të shkruara shqip.'"[46] Edhe kisha ortodokse greke në Shqipërinë e jugut e shihte gjithë veprimtarinë kulturore shqiptare si rrezik për monopolin e saj mbi shkollën. Madje ajo kërcënonte me shkishërim cilindo që pranonte alfabetin shqip, e madje në një numër rastesh, për të ruajtur statusin e vet, nuk iu rresht as vrasjeve.

Në këto kushte të rënda, vetëkuptohet se ideologët e lëvizjes së zgjimit kombëtar të Rilindjes në fund të shekullit të nëntëmbëdhjetë ia kushtuan një pjesë të mirë të energjive të tyre luftës dhe përpjekjeve për shkolla në gjuhën shqipe. Vetëm nëpërmjet këtyre shkollave popullsia do të mund të mësonte të lexonte e të shkruante gjuhën e vet e do të kapërcente prapambetjen e së kaluarës. Veçanërisht zonat fshatare të Shqipërisë veriore me strukturën fisnore dhe terrenin malor të thyer do të bënin pak përparim në fushën e arsimit deri nga mesi i shekullit të njëzetë. Veriu mbeti prapa jugut realisht në të gjitha fushat, një dallim që mund të ndihet edhe sot e kësaj dite.

Por në Shqipërinë e jugut rrjeti modest i shkollave në gjuhën greke, që funksiononte nën

---

44 Për shkollat e para në gjuhën shqipe, kr. F. Pipa 1961-1963, Redzepagić 1968, dhe Myzyri 1973, 1978.

45 kr. Vlora 1911, f. 39.

46 vep. cit. f. 68.

kujdesin e kishës ortodokse, u ndie deri diku në jetën e njerëzve. Këto shkolla arritën të sjellin një farë arsimimi e përparimi në njërin prej vendeve më të prapambetura të Evropës, por në të njëjtën kohë i detyronin të gjithë ata që e donin këtë arsimim të mohonin se ishin shqiptarë e të asimiloheshin nga gjuha e nga kultura greke. Lufta për shkolla në gjuhën shqipe ishte në të vërtetë një luftë e dyanëshme, si kundër Portës së Lartë që e kishte nxjerrë shkollimin shqip jashtë ligjit, ashtu edhe kundër kishës ortodokse greke, e cila me sa duket e ndinte se do të humbiste autoritetin e saj mbi grigjën shqiptare nëse lejohej shkollimi në gjuhën e 'barbarëve'. Në këtë pikë Patrikana ortodokse dhe autoritetet osmane në brigjet e Bosforit ishin në pajtim të plotë.

**Petro Nini Luarasi**[47] (1865-1911), një nga mësuesit e parë shqiptarë të periudhës së zgjimit kombëtar, ishte në pararojë të lëvizjes për çeljen e shkollave shqipe. Ai lindi më 22 prill 1865 në Luaras të Kolonjës dhe ndoqi shkollat greke në Nokovë të Gjirokastrës dhe Hotovë të Përmetit. Më pas ndoqi një kurs për përgatitje mësuesish në Qestorat. I ati kishte qenë mik me Koto Hoxhin (1824-1895), anëtar drejtues i *Komitetit qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare* dhe i *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* në Konstantinopojë e, si rrjedhim, idetë e zgjimit kombëtar shqiptar patën ndikim të hershëm tek ai. Pas kursit për mësues në Qestorat, u emërua në fillim mësues i greqishtes në fshatin Berzhdan më 1882, ku filloi t'u mësojë fëmijëve edhe shqipen, me të ashtuquajturin alfabet të Stambollit. Me gjithë kundërshtimin e egër të kishës ortodokse greke e të autoriteteve osmane në Konstantinopojë, ia doli mbanë që, me ndihmën financiare të Nikolla Naços (1843-1913) në Bukuresht, të ngrinte në vitet më pas disa shkolla në Shqipërinë e jugut. Për këtë veprimtari u shkishërua prej Qirilit, mitropolit i Korçës, më 1887. Petro Nini Luarasi qe gjithashtu njëri prej mësuesve të shkollës së parë shqiptare të njohur zyrtarisht nga Porta, të hapur në Korçë më 7 mars 1887. Në pranverë 1891 mori në dorë drejtimin e kësaj shkolle pas Pandeli Sotirit (1852-1890) dhe ndihmoi për financimin e shkollave të tjera në Shqipërinë e jugut. Më 20 shtator 1892 u shkishërua përsëri, kësaj radhe nga Fillareti, mitropolit i Kosturit, pse gjoja propagandonte masoneri e protestantizëm. Në një qarkore dërguar bashkësisë ortodokse, Fillareti mallkonte përpjekjet e Luarasit për të mbledhur mësues të shqipes, një gjuhë kjo që 'nuk ekziston', dhe kërcënonte cilindo që pranonte një detyrë të tillë ose libra 'masone' e 'protestante' me një mallkim nga i Plotfuqishmi vetë. Më 1903-1904, kur qeveria osmane filloi të mbyllte të gjitha shkollat shqipe, Luarasin e futën në burg, por ai arriti të ikë e të shpëtojë me një pasaportë të rreme e të emigrojë në Amerikë me pseudonimin Petro Kostandini. Lejimi i tij për banim në Shtetet e Bashkuara doli çështje e ngatërruar ngase nuk pranonte të regjistrohej si qytetar grek. Duke udhëtuar nëpër Nju Inglend nga një ngulim shqiptarësh në tjetrin për të mbajtur ligjërata mbi historinë e Shqipërisë, ai u bë shumë shpejt i njohur si Paul Revere i Shqipërisë. Më 1 janar 1906 ishte një nga themeluesit e shoqërisë *Malli i mëmëdheut* në Bufalo të Nju Jorkut, ku do të dërgohej më vonë Fan Noli (1882-1965). Ai gjithashtu shkroi artikuj për të përjavshmen shqiptaro-amerikane *Kombi*, që e nxirrte Sotir Peci (1873-1932) në Boston dhe për gazetën *Drita* të Sofjes, si dhe botoi disa vjersha të zakonshme me frymëzim kombëtar. Në vitin e revolucionit të xhonturqve, më 1908, Luarasi u kthye në Shqipëri pas një amnistie dhe vazhdoi veprimtarinë e vet. Në Korçë rimori drejtimin e shkollës kombëtare në vitet 1908-1909, kurse pas një viti u shpërngul në Manastir, ku dha gjuhën shqipe në një shkollë turke e ku bashkëpunoi në gazetën *Bashkim' i kombit* me artikuj për arsimin dhe mësimdhënien. Luarasi ishte edhe zëvendëskryetar i kongresit të dytë të Manastirit më 1-6 prill 1910, në të cilin u zgjidh përfundimisht debati për alfabetin e shqipes. Më pas dha mësim në shkollën e fshatit Negovan afër Follorinës. Në gusht 1911, dy ditë pas ceremonisë së përurimit të kishës në fshatin e tij të lindjes, ai u sëmur rëndë

---

[47] kr. S. Luarasi 1958, Sevo 1936, Gjika 1974a, Faensen 1980, f. 124-127, dhe Xholi 1987, f. 353-382.

papritur në Ersekë,. Për këtë thuhet se është helmuar. Xhandarët vendës e rrethuan shtëpinë ku e kishin strehuar dhe hapën fjalë se kishte pasur kolerë, duke mos lejuar askënd t'i afrohej, madje as mjekun. Mendohet se i qe kurdisur një lojë e ndyrë. Nuk zgjati shumë dhe vdiq në Gostivisht më 17 gusht 1911, në moshën dyzetegjashtë vjeçare, i munduar në udhë e sipër për në fshatin e tij të lindjes.

Petro Nini Luarasi mbahet mend jo vetëm për veprën e tij në të mirë të arsimit shqiptar, por edhe për një monografi greqisht dhe shqip me titullin *Mallkim i shkronjavet shqip dhe çpërfolja e shqipëtarit*, Manastir 1911. Këtu ai mbron shkollën në gjuhën shqipe kundër kishës ortodokse, që kish kërcënuar me shkishërim cilindo të krishterë që pranonte alfabetin shqip. Titulli i kësaj vepre të kujton atë të komedisë me tri akte *Mallkimi i gjuhës shqipe*, Bukuresht 1905, të publicistit dhe shkrimtarit të periudhës së vonë të Rilindjes Mihal Grameno (1871-1931), i cili gjithashtu e kundërshtoi me vendosmëri shovinizmin kulturor ortodoks grek.

Një tjetër figurë e shquar e arsimit dhe kulturës shqiptare është **Papa Kristo Negovani**[48] (1875-1905), i njohur edhe me emrin Kristo Harallambi. Ka lindur në Negovan afër Follorinës në Greqinë veriore, një fshat që, bashkë me Bellkamenin fqinjë, kishte qenë banuar në mesin e shekullit të nëntëmbëdhjetë nga shqiptarë të Plikatit të krahinës së Kolonjës. Shkollën e bëri në Athinë, ku e dërgoi i ati Harallamb Çali, që ishte tregtar. Vdekja e të atit, të cilin e vranë banditët më 1891, e shtrëngoi Kristo Negovanin të braktisë studimet e të punojë si mësues në një shkollë fillore greke në Leskovik për të mbajtur familjen. Më 1894 emigroi në Braila të Rumanisë ku punoi tre vjet si marangoz. Bash këtu ra në kontakt me lëvizjen kombëtare dhe mësoi të shkruajë shqip (me alfabetin e Stambollit). Më 1897 u kthye në fshatin e lindjes, u shugurua prift dhe vazhdoi punën si mësues. Shtëpinë e vet Negovani e ktheu në shkollë dhe u mësoi shkrim e këndim shqip mbi njëqind fëmijëve e të rriturve. Ai edhe meshën e mbante shqip, gjë që nuk i pëlqeu aspak hierarkisë ortodokse greke. Më 10 shkurt 1905 Negovani mbajti një shërbesë kishtare shqip në prani të Karavangjelisit, peshkop i Kosturit, i cili duke dalë nga kisha, flitet se tha ato fjalë fatale, "Mos të gjettë viti tjetër ndër të gjallët". Pas dy ditësh, të shtunën, 12 shkurt 1905, fshati u rrethua nga banditë, që e detyruan tridhjetëvjeçarin Negovani, të vetëdijshëm për fundin që e priste, të dilte jashtë shtëpisë në mes të natës për ta masakruar pastaj me sëpatë bashkë me pesë të tjerë, ndër ta edhe i vëllai. Për të marrë hak për këtë akt që hierarkia ortodokse greke ua veshi shqiptarëve, komiti shqiptar Bajo Topulli (1868-1930) i zuri pritë dhe vrau Fotin, peshkopin e Korçës, në shtator 1906.

Papa Kristo Negovani është autor proze e poezie, si dhe tekstesh shkollore, përkthimesh e përrallash. Veprat e tij u botuan në revista të kohës, sidomos në *Kalendari kombiar*. Ndër botimet e tij janë: *Istori e dhiatësë vietërë*, Bukuresht 1899; një përmbledhje vjershash me 78 faqe *Vjershë shkresëtoreja*, Sofje 1899; vjersha *Prisheja e Hormovësë* , Sofje 1903; tregimi i shkurtër *I vogëli Dhonat Argjendi*, Sofje 1904; libri me 122 faqe *Bënjatë të shënjtorëvet dërgimëtarë*, Sofje 1906 (Bëma të apostujve shenjtorë); vepra në dy pjesë *I drunjëti kryq*, Sofje 1906; dhe një tjetër me 16 faqe *Istorishkronja e Plikatit*, Selanik 1909, botuar pas vdekjes. Përshtatjet e fabulave të Ezopit dhe të La Fontenit dhe poezia e tij didaktike me frymë patriotike e edukative u drejtoheshin kryesisht fëmijëve. Ato paraqesin kryesisht interes historik dhe mund të themi se nuk dallohen për ndonjë vlerë artistike të veçantë.

Ndër edukatorë të tjerë të shquar toskë të kësaj kohe është familja Qiriazi[49] ose Kyrias nga Manastiri në Maqedoni. **Gjerasim Qiriazi**[50] (1858-1894) ndoqi shkollën greke në

---

48 kr. Fullani 1960, dhe Faensen 1980, f. 133-134.

49 kr. Faensen 1980, f. 138-140.

50 kr. S. Luarasi 1962, Myzyri 1973 dhe Gjerasim Qiriazi 1991.

Manastirin e tij të lindjes dhe, me ndihmën e mësuesit të tij të anglishtes, misionarit amerikan Xheni (Jenney), iu dha mundësia të studiojë në një kolegj amerikan në Samokov, Bullgari. Pas katër vjet studimesh atje, iu dha një punë nga Shoqëria Biblike Britanike dhe Botërore (*British and Foreign Bible Society*), për të cilën filloi të punojë në Korçë më 1883. Gjithashtu nisi të shkruajë një gramatikë të shqipes dhe dihet se ka predikuar në gjuhën shqipe. Më 12 nëntor 1884, gjatë rrugës malore Korçë-Manastir u sulmua nga komitët dhe u mbajt peng për gjysmë viti[51]. Hapja e së parës shkollë shqipe të njohur zyrtarisht në Korçë më 1887 e frymëzoi atë dhe të motrat Sevasti Qiriazi-Dako (1871-1949) dhe Parashqevi Qiriazi (1880-1970) të hapnin një shkollë për vajzat. Me ndihmën e Naim Frashërit (1846-1900) e sidomos të misionarëve amerikanë e anglezë, ato morën autorizimin e duhur në Konstantinopojë dhe më 15 tetor 1891 hapën të parë shkollë shqiptare të vashave në Korçë. Verën tjetër u shpërngulën në një ndërtesë më të madhe që mund të nxinte më shumë nxënëse. Hierarkia ortodokse greke e kundërshtoi hapjen e shkollës në mënyrë fanatike që nga fillimi, dhe shkoi aq larg, sa të mos pranonte të varroste djalin e njerit prej mercenëve të saj. Më 4 janar 1894 Gjerasim Qiriazi vdes, në moshën tridhjetegjashtë vjeçare nga pleuriti, që e kishte marrë gjatë kohës së pengut. Ai është autor vjershash, këngësh, skicash, dialogësh dhe tekstesh shkollore. Shkrime të tij të zgjedhura u botuan nga i vëllai më i vogël Gjergji në antologjinë *Hristomathi më katër pjesë*, Sofje 1902.

**Gjergj Qiriazi** (1868-1912), i njohur në anglishte me emrin George Kyrias, ashtu si i vëllai Gjerasimi, ndoqi shkollën greke në vendlindje Manastir dhe kolegjin amerikan në Samokov. Edhe ai u mor në punë nga Shoqëria Biblike Britanike dhe Botërore. Pas vdekjes së të vëllait më 1894 mori në dorë drejtimin e shkollës së vashave në Korçë, kurse më 1908 ishte delegat në Kongresin e Manastirit. Gjergj Qiriazi ishte një nga themeluesit e gazetës në gjuhën shqipe *Bashkim' i kombit* më 1909, duke u dalluar vazhdimisht për një aktivitet politik. Përveç hristomathisë së të vëllait, ai botoi një përmbledhje me vjersha fetare me titullin *Kënkë të shenjtëruara*, Sofje 1906. Gjergj Qiriazi qe aktiv sidomos në botime tekstesh shkollore. Ai botoi një tekst për fizikën, *Fizika*, Bukuresht 1899, si dhe një numër artikujsh në organe shtypi të kohës. Vdiq në Manastir më 30 dhjetor 1912.

Ishte Naim Frashëri ai që i dha mundësi **Sevasti Qiriazi-Dakos** (1871-1949) të studionte në kolegjin me emër Robert College në Konstantinopojë e të luante një rol aktiv në arsimimin e grave. Ajo qe e para grua shqiptare që studioi në këtë institucion amerikan, të cilin e kreu në qershor 1891. Me t'u kthyer në Shqipëri ajo mori pjesë në ngritjen e shkollës së vashave në Korçë më 1891. Pas Luftës së Parë Botërore kjo shkollë njihej ende me emrin e familjes Qiriazi. Ajo mori pjesë edhe në Kongresin e Manastirit, ku u mor kryesisht me përgatitjen e teksteve shkollore. Është thënë se Sevasti Qiriazi-Dako ka botuar një gramatikë për shkollat fillore (Manastir 1912) dhe ka redaktuar një radhë tekstesh historie. Me të shoqin, gazetarin dhe shkrimtarin Kristo Anastas Dako (1878-1941) e me të motrën Parashqevi ajo vajti në Rumani e prej andej emigroi në Shtetet e Bashkuara, ku bashkëpunoi me të përdyjavshmen *Yll' i mëngjesit*.

Edhe **Parashqevi Qiriazi** (1880-1970), e njohur edhe me emrin Paraskevi D. Kirias, studioi në Robert College në Konstantinopojë dhe u kthye në Shqipëri për të punuar si mësuese. Më 1909 ajo botoi një abetare për shkollat fillore. Më pas organizoi arsimin për të vegjël, shkolla mbrëmjeje në Shqipërinë jugore dhe ndihmoi për të vënë bazat e një sistemi bibliotekar. Më 1908 mori pjesë në Kongresin e Manastirit. Ajo ndihmoi për themelimin e shoqatës *Yll' i mëngjesit* më 1909 dhe në Shtetet e Bashkuara botoi periodikun e ilustruar me të njëjtin emër, që doli në Boston nga 1917 deri më 1920. E përdyjavëshmja *Yll' i mëngjesit,* kushtuar ndriçimit dhe përparimit të popullit shqiptar, përfshinte artikuj mbi politikën, shoqërinë, historinë,

---

[51] Rrëfimi për gjashtë muajt e këtij kalvari është përkthyer anglisht nga J. W. Baird nga Manastiri, kr. Gjerasim Qiriazi 1902/1994, në shqip kr. Gjerasim Qiriazi 1993.

filologjinë, letërsinë, arsimin dhe folklorin. Parashqevi Qiriazi mori pjesë edhe në Konferencën e Paqes në Paris më 1919 si përfaqësuese e bashkësisë shqiptaro-amerikane.

Arsimi zyrtar dhe kultura e shkruar në Shqipërinë e veriut, e cila zhvillohej kryesisht në të vetmen qendër qytetare në ngritje e sipër që ishte Shkodra, gjendej nën *Kultusprotektoratin*, por realisht në dorën e kishës katolike, sikundër e kemi parë deri tani. Figurë e shquar e arsimit katolik në periudhën e Rilindjes qe **Anton Xanoni**[52] (1862-1915) i cili, në zgrip të shekullit, ushtroi një ndikim të dukshëm për zhvillimin e gegërishtes. Anton Xanoni, i njohur edhe me emrin Ndoc Zanoni, lindi në Durrës më 12 janar 1862, por që fëmijë u shpërngul në Shkodër, ku edhe mori arsim katolik. Etërit jezuitë, duke parë talentin e tij, e dërguan të kryente shkollën e lartë jashtë. Këtë ai e kreu në manastirin Kartusian në *Porta Coeli* në veri të Valencias, në Spanjë (1883), në një institucion jezuit në Kraljevica (ital. *Porto Re*) në bregdetin dalmat (1884), në Kremona të Italisë (1886), dhe në Kolegjin Gregorian në Krakov (Kraków) të Polonisë (1890-1892). Më 1892 u shugurua prift jezuit në Krakov dhe u kthye dy vjet më pas në Shkodër për të dhënë gjuhë shqipe në Kolegjin Saverian, ku kishte kryer studimet edhe vetë trembëdhjetë vjet më parë. Më 1896 dha mësim një vit në kolegjin Gregorian në Kieri (Chieri), në juglindje të Torinos në Itali, para se të kthehej në Shqipëri. Bashkë me poetin lirik klasik Ndre Mjeda (1866-1937) e me të vëllanë e tij Lazër Mjeda, Xanoni ishte anëtar aktiv i shoqërisë letrare *Agimi*, të themeluar më 1901, e cila punonte për nxitjen e përdorimit të gjuhës shqipe në letërsi, sidomos me anë të një alfabeti të ri.

Ishte Anton Xanoni ai që vendosi normat e retorikës dhe të stilit të shkrimit në dialektin verior të shqipes në një shkollë me ndikim si Kolegji Saverian, norma që i parashtroi në *Prîsi në lâmë të letratyrës*, Shkodër 1911-1912. Ai mbante qendrim purist në shkrimin e shqipes, ishte idhtar i zëvendësimit të shumë huazimeve nga italishtja, turqishtja dhe sllavishtja me rrënjë fjalësh më të lashta shqipe. Si autor vjershash, prozash letrare, dramash e punimesh studimore në gjuhën shqipe, që shërbyen si frymëzim i vazhdueshëm për studentët dhe kolegët e tij shkrimtarë, ai nuk ishte vetëm novator në gjuhë, por edhe stilist i shkëlqyer për kohën kur jetoi. Nga viti 1908 bashkëpunoi rregullisht me periodikun jezuit *Elçija e Zemers t'Jezu Krisctit* me artikuj për historinë, letërsinë, kulturën dhe politikën, por edhe me tregime të shkurtra e me vjersha të tijat apo përkthime që pëlqeheshin shumë. Ka mbetur në histori edhe për veprat *Gramatika shqyp*, Shkodër 1909, dhe *Shkurtorja e historis së moçme*, 1910, si dhe në veçanti për vjershën me frymën e Rilindjes *Rrnoftë Shqypnia*, kushtuar shpalljes së pavarësisë. Një pjesë e mirë e veprës së tij ka mbetur e pabotuar edhe sot e kësaj dite. Xanoni vdiq në Shkodër më 16 shkurt 1915 dhe çmohet si një veteran i arsimit dhe i kulturës shqiptare.

Edukator dhe botues, **Mati Logoreci**[53] (1867-1941), ka lindur më 10 shkurt 1867 në një familje katolike në Shkodër. Në moshë të re punoi çirak në shoqërinë tregtare italiane Parruca, e cila e dërgoi si llogaritar në Monfalkone afër Triestes. Po atje bëri shkollë edhe për mësues. Pas kthimit në Shqipëri hapi një shkollë në Prizren më 1 maj 1889, për të cilën thuhet se ishte shkolla e parë shqipe në Kosovë. Atje dha mësim për njëfarë kohe, sepse më pas dha dorëheqje, për shkak se ra në konflikt me konsullatën austro-hungareze, që drejtonte arsimimin e katolikëve shqiptarë në Perandorinë Osmane nën kujdesin e *Kultusprotektoratit*. Më 1899 Logoreci ngriti një shkollë tjetër private shqiptare e cila, sikundër del nga dokumentet, ka gëzuar mbështetje të gjerë. Të dyja shkollat u shkrinë më 1900. Shërbeu si mësues në Prizren deri më 1903, kur u transferua në shkollën françeskane në Shkodër. Më 14 nëntor 1907 nisi të botojë gazetën e përdyjavshme *Dašamiri*, që e shtypte në Trieste me alfabetin e quajtur *Agimi*. Gazeta nuk zgjati shumë. Ajo doli vetëm në katërmbëdhjetë numra deri sa u mbyll më 6 gusht

---

52 kr. Kastrati 1962a, 1962b, 1980, f. 281-287, 297-298n.

53 kr. Shpuza 1965, Faensen 1980, f. 123-124, dhe Musa Kraja 1987.

1908. Në nëntor 1908 Logoreci përfaqësoi shoqërinë *Agimi* të Shkodrës në Kongresin e Manastirit, së bashku me poetin Ndre Mjeda (1866-1937). Po më 1908, me Lazër Mjedën, të vëllanë e poetit, organizoi një shkollë nate shqipe në Shkodër. Nën kujdesin e këtij klubi ai botoi një tekst shkolle prej 201 faqesh për historinë e lashtë me titull *Ndolliina historijet t'motshme*, Shkodër 1911, e cila mbulonte historinë e lashtë të Ilirisë, Maqedonisë dhe Epirit si dhe përfshinte një vështrim mbi Egjiptin dhe Greqinë e lashtë. Pas pavarësisë Logoreci shërbeu si mësues në Tiranë, kurse nga 1916 deri 1918 si funksionar për arsimin në Shkodër. Më 1916 ishte edhe anëtar i *Komisisë Letrare Shqype* të ngritur në qytetin e tij të lindjes nga autoritetet austro-hungareze. Më 1920 mori pjesë në Kongresin e Lushnjës si delegat i Shkodrës. Nga 1922 deri 1923 qe sekretar i përgjithshëm në Ministrinë e Arsimit dhe iu kushtua arsimit derisa doli në pension më 1930. Në vitet e fundit të jetës Mati Logoreci iu kthye botimit të një gazete të re, *Drita*, numri i parë i së cilës doli më 28 nëntor 1936 dhe zgjati të paktën deri më 1939. *Drita* kishte një tirazh prej 4000 kopjesh, pra qe gazeta më e madhe shqiptare në vitet para Luftës së Dytë Botërore. Mati Logoreci vetë i redaktoi nëntëdhjetë e tre numrat e parë deri më 23 mars 1937. Përveç tekstit *Ndolliina historijet t'motshme*, Logoreci ishte autor i një numri tekstesh të tjera shkollore dhe veprash për historinë, më e mira ndër të cilat është një libër 301 faqesh *Historija e përgjithshëme*, Shkodër 1924, ku bie në sy një prirje e lehtë letrare e gjuhësore. Është shquar si purist i gjuhës së dialektit të tij të Shqipërisë së Veriut. Mati Logoreci vdiq më 7 shkurt 1941 në Tiranë në moshën shtatëdhjetekatër vjeç, si figurë e shquar e arsimit shqiptar.

## 9.7 Zbulimi i letërsisë gojore

Zgjimi letrar dhe kulturor i popullit shqiptar në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë nuk ishte thjesht çështje e përdorimit të gjuhës shqipe në shkolla apo e krijimit dhe botimit të prozës artistike, poezisë dhe publicistikës. Ajo kërkonte si domosdoshmëri kthimin te burimet, te rrënjët, te traditat. Letërsia e shkruar në gjuhën shqipe kishte qenë sporadike në shumë periudha të së kaluarës së saj dhe si e tillë nuk kishte mundur kurrë të shprehte gjithë potencialin e kulturës shqiptare. Kjo vinte edhe për arsye të rrugës të mundimshme të historisë së vetë popullit shqiptar. Ndërkaq letërsia gojore, d.m.th. traditat folklorike të Shqipërisë, vazhdimisht e ka kompensuar këtë mangësi. Kjo përbënte një thesar të vlefshëm kulturor në dorë të ideologëve të Rilindjes. Nuk dilte nevoja të krijohej një identitet kombëtar, mjafton që ai vetëm të rizbulohej.

Lëvizja romantike në Evropë kishte ngjallur një interes të dukshëm për traditat folklorike dhe letërsinë gojore. Këngët popullore dhe përrallat popullore shqiptare kishin rrëmbyer imagjinatën jo vetëm të shkrimtarëve shqiptarë gjatë Rilindjes kombëtare, por edhe të studiuesve dhe gjuhëtarëve të huaj të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Madje përmbledhja më e hershme e letërsisë gojore shqiptare u botua në Gjermani nga **Johan Georg fon Han**[54] (Johann Georg von Hahn, 1811-1869) në trevëllimshin *Albanesische Studien*, Jena 1854 (Studime shqiptare). Hani, shpesh i konsideruar si babai i studimeve shqiptare, bëri udhëtime në mbarë Shqipërinë dhe Ballkanin si konsulli i Austro-Hungarisë në Janinë dhe, në gramatikën që hartoi për dialektin toskë, vuri si shtojcë dyzet e gjashtë faqe me këngë popullore, fjalë të urta dhe përralla. Dhjetë vjet më pas ai botoi një përmbledhje në dy vëllime *Griechische und albanesische Märchen*, Lajpcig 1864 (Përralla greke dhe shqiptare). Mjeku gjerman **Karl**

[54] Për jetën dhe veprën e Johan Georg fon Hanit, kr. Grimm 1964.

**Hajnrih Teodor Rajnholt** (Karl Heinrich Theodor Reinhold, 1810-1880) nga Gëtingeni shërbeu në flotën greke kur u njoh së pari me folklorin shqiptar nga detarët e shumtë shqiptarë. Më pas ai botoi një përmbledhje të shquar me këngë popullore, rrëfenja dhe fjalë të urta shqiptare bashkë me një gramatikë të shqipes në librin e tij *Noctes Pelasgicae*, Athinë 1855 (Netë pellazgjike). Në Itali, përveç përmbledhjeve me poezi popullore të hartuara nga shkrimtarë të ndryshëm arbëreshë të shekullit të tetëmbëdhjetë e më pas, kemi edhe një përmbledhje përrallash popullore nga Sicilia, të botuara nga folkloristi **Xhuzepe Pitre** (Giuseppe Pitrè, 1841-1916) në librin e tij me katër vëllime *Fiabe, novelle e racconti popolari siciliani*, Palermo 1875 (Përralla, tregime e rrëfenja popullore siciliane). Konsulli francez **Ogyst Dozon** (Auguste Dozon, 1822-1891), që e kishte selinë në Janinë e Selanik, botoi përralla dhe këngë popullore shqiptare në fillim në librin e tij *Manuel de la langue chkipe ou albanaise*, Paris 1879 (Doracak i gjuhës shqipe ose albaneze), kurse dy vjet më pas në një vëllim të posaçëm me titull *Contes albanais, recueillis et traduits*, Paris 1881 (Rrëfenja shqiptare, të mbledhura e të përkthyera). Gjuhëtari çek **Jan Urban Jarnik** (1848-1923), profesor i gjuhëve dhe letërsive romane, botoi materiale folklorike shqiptare, ndër to një vjershë, dy përralla popullore dhe pesëdhjetë e tre fjalë të urta nga krahina e Shkodrës në librin e tij *Zur albanischen Sprachenkunde*, Laipcig 1881 (Mbi gjuhësinë shqiptare), si dhe një përmbledhje me rrëfenja dhe anekdota, përsëri nga Shkodra, në *Příspěvky ku poznání nářečí albánských*, Pragë 1883 (Ndihmesë për njohjen e dialekteve të shqipes). Albanologu austriak **Gustav Majer** (Gustav Meyer, 1850-1900), profesor në Universitetin e Gracit, botoi katërmbëdhjetë rrëfenja shqiptare në *Albanische Märchen*, Laipcig 1884 (Rrëfenja shqiptare), si dhe një numër rrëfenjash toske si shtojcë e gramatikës së tij të shqipes, *Kurzgefaßte albanesische Grammatik mit Lesestücken und Glossar*, Laipcig 1888 (Gramatikë e shkurtër e shqipes me tekste e fjalor). Një pjesë e mirë e materialit të tij folklorik u ribotua në vëllimet pesë dhe gjashtë të *Albanesische Studien* të tij, Vjenë 1896-1897 (Studime shqiptare). Indoevropianisti i dëgjuar danez **Holger Pedersen** (1867-1954), profesor i Universitetit të Kopenhagës, vizitoi Shqipërinë më 1893 për të mësuar gjuhën e për të mbledhur material gjuhësor. Përmbledhja me tridhjetë e pesë përralla popullore shqiptare, që i regjistroi këtu dhe në Korfuz, u botua në librin e tij *Albanesische Texte mit Glossar*, Laipcig 1895 (Tekste shqipe me fjalor).

Nuk mund të themi që ishin vetëm studiuesit e huaj ata që gjatë gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë sollën në Evropë materialin e parë për folklorin shqiptar, duke nxitur kështu studimet shkencore për letërsinë gojore shqiptare. Ndërkaq dallohen edhe një numër studiuesish shqiptarë që me botimet e tyre, kryesisht drejtuar bashkatdhetarëve të tyre, ushqyen lëvizjen e zgjimit kombëtar me ndjenjën e traditës e të identitetit.

Një nga 'zbuluesit' e parë shqiptarë të kësaj trashëgimie kombëtare në Shqipëri ishte **Zef Jubani**[55] (1818-1880), i njohur edhe me emrin Zef Ndokillija ndërsa në italishte me emrin Giuseppe Jubany. Mendohet që Jubani të ketë lindur në Shkodër me baba shqiptar e nënë malteze. Rreth vitit 1830 u dërgua për të bërë shkollën te daja në Maltë, ku ndenji deri në vitin 1838. Pasi kreu atje studimet në një shkollë tregtare, u kthye në Shkodër dhe nga viti 1848 shërbeu për disa vite si 'dragoman' (përkthyes) i Lui Iasint Hekard-it (Louis Hyacinthe Hécquard, 1814-1866), konsulli frëng në Shkodër, i cili po përgatiste një libër për Shqipërinë e veriut. Hekardin e tërhiqte mjaft folklori dhe gjatë udhëtimeve nëpër malësinë shqiptare të veriut mori me vehte të rinjtë Zef Jubani e Halil Kopliku. Një numër këngësh popullore që mblodhi aty dolën në një përkthim frëngjisht në veprën pioniere të Hekardit, *Histoire et description de la Haute Albanie ou Guégarie*, Paris 1858 (Histori e përshkrim i Shqipërisë së Epërme ose Gegërisë). Përmbledhja e parë folklorike e vetë Jubanit, pa dyshim origjinalet e teksteve të këngëve të botuara nga Hekardi, humbi për fat të keq në përmbytjen që e shkretoi

---

[55] kr. Kastrati 1955, 1987b dhe Jubani 1966.

qytetin e Shkodrës më 13 janar 1866. Më pas, për shkaqe që nuk dihen, Jubani iku në Itali për një farë kohe, dhe u prit atje nga Jeronim De Rada (1814-1903) me të cilin mbante letërkëmbim. Vepra për të cilën Zef Jubani përmendet më shumë është *Racconti di canti popolari e rapsodie di poemi albanesi*, Trieste 1871 (Përmbledhje këngësh popullore e rapsodish shqiptare). Ky libër përbën përmbledhjen e parë me këngë popullore gegërishte, madje vepra e parë folklorike e botuar nga një shqiptar për vetë Shqipërinë. Hyrja e kësaj përmbledhjeje të Jubanit përmban përsiatje politike për gjendjen e vendit, një shpjegim për 'sistemin e ri të shkrimit të shqipes me alfabet latin' të hartuar prej tij, por duhet theksuar se ky nuk ishte aspak praktik. Më tej përmban disa paradigma. Ndër këngët e përfshira janë ato të botuara më parë në frëngjishte nga Hekardi, një material që kishte dalë më parë në *Cuneus prophetarum* të Pjetër Bogdanit më 1685, dhe disa lirika bejtexhinjsh. Jubani është edhe autor i një historie të papërfunduar të Skënderbeut, e cila mbeti e pabotuar. Nga krijimtaria e tij poetike, vetëm dy vjersha kanë ardhur deri në ditët tona: njëra kushtuar Dora d'Istrias (1828-1888) dhe tjetra Skënderbeut.

Përmbledhja e dytë e rëndësishme me letërsi gojore shqiptare e hartuar nga një shqiptar u botua nga folkloristi dhe personaliteti kombëtar **Thimi Mitko**[56] (1820-1890) nga Korça, përfaqësues i shquar i kolonisë shqiptare të Egjiptit. Xhaxhai i Thimit, Peti Mitko, kishte qenë udhëheqës i revoltës së të krishterëve në Korçë dhe Tepelenë kundër reformave turke të Tanzimatit dhe pikërisht me këtë xhaxha gati legjendar Thimi, pasi bëri shkollën greke në vendlindjen Korçë, u largua nga Shqipëria më 1850, në fillim në Athinë, pastaj në Plovdiv e në fund në Vjenë, ku edhe punoi disa vjet si rrobaqepës. Më 1865, në moshë të pjekur, Mitkoja emigroi në Egjipt, ku hapi një punë tregtie në Beni Suef, që i eci mbarë, dhe iu përkushtua lëvizjes kombëtare. Vdiq nga kanceri në grykë në Beni Suef më 22 mars 1890.

Thimi (ose Euthimios) Mitko filloi të shfaqë interesim për folklorin rreth vitit 1859 kur ishte në Vjenë. Nga Spiro Dinia (1846?-1922) dimë se Mitkoja kishte nisur të regjistronte material folklorik para vitit 1866. Ai i dha Dhimitër Kamardës (1821-1882) këngë popullore, gjëegjëza dhe përralla për përmbledhjen e tij. Kurse përmbledhja e vetë Mitkos me folklor shqiptar, që përbëhej nga 505 këngë popullore, dhe 39 përralla e fjalë të urta kryesisht nga Shqipëria e jugut, u përfundua më 1874 dhe u botua me alfabet grek katër vjet më vonë, në vitin e Lidhjes së Prizrenit, me titullin greqisht *Albanikê melissa* dhe shqip *Bëlietta shqipëtare*, Aleksandri 1878 (Bleta shqiptare). Kjo vepër nuk qe vetëm e para përmbledhje e letërsisë gojore e destinuar për publikun shqiptar, por edhe e para përmbledhje e tillë me interes të vërtetë shkencor. Ndërkaq, flitet se një kopje e këtij libri është djegur publikisht në Athinë. Botimet e mëparëshme me këngë dhe përralla popullore shqiptare kishin qenë tepër të rralla e as kishin përfshirë aspektet më të bukura të letërsisë gojore shqiptare, as kishin mbuluar të gjithë trevat e gjithë tematikën. Mitkoja u përpoq që këtë trashëgimi kombëtare të letërsisë gojore ta paraqiste e ta ruante në mënyrë sa më të plotë. Në parathënie ai e shpreh kështu qëllimin e tij në formë të përgjithshme: "*... shpëtimi edhe dhënia brezave që vinë, i fjalëvet dhe tekstevet shqipe, të cilat, para disa vjetësh i mblodha me shumë mundim e shpenzime, dhe besoj se do të kenë një vleftë, sepse në këto duket origjina, karakteri, zakonet e racës shqiptare; veçanërisht dua që t'u ipet një shkak e një nxitje bashkatdhetarëve shqiptarë për kulturën edhe për të studiuar gjuhën e tyre amtare, në këtë mënyrë t'u sjell dobi që të mundin edhe këta të përparojnë...*". Materiali i 'Bletës Shqiptare' është klasifikuar dhe renditur sipas gjinive. Kështu, libri përfshin pjesë me këngë të vegjëlish, këngë për festat popullore të motmotit, këngë dashurie, këngë dasme, nizami, kurbeti, vaje e këngë vajë, balada, epika historike, si dhe përralla, fabula e anekdota, kurse si shtojcë ka një fjalor shqip-greqisht. Me këtë përmbajtje për

---

[56] kr. Haxhihasani 1962, Qosja 1982, vëll. 2, f. 235-264, Shuteriqi 1979a, f. 201-218, dhe Mitko 1981.

atë kohë kjo përbënte një vepër themelore për letërsinë gojore shqiptare. Por në Evropën Perëndimore lëvizja e romantizmit kishte rënë prej kohësh dhe bashkë me të edhe interesimi për letërsinë gojore e për traditat folklorike. Kjo rrethanë bëri që përmbledhja e Mitkos të mos pritej në botë me atë vëmendje që meritonte. Vepra u ripërgatit për botim nga Gjergj Pekmezi (1872-1938) në Vjenë më 1924, duke përdorur alfabetin shqiptar të kohës, me titullin *Bleta shqypëtare e Thimi Mitkos* dhe në këtë variant u prit më mirë. Mitkoja hartoi edhe një përmbledhje tjetër shtojcë me letërsi gojore shqiptare, e cila njihet me emrin 'Bleta e vogël', por nuk mundi kurrë ta botojë. I pabotuar mbeti edhe fjalori i tij shqip-greqisht në rreth 3000 faqe dorëshkrim, i cili u zbulua më vonë në Aleksandri. Dorëshkrime të tjera të tij, që presin të studiohen, janë ato që gjenden në Koleksionin Shqiptar të Bibliotekës Mbretërore në Kopenhagë[57]. Përveç interesimit për letërsinë gojore, Mitkoja ishte aktiv edhe në lëvizjen kombëtare, sidomos si autor i të paktën pesë artikujve në periodikë evropianë në mbështetje të çështjes shqiptare. Kur shpërtheu lufta me Malin e Zi në fund të vitit 1880, ai shpërndau një përkthim shqip të Marsejezës. Më 1881 Thimi Mitkoja qe një nga anëtarët themelues të seksionit egjiptian të *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* e më pas ndërmori shpërndarjen në Egjipt të së përmuajshmes së Jeronim De Radës *Fiàmuri Arbërit*, që u botua nga korriku 1883 deri në nëntor 1887 në Kalabri. Ai shkroi edhe pak poezi, por të pesëmbëdhjetë vjershat që janë ruajtur - njëra prej tyre ndodhet në antologjinë e Dhimitër Kamardës *A Dora d'Istria gli Albanesi*, Livorno 1870 (Dora d'Istrias shqiptarët) - nuk kanë ndonjë vlerë letrare të veçantë. Me interes letrar dhe historik më të madh është letërkëmbimi i tij i vëllimshëm me albanologë të tjerë të shquar të kohës: Jeronim De Rada (1814-1903), Dhimitër Kamarda (1821-1882), Panajot Kupitori (1821-1881), Jan Urban Jarnik (1848-1923), Dora d'Istria (1828-1888), Kostandin Kristoforidhi (1830-1895), Vissar Dodani (rreth 1857-1939) dhe Gustav Majer (1850-1900).

Përpjekjet e Thimi Mitkos në fushën e folklorit u vazhduan nga bashkatdhetari i tij **Spiro Risto Dine**[58] (1846?-1922) nga Vithkuqi në krahinën e Korçës. Siç thotë vetë, Dinia që fëmijë kishte mësuar alfabetin e Veqilharxhit nga mësuesi i tij i shkollës Than Xheka në fshatin Treskë. Dinia emigroi në Egjipt më 1866, në moshën njëzet vjeç, rreth një vit pas Thimi Mitkos, të cilin e takoi atje e me të cilin pas pak kohe do të bashkëpunonte për përmbledhjen e Mitkos me këngë dhe përralla popullore shqiptare. Ai ishte edhe anëtar themelues i seksionit të *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* në Egjipt më 1881. Ndërkohë që ishte në Shibîn el Kôm, Spiro Dinia pati letërkëmbim me Jeronim De Radën dhe u frymëzua nga veprimtaria e vëllezërve Frashëri. Më vonë në jetë do të entusiazmohej sidomos nga botimi i poemës epike të Naim Frashërit *Istori' e Skënderbeut*, Bukuresht 1898, e cila ishte vepra poetike më e dashur për të. Vdiq më 12 prill 1922 në Egjipt.

Libri për të cilin përmendet Spiro Dinia, madje i vetmi botim i rëndësishëm i tij, është një përmbledhje monumentale 856 faqesh me folklor e letërsi shqiptare, i titulluar *Valët e detit*, Sofje 1908. Këtë titull Dinia e zgjodhi për të simbolizuar rrugën e mundimshme të historisë së Shqipërisë si dhe dallgët e njëpasnjëshme të pushtimeve që kishin pllakosur atdheun e tij. *Valët e detit* është e ndarë në dy pjesë. Në 412 faqet e para kemi poezi atdhetare të vetë Dines, asnjë nga të cilat nuk është tërheqëse për lexuesin e sotëm, si dhe poezi të shkrimtarëve të tjerë e të udhëheqësve kombëtarë të periudhës së Rilindjes: Koto Hoxhi, Thimi Thoma Kreji, Kostandin Kristoforidhi, Anastas Kullurioti, Loni Logori dhe Jani Vreto. Ndonjë vjershë atdhetare, ndonëse disi e fryrë e në traditën e Rilindjes, iu kushtohet albanologëve të shquar si Johan Georg fon Han, Dora d'Istria dhe Kostandin Kristoforidhi. Pjesa e dytë e veprës i kushtohet letërsisë folklorike; ndër to gjejmë këngë dashurie, këngë dasme, vaje, vargje humoristike e

57 kr. Gangale 1973, f. 19 (II 13), f. 44 (III 1, III 2, III 19).

58 kr. Mann 1955, f. 47-48, Faensen 1980, f. 95, dhe për gjuhën e tij Hidi 1987.

satirike, ndonjë vjershë fetare e didaktike, përralla dhe mitologji. Në kohën e botimit *Valët e detit* ishte libri më i madh në faqe se çdo libër tjetër shqip i botuar deri atëherë.

Shtjefën Konstantin Gjeçov-Kryeziu, zakonisht i njohur me emrin **Shtjefën Gjeçovi**[59] (1874-1929) ishte i pari folklorist shqiptar që mblodhi letërsinë gojore në një mënyrë më sistematike e më shkencore. Ka lindur në fshatin Janjevë në jug të Prishtinës në Kosovë më 12 korrik 1874 (sipas burimesh të tjera, më 3 tetor 1873). Në shkollën e vendlindjes qe nxënësi më i mirë e me dhunti të jashtëzakonshme. Për këtë arsye, autoritetet kishtare të Shkupit e dërguan që të vogël në seminarin françeskan të Troshanit në veri të Lezhës. Më 1888, në moshën katëmbëdhjetë vjeç, u dërgua për të vazhduar shkollën në institucione arsimore françeskane në Bosnjë. Më 15 gusht 1892, hyri në seminarin e Fojnicës pranë Sarajevës, vazhdoi pastaj në Derventa (1893) dhe Banja Luka (1893) në Bosnjën veriore dhe më pas hyri në seminarin françeskan të Kreshevës, përsëri afër Sarajevës, ku studioi teologji së bashku me shokun e klasës Pashko Bardhi (1870-1948), i cili më vonë do të bëhej gazetar i njohur dhe pronar i revistës kulturore të Shkodrës *Hylli i Dritës*. Gjeçovi i ri u shugurua prift i urdhrit françeskan më 1896 dhe po atë vit u kthye në Shqipëri. Shërbeu si famullitar në Pejë dhe më 1905-1906 zuri vendin e shokut të tij Pashko Bardhi si mësues i shqipes në fshatin shqipfolës Arbanasi (ital. *Borgo Erizzo*), në rrethinat jugore të Zarës (Zadar) në bregun e sipërm dalmat. Më vonë, Gjeçovi jetoi në një numër vendbanimesh të malësisë së thepisur të Shqipërisë së veriut, përfshirë Laçin rrëzë malësisë së Kurbinit (rreth viteve 1899-1905), Gomsiqen, në lindje të Shkodrës (1907-1915), Thethin në cepin verior (1916-1917), dhe Rubikun në rrethin e Mirditës (rreth v. 1919-1921). Pikërisht këtu mes fisesh malësore ai filloi të mbledhë material për letërsinë gojore, kanunin fisnor, arkeologjinë, si edhe objekte të kulturës popullore.

Ndër botimet më të para të Shtjefën Gjeçovit janë dymbëdhjetë vjersha që dolën nën pseudonimin *Lkeni i Hasit* në organin me influencë të Faik Konicës *Albania* më 1901-1902. Ai është autor edhe i disa krijimeve dhe përkthimeve fetare, të cilat i shkroi dhe i botoi alfabetin e shkrimtarëve katolikë të shekullit të shtatëmbëdhjetë (Pjetër Budi, Frang Bardhi, Pjetër Bogdani). Disa prej tyre tani gjenden rrallë, si *Pajtoria e Durzit a se Sc' Lucia*, Shkodër 1902, 1904 (Pajtorja e Durrësit ose Shën Luçia), dy kopje të së cilës gjenden në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë; *Atil Rreguli*, Shkodër 1912, përkthim shqip i pjesës me tri akte 'Atilio Regolo' të poetit dhe melodramaturgut italian Pietro Metastasio (1698-1782); *Shna Ndou i Padues*, Shkodër 1912, përkthim i një vepre të një të quajturi A.N. Dal-Gal; dhe *Joana d'Ark*, Shkodër 1915/1916, po kështu përkthimi i një vepre të një të quajturi A. F. nga Bergamo. Ai gjithashtu la pa botuar përkthime të sentencave të Sokratit, të romanit polak shumë të lexuar *Quo vadis* (1916) të Henrik Shenkieviçit (Henryk Sienkiewicz, 1846-1916) dhe pjesëve nga 'Scritti su Parga' të poetit neoklasik italian Ugo Foskolo (1778-1827). Përveç kësaj, Gjeçovi na ka lënë si trashëgim gjithsej tridhjetë e tetë vepra origjinale ende të pabotuara, ndër to shtatë pjesë teatrore dhe disa tregime. Nga pjesët teatrore mund të përmendim *Mojsi Golemi* dhe tragjikomedia kombëtare *Mark Kuli Kryeqitas,* të cilat, edhe pse aspak të përpunuara, kanë vendin e tyre në fillimet e historisë së teatrit shqiptar. Një numër nga këto vepra ruhen në Arkivin Qendror Shtetëror në Tiranë.

Vështruar nga ana stilistike, veprat e Gjeçovit nuk kanë ndonjë nivel artistik fort të lartë, ndonëse, si rregull, e tregojnë përkatësinë e fortë ndaj gegërishtes dhe njohjen e shkëlqyer të saj me fjalorin e pasur dhe frazeologjinë shprehëse e të larmishme. Ndërkaq gjuha e tij është përgjithësisht lakonike dhe e ngjeshur. Kritikët e kanë cilësuar purist në gjuhë, ashtu si Anton Xanoni (1862-1915) dhe Mati Logoreci (1867-1941). Po ashtu si këta, ai ndiente kënaqësi të thellë me fjalët e rralla dhe me shprehjet tipike veriore, që kuptoheshin vetëm në këto krahina. Ndër botimet e tij më me interes është libri 144 faqesh *Agimi i gjytetniis*, Shkodër 1910,

---

[59] kr. Ajeti 1951, Mata 1982, Gjeçovi 1985, dhe Malaj 1990, f. 34-35.

kushtuar Gjergj Fishtës, i cili përmban një përmbledhje artikujsh didaktikë dhe aforizmash për Shqipërinë dhe gjuhën e saj. Në këtë monografi të shkruar gegërisht mendimet i enden nga njëri filozof a shkrimtar i madh tek tjetri dhe në epoka të ndryshme. Artikujt janë të grupuar në mënyrë disi të përgjithshme sipas kësaj tematike: *shoqnija*, *besimi e atëdheu*, *atdhedashnija*, dhe *giuha*. Ai është edhe autor i një numri artikujsh dhe studimesh, të botuara e të pabotuara, për historinë, etnografinë dhe arkeologjinë e Shqipërisë. Gjeçovi madje ishte arkeolog i flaktë, sidomos në Gomsiqe e më pas në Zym, një fshat në Has afër Prizrenit. Një dëshmi e entusiazmit të tij për gërmime, për të zbuluar lashtësinë e Shqipërisë, mund të gjendet në *Trashigime thrako-ilirjane*, një seri artikujsh studimorë të botuar në *Hylli i Dritës* më 1924. Në një studim tjetër, *Nji argtim arheologjik*, i cili doli në revistën françeskane *Zâni i Shna Ndout* në korrik 1920, ai na thotë: "*Arheologjia asht nji argtim aq i kandshëm, sa s'kallxohet me gojë, e sa asht i kandshëm, aq e ma asht i vlefshëm... Shifni, pra, se gadi kurrnji ndryshim s'ka ndërmjet arheologut e letrarit, qëllimi i njanit e i tjetrit ka nji qandërr e asht e mira e vendit e të qitunit në dritë të visarit kombtar*".

Shtjefën Gjeçovi si studiues i kulturës shqiptare nuk la gjurmë vetëm në fushën e arkeologjisë. Ai përmendet kryesisht për kodifikimin monumental dhe botimin e së drejtës zakonore shqiptare, *Kanuni i Lekë Dukagjinit*, Shkodër 1933, i cili së pari u botua pjesë-pjesë në *Albania* të Faik Konicës më 1898 dhe 1899, e pastaj më gjerë në revistën e Shkodrës *Hylli i Dritës* nga 1913 deri 1924. Kanuni i Lekë Dukagjinit është unikal si shkrim e përmbledhje e ligjit të pashkruar të fiseve malësore të Shqipërisë së veriut. Ky kanun ishte ai që drejtonte dhe rregullonte sjelljen në shoqëri, madje çdo anë të jetës në trevat e veçuara e të thella të malësisë së veriut. Ai respektohej me rreptësi nga fiset dhe kishte përparësi mbi çdo legjislacion tjetër, qoftë ekleziastik apo laik, që orvatej të zinte vend në malësi. Me anën e këtij kodi ligjor të lashtë fiset malësore qenë në gjendje të ruajnë identitetin e tyre, autonominë e tyre, edhe pse për pesë shekuj me radhë qenë zyrtarisht pjesë përbërëse e Perandorisë Osmane. Vëzhguesit të sotëm mund t'i duken barbare disa aspekte të Kanunit si përcaktimi i gjakmarrjes si mjet i kërkimit të drejtësisë dhe statusi tepër inferior i gruas, së cilës i mohoheshin jo vetëm të drejtat e privilegjet e burrit, por edhe të gjitha detyrat e tij. Kanuni thotë shprehimisht: "*grueja âsht shakull për me bajtë*". Megjithatë, këto tipare vetvetiu pasqyrojnë realitetin social të fiseve patriarkale që aq shumë i nënshtroheshin gjakmarrjes. Gjakmarrja, ndonëse shumë e pakësuar në Shqipëri pas Luftës së Dytë Botërore, prapëseprapë ka mbetur një tipar i shoqërisë shqiptare në veri, sidomos në Kosovë, ku realisht mijëra familje kanë rënë në grackën e riteve të gjakut dhe kanë mbetur të ngujuara edhe sot e kësaj dite. Një fushatë kundër gjakmarrjes më 1990, e drejtuar nga një komitet intelektualësh të shquar shqiptarë të Kosovës dhe në veçanti nga etnografi Anton Çetta (1920-1995), shpuri në pajtimin e mbi nëntëqind gjaqeve nëpërmjet skenash emocionuese dramatike të tubimeve të mëdha. Një nocion i kanunit fisnor, që ende shihet me një farë adhurimi apo të paktën mrekullimi, është ai i *besës*, mbajtja absolute e fjalës së dhënë, çfarëdo që të ndodhë. Kanuni i Lekë Dukagjinit ka qenë objekt që ka tërhequr mjaft historianë, specialistë të drejtësisë dhe etnografë, jo vetëm në Shqipëri e në Kosovë por edhe më gjerë. Kanuni është përkthyer italisht nga Pal Dodaj (Romë 1941) dhe anglisht nga Leonard Foks (Leonard Fox) (Nju Jork 1989).

Më 1926 atë Shtjefën Gjeçovi u transferua në famullinë e Zymit, një nga fshatrat katolike në krahinën e Hasit midis Prizrenit dhe Gjakovës në Kosovë. Atje, me famën që gëzonte si luftëtar kombëtar shqiptar i vendosur dhe si studiues i interesuar në zbulimin dhe nxjerrjen në dritë të lashtësisë së popullit të vet, ai ndezi urrejtjen e popullsisë serbe vendëse e të autoriteteve serbe. U vra afër Zymit më 14 tetor 1929, rrugës kur po kthehej në shtëpi nga Prizreni. Vrasja e Shtjefën Gjeçovit ishte një humbje për etnografinë dhe arkeologjinë shqiptare dhe shkaktoi një tronditje të madhe në popull anembanë vendit. Në Tiranë Parlamenti e përkujtoi vdekjen e tij me një radhë ligjërimesh prekëse më 11 nëntor të atij viti. Varri i

Shtjefën Gjeçovit në Karashëngjergj afër Prizrenit ka mbetur një vend pelegrinazhi për shqiptarët e të gjitha besimeve edhe sot e kësaj dite me gjithë mospëlqimin dhe zemërimin e autoriteteve serbe, që ende përpiqen ta mbajnë Kosovën në zotërim të tyre me çdo çmim.

## 9.8 Lindja e gazetarisë shqiptare

Në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë Shqipëria po lëngonte nën kandilin që po fikej të Perandorisë Osmane. I Sëmuri i Bosforit nuk kishte më çfarë t'i ofronte këtij populli që tani po kërcënohej më shumë se kurrë nga asimilimi kulturor. Ishte lëvizja e Rilindjes, e zgjimit kombëtar, ajo që, sikundër e pamë, shprehu vullnetin e Shqipërisë për të mbijetuar. Në rrethana të tilla të vështira është e lehtë të vihet re e të çmohet fakti se shtrati kryesor i letërsisë në këtë periudhë ishte vetëm ai kombëtar dhe politik. Nuk ishte koha për ushtrime artistike e letrare abstrakte pa lidhje me realitetin kombëtar e politik. Shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë para së gjithash shqetësoheshin për çlirimin e popullit të tyre nga 'zgjedha turke', për arsimimin dhe përparimin kulturor të një populli të lënë prapa në pluhurin e historisë, për të ushqyer ndjenjën e identitetit kombëtar në mendjet dhe zemrat e bashkëkombasve shqiptarë, të ndarë sikundër qenë në fe të ndryshme e në sfera të ndryshme kulture të huaj. Fryma e romantizmit kombëtar në letërsinë që po lindte në këtë periudhë, pati vërtet ndikimin e vet në masat e gjera. Thirrja poetike e Pashko Vasës drejtuar bashkatdhetarëve për të shpëtuar Shqipërinë, nënën e tyre të "rrëxue e të bamun trok," ishte dëgjuar kudo, kurse vjershat patriotike të Naim Frashërit këndoheshin e pëlqeheshin gjithandej. E vërtetë është se poezitë politike do të zgjonin deri diku mendjet dhe zemrat e shqiptarëve, por ato nuk do të mjaftonin.

Përhapja e informacionit, e ideve, e veprave të letërsisë artistike të shkruara shqip, të gjitha këto tipare të një kulture të re në zhvillim, kërkonin gazeta dhe mjete botimi. Kjo është arsyeja që gazetaria luajti një rol vendimtar në letërsinë e Rilindjes të çerekut të fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Në vitet tetëdhjetë dhe nëntëdhjetë, organe periodike në gjuhën shqipe shpërthyen e lindën në të gjitha qytetet më të mëdha të Ballkanit, si në Konstantinopojë, Bukuresht, Sofje, Selanik dhe Athinë, dhe i çuan idealet e Rilindjes edhe në qoshet më të humbura të trevave ku flitej shqip[60].

Botimet në gjuhën shqipe në fillim qenë të rralla. Disa organe shtypi të vjetra në gjuhë të huaja në Ballkan botonin nganjëherë ndonjë artikull në gjuhën shqipe: *Pellazgos*, një e përjavshme politike shoqërore në gjuhën greke për shqiptarët dhe grekët, që u botua në Lamia nga Anastas Byku; *Ishkodra*, organi zyrtar në gjuhën turke i vilajetit të Shkodrës, që dilte çdo javë më 1879 e që një vit më pas u vu në shërbim të Lidhjes së Prizrenit; dhe e përjavshmja që e kemi përmendur e Anastas Kulluriotit, *Hê fônê tês Albanias* (Zëri i Shqipërisë), 1879-1880, që dilte në Athinë dhe kërkonte një Shqipëri të bashkuar e të pavarur.

Vetë botimi i gazetave në gjuhën shqipe e ka zanafillën në Konstantinopojë me organin *Drita*, që më pas mori emrin *Diturija*, e cila u botua nga *Shoqëria e të shtypuri shkronja shqip* nga gushti 1884 deri në korrik 1885. Kryeredaktori i kësaj gazete të parë shqiptare në Perandorinë Osmane qe **Pandeli Sotiri** (1852-1890) nga fshati malor Selckë afër Gjirokastrës, i cili luajti një rol të dorës së parë në themelimin e shkollës së parë shqipe në Korçë më 1887.

Në punën e botimeve, veçanërisht aktive, sikundër kemi theksuar, kanë qenë kolonitë

---

60 Për shtypin e Rilindjes, kr. Daka 1971-1974, Sokolova 1979, dhe Körner 1982.

shqiptare të Rumanisë[61]. Pikërisht këtu filloi shtypjen e librave më 1886 e para shtypshkronjë në gjuhën shqipe, e ngritur nga Jani Vretoja. Më 15 maj 1887 në Braila, në Danubin e poshtëm, doli numri i parë i së përjavshmes *Drita*, më vonë në rumanishte *Lumina*. Një vit pas *Dritës* doli me katër faqe *Shqipëtari/Albanezul*, që u botua në Bukuresht më 7 gusht 1888 nga shoqëria *Drita* nën redaktimin e Nikolla Naços (1843-1913) nga Korça, i cili më vonë do të themelonte një institut kulturor shqiptaro-rumun për përgatitjen e mësuesve shqiptarë. Kjo e përjavshme, me artikuj në shqipe, rumanishte dhe frëngjishte, doli me ndërprerje pesë vjet deri më 1903, me një jetëgjatësi të shënuar për organet e shtypit shqiptar të kohës. Një e përjavshme tjetër e Bukureshtit, ku u shpallën qartë qëllimet e lëvizjes kombëtare, ishte *Shqipëria*, 1897-1899, në katër faqe, që botohej shqip, rumanisht, frëngjisht e greqisht nga një komitet i shoqërisë *Dituria*, vazhduese e shoqërisë *Drita*, e kryesuar nga Vissar Dodani dhe Jorgji Meksi. Ajo jep të dhëna të shkëlqyeshme për lëvizjen kombëtare në Rumani dhe gjetiu gjatë atyre dy viteve edhe për studiuesit e sotëm.

Botuesi i gazetës *Shqipëria* **Vissar Dodani**[62] (rreth v. 1857-1939) prej Korçe u frymëzua ndër të tjera nga botimi i 'Bletës shqiptare' të Thimi Mitkos më 1878, për t'ia kushtuar energjitë e veta lëvizjes kombëtare. Në mars 1880 emigroi në Bukuresht, ku kishte xhaxhanë, për të gjetur punë si tregtar, kurse më 1884 u bë anëtar i shoqërisë *Drita*. E përjavshmja e tij, më pas e përdyjavshme, *Shqipëria*, që doli në gjashtëdhjetenjë numra nga 10 maj 1897 deri më 18 qershor 1899, kishte për qëllim forcimin e unitetit të shqiptarëve të të gjitha besimeve fetare. Por Vissar Dodani nuk qe vetëm botues. Ai qe autor i një letërkëmbimi të vëlllimshëm me figura të tjera udhëheqëse të Rilindjes, si dhe i një libri me titullin *Mialt' é mblétese*, Bukuresht 1898 (Mjalti i bletës), një antologji 244-faqesh me poezi, fjalë të urta dhe përralla popullore, që jo rastësisht të kujton 'Bletën shqiptare' të Thimi Mitkos të botuar njëzet vjet më përpara. Në të Dodani mblodhi poezinë e tij si dhe poezi të shkrimtarëve të tjerë të Rilindjes, ndër ta Jani Vreto, Pashko Vasa, Faik Konica, Thimi Mitko, Zef Skiroi dhe Naim Frashëri. Një pjesë e mirë e materialit të 'Mjaltit të bletës' ishte botuar më përpara në *Shqipëria*. Dodani botoi gjithashtu një poemë satirike me 1332 vargje me titullin *Tringëllim a Serb'e zuzarëvet*, Bukuresht 1903, dhe përktheu vepra mjaft të ndryshme nga njëra-tjetra, që nga përrallat arabe të Dervish Abdul Bekirit deri te libreti i operës së Verdit *Trovatore*, Bukuresht 1910. Më 1915, Dodani u shpërngul në Gjenevë dhe shërbeu në dhjetor 1918 si sekretar i komitetit kombëtar shqiptar të kryesuar nga Turhan pasha, kryetar i qeverisë së përkohëshme të Durrësit, e cila kërkonte njohje ndërkombëtare në Evropën pas Luftës së Parë Botërore. Në vjeshtë 1919 Dodani u kthye në Rumani. Më pas ai ka botuar librin 200 faqesh *Memoriet e mija - kujtime nga shvillimet e para të rilindjes të kombit shqipëtar ndë Bukuresht*, Konstancë 1930, ku përfshiu letërkëmbimin e tij me shumë figura udhëheqëse të periudhës së Rilindjes. Vdiq në kryeqytetin rumun më 16 mars 1939.

**Jorgji Meksi**[63] (1860-1942), kishte studiuar gazetari në Athinë para se të emigronte në Bukuresht për të themeluar së bashku me Vissar Dodanin periodikun *Shqipëria*, ku botoi mjaft artikuj për gjuhën shqipe, arsimin dhe politikën. Gaetano Petrotta (1882-1952) e ka quajtur Nestor të gazetarisë shqiptare[64]. Më pas Meksi bashkëpunoi në Gjirokastër me gazetën e përjavshme *Demokratia* të Xhevat Kallajxhiut (1904-1989), e cila doli nga 1925 deri 1939. Nga

---

61 Për një vështrim mbi shtypin shqiptar në Rumani, kr. Bala 1964.

62 kr. Petrotta 1950b, f. 198-200.

63 kr. Petrotta 1950b, f. 200-201.

64 kr. Petrotta 1950b, f. 200.

janari 1932 deri në korrik 1934 si dhe nga shkurti 1938 e deri në fund këtë gazetë e redaktoi vetë Meksi.

**Jashar S. Erebara** (1872-1953) ka qenë gazetar, politikan dhe atdhetar nga Dibra, i cili pati emigruar për t'iu shtuar radhëve të shumta të bashkësisë shqiptare të kolonisë së Bukureshtit. Atje ndoqi studimet në institutin kulturor shqiptaro-rumun për përgatitje mësuesish, i themeluar në vjeshtë 1892 nga Nikolla Naçoja (1843-1913), e më pas punoi në administratën osmane derisa u dëbua për shkak se jepte mësim gjuhën shqipe. Erebara bashkëpunoi me një numër organesh shtypi shqip, sidomos me *Shqipërinë* e Vissar Dodanit. Në qershor 1902 themeloi gazetën e vet *Albanija* në Beograd, e cila doli deri më 1906. Motoja e këtij organi ishte 'Shkipnija e Shkiptarvet'. Erebara mori pjesë aktive në komitetet revolucionare anembanë Ballkanit në mbrojtje të interesave shqiptare ndërkohë që gadishulli dalëngadalë po hynte në luftë. Në gusht 1911 themeloi një gazetë tjetër, *Shkupi*, në Shkup për të mbrojtur interesat e kombit. Pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë në nëntor 1912, Jashar Erebara u bë deputet në parlamentin shqiptar dhe u përpoq për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë.

Aktiv si botues dhe figurë e lëvizjes kombëtare në Bukuresht, e më pas gjetiu, ka qenë edhe **Dervish Hima**[65] (1873-1928), pseudonimi i Ibrahim Mehmet Naxhiut nga Struga në breg të liqenit të Ohrit. Hima ndoqi shkollën në Manastir e Selanik, dhe studioi dy vjet mjekësi në Konstantinopojë, ku në fillim mbështeti lëvizjen e xhonturqve dhe nisi të mendojë për zgjidhjen e çështjes shqiptare. Nga viti 1895 e deri në Luftën I Botërore u end pa u lodhur nga njeri vend në tjetrin, duke propaganduar çështjen shqiptare me artikuj e pamflete. Dervish Hima ishte kundërshtar i papajtueshëm i sundimit turk në Shqipëri dhe autor i një numri manifestesh radikale që bënin thirrje për luftë të përgjithshme kundër Portës. Si i tillë, ai u ndoq këmba-këmbës nga autoritetet osmane kudo që shkonte dhe u burgos disa herë. Në Bukuresht botoi gazetën jetëshkurtër *Pavarësia e Shqipërisë,* e cila doli më 1898 shqip, frëngjisht dhe rumanisht. Në tetorin e vitit tjetër u shtrëngua të ikë nga Rumania në Romë, ku bashkëpunoi me Mehmed bej Frashërin në të përdyjavshmen *Zën' i Shqipënisë*, që dilte frëngjisht dhe shqip. Më 1903 Dervish Hima botoi të përdyjavshmen *L'Albanie* në Gjenevë, e cila vazhdoi si e përmuajshme nga 1905 deri më 1906 në Bruksel. Më 1909 e gjejmë në Konstantinopojë ku nxirrte të përjavshmen *Shqipëtari-Arnavud* me Hilë Mosin, një organ periodik turqisht dhe shqip i financuar nga Austro-Hungaria. Kjo gazetë zgjati derisa u ndalua më 1910. Dervish Hima mori pjesë aktive në jetën publike edhe pas shpalljes së pavarësisë në nëntor 1912. Në vjeshtën e vitit 1917 u emërua nga autoritetet austro-hungareze inspektor arsimi për qarkun e Tiranës, kurse më 1920 u bë i pari drejtor i zyrës së shtypit në Shqipëri.

Brenda Shqipërisë, i vetmi organ shtypi në gjuhën shqipe në shekullin e nëntëmbëdhjetë ka qenë e përmuajshmja fetare, e përmendur më parë, *Elçija i Zemers t'Jezu Krisctit*, që shtypej në Shkodër në *Shtypshkroja e Zojës s'Paperlyeme*, të ngritur nga jezuitët më 1870. Botimi i kësaj reviste, në fillim me katër faqe, filloi në mars 1891. Pak e nga pak faqet u shtuan në tetë, dymbëdhjetë e në fund në gjashtëmbëdhjetë, kurse nga 1908 deri më 1914 pati edhe një shtojcë letrare e kulturore. Më 1914 titulli u ndryshua për të tingëlluar më shqip, *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit*. Po atë vit, shtojca letrare e kulturore doli si revistë mujore më vete, *Përparimi*, që zgjati nga janari 1914 deri më 1916. *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit* qe themeluar nga padër **Domeniko Pasi**[66] (Domenico Pasi, 1847-1914) nga Verona, i cili kishte themeluar edhe qendrën misionare jezuite në Shkodër më 1888 dhe bashkëpunoi me revistën me përkthime të një numri himnesh në shqipe deri në fund të jetës së tij. Por *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit*

---

[65] kr. Kaleshi në: Bernath (red.) 1974-, f. 161-164, Prifti 1987, dhe Kaleshi 1991, f. 88-97.

[66] kr. Cordignano 1933-1934, dhe *Jesuits*... 1988, f. 72.

mbeti një dukuri e veçantë, sepse në Shqipëri nuk kishte qendra banimi aq të mëdha sa të ofronin infrastrukturën e nevojshme për botim. As Shkodra e Korça, të vetmet qytete për të cilat mund të flitej në Shqipëri, nuk mund të krahasoheshin me ato qytete jashtë ku shqiptarët po emigronin në numër përherë e më të madh.

Kryeqyteti i Bullgarisë Sofje, ashtu si Bukureshti, ishte bërë qendër e emigracionit shqiptar në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë[67]. Edhe këtu udhëheqësit e bashkësisë shqiptare, të nxitur nga kultura e zgjimit kombëtar, nisën të organizojnë veprimtari kulturore kombëtare. Ndër figurat udhëheqëse të lëvizjes kombëtare në Sofje ishte **Shahin bej Kolonja**[68] (1865-1919) nga Starja e Kolonjës afër Korçës. Ai kishte kryer më 1895 *Mülkijen*, një shkollë e njohur e administrimit publik në Konstantinopojë, dhe kishte qenë mësues në disa shkolla të mesme turke. Mbahet mend sidomos si botues i së përdyjavëshmes *Drita*[69], që e nxori në Sofje në 101 numra nga nëntori 1901 deri më 1908 për të mbrojtur të drejtat e kombit shqiptar. Kolonja ua shpërndau këtë gazetë shtatëqind pajtimtarëve në mbarë Perandorinë Osmane me ndihmën e konsullatave austro-hungareze. *Drita*, e shtypur në gjuhën shqipe me ndonjë artikull të rastit greqisht, turqisht apo frëngjisht, luajti rol në zgjimin e identitetit kombëtar ndër shqiptarët. Në këtë gazetë Sami Frashëri ribotoi manifestin e tij politik *Shqipëria - Ç'ka qënë, ç'është e çdo të bëhetë?* e po aty Kolonja e përktheu atë në turqishte dhe e botoi me titullin *Arnavutluk ne idi, ne dir ve ne olacak*; ai botoi në disa numra edhe tregimin *Oxaku* (Oxhaku) të Mihal Gramenos.

Veprimtaria publicistike gazetare e Kolonjës qe lehtësuar mjaft nga shtypshkronja *Mbrothësia* e ngritur prej **Kristo Luarasit** (1875-1934) nga fshati Luaras i Kolonjës. Kristo Luarasi mësimet e para i mori në shkollën e fshatit Hotovë nga mësuesi dhe botuesi Petro Nini Luarasi. Më 1892, pasi autoritetet osmane i mbyllën shkollat në gjuhën shqipe, emigroi në Rumani dhe gjeti punë si tipograf. Më 1896 u shpërngul në Sofje dhe ngriti shtypshkronjën *Mbrothësia*, e cila do të luante një rol të jashtëzakonshëm në përhapjen e letërsisë shqiptare. Së bashku me Kosta Jani Trebickën dhe Mid'hat bej Frashërin (1880-1949), botoi almanakun kulturor *Ditërëfenjës* ose *Kalendari kombiar*, i cili doli çdo vit, me disa ndërprerje të gjata, nga 1897 deri 1928. Kalendarët kombëtarë qenë vepra relativisht të rëndësishme në historinë e letërsisë shqiptare përderisa, ashtu si almanakët familjarë të shekullit të nëntëmbëdhjetë në bashkësitë fshatare të prerive të Amerikës së Veriut, lexoheshin në mjaft shtëpi. Këta almanakë e bënin publikun e gjerë ta ndiente se ekzistonte një letërsi shqiptare, publik që përndryshe kishte pak kontakt me veprat bashkëkohore të prozës dhe poezisë shqiptare. Por për Kristo Luarasin ky qe vetëm fillimi. Në shtypshkronjën *Mbrothësia* ai botoi edhe tridhjetë e shtatë monografi nga letërsia shqiptare, ndër to veprat e Spiro Dines, Mihal Gramenos, Papa Kristo Negovanit, Mid'hat bej Frashërit [Lumo Skëndo] dhe Hilë Mosit. Ai gjithashtu ribotoi veprat e Naim dhe Sami Frashërit, duke e mundësuar shpërndarjen masive të këtyre veprave të rëndësishme. Kristo Luarasi kreu udhëtime në Korfuz, Itali dhe Konstantinopojë për të bashkërenduar punët e lëvizjes kombëtare e për të nxitur botimet në gjuhën shqipe. Në Sofje bashkëpunoi me Shahin Kolonjën në themelimin e organit *Drita*, që përmendëm më lart. Pas revolucionit të xhonturqve Luarasi e transferoi shtypshkronjën në Selanik, ku gjatë një viti nxori rreth gjashtëdhjetë vepra: libra, gazeta, revista dhe mbi 10.000 abetare, që i shpërndau falas në popullsinë shqipfolëse. Në mars 1910, pasi autoritetet turke kishin filluar ta shihnin me

---

67 Për emigracionin shqiptar në Rumani e Bullgari e për kulturën e Rilindjes atje, kr. Dërmaku 1987 dhe Maksutovic 1992.

68 kr. Zallëmi 1962, dhe Tako 1984.

69 kr. Behri në: Bihiku (red.) 1981, f. 578-609.

dyshim veprimtarinë e tij, e ktheu prapë shtypshkronjën në Sofje. Këtu ai botoi gazetën e përjavshme *Liria e Shqipërisë* nga 1911 deri më 1915. Më 1921 u kthye në Shqipëri dhe themeloi Shtypshkronjën Luarasi, e cila do të bëhej shtypshkronja më e madhe në vend.

**Kosta Jani Trebicka** (vd. 1944) ishte partner i Luarasit në themelimin e shtypshkronjës *Mbrothësia* dhe në botimin e *Kalendarit kombiar,* që pati një ndikim të madh në mbarë vendin. Trebicka është edhe autor i disa poezive që u botuan në *Albania* të Faik Konicës, dhe përkthimeve të një proze në tri pjesë me titull *Fushatë e vdekura të Sibirit*[70] Bukuresht 1896, dhe pjesës në pesë akte *Gjenoveva*, Sofje 1908. Më 1901 ai ishte kryetar i shoqërisë *Dëshira*, një klub patriotik i themeluar në Sofje më 1893 për përgatitje mësuesish të shqipes. Dihet se pas një viti Trebicka dha gjuhë shqipe në një shkollë nate të hapur nga kjo shoqëri.

Ndër shqiptarët aktivistë të lëvizjes kombëtare në Sofje në vitet e para të shekullit të njëzetë ka qenë **Josif Jovan Bageri**[71] (1870-1915), gazetar dhe poet nga Nistrova e Rekës në krahinën e Dibrës. Më 1887, në moshën shtatëmbëdhjetë vjeç, Bageri u shpërngul në Sofje për të kërkuar punë dhe, pasi kaloi vështirësitë e para, filloi të punojë si këpucar për të nxjerrë bukën e gojës. Në kryeqytetin bullgar mësoi së pari gjuhën amtare dhe u lidh me figura të tjera të lëvizjes kombëtare shqiptare që jetonin atje, ndër ta ishin Dervish Hima dhe Jashar S. Erebara nga krahina e tij e Dibrës. Më 1893 u bë anëtar aktiv i shoqërisë atdhetare *Dëshira*. Botimet e tij të para qenë vjersha me tema kombëtare me frymëzim të zakonshëm rilindës, të cilat dolën në faqet e organeve *Kalendari kombiar*, *Drita* e Sofjes dhe *Shpnesa e Shcypeniis* e Nikolla bej Ivanajt nga 1899 deri më 1909, kur Bageri nxirrte gazetën e vet të përdyjavshme. *Shqypéja e Shqypënis* ishte një revistë e vogël por e bujshme, e cila nisi të botohej në Sofje më 15 maj 1909 dhe vazhdoi më vonë me një ndryshim të vogël në emër - *Shqiponja e Shqipënis*. Aty botoheshin lajme dhe shkrime të redaksisë shqip e bullgarisht për çështje të ditës, si dhe mjaft poezi me përmbajtje shoqërore e politike. Me gjithë përpjekjet e tij, *Shqiponja e Shqipënis* falimentoi dhe nuk shkoi më përtej muajit prill 1911. Në janar 1914, më shumë se një vit pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë, Bageri u shpërngul në Durrës për të nxjerrë të përjavshmen *Ushtimi i Krujës*, për të cilën kishte filluar punën nga nëntori i vitit të kaluar 'për të mbrojtur të drejtat e kombit shqiptar'. Po edhe *Ushtimi i Krujës* pas pak kohe ndeshi në vështirësi financiare dhe u shtrëngua të ndërpresë botimin më 1914. I varfër e i këputur, i sëmurë nga tuberkulozi dhe i pafuqishëm për t'i bërë ballë rrëmujës politike e shoqërore të vendit që tani kishte kryeqytet portin Makiavelian të Durrësit, Bageri vendosi të largohet nga Shqipëria e të kthehet në Sofje. Vdiq rrugës për në Prishtinë më 1915. Josif Bageri ishte jo vetëm botues dhe gazetar, por edhe autor i një vëllimi modest me poezi e prozë në frymë të Rilindjes, shkruar në dialektin e vendlindjes, me titull *Kopësht malsori, msime të shqyptarueta dhe vjersha*, Sofje 1910.

**Thoma Abrami** (1869-1943) ose Thoma Avrami ishte gazetar e poet nga Korça, që luajti një rol më aktiv në botimet shqipe në zgrip të shekullit. Bëri mjaft udhëtime nëpër ngulimet shqiptare jashtë (Sofje, Bukuresht, Egjipt dhe Konstantinopojë) duke punuar si gazetar dhe redaktor për zgjimin kombëtar. Më 1903 u bë redaktor i së përdyjavshmes *Vetëtima* që doli vetëm një numër në Sofje, dhe po atë vit i së përdyjavshmes *Përlindja shqiptare* që botohej në Bukuresht. Më 1904 themeloi revistën mujore *Besa* në Kajro me Milo Duçin (1870-1933), e cila u shpall si organ i bashkimit të atdhetarëve të vërtetë shqiptarë. Bashkëpunoi edhe me organe të tjera të kohës: me *Dritën* e Shahin Kolonjës në Sofje, me *Shqipërinë* e Vissar Dodanit në Bukuresht, me *Albanian* e Faik Konicës në Bruksel e më pas në Londër. Më 1908 përfaqësoi Korçën në Kongresin e Manastirit. Më pas Abrami botoi një revistë arsimore 16 faqesh në

---

[70] kr. Falk 1896.

[71] kr. Mata 1983, dhe Berani 1988.

Korçë me titull *Përlindja arësimtare*, numri i parë i së cilës doli në qershor 1922. Përveç veprimtarisë publicistike, Thoma Abrami ishte edhe autor proze e poezie, si dhe përkthimesh nga greqishtja dhe arabishtja. Këto të fundit u botuan më 1925. Poezitë e tij lirike, shpesh me tema kombëtare, u botuan në disa nga organet e sipërpërmendura.

I angazhuar për qëllimet e larta të zgjimit kombëtar në Sofje ishte edhe botuesi dhe shkrimtari **Nikolla Lako** (1880-1962) nga Korça. Ai botoi mjaft prozë e poezi si dhe një numër artikujsh në *Kalendari kombiar*, kurse vetë themeloi një tjetër revistë me emrin *Shqipëria* në Sofje më 1907. *Shqipëria* e Lakos ishte një revistë që nuk pati jetë të gjatë megjithëse u kushtohej çështjeve politike e shoqërore, kulturës, letërsisë dhe folklorit, përfshirë dhe ilustrime. Objektivi i shpallur i saj ishte mbrojtja e të drejtave të kombit shqiptar dhe nxitja e qytetërimit dhe përparimit të tij. Pasi u vendos me banim në Francë, Lakoja botoi një abetare e një gramatikë për shkollat fillore shqiptare që tani po ngriheshin anembanë Ballkanit: *Stërvitjetore për nxënësit shqipëtarë*, Paris 1909, dhe *Shkronjëtore e gjuhësë shqip*, Paris 1910. Ai ka gjasa të jetë edhe autor i rrëfenjave *Miresia dhé ligesia* dhe *Te nghiarat' e nje hajduti ndene sundim të Haldupit*, botuar në Paris më 1910 me pseudonimin Gjin Kroja[72]. Më 1919 Lako nisi botimin e revistës politike dhe letrare *Opinga* në Paris (Boulogne/Seine), e cila u dallua si një organ i popullit shqiptar që kërkonte një Shqipëri autonome. Revista përmbante artikuj shqip dhe frëngjisht. Pas kthimit në Shqipëri bashkëpunoi me periodikun *Gazeta e Korçës* e më pas u vendos me banim në Tiranë. Lako mbahet mend për veprimtarinë kombëtare e botuese në periudhën e fundit të Rilindjes, e më pas si bamirës bujar për shkollat dhe bibliotekat e Korçës, ndërkaq edhe si botanist i shquar.

Një gazetë tjetër shqiptare që propagandoi idealet e pavarësisë e të arsimit në gjuhën shqipe në mbarë Ballkanin ishte e përjavshmja *Shpnesa e Shcypeniis*, e botuar nga 1905 deri më 1908 në shqip, italisht dhe serbo-kroatisht nga botuesi, shkrimtari dhe figura kombëtare **Nikolla bej Ivanaj** (1879-1951). Në fillim doli në Dubrovnik, më pas në Trieste e në fund në Romë. Ivanaj pati lindur në Grudë, në rajonin e sotëm kufitar shqiptaro-malazez, dhe u rrit në Podgoricë të Malit të Zi. Thuhet se ka ndjekur studimet në Beograd, Vjenë, Zagreb dhe Dalmaci. Ivanaj ka mbajtur funksione të ndryshme nëpunësie në Serbi, ndër to edhe atë të sekretarit dhe përkthyesit të Ministrisë së Jashtme të Serbisë. Pas pavarësisë së Shqipërisë Ivanaj botoi në Shkodër gazetën e përjavshme *Lidhja kombëtare* më 1915 në mbrojtje të vetqeverisjes dhe të drejtave kombëtare të Shqipërisë. Më 1919 mori pjesë në Konferencën e Paqes në Paris dhe u kthye në Shqipëri për të themeluar dhe botuar gazetën e përdyjavshme *Koha e re* më 1919 dhe 1925, si dhe të përjavshmen *Republika* nga 1923 deri më 1925, të dyja në Shkodër. Gjatë Luftës së Dytë Botërore botoi librin autobiografik *Historija e Shqipëniës së ré. Vuejtjet e veprimet e mija. Pjesa e parë*, Tiranë 1943; *Historija e Shqipëniës së ré, Pjesa e II-të*, Tiranë 1945, i cili merrej kryesisht me rolin e klerit katolik, si dhe një vëllim me vjersha po në Tiranë, ku edhe vdiq.

Veprimtaria letrare dhe publicistike e figurës kombëtare **Risto Siliqi**[73] (1882-1936) mbulon periudhën 1905-1915. Siliqi lindi më 10 gusht 1882 në një familje ortodokse në Shkodër, ku ndoqi mësimet në një shkollë fillore serbe e më pas në një shkollë të mesme turke. I frymëzuar nga leximi i veprave të Naim dhe Sami Frashërit, që në moshë të re mori pjesë në lëvizjen kombëtare shqiptare dhe, ashtu si shumë shqiptarë të tjerë të veriut, u shtrëngua të ikë në Malin e Zi të pavarur për të kërkuar strehë nga gjendja e rrëmujshme politike në atdheun e tij nën pushtimin turk. Në Cetinjë, asokohe kryeqytet i Mbretërisë së Malit të Zi, Siliqi gjeti punë në kuzhinën e një hoteli, dhe falë arsimit fillor që kishte marrë në serbishte, mundi të

---

72 kr. Gjika, *Studime filologjike*, Tiranë 1980, 4, f. 83; Hetzer 1991a, f. 145.

73 kr. Fullani 1956, dhe R. Siliqi 1956.

përfundojë shkollën. Vitet 1905-1907 ishin vite veprimtarie të madhe revolucionare e të fshehtë të intelektualëve shqiptarë brenda dhe jashtë vendit. Kudo po ngriheshin komitete revolucionare për të përgatitur një kryengritje të përgjithshme kundër sundimit osman. Shumë shqiptarë në veri të vendit i shikonin si me dyshim këto veprime, dhe kjo për vetë synimet e njohura të Malit të Zi ndaj Shqipërisë. Risto Siliqi hapi në Cetinjë një han me emrin 'Albania', që shërbeu si vend takimesh për luftëtarët kombëtarë shqiptarë. Ai gjithashtu bëri mjaft udhëtime në emër të komiteteve revolucionare për organizimin e qëndresës. Më 1911 mori pjesë aktive në kryengritjen e armatosur, e cila më në fund shpërtheu kundër sundimit turk në malësinë e Shqipërisë së veriut. Ngjarjet e kësaj kryengritjeje i hodhi në kronikën e tij *Pasqyra diteve pergjakshme në të pêstin shekull Shqypêniis të robënume*, Trieste 1912, e cila përmban edhe një shtojcë me trembëdhjetë vjersha patriotike. Pas pavarësisë, së bashku me shkrimtarin dhe poetin Hilë Mosi dhe Karlo Sumën, botoi në Shkodër gazetën e përjavshme *Shqypnia e re*, gazetë që pa dritën më 15 qershor 1913 e që vazhdoi deri më 1914. Më pas punoi si avokat në Shkodër ku dhe vdiq më 1 maj 1936. Siliqi është edhe autor i rreth 4,000 vargjeve kryesisht patriotike me frymëzim të zakonshëm kombëtar, disa prej të cilave janë botuar në organe të kohës si *Kalendari kombiar* dhe *Liria e Shqipërisë* në Sofje.

Shekulli i nëntëmbëdhjetë provoi emigrim të shqiptarëve jo vetëm në Rumaninë e Bullgarinë fqinje, por edhe në Egjipt, i cili asokohe, ashtu si vetë Shqipëria, ishte pjesë e Perandorisë Osmane[74]. Më 1805, Muhamed Aliu (1769-1849), i njohur edhe me emrin Mehmed Ali, me prejardhje shqiptare nga Kavalla në Greqinë veriore, u bë pasha apo guvernator në Egjipt, i cili kishte qenë nën sundimin osman, të paktën sa për emër, që më 1517. Atje ai mundi të ngrejë një shtet me të vërtetë autonom, duke e kthyer sundimin turk në diçka formale, dhe themeloi një dinasti mbretërore që sundoi vendin deri me rrëzimin e mbretit Faruk (1920-1965) më 1952. Egjipti, asokohe, ashtu si në lashtësi, hambar i Mesdheut lindor, kishte përfituar nga rritja e tregtisë që erdhi prej hapjes së kanalit të Suezit nga Ferdinand de Lessepsi (1805-1894) më 1869. Në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe në dhjetëvjeçarët e parë të shekullit të njëzetë, shumë shqiptarë emigruan nga atdheu në brigjet e Nilit për të gjetur punë e për të siguruar një jetë më të mirë. Ata zunë vend jo vetëm në Aleksandri e në Kajro, por edhe në qytetet e Egjiptit të poshtëm si El Mansûra, Shibîn el Kôm, dhe Minya el Qamh, si dhe në bashkësi përgjatë luginës së Nilit si Beni Suef, Biba, El Fashn, Maghâgha, Manfalût dhe Er-Rodha. Nën suzerenitetin osman e më pas nën protektoratin britanik të vendosur më 1883, emigrantët shqiptarë, mjaft prej të cilëve kishin punuar shumë dhe u kishte ecur me tregtinë e pambukut, formuan bashkësi të mëdha. Prandaj nuk është për t'u habitur që disa prej shkrimtarëve dhe figurave kryesore të lëvizjes së Rilindjes kombëtare do të dilnin nga lugina e Nilit. Spiro Dine na thotë: "*Karakollët e Kajros qenë plot gegë e toskë. Këngët e vallet nukë reshtnin; bozuku, tamburja e ballamaja buçisnin më në katër anët. Na dukej sikur gjindeshim në Shqipëri, tregu i armëve Suk el-silah përveç shqiptarëve tjetër nuk kish, me të shumët gegë musliman e të krishterë mirëditas...*" Në dhjetëvjeçarin e parë të shekullit të njëzetë, ky ngulim mërgimtarësh u shqua sidomos për veprimtari kombëtare e botuese.

Një nga organet më të hershme të shtypit shqiptar në Egjipt ka qenë *Bashkim i Shqiptarëvet*, që u botua për një kohë të shkurtër si e përdyjavshme nga shtatori 1900 shqip, frëngjisht dhe turqisht nga Ismail Haki bej. Po atë vit në tetor doli gazeta *Besa-Besën*, që e nxirrte **Milo Duçi**[75] (1870-1933), i njohur edhe me emrin *Mihal N. Duçi*. Duçi, nip i poetit rilindës Loni Logori (1871-1929), e kaloi pjesën më të madhe të jetës në Kajro ku dhe

---

[74] Për shqiptarët në botën arabe, kr. Mufaku 1981a, 1983, 1990, dhe Azemi & Halimi 1993.

[75] kr. Fullani 1963.

mbështeti aktivisht lëvizjen kombëtare shqiptare. Më 1897 u bë kryetar i shoqërisë *Vllazëria*, qendër ku mblidheshin gjithë shqiptarët e atjeshëm. *Besa-Besën*, e para në radhën e gazetave jetëshkurtra që botoi, zgjati katër vjet. Më 1901 Duçi nxori një revistë mujore me titull *Toska* në Minya el Qamh. Kjo gazetë me tetë faqe në gjuhën shqipe e ndonjë shkrim në frëngjishte, zgjati deri më 1902. Më 1904, së bashku me Thoma Abramin, botoi një tjetër, kësaj radhe një revistë të përmuajshme me 24 faqe me titullin *Besa*, e me nëntitullin: organ i bashkimit të patriotëve të vërtetë shqiptarë. Në tetor 1906 Duçi gjithashtu botoi *Shqipëria* në Kajro, organ i ortodoksëve shqiptarë. Me formimin e qeverisë së parë të Shqipërisë së pavarur Duçi u kthye në atdhe, ku botoi për një kohë të shkurtër, nga qershori deri në gusht 1914 gazetën e përdyjavshme *Zâna* në Durrës. Por grindjet vëllavrasëse midis grupeve të ndryshme politike në shtetin e saposhpallur, e shtrënguan pas pak kohe të ikë në Itali, nga ku u kthye përsëri në Egjipt. Më 1922 themeloi një shtëpi botuese në Kajro, me emrin *Shoqeria botonjesé shqipetaré* ose *Société albanaise d'éditions*, e cila botoi jo vetëm veprat e tij, por edhe përmbledhjen e vargjeve sanskritishte, të bërë nga Çajupi, *Lulet e Hindit*. Më 1925 në kryeqytetin egjiptian, ai botoi edhe një gazetë tjetër me emrin *Bisedimet*, një e përjavshme kombëtare që zgjati deri në fillim të vitit tjetër. Duçi vdiq në Kajro më 25 nëntor 1933.

Milo Duçi nuk ishte vetëm botues dhe figurë kombëtare, por edhe poet e dramaturg, sidomos në periudhën e fundit të jetës. Dyzet e gjashtë vjershat e tij patriotike e të dashurisë, botuar pjesërisht me pseudonimin Lulo Malësori, dolën në organe të ndryshme midis viteve 1897 dhe 1925. Ai është edhe autor i të paktën gjashtë pjesëve teatrale. Më të mirënjohurat nga këto përpjekje modeste janë pjesa me tri akte *Nderi*, Konstancë 1921, me dy akte *I bir' i begut*, Kajro 1921, me sa duket sipas një origjinali frëngjisht, dhe me tri akte, pjesërisht autobiografike, *E thëna*, Kajro 1922. Pjesët e tjera teatrore të Duçit, si për shembull ajo me katër akte *Nora*, drama në vargje *Gjaku* dhe tragjikomedia me një akt *Të vdekurit e të gjallët*, kanë vlera letrare të kufizuara. Më me interes është *Midis dy grash*, Kajro 1922, një trekëndësh melodramatik dashurie i shfaqur në pesë letra si të dërguara prej autorit nga Napoli në verën e vitit 1922. Gjon Voda nuk di si t'ia bëjë, ndodhet midis së shoqes dhe së dashurës Suzanë. Historia me letrat përfundon kur Gjon Voda vret Suzanën në një çast tërbimi xhelozie dhe pastaj vret veten.

Publicisti dhe figura kombëtare **Jani P. Vruho** (1863-1931) ishte nga Vërtopi i krahinës së Beratit. Që në moshë të re vajti e u ngul me banim në oazin pjellor të El Faiyûmit në Egjiptin e Epërm, ku edhe kaloi pjesën më të madhe të jetës derisa vdiq në shtator 1931. Shumë nga artikujt e tij polemikë dhe vjershat me frymë kombëtare dolën në organe periodike të kohës si *Kalendari kombiar* i Kristo Luarasit dhe *Liria e Shqipërisë*, të dyja në Sofje. Vruhoja ishte një propagandist i palodhur i çështjes shqiptare. Edhe pse gjatë shembjes përfundimtare të Perandorisë Osmane vetëqeverisja politike për atdheun e tij në Ballkan dukej tepër e pasigurt, ai vërente me kënaqësi se ndjenja e identitetit kombëtar kishte zënë rrënjë, fakt ky që përbënte një nga parakushtet për një shtet shqiptar. Më 1907 Jani Vruhoja botoi gazetën satirike shqip-greqisht *Shkopi* në Kajro, bashkë me Athanas Tashkon (1863-1915), një gazetë që i shërbeu bashkësisë shqiptare në Egjipt për dy vjet. Shtypej me alfabetin e Stambollit dhe kishte për synim mbrojtjen e të drejtave të kombit shqiptar, duke lëvduar ata që meritojnë të lëvdohen e duke qortuar ata që meritojnë të qortohen për çështjen kombëtare. Më 1909 Jani Vruhoja botoi një gazetë të dytë në gjuhën shqipe në El Faiyûm me emrin *Rruféja*. Meqë xhonturqit e ndaluan këtë të përmuajshme të qarkullonte në Shqipëri, Vruhoja ia ndryshoi titullin e ia bëri *Sëpata* në prill 1910, dhe kështu u bë i mundur botimi dhe shpërndarja për një kohë të shkurtër.

Ndër gazetat dhe revistat e tjera shqiptare të botuara në Egjipt në fillim të shekullit të njëzetë mund të përmenden e përdyjavëshmja *Pellazgu* dhe *Zghimi*, të dyja të botuara në Kajro më 1907 nga Sami Kulla Përzëreni, e përmuajshmja *Vatra* e botuar në Minya el Qamh më 1909, dhe e përjavshmja *Shkreptima*, e redaktuar më 1910-1911 nga gjuhëtari dhe mësuesi Aleksandër

Xhuvani (1880-1961). Ndonëse mjaft prej tyre dolën për shumë pak kohë, organet e shtypit shqip në Egjipt dhanë ndihmesë për zgjimin e identitetit kombëtar jo vetëm ndër shqiptarët banues në brigjet e Nilit, por edhe brenda Shqipërisë, ku gazetat hynin shpesh kontrabandë fshehurazi doganierëve osmanë.

Ndërkohë që shumë shqiptarë në shekullin e nëntëmbëdhjetë emigruan në Egjipt e në vise të tjera të Perandorisë Osmane për të gjetur punë dhe jetë më të mirë, të tjerë iknin një herë e mirë për në tokën e premtuar, Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Në kulmin e emigrimit evropian në Amerikën e Veriut në dhjetëvjeçarët e fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë e në dhjetëvjeçarët e parë të shekullit të njëzetë, shumë shqiptarë, sidomos nga krahina e Korçës, e lanë vendin e tyre të varfër dhe u bashkuan me valën e emigrantëve grekë që niseshin me anije nga Selaniku e Pireu për lundrimin e gjatë e të lodhshëm drejt brigjeve lindore të Shteteve të Bashkuara, me shpresën për të filluar një jetë të re e për të gjetur atje liri e begati. Në fillim u ngulën në Nju Jork, Boston e përreth tyre, ku edhe sot gjenden ngulime jo të vogla shqiptare, si dhe në mbarë shtetet Masaçusets, Konetikët, Pensilvenia dhe Nju Xhërsi. Më pas valët e emigrantëve shqiptarë u shtynë më tutje, sidomos në Misuri, Miçigan e Ilinois, ndonëse shumica mbetën në bregun lindor. Zonat metropolitane të Nju Jorkut, Bostonit dhe Detroitit tani përbëjnë qendrat kryesore të ngulimeve shqiptaro-amerikane në Shtetet e Bashkuara. Mu në Boston më 28 prill 1912 u themelua federata panshqiptare *Vatra* për të bashkuar shoqërinë *Besa-Besën* dhe trembëdhjetë klube të tjera shqiptaro-amerikanësh në një organizatë. Kjo federatë, që ka arritur të ketë deri rreth shtatëdhjetë degë gjithsej, u kryesua në fillim nga Faik bej Konica (1875-1942) dhe Fan Noli (1882-1965). Edhe në Shtetet e Bashkuara u themeluan një numër gazetash shqiptare me rëndësi, roli i të cilave nuk do të kufizohej kurrsesi vetëm me shqiptarët që banojnë në Amerikën e Veriut.

Gazeta e parë shqiptare në gjuhën shqipe në Amerikën e Veriut ishte *Kombi* i Bostonit, botuar nga Sotir Peci (anglisht Sotir Pettsy, 1873-1932) nga Dardha, një fshat afër Korçës. Numri i parë i kësaj së përjavshmeje politike, kulturore e letrare në gjuhhën shqipe, me ndonjë artikull në anglishte, frëngjishte apo italishte, doli më 15 qershor 1906. Peci e propagandoi si 'të parën dhe të vetmen gazetë shqiptare në Amerikë' dhe si 'organ të interesave shqiptare'. *Kombi* zgjati tre vjet deri më 1909, kur e pasoi *Dielli*, themeluar nga Fan Noli dhe Faik bej Konica në shkurt 1909. *Dielli* qe organi i federatës së rëndësishme panshqiptare *Vatra* në Boston, dhe si i tillë ishte edhe zëdhënës i bashkësisë shqiptare në përgjithësi.

Periodikë të tjerë shqiptarë të botuar në Shtetet e Bashkuara para Luftës së Parë Botërore ishin: *Flamuri* i Bostonit, që doli vetëm pak kohë më 1910; po aq jetëshkurtër *Trumbeta e Krujës* e Sejnt Luisit (St. Louis) më 1911; dhe *Zër' i popullit* i Nju Jorkut më 1912-1913.

Vitet e luftës 1914-1918 patën një vërshim të tërë gazetash jetëshkurtra shqiptare saqë duket sikur puna e parë e emigrantëve shqiptarë sapo vinin këmbën në Amerikë ishte të nxirrnin një gazetë. Ndër këta periodikë qenë *Adriatiku* botuar në Framingham, Masaçusets, më 1914; *The Albanian era*, 1915-1916, botuar në Denver e më pas në Çikago nga John Adams; *Vullnetari* në Natik (Natick), Masaçusets, shtypur më 1916-1917; *Përparimi* në Nju Jork, që zgjati nga 1916 në 1920; *Mprojtja shqipëtare* në Sejnt Luis më 1916; *Luftëtari i drejtësisë* në Boston më 1917; e përdyjavshmja *Yll' i mëngjezit* e Parashqevi Qiriazit në Boston, të cilën ajo e drejtoi nga 1917 deri më 1920; *Përlindja* më 1917 doli në Framingham, Masaçusets; *Sazani* dyjavor në Uuster (Worcester), Masaçusets, nga 1917 deri më 1918; *Albania*, 'organ zyrtar i partisë politike e kombëtare shqiptare', themeluar edhe kjo në Uorçester, dhe botuar në Nju Jork nga A. G. Naçe (Nache) nga 1918 deri më 1920, *Shqipëria* 'e përkohëshme e shoqërisë fetare muhamedane' në Uatërbëri (Waterbury), Konetikët, më 1918, si dhe e përmuajshmja e Fan Nolit *The Adriatic Review* e federatës *Vatra* në Boston, që doli nga shtatori 1918 deri më 1919.

Edhe pse në zgrip të shekullit gazetat në gjuhën shqipe nuk ishin më diçka e pazakontë, botimet brenda vetë Shqipërisë, për shkaqe të kuptueshme, mbetën të rralla dhe vazhduan të

jenë të kufizuara deri në shpërbërjen e Perandorisë Osmane. Gazetat dhe revistat qenë të shtrënguara të hynin fshehurazi nga jashtë. Një nga figurat e para që përfitoi nga shtimi i rrëmujës në Perandorinë Osmane e që filloi të botojë në Shqipëri në dhjetëvjeçarin e parë të shekullit të njëzetë, ishte **Mihal Grameno**[76] (1871-1931), botues, shkrimtar dhe figurë e shquar politike, veprimtaria letrare dhe atdhetare e të cilit kap periudhat e Rilindjes e të Pavarësisë. Gramenoja pati lindur në Korçë në një familje tregtare dhe ndoqi shkollën greke para se të emigronte djalë fare i ri në Rumani më 1885. Në Bukuresht ai mori pjesë në lëvizjen kombëtare dhe më 1889 u bë sekretar i shoqërisë *Drita,* që po zgjerohej. Mihal Gramenoja nuk ishte vetëm ideolog i lëvizjes së Rilindjes, por edhe njeri i veprimit. Më 1907 ai u bashkua me çetën e Çerçiz Topullit, një çetë e vjetër luftëtarësh kundër trupave turke në Shqipërinë e jugut. Me sytë e zjarrtë e mjekrën e lëshuar ai ishte vetë simboli i luftëtarit të lirisë dhe komitit ballkanas. Si mjaft figura të tjera kombëtare të periudhës, Gramenoja në fillim e përshëndeti revolucionin e xhonturqve, por shumë shpejt u vu përsëri kundër sundimit osman kur u bë e qartë se xhonturqit donin të mbanin regjimin e centralizuar. Për veprimtarinë e tij politike u arrestua disa herë. Më 10 korrik 1909 botoi numrin e parë të gazetës *Lidhja orthodhokse* në vendlindje, Korçë, një e përdyjavshme e re me frymë kombëtare që zgjati deri në qershor 1910, kur u mbyll nga censura. Të njëzet e dy numrat e *Lidhjes orthodhokse*, me nëntitullin gazetë 'politike, leterare dhe fetare', u bënë zëdhënës sidomos i kundërshtimit ndaj hierarkisë së kishës ortodokse greke, e cila vajti shumë larg me masat e saj për ta mbytur veprimtarinë kombëtare. Më 1 shkurt 1911 Gramenoja nisi të botojë një tjetër gazetë në Korçë, atë me emrin *Koha*, e përjavshme politike dhe letrare për mbrojtjen e të drejtave të shqiptarëve. Më 1915, Mihal Gramenoja emigroi në Shtetet e Bashkuara dhe vazhdoi ta botojë të përjavshmen në Xhejmstaun (Jamestown), Nju Jork, deri më 1919. Të shqetësuar thellë për fatin e mëtejshëm të Shqipërisë dhe gjendjen e saj pas tronditjeve të Luftës së Parë Botërore e për mungesën e vazhdueshme të një qeverie të qëndrueshme atje, bashkësia shqiptaro-amerikane dërgoi Mihal Gramenon dhe pesë delegatë të tjerë shqiptarë për të marrë pjesë në Konferencën e Paqes të Parisit më 1919 e për të përfaqësuar interesat e Shqipërisë. Gramenoja e ndoqi konferencën si korrespondent i gazetës së Nju Jorkut *Albania* që botonte A. G. Naçe. Vitin tjetër u kthye në Shqipëri dhe më 10 korrik 1920 rifilloi botimin e gazetës *Koha* në Korçë. Gazeta jetoi deri në nëntor 1926. *Koha* mbrojti interesat e Shqipërisë kundër xhonturqve para Pavarësisë, edhe më pas kundër aspiratave ekspansioniste të shteteve fqinjë e të Austro-Hungarisë. Në fillim të viteve 1920 ajo mbështeti demokracinë dhe barazinë dhe shprehu miratimin e vet për qeverinë jetëshkurtër të Fan Nolit të vitit 1924. Por në vitet e fundit të saj, gazeta erdhi e u pajtua me qeverinë antidemokratike të Zogut, të cilën e pati kundërshtuar në fillim. Përveç organeve me influencë të shtypit, që nxori, Mihal Gramenoja bashkëpunoi edhe me një gamë të gjerë organesh të tjera shqiptare, ndër to me *Albania* të Faik Konicës në Bruksel e në Londër, *Drita* të Shahin Kolonjës në Sofje, *Shpnesa e Shcypeniis* të Nikolla bej Ivanajt në Dubrovnik, *Kombi* të Sotir Pecit në Boston, *Shqipëria* të Milo Duçit në Kajro, *Korça* në Korçë, *Përlindj' e Shqipëniës* në Vlorë, *Gazeta e Korçës* në Korçë, *Albania* e A. G. Naçe në Uorçester dhe Nju Jork, *Shqipëri' e re* në Bukuresht e Konstancë, dhe *Dielli* në Boston. I dëshpëruar, u tërhoq nga jeta publike rreth vitit 1927. Dihet se ra mjaft shpirtërisht në vitet e fundit të jetës dhe iu vu përherë e më shumë alkoolit. I sëmurë rëndë për ca kohë, vdiq në qytetin e lindjes Korçë më 5 shkurt 1931 në moshën pesëdhjetetetëvjeçare.

Si figurë letrare Mihal Grameno u bë i njohur së pari më 1903 me vjershën atdhetare *Vdekja*, ndonëse frymës së lartë politike të kësaj vjershe dhe të tjerave më pas nuk iu përgjigj kurrë një nivel po aq i lartë gjuhësor. Më të lexueshme janë pjesët e tij teatrale dhe tregimet. Grameno është autor i komedisë me tri akte në vargje *Mallkimi i gjuhës shqipe*, Bukuresht

---

[76] kr. Spasse 1956, Zallëmi 1963, Gjika 1972, 1974b, 1976, 1978, 1980, 1981, Grameno 1974, 1979, dhe Xhiku 1989, f. 153-159.

1905, subjekti i së cilës shtjellohet në Korçën e vitit 1886 dhe ku ai satirizon orvatjet greke për 'të civilizuar' shqiptarët; si edhe autor i tragjedisë me temë historike në katër akte *Vdekja e Piros*, Sofje 1906, për mbretin Piro (319-273 para erës sonë) të Epirit, humbjet e të cilit në beteja mbetën në histori me frazën 'fitore si e Piros'. Vepra përmban një përkushtim '*të pavdekurit vjershëtor edhe të madhit mëmëdhetar Naim be Frashërit*', i cili qe burim i madh frymëzimi për të gjithë shkrimtarët shqiptarë në fillim të shekullit të njëzetë. Gramenoja botoi edhe një numër tregimesh të shkurtra me frymë sentimentale e me ndjenjë romantike kombëtare. Ndër to janë: *Oxaku*, Selanik 1909 (Oxhaku), në fillim botuar në disa numra në periodikun e Shahin Kolonjës *Drita* më 1904-1905, një histori dashurie midis djalit të një beu dhe një vajze fshatare, me subjekt që shtjellohet më 1821, në kohët e përgjakshme të Ali pashë Tepelenës; *E puthura*, Selanik 1909, kushtuar Hilë Mosit, një histori dashurie në pesë kapituj midis pjesëtarësh klasash shoqërore të ndryshme, me ngjarje që zhvillohen më 1815 e me shumë përshkrime të zakoneve vendore të asaj kohe; dhe *Var' i pagëzimit*, Korçë 1909, një satirë therëse kundër hierarkisë ortodokse greke, e cila e kishte shpallur gjuhën shqipe të mallkuar nga Zoti. Në këtë novelë pesëkapitujsh, me ngjarje të vendosura në Vithkuq më 1751, një prift ortodoks nuk pranon të thotë formulën e pagëzimit në gjuhën shqipe, dhe kësisoj shkakton rënimin e një familjeje të tërë. Në prag të pavarësisë së Shqipërisë, Gramenoja shtypi një vëllim me vargje të flakta kombëtare me titull *Plagët*, Manastir 1912, e më pas botoi kujtimet nga koha kur kishte qenë komit në *Kryengritja shqiptare*, Vlorë 1925.

Mihal Grameno ishte figurë tipike e kulturës së Rilindjes së vonë, plot ndjenjë romantike kombëtare e energji krijuese për të ndryshuar fatin e dhimbshëm të popullit e për të mbrojtur të drejtat e tij. Ai personifikon shkrimtarin-hero kombëtar të kohës dhe prandaj gëzon simpati të madhe nëpër Shqipëri. Ndërsa pjesët teatrore dhe tregimet lexohen me kënaqësi si dokumente të kohës, megjithëse ato nuk dëshmojnë ndonjë talent letrar të veçantë në krahasim me shkrimtarë të tjerë bashkëkohorë. Prandaj me gjithë gamën e gjerë të gjinive letrare që trajtoi, vendi i Gramenos në letërsinë shqiptare është kryesisht si publicist e pamfletist i jetës politike.

Një figurë tjetër e shquar, tek e cila veprimtaria publicistike dhe angazhimi politik për përmbushjen e qëllimeve të lëvizjes kombëtare lë në hije talentin letrar, ishte publicisti, politikani dhe prozatori **Mid'hat bej Frashëri**[77] (1880-1949), i shfaqur shpesh me pseudonimet Lumo Skëndo dhe Mali Kokojka. Mid'hat bej Frashëri qe i biri i politikanit dhe ideologut të Rilindjes Abdyl Frashëri (1839-1892) dhe nip i figurave po aq të shquara Naim dhe Sami Frashëri. Mendohet se ka lindur në Janinë dhe është rritur në Stamboll, ku familja e tij u bë qendër e lëvizjes kombëtare. Në moshën shtatëmbëdhjetë vjeç ndihmoi Kristo Luarasin (1875-1934) dhe Kosta Jani Trebickën për botimin e almanakut kulturor të njohur me emrin *Kalendari kombiar*, që shtypej në shtypshkronjën Luarasi në Sofje. Një vit pas vdekjes së të ungjit, Naim Frashërit, botoi një biografi të shkurtër të tij me titull *Naim be Frashëri*, Sofje 1901, me pseudonimin Mali Kokojka. Nga 1905 deri 1910 punoi në administratën osmane në vilajetin e Selanikut si drejtor për çështje politike. Në korrik 1908, kësaj radhe me pseudonimin Lumo Skëndo, nisi botimin e gazetës së përjavshme *Lirija* në Selanik, që zgjati deri më 1910. Ai ishte në drejtim të Kongresit të Manastirit më 14-22 nëntor 1908, kurse në janar të vitit tjetër nisi të botojë një revistë mujore me emrin *Diturija*, organ periodik i ilustruar me interes kulturor, letrar e shkencor që doli më 1909 në Selanik, më 1916 në Bukuresht dhe nga 1926 deri 1929 në Tiranë. Mid'hat Frashëri luajti rol të madh në klubin patriotik të Selanikut, i cili shquhej për qëndrimin relativisht pajtues ndaj xhonturqve e që më pas pati kundërshtimin e figurave kombëtare më radikale. Veprimtaria politike e Mid'hat Frashërit mori një karakter më kombëtar gjatë luftërave ballkanike dhe shembjes përfundimtare të Perandorisë Osmane, kur Shqipëria

[77] kr. Petrotta, f. 316-320, Mann 1955, f. 51-55, dhe Bethell 1984, 1993.

ndodhej para rrezikut që të gllabërohej nga fqinjët e saj ballkanikë. Pas pavarësisë në nëntor 1912, u bë i pari ministër i vendit për punët botore, kurse më pas konsull i përgjithshëm i Shqipërisë në Beograd dhe drejtor i përgjithshëm i postave. Me shpërthimin e Luftës së Parë Botërore u internua në Rumani për një farë kohe, por, pasi u lirua, iu kthye përsëri botimeve. Nga 5 maji 1916 drejtoi të përdyjavëshmen e Bukureshtit *L'indépendance albanaise*, një nga të shumtat organe jetëshkurtra të lëvizjes kombëtare shqiptare gjatë Luftës së Parë Botërore. Më pas e shohim në Lozanë, ku banoi me kushëririn Mehdi Frashëri (1874-1953) e ku shkroi një numër artikujsh publicistikë e studimorë. Më 25 nëntor 1920 u emërua kryetar i delegacionit shqiptar në konferencën e paqes në Paris, ku jetoi deri më 1922. Në Paris vazhdoi veprimtarinë publicistike në shtypin francez për të propaganduar qëndrimin e Shqipërisë në ristrukturimin e Evropës së pasluftës. Artikujt e tij të kthjellët e racionalë dolën në organe si *France-Orient, L'Europe nouvelle, Mercure de France, Revue de Genève* dhe *Les Peuples libres*. Më pas mbajti disa poste minister dhe ishte ambasador i Shqipërisë në Greqi nga 1923 deri në 1926. Në periudhën e diktaturës Zogiste ai e la politikën për një farë kohe dhe hapi një librari në Tiranë. Vetë kishte një bibliotekë private jashtëzakonisht të pasur, me rreth 20,000 vëllime, më e madhja në Shqipëri në atë kohë, të cilën në shkurt 1938 e ofroi për krijimin e një Instituti Studimesh Shqiptare. Për fat të keq ky projekt nuk u realizua në vitet më pas. Në fund të vitit 1942 rihyri në arenën politike për të luftuar kundër pushtimit të vendit nga Boshti, dhe u caktua udhëheqës i *Ballit Kombëtar*, lëvizje antikomuniste e qëndresës, që rivalizonte për pushtet me partizanët komunistë. Në vjeshtë 1944, kur pa se në Shqipëri po fitonin komunistët, iku në Italinë e jugut. Biblioteka e tij në Tiranë u konfiskua dhe përfundoi në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë. Vitet e para të luftës së ftohtë e gjetën Mid'hat Frashërin në Perëndim në përpjekje për të formuar një koalicion të forcave opozitare antikomuniste në Angli e në Shtetet e Bashkuara. Vdiq nga një krizë zemre në hotelin Lexington në avenynë Lexington në Nju Jork më 3 tetor 1949.

Mid'hat bej Frashëri është autor i një game të gjerë veprash edukative: tekste shkollore, përkthime, artikuj gazetash, broshura politike dhe rrëfenja didaktike. Deri më 1926 kishte botuar rreth njëzet vepra shqip. Nga botimet joletrare, në mund t'i quajmë kështu, në veçanti mund të përmenden: *Istori e shkrimit shqip*, botuar më 1901 në revistën *Diturija*, një nga historitë më të para të letërsisë shqiptare; *Këndime për shkollat e para*, Selanik 1910; *Istori e mbretëris otomane*, Konstantinopojë 1912; *Letra mi një udhetim në Svicrë*, Sofje 1915; dhe *Plagët tona. Çë na mungon? Çë duhet të kemi?*, Tiranë 1924, një traktat 61 faqesh për gjendjen morale, materiale dhe psikologjike të Shqipërisë. *Kalendari kombiar për vitin 1926*, Tiranë 1926, që ai e shtypi në shtypshkronjën Luarasi në kryeqytetin në zhvillim të Shqipërisë, mbahet mend për ribotimin e fjalorit greqisht-shqip të Marko Boçarit (1790-1823), të hartuar më 1809.

Ndër përkthimet në shqip të Frashërit mund të veçojmë *Gjyjom Telli prej Lamartin*, Sofje 1898 (*Guillaume Tell*) të poetit dhe shtetarit frëng Alfons de Lamartin (1790-1869), i cili pati jetuar vetë ca kohë në Ballkan, dhe *Bëj-e të mirën pa hith-e në det*, Sofje 1900 (*Thust du was gutes, wirf's ins Meer*), një rrëfenjë moralizuese gjermane e Franc Hofmanit. Ai përktheu edhe pjesë nga *Robenson*, Selanik 1909 (*Robinson Crusoe*) i Daniel Defosë (1660-1731); *Über die Geschichte und Sprache der Albaner und der Wlachen* nga studiuesi suedez Johan Tunman (Johann Thunmann, 1746-1778); dhe *Psikologji e edukatësë*, Tiranë 1923 (*Psychologie de l'éducation*), nga psikologu frëng Gustave Le Bon (1841-1931).

Në fushën e letërsisë origjinale Mid'hat bej Frashëri ishte një nga shqiptarët e rrallë të kohës që nuk botoi ndonjë vjershë, çka sjell një farë lehtësimi kur sheh shpërthimet nga të gjitha anët të vrullit kombëtar dhe thirrjeve poetike nga moria e poetëve rilindës me talent të kufizuar. Sidoqoftë, ai botoi një përmbledhje me poezi në prozë, tregime të shkurtra dhe përsiatje me titullin *Hî dhe shpuzë*, Sofje 1915. Këto tregime për vuajtjet nën zgjedhën turke, për gjakmarrjen mes shqiptarëve dhe për luftërat në Ballkan janë interesante, megjithëse

përshkohen nga një notë pakëz e tepruar didaktike.

## 9.9 Figura minore të letërsisë së Rilindjes

Lindja e gazetarisë dhe botimeve në fund të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe fillim të shekullit të njëzetë u dha intelektualëve dhe një numri të madh figurash kombëtare mundësi botimi për veprat e tyre letrare, që krijoheshin e shkruheshin me një gjuhë ende të papërpunuar. Problemi kryesor i këtyre autorëve ishte forcimi i identitetit kombëtar dhe çlirimi i vendit nga zgjedha turke, dhe këtij qëllimi ia kushtuan energjitë e veta në shumë fusha. Me sa duket, gati të gjitha figurat madhore e minore të periudhës së Rilindjes, në një shkallë a në një tjetër, janë marrë me poezi si mjet e mënyrë për të shprehur dëshirat e qëllimet e tyre atdhetare, dhe pikërisht kjo poezi me frymë romantike kombëtare përbën materialin kryesor letrar në shtypin e ditës, si në Shqipëri ashtu edhe në ngulimet shqiptare jashtë.

Një nga poetët e shumtë minorë të periudhës, që botoi poezi të tillë për të zgjuar popullin nga letargjia ku kish rënë në dhjetëvjeçarë amullie dhe korrupsioni osman, është **Koto Hoxhi** (1824-1895), i njohur edhe me emrin Kostantin Hoxhi, nga Qestorati në krahinën e Gjirokastrës. Hoxhi mori mësimet në një shkollë greke e më pas në Konstantinopojë, ku u frymëzua nga takimet me vëllezërit Frashëri e me udhëheqës të tjerë të lëvizjes për t'iu përkushtuar çështjes kombëtare. Ai ishte anëtar themelues i *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* në tetor 1879. Hoxhi punoi shumë për zhvillimin e shkollës në vendlindje dhe prandaj u shkishërua nga mitropoliti ortodoks grek i Gjirokastrës, sepse kishte "krijuar një çështje shqiptare". Vdiq pasi e sulmuan mu përballë kishës në fshatin e lindjes Qestorat. Vjershat patriotike me frymë popullore të Koto Hoxhit dhe shkrimet e tjera didaktike e fetare u botuan pas vdekjes në antologjinë prej 244 faqesh të Vissar Dodanit *Mialt' é mblétese,* 1898, dhe në përmbledhjen letrare folklorike prej 856 faqesh të Spiro Risto Dines *Valët e detit*, Sofje 1908. **Sali Butka**[78] (1857-1938) ishte një tjetër poet popullor nga Shqipëria e jugut. Kjo figurë interesante vinte nga fshati Butkë i Kolonjës buzë kufirit me Greqinë dhe ishte një nga udhëheqësit kryesorë të forcave shqiptare qoftë kundër grekëve, po ashtu edhe kundër xhonturqve. Poezia e tij kombëtare e politike, e frymëzuar pjesërisht nga Naim Frashëri, u botua në përmbledhjen *Ndjenja per atdhe*, Korçë 1920. **Murad Toptani**[79] (1868-1918) lindi në Stamboll dhe u rrit në familjen Frashëri me të cilën kishte lidhje fisnore. U burgos nga autoritetet osmane për veprimtari kombëtare e u dërgua në Anadoll. Ka qenë i pranishëm në Vlorë në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë nga Ismail Qemal bej Vlora në nëntor 1912 dhe mori pjesë në themelimin e së parës shkollë shqipe në Tiranë. Poezia atdhetare e Murad Toptanit u botua në vëllimin *Vjershat e Murad Toptanit*, Tiranë 1924. Ai ishte edhe një skulptor i shquar.

Poeti **Thimi Thoma Kreji** ishte një figurë udhëheqëse kombëtare e bashkësisë shqiptare në Egjipt. Shok i Thimi Mitkos, Jani Vretos dhe Spiro Risto Dines, ai qe një nga anëtarët themelues të klubit atdhetar në Shibin el Kôm më 1882 dhe i pari sekretar i saj. Kreji tregoi interesim të madh për çështjen e alfabetit të shqipes dhe shkroi greqisht një traktat për këtë temë. Asgjë nga poezia e tij nuk u botua sa qe gjallë. Një pjesë e saj, me tema tipike të periudhës së Rilindjes, doli më pas në *Valët e detit* të Spiro Risto Dines, Sofje 1908.

---

[78] kr. Godo 1964.

[79] kr. Hudhri 1978.

Një tjetër poet i Rilindjes që jetoi në Egjipt ishte **Loni Logori**[80] (1871-1929), me prejardhje nga Korça, dajë i Milo Duçit (1870-1933). Vargu disi elegjiak me temë kombëtare dhe poezia sentimentale e dashurisë e kësaj figure me autoritet në bashkësinë shqiptare të Nilit u botua në *Kalendari kombiar* të Sofjes, në gazeta të kohës e në *Valët e detit*. Logori u kthye në Shqipëri në fillim të viteve 1920 dhe vdiq në Durrës. Një poet minor i Rilindjes nga Shqipëria e jugut ishte **Mihal Dhosi** (1873-1937), prift i lindur në fshatin Kosovë të krahinës së Përmetit. Dorëshkrimet e tij u zbuluan me vonesë, dhe një pjesë e vargjeve u botuan pas vdekjes në librin *Ç'pate bilbil, pse pushove*, Tiranë 1972. Në të dallohen tema të zakonshme kombëtare të asaj kohe, pa ndonjë frymëzim të veçantë. **Josif Haxhimima** (l. 1882) nga Elbasani përdori shpesh pseudonimin *Rras' e Bardhë* për vjershat dhe artikujt e botuar në *Kalendari kombiar* dhe në revistën *Diturija*. Ky poet studioi në Manastir e më pas punoi mësues në shkollën turke të qytetit të Elbasanit. Më 1915 e la mësuesinë dhe hyri në administratën juridike. Gazetari **Namik Selman Delvina** (1875-1933) ishte autor lirikash patriotike dhe dramash, ndër to dhe i përmbledhjes poetike *Hidhërimet e zemërës*, Selanik 1909, dhe i pjesës teatrore me tetë akte *Dashurija e mëmëdheut*, Selanik 1909. Ka qenë edhe kryeredaktor i gazetës tiranase *Rilindja e Arbënis* më 1930. Nga Çamëria, krahina në kufirin shqiptaro-grek përballë Korfuzit, ishte **Qamil I. Çami** (1885-1933), i cili mori pjesë aktive në lëvizjen kombëtare e më pas punoi si mësues. Rrëfenjat dhe përrallat popullore të tij në vargje u botuan pas vdekjes në *Fabula dhe vjersha*, Tiranë 1973. Të rrallë qenë shkrimtarët e periudhës së Rilindjes që ia kushtuan talentin e tyre prozës. **Gjon Shiroka** (vd. 1914) ishte përkthyes e publicist, lindur në një familje të kamur nga Shkodra. Përmendet për përkthimin e traktatit moral të Silvio Pellicos *Ligjiratë mîi detyrat e trimit*, Shkodër 1912 (*Dei doveri degli uomini*). E vranë më 30 gusht 1914. Shkrimtari dhe studiuesi **Simon Shuteriqi** ose Suteriqi (1883-1951) nga Elbasani ishte autor i një *Abetare shqipe*, Manastir 1911; *Varri i dashnorëvet*, Manastir 1911; dhe *Jetëshkrimi i Konstandin Kristoforidhit*, Manastir 1911. **Ramiz Harxhi** (1892-1966) nga Gjirokastra ishte një poet i periudhës së pavarësisë, po ta shohim ngushtë, por vargu i tij me frymë kombëtare është thellësisht rilindës. Pasi bëri shkollën në Konstantinopojë, Harxhi emigroi në Shtetet e Bashkuara dhe banoi në Masaçusets e në Nju Hampshir gjatë Luftës së Parë Botërore. Pas gjashtë vjetësh mërgimi në Amerikë, u kthye i përmalluar në vendlindje duke marrë dhe një detyrë në qeverinë e sapoformuar të pavarësisë. Poezia e tij modeste plot mall dhe dashuri për Shqipërinë u botua së pari më 1914 e u përmblodh në vëllimin *Ndjenjat e zemrës*, Boston 1917, me gjashtëdhjetë e një vjersha gjithsej. Ka shkruar edhe disa vargje sentimentale dashurie.

## 9.10 Përfundime

Mund të pohohet pa kurrfarë ngurrimi se periudha e Rilindjes pati rëndësi të shumë të çmueshme për ekzistencën kulturore e politike të Shqipërisë. Në historinë e saj politike Shqipëria kaloi nga një rajon i humbur, i panjohur e i prapambetur i Perandorisë Osmane, dhe zuri vendin e vet në gjirin e shteteve të Evropës. Epoka e Rilindjes krijoi vetëdijen e qenies si komb dhe e bëri gjuhën shqipe mjet të natyrshëm të shprehjes kulturore e letrare të popullit shqiptar.

Në fillim nuk qe aspak e sigurtë se përpjekjet e shkrimtarëve, publicistëve dhe intelektualëve shqiptarë të kësaj periudhe për shtetformim e konsolidim kulturor do të

80 kr. Fullani 1961.

kurorëzoheshin me sukses. Lidhja e Prizrenit, e krijuar më 1878 si përgjigje ndaj vendimeve të Kongresit të Berlinit, në realitet dështoi. Ajo vërtetë pengoi aneksimin e një pjese të madhe të trojeve shqiptare nga Serbia dhe Mali i Zi, por ndërkohë nuk i doli mbanë në detyrën që i kishte venë vetës për të bashkuar të gjithë vendin në një *vilajet* të vetëm, d.m.th. në një njësi të vetme administrative të Perandorisë Osmane, çka konsiderohej si parakusht i dorës së parë për një shkallë të caktuar autonomie. Lidhja e Prizrenit u shkatërrua nga Porta e Lartë më 1881, kurse shumica e udhëheqësve të saj u vranë, u burgosën ose u syrgjynosën. Pjesa më e madhe e kryengritjeve në vitet që pasuan, ndonëse të shumta për nga numri, më fort se luftë për synime të larta kombëtare qenë shprehje dufi për të kërkuar përmbushjen e disa kërkesave praktike, për shembull - për të kundërshtuar çarmatosjen e fiseve të veriut nga ana e qeverisë turke, mbledhjen e taksave apo thirrjen e burrave nën armë.

Ideja për autonominë politike e më tej për pavarësinë i vuri shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë në dilemë. Ata e ndienë fare mirë dhe qenë të vetëdijshëm se pavarësia mund të kthehej në bumerang për këtë vend të vogël të Ballkanit. Duke bërë pjesë në Perandorinë Osmane, edhe pse në rënie e sipër, shqiptarët të paktën qenë të mbrojtur nga synimet ekspansioniste të shteteve fqinjë të krishtera. Megjithë shkallën e lartë të korrupsionit e të paaftësisë së administratës turke, nën të cilën shqiptarët po vuanin në dhjetëvjeçarët e fundit të Perandorisë, për shumë udhëheqës rilindës ishte një përparësi e çmuar taktike që të sundoheshin nga Bosfori i largët e jo nga Cetinja, kryeqyteti i afërt i Mbretërisë së sapolindur të Malit të Zi, apo nga serbët dhe grekët. Kështu, ata u mjaftuan me luftën për forcimin e ndjenjës dhe vetëdijes kombëtare, duke mos nxitur ndonjë ballafaqim të drejtpërdrejtë politik me Portën. Në një memorandum dërguar Fuqive të Mëdha nga shqiptarët e Manastirit në tetor 1896, shqiptarë myslimanë e të krishterë bashkë protestonin me të drejtë se serbët, bullgarët dhe grekët gëzonin përkrahjen dhe mbrojtjen e Fuqive të Mëdha, kurse për ta mungonte çdo lloj përkrahjeje. Ata nuk kërkonin privilegje, e as nuk dëshironin pavarësi të plotë nga Turqia. Ata donin vetëm të jetonin si shqiptarë. Për këtë qëllim, kërkonin bashkimin e të pesë vilajeteve (Kosovë, Manastir, Selanik, Janinë dhe Shkodër) në një njësi të vetme administrative me kryeqytet Manastirin, me një administratë shtetërore dygjuhëshe (turqisht dhe shqip), me një kuvend përfaqësuesish të zgjedhur, me shkolla në gjuhën shqipe, me liri të plotë gjuhe dhe feje, si dhe me kufizimin e shërbimit të detyrueshëm ushtarak vetëm në pjesën evropiane të Perandorisë. Ndërkaq, Porta e Lartë ende nuk po shfaqte kurrfarë vullneti që të arrinte një kompromis për çështjen e autonomisë së shqiptarëve. Si rezultat, kryengritjet popullore kundër sundimit turk vazhduan në këtë periudhë pa ndërprerje, e sidomos në Shqipërinë e veriut dhe në Kosovë. Gjendjen e përgjithshme të rrëmujës dhe pasigurisë e rëndonin bandat e çetat anembanë vendit, të cilat prishnin edhe atë që kishte mbetur nga rendi ekonomik dhe helmonin marrëdhëniet ndëretnike.

Shumë nacionalistë shqiptarë ushqyen besim të madh te lëvizja e xhonturqve, e cila do të shpinte në revolucionin e korrikut 1908 e në përmbysjen e Sulltan Abdyl Hamidit II (1842-1918) pas një viti. Mid'hat bej Frashëri sidomos i bëri thirrje parisë shqiptare t'u jepte mbështetje të plotë xhonturqve, të cilët e kishin selinë në qytetin e tij, në Selanik. Nuk ka dyshim se edhe shqiptarët vetë luajtën një rol me rëndësi në revolucionin e xhonturqve, i cili përshpejtoi fundin e kësaj periudhe stagnacioni të përgjithshëm, e që i dha Perandorisë kushtetutë dhe qytetarëve barazi në dukje pavarësisht nga feja. Por shpresat që shqiptarët kishin mbështetur te xhonturqit u shuan shpejt, kur u bë e qartë se administrata e re qe po aq centraliste sa e vjetra, në mos më shumë. Shqiptarët nuk do të bënin pjesë në atë valë nacionalizmi mbarëturk që po përhapej nëpër Evropë. Tipike për këtë qëndrim ishin fjalët e publicistit Dervish Hima në një ceremoni në Shkodër në gusht 1909 me rastin e kushtetutës së re, e cila në fillim qe pritur me mjaft entuziazëm naiv nga fiset e Shqipërisë së veriut[81]. Qazim Beu, një

---

81 kr. përshkrimin prekës të Edith Durhamit në *High Albania*, 1909, f. 223-231.

oficer turk që e mori fjalën në ceremoni, u shpreh me këtë frymë të re të nacionalzmit turk: "Tani nuk ka më myslimanë e të krishterë, nuk ka më kombësi të ndryshme. Ka vetëm një popull osman." Duke ia ndërprerë fjalën, Dervish Hima kundërshtoi duke thënë se shqiptarët nuk janë tjetër veçse 'shqiptarë' dhe nuk do ta ndiejnë veten të kënaqur veçse kur të jenë të lirë në një Shqipëri të lirë, si pjesë e një konfederate shtetesh të pavarura ballkanike nën suzerenitetin e Sulltanit[82]. Ndërsa shpresat për autonomi nuk po fuqizoheshin, shqiptarët arritën të përfitojnë nga reformat e xhonturqve dhe nga liberalizmi relativ në çështjet kulturore. Kështu, ata ngritën shkolla në gjuhën shqipe dhe themeluan gazeta në këtë gjuhë si dhe klube patriotike. Por rrethi tragjik i shtypjes dhe i kryengritjeve të përgjakshme vazhdonte.

Po në këtë kohë u mblodh Kongresi i Manastirit[83] nga 14 deri më 22 nëntor 1908. Ky kongres, i mbledhur për të vendosur për problemin e ndërlikuar të alfabetit, u organizua nga shoqëria vendëse *Bashkimi* dhe u propagandua nga Mid'hat bej Frashëri në revistën e tij *Lirija*: "... ardhi një ditë e pëlqyerë për istorinë tonë, që të nisim liruar' e papengim të punojmë për mbrodhësin' e lumtërin' e kombit tonë, jo me barut edhe me armë, po me kartë e pëndë, andaj kjo çështje e Abecesë lipsetë të jetë fillim, që pa atë nuku do mundime të harijmë qëllimetë tona të lartëra për mbrodhësi të gjuhësë[84]." Mid'hat bej Frashëri e drejtoi këtë mbledhje, ku morën pjesë delegatë të të gjitha besimeve nga mbarë Shqipëria dhe kolonitë shqiptare jashtë. Ndër pjesëmarrësit e shquar qenë Shahin bej Kolonja dhe Petro Nini Luarasi nga Kolonja, Gjergj Fishta, Ndre Mjeda, Mati Logoreci, Luigj Gurakuqi dhe Hilë Mosi nga Shkodra, Thoma Abrami nga Korça, Sotir Peci nga Bostoni, dhe Bajo Topulli e familja Qiriazi nga Manastiri. Kongresi zgjodhi një komision prej njëmbëdhjetë antarësh nën kryesinë e atë Gjergj Fishtës për të studiuar problemin e alfabetit e për të dalë me propozime. U arrit menjëherë mendimi i përbashkët që, pavarësisht nga alfabeti që do të vendosej, kryesorja të mbetej forcimi i unitetit kombëtar. Këtë ide Fishta e shprehu duke thënë se "sado q'ësht' i dërguarë prej shoqërisë Bashkim, s'ka ardhurë për të mprojtur atë abece, po për të gjeturë një mënyrë që të bashkohemi të tërë[85]." Tre alfabetet kryesorë që u morën në shqyrtim qenë 1) alfabeti i *Agimit*, i shoqërisë letrare *Agimi* të Shkodrës i propozuar nga Ndre Mjeda; 2) alfabeti i *Bashkimit*, i shoqërisë letrare *Bashkimi* të Shkodrës i hartuar nga Prenk Doçi; dhe 3) alfabeti i *Stambollit*, i hartuar nga Sami bej Frashëri. Toskët ishin më fort për alfabetin tradicional të Stambollit, kurse gegët zakonisht pëlqenin alfabetin e *Bashkimit*, i cili ishte më praktik për botimet, sepse nuk kishte shkronja jolatine. U shqyrtuan gjithashtu edhe dy alfabete të tjerë, alfabeti grek i përhapur për përdorim të shqipes nga Kostandin Kristoforidhi, dhe alfabeti arab, të cilin shumë myslimanë të devotshëm, sidomos në Maqedoni e Kosovë, vazhduan ta shohin si të vetmen zgjidhje edhe për shumë kohë pas Kongresit. Pas disa ditësh plot me diskutime, e duke marrë gjatë kësaj kohe edhe telegrame nga mbarë Shqipëria me kërkesën që të vendosej njëri apo tjetri alfabet, komisioni vendosi të pranojë variantet e modifikuar të alfabeteve të *Bashkimit* e të *Stambollit*. Të dy mund të përdoreshin tani në shkolla e në botime. Megjithatë, pranimi nga të gjithë i vendimit të komisionit do të donte ende shumë kohë.

Problemi i alfabetit qe një temë politike e diskutuar nxehtë gjatë Rilindjes, e kështu do

---

[82] kr. Archives du Ministère des Affaires Etrangères de France, Shkodër, 26 gusht 1908, dhe Pinon 1909, f. 813.

[83] kr. Senkevič 1959, f. 120-124, Skendi 1960, f. 276-278, Buda, Domi & Pollo (red.) 1972, Demiraj & Prifti 1978, dhe Ibrahim Hoxha 1986.

[84] kr. *Lirija,* Selanik, 8 vjesht' e 3-të [nëntor], 1908, f. 1, dhe Senkevič 1959, f. 121.

[85] kr. *Lirija,* Selanik, 8 vjesht' e 3-të [nëntor], 1908, f. 2, dhe Skendi 1960, f. 276.

të mbetej edhe për disa vjet me radhë në të ardhmen. Sidoqoftë, me vendimin për të mbështetur një zgjidhje kompromisi, kongresi shtroi rrugën për një kalim shkallë-shkallë nga alfabeti i respektuar i Stambollit te alfabeti i tanishëm i shqipes i bazuar në shkronja latine, si dhe arriti të mënjanojë mjaft polemika e kundërshtime në vitet e mëvonëshme. Ndonëse një gjuhë letrare me një drejtshkrim përfundimtar për të gjithë leksikun u vendos vetëm më 1972 në kongresin e drejtshkrimit të Tiranës, vendimet e miratuara në Manastir, gjashtëdhjetë e katër vjet më herët, e lehtësuan mjaft formimin e disa normave gjuhësore në fushën e botimeve dhe ndihmuan në ecjen përpara të një letërsie shqiptare më të njësuar.

Ndërkohë që mbijetesa e Perandorisë Osmane sa vinte e po bëhej më e pasigurt, kryengritjet shqiptare vazhdonin: më 1910 në Kosovë dhe në malësitë e Shqipërisë së veriut, më 1911 në krahinën katolike të Mirditës dhe në malësinë e veriut dhe më 1912 në Shkup, Dibër e Vlorë. Në tetor 1912, rënia përfundimtare e Perandorisë Osmane në Evropë e dha shenjën me shpërthimin e Luftës Ballkanike, në të cilën grekët, serbët, malazezët dhe bullgarët u bashkuan për të dëbuar turqit nga Evropa. Brenda dy muajsh, në të vërtetë e gjithë Shqipëria u pushtua nga shtetet fqinjë ballkanikë që, në fushatën e tyre antiturke e deridiku antimyslimane, nuk kishin ndërmend të njihnin aspiratat e ligjshme të popullit shqiptar. Në mes të asaj zbrastësie pushtetore e rrëmuje të krijuar nga humbja e menjëhershme e turqve, politikani shqiptar me parandjenjë të fuqishme Ismail Qemal bej Vlora (1844-1919), pasi siguroi përkrahjen austro-hungareze, thirri një kongres kombëtar të intelektualëve shqiptarë në Vlorë, ku morën pjesë tridhjetë e shtatë delegatë nga Shqipëria e mesme dhe e jugut. Në këtë mbledhje, më 28 nëntor 1912, Shqipëria u shpall përfundimisht e pavarur, duke i dhënë fund pesë shekujve të pushtimit turk. Nata e gjatë e sundimit osman mbaroi.

Pas Konferencës së Londrës në dhjetor 1912, në të cilën Fuqitë e Mëdha de facto e njohën ekzistencën e shtetit shqiptar të sapolindur, u krijua një komision me detyrën e pakëndshme të përcaktimit të kufijve të shtetit të ri. Edhe pse pavarësia qe shpallur e të paktën përkohësisht qe siguruar në shkallë ndërkombëtare, nuk do të vononte shumë dhe entuziazmi i shqiptarëve do të binte. Nga shteti i ri ishin lënë jashtë më se gjysma e territorit shqipfolës dhe rreth dyzet përqind e popullsisë shqiptare. Dhe fakti më tragjik qe se Kosova, e cila kishte qenë 'çliruar' nga ushtria serbe, iu dha Serbisë, gabim ky i tmerrshëm, pasojat e të cilit në Ballkan ndihen edhe sot e kësaj dite.

Periudha e Rilindjes për letërsinë shqiptare, e përcaktuar kryesisht nga rrjedha e historisë së Shqipërisë, është në të vërtetë periudhë e vështirë për t'u datuar me përpikmëri. Mendimi i përgjithshëm është se fillimin e periudhës së Rilindjes e shënon Lidhja e Prizrenit e mbledhur më 1878, ndonëse fazat paraprake të zgjimit kombëtar e kulturor, sikundër e pamë, mund të vëzhgohen në gjysmën e parë të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Shpallja e pavarësisë së Shqipërisë në nëntor 1912 vjen për mbarë të quhet edhe si datë e përfundimit të kësaj periudhe, por si lëvizje letrare periudha e Rilindjes vazhdoi po me atë forcë edhe në vitet e paqëndrueshme e të pasigurta të pavarësisë. Kështu, për autorë të Rilindjes mund të flitet deri në vitet 1930.

Periudha e Rilindjes ishte ajo që, më shumë se çdo periudhë tjetër, mbrujti dhe formoi letërsinë shqiptare si dhe përcaktoi mjaft nga tiparet e saj të mëvonëshme. Më pas, në periudhën e pavarësisë e deri në Luftën e Dytë Botërore vjen, në një masë të madhe, rritja dhe fuqizimi i asaj peme luleshumë e me rrënjë të thella, që pati mbirë në truallin e larë me gjak të asaj epoke të turbullt por vendimtare. Pra, letërsia e Rilindjes hodhi themelet për zhvillimin e letërsisë së sotme shqiptare, jo vetëm në gazetari e poezi, si një *élan vital* e periudhës, por edhe në prozë, dramë e publicistikë, të cilat për herë të parë u zhvilluan si gjini letrare të qëndrueshme, ndoshta jo edhe me aq nivel të lartë artistik.

Ndikimi i poetëve, publicistëve dhe shkrimtarëve të Rilindjes në rrugën e zhvillimit të

letërsisë dhe kulturës shqiptare nuk mund të mbivlerësohet. Megjithatë, poqese i bëjmë vetes pyetjen objektive nëse ka ndonjë shkrimtar të Rilindjes me nivel të vërtetë letrar të barabartë me ato *belles lettres* më të mira të fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë në Angli, Francë, Gjermani dhe Rusi, përgjigja ndoshta do të jetë mohuese. Letërsia shqiptare e kësaj periudhe karakterizohet nga një zhvillim i gjallë e i paparë, por nuk mund të thuhet se është një letërsi ku Muzat janë ulur këmbëkryq. Nuk ka gjini letrare që të arrijë përsosmërinë në një vend të pushtuar, të varfër e në më të shumtën analfabet e pa kulturë qytetare. Dramaturgjia në gjuhën shqipe, ende në foshnjërinë e saj, përbëhej më fort nga melodrama sentimentale, që nuk meritojnë një vëmendje dhe trajtim të veçantë, ndërsa proza letrare me disa përjashtime nuk paraqitej më mirë. As poezia vetë, gjithmonë shtylla e letrave shqipe, nuk e tregoi ndopak frymëzimin lirik e stilistik, edhe pse tema e kombit dhe e romantizmit kombëtar mund të jetë prekëse dhe emocionuese për të gjithë lexuesit me ndjenjë mirëkuptimi e dashamirësie për këtë komb të trajtuar aq padrejtësisht nga historia. Ajo duhet të shihet në kontekstin e vetë zhvillimit shumë të mundimshëm politik e shoqëror të Shqipërisë. Në fund, Shqipëria e shekullit të njëzet nuk mund të kuptohet aspak pa kuptuar periudhën e Rilindjes dhe kulturën e saj.

# 10. RRYMAT E LETËRSISË SHQIPTARE NGA FILLIMI I SHEKULLIT XX DERI MË 1944

## 10.1 Vështrim i përgjithshëm historik i periudhës së pavarësisë

Pas pesë shekujsh sundimi osman Shqipëria u shpall e pavarur më 28 nëntor 1912 nga Ismail Qemal bej Vlora (1844-1919), i njohur më pas thjesht si Ismail Qemali, dhe nga një grup prej 36 delegatësh, shumica myslimanë nga Shqipëria e mesme dhe e jugut. U formua një qeveri e përkohëshme, pushteti i të cilës nuk dilte jashtë krahinës së Vlorës. Kryeministër u caktua Ismail Qemal bej Vlora dhe ministër i punëve të jashtme nga 5 korriku 1913 Myfit bej Libohova (1876-1927). U formua dhe një pleqësi prej tetëmbëdhjetë antarësh. Durrësi dhe Tirana mbetën në dorë të çifligarit Esad pashë Toptani (1863-1920), kurse kalaja e Shkodrës, fortesa e fundit turke në Ballkan, vetëm më 22 prill 1913 u braktis nga forcat osmane e iu la në dorë malazezëve, e pastaj iu kalua Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit. Përveç rrëmujës dhe intrigave të brendshme nga konflikte interesash ndërmjet çifligarëve të ndryshëm feudalë, fiseve dhe grupeve të ndryshme fetare brenda vendit, fqinjët Greqia, Serbia dhe Mali i Zi u përpoqën të gjithë të ushtronin ndikim sa më të madh në Shqipëri. Edhe pse pavarësia e Shqipërisë u njoh de facto më 17 dhjetor 1912 nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër, vetëm më 29 korrik 1913, pas Luftës së Dytë Ballkanike e pas zgjidhjes së problemit delikat të Shkodrës, bashkësia ndërkombëtare u mor vesh të mbështeste Shqipërinë si principatë asnjanëse, sovrane dhe e trashëgueshme. Dëtyra si kryetar i këtij shteti të ri të Ballkanit i takoi princ Vilhelm Vidit (Wilhelm zu Wied, 1876-1945). Ky princ gjerman pa të keq, një zgjidhje kompromisi ndërmjet fuqive, mbërriti në portin e Durrësit më 7 mars 1914.

Me shpërthimin e Luftës së Parë Botërore princi Vilhelm e humbi gjithë mbështetjen ndërkombëtare zyrtare dhe u largua nga Shqipëria më 3 shtator 1914 pas jo më shumë se gjashtë muajsh sundimi të palavdishëm. Ndonëse Esad pashë Toptani ia doli të mbajë pushtetin kryesisht në Shqipërinë e mesme për një farë kohe, një pjesë e mirë e vendit u shkel me radhë nga trupat italiane, greke, serbe, bullgare, malazeze, austriake dhe franceze. Kësaj periudhe të mbrapshtë i dha fund Kongresi i Lushnjës nga 28-31 janar 1920, ku Tirana u shpall kryeqytet i ri i vendit e ku u formua një qeveri e re me Sulejman pashë Delvinën (1884-1932) si kryeministër e me njëzetekatërvjeçarin Ahmet Zogu (1895-1961) si ministër të brendshëm. Në shtator 1920, praktikisht e gjithë Shqipëria ishte në dorë të qeverisë së re dhe më 17 dhjetor të atij viti ajo u pranua në Lidhjen e Kombeve si shtet sovran.

Në vitet më pas u pa ngjitja autoritare e Ahmet Zogut[86], në fillim si ministër i brendshëm e pastaj më 2 dhjetor 1922 si kryeministër. Zogu, i mbështetur kryesisht nga aristokracia e çifligarëve dhe klasa e mesme, u shtrëngua të ikë nga vendi në kohën e Revolucionit të Qershorit 1924, gjatë të cilit peshkopi Fan Noli (1882-1965) e drejtoi vendin për një periudhë të shkurtër prej gjashtë muajsh si kryetar i një qeverie pak a shumë demokratike. Njeri me shkollim amerikan, Noli u hyri ndryshimeve të thella, përfshirë edhe një reformë agrare tepër të domosdoshme në Shqipëri, por pa kaluar shumë kohë, idealizmi i tij do të pësonte disfatë nën peshën e traditës. Me ndihmën e Beogradit e të mbeturinave të ushtrisë ruse të gjeneral Vrangelit, i eturi për pushtet Ahmet Zogu u kthye në Shqipëri dhe mori në dorë vendin me një

[86] Për Shqipërinë nën Ahmet Zogun, kr. Fischer 1984 dhe Schmidt-Neke 1987.

grusht shteti më 24 dhjetor 1924. Më 21 janar 1925, Shqipëria, zyrtarisht ende principatë, u shpall republikë me Ahmet Zogun si të parin president të saj. Duke mbytur çdo opozitë brenda vendit e duke luajtur herë me Italinë e herë me Jugosllavinë, Zogu krijoi njëfarë shkalle qëndrueshmërie politike e autoriteti në vitet më pas. Kjo vazhdoi deri në gjysmën e dytë të viteve njëzet, kur varësia ekonomike përherë në rritje e Shqipërisë nga Italia fashiste fqinje e kishte kthyer tashmë këtë vend të vogël të Ballkanit në protektorat italian, sidomos pas përfundimit të Paktit të parë të Tiranës në nëntor 1926. Më 1 shtator 1928, Ahmet Zogu u shpall Zog I, 'Mbreti i Shqiptarvet', me bekimin e Musolinit. Synimet ekspansioniste të Italisë ndaj Shqipërisë arritën kulmin me pushtimin e vendit të Premten e Pashkëve, më 7 prill 1939. Mbreti Zog, e shoqja hungaro-amerikane Gjeraldinë dhe i biri triditësh Leka u arratisën në Greqi, kurse vendi ra brenda katër ditësh në duart e Italisë. Pas largimit të Zogut, në Tiranë u mblodh asambleja kombëtare e cila, në prani të ministrit të Jashtëm italian Kontit Çano (1903-1944), e shpalli Viktor Emanuelin III (1869-1947) Mbret të Shqipërisë. Shteti shqiptar pushoi së qeni.

Në tetor 1940 Italia fashiste sulmoi Greqinë dhe, me gjithë suksesin e fillimit, shumë shpejt u spraps nga një kundërmësymje e vendosur greke. Sundimi italian u sigurua përsëri në pranverë të vitit 1941 kur Jugosllavia dhe Greqia ranë në dorë të Gjermanisë naziste. Në këto vite të pushtimit të huaj dhe luftës civile Kosova u ribashkua me Shqipërinë. Por Shqipëria vetë u nda thellë nga prania e tre grupeve rivale të rezistencës: komunistët nën Enver Hoxhën (1908-1985), *Balli Kombëtar* antikomunist nën Mid'hat Frashërin (1880-1949) dhe lëvizja më e vogël monarkiste *Legaliteti* nën Abaz Kupin (1891-1976). Me kapitullimin e Italisë fashiste më 8 shtator 1943, Ministria e Jashtme gjermane u orvat të krijonte një shtet shqiptar asnjanës e të pavarur për të mbrojtur interesat strategjike gjermane në Ballkan. Administrata e re e ngritur në Tiranë nuk qe në gjendje të ushtronte autoritetin e duhur në të gjithë vendin, i cili po zhytej tani në një luftë civile të përgjakshme. Ndërkaq kur trupat gjermane u shtrënguan të tërhiqen nga Shqipëria në fund të nëntorit 1944, komunistët me Enver Hoxhën në krye morën pushtetin dhe ngritën më pas Republikën Popullore të Shqipërisë.

## 10.2 Poetë të periudhës kalimtare: Andon Zako Çajupi, Ndre Mjeda dhe Asdreni.

Çfarë rrjedhimesh pati pavarësia e Shqipërisë mbi letërsinë? Në fillim kurrfarë rrjedhim. Dhjetëvjeçari i parë i pavarësisë nga shpallja në Vlorë më 1912 deri në daljen e Ahmet Zogut në fillim të viteve njëzet u shënua nga trazira politike të skajshme, nga gjakderdhje e vuajtje. Qëllimi politik zyrtar i lëvizjes kombëtare, d.m.th. pavarësia, ishte arritur, e ndërsa shqipja ishte bërë gjuhë zyrtare në vend, rrëmuja e vazhdueshme politike u jepte shkrimtarëve dhe intelektualëve brenda vendit tepër pak kohë për të përsiatur përmasat e reja të kulturës kombëtare. Kultura e romantizmit kombëtar të Rilindjes, e rrënjosur thellë në letërsinë shqiptare, jo vetëm vazhdoi të ndihet, por edhe të ndikojë gjatë gjithë periudhës së pavarësisë.

Vazhdimësia e ideve dhe aspiratave të shprehura në shkrimet shqipe do të arrinte brenda pak kohe një nivel shumë më të lartë artistik nga çfarë ishte arritur ndonjëherë në letërsinë e Rilindjes në fund të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Të shkruarit në shqip pushoi së qeni thjesht një akt atdhetarie kundër imperializmit kulturor të huaj, dhe intelektualët shqiptarë filluan, ndoshta për herë të parë, të shohin se mundësitë e zhvillimit letrar e kulturor ishin të pakufizuara. Institucionet shkollore katolike të ngritura në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë nga françeskanët dhe jezuitët në Shkodër dhe pas pavarësisë shkollimi në gjuhën shqipe në mbarë vendin, kishin çarë rrugën për krijimin e një elite në Shqipëri. Ato dhanë frytet e veta në vitet

njëzet. Letërsia e krijuar nga kjo shtresë intelektualësh të shkolluar në gjuhën dhe kulturën e tyre u shpreh përsëri kryesisht në poezi, ndonëse praktikisht u shfaqën të gjitha gjinitë letrare.

Periudha e pavarësisë dëshmoi lindjen e tre poetëve, krijimtaria e të cilëve pasqyron fuqishëm vazhdimësinë e kulturës së Rilindjes. Ata ishin Andon Zako Çajupi në Egjipt, Ndre Mjeda në Shkodër dhe Asdreni në Rumani.

**Andon Zako Çajupi**[87] (1866-1930) lindi më 27 mars 1866 në Sheper, fshat në krahinën e Zagorisë së Sipërme në Shqipërinë jugore, bir i një tregtari të pasur duhanesh, Harito Çako, i cili bënte tregti në Kavallë e në Egjipt. Në vogëli Andon Zakoja, i cili më pas pëlqente ta thërrisnin me pseudonimin Çajupi sipas emrit të një mali jo larg vendlindjes së tij, ndoqi shkollat në gjuhën greke në krahinën e lindjes, kurse më 1882 emigroi në Egjipt, ku studioi pesë vjet në liceun francez 'Sainte Catherine des Lazaristes' në Aleksandri. Më 1887 vajti të studiojë për drejtësi në Universitetin e Gjenevës. Përfundoi atje studimet për jurisprudencë më 24 tetor 1892 dhe mbeti në Zvicër për nja dy a tre vjet të tjerë, ku edhe ishte martuar me një vajzë të quajtur Evgjeni, me të cilën pati një djalë, Stefanin. Evgjenia vdiq aty nga viti 1892, humbje tragjike kjo për poetin, dhe Çajupi u kthye në Kavallë për ta lënë të birin në kujdesin e së ëmës Zoica. Rreth viteve 1894-1895 Çajupi u kthye në Egjipt dhe u lidh me një firmë juridike gjermane në Kajro. Por karriera e tij juridike mori fund shpejt për shkak se bëri një gabim strategjik, mbrojti një shoqëri franceze në një konflikt kundër interesave të khedivit[88]. Megjithatë, duke mos qenë i varur financiarisht, Çajupi e kaloi këtë katastrofë profesionale pa dhimbje. U tërhoq në vilën e tij në Heliopolis afër Kajros dhe iu përkushtua letërsisë e më pas edhe forcimit të mëtejshëm të lëvizjes së gjallë kombëtare shqiptare në Egjipt. Në vitet pas pavarësisë së Shqipërisë Çajupi vazhdoi të luajë një rol aktiv në bashkësinë shqiptare të Nilit, e organizuar sikundër ishte në klube e në shoqëri të ndryshme atdhetare, që ishin në grindje me njëra-tjetrën për çështje politike. Vdiq në shtëpinë e tij në Heliopolis më 11 korrik 1930. Eshtrat e tij u sollën në Shqipëri më 1958.

Etapa më e rëndësishme e veprimtarisë letrare e kombëtare të Çajupit është nga 1898 deri më 1912. Më 1902 ai ishte anëtar dhe veprimtar i *Vëllazërisë* së shqiptarëve të Egjiptit dhe po atë vit botoi vëllimin me poezi për të cilin ka mbetur i mirënjohur, *Baba-Tomorri*, Kajro 1902. Kjo përmbledhje, me emrin e malit Tomorr, Parnasi i mitologjisë shqiptare, përmban lirika, shumica me tema atdhetare, dhe ndahet në tre krerë: 1) Atdheu, 2) Dashuria, dhe 3) Përralla të vërteta e të rreme. Suksesi qe i menjëhershëm. As edhe një përmbledhje tjetër me poezi shqiptare nuk qe bërë kaq popullore ndër shqiptarët brenda e jashtë vendit që me përmbledhjet e Naim Frashërit. Çajupi nuk u mjaftua me mallin romantik të poetëve të mëparshëm të mërgimit si Filip Shiroka. Sigurisht që ai ishte një nacionalist, por ai ishte edhe i vetëdijshëm për realitetin e zymtë të jetës në atdhe. Një nga baladat më të spikatura në këtë përmbledhje, *Fshati im*, ka në qendër për shembull pabarazitë në shoqërinë patriarkale:

"*Maletë me gurë,*
*Fushat me bar shumë,*
*Aratë me grurë,*
*Më tutje një lumë.*

*Fshati për karshi*
*Me kish' e me varre,*
*Rrotull ca shtëpi*

[87] kr. Gj. Zheji 1966, Shuteriqi 1977, f. 373-417, dhe Dado 1983.

[88] d.m.th. princ i Egjiptit nën suzerenitetin osman.

*Të vogëla fare.*

*Ujëtë të ftohtë,*
*Era pun' e madhe,*
*Bilbili ia thotë,*
*Gratë si zorkadhe.*

*Burrat nënë hie,*
*Lozin, kuvendojnë,*
*Pika që s'u bie,*
*Se nga gratë rrojnë!*

*Gratë venë nd'arë*
*Dhe në vreshta gratë,*
*Gruaja korr barë,*
*Punon dit' e natë.*

*Gratë në të shirë*
*Në të vjela gratë,*
*Ikinë pa gdhirë,*
*Kthenenë me natë.*

*Gruaja për burrë*
*Digjetë në diell,*
*Punon e s'rri kurrë*
*As ditën e diel.*

*O moj shqipëtarkë,*
*Që vet' e nget qetë,*
*Edhe drek' e darkë*
*Kthenesh e bën vetë;*

*Moj e mjera grua*
*Ç'e do burrëzinë,*
*Që ftohet në krua*
*Dhe ti mban shtëpinë!"*

Edhe pse ky vëllim poetik ishte më i rëndësishmi i viteve të para të shekullit të njëzetë, *Baba-Tomorri* nuk ishte i vetmi botim i Çajupit. Më 1921 ai botoi 113 fabula të La Fontenit (La Fontaine, 1621-1695) në *Përralla*, Heliopolis 1920/1921, dhe menjëherë pas atij libri një përmbledhje poezish sanskrite, *Lulé te Hindit*, Kajro 1922, të cilat i kishte përkthyer nga një antologji frënge e me një përkushtim për Faik bej Konicën (1875-1942). Veprat e tjera poetike të tij mbetën të pabotuara sa qe gjallë. Ndër to janë një poemë satirike me 6000 vargje *Dhiat' é vjéter é chfacure*, e njohur edhe me titullin *Baba Musa lakuriq*, e cila u shkrua rreth viteve 1903-1905 mbështetur në ngjarjet e Dhiatës së Vjetër.

Ndonëse me shumë të meta teknike në vjershat, metri tetërrokësh i drejtpërdrejtë që të kujton këngët popullore të Shqipërisë së jugut, idetë e qarta dhe frymëzimi atdhetar i tyre e bënë këtë poezi jashtëzakonisht të përhapur në të rritur e në fëmijë, kurse vetë Çajupin - poetin më të rëndësishëm shqiptar pas Naim Frashërit (1846-1900).

Çajupi ishte edhe dramaturg, autor i një tragjedie në vargje për Skënderbeun me titull

*Burr' i dheut*, shkruar më 1907. Ajo u pasua nga komedia origjinale në një akt *Pas vdekjes*, shkruar më 1910 dhe botuar, ashtu si dhe tragjedia, më 1937 nga Sofokli Çapi. Një tjetër dramë në vargje, që mbeti e pabotuar sa qe gjallë, është një komedi në katër akte *Katërmbëdhjetë vjeç dhëndër*. Po të gjykojmë sipas kritereve bashkëkohore, asnjëra nga këto pjesë dramatike, të shkruara kur dramaturgjia shqiptare ishte në shpërgenj, nuk të ngjall frymëzim. Pjesa teatrale *Detyra* ka humbur, sikundër ka humbur edhe përmbledhja poetike e Çajupit *Kenge dhé vomé*, vargje të Luftës së Parë Botërore. Ndër krijimet më minore të këtij autori janë dy tregime të shkurtra të shkruara frëngjisht, një pamflet për 'Klubin e Selanikut' të botuar më 1909 në të përmuajshmen e Jani Vruhos në Kajro *Rrufeja*, dhe një letërkëmbim me Visar Dodanin, Jani Vruhon dhe Asdrenin.

Çajupi s'ishte aspak poet modern. 'Weltanschauung'-u i tij ishte i lidhur me luftën e lëvizjes kombëtare dhe me kulturën e Rilindjes. Njëkohësisht, nëse krahasojmë vargun e tij me atë të Naim Frashërit, do të vëmë re një evoluim të qartë. Ky hap përpara drejt një kulture sovrane për një komb sovran bëhet edhe më i dukshëm në veprat e bashkëkohësit të tij nga Shqipëria e veriut, Ndre Mjeda prej Shkodre, i cili do të ushtronte një ndikim shumë më të gjerë në kulturën shqiptare të fillimit të shekullit të njëzetë.

Sikundër Çajupi, poeti klasik **Ndre Mjeda**[89] (1866-1937) është një urë që lidh kulturën e Rilindjes të periudhës së fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë me krijimtarinë letrare dinamike të periudhës së pavarësisë. Mjeda ka lindur më 20 nëntor 1866 në Shkodër dhe, ashtu si shumë shkrimtarë të tjerë gegë të kësaj kohe, shkollimin e mori nga jezuitët. Në edukimin e tij patën ndikim shkrimtari jezuit Anton Xanoni (1863-1915) dhe poeti françeskan Leonardo De Martino (1830-1923). Shoqata e Jezuit e dërgoi djaloshin Mjeda jashtë për studime e specializime. Në fillim ndenji tre muaj në pranverë 1880 në fshatin Cossé-le-Vivien afër Lavalit në perëndim të Francës, kurse më pas ndoqi një kolegj në manastirin Kartuzian të Porta Coeli-t në veri të Valencias në Spanjë, ku studioi për letërsi. Më 1883 e gjejmë në Kroaci, ku studion retorikë, latinisht dhe italisht në një institut jezuit në Kraljevica (ital. *Porto Re*) në bregdetin dalmat. Nga 1884 deri në fillim të vitit 1887 u stërvit në një kolegj që drejtohej atje nga Universiteti Gregorian i Romës, kurse më 1887 u transferua në një kolegj Gregorian tjetër në Kieri (Chieri), në juglindje të Torinos, ku ndenji deri në fund të atij viti.

Në këto vite Ndre Mjeda filloi të shkruajë poezi shqip, ndër to edhe vjershën melankolike mjaft të lexuar *Vaji i bylbylit*, botuar më 1887 në broshurën *Scahiri Elierz* (Poeti i nderuar), ku shpreh mallin për vendin e tij. Po e kësaj periudhe është vjersha *Vorri i Skanderbegut*. Tema e shqiptarit në mërgim, që e merr malli për atdheun nën zgjedhën turke, ishte më se e zakontë në letërsinë e Rilindjes, sidomos në dhjetëvjeçarin pas dështimit të Lidhjes së Prizrenit. Edhe shumë vjersha të tjera nga pena e tij u kushtohen temave të tilla kombëtare. Por në poezinë e Mjedës ndihet ndikimi jo vetëm i kulturës rilindëse të kohës, por edhe i mësuesit të tij Leonardo De Martino, poetit katolik shkodran, përmbledhja poetike e të cilit e përpunuar bukur me 442 faqe e në dy gjuhë *L'Arpa di un italo-albanese* (Harpa e një italo-shqiptari) kishte dalë në Venedik më 1881. Po aq ndihet në vargun e Mjedës edhe ndikimi i poetëve bashkëkohës të Italisë: atdhetarit Xhozue Karduçi (Giosuè Carducci, 1835-1907), medituesit Xhovani Paskoli (Giovanni Pascoli, 1855-1912), të ndjeshmit Gabriele D'Anuncio (Gabriele D'Annunzio, 1863-1938) si dhe i letërsisë latine të lashtësisë klasike.

Nga 1887 deri më 1891 Mjeda dha muzikë në kolegjin Marko Xhirolamo Vida (Marco Girolamo Vida) në Kremona buzë lumit Po, qytet i kompozitorit Klaudio Monteverdi (1568-1645) dhe i Antonio Stradivarit (1644-1737). Atje, dhe në Soresina, ai vazhdoi të shkruajë poezi e njëkohësisht iu përkushtua përkthimit të letërsisë fetare. Më 1888 Propaganda Fide në Romë

[89] kr. Gradilone 1960, f. 162-206, Shuteriqi 1963b, M. Gurakuqi 1980, Idrizi 1980, Qosja, Historia, vëll. 3 (1986), f. 427-510, dhe Quku 1990.

botoi librin e tij *Jeta e sceitit sc' Gnon Berchmans* (Jeta e Shën Gjon Berhmansit), për një shenjtor jezuit nga Brabanti (1599-1621), kurse më 1892 *T' perghjamit e Zojs Bekume* (Përngjasim i Zojës së Bekueme), përkthyer nga spanishtja. Më pas ai do të botonte një përkthim nga *Katekizmi i madh* në tre vëllime, *Historia e shejtë*, dhe një jetëshkrim të Shën Alojsius nga Gonzaga (1568-1591).

Nga viti 1891 Mjeda studioi për disa vjet në fakultetin teologjik të kolegjit Gregorian të Krakovit në Poloninë katolike. Atje u njoh me veprat filologjike të albanologëve Gustav Majer (Gustav Meyer, 1850-1900) dhe Holger Pedersen (1867-1953). Vjersha e Mjedës *Gjûha shqype*, e shkruar në dhjetor 1892, iu përkushtua gjuhëtarit austriak Majer, vepra monumentale e të cilit *Etymologisches Wörterbuch der albanesischen Sprache* (Fjalor etimologjik i gjuhës shqipe) kishte qenë botuar një vit më parë në Strasburg. Veprat e Majerit dhe Pedersenit zgjuan te Mjeda interesimin për historinë dhe zhvillimin e gjuhës shqipe, që do të vazhdonte edhe në vitet e mëvonëshme dhe do të kthehej në një ndihmesë për vetë problemin e alfabetit, nëpërmjet punës së tij me tekstet shkollore dhe studimet për autorët e vjetër katolikë Pjetër Budi (1566-1622) dhe Pjetër Bogdani (rr. 1630-1689). Më 1893 poetin e gjejmë në Goricia buzë kufirit italo-slloven, kurse pas një viti përsëri në Kraljevica, ku dha mësim filozofi e teologji e ku shërbeu si bibliotekar në kolegjin Gregorian. U emërua profesor i logjikës e më pas i metafizikës. Thuhet se më 1898, në gjirin e jezuitëve të Kraljevicës shpërtheu një konflikt, me sa duket për lidhjet e tyre me Austro-Hungarinë dhe me Vatikanin. Hollësitë e skandalit nuk njihen me saktësi, por dihet se Ndre Mjeda u përfshi njëfarësoj në këtë konflikt dhe menjëherë u përjashtua apo dha dorëheqjen atë vit nga Urdhri Jezuit.

Më 1899, me ndihmën e të vëllait Lazër Mjeda, peshkop i Sapës që më 1896 e më pas kryepeshkop i Prizrenit e kryepeshkop i Shkodrës, e sidomos me ndihmën e Preng Doçit (1846-1917), abati me influencë i Mirditës dhe vetë poet i lëvizjes kombëtare, Ndre Mjeda u emërua mësues në Vig, në krahinën malore të Mirditës. Gjithashtu mori pjesë në fillim në veprimtarinë e shoqërisë letrare *Bashkimi*, që ishte themeluar atë vit në Shkodër me mbështetjen austro-hungareze nga Preng Doçi, Ndoc Nikaj dhe Gjergj Fishta. Më 1901, për shkak të pikëpamjeve të ndryshme lidhur me alfabetin, Ndre dhe Lazër Mjeda themeluan një organizatë tjetër, shoqatën letrare *Agimi*, e cila gjithashtu propagandonte përdorimin e shqipes në tekste shkollore e letërsi, e që ishte për një sistem shkronjash me kroatishten si model. Me këtë alfabet Ndre Mjeda dhe Anton Xanoni botuan një numër këndimesh për shkollat shqipe, ndër to *Këndimet për shkollat e para të Shqypnisë*, i cili përmbante një numër tekstesh në prozë të shkruara nga Mjeda. Në fillim të shtatorit 1902, Mjeda u ftua në Hamburg për të marrë pjesë në Kongresin e 13-të Ndërkombëtar të Orientalistëve, ku lexoi një kumtesë me titull *De pronunciatione palatalium in diversis albanicae linguae dialectis* (Mbi shqiptimin e palataleve në dialektet e ndryshme të gjuhës shqipe). Interesimi i zjarrtë i Mjedës për çështjen e alfabetit të shqipes bëri që ai, pavarësisht nga problemet me autoritetet osmane, të marrë pjesë në Kongresin e Manastirit më 1908, ku alfabeti i tij *Agimi* humbi para atij *Bashkimi* të Gjergj Fishtës. Mjeda ishte anëtar i Komisisë Letrare të ngritur në Shkodër më 1 shtator 1916 nën administratën austro-hungareze, kurse nga 1920 deri më 1924 ishte deputet në parlament. Pas dështimit të Revolucionit të Qershorit të Fan Nolit dhe vendosjes përfundimtare të diktaturës së Zogut në fund të vitit 1924, ai u tërhoq nga politika dhe punoi më pas si famullitar në Kukël, një fshat midis Shkodrës dhe Shëngjinit. Nga viti 1930 qe mësues i gjuhës dhe letërsisë shqiptare në kolegjin jezuit në Shkodër, ku edhe vdiq më 1 gusht 1937.

Poezia e Mjedës, sidomos përmbledhja e tij *Juvenilia*, Vjenë 1917, shquhet për stilin klasik dhe pastërtinë e gjuhës. Ndoshta nuk është rastësi që titulli i kësaj vepre më të shquar të Mjedës është po ai i vëllimit poetik të Xhozue Karduçit *Iuvenilia* i botuar pothuajse një gjysëm shekulli më parë. *Juvenilia* e Mjedës përfshin jo vetëm poezi origjinale, por edhe përshtatje nga poezia e huaj - nga Tomaso Grosi (Tommaso Grossi, 1790-1853), Xhuzepe Kaparoco

(Giuseppe Capparozzo, 1802-1848), Çarls Vulf (Charles Wolfe, 1791-1823) dhe nga Johan Volfgang fon Gëte (Johann Wolfgang von Goethe, 1749-1832). Një cikël i dytë poezish i nisur nga Mjeda do t'u kushtohej qyteteve të lashta të Ilirisë: *Lissus* (Lezha), *Scodra* (Shkodra), *Dyrrachium* (Durrësi) dhe *Apollonia* (Pojani). Por vetëm dy pjesët e para të këtij cikli mundën të shohin dritën e botimit. *Lissus*, e përbërë prej dymbëdhjetë sonetesh, doli në maj 1921 në të përmuajshmen françeskane *Hylli i Dritës*, kurse *Scodra* u botua pas vdekjes së autorit më 1939. Po nga kjo periudhë e jetës së tij është cikli *Lirija* i përbërë prej gjashtë sonetesh, si dhe oda e shkëlqyer *Shqypes arbnore*, e botuar së pari nga Fulvio Kordinjano S.J. (Fulvio Cordignano, 1887-1952) më 1931, e cila fillon me këto vargje:

"*Nalt përmbi re, mbi qeta*
*Shndritsa për bor' amshore,*
*Porsi 'j vetimë, si zhgjeta,*
*Me flatra fishkullore*
*Sielle ndër thepa e shita,*
*Shqype, t'aguemit drita.*

*T' kaltërt e qiellës mbi krye,*
*Hyjzit ke shokë, që shndrisin*
*Si gur t' paçmuem, e ty*
*Petkun t' nusisë t' qëndisin*
*O e bardha natë, ku dijen*
*Shprazi nji Zot, e shijen.*

*Qeti mbretnia yte,*
*Shqype, pengim liria;*
*E npër hapsina t' tyte*
*E hyjve harmonia*
*T'argton e t' dalmen hana*
*Ndihet përmallshën zana.*

*Por ndër fushore t'veja*
*N'vrrije ku rrinë zogjt' t'tu,*
*Me bumullina rrfeja*
*Shkrepet përmnerë tu' ushtue*
*E tine n'ato maje*
*Nuk ndien ushtim' as vaje.*

*Oh, zbrit ndër ne, mbretnore*
*Shqype, edhe 'j herë, si zbrite*
*Kur përmbi ball' madhnore,*
*T'madhit Kastriot i shndrite,*
*E u trand gjith' bota unji.*
*Prej vringllit t'shpatës s'tij."*

Edhe pse nuk mbulon ndonjë gamë të gjerë tematike, poezia e Mjedës dëshmon një gjuhë mjaft të përpunuar nën ndikimin e klasikëve italianë të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe, përgjithësisht një nivel të lartë përsosmërie metrike. Sikundër Andon Zako Çajupi, ai ngre një urë kalimi midis letërsisë së Rilindjes dhe asaj të periudhës së pavarësisë, por, po ashtu si Çajupi, mbetet i ngulur fort në fillimet e këtij kalimi.

Në dhjetëvjeçarët e parë të pavarësisë kombëtare Naim Frashëri vazhdoi të ishte burim i madh frymëzimi dhe pishtar për shumë poetë dhe intelektualë shqiptarë. Ndikimi i tij është veçanërisht i dukshëm në veprat e para të bashkatdhetarit të tij toskë **Asdreni**[90] (1872-1947), pseudonim i *Aleks Stavre Drenovës*, i cili është njëherazi i pari poet i periudhës kalimtare që mund ta vendosim, si të thuash në anën tjetër të urës. Sikundër Naimi, Asdreni jetoi pak në Shqipëri dhe qe po aq i flaktë për vetëdijen kombëtare.

Asdreni ka lindur më 11 prill 1872 në fshatin Drenovë, rreth pesë kilometra larg Korçës. Në fshatin e lindjes ndoqi shkollën fillore në gjuhën greke dhe sapo kishte nisur gjimnazin në Korçë kur i ati i vé Stavri Thimiu vdiq dhe e la Aleksin trembëdhjetëvjeçar jetim.

Gjatë gjithë shekullit të nëntëmbëdhjetë krahina e Korçës kishte qenë burim kryesor i emigracionit shqiptar. Tërmeti i fuqishëm që goditi këtë qytet më 1879 vetëm sa e shtoi dëshpërimin, pra edhe vargun e kurbetlinjve punëtorë e fshatarë që linin vendlindjen për të kërkuar punë dhe jetë më të mirë gjetiu. Një numër i madh nga këta kurbetlinj shqiptarë u vendosën në Egjipt, disa vajtën në Bullgari dhe shumë të tjerë më vonë në Shtetet e Bashkuara, por synimi i parë i emigracionit nga Shqipëria juglindore në shekullin e nëntëmbëdhjetë ishte Rumania, ku kishte lindur një koloni shqiptare e gjallë[91]. Në vjeshtë të vitit 1885, Aleksi trembëdhjetëvjeçar mbërriti në Bukuresht me të dy vëllezërit më të mëdhenj. Pikërisht këtu, në koloninë shqiptare mjaft të gjallë nga ana kulturore, ai erdhi në kontakt me idetë dhe idealet e lëvizjes kombëtare në mërgim. Në verë 1881 Jani Vretoja (1820-1900) kishte ardhur nga Konstantinopoja në Bukuresht për të themeluar degën e *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* dhe ngriti të parën shtypshkronjë në gjuhën shqipe, që nisi të botojë libra më 1886. Po në kryeqytetin rumun, pishtari i lëvizjes kombëtare, Naim Frashëri, botoi për herë të parë ato vepra letrare që do të përcaktonin rrugën e mëtejshme të letërsisë shqiptare të fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë: *Bagëti e Bujqësija*, Bukuresht 1886, *Luletë e verësë*, Bukuresht 1890, dhe *Istori' e Skenderbeut*, Bukuresht 1898. Më 15 maj 1887, në qytetin Braila buzë Danubit të poshtëm, doli numri i parë i së përjavshmes *Drita*, për t'u ndjekur vitin tjetër nga organi me katër faqe *Shqipëtari/Albanezul*, i botuar në Bukuresht nga shoqëria *Drita*. Botuesi i saj, Nikolla Naço (1843-1913) nga Korça, që ishte si të thuash tutor i Asdrenit, do të themelonte më pas një institut kulturor shqiptaro-rumun për përgatitjen e mësuesve shqiptarë. Bukureshti ishte përgjigjësisht vend i përshtatshëm për veprimtarët kombëtarë shqiptarë të kohës. Kurse Asdreni i ri, me gjithë skamjen dhe vështirësitë e fillimit, bëri përpara në këtë qytet, më kozmopoliti i Ballkanit, 'Parisi i Lindjes'.

Asdreni në fillim punoi si qymyrxhi e çirak, kurse më pas ndoqi studimet në mënyrë private dhe, për një kohë të shkurtër, pranë Fakultetit të Shkencave Politike të Universitetit të Bukureshtit. Në janar 1899, qe ndër themeluesit e *Qarkut të studentëvet shqiptarë*, i cili në mars 1902 u shndërrua në shoqëri me emrin *Shpresa*, e themeluar nga Asdreni dhe nga shoku i tij shkrimtar Kristo Anastas Dako (1878-1941). Në verë të vitit 1899, në moshën njëzet e shtatë vjeç, poeti u kthye në Korçë duke kaluar nga Stambolli për ta vizituar vendlindjen për herë të parë si i rritur. Pasi ndenji pesë muaj mes asaj atmosfere fshatare të fëminisë, u kthye në Bukuresht. Tani e dinte fare mirë se vendin e kishte në Rumani. Më 1905 Asdreni ishte mësues në një shkollë shqipe në portin e Konstancës, kurse një vit më vonë u bë kryetar i degës së re të Bukureshtit të shoqërisë *Dija*, e cila qe themeluar së pari në Vjenë. I entuziazmuar nga krijimi i shtetit të pavarur shqiptar, ai zbriti në Durrës buzë Adriatikut në pranverën e vitit 1914 për të përshëndetur kryetarin e sapocaktuar të shtetit, princin Vilhelm Vid, nga i cili shpresonte të emërohej si arkivist në administratën e re mbretërore. Por u duk menjëherë se nuk kishte ç'të

90 Për një studim të shkëlqyer të Asdrenit, shih Qosja 1972.

91 Për kolonitë shqiptare në Rumani e Bullgari, kr. Dërmaku 1987.

qeverisej e nuk kishte nevojë për shërbime të atilla. Pas një vizite të shkurtër në Shkodër, Asdreni u kthye në Bukuresht në korrik 1914, ndërkohë që Evropa përgatitej për luftë. Në vitet më pas Asdreni vazhdoi të marrë pjesë gjallërisht në lëvizjen kombëtare shqiptare. Sidoqoftë, e pa të udhës të qëndrojë në Rumani, si sekretar i konsullatës shqiptare, e cila u hap atje në mars 1922. Bëri një vizitë tjetër në Shqipëri në nëntor 1937 me rastin e njëzet e pesë vjetorit të pavarësisë, me shpresë se pas kaq vjetësh shërbimi ndaj shtetit shqiptar do të merrte pension shtetëror. Ndenji ca kohë në Tiranë dhe pastaj bëri një vizitë në Shkodër, ku takoi Gjergj Fishtën në shkurt 1938.

Asdreni në fillim përshëndeti pushtimin e Shqipërisë nga Italia në pashkët e vitit 1939 dhe shkroi *Credere, obedire, combatere,* por rrëmuja e shkaktuar nga pushtimi dhe lufta ia bëri fare të qartë dhe me dhimbje se shpresat për pension qenë të kota. Prandaj u kthye përsëri në Bukuresht në korrik të vitit 1939, ndërkohë që Evropa po përgatitej përsëri për luftë. Vdiq në skamje më 11 dhjetor të vitit 1947, në moshën shtatëdhjetepesëvjeçare.

Asdreni kishte nisur të shkruajë poezi e të botojë artikuj në shtypin vendor që në fillim të shekullit të njëzetë. Më 1904 botoi përmbledhjen e tij të parë me nëntëdhjetenëntë vjersha, *Rézé djélli*, Bukuresht 1904, të cilën ia kushtoi heroit kombëtar shqiptar, Skënderbeut. Ky vëllim u prit mirë nga lexuesit shqiptarë e nga kritika e kohës dhe e vuri emrin e Asdrenit në krye të vendit si poet shqiptar katër vjet pas vdekjes së Naim Frashërit dhe një vit pas vdekjes së Jeronim De Radës. Temat ishin tipike rilindëse: malli për atdheun e largët dhe thirrje popullit të tij për t'u bashkuar e për t'u ngritur kundër pushtuesve turq. Ndërkaq gjejmë edhe vargje të holla për bukuritë e natyrës si dhe disa lirika filozofike në stilin e Naim Frashërit. Asdreni kishte bindje të patundur se poezia lypset të ndihmojë për fuqizimin e vetëdijes kombëtare e për t'i provuar botës se gjuha shqipe ishte gjallë. Me gjithë se u pëlqye nga të gjithë për patosin kombëtar që shprehte, vlera artistike e poezisë së Asdrenit në këtë periudhë të hershme qe e kufizuar, si në pikëpamje të formës së shprehjes ashtu dhe në pikëpamje të thellësisë së mendimit. Ajo mbeti poezi e bukur emocionuese për antologji shkollore.

Vëllimi i dytë i Asdrenit *Endra e lote*, Bukuresht 1912, i botuar tetë vjet më pas, shfaq një pjekuri më të madhe. Kjo përmbledhje, po me nëntëdhjetë e nëntë vjersha si e para, ndahet në tre cikle: atdheu, natyra, mendimi dhe bukuria, dhe i kushtohet udhëtares dhe mikes së Shqipërisë Edith Durham (1863-1944). Me një gamë më të gjerë temash e motivesh e me një mjeshtëri gjuhe më të lartë, Asdreni dëshmoi me këtë se poezia e tij nuk ishte thjesht propagandë atdhetare. Nën ndikimin e poetëve bashkëkohës rumunë, vendin e thirrjeve shpesh të cekëta me frymë romantike kombëtare tani po e zinte kulti universal i bukurisë, gjë që ndihmoi për ta ngritur letërsinë shqiptare në një nivel artistik më të lartë, që i shkonte më shumë kulturës së një vendi evropian.

Rritja e mjeshtërisë në formë, stil e teknikë dhe zgjerimi i gamës ideore e tematike bie në sy edhe më shumë në vëllimin e tretë poetik të Asdrenit *Psallme murgu*, Bukuresht 1930, i botuar tetëmbëdhjetë vjet pas vëllimit *Endra e lote*. *Psallme murgu*, e fundit përmbledhje që Asdreni arriti të botojë, shënon kulmin e krijimtarisë së tij poetike. Ndër vjershat më të mira në këtë përmbledhje është *Adriatikut* e botuar së pari në dhjetor 1913, fryt i vizitës së parë të Asdrenit në Durrës.

"*Të pashë, det Adriatik, të pashë,*
*Si zanë je prej qiellit i pikuar,*
*Plot me margaritarë je trazuar*
*Dhe gjiri i yt plot hire si një vashë.*

*Më gjunj si perëndeshe ty të rashë*
*Për hijet, bukurin' e patreguar,*

*Prej gazit madh që ndjeva, pa duruar*
*Me lot për faqe shkova dhe të lashë.*

*Si ar i derdhur dritët të shkreptijnë,*
*Pallate prrallash çfaqen plot magjie*
*Tek valle vajza dredhin mbi lendinë.*

*Të rinj për dorë, tek po ven' e vinjë,*
*Kujtime t'ëmbla, botë lumërie:*
*M'u duk se pashë vetë Perëndinë!"*

Së bashku me dy përmbledhje të përkryera të Lasgush Poradecit (1899-1987), botuar në Rumani më 1933 dhe 1937, dhe me vëllimin e hollë *Vargjet e lira*, 1936, nga Migjeni i ri (1911-1938), *Psallme murgu* shënon kthesë në letërsinë shqiptare. Në truallin më fort shkëmbor të letërsisë shqiptare po hidhte rrënjë edhe fryma e modernizmit. Në horizontin e largët ishte shfaqur periudha bashkëkohore.

Në vitet e fundit të jetës, në skamje e brengë, shtatëdhjetëvjeçari Asdren përgatiti një përmbledhje të katërt me vjersha, *Kambana e Krujës*, por nuk arriti ta shohë të botuar. Në këtë vëllim elementi universal vjen më i zbehtë, kurse patosi kombëtar vjen e bëhet përsëri mbizotërues, siç kishte qenë në veprën e tij të parë, por tani në dëm si të gamës tematike ashtu edhe të nivelit të përgjithshëm artistik. Për t'i dalë më krah poetit të moshuar, duhet thënë se Asdreni ka gjasa të mos i ketë dhënë dorën e fundit shumicës së vjershave të kësaj përmbledhjeje, e cila u botua së pari nga Rexhep Qosja më 1971. Mungesa e freskisë dhe e spontaneitetit ka të ngjarë të jetë edhe pasqyrë e moshës.

Sikundër është menduar, Asdreni është ndikuar mjaft nga Naim Frashëri dhe kultura e Rilindjes, sidomos në përmbledhjen e tij të parë *Rézé djélli*. Megjithatë, periudha e tij e pjekurisë vjen në harmoni më të plotë me veprat e paraardhësve dhe bashkëkohësve të tij rumunë. Duke jetuar në pjesën më të madhe të kohës në Bukuresht, Asdreni u ndikua thellë nga rrymat e letërsisë rumune, të cilat gjatë gjithë shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe në dekadat e para të shekullit të njëzetë shfaqën një nivel më të lartë zhvillimi e mjeshtërie sesa shkrimet letrare shqiptare. Edhe Lasgush Poradeci rrugën drejt frymës moderne e gjeti në truallin rumun[92]. Në poezitë e hershme të Asdrenit spikatin dukshëm elemente të një romantizmi kombëtar të ndikuara nga lirikat patriotike të poetit dhe dramaturgut rumun Vasile Aleksandri (Vasile Alecsandri, 1821-1890). *Kënga e bashkimit* në vëllimin *Endra e lote* është madje dukshëm përshtatje e poezisë *Hora unirii* të Aleksandrit, 1857 (Vallja e bashkimit). Poeti kombëtar rumun Mihai Eminesku (Mihai Eminescu, 1850-1889) natyrisht luajti një rol të madh në veprat e Asdrenit, sikundër në ato të Lasgush Poradecit, jo vetëm me idealizmin e tij panteist, por edhe me elementet konkrete të fjalorit poetik. Shprehja e angazhimit të fortë social e politik të Asdrenit pasqyrohet në poezinë e George Koshbukut (Gheorghe Coşbuc, 1866-1918), poet i fshatarësisë rumune, poezia e fuqishme e të cilit *Noi vrem pămînt*, 1894 (Ne duam tokë), gjen refleks në vjershën e Asdrenit *Zëri i kryengritësvet* të vitit 1912. Ndikimi i Aleksandru Maçedonskit (Alexandru Macedonski, 1854-1920), babai i simbolizmit rumun, dhe i të guximshmit Tudor Argezi (Tudor Arghezi, 1880-1967) është më i dukshëm në përmbledhjen e tretë të Asdrenit *Psallme murgu*. Tre vjet para daljes së këtij libri, ish murgu Argezi kishte botuar lirikat e tij mjeshtërore *Psalmul de taină* 1927 (Psallmet e fshehtësisë) dhe ishte vënë nën zjarrin e polemikave letrare që zienin në Rumani asokohe. Shkrimtarët shqiptarë të Bukureshtit, në ballë të të cilëve qenë Asdreni, Lasgush Poradeci dhe Mitrush Kuteli (1907-

92 Për lidhjet letrare shqiptaro-rumune kr. Bala 1965 dhe Qosja 1972, f. 262-268.

1966) nuk mund të mos ndikoheshin nga një kulturë më kozmopolite siç ishte kultura rumune e kohës.

Përgjithësisht, Asdreni nuk ishte ndër ata që mund të quheshin poetë modernë, si Lasgush Poradeci apo Migjeni, as nuk ishte sublim e vërtet poet i madh si Gjergj Fishta, por roli që luajti ishte me të vërtetë vendimtar në vënien e poezisë shqiptare në rrugën drejt modernitetit. Përmbledhja e tij *Psallme murgu* me përsosmërinë e vet klasike ende konsiderohet si një nga vëllimet më të mira poetike shqiptare të botuar në këtë shekull.

## 10.3 Faik bej Konica, Fan Noli dhe të tjerë me banim në Amerikë

Në vitet e para të shekullit të njëzetë emigrimi në shkallë të gjerë i shqiptarëve kishte zbuluar një destinacion tjetër përveç Egjiptit dhe Rumanisë: Amerikën e Veriut. Është e vështirë të datohet se kur zbritën shqiptarët e parë në Amerikë, përderisa kombësia e tyre atëherë nuk njihej. Kur mbërrinin atje, ata regjistroheshin si qytetarë të Perandorisë Osmane, d.m.th. turq, ose shqiptarët ortodoksë të jugut si grekë. Në fakt, shumica e mërgimtarëve shqiptarë vërtet ishin të krishterë ortodoksë nga jugu, sidomos nga krahina e Korçës, të cilët merrnin rrugën e mundimshme në fillim me tokë drejt Selanikut, Pireut apo Stambollit e pastaj me anije për në Nju Jork dhe Boston. Ndryshe nga grupet e tjera etnike, vala e parë e mërgimtarëve shqiptarë nuk kishin ndër mend aspak të qëndronin në Amerikë. Me gratë dhe fëmijët në vendlindje, ata shpresonin thjesht të gjenin punë për njëfarë kohe sa për të ushqyer e mbajtur familjet në shtëpi e pastaj të ktheheshin një ditë në Shqipërinë e lirë.

Mërgimtarët më të parë shqiptarë, shumica e të cilëve kishin zbritur në Nju Jork, i tërhoqi rajoni Nju England (New England). Përveç zonës së Bostonit, ngulime shqiptare për t'u përmendur në këtë periudhë ishin ato në Uuster (Worcester), Natik (Natick) dhe Sauthbrixh (Southbridge) në Masaçusets; Brixhport (Bridgeport), Uoterberi (Waterbury) dhe Hartford (Hartford) në Konetikët; Poutakit (Pawtucket) në Roud Ajlend; Mançester (Manchester) dhe Konkord (Concord) në Nju Hemshër, dhe Bideford-Sako (Biddeford-Saco) në Mein. Mërgimtarë të tjerë u ngulën natyrisht në Nju Jork (sidomos në Bronks), Xhejmstaun (Jamestown) dhe Roçester (Rochester) të shtetit Nju Jork, në Filadelfi (Philadelphia) dhe Pitsburg (Pittsburgh) të Pensilvanisë, si dhe deri në Detroit, Çikago dhe Sejnt Luis (Saint Louis). Sa kohë që nuk e quanin veten banorë të përhershëm, shqiptarët nuk kishin ndonjë arsye të veçantë për të shkuar nga perëndimi, e si rezultat harta e ngulimeve të tyre në Shtetet e Bashkuara sot është në thelb po ajo që ishte në fillim të shekullit[93].

Pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë në nëntor 1912 e sidomos pas vitit 1920, mendohet se rreth 10000 shqiptaro-amerikanë u kthyen në atdhe për të ndihmuar në ndërtimin e një vendi të ri. Me ndihmën amerikane u ngrit administrata shtetërore dhe u hapën shkolla, si Shkolla Teknike Amerikane në Tiranë, Shkolla shqiptaro-amerikane bujqësore dhe ekonomike në Kavajë si dhe Instituti Kyrias ose Qiriazi për vajza në Tiranë. Por, për fshatarin e zakonshëm shqiptar, pavarësia nuk solli ndonjë përmirësim të madh as në nivelin e jetesës e as në liritë politike, e si pasojë mërgimi vazhdoi pa ndërprerje deri në Luftën e Dytë Botërore. Mërgimtarët e kësaj vale të dytë, përsëri shumica nga jugu, veçse tani më shumë myslimanë, morën familjet me vete kësaj radhe me synimin për t'u ngulur atje njëherë e përgjithmonë. Sot numri i shqiptaro-amerikanëve vlerësohet nga 70000 deri në 220000.

[93]Për historinë e bashkësisë shqiptare në Amerikë, kr. The Albanian Struggle... 1939, Demo 1960, Noli 1960, Pipa & Prifti 1980 dhe Nagi 1989.

Shoqëritë dhe institucionet e para kulturore të bashkësisë shqiptaro-amerikane lindën në fillim të shekullit të njëzetë. Ndër to qenë shoqata *Malli i mëmëdheut* në Buffalo, Nju Jork, (1906) e themeluar nga Petro Nini Luarasi (1865-1911), *Koha e lirisë* në Nju Jork (1906), *Besa-Besën* në Boston (1907), *Lidhja* në Sent Luis (1907), dhe shoqatat *Katundi* (1908) e *Panariti* në Boston, këto dy të fundit me emrat e fshatrave nga vinin anëtarët. Më 28 prill 1912, pas disa muaj bisedimesh, këto shoqata u bashkuan për të formuar Federatën Panshqiptare të Amerikës *Vatra*, me seli në Boston. Me degët e veta në të gjithë vendin federata *Vatra* shpejt erdhi e u vu, si grup politik lobist, në shërbim të pavarësisë së Shqipërisë e më pas si zë i interesave të Shqipërisë jashtë saj. Ajo ushtroi mjaft ndikim edhe brenda vetë Shqipërisë. Gazeta e parë në gjuhën shqipe *Kombi* ishte themeluar në Boston më 15 qershor 1906. Kjo e përjavshme, e drejtuar nga Sotir Peci (1873-1932), jetoi tre vjet dhe u zëvendësua më 1909 nga *Dielli* i Bostonit, i themeluar nga shoqëria *Besa-Besën*, një organ që nga 2 mai 1912 erdhi "nën kontrollin moral të Federatës së Shqiptarëve të Amerikës *Vatra*". Ndër figurat kryesore që dhanë ndihmesë për të forcuar bashkësinë e shqiptarëve në Amerikën e Veriut në ato vite të para ishin Faik bej Konica (1875-1942), Fan Noli (1882-1965), Sotir Peci (1873-1932), Kristo A. Dako (1878-1941) dhe Kostantin A. Çekrezi (1892-1959).

Nga të gjithë shkrimtarët dhe publicistët shqiptarë në zgrip të shekullit më i shquar ka qenë sigurisht **Faik bej Konica**[94] (1875-1942). Ai lindi në prill 1875 në qytetin e vogël Konica në malet e Pindit, jo larg nga kufiri shqiptar i tanishëm. Pasi kreu shkollën fillore turqishte në vendlindje, ai studioi në Kolegjin Jezuit Saverian të Shkodrës, edhe pse vinte nga nga familje myslimane. Atje mori jo vetëm shkollim në gjuhën shqipe, por edhe kontaktin e parë me kulturën e Evropës qendrore e me idetë Perëndimore. Prej andej vajti dhe ndoqi shkollën e mesme perandorake të Gallatës në gjuhën frënge, në Stamboll. Më 1890, pesëmbëdhjetë vjeç, u dërgua për studime në Francë ku bëri shtatë vjet. Pasi ndoqi në fillim shkollat e mesme në Lisjë (Lisieux, 1890) dhe Karkason (Carcassonne, 1892), u regjistrua në Universitetin e Dizhonit, të cilin e kreu më 1895 për filologji romane. Pastaj vajti në Paris, ku për dy vjet studioi frëngjishten mesjetare, latinishten dhe greqishten në Collège de France. Studimet i përfundoi në Universitetin e Harvardit në Shtetet e Bashkuara, ndonëse pak gjëra dihen për këtë periudhë të jetës së tij. Nga shkollimi jashtëzakonisht i larmishëm që mori, ai qe në gjendje të fliste e të shkruante rrjedhshëm shqipen, italishten, frëngjishten, gjermanishten, anglishten dhe turqishten. Qëndrimi në Francë, vend me tradita liberale demokratike të hershme, do të kishte një ndikim të thellë mbi Konicën, i cili arriti të përvetësojë e t'i bëjë të vetat modelet e mendimit Perëndimor si asnjë intelektual shqiptar para tij. Djaloshit Konica i la mbresa të thella sidomos liria e pakufizuar e shtypit frëng në vitet e debatit të hapur e të ashpër për çështjen Drefys (Alfred Dreyfus, 1859-1935). Pikërisht në këto vite atij iu ngjall interesi për gjuhën amtare e për historinë e letërsinë e vendit të vet dhe nisi të shkruajë artikuj për Shqipërinë në një gazetë franceze. Më 1897 u shpërngul në Bruksel, ku në moshën njëzetedyvjeçare më 25 mars 1897 botoi numrin e parë të organit *Albania*, i cili pas pak do të bëhej organi më i rëndësishëm i shtypit shqiptar në zgrip të shekullit. Më 1902 u shpërngul në Londër dhe vazhdoi ta botojë atje revistën deri më 1909. Në Londër u miqësua me poetin dhe kritikun francez Gijom Apoliner (Guillaume Apollinaire, 1880-1918). Në vjeshtë të vitit 1909 Faik Konica mërgoi në Shtetet e Bashkuara. Ndalesa e parë qe Bostoni, ku së bashku me Fan Nolin, më 1909 themeloi gazetën Dielli, dhe më tej u bë botuesi i saj. *Dielli* qe organ i Federatës së rëndësishme panshqiptare *Vatra* të Bostonit, sekretar i përgjithshëm i së cilës Konica u bë më 1912. Ai nxori gjithashtu një organ tjetër jetëshkurtër, të përdyjavshmen *Trumbeta e Krujës* në Sent Luis, Misuri, që doli vetëm në tre numra më 1911. Më 1912 vajti në Londër në emër të federatës *Vatra* për të

[94]kr. Petrotta 1932, f. 302-309, Koliqi 1967, Ressuli 1987, f. 65-81, Hamiti 1991, Karjagdiu 1993, Kastrati 1995, Pirraku 1995, dhe Z. Rrahmani 1996.

mbrojtur interesat e Shqipërisë në Konferencën e Ambasadorëve. Kjo konferencë e mbajtur në vjeshtë të atij viti, do të merrte në shqyrtim çështjen e njohjes së shtetit të sapolindur shqiptar, i cili kishte shpallur pavarësinë nga Perandoria Osmane më 28 nëntor 1912. Më 17 dhjetor 1912 ambasadorët pranuan të njohin autonominë e Shqipërisë, ndonëse fillimisht ajo të vazhdonte nën suzerenitetin e Sulltanit. Në ditët e para të marsit 1913, Konica pasi ishte grindur me Ismail Qemal bej Vlorën dhe pasi në fillim kishte përkrahur qeverinë e Esad pashë Toptanit (1863-1920), foli para treqind delegatëve në Kongresin Shqiptar të Triestes, të mbledhur për të diskutuar për fatin e vendit gjatë anarkisë politike të shpejtuar nga Luftëra Ballkanike. Ai u zhgënjye nga politika e Austro-Hungarisë, të cilën më parë e kishte mbështetur, kur u bë e qartë se Vjena qe e interesuar vetëm për përcaktimin e kufirit verior të Shqipërisë dhe kur qyteti i tij i lindjes Konica iu dha Greqisë. Në prill 1914 Faik Konica u dërgua nga qeveria e dobët e Esad pashë Toptanit për të përfaqësuar Shqipërinë si konsull i përgjithshëm në Uashington. Por pas pak kohe do të kthehej në Evropë dhe me fillimin e Luftës së Parë Botërore do të vendosej në Austri (Vjenë, Feldkirh dhe Baden). Këtu, në atë atmosferë të nderë politike të krijuar nga lufta, u përhapën fjalë se spiunonte për Italinë dhe, kështu, u detyrua të lërë perandorinë austro-hungareze në coptim e sipër e të shkonte në Zvicrën asnjanëse. Në Lozanë u takua me Mid'hat e Mehdi Frashërin, kurse më 2 nëntor 1915 botoi atje një traktat me titullin *L'Allemagne et l'Albanie* (Gjermania dhe Shqipëria), në të cilin i kundërvihej mbështetjes që Gjermania i kishte dhënë një propozimi për ndarjen e Shqipërisë midis grekëve dhe sllavëve. Në mars 1916 e shohim në Sofje me Dervish Himën, kurse në korrik të atij viti përsëri në Baden të Austrisë. Më pas u shtrëngua të ikë nga Austria përsëri, kësaj radhe në Itali për shkak të kritikave të tij kundër politikës së Austrisë dhe Gjermanisë ndaj Shqipërisë e për shkak se për këtë, autoritetet austriake e trajtonin si të dyshimtë. Më 1921, përsëri në Shtetet e Bashkuara, ai u zgjodh kryetar i federatës *Vatra* të Bostonit dhe rimori drejtimin e gazetës *Dielli*, ku tani ai mbante rubrikën e tij *Shtylla e Konitzës*. Në verën e viti 1926, Faik Konica u emërua ambasador i Shqipërisë në Shtetet e Bashkuara nga diktatori Ahmet Zogu (1895-1961), detyrë që e mbajti deri në pushtimin e vendit nga Italia në pashkët e vitit 1939. Vdiq në Uashington më 15 dhjetor 1942 dhe u varros në varrezat Forest Hills në Boston[95].

Faik Konica për fat të keq shkroi pak letërsi të mirëfilltë, por si stilist, kritik, publicist dhe figurë politike, pati një ndikim të fuqishëm në shkrimet dhe kulturën shqiptare të atyre viteve. Me shkrimet e shumta të *Albania,* e botuar frëngjisht dhe shqip nën pseudonimin *Thrank Spirobeg*, jo vetëm bëri që kultura dhe çështja shqiptare të njihen në Evropë, por edhe hapi rrugën për zhvillimin e mëtejshëm të prozës letrare në dialektin toskë. Nga një pjesë e mirë e opinionit ajo trajtohet si periodiku më i rëndësishëm shqiptar para Luftës së Dytë Botërore. Nga faqet e këtij organi, botimit të të cilit Faik Konica nuk iu nda për dymbëdhjetë vjet, u bënë të njohur për herë të parë për publikun e gjerë shkrimtarë si Thimi Mitko (1820-1890), Kostandin Kristoforidhi (1830-1895), Andon Zako Çajupi (1866-1930) dhe Gjergj Fishta (1871-1940). *Albania*[96], e financuar deri diku nga autoritetet austro-hungareze nën kujdesin e *Kultusprotektorat*-it dhe duke marrë shpeshherë anën austriake, përmbante artikuj dhe informacione për një gamë të gjerë fushash: histori, gjuhë, letërsi, folklor, arkeologji, politikë, ekonomi, fe dhe art, dhe si e tillë ajo përbën një enciklopedi të vogël të kulturës shqiptare të kohës. Konica e çmonte këmbimin e lirë të ideve dhe shtyllat e *Albania*-s i vuri edhe në dispozicion të rivalëve të vet, të cilëve u kundërvihej duke i thumbuar me zgjuarsi. Në fushën e letërsisë ai kritikonte shpërthimet nacionaliste shpesh vulgare për virtytet e larta të shqiptarëve

---

[95] Konica i la amanet Fan Nolit dhe Sejfulla Malëshovës që trupin e tij ta çonin të prehej në Shqipëri. Kjo dëshirë u përmbush vetëm pas shndërrimeve demokratike në Shqipëri.

[96] kr. Schmidt-Neke 1980.

dhe bënte thirrje për një qëndrim më realist e më kritik ndaj vendit të vet me të gjitha të metat e tij. I mbrujtur me kulturë perëndimore, ai e ndiente të vështirë të çmonte poetët e hershëm romantikë kombëtarë si Naim Frashëri, idealet dhe shijet e të cilëve kishin mbetur prapa nga koha, dhe për më tepër poezia e tyre, sipas mendimit të tij, ishte e papërpunuar. Me shprehjen e zjarrit patriotik, si mund të krahasoheshin ata me nivelin e lartë letrar e artistik që kishte ndeshur në Francë, me shkrimtarë si Verleni, Bodleri dhe Apolineri? Sarkazma therëse me të cilën ai shprehte intransigjencën e vet kundrejt naivitetit të bashkatdhetarëve e kundrejt shumë tabuve të kulturës dhe historisë shqiptare lëshoi një fllad të freskët në kopshtin e letrave shqiptare. Konica u përpoq për një kulturë më të përpunuar perëndimore në Shqipëri, por ai vlerësonte edhe traditat e vendit. Ai, për shembull, ishte një nga të parët që propagandoi idenë e botimit të teksteve të letërsisë së vjetër shqipe. Në një artikull me titullin *Për themelimin e një gjuhës letrarishte shqip*, të botuar në numrin e parë të *Albania*-s, Konica gjithashtu theksonte nevojën e krijimit të një gjuhe letrare të njësuar. Ai sugjeronte zgjidhjen më të kuptueshme, që të dy dialektet kryesore, toskë e gegë, të të shkriheshin e të njësoheshin shkallë-shkallë. Stili i tij i rrjedhshëm, bashkë me atë të Fan Nolit, ndikoi mjaft në përsosjen e prozës në toskërishte, e cila dekada më vonë do të përbënte bazën e gjuhës së sotme letrare. Lidhjet e Konicës me regjimin e Zogut në vitet e mëvonëshme do të sillnin një farë ftohjeje e largimi ndër shumë intelektualë shqiptarë, dhe qe pikërisht kjo rrethanë më fort se gjithçka tjetër që e bëri ndikimin e tij mbi letërsinë dhe kulturën shqiptare të nënçmohet e të mos përfillet nga kritikët e pasluftës në Tiranë. Komentet dhe polemikat e tij sarkastike në *Albania* e gjetiu, dhe karakteri zemërak e arrogant i tij shpesh e penguan të bëhej i dashur për këdo[97], por spontaneiteti dhe përsosmëria e prozës së tij pranohen e adhurohen nga të gjithë.

Megjithatë, duhet thënë se krijimtaria letrare e paktë dhe karakteri i saj fragmentar ishin ato që i bënë shumë bashkatdhetarë të qaheshin e të ankoheshin për të sa ishte gjallë. Përveç një numri të madh artikujsh e të tjerë për çështje të politikës, gjuhës, letërsisë dhe historisë, shumica e të cilëve dolën në *Albania e vogël*, shtojcë e përdyjavshme e *Albania*-s, që u botua me radhë në dialektet toskërisht e gegërisht nga 1899 deri më 1903, Konica ka shkruar edhe një vepër tjetër, që mund të quhet roman, ndonëse nuk arriti ta përfundojë. Është vepra satirike *Dr. Gjëlpëra zbulon rënjët e dramës së Mamurrasit*, ku ai bën disa vrojtime të këndshme therëse për prapambetjen dhe nivelin e ulët të higjienës së bashkatdhetarëve të tij. Prejardhjen Dr. Gjilpëra e ka nga një ngjarje historike. Më 1924 dy turistë amerikanë u vranë pranë fshatit Mamurras, thuhet se nga njerëz të Ahmet Zogut. Përballë një proteste të qeverisë amerikane, qeveria shqiptare, tani nën kryesinë e Fan Nolit, i nxori të pandehurit në gjyq dhe i dënoi me vdekje më 18 dhjetor 1924. Për qeverinë e Nolit, ndërkaq, Konica kishte mendimin se ishte treguar tepër e butë me vetë Zogun. Ai nisi të botojë *Dr. Gjëlpëra* në disa numra njëri pas tjetrit në gazetën *Dielli* të Bostonit më 1924. Kur vitin tjetër Konica u pajtua me përfaqësuesit e Zogut, botimi u ndërpre. I vetmi libër i Konicës i botuar në gjuhën shqipe është një përkthim përrallash arabe nga 'Një mijë e një netët', me titullin *Nën hien e hurmave*, Boston 1924. Në *Dielli* nga viti 1929 e këndej botoi edhe përshkrimet e tij të udhëtimit nëpër Shqipëri, një seri shkrimesh nën titullin *Shqipëria si m'u-duk*, në të cilat ai nuk druhet e nuk kursehet të fshikullojë lloj-lloj tipash e karakteresh që kishte ndeshur atje: burokratë, karrieristë, aristokratë të rënë nga vakti etj. Pjesë të zgjedhura nga vepra e tij iu botuan pas vdekjes në anglishte nga Qerim M. Panariti në vëllimin 175-faqesh *Albania, the rock garden of south-eastern Europe and other essays*, Boston 1957 (Shqipëria, kopshti shkëmbor i Evropës juglindore dhe shkrime të tjera).

---

97 Publicisti aristokrat Eqrem bej Vlora (1885-1964) vërente për shembull, "Faik Konica si person nuk durohej dot: zemërak, arrogant, fodull, sarkastik e, për fat të keq, dembel". kr. Vlora 1968, f. 51.

**Fan Noli**[98] (1882-1965), ose *Theofan Stilian Noli*, nuk ishte vetëm udhëheqës i spikatur i bashkësisë shqiptaro-amerikane, por edhe figurë e shquar dhe e shumanshme e letërsisë, kulturës, jetës fetare dhe politikës shqiptare. Noli ka lindur në fshatin Qytezë (turq. Ibrik Tepe), në jug të Edrenesë, në Turqinë Evropiane, më 6 janar 1882. I ati, Stilian Noli, një fetar i shquar dhe psalt në korin e kishës e kish ushqyer të birin me dashuri për muzikën dhe traditën bizantine të kësaj kishe. Fan Noli ndoqi shkollën e mesme greke në Edrene, dhe më 1900, pas një qëndrimi të shkurtër në Stamboll, u vendos në Athinë, ku mundi të gjejë punë të rastit e me pagë të ulët si kopist, sufler apo aktor. Me njërën nga shoqëritë teatrore shetitëse që shkonte nëpër ngulimet greqishtfolëse në Mesdheun lindor Noli mbërriti për herë të parë në Egjipt. Duke e lënë shoqërinë teatrore në Aleksandri, gjeti punë nga marsi 1903 deri në mars 1905 si mësues i greqishtes dhe psalt i korit kishtar në Shibin el Khom, kurse nga marsi 1905 deri në prill 1906 në El Faiyum, ku ishte ngulur një koloni e vogël shqiptare. Këtu ai shkroi një numër artikujsh greqisht dhe përktheu greqisht veprën e Sami Frashërit *Shqipëria - Ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë?*, të cilat u botuan në shtypshkronjën shqipe në Sofje. Në Egjipt Noli u njoh më tej me traditat e muzikës bizantine me ndihmën e murgut Nilos, dhe aq shumë e tërhoqi ajo, saqë vendosi të bëhej edhe vetë prift ortodoks. Ai gjithashtu erdhi e u lidh me udhëheqës të tillë të bashkësisë shqiptare si Spiro Dine (1846?-1922), Jani Vruho (1863-1931) dhe Athanas Tashko (1863-1915), të cilët e nxitën të emigronte në Amerikë, ku mund të zhvillonte më mirë talentin. Djaloshi Noli pranoi.

Në prill 1906, me një biletë avulloreje të klasit të dytë, të paguar nga Spiro Dinia, Fan Noli u nis për në Botën e Re duke kaluar nga Napoli dhe mbërriti në Nju Jork më 10 maj. Pas tre muajsh në Buffalo, ku punoi në një sharrë, Noli vajti në Boston. Atje botuesi Sotir Peci (1873-1932) i dha një punë me pagë minimale si zëvendësredaktor i gazetës së Bostonit *Kombi*, ku punoi deri në maj 1907 e ku botoi artikuj me pseudonimin Ali Baba Qyteza. Gjatë këtyre muajve të vështirë nga ana financiare, Noli nuk po mësohej dot me Amerikën dhe po mendonte seriozisht të emigronte në Bukuresht. Por pak e nga pak u lidh ngushtë me bashkësinë shqiptare dhe më 6 janar 1907 bashkëthemeloi shoqërinë *Besa-Besën* në Boston.

Në këtë kohë, shqiptarëve ortodoksë të Amerikës po u humbte durimi nga kontrolli grek mbi kishën. Gjendja u bë e nderë dhe arriti kulmin më 1907, kur një prift ortodoks grek nuk pranoi të bëjë meshën në një ceremoni varrimi të një shqiptari në Hudson, Masaçusets, për arsye se i ndjeri, si nacionalist, kishte qenë vetvetiu i shkishëruar. Noli e ndjeu detyrën dhe thirri një mbledhje të shqiptarëve ortodoksë nga mbarë Nju Englandi, ku delegatët morën vendim të themelonin një Kishë Ortodokse Shqiptare Autoqefale, pra autonome, me Nolin si të parë. Më 9 shkurt 1908, në moshën njëzetegjashtë vjeç, Fan Noli u bë dhjak në Bruklin, kurse më 8 mars 1908 Platoni, kryepeshkopi ortodoks rus i Nju Jorkut, e shuguroi prift ortodoks. Vetëm dy javë më pas, më 22 mars 1908, djaloshi Noli mbajti kryelartë liturgji në gjuhën shqipe për herë të parë, në Sallën 'Knights of Honor' në Boston. Ky akt përbënte hapin e parë drejt organizimit dhe njohjes zyrtare të Kishës Ortodokse Shqiptare Autoqefale.

Nga shkurti 1909 deri në korrik 1911 Noli botoi gazetën *Dielli*, tribunë e bashkësisë shqiptare të Bostonit. Më 10 gusht 1911 u nis për në Evropë ku, për katër muaj kreu shërbesa kishtare në gjuhën shqipe për kolonitë në Kishinjev, Odesë, Bukuresht dhe Sofje. Bashkë me Faik bej Konicën, i cili erdhi në Shtetet e Bashkuara më 1909, ai themeloi më 28 prill 1912 Federatën Panshqiptare *Vatra* të Amerikës, e cila shumë shpejt do të bëhej organizata më e fuqishme dhe më e rëndësishme e shqiptarëve në Amerikë. Tani, Fan Noli ishte bërë i njohur si udhëheqës i bashkësisë ortodokse shqiptare dhe si shkrimtar e gazetar i afirmuar i lëvizjes kombëtare. Në nëntor 1912 Shqipëria u shpall e pavarur, kurse Noli tridhjetëvjeçar, pasi kishte

[98] kr. Kuteli 1945, Noli 1960, Bala 1972, Raifi 1975, 1995, Tako 1975, Arapi 1980, Liço 1982, Pipa 1984, Kodra 1989, Puto 1990 dhe Dodona 1996.

mbaruar Universitetin e Harvardit, u kthye me ngut në Evropë. Në mars 1913, ndër veprimtari të tjera, ai ndoqi Kongresin Shqiptar të Triestes, i organizuar nga shoku dhe rivali i tij Faik Konica.

Në korrik 1913 Fan Noli vizitoi Shqipërinë për herë të parë, dhe këtu më 10 mars 1914, kreu të parën shërbesë kishtare ortodokse në gjuhën shqipe në këtë vend, në prani të princit Vilhelm Vid, i cili kishte zbritur në Durrës vetëm tri ditë më parë me një anije austro-hungareze. Në gusht 1914 Noli vajti për herë të parë në Vjenë, por meqë retë e zeza të luftës po bëheshin më të dendura, u kthye në maj 1915 në Shtetet e Bashkuara. Nga 21 dhjetori 1915 e deri më 6 korrik 1916 ai qe përsëri kryeredaktor i *Diellit* të Bostonit, tani gazetë e përditshme. Në korrik 1917 ai u bë përsëri president i Federatës *Vatra* e cila, përballë gjendjes së rrëmujëshme dhe zbraztësisë politike në Shqipëri, zuri ta shohë veten si njëfarë qeverie shqiptare në mërgim. Në shtator 1918 Noli themeloi të përmuajshmen në gjuhën angleze *The Adriatic Review*, e cila u financua nga Federata për të përhapur informacion për Shqipërinë e për të propaganduar çështjen e saj. Këtë organ, për gjashtë muajt e parë e redaktoi Noli dhe më pas, më 1919, Kostandin Çekrezi (1892-1959). Me fondet e *Vatrës* të mbledhura nën drejtimin e Nolit, delegatët shqiptaro-amerikanë u dërguan në Paris, Londër dhe Uashington për të propaganduar për njohjen ndërkombëtare të pavarësisë së Shqipërisë. Më 24 mars 1918, Noli u emërua administrator i Kishës Ortodokse Shqiptare në Shtetet e Bashkuara, kurse në fillim të korrikut të atij viti ndoqi një konferencë të popujve të shtypur në Mount Vernon, Virxhinia, ku u takua me presidentin Vudro Uillson (Woodrow Wilson, 1856-1924), mbrojtës i të drejtave të pakicave në Evropë. Më 27 korrik 1919 Noli u emërua peshkop i Kishës Ortodokse Shqiptare në Amerikë, në këtë kohë përfundimisht një dioqezë e pavarur. Vitin tjetër, me qenë se figura e tij si udhëheqës politik e fetar i bashkësisë shqiptare, dhe talenti i tij si shkrimtar, orator dhe komentator politik ishte rritur mjaft, ishte shumë në vend që ai të zgjidhej kryetar i delegacionit shqiptar në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë. Në këtë aktivitet Noli doli fitimtar me pranimin e Shqipërisë më 17 dhjetor 1920. Me të drejtë Noli e shihte pranimin e Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve si arritjen më të madhe politike të tij. Antarësia në këtë organizatë i dha Shqipërisë për herë të parë njohje ndërkombëtare dhe, po të kthejmë sytë prapa, ishte pa dyshim më e rëndësishme se shpallja e pavarësisë më 1912 nga Ismail Qemal bej Vlora. Në një koment më 23 korrik 1924, gazeta *The Manchester Guardian* e cilësonte Nolin si "një burrë që në çdo vend do të ishte i shquar. Diplomat i përkryer, specialist për politikën ndërkombëtare, polemist i zoti, që në fillim ai la mbresa të thella në Gjenevë. Ai i rrëzoi të gjithë kundërshtarët e tij ballkanas me një mënyrë mjeshtërore, por gjithmonë me buzë në gaz. Njeri me kulturë të gjerë, që ka lexuar çdo gjë që ia vlen të lexohet në anglishte dhe frëngjishte". Suksesi i Nolit në Lidhjen e Kombeve e përcaktoi atë një herë e mirë si figurë udhëheqëse në jetën politike shqiptare. Nga Gjeneva u kthye në Shqipëri, dhe nga 1921 deri më 1922 përfaqësoi Federatën Vatra në parlamentin shqiptar. Më 1922 u emërua ministër i jashtëm në qeverinë e Xhafer bej Ypit (1880-1940), por dha dorëheqjen disa muaj më pas. Më 21 nëntor 1923, Noli u shugurua peshkop i Korçës dhe mitropolit i Durrësit. Tani ai qe edhe kreu i Kishës Ortodokse në Shqipëri, edhe udhëheqës i një partie politike liberale, opozita kryesore kundër forcave konservatore të Ahmet Zogut (1895-1961), të cilat mbështeteshin kryesisht nga çifligarët feudalë dhe klasa e mesme. Më 23 shkurt 1924 Zogut iu bë një atentat në parlament, kurse pas dy muajsh, më 22 prill 1924, deputeti dhe personaliteti kombëtar Avni Rustemi (1895-1924) u vra, thuhet se nga forcat zogiste. Në varrimin e Rustemit, Fan Noli mbajti një ligjëratë të zjarrtë që e ndezi aq fort opozitën liberale, saqë Zogu u shtrëngua të arratiset në Jugosllavi në kohën e asaj periudhe që quhet Revolucioni i Qershorit.

Më 17 qershor 1924 Fan Noli u shpall zyrtarisht kryeministër dhe pas pak kohe regjent i Shqipërisë. Gjatë gjashtë muajve, ai drejtoi një qeveri demokratike, e cila u mundua me mish e me shpirt të përballonte problemet politike dhe ato ekonomike të shtetit të ri shqiptar që ishin

tej mase të rënduara. Por programi i tij njëzetpikash për modernizimin dhe demokratizimin e Shqipërisë, përfshirë reformën agrare, doli se qe tepër i nxituar e tepër idealist për një vend të prapambetur e pa tradita parlamentare. Në një letër dërguar një miku anglez, ai do të shënonte më vonë arsyet e dështimit të tij: "Duke ngulur këmbë për reformat agrare, unë ndeza zemërimin e aristokracisë çifligare. Duke mos i kryer ato, humba mbështetjen e masave fshatare". Me rrëzimin e qeverisë së tij nga forcat zogiste në prag të Krishtlindjeve 1924, Noli u largua përgjithmonë nga Shqipëria dhe kaloi disa muaj në Itali me ftesë të Benito Musolinit (1883-1945). Kur Duçja në fund arriti marrëveshje me Zogun për koncesionet e naftës në Shqipëri, Noli dhe ndjekësit e tij e kuptuan se prania e tyre në Itali nuk qe më e dëshirueshme. Më pas Noli kaloi disa vjet në Evropën qendrore, kryesisht në Gjermani dhe Austri. Në nëntor 1927 vizitoi Rusinë si delegat ballkanas në Kongresin e 'Miqve të Bashkimit Sovjetik' në kremtim të dhjetëvjetorit të Revolucionit të Tetorit, kurse më 1930, pasi mori një vizë gjashtëmujore, u kthye në Shtetet e Bashkuara. Përsëri në Boston, Noli themeloi të përjavshmen *Republika*, që vetë me emrin e saj i bënte një kundërshtim të hapur Ahmet Zogut, i cili më 1 shtator 1928 e kishte shpallur veten Zog I, Mbret i Shqiptarvet. *Republika* u botua edhe si opozitë ndaj *Diellit*, që tani e kishte në dorë Faik Konica, i cili ishte pajtuar me mbretin Zog dhe ishte bërë ministër fuqiplotë i Shqipërisë në Uashington. Pas gjashtë muajsh Noli u shtrëngua të kthehej në Evropë me përfundimin e afatit të vizës, kurse *Republikën* e tij e mori në dorë Anastas Tashko, deri sa u mbyll më 1932. Me ndihmën e disa ndjekësve të tij ai ia doli të kthehej nga Gjermania në Shtetet e Bashkuara më 1932, kur iu dha edhe lejeqëndrim i përhershëm. U tërhoq nga jeta politike dhe rifilloi detyrën në krye të Kishës Ortodokse Shqiptare Autoqefale. Në dhjetor 1933, Noli u sëmur rëndë dhe nuk qe në gjendje të përballonte shpenzimet e shërimit, prandaj qe i detyruar të pranonte si dhuratë 3,000 franga ari nga Shqipëria, për ironi pikërisht nga armiku i tij i betuar Ahmet Zogu. Ky gjest, siç edhe e kishte pasur qëllimin, solli njëfarë pajtimi midis Nolit dhe Zogut, dhe i zbuti marrëdhëniet shpesh të ndera me Faik Konicën. Më 1935 iu kthye njërit prej pasioneve të tij më të mëdha, muzikës, dhe në moshën pesëdhjetë e tre vjeç u regjistrua në Konservatorin e Muzikës të Bostonit, ku u diplomua më 1938. Më 12 prill 1937, ëndrra e madhe e Nolit për një kishë kombëtare shqiptare u përmbush kur Patrikana e Stambollit njohu zyrtarisht Kishën Ortodokse Shqiptare Autoqefale. I pakënaqur vetëm me detyrat ekleziastike Noli iu kthye studimeve pasuniversitare në Universitetin e Bostonit, ku mori doktoratën më 1945 me një disertacion për Gjergj Kastriotin - Skënderbeun. Në vitet e para pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore Noli mbajti marrëdhënie deri diku të mira me regjimin e ri komunist në Tiranë dhe ushtroi ndikimin e vet në mënyrë që qeveria amerikane ta njihte. Nami si 'peshkop i kuq' i bëri mjaft armiq ndër qarqet e mërgimtarëve në Amerikë si dhe shkaktoi polarizime mes tyre. Më 1953, në moshën shtatëdhjetë e një vjeç, Fan Nolit iu dhurua një shumë prej 20,000 dollarësh nga Federata *Vatra*, me të cilën bleu një shtëpi në Fort Llodërdejll (Fort Lauderdale), Florida, ku edhe vdiq më 13 mars 1965 në moshën tetëdhjetë e tre vjeç.

Politika dhe feja nuk qenë të vetmet fusha ku Fan Noli bëri emër. Ai qe edhe dramaturg, poet, historian, muzikolog dhe sidomos përkthyes i shkëlqyer me një ndihmesë të konsiderueshme në zhvillimin e gjuhës letrare shqipe.

Vepra e parë letrare e Nolit është drama në tre akte *Israilitë dhe Filistinë*, Boston 1907. Kjo tragjedi dyzet e tetë faqesh e shkruar më 1902 mbështetet në Librin e Gjyqtarëve 13-16 të Dhiatës së Vjetër, historia e njohur e Samsonit dhe Dalilës. E botuar në një kohë kur dramaturgjia shqiptare ishte në foshnjëri, ajo është një nga të rrallat pjesë teatrore shqiptare të kohës, që nuk vlon nga sentimentalizmi para se të arrijë fundin melodramatik të sipërfaqshëm. Të tilla ishin shijet e kohës, prandaj dhe pjesa e Nolit pak u pëlqye nga lexuesit. Jo vetëm subjekti ishte tepër i largët e filozofik, por edhe gjuha tepër arkaike e dialektore për t'u shijuar nga lexuesi dhe publiku.

Kur u shugurua prift ortodoks dhe mbajti të parën liturgji ortodokse në gjuhën shqipe më 1908, Noli e ndjeu nevojën e teksteve liturgjike shqip dhe prandaj i hyri përkthimit të liturgjive dhe ritualeve ortodokse, të cilat u botuan në dy vëllime: *Librë e shërbesave të shënta të kishës orthodoxe*, Boston 1909, dhe *Libre é te krémtevé të medha te kishes orthodoxe*, Boston 1911, me 315 faqe. Pasuan përkthime të tjera fetare, me një gjuhë elegante e solemne që u shkonte për shtat traditave të çmuara bizantine. Këto përkthime ishin arritjet që i sollën Nolit më shumë kënaqësi në jetë.

Vepra më popullore e Fan Nolit sot është një studim historik për jetën dhe epokën e heroit kombëtar shqiptar Skënderbeut. Një variant shqip 285 faqesh u botua nën titullin *Historia e Skënderbeut (Gjerq Kastriotit), mbretit të Shqipërisë 1412-1468*, Boston 1921, kurse një variant anglisht, fryt i disertacionit të doktoratës në Universitetin e Bostonit më 1945 mbante titullin *George Castrioti Scanderbeg (1405-1468)*, Nju Jork 1947. Një studim tjetër shkencor, që pasqyron sa fort e tërhiqnin figurat e mëdha të së kaluarës (Jezui, Jul Cesari, Skënderbeu dhe Napoleoni) si dhe sa fort e donte muzikën, është ai me 117 faqe *Beethoven and the French revolution*, Nju Jork 1947 (Bethoveni dhe Revolucioni Frëng).

Noli ka mbetur edhe si poet, ndonëse poezia e tij e fuqishme deklamative është e paktë. Poezia e tij është përmbledhur në një vëllim me titullin e thjeshtë *Albumi*, Boston 1948, të cilin e botoi me rastin e dyzetvjetorit të qëndrimit të tij në Shtetet e Bashkuara. *Albumi* përmban kryesisht poezi politike, që pasqyrojnë aspirata e frymë kombëtare si dhe ndjenja të zjarrta sociale e politike të viteve njëzet e tridhjetë. Tipike për këtë gjini është vjersha *Syrgjyn-Vdekur*, elegjia prekëse që e shkroi në Berlin kur vdiq shkrimtari dhe personaliteti politik Luigj Gurakuqi (1879-1925), i vrarë në Bari më 2 mars 1925 nga një agjent i Ahmet Zogut.

"*Nëno moj, mbaj zi për vllanë,*
*Me tre plumba na i ranë,*
*Na e vran' e na e shanë,*
*Na i thanë trathëtor.*

*Se të deshte dhe s'të deshnin,*
*Se të qante kur të qeshnin,*
*Se të veshte kur të çveshnin,*
*Nëno moj, të ra dëshmor.*

*Nëno moj, vajto, merr malin,*
*Larot ta përmbysnë djalin,*
*Që me Ismail Qemalin*
*Ngriti flamur trimëror.*

*Nëno moj, ma qaj në Vlorë*
*Ku të dha liri, kurorë,*
*Shpirt i bardhë si dëborë,*
*Ti s'i dhe as varr për hor.*

*Nëno moj, ç'është përpjekur*
*Gojëmjalt' e zemërhekur,*
*Syrgjyngjall' e syrgjynvdekur,*
*Ky Vigan Liberator."*

Po aq e fuqishme është vjersha *Anës lumenjve*, e cila përbën ndoshta poezinë më bindëse të shkruar ndonjëherë me temën e mërgimit në gjuhën shqipe dhe më tej. Gjatë qëndrimit në

Gjermani Noli u shqetësua thellë në shpirt për fatin e atdheut, të cilin ai e shumë bashkëkohës të tij e krahasonin me një vashë të braktisur e të poshtëruar, sikundër kishte bërë Pashko Vasa një gjysëm shekulli më parë në poezinë e tij *O moj Shqypni*. Vjersha e Nolit e trajton kështu këtë temë:

"*Arratisur, syrgjinosur,*
*Rraskapitur dhe katosur,*
*Po vajtonj pa funt pa shpresë,*
*Anës Elbës, anës Spre-së.*

*Ku e lam' e ku na mbeti*
*Vaj vatani e mjer mileti,*
*Anës detit i palarë,*
*Anës dritës i paparë,*
*Pranë sofrës i pangrënë,*
*Pranë dijes i panxënë,*
*Lakuriq dhe i dregosur,*
*Trup e shpirt i sakatosur!...*"

Në këtë vëllim janë përfshirë edhe vjershat prekëse me frymëzim biblik, si *Moisiu në mal* dhe *Marshi i Krishtit*.

Megjithatë, ndihmesa kryesore e Fan Nolit për letërsinë shqipe ishte si stilist, çka vihet re sidomos në përkthimet. Ai mund të konsiderohet si njëri nga stilistët më të mëdhenj në dialektin toskë, duke rreshtur përkrah tij edhe Faik bej Konicën. Përvoja e tij si aktor dhe orator, njohja me gjuhët e tjera të mëdha të kulturës botërore, sidomos me greqishten, anglishten dhe frëngjishten, i dhanë mundësi ta zhvillojë shqipen e ta ngrejë në shkallën e një gjuhe të përpunuar, të rrjedhshme e plot elegancë.

Me vlera të mëdha janë sidomos përkthimet që Noli i ka bërë Shekspirit. *Otello* e përkthyer prej tij u botua më 1916, kurse përkthimet po aq shprehëse të *Makbethit*, *Hamletit*, dhe *Jul Qesarit* u botuan të gjitha në Bruksel më 1926. Po në këtë kohë ai përktheu, nga anglishtja, dy pjesë të dramaturgut norvegjez Henrik Ibsen (1828-1906), një autor tjetër ky ndaj të cilit Noli qe shumë i dhënë: *Armiku i popullit,* Bruksel 1926 (*En Folkefiende* 1882), dhe *Zonja Ingra e Ostrotit*, Bruksel 1926 (*Fru Inger til Østeraad* 1857). Gjashtë vjet më pas doli përkthimi i fuqishëm shqip i pjesës së parë të *Don Quixote* të Miguel De Servantesit (1547-1616) nën titullin *Sojliu mendjemprehtë don Kishoti i Mançës*, Boston 1932/1933. Pjesa e dytë e Don Kishotit u përkthye më vonë nga Petro Zheji (l. 1929) dhe u botua bashkë me përkthimin e Nolit në Tiranë më 1977. Përkthime të tjera të Nolit janë: *Kasollja* 1921 (*La barraca* 1898) e romancierit spanjoll Visente Blasko Ibanjez (Vicente Blasco Ibañez, 1867-1928), e sidomos *Rubairat*, Bruksel 1924 (*The Rubáiyát of Omar Khayyám*) nga poeti anglez Eduard Ficxherëlld (Edward Fitzgerald, 1809-1883). Përkthimi i Rubairave të poetit të madh dhe matematikanit persian Omar Khajam (vd. 1122), që i botoi me pseudonimin Rushit Bilbil Gramshi e që ua kushtoi poetëve persianë Nizami (1140-1209) dhe Hafiz (1326-1390), është ndër veprat më të përkryera të Nolit. Ajo është një kryevepër krijuese po aq e lartë sa dhe përkthimi në anglisht i Eduard Ficxherëlldit. Për më tepër, ky është i vetmi përkthim letrar i Nolit që nuk është yshtur nga synime didaktike. Nëse krahasojmë përkthimin shqip të Nolit me atë anglisht të Ficxherëlldit, do të vëmë re se teksti në shqip është në shumë anë po aq i madhërishëm sa dhe origjinali (anglisht). Ja tri strofat e para:

"*Natën kur flinja, më tha shpirti: 'Pi!*
*Në gjumë dhe në Varr s'ka lumëri;*

*Ngrehu! Sa rron, zbras Kupa dhe puth Çupa;*
*Ke shekuj që të flesh në qetësi.'*

*Në ëndërr, kur agimi zbardhëllonte,*
*Një zë që nga Taverna po gjëmonte:*
*Çohuni, djem, e Verë sillnani,*
*Se Fati na e thau lëngun sonte.*

*Dhe posa në Tavernë këndoi gjeli,*
*Besnikët jashtë thirrë: 'Portat çeli!'*
*E shkurtër është Jeta, ja, u mplakmë*
*Dhe mbetmë si kofini pas të vjeli.*"

Awake! for Morning in the Bowl of Night
Has flung the Stone that puts the Stars to Flight:
And Lo! the Hunter of the East has caught
The Sultan's Turret in a Noose of Light.

Dreaming when Dawn's Left Hand was in the Sky
I heard a Voice within the Tavern cry,
"Awake, my little ones, and fill the Cup
Before Life's Liquor in its Cup be dry."

And, as the Cock crew, those who stood before
The Tavern shouted - "Open then the Door!
You know how little while we have to stay,
And once departed, may return no more."

Noli gjithashtu përktheu poezi të autorëve të ndryshëm evropianë e amerikanë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, ndër ta Johan Volfgang fon Gëte (Johann Wolfgang von Goethe, 1749-1832), Sër Uollter Skot (Sir Walter Scott, 1771-1832), Hajnrih Hajne (Heinrich Heine, 1797-1856), Viktor Hygo (Victor Hugo 1802-1885), Fjodor Tjutçev (1803-1873), Aleksis-Feliks Arver (Alexis-Félix Arvers, 1806-1850), Henri Uodsuorth Longfellou (Henry Wadsworth Longfellow, 1807-1882), Edgar Allen Po (Edgar Allen Poe, 1809-1849), Herman Melvil (Herman Melville, 1819-1891), Sharl Bodler (Charles Baudelaire, 1821-1867), Arman Syli Prydom (Armand Sully-Prudhomme, 1839-1907) dhe Pol Verlen (Paul Verlaine, 1844-1896). Në pjesën dërrmuese të tyre, në sajë ndoshta edhe të veshit të tij prej muzikanti, ia ka dalë mbanë të pasqyrojë stilin, shijet dhe ngjyrimet ritmike të origjinaleve.

Është për të ardhur keq që Fan Noli dhe Faik Konica, këta dy stilistë më të mëdhenj të gjuhës moderne shqipe, të dy banues jo në Shqipëri por në Shtetet e Bashkuara, t'i kenë kushtuar kaq pak energji krijimtarisë letrare. Por e tillë qe koha. Për arsye historike e politike, kulti i frymës kombëtare ka pasur përherë përparësi ndër shqiptarët ndaj kultit të së madhërishmes estetike. Ndonëse shkroi relativisht pak letërsi të mirëfilltë, Noli prapëseprapë mbetet gjigand i letërsisë. Ai dha ndihmesë të madhe që gjuha shqipe të arrinte potencialin e vet të plotë letrar e krijues. Kështu, ishte krijuar një gjuhë letrare moderne, një gjuhë që ende priste dhe kërkonte letërsinë e vet.

Një tjetër shqiptar i shquar me banim në Shtetet e Bashkuara ishte publicisti dhe personaliteti politik **Sotir Peci** (1873-1932), që e hasim edhe të shkruar Sotir Pettsy, nga fshati Dardhë i Korçës. Para se të mërgonte në Amerikë më 1906 Peci kishte studiuar për fizikë dhe matematikë në Universitetin e Athinës. Me të mbërritur në Botën e Re, themeloi në Boston

gazetën e përjavshme shqip *Kombi*, e cila u shpall si e para dhe e vetmja gazetë shqiptare në Amerikë dhe organ i interesave shqiptarë. Numri i parë i kësaj së përjavshmeje politike, kulturore e letrare të botuar shqip, herë pas here me artikuj anglisht, frëngjisht dhe italisht, doli më 15 qershor 1906. Ndër bashkëpunëtorët e afërt të Pecit në redaksinë e gazetës ishte Fan Noli, i cili kishte ardhur në Nju Jork më 10 maj 1906. Pas pak kohe Peci e la Nolin të merrej me gazetën, e cila vazhdoi të dalë deri më 1909, kurse vetë u kthye në Shqipëri, ku mendoi se mund të ndihmonte më shumë për çështjen kombëtare. Ai përfaqësoi bashkësinë shqiptaro-amerikane në Kongresin e Manastirit më 1908 dhe, pas pavarësisë, punoi si mësues në Elbasan e në Korçë. Në Kongresin e Lushnjës më 1920, i cili hodhi themelet e një pavarësie të vërtetë të Shqipërisë, Peci u emërua ministër i arsimit, kurse pas një viti u zgjodh deputet i Korçës në parlament. Nga 24 dhjetor 1921 deri 31 janar 1925 ishte edhe anëtar i Këshillit të Lartë. Përveç veprimtarisë botuese, Peci është autor i një gramatike të shqipes (1912) dhe i disa teksteve shkollore. Vdiq më 8 prill 1932.

Nga anëtarët e tjerë të shquar të bashkësisë shqiptaro-amerikane në zgrip të shekullit, mund të përmendim gazetarin dhe veprimtarin **Kristo Anastas Dako** (angl. Christo Anastas Dako, 1878-1941). Për herë të parë në lëvizjen kombëtare Kristo Dakoja mori pjesë si student në Bukuresht, ku për veprimtarinë e kryer atje u burgos për një farë kohe. U martua me Sevasti Qiriazin (1871-1949), një figurë e shquar e arsimit për vajza, dhe mërgoi në Shtetet e Bashkuara më 1907. Atje rivalizoi me Nolin për drejtimin e bashkësisë shqiptare në Masaçusets, kurse më 1913 u bë president i Federatës *Vatra* dhe redaktor i organit kryesor të saj, së përjavshmes *Dielli* në Boston. Ai ishte gjithashtu redaktor i periodikut jetëshkurtër *Biblioteka zëri i Shqipërisë* i botuar më 1915 në Sofje dhe më 1916 në Sauthbrixh (Southbridge), Masaçusets. Veç këtyre, Dakoja ishte edhe autor tekstesh shkollore dhe veprash historike-politike si studimi *Cilët janë Shqipëtarët*, Manastir 1911; *Albania, the master key to the Near East*, Boston 1919 (Shqipëria, çelësi kryesor për Lindjen e Afërt); studimi i shkurtër historik *Liga e Prizrenit*, Bukuresht 1922; e më pas *Shënime historike nga jeta dhe veprat e Nalt Madhërisë së tij Zogu i parë Mbreti i Shqiptarvet*, Tiranë 1937, përkthyer anglisht nga vetë autori nën titullin *Zogu, the first king of the Albanians. A sketch of his life and times*, Tiranë 1937. Është e tepërt të themi se kjo e fundit bëri që të mos e kujtonin fort me dëshirë në Shqipërinë komuniste të pasluftës.

Aktiv në Shtetet e Bashkuara ka qenë edhe publicisti dhe shkrimtari i shquar **Kostandin Anastas Çekrezi**[99] (angl. Constantine Anastasi Chekrezi, 1892-1959). Ka lindur në fshatin Ziçisht të Korçës dhe, pasi humbi vendin e punës si përkthyes i Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit nga shpërthimi i Luftës së Parë Botërore, mërgoi në Shtetet e Bashkuara duke kaluar nga Italia. Në Boston u ngarkua për një farë kohe me gazetën *Dielli* derisa e mori Fan Noli. Sikundër Konica, Çekrezi studioi dhe u diplomua në Universitetin e Harvardit. Po në Boston ai botoi periodikun *Illyria*, që zgjati vetëm gjashtë muaj, nga marsi në nëntor 1916, kurse në fillim të vitit 1919 u bë redaktor i së përmuajshmes së Nolit *The Adriatic review*. Çekrezi punoi si komisioner i lartë i Shqipërisë në Uashington dhe ishte autor i një numri librash shqip dhe anglisht, sidomos i disa veprave të vëllimshme për historinë e Shqipërisë, të cilat, për horizontin që hapnin, ishin mjaft të spikatura për kohën. Ndër këta libra janë: *Albania past and present*, Nju Jork 1919 (Shqipëria në të kaluarën e në të tashmen); *Kendime për rjeshten e funtme te shkollave filltare*, Boston 1921; *Histori e Shqipërisë*, Boston 1921; *Histori e vjetër që në kohërat e Pellazgëve gjer në rrënien e Perandorisë romane*, Boston 1921; *Histori e re e Evropës*, Boston 1921; *Historia mesjetare e Evropës që në rënien e Romës gjer në rënien e Kostantinopojës (478-1453)*, Boston 1921; dhe i pari fjalor anglisht-shqip, *Chekrezi's English-Albanian dictionary, Fjalor inglisht-shqip i Çekrezit*, Boston 1923.

99 kr. Koliqi 1959b.

## 10.4 Gjergj Fishta, zëri i kombit

Figura më e madhe dhe më e fuqishme e letërsisë shqiptare të gjysmës së parë të shekullit të njëzetë është ati françeskan **Gjergj Fishta**[100] (1871-1940), i cili më shumë se cilido shkrimtar tjetër i dha shprehje artistike shpirtit kërkues të shtetit të ri sovran shqiptar. I dëgjuar e i ngritur lart deri në Luftën e Dytë Botërore si 'poet kombëtar i Shqipërisë' dhe 'Homeri shqiptar', Fishta do të binte menjëherë në harresë kur komunistët morën pushtetin në nëntor 1944. Edhe vetëm përmendja e emrit ishte një tabu për shqiptarët, që zgjati dyzet e gjashtë vjet me radhë. Kush ishte Gjergj Fishta dhe a mund ta mbajë epitetin 'poet kombëtar'edhe gjysmë shekulli më vonë?

Fishta lindi më 23 tetor 1871 në fshatin Fishtë të Zadrimës, ku dhe u pagëzua nga misionari françeskan dhe poeti Leonardo De Martino (1830-1923). Ndoqi shkollat françeskane në Troshan dhe Shkodër, ku që fëmijë u ndikua mjaft nga i talentuari De Martino dhe nga misionari boshnjak Lovro Mihaçeviq, i cili i ushqeu këtij çuni të zgjuar dashurinë për letërsinë dhe për gjuhën amtare. Më 1886, kur ishte pesëmbëdhjetë vjeç, Fishta u dërgua nga françeskanët në Bosnjë për t'u bërë prift, si dhe shumë djem të tjerë shqiptarë. Në seminaret dhe institutet françeskane në Sutjeskë, Livno dhe Kreshevo, djaloshi Gjergj studioi teologji, filozofi dhe gjuhë të huaja, sidomos latinisht, italisht e serbo-kroatisht. Kështu, ai po përgatitej për karrierë ekleziastike dhe letrare. Gjatë qëndrimit në Bosnjë ra në kontakt me shkrimtarin boshnjak Gërga Martiq (Grga Martić, 1822-1905) dhe me poetin kroat Silvije Strahimir Kranjçeviq (Silvije Strahimir Kranjčević, 1865-1908), të cilët i zgjuan talentin letrar e me të cilët lidhi miqësi. Më 1894 Gjergj Fishta u shugurua prift e u pranua në urdhrin françeskan. Me t'u kthyer në Shqipëri në shkurt të atij viti, filloi punën si mësues në kolegjin françeskan në Troshan e më pas si famullitar në fshatin Gomsiqe. Më 1899 ai bashkëpunoi me Preng Doçin (1846-1917), abati me influencë i Mirditës, me prozatorin dhe priftin dom Ndoc Nikaj (1864-1951) dhe me folkloristin Pashko Bardhi (1870-1948) për të themeluar shoqërinë letrare *Bashkimi* të Shkodrës, e cila i hyri punës për zgjidhjen e problemit shqetësues të alfabetit të shqipes. Kjo shoqatë dha ndihmesë të madhe për botimin e një numri tekstesh shkollore në gjuhën shqipe dhe të fjalorit shqip-italisht *Bashkimi* më 1908[1], ende fjalori më i mirë i dialektit gegë. Në këtë kohë Fishta ishte bërë figurë udhëheqëse e jetës kulturore e publike në Shqipërinë e veriut e sidomos në Shkodër.

Më 1902 Fishta u emërua drejtor i shkollës françeskane në qarkun e Shkodrës, ku përmendet sidomos se zëvendësoi italishten me shqipen për herë të parë si gjuhë në shkollë. Kjo masë ndikoi për t'i dhënë fund mbisundimit kulturor italian në katolikët e Shqipërisë së veriut dhe u ushqeu të rinjve shqiptarë që studionin në këto shkolla një ndjenjë identiteti kombëtar. Më 14-22 nëntor 1908 mori pjesë në Kongresin e Manastirit si përfaqësues i shoqërisë letrare *Bashkimi*. Ky kongres, ku morën pjesë delegatë katolikë, ortodoksë dhe myslimanë nga Shqipëria dhe jashtë saj, u mbajt për të vendosur përfundimisht një alfabet të gjuhës shqipe,

---

100 kr. Çabej 1941, Dema 1941, Ercole 1941, Lambertz 1949, Schirò 1959, Shêjzat 5, 1961, 11-12 (Numër përkujtimuer për 90 vjetorin e lindjes së Gjergj Fishtës) Koliqi (red.) 1941, Stadtmüller 1942b, 1942d, Koliqi 1972b, Nekaj 1981, Gradilone 1983, *Jeta e re*, Prishtinë, 11-12, 1990 (Atë Gjergj Fishtës me rastin e 50 vjetorit të vdekjes), Berisha & Musliu 1990, Duka-Gjini 1992, Zamputi 1993b, S. Çapaliku 1995, dhe A. Plasari (red.) 1996.

1 kr. Fialuer... 1908.

problem ky i studiuar hollësisht nga Fishta. Për më tepër, ishte Gjergj Fishta ai që u zgjodh nga kongresi për të kryesuar komisionin prej njëmbëdhjetë delegatësh që do të përcaktonte variantin më të mirë të alfabeteve të propozuara. Pas tri ditë diskutimesh Fishta dhe komisioni vendosën të mbështesin dy alfabete: një formë të modifikuar të alfabetit të Stambollit të Sami Frashërit i cili, edhe pse jo praktik për shtyp, përdorej më gjerësisht në atë kohë, dhe një alfabet të ri latin pothuajse të njëjtë me alfabetin e *Bashkimit* të Fishtës, me qëllim që shtypja e librave jashtë vendit të bëhej më e volitshme.

Në tetor 1913, gati një vit pas shpalljes së pavarësisë në Vlorë, Fishta themeloi dhe filloi të nxjerrë të përmuajshmen françeskane *Hylli i Dritës*, e cila iu kushtua letërsisë, politikës, folklorit dhe historisë. Me përjashtim të viteve të turbullta të Luftës së Parë Botërore dhe viteve menjëherë pas saj, 1915-1920 si dhe të viteve të hershme të diktaturës së Ahmet Zogut, 1925-1929, kjo revistë me influencë e me nivel të lartë letrar doli rregullisht deri në korrik 1944 dhe ndihmoi për zhvillimin e kulturës gege të veriut ashtu si revista *Albania* e Faik Konicës në Bruksel kishte ndihmuar për kulturën toske të jugut. Nga 5 dhjetori 1916 deri në nëntor 1918 Fishta botoi gazetën e Shkodrës *Posta e Shqypniës*, një gazetë politike e kulturore e subvencionuar nga Austro-Hungaria në kuadrin e *Kultusprotektorat*-it, me gjithë që forcat pushtuese nuk para kishin besim te Fishta për shkak të aspiratave të tij kombëtare. Po më 1916, së bashku me Luigj Gurakuqin (1879-1925), Ndre Mjedën (1866-1937) dhe Mati Logorecin (1867-1941), Fishta luajti një rol udhëheqës në *Komisinë Letrare Shqype*, të ngritur prej austro-hungarezëve me sugjerimin e konsullit të përgjithshëm August Ritter von Kral (1859-1918), për të vendosur në lidhje me çështjen e përdorimit zyrtar të drejtshkrimit si dhe për të nxitur botimin e teksteve shkollore në gjuhën shqipe. Pas disa diskutimeve Komisia vendosi me të drejtë që të përdorej dialekti qendror i Elbasanit si një kompromis asnjanës për gjuhën letrare. Ky vendim binte mjaft në kundërshtim me dëshirat e Gjergj Fishtës, për të cilin dialekti i Shkodrës ishte më i përshtatshmi. Fishta shpresonte se *koineja* shqiptare e veriut së shpejti do të shërbente si normë letrare për të gjithë vendin, ashtu si gjuha e Dantes kishte shërbyer si udhërrëfyese për italishten letrare. Gjatë gjithë këtyre viteve Fishta vazhdoi të japë mësim e të drejtojë shkollën françeskane në Shkodër, me emrin *Collegium Illyricum* (Kolegji Ilirian) nga viti 1921, i cili ishte bërë institucioni kryesor arsimor në Shqipërinë e veriut. Tani ai ishte edhe një figurë me autoritet në letërsinë shqiptare.

Në gusht 1919 Gjergj Fishta qe sekretar i përgjithshëm i delegacionit shqiptar që mori pjesë në Konferencën e Paqes në Paris dhe, me këtë cilësi, iu kërkua nga kryetari i delegacionit, imzot Luigj Bumçi (1872-1945) të merrte pjesë në një komision të posaçëm që do të dërgohej në Shtetet e Bashkuara për t'u kujdesur për interesat e shtetit të ri shqiptar. Atje ai vizitoi Bostonin, Nju Jorkun dhe Uashingtonin. Më 1921 Fishta përfaqësoi Shkodrën në parlamentin shqiptar dhe u zgjodh në gusht të atij viti si zëvendëskryetar i tij. Talenti në gojëtari e ngriti mjaft në detyrat e tij si personalitet politik apo si klerik. Në vitet më pas mori pjesë në konferencat ballkanike në Athinë (1930), Sofje (1931) dhe Bukuresht (1932) para se të tërhiqej nga jeta publike për t'ia kushtuar vitet e mbetura urdhrit françeskan dhe shkrimeve të veta. Nga viti 1935 deri më 1938 mbajti funksionin e provincialit të të gjithë françeskanëve shqiptarë. Këto vite, më të frytshmet e jetës së tij, i kaloi i veçuar në qetësinë e kuvendit françeskan të Gjuhadolit në Shkodër, në hajatin, kishën dhe kopshtin e tij plot trëndafila, ku Fishta ulej në hije dhe merrej me poezinë e vet. Si poet kombëtar i brezit të tij, Gjergj Fishta është nderuar me diploma, çmime e tituj të ndryshëm, brenda e jashtë vendit. Ka marrë *Ritterkreuz*-in austro-hungarez më 1911, është dekoruar nga papa Piu XI me çmimin *Al Merito* më 1925, i është dhënë medalja prestigjioze *Feniks* nga qeveria greke, është nderuar me titullin *Lector jubilatus honoris causae* nga urdhëri françeskan, dhe është bërë antar i rregullt i Akademisë Italiane të Shkencave dhe Arteve më 1939. Vdiq në Shkodër më 30 dhjetor 1940.

Ndonëse Gjergj Fishta është autor i gjithsej tridhjeteshtatë botimeve letrare, emri i tij

është i lidhur në mënyrë të pashlyeshme me një vepër të vetme, madje me një nga krijimet më mahnitëse në mbarë historinë e letërsisë shqiptare, me *Lahuta e malcís*, Shkodër 1937. Ajo është një poemë epike historike me 15.613 vargje që vë në qendër luftën për autonomi e pavarësi e, në veçanti, ngjarjet e historisë së Shqipërisë së veriut nga 1858 deri 1913. Kjo kryevepër letrare ishte shkruar në fillim midis viteve 1902 e 1909, pastaj u ripunua nga autori gjatë një periudhe tridhjetëvjeçare. Është e para ndihmesë në gjuhën shqipe për letërsinë botërore.

Më 1902 Fishta ishte dërguar në një fshat të vogël për të zëvendësuar përkohësisht famullitarin vendor. Atje u njoh e u miqësua me fshatarin e moshuar Marash Uci (vd. 1914) nga Hoti, të cilin do ta përjetësonte më vonë në vargje. Në mbrëmjet që i kalonin së bashku Marash Uci i rrëfente priftit djalosh për betejat heroike midis malësorëve shqiptarë dhe malazezë, në veçanti për betejën e famshme në urën e Rrzhanicës, ku Marash Uci kishte marrë pjesë vetë. Pjesët e para të *Lahuta e malcís,* me titullin *Te ura e Rrzhanicës*, u botuan në Zadar më 1905 e 1907, e u ribotuan më pas të zgjeruara më 1912, 1923, 1931 dhe 1933. Botimi përfundimtar i veprës në tridhjetë këngë u paraqit në Shkodër më 1937 në kremtim të njëzetepesëvjetorit të shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë. Me gjithë suksesin e *Lahuta e malcís* dhe personalitetit të shquar të autorit, kjo vepër dhe të tjera të Gjergj Fishtës u ndaluan pas Luftës së Dytë Botërore kur komunistët erdhën në pushtet. Megjithatë, kjo poemë epike, e ribotuar në Romë më 1958, në Lubjanë më 1990 dhe në Romë më 1991, gjendet edhe në përkthime në gjermanisht dhe italisht[2].

Në përmasat e veta historike, *Lahuta e malcís* nis me përleshjet kufitare midis fiseve të Hotit e të Grudës dhe fqinjëve po aq të rreptë malazezë më 1858. Thelbi i veprës (këngët 6-25) u kushtohet ngjarjeve të viteve 1878-1880, që lidhen me Kongresin e Berlinit, i cili i dha toka kufitare shqiptare Malit të Zi dhe shpuri në krijimin e Lidhjes së Prizrenit për të mbrojtur interesat e kombit. Këngët e tjera mbulojnë periudhën e Revolucionit të Xhonturqve, i cili në fillim u ngjalli shpresa nacionalistëve shqiptarë për një farë autonomie, si dhe luftërat ballkanike të viteve 1912 e 1913, që shpunë në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë. Ngjarjet e kësaj poeme epike mund të përmblidhen si vijon:

Kënga I - *Cubat*

> Më 1858, me gjithë pesë shekujt e gjatë nën zgjedhën turke, shqiptarëve nuk u ishte shuar dëshira dhe vullneti për të fituar lirinë. Cari i Rusisë, për të shtrirë ndikimin në Ballkan, i shkruan një letër mikut të vet, princit Nikolla të Malit të Zi. Në këtë letër ai i premton atij ndihmë dhe i kërkon që të përvetësojë një copë të Shqipërisë së veriut duke mos i lënë turqit të qetë. Letra, duke kaluar male e lugina në duart e të dërguarit personal të Carit, mbërrin në oborrin e Cetinës dhe mirëpritet nga sundimtari malazez, i cili e bind trimin Vulo Radoviq, serdar i Vasoviqit, të gatisë banditët e tij për të shkretuar Vraninën në liqenin e Shkodrës.

Kënga II - *Oso Kuka*

> Vulo Radoviqi e merr Vraninën pa qëndresë. A do të zbresin malësorët nga malet për të dëbuar banditët malazezë? Avdi Pasha në Shkodër ankohet se në Shqipëri nuk kanë mbetur burra të vërtetë, se ajo është bërë vend vashash. Djaloshit Oso Kuka i hipën gjaku në kokë kur dëgjon një fyerje të tillë dhe i kundërvihet duke i thënë se shqiptarët e kanë mbrojtur vendin e tyre kurdoherë me trimëri pa u kursyer para asnjë sakrifice. Në krye të javës, vetë Oso Kuka organizon një grup prej dyzet luftëtarësh të zgjedhur, që

[2] kr. Fishta 1925, 1958b, 1968-1970.

përmenden të gjithë në poezi në mënyrë homerike, dhe niset për në Vraninë.

Kënga III - *Preja*

Në një kullotë pranë Vraninës, Vulo Radoviqi vret bariun shqiptar Avdi Hisa dhe ia merr tufën si pre. E motra e Avdiut, Turkina, e vajton të vëllanë sipas traditës malësore. Kur dëgjon vajin e saj, Oso Kuka thërret luftëtarët e tij për të marrë hak. Ata vihen në ndjekje dhe i arrijnë vjedhësit e tufës mu në breg të Moraçës, ku pas një beteje të ashpër ua rimarrin tufën. Sllavët humbin dy burra, kurse shqiptarët përgatiten për t'u tërhequr, të kënaqur se ia morën gjakun Avdiut dyfish. Rrugës në të kthyer Oso Kuka sheh se i mungon njëri prej luftëtarëve, Kerrni Gila nga Zagorja. Kthehet dhe e sheh Kerrni Gilën të mbërthyer në një dyluftim për jetë a vdekje me luftëtarin malazez Jovan, të cilin poeti e karakterizon me përmasa vërtet epike. Oso Kuka i ndan nga njëri tjetri dhe ia fal jetën Jovanit, duke i thënë të shkojë në shtëpi "e thuej nânës e nuses s' ré se per s' dytit sod ké lé."

Kënga IV - *Vranina*

Figura e Oso Kukës përshkruhet me imtësi. Ai është hero me fuqi të mbinatyrshme, të cilit i trembet princ Nikolla. Princi mbledh komandantët e ushtrisë së tij dhe u paraqet planet që kishte bërë. Dyqind luftëtarë do të dërgohen në ishullin e Vraninës në liqenin e Shkodrës. Këshilltari i tij Mirko Kapidani e këshillon të mbjellë farën e përçarjes mes shqiptarëve si mjet për t'i mundur. Poeti u bën thirrje *zanave* të njoftojnë Oso Kukën për këtë mësymje që po përgatitet.

Kënga V - *Deka*

Oso Kuka ka parë një ëndërr. Duke ngrënë bashkë me burrat, ai pyet Soko Tonën, që ishte i zoti për të parathënë të ardhmen. Nga blana në shpatullën e një bishe të vrarë, Soko Tona sheh varre, tym dhe gjak. Kaçel Doda merr lahutën dhe këndon këngën e famshme të Gjergj Elez Alisë dhe Harapit të zi. Oso Kukës i hyn meraku dhe dërgon roje në va. Por, në mes të rojeve është edhe një tradhtar, Zeliq Gjuka, i cili u rrëfen udhën malazezëve nëpër një va natën. Në betejën më pas luftëtarët shqiptarë munden. Tridhjetë të vrarë dhe dhjetë të plagosur. Ndër ata që shpëtojnë është Oso Kuka, i cili me burrat që i kishin mbetur gjeti strehë në një *xhebehâne*, depo baruti e fortifikuar. Malazezët mësyjnë, kurse Oso Kuka, për të mos iu dorëzuar armikut, hedh në erë kullën, duke u vrarë vetë, shokët e tij të plagosur dhe mësymësit. Ndërkohë që poeti i jep bekimin Oso Kukës, flamuri malazez ngrihet mbi Vraninë.

Kënga VI - *Dervish Pasha*

Njëzet vjet më pas një lajmëtar shqiptar ndalet te porta e Sulltanit në Stamboll dhe rrëfen për vuajtjet e gjata të Shqipërisë nën sundimin e Malit të Zi. Sulltani vendos të dërgojë një ushtri prej pesëdhjetë batalionesh nën komandën e Dervish Pashës për të sprapsur malazezët. Poeti u bën një thirrje kushtrimtare bashkëvendësve për t'u ngritur për liri, kurse turqit korrin fitore. Në tri mësymje, pushtohen Podgorica, Kernica, liqeni i Shkodrës dhe kryeqyteti Cetinë. Princ Nikolla tërhiqet maleve. Por Kongresi i Berlinit do të vendosë ndryshe. Poeti konkludon:

*"Vall, a hîn Pasha n'Cetinë?..*
*Nuk e diej a hîn n'Cetinë;*
*Por n'Cetinë e diej se s'rrin;*

*Diç po vlon atje n'Berlin."*[3]

Kënga VII - *Kuvendi i Berlinit*:

Poeti pyet muzën e tij, *zanën*, se ç'është ai gjëmim që vjen nga larg. Ka shpërthyer lufta ruso-turke. Krerët e shteteve të Evropës, të personifikuar në *shtatë krajlat* e letërsisë gojore shqiptare, janë mbledhur në Berlin për të vendosur për fatin e popujve të Ballkanit. Të gjithë kanë mbrojtësit e tyre, përveç shqiptarëve. Princ Nikolla i Malit të Zi del para kongresit i reckosur dhe kërkon ndihmë. Atij i jepen tokat me popullsi shqip-folëse të Plavës, Gucisë, Shkodrës dhe Alpeve të Shqipërisë së veriut deri poshtë në lumin Drin. Poeti mallkon të gjithë ata që nënshkruajnë dhënien e këtyre territoreve dhe parathotë fatkeqësi për pushtuesit malazezë. Princi i ngazëlluar kthehet në Cetinë dhe urdhëron Pal Milanin të marshojë mbi Shqipëri me pesë batalione. Milani shpreh droje, por princi përgjigjet duke u tallur me të.

Kënga VIII - *Ali Pasha i Gucís*:

Ali pashë Gucia niset më të aguar, duke i lënë lamtumirën nënës dhe së shoqes. Rrugës nëpër male, ulet nën një lis për të pushuar dhe takon aty *orën*. Ajo i qorton shqiptarët për mungesë patriotizmi dhe i thotë Aliut të mos harrojë se ç'i ka dhënë vendi i tij: hije, ujë gurrash, livadhe pranverore. Ai betohet mbi gurin e varrit se nuk do ta kursejë as veten e as të birin për të mirën e Shqipërisë. Me një bisk rozmarine, *ora* i fal atij fuqi magjike për të shkulur pemë e për t'i mbjellë prapë.

Kënga IX - *Lidhja e Prizrendit*:

Ndërkohë që dielli ngrihet mbi majën e Cukalit, *zanat* dhe *orët* janë mbledhur për t'u këshilluar për ngjarjet e Prizrenit, ashtu si perënditë dhe perëndeshat e Olimpit bisedonin për rrjedhat e Luftës Trojane. Vendin e nderit nuk e ka zënë Agamemnoni, por Ali pashë Gucia. Nga bjeshkët ato vrojtojnë ngjarjet dhe numërojnë pjesëmarrësit e Lidhjes të mbledhur në Prizren më 1878. Abdyl Frashëri dhe patriotë të tjerë shqiptarë i drejtohen Lidhjes me fjalë të zjarrta dhe marrin vendim t'i shkruajnë letër Kongresit të Berlinit për të shprehur kundërshtimin ndaj planeve sllave në dëm të tokave të tyre.

"*Shkrepi dielli buzës s'Cukalit,*
*Eja e t'kndojm, oj Zâna e malit,*
*Eja e t'kndojm më Lahutë t'Malcís,*
*Si atà Krenët e Shqyptarís*
*Në Prizrend na janë bashkue,*
*Per me folë, me bisedue,*
*Shqyptarín se si m'e pshtue*
*Prej çapojve t'Malit t'Zí,*
*Qi ká dyndun top e ushtrí,*
*Me hî n'Plavë, me hî n'Gucí,*
*Me marrë Shkodren me Malcí,*
*Dér kû dán vendi me Drî;*
*Pse, po thonë, Mbreti i Stambollës*
*Dorë i dhânka Knjaz Nikollës*
*Me ndezë zjarm aj m'votra t'ona,*

[3] *Lahuta e malcís* VI. 480-484.

*Me ngá qét aj n'ara t'ona,*
*Me bâ drû n'zabele t'ona,*
*E me grá e me vasha t'ona*
*Me luejtë Shkjau harushë nder né,*
*Thue se s'ká Shqyptarë mbí dhé."*[4]

Kënga X - *Mehmet Ali Pasha*

Telegramet sjellin lajmin se Sulltani ka caktuar një pasha tjetër. Në Gjakovë, krerët e malësisë shqiptare mblidhen në shtëpinë e Abdullah Drenit për të takuar të dërguarin e ri. Mehmet Ali pasha i përshëndet krerët me ngrohtësi dhe shtrëngohet të rrëfejë se Sulltani ka vendosur t'i lëshojë pe princ Nikollës. Shqiptarët revoltohen kurse Mehmet Ali pasha i zë e i burgos. Miqtë dhe të afërmit e pengjeve i kërkojnë Abdulla Drenit t'ua dorëzojë pashën. Sipas kanunit të rreptë të mikpritjes shqiptare, Abdulla Dreni natyrisht nuk mund t'u dorëzojë mikun, kështuqë shtëpinë e marrin me sulm. Pasha dhe një numër nga paria e shqiptarëve vriten. Poeti ankohet se, edhe kësaj radhe, shqiptarët luftojnë me njëri tjetrin për shkak të turqve. Krerët shqiptarë i dërgojnë Sulltanit një letër që t'u sjellë një pashë tjetër. Ata janë betuar të mos pranojnë kurrë të jetojnë nën sundimin e princ Nikollës të Malit të Zi.

Kënga XI - *Lugati*:

Princ Nikolla po kalon një mbrëmje të qetë në sarajet në Cetinë me të shoqen, Milenën, duke u mburrur për heroizmin e tij në të kaluarën e për bëmat e mëdha që e prisnin. Milena i thotë të mos e marrë me aq vrull. Ajo i jep verë, duhan dhe gështenja të pjekura para se të bien për të fjetur. Gjen çastin dhe i thotë se fëmijët kishin frikë të binin në shtrat ngaqë u kishte dalë lugati një natë më parë. Princ Nikolla e quan besimin në lugetër e fantazma gjepur kalamajsh. Pas gotës së fundit të verës dhe llullës së fundit me duhan, princi bie për të fjetur. Natën i del një lugat. Është hija e Mehmet Ali pashës së vrarë, që i rrëfen për vdekjen e tij në duart e shqiptarëve dhe që e këshillon të marrë në dorë malësinë e tyre. Hija zhduket, siç na thotë poeti: "tue lânë mbrapa nji qelbsinë qi dér vonë u ndie n' Cetinë." Princi hidhet nga shtrati, thërret gjeneralin e tij Mark Milanin dhe e urdhëron të prijë forcat malazeze drejt Shqipërisë.

Kënga XII - *Marash Uci*

Kjo këngë qe e para nga *Lahuta e malcís* që u botua, dhe përmban mjaft vargje të spikatur. Ajo sillet rreth figurës së Marash Ucit, dikur luftëtar trim i Sulltanit, kurse tani një bari i moshuar, i urtë e plot përvojë. Kënga fillon kështu:

"*Te nji mriz, te nji lejthí*
*Kishin ndollun tre barí,*
*Dy me dhên e nji me dhí,*
*Njâni plak e dy të rí:*
*Marash Uci e t'bijt e Calit,*
*Dy djelm t'letë si shpezt e malit."*[5]

Lart në bjeshkë, Marash Uci këshillon barinjtë e rinj të ruajnë traditat burrërore të

---

4 *Lahuta e malcís* IX.1-20.

5 *Lahuta a malcís* XII.1-6.

kulturës së tyre fisnore dhe gjithmonë të mbajnë *besën*. Pastaj ai kalon nga mali në mal e shkon te Çun Mula, bajraktari i Hotit, dhe i bën thirrje të mbledhë krerët në kishën e Shën Gjonit në Brigje.

Kënga XIII - *Te kisha e Shnjonit*:

Krerët e bajrakut të Hotit janë mbledhur në kishën e Shën Gjonit. Çun Mula e hap kuvendin dhe aty Marash Uci mban një fjalë të gjatë e prekëse për marrëdhëniet e vështira të Shqipërisë me turqit, për autonominë fisnore e për Kanunin e lashtë të Lekë Dukagjinit. Tani punët kanë ndryshuar, shton ai. Evropa, kurva e motit, i ka tradhtuar shqiptarët, që kur Kongresi i Berlinit i dha princit të Malit të Zi tokat e Hotit, Grudës, Plavës dhe Gucisë.

"*Uh! Europë, ti kurva e motit,*
*Qi i rae mohit besës e Zotit,*
*Po a ky â shêji i gjytetnís:*
*Me dá token e Shqypnís*
*Per me mbajtë klysht e Rusís?*"[6]

Krerët e fisit vendosin të shkojnë në luftë për të mbrojtur malësinë, me Çun Mulën komandant. Të gjithë burrat e bajrakut, të rinj e pleq, rrëmbejnë armët, duke lënë shtëpitë, arat dhe bagëtinë nën kujdesin e grave.

Kënga XIV - *Te ura e Rrzhanicës*:

Riza Pasha, komandanti turk i kalasë në Shkodër, hedh vështrimin nga veriu dhe sheh se mjegulla ka mbuluar liqenin. Nuk është mjegull, i thotë myftiu, por tymi i barotit në përleshjet e përgjakshme midis forcave malazeze nën komandën e Mark Milanit dhe malësorëve të Grudës e të Hotit. Poeti thërret *zanat* për të marrë vesh numrin e trupave sllave, të cilat pastaj radhiten në një mënyrë homerike. Dymijë e shtatëqind trupa malazeze ngjishen në Urën e Rrzhanicës përballë njëzet malësorëve dhe njëzet pushkëve, e ndër ta janë Halil Haka e Palokë Gjoka. Beteja që pason përshkruhet në të gjitha imtësitë e veta heroike, derisa sllavët munden dhe Mark Milani detyrohet t'ia mbathë me të katra.

Kënga XV - *Kasneci*:

Një sorrë ogurzezë ulet e zë vend në pullaz të pallatit në Cetinë ndërkohë që arrin lajmëtari me lajmin se ushtria malazeze është mundur dhe malësorët kanë ndërmend të hyjnë në Mal të Zi.

Kënga XVI - *Kulshedra*:

Kënga XVI përbën një interlud pas lufte me një analogji mitologjike për betejën. Në kohë stuhie, nje *kulshedër* e tërbuar shtatë-krerëshe ka ikur nga një shpellë në Shalë për të marrë hak mbi një *drangue*, Vocërr Bala. *Drangojt*, që personifikojnë heronjtë e malësisë, mblidhen për t'i bërë ballë e për të mundur përbindëshin gjigant. Pasi korrin fitore, *drangojt* marrin pjesë në një drekë me grurë, bukë, mish dreri dhe mjaltë, të ftuar nga *orët* e Shalës që e kanë soditur betejën nga një shkëmb aty pranë. Pas buke *orët* ia nisin valles dhe këndojnë këngën e vashës Eufrozinë nga Janina, e cila zgjodhi vdekjen e nuk iu dorëzua tiranit Ali pashë Tepelena:

6 *Lahuta e malcís* XIII. 40-44.

*"Varza ká e varza s'ká,*
*Por, si ká nji vajzë n'Janinë,*
*Kurkund shoqen s'i a ké pá,*
*Kah bje diell e serotinë:*
*Sŷnin diell, ballin si hâna,*
*Ardhun shtatit si silvija,*
*Eufrozinë e quejti nâna,*
*Augur t'mirë m'e pasë Shqypnija.*
*Atê e páka aj Alì Pasha,*
*Dalë si vida në balkue,*
*Edhè fort pelqye i âsht vasha:*
*Çon Harapin m'e kerkue.*
*Vjen Harapi e i thotë te dera:*
*Shpejt tash, vashë, ti ktû me zdrypun*
*E me mue me ardhë nji hera;*
*Persè Pasha të ká lypun.*
*T'u thafët goja! shka po thue?*
*I a kthen vasha fjalen marë;*
*Se un nji vajz-o kam qillue:*
*S'diej me folë me Pashallarë,*
*Jo, po, Ali Pashë Tepelena*
*Mundet kryet aj me m'a pré,*
*Si i ká pré kushdi sá krena;*
*Gjallë por s'lshoj un erz as fé.*
*Asht mushë Pasha me mëní,*
*Prap harapin çon e e thrret:*
*Pa ndigio harap i zí,*
*Se dy herë Pasha nuk flet:*
*A se vjen ktû sande goca,*
*A se ndryshe n'fund t'liqênit*
*T'a bâj gjumin me bretkoca.*
*More vesht, bre qên i qênit?*
*I shkon naten vashës harapi,*
*Edhè e mêrr e e çon m'liqê,*
*Kû tue pritun ishte trapi,*
*Per me i bartë neper kurrnê.*
*N'mes të liqênit si kan dalë,*
*Atŷ trapi vend ká zânun,*
*Edhè nisë harapi fjalë,*
*Nisë aj vashës kështû me i thânun:*
*Nuk ká tjeter, tash, lum vasha:*
*E s'jam nieri fjalës qi i luej:*
*A me shkue sande te Pasha:*
*A shî ktû me t'mytë ty n'ujë.*
*Jo, po, i thotë vasha tue qeshë,*
*Se un te Pasha due me shkue;*
*Por due t'shkoj nji herë me u veshë,*
*Pse sido ktû kam qillue.*
*E kështû tue i thânë harapit,*
*Atij qênit, t'birit t'qênit,*

*Mêrr e hidhet n'ujë prej trapit,*
*Edhè zhduket n'fund t'liqênit.*
*Doli fjala neper dhé:*
*Njekso varzash ká n'Shqypní,*
*Qi per erz edhè per fé*
*T'rijt e jeten i bâjn flí.*"[7]

Kënga XVII - *Në Qafë-Hardhi*:

Pas betejës në këngën XVI, *orët* dhe *drangojt* kanë ikur në shtëpi të vet. Mbeten vetëm dy *drangoj*, Rrustem Uka dhe Xhem Sadrija, që do të përgatiten për dasmën. Ata fluturojnë e ngjiten në Qafë-Hardhi. Aty bëjnë një pushim, duke pirë duhan e duke pastruar armët. Mark Milani është kthyer me tetë batalione të reja, i vendosur të pushtojë Plavën e Gucinë. Dy *drangojt* shqiptarë shtrëngohen të mbrojnë qafën nga treqind trupa malazeze. Ata zihen ngushtë, por u vijnë në ndihmë barinj të ndodhur andej afër, dhe fitojnë betejën. Mark Milani vendos t'i tërheqë trupat për një betejë tjetër në Sutjeskë. *Zanat*, të cilat përsëri e kanë soditur betejën nga një majë aty afër, zënë vend tani në një majë shkëmbi që sheh nga Sutjeska dhe rrinë në pritje.

Kënga XVIII - *Te Ura e Sutjeskës*:

Trupat e Mark Milanit mblidhen te Ura e Sutjeskës për të marrë Gucinë, por Ali pashë Gucia u ka zënë pritë me dymijë ushtarë shqiptarë. E gjithë kënga i kushtohet betejës së egër, përshkrimit të luftëtarëve të veçantë dhe bëmave të tmerrshme në një përleshje për jetë a për vdekje. Vjen pastaj një interlud me vajin prekës të një zogu të zi për vdekjen e Smajl Arifit. Por është edhe nëna e Cen Brahimit për t'u vajtuar, sepse i biri e ka turpëruar veten duke mos i marrë hakun probatinit të tij Sadri Çuni të vrarë në betejë. Kokën e Sadriut e kanë vënë majë një huri dhe e kalojnë para shqiptarëve për t'u tallur:

"*Do me t'thashë, me giasë, or Pashë,*
*Se t'bân êmer Mark Milani,*
*Mark Milani Kapidani,*
*Me i a ndreqë cilen n'Xhamí,*
*Dreken n'Plavë, darken n'Gusí*."[8]

Kënga XIX - *Pater Gjoni*:

Duke bërë një mallkim të zjarrtë patriotik, Pater Gjoni i Kelmendit dënon bëmat e poshtra të sllavëve, që për pesëqind vjet nuk kanë bërë gjë tjetër veçse kanë munduar shqiptarët dhe u kanë marrë tokat. Por malësorët janë kockë e fortë dhe kanë mbijetuar. Po të mos ishte prift, ai vetë do të kishte rrëmbyer armët e do të dilte në mbrojtje të maleve të atdheut. Sa të ketë ujë lumi i Drinit, sllavët nuk kanë për të shkelur në tokën shqiptare. Kur fillon të derdhet gjaku, Lulash Ndreu këndon një këngë patriotike, Patër Gjoni niset për në Sutjeskë me burrat e Kelmendit prapa.

Kënga XX - *Lekët*:

Skena edhe më të përgjakshme beteje në Urën e Sutjeskës. Luftëtarët shqiptarë të malësisë si dhe kundërshtarët e tyre sllavë po aq të vendosur përshkruhen një nga një, si

---

7 *Lahuta e malcís* XVI. 524-579.

8 *Lahuta e malcís* XVIII. 329-333.

luftëtarët e Agamemnonit dhe Priamit nën muret e Trojës së lashtë. I ngjashëm me episodin e Glaukut dhe Diomedit te Iliada është takimi i probatinëve të vjetër, sllavit Mil Spasi dhe shqiptarit Bec Patani. Në përleshje e sipër, të dy e njohin njëri tjetrin, këmbejnë fjalë përshëndetjeje dhe mbështetin kokat në supet e njëri tjetrit, siç e do zakoni. Në interlud rrëfehet si kishte lindur miqësia e tyre. Kur Rrustem Uka mbërrin me përforcime nga Gucia, Bec Patani e shpëton probatinin e tij. Mbi atë kasaphanë bie nata.

Kënga XXI - *Ndërmjetsija*:

Pas një përshkrimi të gjatë të skenave të betejës të mbushur plot me gjak, gjymtyrë dhe koka të prera, shfaqet Patër Gjoni i këngës XIX. Ai i kërkon pashait t'i japë leje të shkojë te Mark Milani për një armëpushim, për të varrosur të vrarët. Pashai pranon. I shoqëruar nga një gjakon, Patër Gjoni niset për në kampin e komandantit malazez. Atje e presin me nderime. Pason një dialog midis patriotit Patër Gjoni dhe Mark Milanit, që tregohet fisnik, dhe armëpushimi vendoset. Por disa luftëtarë nuk duan t'ia dinë dhe mezi ç'presin të luftojnë. Me njëzet shokë besnikë me vete, Bec Patani mësyn në një tufë dhensh në Mal të Zi. Hyjnë në një vathë natën dhe e rrëmbejnë tufën. Skena të kujton Iliadën, plaçkitjen e Odiseut dhe Diomedit natën në kampin trojan. Rrugës në kthim ata marrin vesh se Mark Milani kishte ndërmend t'i mësynte përsëri sapo të mbaronte armëpushimi, kësaj radhe në Nokshiq. Nxitojnë që t'ia japin këtë lajm Ali pashës.

Kënga XXII - *Tringa*:

Veprimi ndodh në Nokshiq (pa dyshim Novshiqi i sotëm) në luginën e Limit të sipërm në juglindje të Malit të Zi. Për t'i shpëtuar kërdisë, të gjithë banorët janë larguar, madje edhe kafshët e egra. Mbetet në shtëpi vetëm vajza trime shqiptare Tringa, për t'u kujdesur për të vëllanë Curr Ula që po vdes. Përkushtimi dhe vetmohimi i motrës së ndershme e sypatrembur, figurë e marrë nga letërsia gojore shqiptare, jepet nga poeti me imtësi të holla. Curr Ula vdes dhe i bie Tringës ta varrosë në tokën e vet, megjithëse pas pak do të shpërthejnë luftimet. Një luftëtar sllav që kalon aty, Gjur Kokoti, e kallëzon dhe kërkon ta marrë "si ré nanës t'm'i ndihmojë n'shpi", por Tringa nuk do t'ia dijë. Ajo rrëmben pushkën dhe e qëllon në krahëror, duke marrë edhe vetë një plumb në kokë nga shoku i Gjur Kokotit, Vasil Ndreka. Kënga mbyllet:

*"Edhè dielli dheut i rá,*
*Gjallë por Tringa Shkjaut n'dorë s'rá"*[9]

Kënga XXIII - *Ke tbanat e Curr Ulës*:

Luftëtari shqiptar Gjetë Gega nga Shllaku mbërrin në vend dhe merr hak për Tringën duke vrarë Vasil Ndrekën. Më tej Gjetë Gegën e sulmon sllavi Millosh Pera në një duel, që poeti e krahason me një përleshje për jetë a vdekje midis një luani e një tigri. Në përleshje e sipër Millosh Pera pengohet te kufoma e Vasil Ndrekës dhe vritet nga Gjetë Gega, i cili i pret kokën Vasilit dhe e flak në oborr pranë trupit pa jetë të Tringës. Më tej në këtë këngë përshkruhen duele të tjera, ku trimat shqiptarë e malazezë përqeshin e shpotitin njëri tjetrin në një mënyrë epike.

Kënga XXIV - *Zana e Vizitorit*:

Zana e Madhe kundron betejën e përgjakshme nga më e larta pikë e malit Vizitor mbi

9 *Lahuta e malcís* XXII. 881-882.

Plavë, ashtu si Zeusi sodiste Luftën e Trojës nga maja e lartë e malit Ida. E zemëruar në kulm kur sheh Tringën e virtytshme, e cila që fëmijë kishte qenë nën mbrojtjen e zanave të malit, ajo zbret për t'ia marrë trupin e për ta sjellë në rudinat e malit Vizitor. Trupin e saj e lajnë me ceremoni, e ndërrojnë dhe e varrosin rrëzë një bliri, ndërsa Zana e Madhe e vajton. Tringës i duhet marrë haku. Ky është vullneti i Zanës së Madhe që ngrihet mbi malësi dhe u lëshon burrave kushtrimin për të shpejtuar për në fushëbetejën e Nokshiqit. Retë e luftës mblidhen në horizont ndërsa fiset e Shalës, Shoshit, Shllakut, Temalit, Merturit, Gjâjit dhe Dushmanit përgatiten për betejë.

Kënga XXV - *Gjaku i marrun*:

Kjo këngë, më e gjata nga të gjitha, me 1184 vargje, i kushtohet përsëri ashpërsisë së betejës, të cilën poeti shpirtbutë françeskan e përshkruan me kënaqësi. Nga vendi ku është ulur në majën e lartë të Durmitorit, *ora* e Malit të Zi dëgjon kushtrimin therës të Zanës së Madhe të Vizitorit dhe niset për të lajmëruar Mark Milanin, duke vajtuar:

"*Si gjithmonë Shqyptár e Shkjá*
*Janë lá n'gjak, q'se fati i zí*
*Flakë e agzot vûni per brî,*
*Vû per brî Shqypní e Mal t'Zí!*"[10]

*Ora* i del Mark Milanit me fytyrën e poetit epik malazez Petar Njegosh për t'i njoftuar se shqiptarët po bëhen gati të zbresin në Nokshiq e ta tërheqin për të hyrë në betejë. Mark Milani trim i hyn orvatjes së fundit të pasuksesshme për të pushtuar malësinë shqiptare. Ai u bën thirrje luftëtarëve të vet të hidhen në sulm, duke u premtuar "cilen n'Plavë, dreken n'Gusí, zamren n'Hot e darkën n'Shkodër." Beteja ndizet e përgjakshme dhe përshkruhet edhe një herë me gjithë vrullin e heroizmit e batërdinë e saj. Zanat e maleve, ashtu si perënditë dhe perëndeshat e Greqisë së lashtë, ndërhyjnë për të mbrojtur luftëtarët e dashur e për t'i dërguar të tjerët në atë botë. Mark Milani e kupton se malazezët janë të rrethuar dhe kërkon nën një rrebesh shiu Mirko Kapidanin, për t'i thënë që të tërhiqet. Mirkoja është kapur rob nga shqiptarët në një urë mbi Lim. Këtu *ora* malazeze dhe zana shqiptare, të mbështetura nga dy shtriga mbi kurriz breshke, zënë e përleshen vetë. *Ora* mundet, e lodhur në pemën e blirit mbi varrin e Tringës, ku e rrahin gjarpërinjtë. Hakmarrja është kryer. Zana e Madhe këndon:

"*A t'kam thânë, 'or' Knjaz Nikolla,*
*Se un, dér sande pa marrë dielli,*
*Tringen do t'a kish' pague:*
*Treqind krena un tue t'i pré,*
*Treqind rob un tue t'i zanun,*
*Trí mij çika e nuse t'reja*
*Para kohës tue t'i lânë veja.*"[11]

Kënga XXVI - *Koha e re*:

Pas skenash të gjata me beteja, kënga XXVI bën kontrast me karakterin idilik të skenave të saj. Këtu hyn vetë poeti. Ai po e kalon pranverën në Lezhë për të përfunduar *Lahuta*

[10] *Lahuta e malcís* XXV. 52-55.

[11] *Lahuta e malcís* XXV. 1165-1171.

*e Malcís*, dhe fton për vizitë zanën, muzën e tij. Bukuritë e Lissusit të lashtë në ato ditë pranvere e frymëzojnë poetin të rikujtojë historinë e krahinës: ndërtimin e keshtjellës së Lezhës me muret e saj ciklopike, jetën e mbretërve legjendarë të Ilirisë, varrin e Skënderbeut, legjendat dhe mitologjinë. Tani, pas pesë shekujsh sundimi turk, po agon një kohë e re, ajo e lirisë dhe e pavarësisë së Shqipërisë.

Kënga XXVII - *Xhemjeti* (Komiteti):

Ka ardhur shekulli i njëzetë. Në brigjet e Bosforit, gjatë revoltes së xhonturqve më 1908, mblidhet një pseudokomitet pashallarësh turq për të vendosur për fatin e Shqipërisë. Liberalizmit të Sinan Pashës i kundërvihen Xhavit dhe Turgut Pasha, për të cilët në Perandori ka vetëm një kombësi, ajo turke, dhe që kërkojnë të përdoret forca për të mposhtur kryengritësit shqiptarë.

Kënga XXVIII - *Dedë Gjo' Luli*:

Fryma e qëndresës ndaj malazezëve vazhdon të gjallojë në Shqipërinë moderne në figurën e Dedë Gjo' Lulit, kryeluftëtar i çështjes kundër turqve. Jemi në vitin 1911, një vit para luftërave ballkanike, kur turqit nisën orvatjen e tyre të fundit për t'i nënshtruar malësorët shqiptarë nën sundimin osman. Me Dedë Gjo' Lulin dhe çetën e tij prej njëzet petritash është edhe plaku Marash Uci nga Rapsha e Hotit, që e kemi parë në këngën XII. Turgut Pasha me shtatëdhjetë batalionet e tij kërkon që malësorët të dorëzohen brenda pesë ditësh, dhe pastaj përgatitet për sulm, por tani gjendja e mjerueshme e Shqipërisë i ka rënë në sy edhe Evropës.

Kënga XXIX - *Lufta e Balkanit*:

Perandori i Austrisë Franc Jozefi e këshillon Sulltanin të mos i ngacmojë shqiptarët, se përndryshe do të ketë me ta më shumë probleme nga sa kujton ai. Cari i Rusisë shtyn miqtë e vet sllavë t'i shpallin luftë Turqisë dhe kështu nis Lufta Ballkanike e vitit 1912. Nga humbja e Turqisë do të përfitojnë bullgarët, dhe përsëri sllavët sulmojnë Shqipërinë. Mbreti i Anglisë fton gjashtë mbretërit e tjerë, përfaqësues të Fuqive të Mëdha, në Konferencën e Londrës për të zgjidhur këtë problem, sepse "prej Balkanit hajr nuk ké!"

Kënga XXX - *Konferenca e Londonit*:

Pas tridhjetë vjetësh pune me *Lahuta e malcís*, poeti e mbyll këngën duke i bërë thirrje zanës, e cila prej kohësh e ka ndjekur pa u ndarë andej-këndej nëpër lëndinat e Parnasit. Ashtu si Horaci në *exegi monumentum*, poeti na thotë:

> *"Ndertue kemi 'i pomendare,*
> *Rrfé as mot mos m'e dermue."*[12]

Përshkrimit nga poeti të ngjarjeve të Konferencës së Londrës, ku të 'shtatë krajlat' bisedojnë për fatin e Shqipërisë, nuk i mungon një notë humori e ironie. Pas shumë debatesh, pjesëmarrësit pranojnë të njohin shtetin e ri e të pavarur shqiptar. Flamuri kuq e zi, "porsì fleta e Engllit t'Zotit", valëvitet tani mbi tokën e Skënderbeut.

*Lahuta e malcís* është pa dyshim poema epike më emocionuese e më e fuqishme e shkruar në gjuhën shqipe. Ajo qëndron mbi të gjitha sprovat e tjera në këtë gjini: nga poema me

---

12 *Lahuta e malcís* XXX. 23-24.

ndikim persian e Dalip Frashërit *Hadikaja*, rreth v. 1842 (Kopshti); nga poema epike shiite e Shahin bej Frashërit *Myhtarnameja*, 1868 (Historia e Myhtarit); nga poema disi e shkapërderdhur e Jeronim De Radës *Scanderbeccu i pa-faan*, 1872-1884; nga poema me frymë kombëtare po jo dhe aq e arrirë e Naim Frashërit *Istori' e Skenderbeut*, 1898; nga poema epike shiite po e tij *Qerbelaja*, 1898; nga poema e mërgimit e Zef Skiroit *Te dheu i huaj*, 1900; dhe deri tek ajo e Frano Krispi Glavjano *Mbi malin e Truntafilevet*.

Epoka e poemave bektashiane e shiite sipas traditës turko-persiane natyrisht kishte marrë fund, kurse tema klasike e poemave epike shqiptare, bëmat e heroit kombëtar të shekullit të pesëmbëdhjetë, Skënderbeut, e cila ishte trajtuar me një nivel artistik të kufizuar nga dy shkrimtarët shqiptarë më me emër të shekullit të nëntëmbëdhjetë, Jeronim De Rada dhe Naim Frashëri, tani ishte tepër e largët dhe e mjegullt për t'u vënë në qendër të një poeme epike të shekullit të njëzetë. Gjergj Fishta zgjodhi për subjekt atë çka njihte më mirë: kulturën heroike të vendlindjes, malësisë shqiptare të veriut. Synimi i tij me këtë poemë, e cila është një arritje e pashoqe në letrat shqiptare, ishte të paraqiste jetën e fiseve të Shqipërisë së veriut, e të njerëzve të saj në përgjithësi, në përmasa heroike. Autori pati fatin e mirë që në ato vite të jetonte mu në burimin e së vetmes shoqëri heroike të pacenuar në Evropë. Kështu, struktura fisnore e banorëve të Alpeve të Shqipërisë së veriut ndryshonte rrënjësisht nga rajonet më të përparuar e më "të qytetëruar" të jugut toskë. Ajo çka i mahniste vizitorët dhe etnografët e huaj në Shqipërinë e veriut të këtyre viteve ishte shoqëria e fortë patriarkale e malësisë, një sistem i mbështetur në zakone të trashëguara në shekuj nga ligji fisnor, e në veçanti nga Kanuni i Lekë Dukagjinit. Në *Lahuta e malcís* kemi të gjitha tiparet dalluese të kësaj shoqërie: zakonet e doket e lindjes, martesës dhe varrimit, mikpritjen bujare të fiseve, gjakmarrjen dhe besën.

*Lahuta e malcís* është frymëzuar fuqishëm nga poezia gojore shqiptare[13], si nga ciklet e poezisë heroike të quajtura *Këngë kreshnikësh* me ndërtimin e vargut tetërrokësh, të ngjashme me *junačke pjesme* serbo-kroate, ashtu edhe nga ciklet po aq popullore të poezisë historike të shekullit të tetëmbëdhjetë, të ngjashme me poezinë kleftike greke apo me *haidutska pesen* të bullgarëve. Fishta e njihte këtë poezi gojore të kënduar nga fiset malësore gege me lahutën e tyre me një tel, dhe e pëlqente gjuhën e ritmin e saj. Prandaj rrëfimi në poemë është plot fjalor arkaik të pasur dhe figura ligjërimi të larmishme e të gjalla, që përdoren nga fiset luftëtare malësore të veriut, e që sot nuk janë aq të kuptueshme, madje edhe për vetë shqiptarët e veriut[14]. Natyrisht, lidhjet e ngushta me letërsinë gojore janë një tipar më se i zakonshëm për poemat epike, ndonëse disa autorë e kanë kritikuar Fishtën për 'folklorizëm', për imitim të folklorit, pa mundur të krijojë një poemë të vërtetë epike. Metri kryesor i *Lahuta e malcís* është tetërrokshi trokaik apo shtatërrokshi, i cili harmonizohet më bukur me poezinë gojore shqiptare se sa heksametri klasik i poemave epike greke e latine. Megjithatë, ndikimi i poemave të mëdha të lashtësisë klasike, Iliada dhe Odiseja e Homerit apo Eneida e Virgjilit, është kudo i pranishëm në *Lahuta e malcís*, sikundër kanë pasur kënaqësinë ta theksojnë një numër studiuesish, e sidomos Maksimilian Lamberci dhe Xhuzepe Gradilone[15]. Pra, mjaft paralele në stil e në përmbajtje kanë kapërcyer shekujt. Vetë Fishta më pas përktheu shqip librin e pestë të Iliadës[16].

Ndër figurat stilistike kryesore që karakterizojnë *Lahuta e malcís* dhe pa dyshim pjesën më të madhe të epikave, janë metafora, aliteracioni dhe asonanca, si dhe hiperbola dhe

---

13 kr. A. Berisha 1990.

14 Për leksikun e Fishtës, kr. Kolgjini 1969.

15 kr. Lambertz 1949 dhe Gradilone 1983.

16 kr. *Hylli i Dritës*, Shkodër, VII, 1, 3, 4 (1931).

arkaizmat. Tipari kryesor heroik i subjektit dhe rrëfimi i imtë i skenave të betejave për fat të mirë janë harmonizuar me përshkrimet lirike dhe idilike të bukurisë së natyrës së Alpeve të Shqipërisë së veriut, të cilat i japin *Lahuta e malcís* një dritë e hijeshi poetike. Mangësia në këtë aspekt do t'i sillte mungesa të dukshme veprës.

*Lahuta e malcís* mbështetet thellësisht në legjendat dhe mitologjinë shqiptare dhe është e mbushur plot figura mitologjike nga letërsia gojore, që ashtu si perënditë dhe perëndeshat e Greqisë së Lashtë, sodisin ngjarjet dhe, kur del e nevojshme ndërhyjnë në to. Ndër to janë: *zanat*, hijet trimëresha të malësisë, që rrijnë pranë burimeve e përrenjve dhe u japin mbrojë luftëtarëve shqiptarë; *orat*, hijet femër, që edhe vetë emrin e kanë tabu; *lugatet*; *shtrigat*; dhe *drangojt*, figura gjysmënjeri të lindur me krahë flatrash e me fuqi të mbinatyrshme, që si qëllim kryesor në jetë kanë luftën kundër *kulshedrës* zjarrvjellëse me shtatë krerë derisa ta vrasin atë.

Shkrirja e elementeve heroike dhe mitologjike është më se e dukshme në një numër personazhesh, të cilëve Fishta u jep një vend të rëndësishëm në *Lahuta e malcís*. Kështu, Oso Kuka, luftëtari trim e i rreptë, që më mirë vdes se i dorëzohet i gjallë armikut sllav; bariu i moshuar Marash Uci, i cili i këshillon luftëtarët e rinj të mbrojnë lirinë dhe të mos harrojnë zakonet e të parëve; si dhe vasha trimëreshë Tringa, që i gjendet te koka të vëllait e që është e vendosur të mbrojë tokën e vet.

Aspekti heroik i jetës në malësi është një nga tiparet që fiset shqiptare të veriut e kanë të përbashkët me fqinjët e vet sllavë të jugut e sidomos me malazezët. Të dy popujt, edhe pse të ndarë nga gjuha dhe nga rrjedha e hidhur e historisë, kanë mjaft gjëra të përbashkëta mes tyre. Edhe pse malazezët si personazhe janë 'negativë' në qëllimin e Fishtës për t'i thurur lavdi atdheut të vet, ai nuk kishte mbetur i pandikuar e i paemocionuar nga arritjet letrare të sllavëve të jugut në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, sidomos të poezisë epike për qëndresën sllave kundër turqve. Kemi përmendur rolin e atit françeskan Gërga Martiq, veprat e të cilit i shërbyen djaloshit Fishta si model gjatë studimeve në Bosnjë. Fishta u frymëzua gjithashtu nga shkrimet e një shkrimtari më të hershëm françeskan, Andrija Kaçiq-Mioshiq (Andrija Kačić-Miošić, 1704-1760), poet dhe publicist dalmat i periudhës së Iluminizmit, i cili përmendet sidomos për veprën e tij *Razgovor ugodni naroda slovinskoga*, 1756 (Bisedë e këndshme e popullit sllav), përmbledhje me prozë e poezi për historinë serbo-kroate; po ashtu, edhe nga veprat e poetit kroat Ivan Mazhuraniq (Ivan Mazuranić, 1814-1890), autor i poemës së njohur epike *Smrt Smail-age Ćengića*, 1846 (Vdekja e Smail Aga Qengiqit). Burim tjetër frymëzimi letrar për Fishtën ka qenë poeti e princi malazez Petar Petroviq Njegosh (Petar Petrović Njegoš, 1813-1851). Nuk është rastësi që titulli *Lahuta e malcís* është mjaft i ngjashëm me titullin *Gorski vijenac*, 1847 (Kurora e maleve), poemë epike e Njegoshit për qëndresën heroike të Malit të Zi ndaj pushtuesve turq, e cila tani përgjithësisht konsiderohet si eposi kombëtar i malazezëve dhe serbëve. Fishta arriti të vërtetonte se edhe gjuha shqipe ishte në gjendje të jepte një epos letrar të përkryer me po ato përmasa heroike.

Edhe pse Gjergj Fishta përmendet kryesisht si poet epik, arritjet e tij si poet lirik e satirik nuk janë më pak të mëdha se ato në gjini të tjera. Shumë studiues vlerësojnë më lart poezinë e tij lirike.

Botimi i parë i Fishtës me poezi lirike, *Vierrsha i pershpirteshem t'kthyem shcyp*, Shkodër 1906, përmblidhte krijime me frymëzim të fortë katolik. Aty gjejmë përkthime poetësh të mëdhenj italianë si arkadiani Pjetro Metastazio (Pietro Metastasio, 1698-1782) nga Roma; romancieri e poeti romantik Alesandro Manxoni (Alessandro Manzoni, 1785-1873) nga Milano, të cilin Fishta e adhuronte pa masë; patrioti Silvio Peliko (Silvio Pellico, 1769-1845) nga Torino; liriku dhe historiani i letërsisë Xhakomo Xanela (Giacomo Zanella, 1820-1888) nga Viçenca si edhe të tjerë.

Përmbledhja e parë e Fishtës me lirika origjinale u botua me titullin *Pika voëset*, Zadar 1909, kushtuar bashkëkohësit të tij Luigj Gurakuqi (1879-1925). Pas saj vjen më 1913, në agim

të pavarësisë së Shqipërisë, botimi i parë i librit *Mrizi i zânave*, Shkodër 1913, që përfshin edhe disa poezi fetare nga *Pika voëset*. Fryma e përgjithshme që përshkon përmbledhjen *Mrizi i zânave* është më fort kombëtare se fetare. Karakteri patriotik i saj bie në sy edhe më fort në botimet e tjera të zgjeruara të viteve 1924, 1925 dhe në një botim të fundit pas vdekjes më 1941. Vjersha si *Shqypnija, Gjuha shqype, Atdheut, Shqypnija e lirë* dhe *Hymni i flamurit kombtár* shprehin gëzimin dhe krenarinë e Fishtës për historinë e Shqipërisë dhe pavarësinë e re të saj. Në këtë vëllim janë përfshirë edhe melodrama alegorike *Shqyptari i gjytetnuem* dhe vazhdimi i saj *Shqyptarja e gjytetnueme*.

Krahas poezisë me tema atdhetare të përqëndruara në vëllimin e mësipërm, poezinë e vet me tema fetare Fishta e përmblodhi në vëllimin me 235 faqe *Vallja e Parrîzit*, Shkodër 1925. Poezia e kësaj përmbledhjeje, ndër to vjershat si *Të kryqzuemit*, *Të zânun e pafaj të Virgjërês Mri*, *Nuntsiata* dhe *Shë Françesku i Asizit*, përbëjnë një kulm në letërsinë katolike në Shqipëri.

Gjergj Fishta ishte gjithashtu mjeshtër i përkryer i poezisë satirike, që e përdori zgjuarsinë dhe penën e mprehtë për të qortuar cenet e sjelljes dhe plogështinë intelektuale të bashkëvendësve të vet. Ai nuk kishte ironinë dashamirëse e këshilluese të Çajupit, por satirën therëse e djegëse, shpesh të pamëshirshme, një ekuivalent ky në poezi i prozës satirike therëse të Faik bej Konicës. Fishta kishte botuar mjaft vjersha të tilla në revistën *Albania* me pseudonimin kuptimplotë 'Castigat ridendo' (qorton duke qeshur). Më 1907, ai botoi pa vënë emrin e tij përmbledhjen satirike me 67 faqe *Anxat e Parnasit*, Sarajevë 1907, e cila hodhi themelet e satirës si gjini poetike në letërsinë shqiptare, e që nga mjaft kritikë konsiderohet si vepra më e mirë poetike e tij. Në të parën e satirave të tij, *Nakdomonicipedija* (Mësim për Nakdo Monicin), ai i drejtohet mikut të tij, shkrimtarit dhe botuesit jezuit Dom Ndoc Nikaj (1864-1951), të cilin me dashuri e thërret me pseudonimin e tij Nakdo Monici, për t'i shprehur simpatinë e vet, ngaqë vepra 416 faqesh e këtij të fundit, *Historia é Shcypniis*, e botuar në Bruksel më 1902, nuk ishte pritur me interesimin e duhur nga bashkatdhetarët. Shqiptarët qenë shumë indiferentë ndaj historisë së vet e madje ndaj gjendjes së tashme të vajtueshme në përgjithësi. Arsyeja e këtij indiferentizmi, na thotë Fishta, është konkurrenca midis Shën Nikollës dhe djallit. Shën Nikolla kishte kapërcyer dete me urdhër të Zotit për të shitur arsye dhe shije. Djalli, nga ana e tij, konkurronte me një vapor plot me çizme të vjetra që donte t'i shiste. Kur të dy tregtarët mbërritën në portin e Shëngjinit, shqiptarët biseduan me njëri-tjetrin dhe vendosën të blejnë çizmet veresie. Me masa të tilla të pashkolluara, Fishta i rekomandon Nikajt të ngushëllohet me sjelljen gjakftohtë dhe përbuzëse të Tartufit të Molierit. *Anxat e Parnasit*, e shkruar më pas *Anzat e Parnasit*, me shumë shprehje therëse, por të bukura, që nuk mund të priteshin në një masë të tillë nga një prift françeskan i butë, u ribotua më 1927, 1928, 1942 dhe 1990, dhe i solli Fishtës shumë miq e armiq. *Gomari i Babatasit* është një tjetër vëllim satirik-humoristik, i botuar me pseudonimin Gegë Toska, në kohën kur Fishta qe anëtar i Parlamentit shqiptar. Në këtë vepër, që fitoi popullaritet të madh në kohën e vet, ai godet patriotët e rremë dhe dembelët.

Përveç melodramave të përmendura më sipër *Shqyptari i gjytetnuem* dhe *Shqyptarja e gjytetnueme*, Fishta është autor edhe i disa veprave të tjera për teatër, ndër to edhe përshtatje nga një varg klasikësh të huaj, p.sh. *I ligu per mend*, Shkodër 1931, komedi në tri akte e Molierit, dhe *Ifigenija n'Aulli*, Shkodër 1931, e Euripidit. Ndër veprat e tjera dramatike që hartoi apo përshtati në një kohë kur dramaturgjia shqiptare ishte në shpërgënj janë edhe disa pjesë të shkurtra me tema fetare. Ndër to përmendet pjesa me tri akte për Krishtlindjen *Barìt e Betlêmit*; *Sh' Françesku i Asisit*, Shkodër 1912; tragjedia *Juda Makabé*, Shkodër 1923; *Sh' Luigji Gonzaga*, Shkodër 1927; dhe *Jerina, ase mbretnesha e luleve*, Shkodër 1941, e fundit ndër veprat e tij, që u botua sa qe gjallë.

Deri para daljes së Gjergj Fishtës në skenën letrare, letërsia kombëtare e Shqipërisë

kishte marrë një farë toni tosk. Ai vërtetoi se Shqipëria e veriut mund të ishte partner i barabartë me jugun më të përparuar në krijimin e një kulture kombëtare. Por *Lahuta e malcís* nuk u prit me brohori nga të gjithë, në veçanti nga kritikët toskë. Disa autorë e kanë shikuar shkrirjen e letërsisë gojore e asaj të shkruar si të pafrytshme, kurse të tjerë e kanë parë këtë poemë epike mbi një temë vërtet bashkëkohëse thjesht si një anakronizëm në shekullin e njëzetë. Ismail Kadare (l. 1936) e ka nënçmuar *Lahuta e malcís* si një "poemë të gjatë monotone, një kronikë sterile, e cila duke qenë, veç të tjerash, moralizuese e didaktike, ngjante me epet e veriut aq sa ç'mund të ngjante ujët e distiluar me ujvarat e bjeshkëve[17]." Vetëm koha do ta tregojë nëse Fishta do ta rifitojë vendin e vet si 'poet kombëtar' pas një gjysëm shekulli lënie në harresë për arsye politike.

Shkolla katolike shkodrane e letrave, që në krye të vendit kishte Gjergj Fishtën, hyri në epokën e vet të artë në dekadat e para të shekullit të njëzetë dhe, për këtë lulëzim të kulturës gege, atij i takon një meritë të madhe. Poetë dhe studiues françeskanë si Pashko Bardhi (1870-1948), Shtjefën Gjeçovi (1874-1929), Pal Dodaj (1880-1948), Vinçenc Prennushi (1885-1949), Marin Sirdani (1885-1962), Anton Harapi (1888-1946), Justin Rrota (1889-1964), Bernardin Palaj (1894-1947), Donat Kurti (1903-1969), Benedikt Dema (1904-1960) dhe Gjon Shllaku (1907-1946), e madje në të vërtetë të gjithë ata intelektualë të tjerë shqiptarë, që kaluan vitet e tyre krijuese në Shkodër gjatë kësaj apo asaj periudhe të katër dekadave të para të shekullit, u ndikuan nga figura madhore e atë Gjergj Fishtës. Studiuesi Eqrem Çabej (1908-1980) shkruante:

> *"I rrënjosur thellë në vendin e tij, të cilin e linte vetëm për pak, për t'u kthyer gjithmonë rishtas atje, Fishta fuqitë e tija njerëzore e poetike i thithi prej kësaj toke. Atje te godina e dytë e Kuvendit, që ndodhet jashtë qytetit të Shkodrës, ku pemë të lashta japin një qetësi të ëmbël, atje jetoi jetën e tija dhe përgjoi frymëzimet e qeta të zanavet. Ay nuk qe asish shkrimtarësh jo aq të rrallë në Ballkan, të cilët më të shumtën e jetës së tyre e kalojnë nëpër qytete të mëdha të viseve të huaja. Ay qe një nga ato natura, të cilat ngrihen e rriten dalngadal prej qarkut të tyre. Në këtë qe një bir i vërtetë i polemit (popullit) të tij dhe bash nga kjo rrënjosje te trualli i vet ay u bë, në një tjetër kuptim sesa Naim Frashëri, poeti kombëtar i Shqipërisë*[18]."

Në prag të shpërthimit të Luftës së Dytë Botërore Gjergj Fishta vërtet u njoh nga të gjithë si 'poet kombëtar'. Albanologu austriak Maksimilian Lamberc (1882-1963) e ka cilësuar si "poetin më të talentuar që ka pasur Shqipëria[19]", kurse Gabriele D'Anuncio (1863-1938) e ka quajtur "poeti më i madh i popullit të lavdishëm të Shqipërisë". Për të tjerë ai ishte "Homer shqiptar".

Por pas luftës Fishta u godit e u përgojua ndoshta më shumë se çdo shkrimtar tjetër i paraluftës dhe u la menjëherë në harresë. Poeti kombëtar u kthye në mallkim. *Historia e Letërsisë Shqiptare* e vitit 1983, histori zyrtare e Tiranës, e cila pati bekimin e Partisë së Punës së Shqipërisë, i linte trajtimit të Fishtës një minimum hapësire absolutisht të kufizuar:

> "*Përfaqësuesi më kryesor i këtij kleri, Gjergj Fishta (1871-1940), poet, publicist, pedagog, politikan, drejtoi për një kohë të gjatë shtypin e urdhërit françeskan dhe*

17 kr. Kadare, *Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe*, Tiranë 1991, f. 40.

18 kr. Koliqi (red.) 1941, f. 31; dhe Çabej 1941.

19 kr. Lambertz 1948, f. 368.

*veprimtarinë kulturore e arsimore të këtij urdhëri. Për të, interesat e kishës e të fesë qëndronin mbi interesat e atdheut e të popullit, gjë që ai e shpallte dhe e mbronte me tërë demagogjinë, por edhe cinizmin, dhe e kishte vënë në themel të punës së tij si letrar. Vepra e tij kryesore, poema epike 'Lahuta e Malësisë', duke sulmuar shovinizmin e fqinjëve të Veriut, propagandonte antisllavizmin dhe vinte në plan të dytë luftën kundër pushtuesit osman. Ajo i ngrinte himnin patriarkalizmit e bajraktarizmit, obskurantizmit fetar e klerikalizmit, dhe spekullonte me ndjenjat patriotike, kur ishte fjala për të ngritur lart ngjarje dhe figura të historisë kombëtare të periudhës së Rilindjes sonë. Vepra të tjera, si poema satirike 'Gomari i Babatasit', ku u sulmuan me tërbim laicizmi i shkollës dhe idetë demokratike, ishin karakteristike të luftës së egër që bëri kleri katolik për të ruajtur e për të rritur ndikimin e tij në jetën mendore të vendit. Këtij arti përpiqej t'i shërbente një formë që i qëndronte pranë folklorit. Atë e shoqëronin shpesh proliksiteti, efektet e kërkuara, retorizmi, brutaliteti i shprehjes e i stilit, gjer në banalitet, argumentimet e tyre false, që orvaten të imponohen me pahir, si dhe një qëndrim i theksuar konservator në lëmin e gjuhës. Fishta i mbaroi ditët si akademik i Italisë fashiste*[20]."

Arsyeja e vërtetë për rënien e Fishtës pas 'çlirimit' më 1944 duhet kërkuar jo në gjoja pro-italianizmin e tij, por në zanafillën e vetë Partisë Komuniste Shqiptare. PKSH, më pas Partia e Punës e Shqipërisë, ka qenë themeluar gjatë Luftës së Dytë Botërore nën kujdesin e të dërguarve jugosllavë Dushan Mugosha (1914-1973) dhe Miladin Popoviq (1910-1945). Në korrik 1946, Shqipëria dhe Jugosllavia nënshkruan një Traktat të Miqësisë, Bashkëpunimit dhe Ndihmës Reciproke si dhe një numër marrëveshjesh të tjera, që i dhanë Jugosllavisë kontrollin real mbi të gjitha çështjet shqiptare, përfshirë edhe fushën e kulturës. Serbokroatishtja u fut si lëndë e detyrueshme në të gjitha shkollat e mesme shqiptare, kurse në pranverë 1948, po përgatiteshin plane për bashkimin e të dy vendeve. Nuk ka dyshim se ndjenjat antisllave të shprehura në *Lahuta e malcís* bënë që vepra dhe autori i saj të ndaloheshin nga autoritetet jugosllave, edhe pse Fishta qe shkolluar në Bosnjë dhe qe frymëzuar nga letërsia serbe dhe kroate. Elementi antisllav i veprës së Fishtës është gjithashtu i vetmi që theksohet në botimin e parë të pasluftës të Enciklopedisë së Madhe Sovjetike në Moskë. Në të është shkruar (Mars 1950):

"*Veprimtaria letrare e priftit katolik Gjergj Fishta pasqyron rolin që ka luajtur kleri katolik në përgatitjen e agresionit italian kundër Shqipërisë. Si ish agjent i imperializmit austro-hungarez, Fishta, në vitet e para të veprimtarisë së tij letrare, mori një qëndrim kundër popujve sllavë, të cilët ishin kundër planeve grabitqare të imperializmit austro-hungarez në Shqipëri. Në poemën e tij shoviniste antisllave 'Lahuta e malcís', ky spiun ngrinte lart ndjenjat armiqësore të shqiptarëve kundër popujve sllavë, duke bërë thirrje për luftë të hapur kundër sllavëve.*[21]"

Pasi marrëdhëniet me Jugosllavinë u prishën më 1948, kishte shumë gjasa që shprehjet e ndjenjave antimalazeze e antiserbe të mos konsideroheshin mëkat i madh sipas mendimit të Partisë, por për sa i përket Fishtës tashmë ishte marrë një qëndrim zyrtar dhe, ndoshta për shkak

---

20 kr. Shuteriqi (red.) 1983, f. 470-471. Për të qenë të drejtë, duhet shënuar, sipas Shuteriqit, se Vehbi Bala (1923-1990), kishte përgatitur 40 faqe për Fishtën, për historinë e letërsisë të Akademisë, por nuk qe lejuar ta botonte.

21 kr. Bolshaja Sovjetskaja Enciklopedija, vëll. 2 (Moskë, 18 mars 1950), f. 49.

të respektit për aleatët e rinj sllavë në Moskë, ky qëndrim nuk mund të hiqej pa shkaktuar ndonjë skandal. Gjergj Fishta, ai që veçse pak vite më parë ishte vlerësuar si poet kombëtar i Shqipërisë, u zhduk nga skena letrare dhe nuk i dukej më asnjë gjurmë. Aq frikë e patën, saqë më vonë thonë se edhe eshtrat ia nxorrën fshehurazi nga dheu e ia hodhën në lumë.

Por me gjithë katër dekadat e propagandës së vazhdueshme partiake, e cila e quante Fishtën 'poet klerik e fashist', populli i Shqipërisë së veriut, e sidomos banorët e Shkodrës ku kishte lindur, nuk e kishin harruar. Vepra e tij ka qarkulluar fshehurazi dorë më dorë, dhe është lexuar nëpër brezat e shqiptarëve. Pas afro gjysmë shekulli, Gjergj Fishta u përkujtua hapur për herë të parë më 5 janar 1991 në Shkodër. Gjatë të parit recital me vepra të Fishtës në Shqipëri pas dyzet e pesë vjetëve, aktori në një çast ngeci në recitim, por menjëherë e në mënyrë spontane u ndihmua nga salla, e cila e mbante mend ende përmendësh *Lahuta e malcís*.

## 10.5 Migjeni dhe Lasgush Poradeci, lajmëtarët e bashkëkohësisë

Gjergj Fishta dhe shkolla shkodrane përfaqësonin rrjedhën kryesore të letërsisë shqiptare deri në Luftën e Dytë Botërore - krijuese, novatore e njëherazi tradicionaliste. Fishta e kishte ngritur letërsinë e këtij vendi të vogël të Ballkanit në një nivel më të lartë artistik, në atë nivel që vendet më të përparuara të Evropës e kishin pasur në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe në vitet e para të shekullit të njëzetë. Në vetvete ky ishte një hap përpara në pikëpamje të konsolidimit të vonuar të Shqipërisë si shtet dhe të zhvillimit të ngadaltë politik e kulturor. Por kjo periudhë e letërsisë shqiptare deri diku po i humbte lidhjet me realitetin e shtetit të pavarur shqiptar në vitet 1930.

Rrugës drejt bashkëkohësisë, pra edhe drejt Evropës, do t'i hynin dy poetë të një brezi të ri, dy 'outsider', që u shkëputën nga letërsia tradicionale dhe i dhanë kulturës shqiptare vendin e vet në Evropën bashkëkohëse: mesianiku Migjeni dhe panteisti Lasgush Poradeci.

Me **Migjenin**[22] (1911-1938), akronim i *Millosh Gjergj Nikollës*, nis rrugën e vet poezia bashkëkohëse shqiptare. Migjeni lindi në Shkodër më 13 tetor 1911. I ati, Gjergj Nikolla (1872-1924), vinte nga një familje ortodokse me prejardhje nga Dibra dhe kishte një kafene në Shkodër. Më 1900 Gjergj Nikolla u martua me Sofia Anastas Kokoshin (1881-1916), e cila lindi katër vajza, Jelenën (Lenkën), Jovankën, Cvetkën e Ollgën, dhe dy djem, Nikollën (1901-1925) dhe Milloshin (Mirko). Mirkoja i vogël ndoqi shkollën fillore ortodokse serbe në Shkodër, dhe nga 1923 deri më 1925 një shkollë në Tivar në bregdetin malazez, ku ishte shpërngulur motra e madhe Lenka. Në vjeshtë të vitit 1925, katërmbëdhjetëvjeçari Mirko fitoi një bursë për të ndjekur shkollën e mesme të Manastirit në Maqedoni. Ky qytet i larmishëm etnikisht, jo larg kufirit me Greqinë, duhet ta ketë tërhequr njëfarësoj të riun shqiptar nga Shkodra e largët, ngaqë aty u njoh jo vetëm me shqiptarë nga pjesë të ndryshme të Ballkanit, por edhe me studentë maqedonas, serbë, arumunë, turq e grekë. Duke qenë edhe me prejardhje sllave, ai nuk u mbyll brenda kufijsh nacionalistë, por do të bëhej një nga të paktët autorë shqiptarë që do të lidhte dy anët e hendekut kulturor, që ndante dhe po ndan shqiptarët dhe serbët. Në Manastir ai studioi sllavishten e vjetër kishtare, rusishten, greqishten, latinishten dhe frëngjishten. Pasi përfundoi shkollën më 1927, hyri në Seminarin Ortodoks të Shën Gjon Theollogut, edhe ky në Manastir, ku me gjithë problemet shëndetsore që po i lindnin vazhdoi studimet deri në qershor 1932. Mirkoja lexonte çdo libër që i binte në dorë e sidomos letërsi

---

22 kr. Pipa, 1945, 1971, Ejntrej 1973, Kraja 1973, Bala 1974, Jamura 1982, Fetiu 1984, Llunji 1990, Kadare 1991 dhe Idrizi 1992.

ruse, serbe dhe frënge, që i shijonte më shumë se teologjinë. Vitet në Manastir e ballafaquan me polarizimin Lindje e Perëndim, nga njëra anë, me shpirtin sllav të Nënës së Shenjtë Rusi e të sllavëve të jugut, të cilin e ndeshte në veprat e Fjodor Dostojevskit, Ivan Turgenievit, Lev Tolstoit, Nikolai Gogolit dhe Maksim Gorkit; dhe, nga ana tjetër, me autorë të kritikës sociale të Perëndimit që nga Zhan Zhak Rusoi, Fridrih Shileri, Stendali dhe Emil Zola e deri te Epton Sinkleri, Xhek Londoni e Ben Traveni.

Me kthimin në Shkodër më 1932, pasi nuk arriti të fitojë bursë për të studiuar në 'Përndimin e mrekullushëm', Mirkoja vendosi t'i hyjë karrierës së mësuesisë e jo të priftit, për çfarë kishte studiuar. Më 23 prill 1933 u caktua mësues i gjuhës shqipe në një shkollë në fshatin Vrakë me popullsi malazeze, shtatë kilometra larg Shkodrës. Në këtë kohë ai fillon të shkruajë poezi dhe skica në prozë, që pasqyrojnë jetën dhe ankthin e një intelektuali në ngritje, të një vendi që ishte dhe ka mbetur rajoni më i prapambetur në Evropë. Prozën e parë e shkroi në maj 1934. Ishte *Sokrat i vuejtun a po derr i kënaqun*, që u botua në revistën *Illyria*, nën akronimin e ri Migjeni. Në verë 1935, njëzetetrevjeçari Migjeni u sëmur rëndë nga tuberkulozi, të cilin e kishte marrë më parë. Ai vajti në korrik në Athinë për kurim kundër kësaj sëmundjeje që ishte një epidemi e përhapur në ultësirat bregdetare kënetore të Shqipërisë asokohe. U kthye në Shkodër pa ndonjë përmirësim. Në vjeshtë 1935 u transferua për një vit në një shkollë në qytetin e Shkodrës dhe, përsëri në revistën *Illyria*, nisi të botojë vjershat e tij të para që bënë epokë. Në një letër të datës 12 janar 1936 shkruar Skënder Luarasit (1900-1982) në Tiranë, Migjeni njoftonte, "Unë jam gati t'i lëshoj në shtyp kangët e mia. Tue qenë se Ju, kur ishit këtu, më premtuet se do ta merrni përsipër me folë me ndoj botonjës, si për shembull me Gutembergun, unë tashi po Ju kujtoj at gja tue Ju thanë se jam gati." Dy ditë më pas Migjenit iu dha transferimi që kishte kërkuar për në qytetin malor të Pukës, dhe më 18 prill 1936 nisi punën si kryemësues i një shkolle, që e gjeti në një gjendje të keqe. Ajri i pastër i malit i bëri mirë për shëndetin, por skamja dhe mjerimi i fiseve malësore në Pukë e përqark ishin shumë më të rënda sesa të banorëve të fushës. Shumica e fëmijëve vinin në shkollë zbathur e pa ngrënë, kurse mësimi ndërpritej për periudha të gjata për shkak të shpërthimit të sëmundjeve ngjitëse, si fruthi dhe shytat. Pas tetëmbëdhjetë muajsh të vështirë në male, poeti tuberkuloz u shtrëngua t'i japë fund karrierës si mësues e si shkrimtar, e të kërkojë trajtim mjekësor në Torino, ku e motra Ollga qe studente për matematikë. Më 20 dhjetor 1937 u nis nga Shkodra dhe mbërriti në Torino para Krishtlindjeve. Ai shpresonte që, pasi të merrte veten, të ndiqte studimet në Fakultetin e Arteve. Por zgjidhja për shërimin e tuberkulozit do të gjendej tepër vonë për Migjenin, pikërisht pas një dekade. Pas pesë muajsh në sanatoriumin San Luixhi afër Torinos, Migjeni u transferua në spitalin Valdesian në Torre Peliçe (Torre Pellice), ku dhe vdiq më 26 gusht 1938. Vdekja e tij në moshën njëzet e gjashtë vjeç qe një humbje tragjike për letërsinë bashkëkohëse shqiptare.

Migjeni ka shkruar rreth njëzet e katër skica në prozë, të botuara nëpër revista kryesisht nga pranvera e vitit 1934 deri në pranverën e vitit 1938. Ato shkojnë nga një deri në pesë faqe, prandaj janë tepër të shkurtra për të qenë rrëfenja apo tregime. Këto skica, që nga pikëpamja letrare nuk mund të quhen të gjitha vepra të mëdha arti, pasqyrojnë preokupimet ideore kryesore të Migjenit: mjerimin dhe vuajtjet. Ai ngre zërin kundër urisë, mjerimit dhe padrejtësisë që mbretëron përreth tij duke akuzuar me zemërim të thellë e sarkazëm. 'Heronjtë' e këtyre skicave, më bindëset ndër të cilat ndoshta janë *Një refren i qytetit tem, Moll' e ndalueme, A do qymyr, zotni?, Luli i vocërr, Bukuria që vret* dhe *Puthja e cubit*, janë lypësit, vjedhësit e vegjël që kapen duke vjedhur gjësendi për të ngrënë, gra të poshtëruara, prostituta dhe foshnja që vuajnë.

Më 31 dhjetor 1936 Migjeni përfundoi edhe një dorëshkrim me titull *Novelat e qytetit të veriut*, që mbeti i pabotuar. Përveç një numri skicash që i përmendëm, ai përmbante pesë tregime më të gjata (deri në njëzet e pesë faqe), përsëri me temën e mjerimit. Ndër to janë

*Studenti në shtëpi*, një rrëfim me shtysë autobiografike për një student shqiptar që kthehet nga jashtë e që i duhet të pajtohet me karakterin çnjerëzor dhe imoral të vlerave sociale tradicionale, *Historia e njenës nga ato*, karriera e vajtueshme e një prostitute, dhe *Bukën tonë të përditshme falna sot*, një tregim klasik migjenian për skamjen dhe urinë.

Migjeni pati një fillim premtues si prozator, sidomos në trajtim temash të reja me një forcë artistike dhe demaskuese të paparë deri atëherë. Vepra e tij është me vite dritë larg romantizmit kombëtar mbizotërues për kaq shumë dekada në letërsinë shqiptare. Por vdekja e parakohëshme e preu në mes përfundimisht këtë premtim për të ardhmen.

Migjeni i kishte edhe të gjitha parakushtet për të qenë poet i madh: forca depërtuese, natyra pesimiste depresive dhe seksualiteti i shtypur. Edhe pse krijimtaria në poezi nuk është më e vëllimshme se ajo në prozë, suksesi i tij në lëmin e poezisë është më i dukshëm. Vëllimi i vetëm poetik i Migjenit, *Vargjet e lira*, Tiranë 1944, u krijua gjatë një periudhe trevjeçare, nga 1933 deri më 1935. Një botim i parë i kësaj përmbledhjeje të vogël por revolucionare, gjithsej tridhjetë e pesë vjersha, u shtyp në Shtypshkronjën Gutemberg në Tiranë më 1936 por, u ndalua menjëherë nga autoritetet dhe nuk qarkulloi kurrë. Botimi i dytë më 1944, i ndërmarrë nga Kostaq Cipo (1892-1952) dhe e motra e poetit Ollga, pati fat më të mirë. Megjithatë, atij i mungojnë dy vjersha, *Parathanja e parathanjeve* dhe *Blasfemi*, të cilat botuesi Ismail Mal' Osmani mendoi se mund të fyenin kishën. Ndërkaq botimi i vitit 1944 përfshiu tetë vjersha të tjera, të shkruara nga autori pasi botimi i parë kishte hyrë në shtyp.

Tema kryesore e librit *Vargjet e lira*, si dhe e prozës së Migjenit, është mjerimi dhe vuajtjet. Ajo është poezia e një dëshpërimi dhe vetëdije sociale të mprehtë. Ndërsa brezat e mëparshëm të poetëve u kishin kënduar bukurive të maleve shqiptare dhe traditave të larta të kombit, Migjeni ishte i pari që pa realitetin e vrazhdë të jetës, shkallën tronditëse të mjerimit, skamjen dhe sëmundjen që vërente kudo përreth. Ai ishte poet i dëshpërimit që nuk shihte rrugëdalje, që nuk kishte shpresë, sepse vetëm vdekja mund t'i jepte fund kësaj vuajtjeje. "Vuej bashkë me fëminë të cilët prindi nuk ja bleu lojnën, vuej bashkë me të riun që digjet n'erotizëm, vuej me pesdhetëvjeçarin që mbytet n'apatinë e jetës, vuej me plakun që dridhet nga friga e vdekjes, vuej me bujkun që lufton me tokë, vuej me puntorin të cilin hekuri e ndrydh, vuej me të sëmundët të gjithë sëmundjeve të krejt botës... Vuej me njeriun!"[23] Tipike për vuajtjen dhe për kotësinë e përpjekjeve njerëzore për Migjenin është *Rezignata*, një vjershë në ciklin më të gjatë të kësaj përmbledhjeje, *Kangët e mjerimit*:

"*Na shprehun të ngushlluem gjetme në vaj...*
*Mjerimet i morme në pajë*
*Me jetë... se kjo botë mbarë*
*Ndër gji t'Univerzumit âsht një varrë,*
*Ku qenja e dënueme shkrrahet rrshân*
*Me vullnet të ndrydhun në grusht të një vigan'.*
*- Një sy i stolisun me lot të kulluet së dhimbes së thelltë*
*Ndritë nga skâji i mjerimit,*
*E ka-i-herë një refleks i një mendimit të hjedhtë*
*Veton rreth rruzullimit*
*Shfrimin me gjetë mnís së vet të mnertë...*
*Por kreu varet, syn' i trishtuem mbyllet*
*E nga qerpiku një lot i kjart shtyhet*
*Rrokulliset nga ftyra, bje në tokë e thrrimet,*
*E ndër thrrimet e vogla të lotit ka një njërí lindet.*

---

23 kr. *Illyria*, Tiranë, 1934, nr. 17, 1 korrik, f. 4; dhe Pipa 1978, f. 148.

*Seicili prej tyne n'udhë të fatit të vet niset*
*Me shpresë në ngadhnim mâ të vogël, përshkon të gjitha viset*
*Kah rrugët janë të shtrueme me ferra e rreth të cilave shifen*
*Vorret të shpërlamë me lotë e të marrët që zgërdhihen.*"

Kjo është një tablo e zymtë e ekzistencës mbi dhe e mbushur me netë të errëta, lot, tym, ferra dhe baltë. Rrallë herë kalon nëpër këtë terr ndonjë puhi e freskët apo ndonjë pamje e madhërishme e natyrës. Kur natyra shfaqet në vargjet e Migjenit, atëherë ajo natyrisht shfaqet vetëm si një vjeshtë, si në vjershën *Vjeshta në parakalim*:

"*Vjeshtë në natyrë dhe vjeshtë ndër ftyra t'ona.*
*Afshon erë e mekun, lëngon i zymtë dielli,*
*Lëngon shpirt'i smum ndër krahnore t'ona,*
*Dridhet jet'e vyshkun ndër gemba të një plepi.*

*Ngjyrët e verdha losin në vallen e fundme -*
*(Dëshirë e mârrë e gjethve që një nga një vdesin!)*
*Gëzimet, andjet t'ona, dëshirat e fundme*
*Nepër balta të vjeshtës një nga një po shkelin.*

*Një lis pasqyrohet në lotin e qiellit,*
*Tundet dhe përgjaket në pasjon të vigânit:*
*"Jetë! Jetë unë due!" - e frymë merr prej fellit,*
*Si stuhi shkynë ajrin... por në fund i a nisë vajit.*

*Dhe m'at vaj bashkohet horizont' i mbytun*
*Në mjegullë përpîse. Pemët, degët e lagun*
*Me vaj i mshtjellin në lutje - por kotë! E dinë të fikun*
*Se nesër do vdesin... Vall! A ka shpëtim ndokund?!*

*Mallëngjehet syni, mallëngjehet zêmra*
*N'orën e vorreses, kur heshtin damaret,*
*E vorri naltohet nën qiella mâ t'epra*
*Me klithëm dëshprimi që në dhimbë të madhe xvarret.*

*Vjeshtë në natyrë dhe vjeshtë ndër ftyra t'ona.*
*Rrënkoni dëshirat fëmitë e jetës së varfun;*
*Rrënkoni në zije, qani mbi kufoma*
*Që stolisin vjeshtën nepër gemba të thamun.*"

Nëse nuk ka shpresë, ka të paktën dëshira të ndrydhuna. Disa vjersha, si *Të birtë e shekullit të ri, Zgjimi, Kanga e rinis* dhe *Kanga e të burgosunit* janë haptas deklamative në një mënyrë revolucionare majtiste. Këtu zbulojmë një Migjen paraardhës të poezisë socialiste ose, në fakt, në kulmin e poezisë së vërtetë socialiste në letërsinë shqiptare, shumë kohë para së ashtuquajturës periudhë të 'çlirimit' e të socializmit nga 1944 deri më 1990. Megjithatë, Migjeni nuk ishte poet socialist ose revolucionar në kuptimin politik, me gjithë revoltën dhe grushtin e shtrënguar që na tregon nganjëherë. Për këtë atij i mungonte optimizmi si dhe një farë ndjenjeje e angazhimit për veprimin politik. Migjeni ishte produkt i viteve tridhjetë, i një kohe kur intelektualët shqiptarë, ndër ta edhe ai vetë, i tërhiqte shumë Perëndimi, Evropa Perëndimore, ku ideologjitë rivale të komunizmit dhe fashizmit po ndesheshin për herë të parë në Luftën

Civile të Spanjës. Migjeni ishte i ndikuar edhe nga filozofia e së djathtës që po lindte. Në *Të lindet njeriu*, e sidomos, në ditiramb niçean, në *Trajtat e mbinjeriut*, vullneti i tij i ndrydhur e i copëtuar shndërrohet në "një dëshirë të flakët për një gen të ri", për ardhjen e Mbinjeriut:

"*Ndoshta ka me zbardhun...*
*Një agim i pritun, dit' e parathanun.*

*N'ardhmeni të trash'gueme Mbinjeriu vrehet,*
*Ndërgjegjë pa dyshime,*
*Ndërgjegjë pa trillime,*
*Me një grusht graniti që kurr nuk do thehet.*

*Një sfings i madhnueshëm, Mbinjeriu i ardhshëm,*
*Pa zêmër, pa ndjenja,*
*Syt e tij rrufena -*
*Qarkullojnë rreth rruzllit tue synue vrânshëm.*"

Një shoku trockist, Andrea Stefit (1911-1963), i cili e kishte paralajmëruar se komunistët nuk do ta falnin për vjersha të tilla, ai iu përgjigj: "Vepra e eme ka karakter luftarak edhe praktikisht, për kushtet e veçanta tonat, duhet me manovrue, pra disa herë edhe në mënyra të maskueme. Unë s'mund t'ua shpjegoj këto grupeve [komuniste]. Ata duhet t'i kuptojnë vetë. Qarkullimi i veprës sime diktohet nga imperativi i etapës shoqërore që po kalojmë. Për veten teme unë e quej veprën teme si një kontribut për bashkimin e këtyre rretheve. Në rrnosha edhe pak, Andre, vepra e eme, konspektivisht do kryhet."[24]

Kisha për Migjenin ishte një pjesë e 'sistemit' që ai e mendonte se i kish lënë në harresë vuajtjet e njerëzimit dhe ishte pikërisht ajo përgjegjëse për to. Shkollimi fetar i Migjenit dhe mësimi për prift ortodoks duket se kanë qenë krejtësisht të kundërfrytshme, sepse ai as nuk ushqente ndonjë prirje ndaj fesë as ndonjë ndjenjë të ngrohtë ndaj kishës së organizuar. Zoti për Migjenin nuk ishte tjetër veçse një gjigant me grushte graniti që dërrmon vullnetin e njeriut. Dëshmi të neverisë për Zotin dhe kishën gjenden në dy vjershat e papërfshira në botimin e vitit 1944, *Parathanja e parathanjeve*, me thirrjen plot dëshpërim "Perëndi! Ku je?", dhe *Blasfemi*:

"*Notojnë xhamiat dhe kishat nëpër kujtime tona,*
*E lutjet pa kuptim e shije përplasen për muret e tyne*
*Dhe nga këto lutje zemra zotit ende s'iu thye,*
*Por vazhdoi të rrahi ndër lodra dhe kumbona.*

*Xhamiat dhe kishat madhshtore ndër vende tona të mjerueme...*
*Kumbonaret dhe minaret e nalta mbi shtëpia tona përdhecke...*
*Zani i hoxhës dhe i priftit në një kangë të degjenerueme...*
*O pikturë ideale, e vjetër një mijë vjeçe!*

*Notojnë xhamiat dhe kishat nëpër kujtime të fetarve.*
*Tingujt e kumbonës ngatrrohen me zanin e kasnecit,*
*Shkëlqen shejtnia mbi zhguna dhe ndër mjekra të hoxhallarve.*
*O, sa engjuj të bukur përpara derës së ferrit!*

---

24 kr. *Nëndori*, Tiranë, 1955, 11, f. 68; dhe Pipa 1978c, f. 150n.

*Mbi kështjellat mijvjeçare qëndrojnë sorrat e smueme,*
*Krahët i kanë varë pa shpresë - simbojt e shpresave të humbuna*
*Me klithma të dëshprueme bajnë fjalë mbi jetë të përndueme,*
*Kur kështjellat mijvjeçare si xhixha shkëlqejshin të lumtuna.*"

Në poezinë *Kanga skandaloze* Migjeni shpreh një joshje të sëmurë ndaj një murgeshe të zbehtë e njëkohësisht kundërshtimin e mospranimin e botës së saj.

"*Një murgeshë e zbetë, që bashkë me mkatet e botës*
*Barë dhe mkatet e mija mbi supat e vet të molisun,*
*Mbi supat e verdhë si dylli që i ka puth hyjnija*
*- kaloj rrugës së qytetit si êjll e aratisun.*

*Një murgeshë e zbetë, e ftoftë si rrasa e vorrit,*
*Me sy boj-hîni si hîni i epsheve të djeg'na të gjallesës,*
*Me buzë të holla të kuqe, dy gajtana pshertimet që mbysin*
*- m'a la der' vonë kujtimin, kujtimin e ftoftë të kalesës.*

*Prej lutjesh (jo tallse!) duel dhe në lutje prap po shkon...*
*Lutjet i flejnë gjithkund: ndër sy, ndër buzë, ndër gishta.*
*Pa lutjet e saja bota kushedi ç'fat do kishte?*
*Por dhe nga lutjet e saja ende s'i zbardhi drita.*

*O murgeshë e zbetë që çon dashní me shejtent,*
*Që n'ekstazë para tyne digjesh si qiriu pranë lterit*
*Dhe u a zbulon veten... Cmirë u a kam shejtenvet!*
*Mos u lut për mue, se due pash më pash t'i bij ferrit.*

*Unë edhe ti murgeshë, dy skâje po të një litari,*
*Të cilin dy tabore i a ngrehin njeni-tjetrit -*
*Lufta âsht e ashpër dhe kushedi ku do të dali,*
*Prandaj ngrehet litari edhe përplasen njerzit.*"

Kjo vjershë është nga ato që na ndihmojnë të hedhim dritë jo vetëm mbi qëndrimin e Migjenit ndaj fesë, por edhe mbi njërin nga aspektet më tërheqëse e më pak të studiuara të jetës së poetit, mbi ndjesitë seksuale të tij më se të shtypura. Erotizmi sigurisht asnjëherë nuk ka qenë tipar i dukshëm i letërsisë shqiptare në ndonjë periudhë dhe do të ishte tepër e vështirë të përmendnim ndonjë autor shqiptar që të ketë shprehur dëshirat dhe impulset e tij intime në prozë apo poezi. Migjeni i afrohet erotizmit, ndonëse në një mënyrë të pavetëdijshme. Mendohet se poeti ka mbetur i virgjër deri në vdekjen e parakohshme në moshën njëzet e gjashtë vjeç. Në vjershat dhe prozat e tij kemi me bollëk figura grash, mjaft prej tyre prostituta fatkeqe, për të cilat Migjeni shpreh keqardhje dhe interesim seksual së bashku. Janë sytë e përlotur dhe buzët e kuqe që e tërheqin, ndërsa pjesa tjetër e trupit nuk përshkruhet kurrë. Për Migjenin, edhe seksi është vuajtje:

"*Ato dy buzë të kuqe*
*Dhe dy lote të mija*
*Qenë shenjat e dhimbjes*
*Kur më vrau bukurija*
*Kur më zû dashunija*

*E më dogji rinija.*"

Pasioni dhe epshi janë kudo të pranishëm në poezinë e Migjenit, por po aq i pranishëm është edhe spektri i intimitetit fizik të pasqyruar në formën e brengës dhe neverisë. Ja një nga pamjet e shumta shtazarake të mjerimit, ajo që përshkruhet në poezinë me 105 vargje *Poema e mjerimit*:

"*Mjerimi tërbohet në dashuni epshore.*
*Nepër skâje t'errta, bashkë me qejë, mijë, mica,*
*Mbi pecat e mbykta, të qelbta, të ndyta, të lagta*
*Lakuriqen mishnat, si zhangë, të verdhë e pisa,*
*Kapërthehen ndjenjat me fuqí shtazore,*
*Kafshojnë, përpijnë, thithen, puthen buzët e ndragta,*
*Edhe shuhet ûja, dhe fashitet etja*
*N'epshin kapërthyes, kur mbytet vetvetja,*
*Dhe aty zajnë fillin të mârret, sherbtorët dhe lypsat*
*Që nesër do linden me na i mbushë rrugat.*"

Sa përpara bëri befas letërsia shqiptare e sa u largua nga folklori i vjetër dhe artificializmat e Çajupit dhe Fishtës! Edhe pse nuk botoi as edhe një libër të vetëm sa qe gjallë, veprat e tij, që qarkulluan dorë më dorë ose në shtypin e kohës, patën një sukses të menjëhershëm. Migjeni çau rrugën për një letërsi bashkëkohore, por që do të mbytej që në embrion. Madje po atë vit që u botua vëllimi *Vargjet e lira*, fitoi në Shqipëri stalinizmi. Të shumtë janë ata që kanë bërë pandehma për ndihmesën që do të jepte Migjeni nëqoftëse do të kishte jetuar më gjatë. Kjo është një pyetje që mbetet tepër hipotetike, sepse ky zë individualist i protestës së vërtetë sociale pa dyshim do të pësonte fatin e shumë shkrimtarëve me talent të fundit të viteve '40. Vdekja e hershme e ruajti të paktën të paprekur këtë shkrimtar.

Fakti që Migjeni iku kaq i ri, e bën vlerësimin kritik të veprës së tij të vështirë. Edhe pse përgjithësisht i adhuruar, Migjeni nuk ka mbetur pa kritikë. Disa janë zhgënjyer nga proza e tij, po as gama e poezisë së tij nuk është e mjaftueshme që të na japë të drejtë ta quajmë poet universal. Arshi Pipa ka vënë në dyshim edhe vetë zotërimin e gjuhës shqipe prej poetit, kur thotë: "I lindur shqiptar në një familje me prejardhje sllave, pastaj i shkolluar në një mjedis kulturor sllav, ai përsëri pati kontakt me Shqipërinë dhe me gjuhën e kulturën shqipe si i rritur. Gjuha që fliste në shtëpi ishte serbo-kroatishtja, kurse në seminar mësoi rusishten. Ai nuk e dinte shqipen mirë. Shkrimet e tij janë plot gabime drejtshkrimi, madje edhe mjaft elementare, kurse sintaksa e tij është larg sintaksës tipike të shqipes. Çka qëndron për italishten e Italo Svevos qëndron edhe më fort për shqipen e Migjenit[25]". Kritikët stalinistë të pasluftës në Shqipëri pa u thelluar e kanë shpallur Migjenin pararendës të realizmit socialist, ndonëse nuk kanë qenë në gjendje të analizojnë shumë anë të jetës e të veprës së tij, e sidomos pesimizmin e tij shopenhauerian, simpatinë për Perëndimin, seksualitetin e tij të shtypur dhe elementin niçean, veçanërisht të dukshëm në vjershën *Trajtat e mbinjeriut*, që për 'komoditet' është lënë jashtë disa botimeve të poezisë së tij pas luftës. Ndërkohë që kritikëve të tillë u ka ardhur për mbarë me kënaqësi ta vështrojnë Migjenin si pjellë të Shqipërisë zogiste 'para çlirimit', ndjen dhimbje kur sheh qartë se 'kangët e pakëndueme' të poetit, pas dyzet e gjashtë vjetësh diktature të proletariatit, janë akoma më aktuale se kurrë ndonjëherë.

"*O kangët që fleni reliktet e mija*

---

[25] kr. Pipa 1978c, f. 134.

*Q'ende s'keni prekun as një zêmër të huej,*
*Vetëm unë me ju po kënaqem si fëmija*
*Unë - djepi i juej, ndoshta vorr'i juej.*"

Rrugën drejt bashkëkohësisë në letërsinë shqiptare e mori edhe një poet tjetër, i cili gjysmë shekulli më pas do të konsiderohet nga shumë vëzhgues si poeti më i madh i Shqipërisë në shekullin e njëzetë: **Lasgush Poradeci**[26] (1899-1987). Ky shkrimtar vdiq më 1987 në moshën tetëdhjetë e shtatë vjeç. Vitet e fundit të jetës i kaloi në qytetin e tij të dashur të Pogradecit buzë liqenit të Ohrit, duke u përkujdesur për kopshtin e vet *à la Candide* dhe duke soditur si ndërronin stinët në liqen. Valëvala e butë dhe ritmike e ujërave të liqenit kishte qenë gjithmonë një ndër burimet kryesore të poezisë së tij panteiste.

Lasgush Poradeci, pseudonim i Llazar Gushos, ka lindur në Pogradec më 27 dhjetor 1899, siç duket. Ai ndoqi një shkollë të gjuhës rumune në Manastir, Maqedoni, nga 1909 deri 1916. Në mes të Luftës së Parë Botërore, i ati, me gjithë marrëdhëniet e ndera midis shqiptarëve dhe grekëve në Shqipërinë juglindore në atë kohë, e dërgoi Llazarin e mitur në Greqi për të vazhduar shkollën, por me kusht që ajo të mos ishte në gjuhën greke. Prandaj Llazari u regjistrua në Lycée des Frères Maristes, shkollë në gjuhën frënge në Athinë, ku qëndroi deri më 1920. Për arsye shëndetësore, dy vitet e fundit të qëndrimit në Greqi nuk i kaloi në shkollë, por në një sanatorium, ndonëse në një gjendje të dëshpëruar financiare. Atje vajti me ndihmën e Sofia Shlimanit, që ishte e veja greke e arkeologut të famshëm gjerman Hajnrih Shliman (Heinrich Schliemann, 1822-1890). Pa u shëruar plotësisht, Llazari njëzetedyvjeçar u përjashtua nga sanatoriumi para kohe më 1920, pasi u kap *in flagranti* me një infermiere. Vitin tjetër poetin e ri e gjejmë në Bukuresht, tek i vëllai. Llazari dëshironte të studionte në Akademinë e Arteve të Bukura, por doli se nuk qe e lehtë për t'u regjistruar, sepse qeveria rumune, në atë valë antisemitizmi që ishte ngritur, kishte vënë kufizime për studentë nga çdo kombësi jorumune. Megjithatë, pas disa mundimesh, arriti të regjistrohej. Qëndrimi i poetit në Bukuresht do të kishte një ndikim vendimtar për të ardhmen e tij letrare. Këtu u njoh e u miqësua me poetin romantik Asdreni (1872-1947), të cilin e zëvendësoi si sekretar të kolonisë shqiptare më 1922, me tregimtarin Mitrush Kuteli (1907-1967) dhe me mjaft shkrimtarë rumunë. Gjithashtu nisi të botojë poezi në organe shtypi në gjuhën shqipe, ndër të tjera në *Shqipëri' e re*, një e përjavshme kombëtare e ilustruar që botohej në Konstancë, dhe në *Dielli* të Bostonit. Poezia e tij e kësaj periudhe po shfaqte tashmë një farë afrie teosofike me poetin lirik rumun Mihai Eminesku (1850-1889).

Një bursë nga qeveria e Fan Nolit më 1924 i dha mundësinë të vazhdonte studimet jashtë. Poradeci shpresonte të studionte nën albanologun austriak Norbert Jokl (1877-1942). Doli se katedra qe e zbrazët në atë kohë, prandaj Poradeci vazhdoi Universitetin e Gracit në Austrinë juglindore, ku u regjistrua në fakultetin e filologjisë romane e gjermane. Kaloi dhjetë vjet në Grac. Siç pohon poeti, kjo periudhë ishte koha më e mirë e jetës së tij. Në maj 1933 mbrojti doktoratën me një disertacion mbi *Der verkannte Eminescu und seine volkstümlich-heimatliche Ideologie* (Eminesku i pavlerësuar dhe ideologjia e tij popullore vendëse). Vitin tjetër Poradeci u kthye në Shqipëri dhe punoi si mësues në një shkollë të mesme në Tiranë, ku dhe jetoi gjatë luftës. Nga viti 1944 deri më 1947, vitet e para të turbullta të sundimit komunist, ai ishte i papunë dhe banoi me të shoqen në Tiranë, me rrogën e vogël të saj si mësuese. Pasi punoi për pak kohë në Institutin e Shkencave, pararendës i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, gjeti punë si përkthyes letërsie në shtëpinë botuese shtetërore 'Naim Frashëri', ku

[26] kr. Çabej 1929, ribotuar 1986-1989, vëll. 5, f. 87-89, Kuteli 1938b, Maloku 1938, Qosja 1979, f. 135-177, Hamiti 1983, f. 257-274, Raifi 1986, f. 13-31 et passim, Kolevica 1987, 1988, 1992, Matraxhiu 1991a, Kabashi 1993a, dhe Lalaj 1995.

punoi pa u ndier derisa doli në pension më 1974.

Lasgush Poradeci është autor i dy përmbledhjeve të jashtëzakonëshme me poezi. *Vallja e yjve* dhe *Ylli i zemrës*, të botuara në Rumani përkatësisht më 1933 dhe 1937. Ato janë vërtet një revolucion në poezinë shqiptare po aq sa ç'ishte përmbledhja e Migjenit *Vargjet e lira*. *Vallja e yjve* u shtyp në shtypshkronjën Albania në Konstancë me fonde të mbledhura më 1932 me ndihmën e Asdrenit e të një grupi studentësh shqiptarë në Bukuresht. Ajo përmban vjersha të shkruara e të botuara së pari në vitet 1921-1924. Vëllimi i dytë, i botuar me ndihmën e mikut të Poradecit, prozatorit Mitrush Kuteli, përmban jo vetëm krijime të mëvonëshme, por edhe mjaft nga vjershat e botimit të vitit 1933 të ripunuara. Kjo përmbledhje është sintezë e krijimtarisë më të mirë lirike të tij, ku gjejmë disa nga poezitë më melodioze, më të punuara në metrikë, të shkruara në gjuhën shqipe. Ja një shembull me notë melankolike:

"*Fluturoj dhe shtërg' i fundit, madhështor, me shpirt të gjorë*
*Dyke shkuar që me-natë sipër malesh me dëborë...*
*Iku rënd' e i përmallshmë, dhe me sqep të ti të fortë*
*Zotëriut q'i la folezën i trokiti mun në portë...*

*Pra më s'duket shpes' i fatit prapa bujqësh edhe plorësh,*
*Prapa brazdës së rrëxuar hap-me-hap prej qe malorësh;*
*Më s'dëgjohet nër ugare të kërcasë miu i hirtë,*
*Vdiq nepërka pikëlore ndaj blatisht' e shkretëtirtë.*

*Dheri-i mardhur prej thëllimi dirgjet heshtur nënë brymë,*
*Fryn veriu në pyll të thatë me zembrim e me fërtymë,*
*E si shtohet cinërima... ja! se ku dinak dh' i voçërr*
*Nëpër gardhe-e nëpër ferra dërdëllet gazmor një çoçër!...*

*O! sa hir që kishte shtërgu, aq fisnik me shtat të gjorë,*
*Kur bariste dal-nga-dale - posi dhëndër me kurorë!...*
*E kur pranë-i vinte krilla, që shëndrij më kraharuar,*
*Me sy lart, me hap të matur - posi vash' e nusëruar!...*"

Vendi i Poradecit në letërsinë shqiptare nuk është përcaktuar kurrë në mënyrë të kënaqshme. Ngjasonte pak me bashkëkohësit si romantikun Asdren, politikun Fan Nol dhe mesianikun Migjen. I mbrujti letrat shqiptare me një element ekzotik të panteizmit mistik, duke sjellë atë çka ai e quante metafizikë të harmonisë krijuese. Cili poet tjetër shqiptar i kohës do t'ia kushtonte energjitë e veta studimit të sanskritishtes për të kuptuar vedat? Poezia e Poradecit hedh një urë metafizike nga gjendjet shpirtërore të rënda të ekzistencës tokësore në sferat e larta të së madhërishmes, në burimin e të gjitha energjive krijuese. Një pjesë e mirë e saj është poezi e gjendjes shpirtërore dhe e çastit, si p.sh. *Dimër*:

"*Shpirti im që sot u mbyll*
*Dhe gëzimin m'a përzuri.*
*Nëpër mal e nëpër pyll*
*Zu dëbora prej qëkuri.*

*Bjenë flokët një-nga-një*
*Mi katundin e shkretuar.*
*Dyke mardhur nënë të*
*Dheri fjet e ri mbuluar.*

*Fjet nga-dal e shpirti im,*
*Dhe në zi pikoj si fleta,*
*Pa më s'qit as pipëlim*
*Tërë fili, tërë jeta.*

*Në kaq heshtje-e qëtësi*
*Ndjej vajtimthin e një shpesi:*
*Psherëtin me zë të ti*
*Jet' e trembur se mos vdesi...*"

Në brendësi të thellësive të veprës së Lasgush Poradecit janë ujërat e liqenit të Ohrit. Aty, në qytetin e Pogradecit, kaloi vitet e rinisë, jo larg nga ku rrëzë Malit të Thatë merr rrugën lumi Drin, e jo më shumë se disa kilometra nga manastiri i famshëm mesjetar i Shën Naumit që ndodhet tamam tek vija e kufirit. Po aty kaloi në pension verat e fundit të jetës, në një shtëpi gjysmë të rrënuar me arkitekturë ballkanase, duke u kujdesur për kopshtin e duke çapitur përgjatë bregut të liqenit me qenin nga pas. Në vjershën *Poradeci*, kushtuar qytetit të lindjes, dhe natyrisht liqenit, vjersha tipike për mjeshtërinë e tij në punë të metrikës, ai shkruan:

"*Perëndim i vagëlluar mi Liqerin pa kufir.*
*Po përhapet dal-nga-dale një pluhúrë si një hije.*
*Nëpër Mal e nër Lëndina shkrumb' i natës që po bije,*
*Dyke sbritur që nga qjelli përmi fshat po bëhet fir...*

*E kudó krahin' e gjërë më s'po qit as pipëlim:*
*Në Katund kërcet një portë... në Liqer hesht një lopatë...*
*Një shqiponjë-e arratisur fluturon në Mal-të-Thatë...*
*Futet zemra djaloshare mun në fund të shpirtit t'im.*

*Tërë fisi, tërë jeta, ra... u dergj... e zuri gjumi...*
*Zotëroj më katër anë errësira...*
*Po tashi:*
*Dyke nisur udhëtimin mes-për-mes nër Shqipëri,*
*Drini plak e i përrallshëm po mburon prej Shëndaumi...*"

Liqeni i Ohrit vazhdimisht e tërhiqte dhe e magjepste poetin, çdo moment e çdo ditë. Ai hetonte çdo nuancë, çdo pasqyrim të dritës në valët e në thellësitë e ujërave të tij llamburitëse, dhe sodiste si binte mbi të hija e maleve përreth. Aty, në një varr të thjeshtë, që sheh nga ujërat e liqenit, të cilit i kushtoi vjershën e pashoqe *Mëngjes*, prehet sot poeti.

"*Si shpirt' i zi në kraharuar,*
*U mbyll liqeri nënë male.*
*Ndaj fund' i ti e pasqyruar,*
*Po shuhet nata me-nga-dale.*

*E shoh ku vdes e ku po vuan,*
*E syt' e saj dyke pulitur;*
*E syt' e saj q'u mavijuan,*
*Jan' yjt' e qjellit të venitur.*

*Tashi dh' agimi llambaritës*

*Po svagullon në fund liqeri,*
*Po tretet tinës yll' i dritës*
*Posi një sumbull prej sheqeri.*

*Pra ja! pra ja! se dita ndezi,*
*Se fund' i ujit vetëtiti,*
*Se posi lajmëtar - mëngjezi,*
*Del zogu-i bardh' i një nositi...*"

Fëmijë eklektik i kohës së vet, Poradeci ishte dhe mbetet një nga paradokset e letërsisë evropiane juglindore. Kritiku nga Kosova Rexhep Qosja ka thënë me vend për poetin se ai "ndien si romantik, mendon si klasiçist, asht i vetmuem dhe i hermetizuem shpirtnisht si simbolist dhe i kujdesshëm e fanatik ndaj formës së vargut si parnasist. Asht eklektik dhe origjinal në çdo pikëpamje."[27]

Përveç dy përmbledhjeve poetike kryesore Poradeci botoi poezi në revista letrare në fund të viteve tridhjetë dhe dyzetë, sidomos në revistën e përmuajshme kulturore të Branko Merxhanit *Përpjekja shqiptare*. Por me ardhjen e stalinizmit, pena e nderuar e Lasgushit do të fillonte të shterronte. Edhe pse fshehurazi lëvdohej nga mjaft kritikë e specialistë, ky estet romantik, pa ndonjë vlerë ideologjike për partinë, nuk gëzoi kurrë miratimin e dogmatikëve marksistë të pasluftës. Ata nuk qenë në gjendje t'i kuptonin veprat e tij, kurse poeti vetë thuhet se e kishte më lehtë të thyente lapsin sesa të shkruante atë lloj poezie që donin 'ata'. Një numër i pakët krijimesh dukeshin herë pas here në shtypin letrar të Tiranës, në *Drita* dhe në *Nëntori*, të para me lente para botimit nga censorët partiakë, por fusha kryesore e veprimtarisë në periudhën socialiste ishte, dashur pa dashur, ajo e përkthimit të poezisë, liman ky i sigurt për heretikët letrarë. I zhytur vetë në heshtje, ai shqipëroi poezi nga Aleksandër Pushkini, Mihail Lermontovi, Aleksandër Blloku, Adam Mickeviçi, Johan Volfgang fon Gëte, Hajnrih Hajne, Lenau, Bertold Brehti, Viktor Hygoi, Alfred de Myse, Lord Bajroni, Robert Bërnsi, Persi Bishe Sheli dhe Mihai Eminesku. Lasgush Poradeci vdiq në varfëri të plotë në shtëpinë e vet në Tiranë me 12 nëntor 1987, duke pasur pranë vetëm dy vajzat e tij, Kostandina dhe Maria.

Përveç poezisë për natyrën dhe asaj me tone metafizike, të ripunuara e ribotuara në sa e sa variante, Poradeci gjithashtu është autor i shumë vjershave për dashurinë, si dhe i disa poezive me temë kombëtare, gjithsej rreth njëqind. I pëlqenin fjalët dhe shprehjet arkaike, por gjente kënaqësi të veçantë edhe në neologjizma e në përqasje të reja të emrave për të krijuar efekte të pazakonta. Në kohën e vet me to pati rezultat befasues e të mahnitshëm, e u pëlqye menjëherë. Epoka e romantikës kombëtare, që ishte ushqyer nga një plejadë poetësh rilindës të ndryshëm nga talenti, po vinte tani drejt fundit të vet.

Temat e Poradecit, struktura dhe gjuha e poezisë së tij harmonizoheshin mjaft me letërsinë gojore të Shqipërisë së jugut, sidomos me poezinë popullore toske, nga e cila u frymëzua shumë. Mitrush Kuteli, që i redaktoi librin *Ylli i zemrës*, e quajti "i vetëmi poet shqiptar që mendon, flet e shkruan vetëm shqip.[28]" Lasgush Poradeci është njëherazi artist me shtat të vërtetë evropian. Ai bashkërendonte ndjeshmërinë fjalësore të Sharl Bodlerit (Charles Baudelaire, 1821-1867), filozofinë estetike të formës dhe elegancën e hollë të Stefan Georges (Stefan George, 1868-1933), humanizmin dhe filozofinë e Naim Frashërit dhe pavdekshmërinë kozmografike të mjeshtrit të tij, Mihai Eminesku. Studiuesi Eqrem Çabej (1908-1980) ka thënë

[27] Qosja 1979b, f. 144.

[28] *Ylli i zemrës* 1939, f. 152.

se ai ishte "shkrimtar, të cilin Shqipëria do t'ia falë njëherë botës,[29]" ndonëse poezia e Poradecit nuk përkthehet lehtë, koha mund ta provojë se Çabej ka pasur të drejtë.

## 10.6 Poetë të tjerë shqiptarë të kohës para marrjes së pushtetit nga komunistët

Bazat e arsimimit që hodhi Kisha Katolike në Shkodër në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë duket se kishin dhënë fryte në periudhën e pavarësisë. Shqipëria e veriut, e sidomos rajonet e izoluara të malësive të veriut, me kulturën unikale fisnore, kishte mbetur gjithmonë prapa jugut më të përparuar nga pikëpamja arsimore, madje edhe sot ende kështu është. Ndërkaq, në të tretën e parë të shekullit të njëzetë, Shkodra vetë e linte në hije kryeqytetin e ri të vendit, Tiranën, si nga ana arsimore ashtu edhe nga ajo kulturore.

Rol themelor në përparimin kulturor të veriut luajti kleri katolik i cili, me mbështetjen e qarqeve kishtare nga Austria dhe Italia, i hapi rrugën qytetit gjysmëkatolik e gjysmëmysliman dhe krahinës përreth jo vetëm për arsim zyrtar e për institucione botuese e kulturore, por edhe për hyrjen e një game të gjerë idesh të reja Perëndimore. Letërsia shqiptare vazhdoi të përfitojë nga kujdesi që tregonin për të etërit françeskanë dhe jezuitë, sikundër kishte përfituar në shekullin e nëntëmbëdhjetë, kur pjesëtarë me ide kombëtare të klerit katolik, si Pjetër Zarishi (1806-1866), Leonardo de Martino (1830-1923), Ndue Bytyçi (1847-1917) dhe Preng Doçi (1846-1917), kishin qenë ndër të parët në atë kohë, që krijuan dhe botuan poezi të shquar në shqip, duke mos u përqendruar tërësisht në tema fetare. Figura që zinin vendin e kreut në kulturën shkodrane e në letërsinë shqiptare në përgjithësi midis dy luftërave, ishin ati françeskan Gjergj Fishta (1871-1940), zëri i kombit, si dhe prozatori me formim jezuit Ernest Koliqi (1903-1975). Por pati edhe mjaft të tjerë, që dhanë ndihmesë për zgjimin e një kulture shqiptare të pavarur në Veri, dhe në veçanti qenë tre poetë katolikë: Vinçenc Prennushi (1885-1949), Lazër Shantoja (1892-1945) dhe Bernardin Palaj (1894-1947).

Dhjetëvjeçarët e fundit të kulturës katolike shkodrane e të zhdukjes së saj pas marrjes së pushtetit nga komunistët duket se do t'i përfaqësonte sot, më shumë se kushdo tjetër, një shkrimtar katolik po nga Shkodra. Poet, folklorist dhe përkthyes, **Vinçenc Prennushi**[30] (1885-1949), emri i shkruar edhe *Prenushi* dhe *Prendushi*, lindi më 4 shtator 1885 në Shkodër dhe studioi në një kolegj katolik në Austri. Më 25 mars 1908 u shugurua prift françeskan. I magjepsur nga kultura gojore e Shqipërisë së veriut, Prennushi nisi të mbledhë këngë popullore nga fiset veriore. Përmbledhja e një materiali folklorik u botua nga arkeologu dhe historiani austriak Karl Paç (Carl Patsch, 1865-1945) në vëllimin *Kângë popullore gegnishte*, Sarajevë 1911, dhe solli një ndihmesë të madhe për studimin e letërsisë gojore shqiptare. Prennushi gjithashtu shkroi artikuj me tema të ndryshme për shtypin katolik të kohës, në periodikë të Shkodrës si *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit, Hylli i Dritës, Posta e Shqypniës* dhe *Zâni i Shna Ndout*.

Në karrierën e tij ekleziastike Vinçenc Prennushi shërbeu si provincial nga 1929 deri më 1936. Më 19 mars 1936 u emërua peshkop i Sapës, kurse më 1940 kryepeshkop i Durrësit, duke u bërë kështu një nga dy dinjitarët më të lartë të Kishës Katolike në Shqipëri.

---

29 *Gazeta e re*, 22 shkurt 1929, f. 3.

30 kr. A. Çapaliku 1996.

Më 1924 Prennushi botoi një vëllim me poezi lirike të holla në dialektin gegë, me titullin *Gjeth e lule*, Shkodër 1924, i cili u ribotua më 1931. Kjo përmbledhje me gjashtëdhjetepesë vjersha përmban poezi me frymëzim kombëtar dhe fetar. Vjershat e tij me temë atdheun të kujtojnë motivet e zakonshme të poezisë së Rilindjes si Skënderbeun, flamurin, vetëmohimin për atdheun nën zgjedhë, dhe shpesh kanë më fort një tingëllim luftarak sesa françeskan. Vjersha të tilla u bënë popullore në kohën e vet dhe shumë prej tyre recitoheshin në publik, si p.sh. *Grueja shqiptare* 1918, në të cilën një vashë i kalon ditët duke qëndisur një flamur shqiptar kuqezi, por, me merakun për atdheun vdes nga hidhërimi dhe e mbulojnë në varr me atë flamur. Vjershat e tij fetare përshkohen më shumë nga përjetimet shpirtërore sesa nga idetë dhe kanë karakter përsiatës. Mjaft prej tyre trajtojnë tema tipike katolike si shpëtimtari në kryq, Shën Mëria, Shën Françesku i Asizit dhe Duns Scotus. Toni i përgjithshëm i këtyre vjershave, disa prej të cilave kanë përsiatje të mprehta mbi kotësinë e ekzistencës mbi dhe, është më fort i zymtë e i trishtuar, se i qetë e optimist.

Nga përkthimet e Prennushit, mund të përmendim dramën në pesë akte për fëmijë *E Trathtuemja*, Shkodër 1919, nga italishtja *Tradita*, 1903, nga një T. A. Rolando, si dhe përkthimet e tij në shqip të romanit *Quo vadis*, Shkodër 1933, nga fituesi i Çmimit Nobel Henrik Shenkieviç (Henryk Sienkiewicz, 1846-1916); të romanit *Fabiola*, 1924-1925, nga kardinali Nikolas Uajzmen (Nicholas Wiseman, 1802-1865); i *Dreizehnlinden* të poetit minor gjerman Fridrih Vilhelm Veber (Friedrich Wilhelm Weber, 1813-1894), poemë epike për futjen e kristianizmit te saksonët; dhe i *Le mie prigioni*, kujtime të poetit dhe dramaturgut italian Silvio Peliko (Silvio Pellico, 1789-1845).

Sipas bashkëkohësve Vinçenc Prennushi ishte njeri i virtytshëm dhe modest dhe gëzonte respekt të madh në popullsinë katolike. Me gjithë rangun e lartë që zinte në hierarkinë kishtare, ai nuk ishte aktiv në politikë. Megjithatë u arrestua nga autoritetet komuniste, u torturua e u dënua nga një gjykatë ushtarake në Durrës me njëzet vjet burg e punë të rëndë si armik i popullit. I dobësuar prej kushteve të burgut e i sëmurë nga astma dhe zemra, kryepeshkopi gjashtëdhjetetrevjeçar vdiq në spitalin e burgut më 19 mars 1949.[31]

**Lazër Shantoja**[32] (1892-1945) ishte një poet, eseist e përkthyes nga Shkodra që, edhe pse i talentuar, botoi pak. Lindur më 2 shtator 1892, ai studioi në *Kolegjian Papnore Shqyptare* të jezuitëve në Shkodër, ku për mësues pati Ndre Mjedën (1866-1937) dhe Anton Xanonin (1862-1915), të cilët e ushqyen me dashuri për gjuhën amtare e për gjuhët e huaja. Shantoja studioi për teologji në Insbruk dhe u shugurua prift më 1920. Më tej, ai punoi në disa famulli fshati në Shqipërinë e veriut, sidomos në Sheldi, në lindje të Shkodrës. Prift me temperament, ai e donte muzikën dhe njihej në krahinë si 'prifti me piano', sepse e panë kur solli pianon në fshat ngarkuar mbi një mushke. Kur Lazër Mjeda, i vëllai i poetit Ndre Mjeda, u emërua kryepeshkop i Shkodrës më 1924, Shantoja u caktua sekretar personal i tij. Ndër detyrat e tij në Shkodër ishte që të merrte pjesë aktive në të përjavshmen demokratike katolike *Ora e maleve*, e themeluar në prill 1923 nga Ernest Koliqi (1903-1975) dhe Anton Harapi (1888-1946). Këtë e kreu duke botuar artikuj me stil të fuqishëm dhe ironi të hollë shkodrane. Në dhjetor 1924, kur erdhi në fuqi me anën e grushtit të shtetit Ahmet Zogu (1895-1961), Lazër Shantoja, si shumë intelektualë të tjerë të kohës, iku në mërgim, në fillim në Jugosllavi e në Austri. Në janar 1928 në Vjenë nisi të botojë një të përdyjavshme të një grupi politik të pavarur mërgimtarësh shqiptarë me titull *Ora e Shqipnisë*, por kjo e pati jetën të shkurtër. Më pas Shantoja vijoi në Zvicër, ku, i shoqëruar nga e ëma plakë shkodrane, shërbeu si kapelan në Bernë.

---

31 Për një përshkrim të viteve të fundit dhe të vdekjes, kr. Pipa në Sinishta 1976, f. 79-90.

32 kr. Koliqi në Sinishta 1976, f. 110-117, dhe Koliqi 1986-1987.

Lazër Shantoja përmendet si stilist i shkëlqyer, mjaft i ngjashëm me Ernest Koliqin, ndonëse numri tepër i vogël i botimeve dhe largimi për një kohë të gjatë nga Shqipëria e kanë vënë disi në skaj të letërsisë shqiptare. Ai është autor i disa prozave me stil mjaft të shkathët, si *Grueja*, dhe i disa lirikave të holla, të shpërndara nëpër faqet e shtypit të Shkodrës, si në *Hylli i Dritës*, *Zâni i Shna Ndout* dhe *Leka*. Me pseudonim ai botoi një varg tingëllimash dashurie kushtuar një vajze në Shkodër. Libri i tij me 180 faqe *Për natë kazanesh*, Shkodër 1919, është një përmbledhje humoristike anekdotash dhe proverbash. Mjaft të pëlqyera janë përkthimet e tij, kryesisht nga gjermanishtja. Ndër to janë *Wilhelm Tell* (Vilhelm Tel ) dhe *Das Lied von der Glocke* (Kënga e kumborës) nga Fridrih Shileri (1759-1805), dhe *Hermann und Dorothea* (Herman dhe Dorotea, 1936) si dhe pjesë të *Faustit* nga Johan Volfgang fon Gëte (1749-1832). Fan Noli i palodhur (1882-1965), vetë përkthyes i shquar, e kishte nisur e pastaj e kishte lënë një përkthim të *Faustit* kur qe në mërgim në Berlin pas rrëzimit të qeverisë së vitit 1924. Kur e lexoi përkthimin e Shantojës, ai i dërgoi një letër në Zvicër për t'i shprehur admirimin e tij:

> *"Nuk gjej fjalë për të të uruar për përkthimin tënd në shqip të poezisë veçse duke të siguruar se, po ta dinte shqipen, gjigandi i Veimarit do të të falenderonte ty, një Nerval shqiptar, për këtë përkthim."*

Pas një kohe të gjatë jashtë Shantoja nuk u tregua i arsyeshëm kur mori vendimin për t'u kthyer në Shqipëri më 1940. U vendos me të ëmën në Tiranë. Katër vjet më pas, u arrestua prej autoriteteve komuniste, u torturua në mënyrë të pamëshirshme dhe u pushkatua në pranverën e vitit 1945.

Një poet tjetër françeskan i dhënë me mish e me shpirt pas folklorit ishte **Bernardin Palaj**[33] (1894-1947). Lindi më 2 tetor 1894 në malësinë e Shllakut dhe filloren e kreu në shkollën e etërve françeskanë në Shkodër, që më pas u njoh me emrin *Collegium Illyricum*, të drejtuar nga Gjergj Fishta. Françeskanët e dërguan për të vazhduar të mesmen në Zalcburg (Salzburg) të Austrisë, kurse për shkollim fetar - në Insbruk. U bë anëtar i urdhërit françeskan më 15 shtator 1911 dhe u shugurua prift në gusht 1918. Me t'u kthyer në Shqipëri, Palaj punoi si prift famullie në malësi, kurse më pas si mësues i shqipes dhe i latinishtes në *Collegium Illyricum*.

Sikundër Vinçenc Prennushi e Shtjefën Gjeçovi (1874-1929), Bernardin Palaj gjatë udhëtimeve më këmbë nëpër malësi mblodhi këngë popullore dhe shkroi artikuj për letërsinë gojore gegërishte e për zakonet fisnore. E tërhoqën sidomos *Këngët e kreshnikëve*, cikli i epikës heroike të Mujit e të Halilit, të cilat i botoi bashkë me Donat Kurtin (1903-1969) në *Kângë kreshnikësh e legenda*, Tiranë 1938.

Palaj është edhe autor lirikash klasike dhe elegjike, në pjesën më të madhe të botuara në vitet tridhjetë në revistën françeskane *Hylli i Dritës*. Kjo poezi me muzikalitet harmonik dhe përsosmëri teknike, si ajo e poetit italian Xhozue Karduçi (Giosuè Carducci, 1835-1907), dëshmon për përfytyrimin atdhetar mbi të kaluarën historike dhe për kulturën e pasur vendëse të popullit të vet. Vjersha e parë e tij *Prej burgut të jetës*, e botuar më 1933 me pseudonimin Kukel Lapaj, është një himn fetar 248-vargjesh për rënien e njeriut dhe shpërblimin. Ajo mbyllet me thirrjen:

> "*O njeri i shkretë! Mbate, si të duesh ket jetë:*
> *Ká rruga kjo qi të qesin në Hind - te Leka,*
> *Te Çezari në Romë, a larg atje m'nji detë,*
> *Nji Napoljon kû e xûni në ngûjim deka.*

---

[33] kr. K. Gurakuqi 1953, Koliqi 1972a dhe Palaj 1969.

*Kot u rrek njeri gjithnduersh per të diktuem*
*Se kû i ká shtonet e veta lumnija!*
*Në daç shoq me kênë me Zotin e mishnuem,*
*'Kalo tuj bâ mirë!' - kshtu urdhnon Perendija!*"

*Valët e nji shpirtit*, me 1533 vargje, e vitit 1934 u kushtohet perandorëve romakë me prejardhje ilire, sidomos Konstandinit të Madh (mbretëroi 307-337), i cili futi krishterimin në Evropë. Viti 1937 qe mjaft prodhimtar për Palajn. Atë vit ai botoi: *Moskë - Alkazar*, me 893 vargje, për rrethimin e akademisë ushtarake Alkazar në Toledo kur po shpërthente lufta civile në Spanjë, një ngjarje në korrik 1936 që tronditi keqas pjesën profashiste të klerit katolik të Evropës jugore; *Vorreve të flamurit* dhe *Kuq e zi*, himne kombëtare me rastin e njëzetepesë-vjetorit të pavarësisë së Shqipërisë, në të cilat poeti i bën thirrje *zanës* për të nderuar varret e dëshmorëve të kombit. *Ndërmjet të Shën Gjergjavet*, me 1184 vargje, shkruar më 1938, përmban skena të freskëta baritore me dritë e ngjyrë në prag të ditës së Shën Gjergjit në pranverë. Nga respekti për mësuesin e tij Gjergj Fishta, Palaj nuk shkroi mjaft poezi epike, edhe pse afria me botën magjike të rapsodive të Mujit e të Halilit i pati zgjuar talentin dhe prirjet për atë lloj poezie. Fishta vdiq më 30 dhjetor 1940, ngjarje që e preku thellë Palajn. Me këtë rast ai shkroi për nder të tij elegjinë me 1180 vargje *Kah nata e vetme*. Edhe këtu kemi përsëri *zanën*, muzën e adhuruar të Fishtës e të kombit shqiptar, që vajton për fatin mizor dhe vetminë e varrit sipas traditës së *gjâmës*, këngëve të vajtimit të letërsisë gojore gege. Poezia e Palajt është redaktuar nga Angjela Çirinçone (Angela Cirrincione) në vëllimin shqip-italisht *Opere*, Romë 1969 (Vepra).

Në vitet e luftës, Palaj botoi edhe një numër studimesh etnografike për kanunin, mitet dhe legjendat. Në vjeshtë 1944, pasi kishte humbur çdo shpresë se forcat antikomuniste mund të fitonin dhe duke e ndier se fundi qe afër, iu zbraz Karl Gurakuqit (1895-1971) me lotë në sy:

*"Do të tërhiqem në nji famulli të malevet të mija të dashuna dhe aty ku mbahet gjallë fryma e shpirti arbnuer, në kontakt me popullin e thjeshtë, do të vijoj punën e nisun tash sa e sa vjetë, tue e gjurmue në historìn, në folklorën e sidomos në Kanunin. Do të përplotsoj e do të sistemoj rapsodìt, qi unë i kam mbledhë me kujdes tash sa kohë.*[34]"

Bernardin Palaj u arrestua në Shkodër, u keqtrajtua rëndë e u dënua me vdekje për tradhti. Vdiq në dhjetor 1947 në një burg të Shkodrës.

Këta tre poetë katolikë, Vinçenc Prennushi, Lazër Shantoja dhe Bernardin Palaj mund të themi se simbolizojnë një numër të madh studiuesish dhe shkrimtarësh të dorës së dytë nga gjiri i klerit katolik, që qenë aktivë në fushën e kulturës e të arsimit deri më 1944 dhe që dhanë ndihmesë të rëndësishme për letrat shqiptare. Vdekja e këtyre tre burrave, krahas vdekjes së dialektit gegë si gjuhë letrare, simbolizon gjithashtu fundin e shkrimit katolik shkodran si rrymë në letërsinë shqiptare e madje edhe të epokës së artë të kulturës katolike shkodrane në Shqipëri.

Por jo vetëm poetët katolikë do të vuanin në duart e sundimtarëve të rinj antiintelektualë. **Gjergj Bubani** (1899-1954), i njohur edhe si *Jorgji Bubani*, ishte një poet toskë, që studioi në Athinë. Madje vjershat e para i shkroi greqisht. Pasi u shpërngul në Rumani, e cila tërhoqi mjaft intelektualë shqiptarë në dekadat e para të shekullit të njëzetë, Bubani punoi për të përjavshmen kombëtare shqiptare *Shqipëri' e re*, e botuar në fillim në Bukuresht, kurse nga korriku 1920 në Konstancë prej studiuesit Ilo Mitkë Qafëzezi (1889-1964). Në janar 1922 hapi një organ periodik të ri me emrin *Dodona*, sipas emrit të orakullit grek të lashtësisë në Epir, kurse në mars 1926 hapi revistën *Zëri shqipëtar*, që pati jetë të shkurtër. Gjithashtu punoi

34 *L'Albanie libre,* 25 tetor 1953, f. 3.

si sekretar i konsullatës shqiptare në Konstancë e më pas për njëfarë kohe në konsullatën në Sofje. U kthye në Konstancë buzë Detit të Zi dhe u bë kryeredaktor i gazetës *Shqipëri' e re*, në të cilën bashkëpunoi me artikuj të nënshkruar me nofkën Brúmbulli. Bash në këtë gazetë dhe në *Dodona* dolën vjershat e para satirike të tij. Bubani gjithashtu përktheu pjesë teatrore e tregime nga rusishtja dhe rumanishtja, sidomos vepra të Viktor Eftimiut (1889-1972), dramaturg rumun me prejardhje shqiptare. Gjergj Bubani, shkrimet letrare të të cilit ende nuk janë mbledhur e redaktuar në formën e një vëllimi, nuk arriti për fat të keq të shohë ndonjë kulm të krijimtarisë së tij letrare. Me t'u kthyer në Shqipëri më 1945, u arrestua me akuzën e bashkëpunimit politik dhe u dënua me pesëmbëdhjetë vjet burg, ku edhe vdiq.

Poeti satirik dhe diplomati **Ali Asllani** (1884-1966)[35] nga Vlora është autori i njërës prej veprave poetike më të këndshme të letërsisë parakomuniste shqiptare, i poemës rrëfimtare me frymë të ngrohtë popullore e familjare *Hanko Halla*, Tiranë 1942. Asllani u shkollua në Janinë dhe në Stamboll para se të punonte si nëpunës në administratën osmane. Më 1912 ai bashkëpunoi me qeverinë e parë të pavarur shqiptare të Ismail Qemal bej Vlorës (1844-1919), kurse më pas pati disa detyra shtetërore. Në vitet tridhjetë ai përfaqësoi Shqipërinë në misionet diplomatike jashtë, si konsull në Trieste e si ambasador në Sofje dhe në Athinë. Ndonëse Asllani ka shkruar disa lirika dashurie të ndjera[36], ai përmendet në radhë të parë për *Hanko Hallën* me ritmin e gjallë njëmbëdhjetërrokësh e me fjalorin e pasur popullor. Ky rrëfim plot humor në vargje pasqyron mundimet dhe frikën e një zonje energjike nga derë e madhe, që është vazhdimisht në mospajtim me modat e mënyrat e reja të jetesës. E rritur në një shoqëri patriarkale tradicionale, ajo mbetet gojëhapur nga risitë që sjell në jetë rinia, e njëherazi vë në lojë konservatorizmin e vet. *Hanko Halla* hyn në radhën e poezisë më të mirë të këtij zhanri në letërsinë shqiptare.

Një poet shkodran, që ndryshe nga të tjerë nuk ishte pjesëtar i klerit katolik, ishte **Gaspër Pali** (1916-1942). I lindur në Shkodër më 14 gusht 1916, Pali botoi vjershën e parë të brishtë në moshën njëzetvjeçare në të përdyjavëshmen e Korçës *Rilindja*. Më 1940 kreu studimet për letërsi në Firence dhe u kthye në Shkodër, ku punoi si mësues në gjimnazin e shtetit më 1941-1942. Pas dy vjetësh u mposht nga tuberkulozi, mjaft i përhapur në Shqipërinë e veriut në atë kohë. Nëntëmbëdhjetë vjershat e Palit u botuan në vëllimin *Hyjt mbi greminë*, Tiranë 1959. Ndër to gjenden vjersha meditative e intime të mallit për Shkodrën, por poezia e tij ndryshon në thelb nga shfrimet sentimentale për kombin të epokës së Rilindjes. Pali ishte poet i kohës së vet dhe një poet në zhvillim. Karriera e tij e shkurtër si mësues e si shkrimtar u mbyll shumë shpejt më 21 korrik 1942, kur vdiq në moshën njëzet e gjashtë vjeç.

Nga Vlora është poeti **Nexhat Hakiu** (1917-1978), i njohur edhe si Nexhat Haki Mahmudi, autor i një vëllimi me poezi të gjallë e spontane me titull *Këngët e zambares*, Tiranë 1939, një përmbledhje e ribotuar më pas me titullin *Zëri i fyellit*, Tiranë 1959. Më vonë, Hakiu, poezia e të cilit është me ndikim të fortë nga poezia gojore toske, botoi edhe vëllimin *Fjala ime*, Tiranë 1961, por që pati sukses më pak.

Ndër shumë poetë aktivë para ardhjes në pushtet të komunistëve mund të përmenden: **Kristaq Cepa** (1908-1988), satirik i majtë nga Korça, i njohur në mes të viteve tridhjetë me pseudonimin *Kapa*; **Vedat Kokona** (l. 1913), prozator dhe përkthyes i shkolluar në Francë; **Petro Marko** (1913-1991), anarkist dhe veteran i luftës civile të Spanjës, të cilit Migjeni i pati thënë: "Vajtja jote në Spanjë është poema jote më e bukur"; **Andrea Varfi** (1914-1992), poet i majtë që, edhe pse u burgos së bashku me Petro Markon pas luftës, u bë ndër shkrimtarët kryesorë të realizmit socialist; **Veli Stafa** (1914-1939), revolucionar komunist i njohur në

---

35 Ditëlindja e Asllanit jepet e ndryshme, herë 1882 e herë 1884.

36 kr. Plasari 1991a.

shkrime me emrin *Platonicus*, që vdiq nga tuberkulozi në moshë të re; i vëllai **Qemal Stafa** (1920-1942), figurë revolucionare dhe autor poezish e skicash në prozë, nën pseudonimin *Brutus*; **Dhimitër Shuteriqi** (l. 1915) nga Elbasani, që më pas do të bëhej historian letrar 'zyrtar' i Shqipërisë socialiste; **Aleks Çaçi** (1916-1989), poet i viteve të para të realizmit socialist; **Arshi Pipa** (l. 1921), studiues dhe kritik, që u burgos për dhjetë vjet pas lufte dhe u arratis më 1958 në Shtetet e Bashkuara; **Vehbi Bala** (1923-1990) nga Shkodra; **Jusuf Luzaj** (l. 1913), autor i përmbledhjes sentimentale me 293 faqe *Rrëfimet*, Korçë 1937; gazetari **Thanas Konomi**; **Manush Peshkëpia** (1910-1951), i burgosur e më pas i pushkatuar gjatë reprazaljeve pas bombës së hedhur në ambasadën sovjetike në shkurt 1951; i vëllai **Nexhat Peshkëpia** (1908-1970); dhe juristi **Kudret Kokoshi** (vd. 1991) nga Vlora, i burgosur edhe nga fashistët, dhe më pas nga komunistët.

## 10.7 Ernest Koliqi, Mitrush Kuteli dhe proza e periudhës së pavarësisë

Poezia ka zënë kurdoherë kryet e vendit në letërsinë shqiptare. Një nga mospërputhjet më të dukshme në zhvillimin historik të shkrimit shqip ka qenë ajo midis zhvillimit të vrullshëm të poezisë dhe ecjes jashtëzakonisht të ngadalshme të prozës. Këtë dukuri e vemë re që nga letërsia e vjetër e shekujve të gjashtëmbëdhjetë dhe shtatëmbëdhjetë deri në gjysmën e dytë të shekullit të njëzetë. Edhe pse autorët klasikë të shekullit të shtatëmbëdhjetë, në veçanti Pjetër Budi (1566-1622) dhe Pjetër Bogdani (rreth 1630-1689) hodhën vërtet themelet e prozës shqiptare me përkthime fetare e me proza origjinale me nivel artistik, proza letrare origjinale deri në fillim të shekullit të njëzetë mbeti një dukuri anësore. Romanet e para shqiptare, krijime të gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, ose qenë shkruar në gjuhë të huaja si ai i Sami Frashërit në turqishte *Taaşşuk-u Tal'at ve Fitnat* (Dashuria e Talatit me Fitneten) i botuar më 1872, dhe si ai i Pashko Vasës në frëngjishte *Bardha de Témal, scènes de la vie albanaise*, Paris 1890 (Bardha e Temalit, skena nga jeta shqiptare), ose mbetën të pabotuara, si ai i Françesk Antonio Santorit *Sofia Kominiate*, me 282 faqe dhe i papërfunduar. Gazetaria e fundit të shekullit të nëntëmbëdhjetë dha mundësi për të hedhur themele të forta për prozën moderne, ndonëse grupi i parë i prozës së vërtetë letrare doli vetëm në fillim të shekullit të njëzetë me veprat e dom Ndoc Nikajt (1864-1951) nga Shkodra. Mjaft nga autorët e Rilindjes, si Mihal Grameno (1871-1931) dhe Mid'hat Frashëri (1880-1949) ishin marrë diçka me prozë, por niveli i kënaqshëm artistik në të vërtetë u arrit vetëm pas shpalljes së pavarësisë, me sprovat e Faik bej Konicës (1875-1942) dhe veprat e Fan Nolit (1882-1965). Për fat të keq, edhe pse Konica dhe Noli ishin shkrimtarë me talent të madh e të fuqishëm, asnjëri prej tyre nuk i kushtoi shumë mund krijimtarisë letrare në prozë.

Në periudhën e pavarësisë u pa një rritje e menjëhershme në vëllimin e në gamën e prozës së shkruar e të botuar në Shqipëri, në të dy dialektet - të gegërishtes e të toskërishtes. Kulmi i kësaj periudhe të letërsisë shqiptare ishte në vitet tridhjetë e në fillim të viteve dyzet, kur intelektualë në Shkodër, Tiranë e gjetkë, pasi ishin njohur me shumë ide e modele të botës së jashtme, nisën të krijojnë në prozë, dramë e natyrisht në poezi, vepra me vlera më të mëdha për Shqipërinë si një vend evropian në zhvillim.

Nga të gjithë prozatorët e periudhës, askush nuk qe më i madh e më i fuqishëm se

**Ernest Koliqi**[37] (1903-1975). Koliqi lindi në Shkodër më 20 maj 1903, kurse shkollën e kreu në kolegjin jezuit Ariçe të qytetit Breshia në Lombardi, ku u njoh me kulturën dhe letërsinë italiane e ku nisi të shkruajë së pari poezi, tregime të shkurtra dhe komedi italisht. Në Bergamo ai me disa bashkënxënës themeluan një gazetë studentore, të përjavshme me emrin *Noi, giovanni* (Ne, të rinjtë), ku dhe dolën vjershat e tij të para.

Me formimin e qeverisë së re regjente të Shqipërisë të kryesuar nga Sulejman pashë Delvina (1884-1932) dhe me kthimin në dukje të stabilitetit në vend me Kongresin e Lushnjës (28-31 janar 1920), Ernesti i ri u kthye në Shkodër për të rizbuluar, madje për të rimësuar, gjuhën amtare dhe kulturën e kohës së fëminisë në një vend sërish të pavarur. Mësuesi i tij, imzot Luigj Bumçi (1872-1945), i cili kishte qenë kryetar i delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqes në Paris më 1919, e njohu Ernestin me disa nga përkrahësit kryesorë të një brezi të ri në kulturën shkodrane: Kolë Thaçi (1886-1941), Kolë Kamsi (1886-1960), Lazër Shantoja (1892-1945) dhe Karl Gurakuqi (1895-1971).

Pas shkretimeve të Luftës së Parë Botërore Shqipëria kishte nevojë më shumë për dije, dhe për këtë qëllim Koliqi vendosi të hapë një gazetë. Kështu, së bashku me Anton Harapin (1888-1946) dhe Nush Topallin, ai themeloi të përjavshmen opozitare *Ora e maleve*, numri i parë i së cilës doli në Shkodër më 15 prill 1923. *Ora e maleve* ishte organ i Partisë Demokratike Katolike, që me mbështetjen e klerit katolik kishte fituar zgjedhjet në Shkodër. Ky periodik, ndonëse jetëshkurtër, u përhap gjerësisht në Shkodër e më tej. Vitin tjetër, pasi kishte fituar një farë përvoje dhe si një poet i ri midis figurave më të njohura politike e letrare të kohës si Gjergj Fishta (1871-1940), Luigj Gurakuqi (1879-1925), Mid'hat Frashëri (1880-1949) dhe Fan Noli (1882-1965), Ernest Koliqi botoi një të quajtur poem dramatik me titull *Kushtrimi i Skanderbeut*, Tiranë 1924. Ajo përmban një radhë odesh për heroin kombëtar të Shqipërisë e për figura të tjera të mëdha të së kaluarës, të krijuara sipas traditës së letërsisë së Rilindjes.

Jeta politike dhe ekonomike e Shqipërisë vazhdoi të ishte rrëmujë në fillim të viteve njëzet. Në dhjetor 1924 çifligari konservator Ahmet Zogu (1895-1961) mori fuqinë me një grusht shteti, duke shtrënguar Koliqin dhe shumë intelektualë të tjerë të shquar të emigronin. Koliqi iku në Jugosllavi, ku e internuan në Tuzla, në Bosnjën verilindore. Jetoi gjithsej pesë vjet në mërgim në Jugosllavi, prej tyre tre vjet në Tuzla, ku pjesën më të madhe të kohës e kaloi me krerë të fiseve të malësisë shqiptare të veriut, që edhe ata ishin në mërgim. Prej tyre mësoi mjaft për zakonet e lashta, letërsinë gojore dhe tiparet heroike të mënyrës së tyre të jetesës. Këto vite do të kishin ndikim të thellë në karrierën e mëvonëshme akademike e letrare të tij. Nga viti 1930 deri më 1933 ishte mësues në një shkollë tregtare në Vlorë dhe në gjimnazin e shtetit në Shkodër, derisa u shtrëngua, përsëri për rrethana politike, të largohet në Itali.

Formimi i qëndrueshëm jezuit i dha mundësi që në fillim Ernest Koliqit të shërbejë si ndërmjetës kulturor midis Italisë dhe Shqipërisë. Më pas ai do të luante një rol kyç në paraqitjen e kulturës shqiptare publikut italian duke botuar, përveç shumë e shumë artikujsh studimorë për çështje të historisë e të letërsisë, edhe monografitë: *Poesia popolare albanese*, Firence 1957 (Poezia popullore shqiptare), *Antologia della lirica albanese*, Milano 1963 (Antologji e lirikës shqiptare), dhe *Saggi di letteratura albanese*, Firence 1972 (Sprova për letërsinë shqiptare). Në mesin e viteve tridhjetë ai ishte marrë me transmetimin e kulturës në drejtimin e kundërt. Kishte botuar një antologji mjaft të pasur, në dy vëllime, të poezisë italiane, me titullin *Poetët e mëdhej t'Italis*, Tiranë 1932, 1936, për ta njohur brezin e ri të intelektualëve shqiptarë, të etur për të zbuluar botën, me letërsinë italiane. Vëllimi i parë përmbante përkthimet e bukura nga Koliqi të klasikëve: Dante Aligieri (1265-1321), Françesko Petrarka (1304-1374), Ludoviko Ariosto

---

[37] kr. Guzzetta 1968, Bartl 1973, Gradilone 1969, 1974, f. 230-272, Shêjzat numër përkujtimor 1976, Plasari 1991c, 1996b, S. Schwartz 1992, S. Çapaliku (red.) 1995, dhe A. Berisha 1995.

(1474-1533), dhe Torkuato Taso (1544-1595), kurse vëllimi i dytë, me një nivel po aq të qëlluar, përmbante përkthime poetësh të shekujve të shtatëmbëdhjetë e tetëmbëdhjetë: Xhuzepe Parini (1729-1799), Vinçenco Monti (1754-1828), Ugo Foskolo (1778-1827) dhe Alesandro Manzoni (1785-1873).

Në moshën tridhjetë vjeç Koliqi u regjistrua në Universitetin e Padovës më 1933. Pas pesë vjet studimesh pranë gjuhëtarit Karlo Taliavini (Carlo Tagliavini, 1903-1983) dhe punës si pedagog i gjuhës shqipe në atë universitet, ai mbrojti më 1937 tezën *Epica popolare albanese* (Epika popullore shqiptare). Edhe pse me punë në Padovë, ai nuk i shkëputi lidhjet me Shqipërinë dhe bashkëpunoi me redaksinë e së përjavshmes së shquar kulturore *Illyria*, e cila nisi të dalë në Tiranë më 4 mars 1934. Tanimë Koliqi qe një albanolog i njohur, ndoshta specialisti kryesor i studimeve shqiptare në Itali. Më 1939, ndërsa mbi Evropë po mblidheshin retë e luftës, ai u emërua në katedrën e gjuhës e të letërsisë shqipe të Universitetit të Romës, që ishte në zemër të perandorisë së re mesdhetare të Musolinit.

Ndjenjat e forta të afrisë së Koliqit për Italinë dhe kulturën italiane, sidomos për poetë të tillë si Xhozue Karduçi (1835-1907), Xhovani Paskoli (1855-1912) dhe Gabriele d'Anuncio (1863-1938) mund ta kenë shtyrë të pranonte synimet ekspansioniste të Italisë fashiste. Ndonëse të paktë qenë shkrimtarët shqiptarë, si Vangjel Koça (1900-1943) dhe Vasil Alarupi (1908-1977), që u bënë përkrahës të vërtetë të fashizmit, disa të tjerë, megjithëse në përgjithësi kundër ndërhyrjes së huaj në çështjet shqiptare, tek tutela e Italisë shihnin një farë avantazhi. Sidoqoftë, Ernest Koliqi dhe intelektualë të tjerë të kohës qenë të shtrënguar të pajtoheshin në këtë apo atë mënyrë me dilemën politike e kulturore të rritjes së ndikimit të Italisë në Shqipëri, e cila përfundoi të premten e Pashkëve më 1939 me pushtimin dhe aneksimin ushtarak të këtij vendi të vogël të Ballkanit. Po aq nacionalist sa çdo nacionalist tjetër shqiptar, Koliqi, tani *éminence grise* e vendit, vendosi të shfrytëzojë realitetin me të cilin po përballej e të bëjë ç'është e mundur për të zhvilluar më tej kulturën shqiptare nën sundimin italian. Duke pranuar funksionin e ministrit të arsimit nga viti 1939 deri më 1941, për habinë e shtresave të gjera të popullsisë, ai ndihmoi për shembull për botimin historik të një antologjie të rëndësishme të letërsisë shqiptare në dy vëllime, *Shkrimtarët shqiptarë*, Tiranë 1941, redaktuar nga Namik Ressuli (1908-1985) dhe Karl Gurakuqi, një botim për të cilin punuan studiuesit më të mirë të kohës, dhe që nuk është kapërcyer edhe sot e kësaj dite. Në korrik 1940 themeloi dhe drejtoi të përmuajshmen letrare e artistike *Shkëndija* në Tiranë. Nën drejtimin e Koliqit si ministër, shkollat në gjuhën shqipe, që nën sundimin serb kishin qenë nxjerrë jashtë ligjit, u hapën për herë të parë në Kosovë, e cila u ribashkua me Shqipërinë gjatë viteve të Luftës. Koliqi gjithashtu ndihmoi për hapjen e një shkolle të mesme në Prishtinë dhe për dërgimin e studentëve nga Kosova me bursë në Itali e Austri. Po ashtu, Koliqi u përpoq të shpëtojë nga duart e nazistëve Norbert Joklin (1877-1942), albanologun e shquar austriak me prejardhje çifute, duke i ofruar punë si mësues në Shqipëri[38]. Nga 1942 deri më 1943 Koliqi ishte kryetar i *Istitutit të Studimevet Shqiptare* të sapoformuar në Tiranë, pararendës i Akademisë së Shkencave. Më 1943, në prag të fundit të perandorisë musoliniane, ai pasoi Terenc Toçin[39] (1880-1945) si kryetar i Këshillit të Lartë Fashist në Tiranë, funksion që natyrisht nuk u pa me sy të mirë nga forcat fitimtare komuniste që 'e çliruan' Tiranën në nëntor 1944. Pas disfatës së fashizmit, Koliqi ia doli të arratiset përsëri në Itali, ku jetoi derisa vdiq më 15 janar 1975. Edhe në këto vite të fundit të jetës së tij, ai ishte mjaft aktiv në fushën e letërsisë dhe të kulturës.

Në Romë Ernest Koliqi botoi periodikun e njohur letrar *Shêjzat / Le Plèiadi* nga 1957 deri më 1973. *Shêjzat* ishte në atë kohë revista kryesore letrare në gjuhën shqipe. Kjo revistë jo

---

[38] kr. Stadtmüller 1971, f. 55.

[39] kr. R. Tocci 1977, 1996.

vetëm që ndiqte zhvillimet letrare bashkëkohëse në botën shqipfolëse, por edhe u bë tribunë e letërsisë arbëreshe dhe vazhdoi të mbrojë trashëgiminë letrare të autorëve të paraluftës, mjaft prej tyre vdekur, e të tjerë në mërgim, të cilët qenë marrë keq nëpër këmbë nga kritikët komunistë në Tiranë. Ernest Koliqi shërbeu si një zë i largët opozitar ndaj shkatërrimit kulturor të Shqipërisë nën sundimin enverist. Për shkak të veprimtarisë së tij dhe të mbështetjes të paktën pasive për sundimin fashist dhe pushtimin italian, Koliqi u godit rëndë nga autoritetet shqiptare të pasluftës, madje edhe më fort se Gjergj Fishta, i cili për fatin e tij të mirë kishte vdekur. Koliqi konsiderohej si ithtari kryesor i letërsisë borgjeze, reaksionare dhe fashiste. *Historia e letërsisë shqiptare* me frymë partiake e vitit 1983 e zë në gojë vetëm shkarazi si "tradhtarin Koliqi"[40], kurse jo më herët se viti 1990, Ismail Kadare shkroi për të pakëz më ndryshe: "Ndër shkrimtarët reaksionarë veriorë, Ernest Koliqi i drejtimit proevropian (d.m.th. proitalian), ishte shembull tipik se si një talent mund të vritej nga përqafimi i ideve fashiste. Zgjedhja e gabuar e kampit politik, që e çoi dalëngadalë nga simpatia e parë për fashizmin në postin e ministrit të qeverisë kolaboracioniste, ishte fatale për të."[41]

Për herë të parë Ernest Koliqi bëri emër si prozator me përmbledhjen *Hija e maleve*, Zadar 1929, me dymbëdhjetë tregime për jetën e kohës në Shkodër e në malësinë e Shqipërisë së veriut. Trajtimi pak a shumë realist dhe analiza psikologjike e karaktereve njerëzore nuk u prit edhe aq mirë nga shkrimtarët e njohur të kohës, një pjesë e mirë e të cilëve ende lëngonin nga sentimentalizmi i romantikës kombëtare. Megjithatë, libri u shit dhe u vlerësua mjaft nga masa e lexuesve. *Hija e maleve* përmban tregime të shkurtra që sillen rreth temës qendrore 'Lindja ndeshet me Perëndimin', ndeshja e zakoneve tradicionale të malësisë si martesat me shkuesi dhe gjakmarrja fisnore me idetë dhe vlerat bashkëkohëse Perëndimore. Ndonëse më pak autobiografike se tregimi i Migjenit *Studenti në shtëpi*, këto rrëfenja janë pasqyrim i drejtpërdrejtë i mëdyshjes ku ra Koliqi, ashtu si shumica e intelektualëve shkodranë që kishin studiuar jashtë në vitet njëzet e tridhjetë dhe më pas u kthyen në trevën e ashpër të Shqipërisë veriore. Në fillim të tregimit tragjik *Gjaku*, djaloshi e mësuesi idealist Doda bën pyetjen: "A ka send mâ të mrekullueshëm në kët botë se me i sjellë qytetnimin nji kombi zhytë n'errsin e padijes?", por ai vetë është i shtrënguar nga përkushtimi ndaj familjes të vërë në vend nderin e të hakmerret për vrasjen e të vëllait. Rrëfenja të tjera flasin, për shembull, për një muzikant popullor që shfrytëzon talentin për të bërë për vete një vajzë Shkodre; për një vrasje e gjakmarrje ndër fiset malësore; për kërcimtaren e Dukagjinit të shndërruar nga shpirtrat e malit në një vashë të bukur e nga e cila më pas zhgënjehet i dashuri i saj; për një ndjekje xhandarësh, e ngatërruar me detyrime e fjalë bese sipas kanunit; për magji të mbinatyrshmes mbi një komit; si dhe për Skënderbeun. Shpirtrat e maleve janë gjithmonë në mendjet e fiseve të veriut dhe u japin mjaft tregimeve një frymë të së mbinatyrshmes.

*Tregtar flamujsh*, Tiranë 1935, përmbledhja e dytë e Koliqit me rrëfenja, paraqet tema të ngjashme me ato të përmbledhjes së parë. Rrëfimi në këtë vëllim me gjashtëmbëdhjetë tregime është më i fuqishëm, kurse depërtimi në psikologjinë e personazheve të kujton nganjëherë autorin sicilian Luixhi Pirandelo (Luigi Pirandello, 1876-1936) me veprën e të cilit Koliqi pa dyshim ka qenë njohur. Tregimet e vëllimit *Tregtar flamujsh* vlerësohen përgjithësisht si më të mirat e prozës shqiptare në periudhën e paraluftës. Një çerek shekulli më pas Koliqi botoi edhe një roman të shkurtër, *Shija e bukës së mbrûme*, Romë 1960. Kjo vepër 173 faqesh ringjall temën e mallit për atdheun të mërgimtarëve shqiptarë në Shtetet e Bashkuara. Ky roman, me thekse të dukshme politike, ishte për një kohë të gjatë i panjohur në Shqipëri.

---

[40] kr. Shuteriqi (red.) 1983, f. 460.

[41] kr. Kadare, *Ardhja e Migjenit...* 1991, f. 39.

Krijimtaria letrare e Koliqit nuk është mjaftuar kurrsesi me prozën. Të rrallë janë shkrimtarët shqiptarë që nuk i ka ngacmuar muza poetike. *Gjurmat e stinve*, Tiranë 1933, është një përmbledhje me vjersha të shkruara nga Koliqi gjatë viteve të mërgimit në Jugosllavi. Me to poeti i kthehet në mënyrë filozofike vendlindjes së vet, Shkodrës, me emocionet e stinëve të ndryshme të natyrës, duke gërshetuar formën e poezisë popullore shqiptare me simbolizmin evropianoperëndimor. *Symfonija e shqipevet*, Tiranë 1941, është poezi në prozë mbi tema historike e kombëtare, që të kujton veprën e tij të mëparëshme *Kushtrimi i Skanderbeut*. Për këtë vepër kemi dhe një përkthim në anglisht: *Symphony of eagles*, Romë 1972. Vëllimi i fundit poetik i Koliqit me titull *Kangjelet e Rilindjes*, Romë 1959, është shkruar përsëri në dialektin e tij, në gegërishte e përpunuar, dhe është botuar me një përkthim italisht.

Që nga Lufta e Dytë Botërore Ernest Koliqi është gjykuar më fort për veprimtarinë e tij politike sesa për arritjet letrare e kulturore. Ai është një nga shkrimtarët e shumtë të periudhës që duhet rivlerësuar. Kritikët bashkëkohës në Shqipëri, pasi kanë kaluar vetë një gjysme shekulli enverizëm, duhet t'i shohin me shumë ndjeshmëri e mirëkuptim kompromiset që shkrimtarët dhe intelektualët kanë qenë shpesh të detyruar të bëjnë nën regjimet ekstremiste. Si personalitet i letërsisë e i kulturës, Ernest Koliqi ishte dhe mbetet gjigant, sidomos për rolin e tij në zhvillimin e prozës së Shqipërisë së veriut. Krijimtaria letrare në gegërishte arriti një kulm në fillim të viteve dyzetë në çdo pikëpamje, si në stilin e përdorur, në gamën tematike, në përmbajtje, dhe në vëllim. Në këtë aspekt një meritë të madhe ka botuesi, prozatori dhe studiuesi Ernest Koliqi. Dialekti i shqipes së veriut si një mjet letrar i përpunuar e sidomos kultura shkodrane në përgjithësi kishin arritur një epokë të artë modeste, por që do të merrte menjëherë fund me mbarimin e Luftës së Dytë Botërore.

Emri që të vjen menjëherë ndërmend, kur kërkon një ekuivalent toskë të Ernest Koliqit në prozën e fundit të viteve tridhjetë dhe fillimin e viteve dyzet, është ai i **Mitrush Kutelit**[42] (1907-1967), pseudonim i *Dhimitër Paskos*, i njohur në rumanishte si *Dimitrie Pascu*. Sikundër Lasgush Poradeci, Kuteli ka lindur në Pogradec, në brigjet e liqenit të Ohrit, më 13 shtator 1907 dhe, po si Lasgushi, ndoqi një shkollë në gjuhë të huaj në Greqi (një kolegj tregtar rumun në Selanik), kurse më pas u shpërngul në Bukuresht, ku studioi ekonomi dhe u diplomua më 1934 me një disertacion për sistemet bankare në Ballkan. Bashkëpunoi për njëfarë kohe si gazetar me gazetën e përjavshme shqiptare *Shqipëri' e re*, që doli në Konstancë nga 1919 deri më 1936. Në publicistikën e tij, ai përdorte pseudonimin *Janus*, perëndia dyfytyrëshe romake, që ishte në gjendje të shihte në të njëjtën kohë të kaluarën dhe të ardhmen. Po në Bukuresht Kuteli nisi të botojë përmbledhjet me tregime, për të cilat është i mirënjohur. Libri i tij i parë, *Netë shqipëtare*, Bukuresht 1938, ishte një bashkim tetë rrëfimesh për jetën fshatare në Pogradec dhe në fshatrat rreth tij. Nga të 1200 kopjet e botimit të parë, rreth 1000 u zhdukën në një zjarr në Konstancë para se të shiteshin, dhe libri u bë gjerësisht i njohur pas botimit të dytë më 1944. Po në Bukuresht Kuteli rregulloi botimin e përmbledhjes poetike befasuese të Lasgush Poradecit *Ylli i zemrës* më 1937. Kultura rumune, ende nën magjinë e poetit kombëtar Mihai Eminesku (1850-1889), kishte ushtruar ndikimin e vet mbi Mitrush Kutelin, ashtu siç kishte bërë me Asdrenin, Lasgush Poradecin dhe shumë shkrimtarë e intelektualë të tjerë shqiptarë që jetuan atje në dekadat e para të shekullit të njëzetë.[43]

Në vjeshtën e vitit 1942, ndërsa tmerri dhe shkatërrimi i Luftës së Dytë Botërore dita ditës po i afrohej kulmit në Bashkimin Sovjetik e në Ballkan, Kuteli u kthye në Shqipëri, e cila ishte vetë në pragun e shpërbërjes në luftë civile të hapur. Në këto vite të luftës Kuteli do të

---

[42] kr. Jasiqi 1968, Vinca 1974, 1977, f. 7-104, Jorgaqi 1987, f. 89-112, Bashota 1988 dhe Plasari 1995.

[43] Mbi lidhjet letrare shqiptaro-rumune, kr. V. Bala 1965.

botonte me shpenzimet e veta shumicën e veprave madhore të tij: *Ago Jakupi e të tjera rrëfime*, Tiranë 1943, një përmbledhje me shtatë rrëfime për jetën fshatare; *Kapllan Aga i Shaban Shpatës. Rrëfime-Rrëfenja*, Tiranë 1944, pesë tregime të shkruar midis viteve 1938 e 1944; *Këngë e brithma nga qyteti i djegur*, Tiranë 1944, përmbledhje me këngë popullore; *Shënime letrare*, Tiranë 1944; dhe *Sulm e lotë*, Tiranë 1944, përmbledhje modeste vargjesh atdhetare të shkruara nga Kuteli me një shok të trilluar me emrin Izedin Jashar Kutrulija, që Kuteli gjoja e kishte njohur në Prizren në maj 1943. Po në këtë kohë, ai përgatiti për botim një përmbledhje me vjersha të Fan Nolit (1882-1965) me titullin *Mall e brengë*, Tiranë 1943, si dhe botoi një numër shkrimesh për sistemin financiar e monetar.

Mitrush Kuteli i dha tonin zhvillimit të tregimit të shkurtër në Shqipërinë e jugut dhe arriti një nivel më të lartë mjeshtërie letrare se shumica e prozatorëve të tjerë sentimentalë të kohës si Milto Sotir Gurra (1884-1972), Foqion Postoli (1889-1927), Haki Stërmilli (1895-1953) apo Kolë Mirdita (1900-1936). Mjaft elemente të rrëfimeve të tij i mori nga folklori toskë, siç i kishte dëgjuar në fëmini dhe i shfrytëzoi për të rikrijuar motive të kthjellëta të jetës së fshatit me një stil narrativ të gjallë. Leksiku dhe sintaksa e Kutelit janë të përpunuara, kurse diksioni është i fuqishëm. Temat e fshatit dhe gërshetimi i humorit fshatarak me ngjarjet tradicionale i bënë rrëfimet e tij të pëlqyeshme nga shtresa të gjera lexuesish gjatë luftës e më pas. Në disa nga tregimet e tij ndjehet atmosfera e prozës ruse të shekullit të nëntëmbëdhjetë, e Nikollaj Gogolit (1809-1852) dhe Ivan Turgenievit (1818-1883), të cilët i kishte lexuar dhe pëlqyer në vitet e rinisë, si dhe e prozatorit rumun Mihai Sadoveanu (1880-1961).

Në fund të Luftës së Dytë Botërore Mitrush Kuteli, tani funksionar në Bankën e Shtetit Shqiptar, ishte figurë kryesore në letrat shqiptare. Më 15 shkurt 1944, së bashku me Vedat Kokonën (l. 1913), Nexhat Hakiun (1917-1978) dhe Sterjo Spassen (1918-1989), themeloi organin e përmuajshëm *Revista letrare*, e cila pati ndikim me peshë në kulturën shqiptare gjatë jetës së saj të shkurtër. Ai qe gjithashtu anëtar themelues i Lidhjes së Shkrimtarëve të Shqipërisë, e ngritur nën drejtimin e Sejfulla Malëshovës (1901-1971) më 7 tetor 1945, dhe anëtar i redaksisë së organit të parë letrar të pasluftës *Bota e re*.

Kuteli ia doli të mbesë gjallë gjatë kalimit të pushtetit politik në Shqipëri derisa filloi terrori i vërtetë më 1947. Në këto vite Partia Komuniste Shqiptare ra nën dominimin jugosllav dhe Kuteli nuk miratoi bashkimin monetar e doganor të propozuar për t'u bërë midis Shqipërisë dhe Jugosllavisë. Si anëtar i një delegacioni zyrtar në Jugosllavi, i pritur ndër të tjerë edhe nga shkrimtari Ivo Andriq (1892-1975), thuhet edhe se ka shprehur qëndrim kritik ndaj ripushtimit serb të Kosovës, qëndrim që ishte pasqyruar edhe më parë në veprën e tij *Poem kosovar*, të botuar më 1944. Me t'u kthyer në Shqipëri, u arrestua e u dënua me pesëmbëdhjetë vjet burg. Për Kutelin, ashtu si për pjesën më të madhe të shkrimtarëve të fundit të viteve dyzet, jeta ishte kthyer në makth. Dy vitet e para të burgut (prill 1947 - prill 1949) i kaloi në një kamp pune afër Korçës, ku të burgosurit bënin punë të detyruar për të tharë kënetën famëkeqe plot mushkonja të Maliqit. Kushtet e jetës e të punës për të burgosurit qenë të papërfytyrueshme, dhe mes këtij tmerri Kuteli u orvat të vriste veten. Por me heqjen e ndikimit jugosllav në politikën partiake shqiptare, përndjekja e hapët ndaj Kutelit ra dhe ai u lirua. U kthye në Tiranë dhe u lejua të punonte sikundër Lasgush Poradeci dhe një numër intelektualësh të tjerë të dyshimtë, si përkthyes letrar në shtëpinë botuese shtetërore Naim Frashëri.

Zhdanovizmi, i cili pati depërtuar dhe zotëronte atë pjesë të mbetur të letërsisë shqiptare në vitet pesëdhjetë, e bëri të përshtatshëm në atë kohë përkthimin e letërsisë ruse, në mënyrë që të shërbente si model për futjen e realizmit socialist në Shqipëri. Kuteli pranoi në heshtje dhe bëri disa përkthime të shquara autorësh sovjetikë të njohur si Maksim Gorki (1868-1936), Aleksej Tolstoi (1882-1945), Konstantin Paustovski (1892-1968), Aleksandër Aleksandroviç Fadjejevi (1901-1956) dhe Nikollaj Ostrovski (1904-1936). Përveç këtyre shkrimtarëve të rekomanduar nga këshilltarët kulturorë e politikë sovjetikë, Kuteli arriti të botojë edhe disa

përkthime autorësh rusë të shekullit të nëntëmbëdhjetë, të parapëlqyer prej tij: Nikollaj Gogol, Ivan Turgeniev, Ivan Krillov (1769-1844) dhe Mihail Salltikov-Shçedrin (1826-1889).

Përveç këtyre përkthimeve të shumta nga rusishtja dhe të tjerave nga rumanishtja (Mihai Eminesku, Mihai Sadoveanu), nga spanjishtja (Pablo Neruda), dhe nga frëngjishtja (Andre Morua, Pol Elyar), etj. Kuteli përmendet në veçanti për përshtatjen në prozë të një përmbledhjeje me poezi popullore shqiptare, ndër to edhe cikli heroik i Mujit dhe Halilit, në librin *Tregime të moçme shqiptare*, Tiranë 1965. Gjithashtu arriti të botojë edhe poezi e tregime për fëmijë, fusha më e parrezikshme për shkrimtarët evropianolindorë në periudhën staliniste. Një roman me temën e Ilirisë mbeti i papërfunduar. Mitrush Kuteli vdiq nga një krizë zemre në Tiranë më 4 maj 1967, pa pasur respektin dhe nderin që i takonin njeriut që e kishte bërë tregimin e shkurtër zhanër popullor në Shqipëri dhe që përndryshe, po të mos e kishte penguar politika, mund të ishte bërë prozatori kryesor i viteve pesëdhjetë.

Nga prozatorët dytësorë të periudhës së pavarësisë, mund të përmenden sidomos Milto Sotir Gurra (1884-1972), Foqion Postoli (1889-1927) dhe Haki Stërmilli (1895-1953).

Gazetari dhe tregimtari **Milto Sotir Gurra** (1884-1972) ka qenë me prejardhje nga fshati Marjan afër Oparit në krahinën e Korçës. Vitet më krijuese të jetës i kaloi jashtë vendit: në fillim në Odesë buzë Detit të Zi, kurse më pas në Amerikë, Stamboll, Sofje dhe Konstancë. Ai bashkëpunoi aktivisht me shumë organe shtypi kombëtare e letrare në mërgim shpesh me pseudonimet Nomadhi, Gjon Zeza dhe D. Toçkas[44]. Ndërkaq vetë qe botues apo bashkëbotues i një numri revistash të tilla si i organit politik e letrar *Atdheu* të Konstancës më 1912 dhe të Durrësit më 1914, i së përmuajshmes *Shkëndia* të Korçës më 1921, i organit satiro-humoristik *Zegthi* të Korçës më 1922, dhe i së përdyjavshmes *Zëri i popullit* të Korçës më 1922. Në këto organe Gurra botoi tregimet e para, më të mirat e të cilave qenë shkruar gjatë viteve që jetoi në Rusi. Pjesën më të madhe të jetës Gurra e kaloi në mërgim, dhe kështu e kuptonte fare mirë vetminë e mërgimtarëve. Prandaj dhe mjaft nga tregimet e tij, të shkruara me një stil narrativ pa pretendime, pasqyrojnë mallin dhe hidhërimin e shqiptarëve të jugut, të shtrënguar për të lënë atdheun e për të vajtur në mërgim për punë e jetë më të mirë. Një përmbledhje me njëzet e dy nga këto tregime u botua me titullin *Plagët e kurbetit*, Tiranë 1938. Milto Sotir Gurra, sikundër Mitrush Kuteli më pas, përktheu letërsi ruse, ndër të tjera vepra në prozë të Ivan Turgenievit (1818-1883), Leon Tolstoit (1828-1910), Anton Çehovit (1860-1904) dhe Maksim Gorkit (1868-1936).

Romancieri dhe dramaturgu sentimental **Foqion Postoli** (1889-1927) lindi në Korçë në një familje tregtare. Studioi dy vjet për tregti në Stamboll ku kishte të afërm, kurse më pas, si shumë korçarë të kësaj periudhe, emigroi me familjen në Shtetet e Bashkuara, duke u vendosur në Masaçusets. Atje punoi si sekretar për degën e Federatës 'Vatra' në Brokton (Brockton) dhe bashkëpunoi me organin kryesor të saj, gazetën *Dielli* të Bostonit, ku u botuan mjaft nga shkrimet e tij të para. Më 1921, pas një mungese katërmbëdhjetëvjeçare, u kthye në Shqipëri për të ndihmuar në themelimin e Kishës Ortodokse Autoqefale Shqiptare. Dy romane dhe një pjesë teatrale, për të cilat përmendet, u shkruan në Amerikë në vitet 1910-1919 dhe u botuan së pari në faqet e *Diellit*.

Romani i parë i Postolit *Për mprojtjen e atdheut*, 1921, është një krijim tipik në frymën e romantizmit kombëtar të viteve të fundit të Rilindjes dhe nuk është nga ato që lexohen me kënaqësi sot. Në këtë histori dashurie sentimentale plot me ideale e virtyte patriotike, fisnikun mysliman Estref, bir i Rakip bej Frashërit, e shpëton, pasi e godet kali, vasha e krishterë Nica, me të cilën ai martohet me gjithë kundërshtimet e prindërve të tij myslimanë. Luftërat ballkanike e detyrojnë Estrefin të largohet për të luftuar kundër grekëve 'për mprojtjen e atdheut', kurse Nica, e mashtruar nga i vjehrri, që i thotë se edhe i shoqi, edhe vajza e

---

44 Njihen 22 pseudonime të përdorura prej Milto Sotir Gurrës.

sapolindur kanë vdekur, endet si e meruar nëpër male, derisa e mban një bari. Pas sa e sa aventurash të dy ribashkohen në Shqipërinë e lirë. Tema e birit të beut, që martohet me vajzë fshatare me gjithë dallimin në fe, kishte qenë trajtuar edhe nga Mihal Gramenoja në tregimin *Oxaku*, të botuar më 1909. Në të dyja veprat ideja është e qartë: dallimet klasore e fetare duhen kapërcyer për të shpëtuar kombin shqiptar, i cili po luftonte kundër turqve dhe grekëve për pavarësi e bashkim, e për të mbajtur gjallë kulturën e vet.

Romani i dytë i Postolit, *Lulja e kujtimit*, Korçë 1924, ndonëse vuan nga po ai artificialitet e cektësi e subjektit, nga pikëpamja artistike është njëfarë hapi përpara për ata që mund të tresin një sentimentalizëm të tillë. Sidoqoftë, ky rrëfim në dy pjesë i një historie dashurie e atdhetarie, u bë më popullor dhe është ribotuar disa herë. Në të vërtetë, ishte një nga romanet shqiptare më të mira të viteve njëzet e tridhjetë. Në romanin *Lulja e kujtimit* ngjarjet zhvillohen në Korçë në fillim të shekullit të njëzetë. Është historia romantike e dashurisë së djaloshit Dhimitër me Olimbinë, të bijën e filogrekut Kristo. Dhimitri është atdhetar i zjarrtë, që e don gjuhën amtare, lexon libra shqip të ndaluar dhe e shpall hapur identitetin e tij kombëtar. Olimbisë i flet me entusiazëm: "Po jam i sigurtë se do të vinjë dita, kur Shqipëria të çlirohet nga thonjt e Turqisë e të Patrikanës. Ajo ditë do të jetë përlindja e kombit shqiptar dhe e gjuhës sonë." Tregtari Kristo, pronari i Dhimitrit të varfër, merr në punë si sekretar të vet një grek tinëzar me emrin Niko. I kënaqur me punën e Nikos, Kristoja i ofron atij dorën e së bijës. Por Olimbia dashuron vetëm Dhimitrin dhe nuk pranon të martohet me Nikon, çka bën që ky dhe i ati të kurdisin një rreng për ta hequr qafe djaloshin Dhimitër. Hapin fjalë nëpër Korçë se Dhimitri është në të vërtetë udhëheqës komit i lidhur me nacionalistët shqiptarë jashtë. I lajmëruar nga Olimbia për rrezikun e arrestimit nga trupat turke, Dhimitri arratiset nga qyteti dhe merr rrugën në mes të atij dimri të ashpër për në Manastir. Duke çarë natën nëpër dëborë e suferinë, heroin tonë e sulmon një lukuni ujqish, që ia hanë kalin. Edhe pse atë vetë e shpëtojnë komitët shqiptarë të asaj krahine, në Korçë hapet fjalë se Dhimitri është vrarë. Olimbia e pangushëllueshme humbet kujtesën për gjashtëmbëdhjetë muaj, derisa një ditë sheh një lule, 'lulen e kujtimit', që Dhimitri e kishte mbjellë dikur në shenjë të dashurisë së tyre, e cila e ringjall e i risjell kujtesën. Më pas Dhimitri hyn në Korçë në krye të kryengritësve që luftonin për çlirimin e Shqipërisë dhe shpëton Olimbinë me të atin nga mashtruesi Niko. Romani mbyllet me shpalljen e kushtetutës nga xhonturqit, çka i jep mundësi Dhimitrit të kthehet përfundimisht në shtëpi e të martohet me Olimbinë e dashur.

Flaka e atdhedashurisë që përshkon romanet e Postolit pasqyrohet edhe në pjesët e tij teatrore e sentimentale: drama e rëndomtë atdhetare *Detyra e mëmës*, e botuar në Boston më 1925, dhe pjesa me një akt *Martesa e një avokati*, shkruar më 1927 pak përpara vdekjes, komedi e pabotuar për mërgimtarët shqiptarë në Nju Inglënd (New England). Edhe veprën *Lulja e kujtimit* Postoli e kishte botuar si dramë në vitin 1921. Të gjitha veprat e Foqion Postolit janë po aq të cekëta e pa peshë, e mund të lexohen vetëm për hir të kohës kur zhvillohen ngjarjet, si pasqyrim i vonuar i romantikës nacionaliste të kulturës së periudhës së fundit të Rilindjes.

**Haki Stërmilli**[45] (1895-1953) ka qenë një tjetër prozator e dramaturg mjaft sentimental. Lindi më 7 maj 1895 më Dibër. Shkollën e kreu në Selanik. Ndoqi edhe një shkollë të mesme në gjuhën turke në Manastir, drejtor i së cilës qe atdhetari shqiptar Bajo Topulli (1868-1930). Gjatë Luftës Ballkanike të vitit 1913 Stërmilli me gjithë familje u shtrënguan të arratisen nga Dibra, e pushtuar prej ushtrisë serbe, dhe të gjejnë strehë në Shqipëri. Në fillim u ngulën në Elbasan e më pas në Durrës. Stërmilli dëshironte të studionte në Evropën Perëndimore, por nuk mundi, sepse familja e detyroi të martohet me të venë e të vëllait më të madh, të vrarë më 1912. Në krahinën e Matit gjeti punë si sekretar nënprefekture, kurse më 1918 u bë vetë zëvendës nënprefekt. Mati ishte vendlindja e çifligarit feudal Ahmet Zogu (1895-1961), që më pas do të

45 kr. Jorgaqi 1960, dhe Rrecaj 1983, 1985, 1987, 1988a, 1988b.

bëhej Mbret i Shqiptarvet. Në fillim Stërmilli shkonte mirë me Zogun, meqenëse ishte mësues i motrave të shumta të tij, princeshave të ardhshme. Më 1920 u emërua sekretar i Ministrisë së Brendshme në Tiranë, por shumë shpejt u bë armik i betuar i Zogut të etshëm për pushtet. Së bashku me Avni Rustemin (1895-1924), të adhuruar nga rinia e Shqipërisë për vrasjen e çifligarit Esad Pashë Toptani (1863-1920) në Paris më 13 qershor 1920, Stërmilli themeloi më 1922 shoqërinë demokratike 'Bashkimi', e cila pati përkrahje të gjerë në atë kohë, kur mbizotëronin trazira politike. Zogu organizoi vrasjen e Avni Rustemit dhe më në fund mori fuqinë pas rënies së qeverisë së Fan Nolit më 1924. Stërmilli u shtrëngua kështu të largohet nga vendi, sikundër edhe shumë intelektualë dhe demokratë të tjerë. Pas një viti në Itali e në Francë, vajti në Bashkimin Sovjetik, ku, gjatë katërmbëdhjetë muajve të qëndrimit atje, u takua me Ali Kelmendin (1900-1939) e me brezin e parë të revolucionarëve komunistë shqiptarë, që studionin atje. Nga Bashkimi Sovjetik vajti në Austri dhe bashkëpunoi në Vjenë si gazetar dhe veprimtar politik kundër regjimit zogist në Shqipëri. Më 19 mars 1929, Stërmilli u kap nga policia jugosllave dhe iu dorëzua autoriteteve shqiptare, një akt ky që shkaktoi protesta energjike në qarqet e majta në Evropë. Kongresi i Dytë i Lidhjes Antiimperialiste, i mbledhur në Frankfurt në pranverë 1929, dërgoi letra e telegrame proteste në Jugosllavi e Shqipëri, të nënshkruara ndër të tjerë nga shkrimtari francez Anri Barbys (Henri Barbusse, 1873-1935), fizikani Albert Ajnshtajn (Albert Einstein, 1879-1955), udhëheqësi komunist bullgar Georgi Dimitrov (1882-1949), social-demokrati japonez Tecu Katajama (1887-1945), filozofi gjerman Teodor Lesing (Theodor Lessing, 1872-1933), e në veçanti nga Fan Noli (1882-1965). Me gjithë këto protesta, Stërmilli u dënua në fillim me pesë vjet burg, kurse në gusht 1935 me një afat të dytë burgimi. Gjatë Luftës II Botërore, mori pjesë në lëvizjen nacional-çlirimtare dhe kryesoi komitetin ekzekutiv të Këshillit Nacionalçlirimtar në krahinën e vendlindjes Dibër. Pas marrjes së pushtetit nga komunistët, Stërmilli u zgjodh anëtar i Kuvendit Popullor. Në tetor 1946 u emërua gjithashtu drejtor i Bibliotekës Kombëtare, kurse në tetor 1949 drejtor i Muzeut të Luftës Nacional Çlirimtare. Haki Stërmilli vdiq më 17 janar 1953 pas një sëmundjeje të gjatë, duke mbetur autor i tre romaneve, mbi tridhjetë tregimeve, pesë pjesëve teatrale, dy ditareve dhe dhjetëra artikujve nëpër gazeta.

Më e shquara ndër veprat e Stërmillit është romani *Sikur t'isha djalë*, Tiranë 1936, i cili rrëfen në formë ditari përpjekjet e një vajze të re, me emrin Dije Kërthiza, për t'u çliruar nga prangat e shoqërisë. Dijen nuk e ka lejuar i ati patriarkal, Sula, të vejë në shkollë dhe e ka mbyllur brenda mureve të shtëpisë gati që në fëmini. Ajo do që të martohet me atë që dashuron, Shpend Rrëfenë, por dëshira nuk i plotësohet, sepse e martojnë me forcë siç kërkonte i ati, me një tregtar të pasur e të moshuar, të cilin ajo nuk e do. Ankthi e vuajtjet shpirtërore, bashkë me sëmundjen që e ka zënë (tuberkulozin), e bëjnë Dijen të hedhë në ditar përsiatjet e saj për domosdoshmërinë e ndryshimeve sociale në jetën e gruas shqiptare përgjithësisht. Shpresat i ka mbështetur vetëm tek ardhja një ditë e një udhëheqësi, mbinjeriu migjenian, për t'i çliruar gratë nga fati i tyre i vajtueshëm.

Si një nga romanet më popullore shqiptare të viteve tridhjetë, *Sikur t'isha djalë* ishte e para vepër e rëndësishme në letërsinë shqiptare me temën e emancipimit të gruas. Shumë vajza shqiptare të kohës u ulën e mësuan shkrim e këndim, siç thuhet, vetëm e vetëm që të mund të lexonin këtë libër. Ai ishte ndër romanet e para shqiptare në formë ditari, çka i jepte dorë të shtjellonte karakteret e protagonistëve me një monolog dramatik të fuqishëm. Ndonëse në përgjithësi bindës në ide dhe i pasur në elemente leksikorë të dialektit të gegërishtes së mesme të autorit, romani prapëseprapë nuk ka shpëtuar nga shumë dobësi stilistikore, të cilat bëjnë të mos ngrihet deri në shkallën e një letërsie të madhe. Ai është shkruar me një stil narrativ shumë realist plot me psherëtima romantike, pasthirrma e mallkime. Me gjithë qëllimin e mirë për ta nxitur lexuesin që të ndalej e të mendonte për një problem social të rëndësishëm, Stërmilli nuk ishte në gjendje të kapërcente sentimentalizmin lotndjellës të kohës, të cilin ai e ndihmoi të

rrënjosej në letrat shqiptare. Për këtë arsye, *Sikur t'isha djalë*, revolucion modest për mesin e viteve tridhjetë, do të vjetërohej shpejt si vepër letrare. Megjithatë, romani u prit me shumë interes në Kosovën e pasluftës, ku pozita e gruas në shoqëri nga shumë aspekte ngjante me pozitën e gruas në shoqërinë e Shqipërisë së kohës kur u shkrua romani.

Romani i dytë i Stërmillit, pa ndonjë përmbajtje sociale, ishte po aq sentimental, sa i pari. *Kalorësi i Skënderbeut*, Tiranë 1967, i nisur më 1938 dhe i përfunduar më 1950, e që u botua pas vdekjes sipas një dorëshkrimi me titull *Dy zemra, dy shemra*, ka kapur temën mjaft të rrahur të qëndresës shqiptare nën udhëheqjen e Skënderbeut (1405-1468), në veçanti jetën e heroit dhe luftërat gjatë viteve 1451-1456. Ajo është një legjendë romantike e shndërruar jo pa vështirësi, në një roman historik, e përsëri plot me sentimentalizëm të papërmbajtur.

Haki Stërmilli gjithashtu botoi sa qe gjallë tri pjesë modeste: pjesën me katër akte *Dibranja e mjerueme*, Tiranë 1923, atë me gjashtë akte *Dashuni e besnikeri*, Tiranë 1923, dhe atë me pesë akte *Agimi i lumnuëshëm*, Tiranë 1924, të cilat formojnë një trilogji për historinë e krahinës së Dibrës gjatë Luftërave Ballkanike të viteve 1912 e 1913. Dy ditaret, ai me 328 faqe *Burgu*, Tiranë 1935, për vitet e burgimit në Tiranë nga 1929 deri më 1934, dhe ai i botuar pas vdekjes *Shtigjet e lirisë*, Tiranë 1967, për veprimtarinë e tij partizane gjatë Luftës së Dytë Botërore, janë me interes letrar të kufizuar.

Një shkrimtar tjetër, që i shpëtoi kalimit të përgjakshëm të pushtetit më 1944-1945 pakashumë i padëmtuar e që ia doli të ndjekë karrierën e shkrimeve gjatë periudhës enveriste, qe **Sterjo Spasse**[46] (1912-1989). Romancier dhe tregimtar, Sterjo Spasse qe me prejardhje maqedonase; ai lindi më 16 shtator 1914 në Gollomboç, një nga fshatrat maqedonishtfolëse në brigjet e liqenit të Prespës. Ndoqi shkollën fillore në Korçë dhe të mesmen në *Shkollën Normale* të Elbasanit, një nga më të mirat në vend, ku pati për mësues shkrimtarin rilindës Simon Shutëriqi (1883-1951) dhe gjuhëtarin Aleksandër Xhuvani (1880-1961). Aty në Elbasan filloi të mësojë gjuhë të huaja dhe të lexojë çdo libër letrar apo filozofik të huaj, që mund t'i binte në dorë: Fridrih Niçe (Friedrich Nietzsche, 1844-1900), Artur Shopenhauer (Arthur Schopenhauer, 1788-1860), Fjodor Dostojevski (1821-1881), Leon Tolstoi (1828-1910), Gi dë Mopasan (Guy de Maupassant, 1850-1893), dhe Knut Hamsun (1859-1952) etj. Më 1932 hyri në punë si mësues, në fillim në fshatin Derviçan në jug të Gjirokastrës. Më pas kreu një kurs kualifikimi me korrespondencë për mësues në Firence, por nuk arriti të marrë provimin e fundit.

Aty në fshatin e vogël të Derviçanit tetëmbëdhjetëvjeçari Spasse nisi të shkruajë romanin e parë, dhe kryeveprën e tij, *Nga jeta në jetë - Pse!?*, Korçë 1935, që përmendet shkurt vetëm me titullin *Pse!?*. Kapitujt e parë të kësaj vepre u botuan më 1934 në të përjavshmen *Demokratia* të Gjirokastrës, kurse nga 9 gushti 1935 në disa numra të *Gazeta e Korçës*. Ky roman doli edhe si libër më vete në fund të vitit 1935 me një parathënie nga Vangjo Nirvana, pseudonim i Vangjel Koçës (1900-1943). *Pse!?*, sikundër dhe *Sikur t'isha djalë* i Haki Stërmillit, botuar një vit më vonë, është shkruar në formë ditari dhe ka në qendër dilemën tragjike të një intelektuali të ri në një shoqëri fshatare të prapambetur. Gjon Zaveri është një i ri inteligjent, që pas studimeve kthehet në fshatin e lindjes. Prindët, duke iu përmbajtur zakoneve dhe traditave, ngulin këmbë që të martohet me vajzën e zgjedhur prej tyre, fshataren Afërdita. Gjoni e ndien fare mirë se një martesë e tillë do të ishte një gabim fatal, por pas shumë mëdyshjesh, ankthesh e lufte shpirtërore, ai pranon pa dëshirë, duke bërë kështu një lëshim e duke iu nënshtruar pushtetit të traditës e të shoqërisë patriarkale, e njëherazi duke marrë dhe tatëpjetën e vet.

*Pse!?* është një vepër nihiliste, 'roman i mohimit'. Heroi pesimist i tij Gjon Zaveri vuan gjithë *Weltschmerz*-in e Verterit të ri të Gëtes, heroi me të cilin ndien afri të madhe shpirtërore. Në fund, i nënshtruar fatit, Gjon Zaveri mbytet vetë në liqen. Dy javë më pas, në një vëllim të

---

[46] kr. B. Krasniqi 1991, dhe I. Spasse 1995.

Faustit të Gëtes, gjejnë një letër lamtumire, me të cilën mbyllet romani:

*"Më mirë të sundohesh prej sendi të pashpirt, por të dukëshëm, se nga filosofia, që është një gjë e padukëshme! Më mirë të jesh vrasës me pushkë, se sa vrasës me mëndje. Me pushkë vret disa njerës, por me mëndje vret nji turmë njerëzish! E dij se librat më larguan nga jeta edhe filosofia ma humbi ndjenjën si njeri. Për mua dashuri nuk paska lindur, për mua njëmëndsì nuk qënka krijuar! Kam lindur i tepërtë në këtë Botë, jam unjur gabimisht në këtë sofrë. Për mua - që kam dashur aqë fort për t'i ndrequr disi të metat e njeriut, s'ka t'afërmë në këtë Botë, por as që jam vetë i afërmë i vehtes s'ime. Po tundem si kallam në mes t'Oqeanit dhe shpejt e shpejt dua të zhytem në detin e pafund. Dhe kam për t'u zhytur, mbassi si i gjallë qënkam, si i vdekur qënkam, për mua është një!... Asnjeri nuk dua të m'i fali që i quan Bota mëkata, mbassi edhe unë nuk po fal njeri, sidomos filosofët. Për mbas vdekjes për trupi t'em jam një Dhiogjen. Le të kalbet atje ku do të përplaset herën e parë, le të shqyhet prej atyre kafshëve, që do ta gjejnë të parët. Por, në qoftë se njerëzia nuk duron një gjë të tillë e do të dojë për të më kallur në dhé, atëherë po çfaq një dëshirë: të më varrosin në vetmì, i rrethuar me driza e me ferra, pa derdhur as lote e as vaje, pa ndarë gjë për shpirt dhe pa mbajtur as zi, sepse për mua:*

*'Bota e Hiçit, prej Hiçit, për Hiçin,*
*Rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit!'*

*Fshatarët e varrosnë me nderime të mëdha intelektualin e tyre të vetëm, por në vetmì për mbi një kodër, që sundon fshatin dhe ku fryn era e paqme nga të katër anët, dhe nënë hijen e njëj trëndafili t'egër është vendosur varri i thjeshtë i të riut. Sipër nuk ka as emër, as datë e as shenjë, vetëm janë shkruar fjalët e tij të fundit:*

*'Bota e Hiçit, prej Hiçit, për Hiçin,*
*Rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit!'*
*Një i ri që ndoqi gjurmën e filosofëvet"*

Me romanin *Pse!?* dhe me dy përmbledhje tregimesh, shumica sentimentale, *Kurorë rinije*, Korçë 1934, dhe *Në krahët e një femre*, 1934, Sterjo Spassja nisi një roman të dytë, më ambicioz, në periudhën 1936-1938. *Afërdita*, Tiranë 1944, është historia e një mësueseje fshati, Afërdita Skënderaj, e cila lë qytetin e lindjes për t'u sjellë arsim dhe kulturë fshatarëve. Me gjithë konfliktin e pashmangshëm me pleqtë e fshatit e me autoritetet, e me gjithë peshën e paragjykimeve, padijes dhe zakoneve të trashëguara, ajo kurrë nuk e humbet besimin në misionin që kryen. Tema qendrore e *Afërditës* didaktike nuk ndryshon nga ajo e romanit të parë të Spasses: intelektuali i vetmuar, që lufton kundër padijes dhe pushtetit të traditës në fshat. Por Afërdita Skënderaj është heroinë pozitive, që i zgjidh problemet e veta e nuk mbytet në to në atë mënyrën e përulur e pesimiste të Gjon Zaverit. Ndërkohë që romani *Afërdita* i ofronte lexuesit shqiptar një model pozitiv, ai kurrsesi nuk zgjonte aq mendime sa *Pse!?*, dhe nuk dha ndonjë ndihmesë të ndjeshme për zhvillimin e romanit shqiptar. Stili narrativ i Spasses, si në këta dy romane edhe në veprat e mëvonëshme, është elementar dhe pa ndonjë përpunim gjuhësor të veçantë. Kryesore mbetet ideja.

Kritikët marksistë të pasluftës nuk qenë në gjendje të merreshin me romanin *Pse!?*, edhe pse ai mund të quhet si një nga romanet më të mëdha shqiptare të shekullit të njëzetë. Pesimizmi shopenhauerian dhe *Weltschmerz*-i binin ndesh me heroin pozitiv që kërkonte realizmi socialist, prandaj ata e hodhën poshtë veprën thjesht si produkt të shtypjes dhe vuajtjeve të masave punonjëse në shoqërinë feudo-borgjeze të paraçlirimit. Ai përmendej në

publik vetëm për të dëshmuar se ç'përparim kishte bërë Spassja me romanet e mëvonshëm të realizmit socialist. Nga një pikëpamje thjesht letrare e vërtetë është pikërisht e kundërta. Edhe pse romani *Pse!?* është vepër me frymë rinore e një shkrimtari ende të pastërvitur mirë me mjeshtëri, ky roman i parë bën një kontrast në të mirë të tij me të gjitha veprat klasike të realizmit socialist që ai krijoi më pas, si: *Ata nuk ishin vetëm*, Tiranë 1952, *Buzë liqenit*, Tiranë 1961, dhe *Zgjimi*, Tiranë 1974 (përkth. angl. *The awakening*, Tiranë 1980).

Kur kujtojmë masën e tejskajshme të përndjekjeve të gjithë shkrimtarëve dhe intelektualëve shqiptarë gjatë marrjes së pushtetit nga komunistët dhe gjatë viteve më pas, bëhemi mjaft kureshtarë për të kuptuar se me çfarë lehtësie Spassja kaloi nga shkrimtar i paraluftës me frymë niçeane në ithtar i letërsisë socialiste. Më 15 shkurt 1944, nën pushtimin gjerman, Spassja kishte bashkëthemeluar periodikun *Revista letrare*, e cila më pas do të demaskohej si fashiste, e ku deri më 15 gusht të atij viti kishte botuar jo më pak se pesëmbëdhjetë tregime e fragmente prozash të tjera. Në fundin e vitit 1944, pak pas fitores komuniste, ai e kishte botuar veprën e tij të parë të realizmit socialist në organin partiak, gazetën *Përpara* të Korçës: *Si e pashë Tiranën e porsaçliruar*[47]. Mjaft shkrimtarë të tjerë përparimtarë të së majtës, fjala vjen Petro Marko (1913-1991), pas lufte ose heshtën ose e panë veten në burg.

Në vitet e para të pavarësisë së Shqipërisë pati një numër të mirë figurash të reja letrare, që dhanë ndihmesë të shquar, ndonëse jo të vazhdueshme, për zhvillimin e prozës në vitet njëzetë e tridhjetë.

Politikani **Mehdi bej Frashëri**[48] (1874-1963), kushëri i publicistit dhe politikanit Mid'hat bej Frashëri (1880-1949), është autori i romanit me frymë romantike, me 144 faqe, *Nevruzi*, Tiranë 1923. Lindur në fshatin e famshëm të Shqipërisë së jugut Frashër, më 28 shkurt 1874, Mehdi beu u bë funksionar i lartë në administratën osmane para Luftës së Parë Botërore, bej në Jerusalem dhe guvernator i përgjithshëm në Palestinë (1911), si dhe zëvendëskomisioner i lartë në Egjipt (1912). Pas pavarësisë së Shqipërisë, u bë prefekt i qarkut të Beratit, kurse në gusht 1913 u emërua anëtar i Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit. Pas largimit nga Shqipëria të princit gjerman Vilhelm Vid (1876-1945), qëndrimi gjashtëmujor i palavdishëm i të cilit në këtë principatë të rrëmujëshme ballkanase kishte përfunduar më 3 shtator 1914, Frashëri shkoi në mërgim, te kushëriri Mid'hat beu në Lozanë dhe, pas një orvatjeje jo të mbarë për t'u kthyer në Shqipëri në mars 1915, vitet e luftës i kaloi në Shën Mitër (ital. *San Demetrio Korone*), një ngulim arbëresh në Italinë e jugut. Pas Luftës së Parë Botërore ai u kthye në Shqipëri si figurë publike, që mbështeste politikën e lidhjeve të ngushta me Italinë. Mbajti poste politike të ndryshme, ndër ta ministër i brendshëm (1918-1920), anëtar i delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqes në Paris (qershor 1919), ministër i jashtëm (1919), përfaqësues në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë (1923), ministër i ekonomisë (1930-1931), dhe kryeministër (21 tetor 1935 deri më 7 nëntor 1936). Me gjithë prirjet italofile, Mehdi beu u shpreh kundër pushtimit të Shqipërisë nga Musolini më 1939 dhe u internua për njëfarë kohe në Romë. Më 22 tetor 1943 u zgjodh në postin e palakmueshëm të kryetarit të të ashtuquajturit këshill i regjencës nën pushtimin gjerman, post që e pranoi edhe pse simpatizonte më shumë Aleatët sesa Boshtin. Me fitoren e komunistëve më 1944, Mehdi beu iku në Itali dhe vdiq në Romë më 25 maj 1963.

Romani me 144 faqe *Nevruzi*, ngjarjet e të cilit zhvillohen në periudhën 1866-1878, është një vepër me shumë veprim, e shkruar me një stil rrëfimtar të thjeshtë që, megjithë peripecitë, përmban pak emocion të vërtetë. Studiuesi britanik Stuart Man (Stuart Mann, 1905-1986), e përshkruan kështu subjektin:

[47] kr. Tönnes 1980, f. 105-109.

[48] kr. Koliqi 1973a.

"Nevruzin, një djalosh aristokrat i varfëruar, e ftojnë në dasmën e një fisniku fqinjë, por nuk ka para për shpenzimet e peshqeshit që i duhet dhënë sipas zakonit. Kur kthehet nga dasma, i del njëri përpara për gjakmarrje, por ky mposhtet dhe vritet. Miqtë e viktimës e informojnë Pashanë e tmerrshëm të qarkut për aktin e Nevruzit, dhe ky i fundit shtrëngohet t'i kalojë ditët në arrati. Pas shumë peripecish mbërrin në Selanik, ku ndërron emër dhe fshihet. Por meqë kujton se ngjarja është harruar, hyn në punë te një be i vendit me detyrë për të kapur një hajdut. Më pas i bën bisht një thirrjeje këmbëngulëse për t'u kthyer në Shqipëri e për të shtypur diku një kryengritje. Duke pasur ende frikë nga përndjekjet dhe burgu, mbetet në mërgim, dhe ikën në Stamboll. Por këtu e pikasin, e kapin dhe e burgosin. Me ndihmën e një prifti, të cilin dikur e kishte shpëtuar nga burgu, ai arratiset, ndërron emrin përsëri dhe bëhet kapiten policie. Duke qenë i tillë arrin të shpëtojë një vajzë kaukaziane nga haremi i Sulltanit, por e pikasin përsëri dhe e syrgjynosin në ishullin Rodos për tërë jetën. Vdekja e Sulltanit e bën Nevruzin të fitojë lirinë, të kthehet në Shqipëri e të martohet. Është koha e Kongresit të Berlinit më 1878, kur fati i Shqipërisë vihet në fije të perit. Në Shqipëri kanë filluar të zbarkojnë irredentistë nga Korfuzi, dhe në një përleshje me ta Nevruzi vritet."[49]

Mehdi bej Frashëri gjithashtu botoi një dramë historike në pesë akte me titullin *Tradhëtia*, Tiranë 1926, me subjekt nga koha e Skënderbeut, si dhe shkrime mbi ekonominë, filozofinë, historinë dhe politikën, ndër to edhe një traktat 380 faqesh turqisht për sovranitetin ligjor të Perandorisë Osmane: *Imtiyazat-i ecnebiyenin Tatbikat-i haziresi*, Samsun 1907 [A. H. 1325] (Mbi zbatimin e privilegjeve dhe tatimeve të huaja).

**Filip Papajani** (1878-1945) nga Elbasani, me pseudonimin *Lipi*, studioi mjekësi në Rumani, ku, sikundër shumë intelektualë të tjerë shqiptarë, u njoh së pari me lëvizjen kombëtare. Me t'u kthyer në Shqipëri, shërbeu si mjek, por iu përkushtua mjaft edhe letërsisë. Papajani qe prozator dhe poet, dramaturg dhe botues, veprat e të cilit pasqyrojnë më shumë problemet e periudhës së vonë të Rilindjes se ato të viteve njëzet, kur ishte në kulm të energjive të veta. Botoi gazetën e përjavshme politike e letrare që nuk zgjati shumë, *Shkumini*, në qytetin e lindjes Elbasan nga prilli 1921 deri në janar 1922. Kjo gazetë kishte edhe një shtojcë letrare të quajtur *Shkumini letrar*, ku patën mundësi të botonin talente të reja të Shqipërisë së mesme. Papajani përmendet për një numër prozash të gjata, disa prej tyre me temë historike. Ndër to janë: *Pelazgë, qytetnim, vllazni!*, 1923; *Bardhushi, letra atdhetare*, Tiranë 1930; dhe *Fatbardhi*, 1934. Veç tyre, ai shkroi një pjesë teatrale me titullin *Moisi Golemi*, 1928, dhe botoi disa vëllime me vjersha: *Osman-Marija*, Bukuresht 1913, *Vjersha*, Korçë 1922, dhe *Ndreka*, 1925. Asnjë prej këtyre krijimeve, të botuara kryesisht në revista të viteve njëzet, nuk dëshmon për ndonjë talent apo mjeshtëri letrare të veçantë. Papajani vdiq në Tiranë më 25 mars 1945.

Prifti jezuit **Zef M. Harapi**[50] (1891-1946) nga Shkodra botoi në fillim romanin sentimental *Pushka e trathtarit*, Shkodër 1914, gjatë Luftës së Parë Botërore, në të përmuajshmen jezuite *Përparimi*. *Pushka e trathtarit* është një orvatje e hershme për të shkruar një roman me frymë romantike. I shkruar me një stil të gjallë por të ngatërruar, ai vë në qendër hakmarrjen dhe drejtësinë sipas kanunit në malësinë e Shqipërisë së veriut në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Sikundër mjaft vepra të kësaj kohe në prozë, ky roman 200 faqesh është aq shumë i ngjeshur me veprim, me imtësi të tepërta e digresione, sa që lexuesi e ka të vështirë të ndjekë fillin e ngjarjeve. Një roman i dytë i këtij autori, *Peng a rob?*, u botua numër pas numri

---

49 kr. Mann 1955, f. 95-96.

50 kr. Koliqi 1973b, dhe Kongoli 1983.

në të përmuajshmen jezuite *Leka* të Shkodrës nga 1930 deri më 1933, dhe nuk përbën ndonjë hap përpara në krahasim me të parin. Zef M. Harapi, që nuk do ngatërruar me Anton ose Ndue Harapin (1888-1945), ka qenë edhe autor i dy pjesëve historike: *Oso Kuka*, 1921, dhe i pjesës me pesë akte *Mustafë Pasha i Shkodrës*, Shkodër 1923, që u luajt për herë të parë nga ansambli Bogdani më 28 nëntor 1923. Zef Harapi kishte studiuar në Kolegjin Saverian në Shkodër, të themeluar nga jezuitët më 1877, dhe kishte qenë mësues në Pejë, Durrës e më pas në qytetin e lindjes Shkodër. Përmendet si një bashkëpunëtor i rregullt i revistave periodike shkodrane si *Hylli i Dritës*, 1913-1944, *Përparimi*, 1914-1916, *Lajmtari i Zemers t'Jezu Krishtit*, 1914-1944, *Leka*, 1929-1944 dhe i almanakëve *Vepra pijore*.

Tregimtari **Kolë Mirdita** (1900-1936), që përdorte edhe pseudonimin *Helenau* (akronimi i emrave Heine dhe Lenau), lindi në Shkodër më 24 janar 1900 dhe studioi në Fakultetin Juridik të Universitetit të Gracit në Austri. Në vitet njëzet ky universitet kishte pranuar një numër të mirë studentësh shqiptarë. Sikundër Migjeni dhe Gaspër Pali, Mirdita vdiq në moshë të re nga tuberkulozi (3 tetor 1936) pa e zhvilluar talentin deri në fund. Helenau përmendet për tregimet e shkurtra, ndonëse shkroi edhe poezi dhe dy pjesë, ndër to edhe një tragjedi për vdekjen e Skënderbeut. Poezia dhe nëntë tregimet e shkurtra iu përmblodhën pas vdekjes në vëllimin modest *Trandafila që s'çelin për ne*, Tiranë 1959.

Një prozator i së majtës që, ashtu si Sterjo Spasse, nisi të shkruajë e të botojë në vitet tridhjetë e që vazhdoi karrierën letrare, me bekimin e autoriteteve komuniste, në dekadat e para të periudhës enveriste ishte **Nonda Bulka**[51] (1906-1972). Lindur në fshatin Leusë të Përmetit, Bulka studioi në liceun francez të Korçës, ku ka studiuar edhe Enver Hoxha (1908-1985). E përfundoi atë më 1929 dhe vazhdoi studimet, ashtu si Hoxha, për pak kohë në Francë. U kthye në Shqipëri në fillim të viteve tridhjetë për të punuar si mësues dhe shumë shpejt do të shfaqte prirje për letërsi e gazetari.

Bulka bëri emër si publicist e satirik duke trajtuat tema të ndryshme shoqërore, kurse më pas si tregimtar e poet. Sprovat plot humor e herë-herë me ironi të mprehtë si dhe skicat në prozë, të botuara me pseudonimin Chri-Chri, u bënë të njohura për kritikën therëse ndaj kushteve politike e shoqërore nën regjimin e Zogut. Në artikullin e shkurtër *Horizonte të reja për letërsinë kombëtare*, të botuar më 1932 në të përmuajshmen e Tiranës *Minerva*, ai mundohej të bindë lexuesin se, ndonëse letërsia klasike kishte vendin e vet të paprekshëm në kulturë, në letërsinë e shekullit të njëzetë ndihej nevoja për diçka të re, që do të pasqyronte njeriun bashkëkohës dhe aspiratat e tij.

> *"Në botën e qytetëruar filloi qysh prej kohe revolucioni letrar: një Rolan në Francë, një Ada Negri në Itali, Mani në Gjermani, Shou dhe Uellsi në Angli, Gorki në Rusi, Drajzeri dhe Sinkleri në Amerikë, Unamunoja në Spanjë, Tagora në Lindje, janë flamurtarë të një bote të re, nga e cila duhet zhdukur hipokrizia dhe interesi. Përkthimet e Dantes dhe të Petrarkës janë xhevahirë të çmuar në letërsinë kombëtare, por atdheu ynë do të kishte nevojë për vepra më të gjalla, më moderne, më të përshtatshme, se njerëzit paralelisht me artin, duhet të stërvitin edhe logjikën."*

Kjo pikëpamje për letërsinë ishte krejtësisht e kundërt me atë të shkrimtarit më tradicional Gjergj Fishta (1871-1940) dhe të shkollës katolike shkodrane, si dhe të mjaft prozatorëve sentimentalë të romantizmit kombëtar më të vonshëm. Bulka, së bashku me Migjenin (1911-1938) dhe me veteranin e luftës civile të Spanjës Petro Marko (1913-1991), i dha kështu tonin letërsisë përparimtare e të angazhuar në Shqipëri në vitet tridhjetë. Skicat e tij

---

[51] kr. M. Gurakuqi 1961, Xhaxhiu 1979, Qosja 1988, f. 252-273, dhe S. Gashi 1995.

të shkurtëra u botuan fillimisht në vëllimin *Kur qan e qesh bilbili*, Korçë 1934, dhe pas lufte Bulka u ngrit lart nga kritikët marksistë. Ndonëse ishte një zë kritik i kohës dhe i kulturës që i përkiste, Nonda Bulka nuk na u prezantua si publicist i madh, ndërsa si talent letrar nuk mund të lëvdohet. Ndër botimet e tij pas lufte, nga viti 1950 e derisa vdiq, kemi tregime të shkurtra deri në njëzet faqe dhe poezi, që për nga niveli artistik shkojnë nga niveli mediokër deri tek ai tmerrësisht i dobët. Ajo zemërata e zjarrtë e Chri-Chrisë që pati në moshën e rinisë shkoi e vate. Janë tregime artificiale e jobindëse, jo vetëm për mungesë talenti, por sidomos sepse hipokrizia politike e periudhës enveriste nuk lejonte më kritikë sociale të vërtetë. Një përmbledhje me krijime të tij është botuar gjithashtu anglisht me titullin *Sketches and short stories*, Tiranë 1984.

**Vedat Kokona** (l. 1913), prozator, poet, kritik dhe përkthyes, ka lindur më 7 gusht 1913 në Izmir, Turqi, në një familje të nderuar të shtresës së mesme nga Gjirokastra. I ati Elmaz Kokona kishte punuar në shërbimin civil osman si avokat. Pak kohë pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë, familja Kokona u vendos në Tiranë, ku Vedati ndoqi shkollën fillore. Më pas, pati fatin e mirë të pranohej në liceun francez në Korçë, një nga shkollat e mesme më të mira asokohe në Shqipëri. Viteve të kësaj shkolle u përkasin dhe vjershat e tregimet e para të tij. Kur po kryente këtë shkollë më 1935, Kokona fitoi çmim në një konkurs letrar, çka i dha mundësinë financiare për të udhëtuar jashtë. Si fryt i udhëtimit atë vit në Itali, Gjermani, Suedi dhe Danimarkë ishte botimi i ditarit me shënime udhëtimi *Nga Tirana në Stokholm*, Tiranë 1935, një nga librat e parë të këtij lloji të botuar në gjuhën shqipe. Po më 1935 Kokona nisi të studiojë për drejtësi në Paris, ku ndenji deri në fillim të vitit 1939, vite që do të ushtronin një ndikim të thellë mbi pikëpamjet dhe stilin e prozës së tij. Me t'u kthyer në Shqipëri, punoi si mësues i gjuhës frënge në po atë shkollë të mesme të Korçës, ku kishte qenë nxënës, dhe botoi një numër vjershash dhe prozash origjinale në revistën e përmuajshme të Ernest Koliqit *Shkëndija*. Më 1941 u transferua në gjimnazin e shtetit në Tiranë, ku dha mësim për një vit. Për shkak të trysnisë politike dha dorëheqjen më 1942 dhe i hyri profesionit të tij të fillimit, avokatisë. Në shkurt 1944, së bashku me Mitrush Kutelin, Nexhat Hakiun dhe Sterjo Spassen, ai themeloi dhe kryesoi redaksinë e së përdyjavshmes *Revista letrare*, jetëshkurtër, por me ndikim në jetën kulturore, e cila më pas do të damkosej si fashiste. Prejardhja e tij gjirokastrite dhe studimet në liceun e Korçës, të cilin e kishte kryer në tetor 1930 edhe Enver Hoxha (1908-1985), kanë qenë ndoshta ato që e shpëtuan nga përndjekjet e drejtpërdrejta gjatë spastrimeve të intelektualëve pas luftës. Në vitet e para të pasluftës, i padëshirueshëm si avokat, ai iu kthye punës si mësues i frëngjishtes në një shkollë të mesme në Tiranë, kurse nga 1949 deri më 1965 si përkthyes në shtëpinë botuese shtetërore Naim Frashëri. Nga 1965 e derisa doli në pension dha frëngjishten në Universitetin e Tiranës.

Pjesa më e madhe e veprave me interes letrar të Kokonës u botuan gjatë Luftës së Dytë Botërore. Ndër to janë dy vëllime me poezi: *Dritë dhe hije*, Tiranë 1939, përmbledhje me nëntëmbëdhjetë vjersha introspektive dashurie, dhe ai me satira *Shtatë prilli, Mussoliniada*, Tiranë 1943. Si prozator, Kokona përmendet kryesisht për vëllimin *Yje të këputur*, Tiranë 1940, përmbledhje e shtatë tregimeve me frymë moderniste, që e paraqitnin si një ndër prozatorët më të talentuar e më origjinalë të viteve të luftës. Në këto rrëfime e në dhjetë tregime të tjera të botuara veç e veç në revista të kohës, lexuesi ndien lidhjet e autorit me rrymat e prozës franceze që nga Gystav Floberi (Gustave Flaubert, 1821-1880) e deri te letërsia intelektuale e viteve tridhjetë. Ndër veprat e mëvonëshme të Kokonës janë romani me dy pjesë *Me valët e jetës*, Tiranë 1961, 1965, dhe drama *Hijet e natës*, Tiranë 1966. Vedat Kokona gjithashtu përktheu shumë klasikë të letërsisë së përbotshme, si Pier Kornej (Pierre Corneille, 1606-1684), Zhan Rasin (Jean Racine, 1639-1699), Uilliam Shekspir (William Shakespeare, 1564-1616), dhe Leon Tolstoi (1828-1910), Maksim Gorki (1868-1936) dhe Xhon Gollsuorthi (John Galsworthy, 1867-1933), si dhe hartoi fjalorët mjaft të kërkuar frëngjisht-shqip (1966) dhe shqip-frëngjisht (1977).

Figura ndoshta më interesante ndër prozatorët minorë të periudhës parakomuniste, qoftë si njeri e qoftë si autor, është **Musine Kokalari**[52] (1917-1983) nga Gjirokastra. Kokalari ka qenë e para shkrimtare femër në Shqipëri, dhe e vetmja deri në vitet 1960. Lindur më 10 shkurt 1917 në Adana, në Turqinë jugore, në një familje atdhetare dhe politikisht aktive me prejardhje nga Gjirokastra, Kokalari u kthye në Shqipëri me familjen më 1920. Që në moshë të njomë do të hidhej pas librave dhe dijes, duke përfituar edhe ngaqë i vëllai Vejsim mbante një librari në Tiranë në mesin e viteve tridhjetë. Në janar 1938 vajti në Romë për të studiuar letërsi në universitet dhe e përfundoi atë më 1941 me një studim për Naim Frashërin. Qëndrimi në qytetin e përjetshëm i çeli një dritare për të parë për pak kohë një botë magjepsëse krijimtarie intelektuale, dhe synimi i saj i vetëm me t'u kthyer në Shqipëri ishte që të bëhej shkrimtare. Më 1943 i tha një shoqeje: "Dua të shkruaj, të shkruaj, e vetëm të shkruaj letërsi artistike dhe të mos kem të bëj fare me politikë." Dhe vërtet, në moshën njëzet e katër vjeç, kishte botuar tashmë një përmbledhje të parë 80 faqesh me dhjetë rrëfime rinore në prozë, të shkruara në dialektin e vendlindjes Gjirokastër: *Siç më thotë nënua plakë*, Tiranë 1941. Kjo përmbledhje historike, e frymëzuar fuqishëm nga folklori toskë dhe nga mundimet e përditshme të grave në Gjirokastër, mendohet se është e para vepër letrare e shkruar dhe e botuar nga një grua në Shqipëri. Kokalari e quajti këtë libër "pasqyrë e një bote të perënduar, shtegu i kapërcimit nga vajzëria në mes të këngëve, një nusëri për ta hedhur gruan prapë në vargonjtë e rëndë të robërisë së fanatizmit." Tre vjet më pas, me gjithë peripecitë e luftës civile, Kokalari, tani njëzet e shtatë vjeç, mundi të botojë një përmbledhje të vëllimshme me tregime e skica me titull *... sa u-tunt jeta*, Tiranë 1944, gjithsej 348 faqe. Kjo vepër e afirmoi si shkrimtare me brumë, ndonëse për një kohë të shkurtër. Një vëllim i tretë me rrëfime me frymë popullore qe *Rreth vatrës*, Tiranë 1944.

Ndërsa Luftës së Dytë Botërore po i vinte fundi, Kokalari vetë hapi një librari dhe u ftua të bëhej anëtare e Lidhjes së Shkrimtarëve, të themeluar më 7 tetor 1945 nën kryesinë e Sejfulla Malëshovës (1901-1971). Gjithë kohën asaj i fanitej ekzekutimi pa gjyq i dy vëllezërve të saj, Mumtaz dhe Vejsim, më 12 nëntor 1944 nga komunistët dhe haptazi kërkonte drejtësi e shpagim. Duke pasë qenë e lidhur ngushtë më 1944 me Partinë Socialdemokrate Shqiptare të sapolindur dhe me organin e saj *Zëri i lirisë*, ajo u arrestua më 17 janar 1946 në atmosferën e terrorit, që shoqëroi rënien e Malëshovës, kurse më 2 korrik 1946 u dënua me njëzet vjet burgim nga gjykata ushtarake e Tiranës si 'sabotatore dhe armike e popullit'. Tetëmbëdhjetë vitet e tjera të jetës i kaloi në burgun famëkeq të Burrelit, e veçuar dhe në vëzhgim të vazhdueshëm, e përndjekur dhe e ngacmuar nga zyrtarët harbutë e të pashkollë të burgut. Grua e vrarë shpirtërisht, u lirua rreth vitit 1964 dhe e caktuan të punojë fshesare në qytetin e Rrëshenit. Musine Kokalari, dikur rrëfimtare e talentuar, u përndoq deri në ditët e fundit të jetës. Ajo vdiq më 14 gusht 1983.

Krijime të tjera modeste në prozë në periudhën e pavarësisë dhanë **Lazër Lumezi** (1870-1941) nga Prizreni, autor tregimesh, dramash dhe tekstesh shkollore; ati françeskan **Anton (Ndue) Harapi**[53] (1888-1946) nga Shkodra, i ekzekutuar në Tiranë më 19 shkurt 1946, i cili përmendet për romanin e shkurtër *Valë mbi valë* të botuar në disa numra në revistën *Hylli i Dritës* nga 1939 deri më 1942, dhe për veprën në prozë, me 222 faqe e njëzet e dy kapituj *Andrra e Prêtashit*, Romë 1959, botuar pas vdekjes; **Ismet Toto** (1908-1937), botues dhe prozator nga Progonati i Labërisë; **Aliko Vançi**, autor i dy romaneve të shkurtra dhe i një përmbledhjeje me tregime; **Andon S. Frashëri** (1892-1965), botues i *Diellit* të Bostonit dhe autor i romaneve të shkurtër: *Patrioti*, Korçë 1933, dhe *I funtmi i Kastriotëvet*, Tiranë 1944; **Llambi Dardha**, autor i dy romaneve me temë kombëtare: *Kthimi i Skënderbeut në Krujë*,

---

52 kr. Mandia 1995.

53 kr. Plasari 1994a.

Korçë 1929, dhe *Dëshmorët e lirisë*, Korçë 1933; **Dionis Miçaço**, publicist dhe gjykatës i mbajtur në burg nga 1947 deri më 1957; si dhe **Mustafa Greblleshi** (1922-1986), autor i romanit sentimental *Gremina e dashunis*, Tiranë 1944, i cili u burgos për dy vjet më 1947.

Pas shpalljes së pavarësisë në nëntor 1912 proza u zhvillua e u kthye në një gjini që mund ta quajmë me peshë në letërsinë shqiptare. Megjithatë, krahasuar me letërsinë Perëndimore, niveli letrar i përgjithshëm në vitet njëzet e në fillim të viteve tridhjetë të kujton në rastin më të mirë romanin sentimental evropian të shekullit të tetëmbëdhjetë dhe mjaft nga letërsia moralizuese e mesit të shekullit të nëntëmbëdhjetë, për shembull atë të fillimeve të Anglisë Viktoriane. Fryma e romantizmit kombëtar të Rilindjes vazhdoi të jehojë në shpirtin e shumë shkrimtarëve pa mjeshtëri teknike e pa aftësi për të krijuar vepra me nivel të mirëfilltë artistik.

## 10.8 Zhvillimi i dramaturgjisë shqiptare deri më 1944

Teatri profesionist është prerogativë e një shoqërie qytetare. Në Shqipëri, e cila gjithmonë ka patur një popullsi shumicën fshatare, pa qendra të mëdha qytetesh deri vonë, dramaturgjia nuk u zhvillua kurrë deri aty ku u zhvilluan poezia dhe proza, dhe as pati ndonjë forcë të madhe tërheqëse për publikun shqiptar. Prandaj, lidhur me dramaturgjinë shqiptare pak gjë mbetet për të thënë për periudhën para gjysmës së dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe, në të vërtetë, po ashtu pak për teatër profesionist para gjysmës së dytë të shekullit të njëzetë. Megjithatë, me fillimin e shekullit të njëzetë, në Shqipëri drama lindi të paktën si gjini letrare e pavarur.

Pjesët e para teatrale shqiptare u shkruan në gjysmën e dytë të shekullit të nëntëmbëdhjetë e madje disa prej tyre u vunë në skenë nga grupe amatore.

Në moshë të re **Jeronim De Rada** (1814-1903), figura kryesore e letërsisë arbëreshe e shekullit të nëntëmbëdhjetë, shkroi një pjesë teatrale shqip, të cilën për arsye botimi e përktheu italisht. Kjo ishte tragjedia 75-faqëshe *I Numidi*, Napoli 1846 (Numidët). Këtë vepër, me ngjarje që zhvillohen në Kartagjenën e lashtë në kohën e Hanibalit, e kishte shkruar më 1841, por nuk ia pëlqyen as miqt e as adhuruesit e tij të shumtë. Një gjysmë shekulli më pas, në moshë të thyer, autori iu kthye dhe e ripunoi, përsëri në përkthimin italisht, duke e kthyer në pjesën me pesë akte *Sofonisba, dramma storico*, Napoli 1892 (Sofonisba, dramë historike).

Drama origjinale shqiptare më e hershme e ruajtur deri më sot është një vepër melodramatike, *Emira* e shkrimtarit arbëresh **Françesk Anton Santori** (1819-1894) nga fshati Picilia (ital. *Santa Caterina Albanese*) në krahinën e Kozencës. *Emira* u botua me mjaft gabime, pjesërisht në revistën e përmuajshme arbëreshe *Fiàmuri Arbërit* në nëntor 1887 dhe më tej në antologjinë shqipe të Jeronim De Radës më 1896. Një botim bashkëkohor është bërë më 1984 nga Françesko Solano (l. 1914). Veprimi ndodh në Kalabrinë e autorit në kohë revoltash sociale të shkaktuara nga fushata e vitit 1861 kundër cubave. Personazhet kryesore në këtë dramë të parë në gjuhën në shqip, dorëshkrimin e së cilës e kemi, janë Emira dhe Kalina, dy vajza fshatare që dashurojnë të dyja Mirjanin, birin e një bujku të pasur. Mirjani, i plagosur në përpjekje me cubat, burgoset pa të drejtë nga kolonel Fumeli. Lirimi i tij më pas dhe martesa e Emirës me Mirjanin e sjellin dramën drejt një fundi të lumtur në mos të sipërfaqshëm. Santori ka shkruar edhe një numër pjesësh të tjera melodramatike, komedi e tragjedi, por jo të gjitha të përfunduara. Këto mbetën vetëm në dorëshkrim. Ndër to janë tragjedia *Jeroboam* dhe melodrama skënderbejane *Alessio Dukagino*, kjo e dyta e shkruar midis viteve 1855 e 1860, që u botuan më 1983 nga Françesko Solano.

Ideologu dhe dijetari i Rilindjes **Sami Frashëri** (1850-1904) është autori i një pjese me 180 faqe në turqishte me titull *Besa yahud ahde vefa* (Besa ose mbajtja e fjalës). U shfaq për herë të parë më 6 prill 1874 në skenën e 'Osmanli Tiyatrosu' (Teatri Osman) në Konstantinopojë dhe u botua atje një vit më vonë. *Besa* u përkthye shqip nga Abdyl Ypi Kolonja më 1901, kurse anglisht nga Nelo Drizari (1902-1978) me titullin *Pledge of honour, an Albanian tragedy,* Nju Jork 1945 (Besa, një tragjedi shqiptare). Në këtë vepër me temë shqiptare, disi melodramatike për shijet e sotme, shkrimtari përdëllehet për dilemën tragjike të një babai shqiptar, i cili më mirë mund të vrasë të birin sesa të shkelë *besën*, fjalën e dhënë.

Drama e parë në gjuhën shqipe e shkruar brenda në Shqipëri është një pjesë e shkurtër fetare me titullin *Nata Këshnellavet*, Shkodër 1880, nga prifti dhe poeti françeskan **Leonardo De Martino** (1830-1923) me prejardhje nga fshati arbëresh Greçi në krahinën e Avelinos. Një tjetër autor katolik shkodran, **Pashko Babi** (1843-1905), ka shkruar nga të parat pjesë teatrale shqiptare *I biri i çifutit*, që dihet se është shfaqur më Kolegjin Saverian të Shkodrës në shkurt 1882.

Një yll i ndritur, në qiellin e zbehtë të teatrit shqiptar, në agim të shekullit të njëzetë ka qenë aktori **Aleksandër Moisiu**[54] (1879-1935). Moisiu ka lindur në Trieste, asokohe pjesë e Austro-Hungarisë, me baba shqiptar nga Kavaja e me nënë arbëreshe. Pas fëmijërisë në Trieste, Durrës dhe Grac, Aleksandri njëzetvjeçar u vendos me të ëmën dhe dy motrat në Vjenë. Aty në Vjenë, me nxitjen dhe përkrahjen e aktorit austriak Jozef Kainz (1858-1910), nisi karriera e njërit prej aktorëve më të mëdhej të skenës në dhjetëvjeçarët e parë të shekullit të njëzetë. Vitet e tjera e çuan në Pragë e pastaj në Berlin, ku gëzoi ndihmën dhe përkrahjen e Maks Rajnhardit (Max Reinhardt, 1873-1943). Moisiu e shoqëroi Ansamblin e Rajnhartit në Rusi më 1911 dhe u ngrit lart në Sankt Petërburg nga kritiku dhe dramaturgu Anatoli Lunaçarski (1875-1933) për interpretimin e rolit te Edipit. Ndër rolet e tjera për të cilët Aleksandër Moisiu përmendet më shumë janë Hamleti, Fausti, Fedja në pjesën *Kufoma e gjallë* të Lev Tolstoit, dhe Dubedati në *Dilema e doktorit* të Xhorxh Bernard Shout. Edhe pse në radhë të parë aktor i skenës, Moisiu luajti edhe në dhjetë filma nga viti 1910 deri më 1935, nga të cilët shtatë qenë pa zë dhe tre me zë. Pjesa e shkruar prej tij 'I burgosuri', për vitet e fundit të Napoleonit në ishullin e Shën Helenës, nuk pati sukses. Aleksandër Moisiu vdiq më 22 mars 1935 dhe prehet në varrezat Morkote (Morcote) mbi liqenin e Luganos në Zvicër.

Brenda në Shqipëri, në fillim të shekullit të njëzetë u vu re një rritje e madhe e numrit të pjesëve të shkruara, por pak u vunë në skenë. Një numër trupash amatore ishin krijuar në të dy qendrat kryesore kulturore të Shqipërisë, Shkodra dhe Korça, ndër to edhe shoqëria dramatike 'Vaso Pasha' e ngritur në Shkodër më 1913. Kjo bërthamë e parë e teatrit shqiptar u krijua me nismën e shkrimtarit dhe personalitetit politik Hilë Mosi (1885-1933), i cili ishte jo vetëm themeluesi, por edhe sekretar i saj. Për më tepër ai interpretoi vetë në shfaqjet e para. Trupa të tjera amatore lindën edhe nëpër qendra më të vogla: Durrës, Vlorë, Pogradec, Elbasan, Berat, Gjirokastër dhe Boboshticë, por shfaqjet qenë të rralla dhe pa ndonjë mjeshtëri artistike. Një pjesë e mirë e këtij kapitulli të teatrit shqiptar është ende e padokumentuar. Kurse teatri profesionist mbeti një institucion i huaj për këtë periudhë në Shqipëri.

Shumica e autorëve të periudhës së vonë të Rilindjes u përqëndruan në poezi e në fushën e botimeve, por qenë edhe disa që u morën diçka edhe me dramaturgjinë. Shkrimtari dhe komiti **Mihal Grameno** (1871-1931) nga Korça është autori i komedisë me tri akte në vargje *Mallkimi i gjuhës shqipe*, Bukuresht 1905, me ngjarjet që shtjellohen në Korçë më 1886, e që satirizon orvatjet greke 'për të qytetëruar' shqiptarët; si dhe tragjedia me temë historike në katër akte *Vdekja e Piros*, Sofje 1906, për mbretin e Epirit (319-273 para erës sonë). Kjo pjesë kushtuar 'të pavdekurit vjershëtor edhe të madhit mëmëdhetar: Naim Be Frashërit', u vu në skenë në Uuster

[54] kr. Kosova 1971, V. Moisiu 1979, 1980, dhe Foniqi 1994.

(Worcester) të Masaçusetsit në SHBA në janar 1914 dhe vazhdoi të ishte një nga pjesët shqiptare më popullore deri në vitet 1940.

Një tjetër dramaturg tipik rilindës ishte gazetari dhe poeti **Namik Selim Delvina** (1875-1933), autor i dramës në tetë akte *Dashurija e mëmëdheut*, Selanik 1909, e ngjeshur me ndjenja të larta e plot sentimentalizëm, që pëlqeheshin nga lexuesit e kohës.

Poeti i Rilindjes së vonë **Andon Zako Çajupi** (1866-1930), i cili pjesën më të madhe të jetës e kaloi në Egjipt, mori emër si dramaturg pas vdekjes me *Burr' i dheut*, Kajro 1937, tragjedi në vargje e shkruar më 1907. Kjo dramë mjaft e dobët me temën fort të rrahur të Skënderbeut u botua më 1937 pas vdekjes së poetit. Çajupi ka shkruar edhe një komedi origjinale me një akt, *Pas vdekjes*, 1910, edhe kjo e botuar së pari në Kajro më 1937 nga Sofokli Çapi. Komedia në katër akte në vargje *Katërmbëdhjetë vjeç dhëndër* mbeti e pabotuar sa qe gjallë, kurse një pjesë tjetër në vargje, me titull *Detyra*, ka humbur.

Sikundër mund të pritet, shkrimtarët e shkollës katolike shkodrane, përveç temave kombëtare, trajtuan edhe ato fetare. **Shtjefën Gjeçovi** (1873-1929), prift françeskan dhe folklorist nga fshati i Janjevës në jug të Prishtinës, ka qenë autori i një numri veprash letrare e shkencore të shkruara në disa famulli fshati në malësinë e Shqipërisë së veriut, ku dhe shërbeu. Gjeçovi gjithashtu ka lënë gjithsej tridhjetë e tetë vepra origjinale të pabotuara. Ndër to janë shtatë pjesë me tema kombëtare, që trajtojnë kryesisht epokën historike të Skënderbeut. Nga këto pjesë mund të përmenden *Dashtnia e atdheut*, 1901, *Prijës i dy Dibrave*, 1902, *Mojsi Golemi* dhe tragjikomedia *Mark Kuli Kryenqitës*, të cilat edhe pse aspak të përpunuara, kanë vendin e tyre në historinë e hershme të dramaturgjisë shqiptare. Gjeçovi gjithashtu ka përkthyer dhe botuar *Atil Reguli*, Shkodër 1912, përkthim i tij në shqip i pjesës me tri akte 'Atilio Regolo' nga poeti dhe melodramaturgu italian Pietro Metastazio (1698-1782).

Një prift tjetër françeskan, **Gjergj Fishta** (1871-1940), personaliteti letrar kryesor e më i fuqishëm në Shqipërinë e paraluftës, ka qenë autor jo vetëm i poezive të shquara epike e lirike, por edhe i disa pjesëve teatore që kanë ndihmuar për zhvillimin e dramaturgjisë shqiptare. Vepra e parë dramatike e tij, një pjesë satirike, *Shqyptari i gjytetnuem* 1911, edhe pse herë-herë jo e zhdërvjellët, paraqitet si një vepër me mjeshtëri të jashtëzakonshme gjuhësore. Më vonë, ai shkroi pjesën tjetër me titull *Shqyptarja e gjytetnueme*.

Fishta shpesh ishte ankuar për mungesën e dramaturgjisë shqiptare dhe, duke u përpjekur për ta mënjanuar këtë mungesë, përshtati një numër klasikësh të huaj për lexuesin shqiptar, ndër ta *I ligu per mend*, Shkodër 1931, të Molierit dhe *Ifigenija n'Aullí*, Shkodër 1931, të Euripidit. Kjo e fundit bën aludime për klimën politike të kohës. Ndër veprat e tjera dramatike që shkroi ose përshtati, janë pjesë teatrore të shkurtra me frymë fetare, si pjesa me tri akte për Krishtlindjet *Barìt e Betlêmit*; pjesa me 99 faqe *Sh' Françesku i Asisit*, Shkodër 1912; tragjedia *Juda Makabé*[55], Shkodër 1923; pjesa 76 faqesh *Sh. Luigji Gonzaga*, Shkodër 1927; *Hajrija*, një tragjedi kombëtare në kohën e vezirëve; dhe *Jerina, ase mbretnesha e luleve*, Shkodër 1941, që është dhe vepra e fundit e botuar prej tij sa ishte gjallë. Me kriteret e sotme, asnjëra nga këto drama nuk mund të quhet e arritur, ndonëse aty-këtu gjuha e disave prej tyre është e përpunuar. Por po të krahasohen me vepra të natyrës sentimentale e të romantizmit kombëtar të autorëve të tjerë, atëhere subjekti i këtyre dramave është njëfarë lehtësimi.

Prifti jezuit **Anton Xanoni** (1862-1915), i shkolluar në kolegje katolike të Spanjës, Kroacisë, Italisë dhe Polonisë, përmendet jo vetëm për poezinë, legjendat, përkthimet, një gramatikë, tekste shkollore dhe një roman, por edhe për një pjesë me temë historike me titullin *Skënderbegu ose t'liruemit prej zgjedhës së turkut*, Shkodër 1917, një nga dramat e shumta shqiptare të kohës me temën e Skënderbeut (1405-1468), heroi kombëtar i Shqipërisë. Kjo pjesë me pesë akte, e shkruar më 1914 dhe e botuar tre vjet më pas, nuk pati ndonjë nivel të lartë për

---

[55] kr. Hamiti 1995b.

teatrin. Por u ka mbetur besnike fakteve të historisë siç interpretoheshin në atë kohë, duke u dalluar nga veprat e tjera letrare me këtë temë.

Nga të gjitha trupat teatrore të ngritura në Shqipëri midis dy luftërave, ato që ecën më mirë, qenë të Shkodrës, ndër to shoqëria Vllaznia, e cila jetoi nga 1919 deri më 1922, shoqëria Rozafat, dhe shoqëria Bogdani, e cila qe formuar më 1919 dhe vazhdoi deri më 1939. Drejtues i kësaj të fundit nga 1922 deri më 1928 ka qenë prifti jezuit dhe shkrimtari nga Shkodra **Zef M. Harapi** (1891-1946). Në fillim të viteve njëzet shoqëria Bogdani vuri në skenë një numër dramash historike të tij, si *Oso Kuka*, 1921, *Flamuri i Shqipërisë do të mbretnojë*, 1922, dhe *Mustafë Pasha i Shkodrës,* kjo e fundit e dhënë për herë të parë në Shkodër më 28 nëntor 1923.

Nga autorët e tjerë katolikë shkodranë, që provuan të shkruajnë drama në këtë periudhë, duhet përmendur prifti jezuit **dom Ndoc Nikaj**, (1864-1951), shpesh i cilësuar si babai i prozës shqiptare të shekullit të njëzetë. Përveç shumë vëllimesh në prozë, studimesh dhe veprimtarish botuese, Nikaj ka shkruar edhe një dramë modeste për vajza me titullin *Motra për vllàn*, 1921, me interes të paktë letrar.

Më tepër sukses si dramaturg ka pasur prifti katolik **Ndre Zadeja** (1891-1945) nga Shkodra. Lindur më 3 nëntor 1891, Ndre Zadeja ndoqi kolegjin jezuit në Shkodër para se të dërgohej në Insbruk për kualifikim fetar. Me t'u kthyer në Shqipëri, u emërua sekretar i kryepeshkopit të Shkodrës Jak Serreqi, kurse më pas qe famullitar në një numër fshatrash të Shqipërisë së veriut, si në Dush, Bogë, Shkrel dhe Sheldi, ku pjesën më të madhe të kohës së lirë e kalonte duke shkruar. Krijimtaria e tij përfshin poezi, një pjesë e së cilës është botuar, ndër to edhe një vjershë 291 vargjesh[56] drejtuar bashkëkohësit të vet, studiuesit të shquar jezuit Fulvio Kordinjano (Fulvio Cordignano, 1887-1952). Por Zadeja përmendet më shumë si autor i një numri pjesësh teatrale me frymë kombëtare me tema nga historia e nga legjendat, të cilat u vunë në skenë në Shkodër në vitet njëzet e tridhjetë. Ndër to janë melodrama *Ora e Shqipnis*, 1919; *Hijet e zeza*, 1921, legjendë, që u shfaq për herë të parë nga shoqëria Bogdani më 8 maj 1921; *Ruba e kuqe*, pjesë me tri akte e shfaqur për herë të parë nga Schola Cantorum e Katedrales së Shkodrës më 19 dhjetor 1937; melodrama me tri akte *Rozafa*, Shkodër 1941, legjendë e rëndë për ndërtimin e kështjellës së Shkodrës, shfaqja e parë e së cilës u dha më 26 prill 1936 nga Schola Cantorum për nder të imzot Gasper Thaçit e imzot Vinçenc Prennushit; pjesa me temë patriotike *Rreth flamurit*; *Shpella e Bogdanit*, 1937, pjesë që ka humbur, si dhe *Rrethimi i Shkodrës 1477-1478*. Kjo e fundit e ka marrë frymëzimin nga vepra *De obsidione Scodrensi*, Venedik 1504 (Rrethimi i Shkodrës), e historianit Marin Barleti (rreth 1450-1512), dhe u dha për herë të parë më 25 prill 1937 në Kolegjin Saverian. Mjaft nga krijimtaria e Ndre Zadejës mbeti e pabotuar dhe pas Luftës së Dytë Botërore ai pak u njoh si shkrimtar. Zadeja u arrestua më 4 shkurt 1945 dhe pas një gjyqi të rremë u ekzekutua më 25 mars të atij viti. Thuhet se para se të vihej në rresht për muri te oborri i kishës për t'u pushkatuar, priftin dramaturg së bashku me nëntë të tjerë i torturuan e i detyruan të hapin varrin me duart e tyre.

**Fan Noli** (1882-1965), shtetar, udhëheqës fetar ortodoks, shkrimtar e përkthyes, shkrimet e të cilit, së bashku me ato të Gjergj Fishtës, përfaqësonin një hap cilësor përpara në letërsinë shqiptare të fillimit të shekullit të njëzet, karrierën letrare e nisi me një dramë me tri akte me titull *Israilitë dhe Filistinë*, Boston 1907. Kjo tragjedi me dyzet e tetë faqe u shkrua në Athinë, kur Noli po mundohej të nxirrte jetesën si aktor i ri. Duke u nisur nga gjuha dhe nga karriera teatrore e Nolit në Greqi në atë kohë, ka të ngjarë që autori njëzetvjeçar ta ketë shkruar në fillim në greqishten popullore dhe pastaj ta ketë hedhur në shqipe, ose tek e fundit t'i ketë shkruar të dyja paralelisht. Kjo pjesë, e mbështetur në Librin e Gjyqtarëve 13-16 të Dhiatës së Vjetër, ka në qendër betejën e Samsonit kundër Filistinëve dhe tradhtinë që i bëri Dalila. Është nga të rrallat pjesë shqiptare të kohës që nuk e mbyt sentimentalizmi para se të mbyllet në

56 kr. Zadeja 1942.

mënyrë të cekët melodramatike. Por për shkak të arsyetimeve të zgjatura filozofike dhe të gjuhës arkaike ajo nuk pati jehonë në publikun e gjerë shqiptar. Noli vetë e shihte si 'sqelet drame' dhe si 'foshnjë-dramë pa shpërginj fare', kurse më pas u pendua edhe që e kishte botuar. Për autorin mund të ketë qenë thjesht punë rinore, por ajo mbetet në nivelin e dramave të tjera shqiptare të kohës.

Me sa duket Noli ka shkruar edhe pjesë të tjera greqisht atëherë, por asnjëra nuk ka mbetur. Çka gjenden sot, janë përkthimet e shkëlqyera prej tij të pjesëve të Uilliam Shekspirit (1564-1616) e të dramaturgut norvegjez Henrik Ibsen (1828-1906), krijime që e njohën për herë të parë publikun shqiptar me disa nga klasikët e dramaturgjisë botërore. Me Shekspirin ai ishte njohur për herë të parë që në moshën pesëmbëdhjetëvjeçare si nxënës shkolle në Edrené. Një trupë teatri greke kishte ardhur një ditë në qytet për të vënë në skenë Hamletin dhe, meqë dy nga aktorët qenë analfabetë, Noli i ri hyri në punë si sufler, duke mësuar kësisoj tekstin e Hamletit dhe të Otellos më mirë se aktorët vetë. Një nga punët e para të Nolit me të mbërritur në Shtetet e Bashkuara më 1906, na e thotë vetë ai, ishte vajtja në Teatrin Kesll Skuer (Castle Square) në Boston për të parë në origjinal pjesët e Shekspirit. Më pas Faik Konica i propozoi t'i ndanin bashkë të gjitha pjesët e Shekspirit për t'i përkthyer shqip. Noli, nga ana e tij, filloi nga kjo punë. Përkthimi i *Otellos* u shtyp më 1916, kurse përkthimet po aq shprehëse të *Makbethit*, *Hamletit* dhe *Jul Qesarit* u botuan të gjitha në Bruksel më 1926. Po në atë kohë ai përktheu, pa dyshim nga anglishtja, dy pjesë të Ibsenit, një tjetër autor ky i dashur fort prej tij: *En Folkefiende*, 1882 (*Armiku i popullit*, Bruksel 1926), dhe *Fru Inger til Østeraad*, 1857 (*Zonja Ingra e Ostrotit*, Bruksel 1926).

**Kristo Floqi** (1873-1951) nga Korça ishte ndoshta dramaturgu më popullor shqiptar në gjysmën e parë të shekullit të njëzetë. Lindur më 1873 (disa burime japin vitin 1876), Floqi studioi për drejtësi në Athinë, ku dhe e ushtroi këtë profesion me mbarimin e studimeve e deri më 1899. U kthye më pas në vendlindje, Korçë, qyteti më i pasur i Shqipërisë asokohe, dhe vazhdoi të ushtrojë profesionin për gjashtë vjet. Kaloi një kohë në Stamboll, me sa duket për të mësuar turqishten, por pjesëmarrja aktive në lëvizjen kombëtare e detyroi të mos rrinte në një vend, por të shkonte sa në Korçë, në Greqi ku i ati punonte tregtar, në Vlorë e deri në Shtetet e Bashkuara. Në Boston, Floqi u bë botues i së përjavshmes në gjuhën shqipe *Dielli* në shtator 1911, si dhe ishte bashkëthemelues me Fan Nolin dhe Faik Konicën i shoqërisë Vatra. Në Nju Jork, botoi të përjavshmen jetëshkurtër *Zër' i popullit* në dimrin 1912-1913.

Me shpalljen e pavarësisë Floqi u kthye në Shqipëri te Ismail Qemal bej Vlora (1844-1919) në Vlorë dhe punoi për të ngritur një sistem të ri gjyqësor për këtë shtet të vogël sovran. Thuhet se ka qenë i pari që ka shkruar procedurë gjyqësore në gjuhën shqipe. Kur Vlora u pushtua, Floqi u shpërngul në Shkodër ku ngriti një zyrë juridike që ushtroi veprimtari gjatë Luftës së Parë Botërore. Në maj 1919 nisi botimin e së përmuajshmes *Agimi*, organ i shoqërisë *Vllazenija*. Më 1920 u bë kryetar i gjykatës së apelit në Shkodër. Në dhjetor të atij viti u caktua ministër i arsimit e më pas këshilltar shteti. Atij i takojnë edhe disa nga tekstet e para juridike të shkruara shqip. Pas Luftës së Dytë Botërore Floqi u arrestua nga komunistët, sikundër dhe mjaft intelektualë të paraluftës që nuk kishin ikur nga vendi, dhe vdiq aty nga viti 1951 pas shtatë vjetësh burgimi. Kristo Floqi qe shkrimtar prodhimtar. Popullaritetin ia solli jo aq niveli letrar i veprave të tij sesa kënaqësia e thellë që pjesët e tij u jepnin shikuesve dhe lexuesve. Është autor i katër tragjedive me tema historike kombëtare, shtatëmbëdhjetë komedive dhe skeçeve, i disa vëllimeve poetike, teksteve juridike, politike e pedagogjike si edhe i disa përkthimeve nga Sofokliu, Euripidi e Molieri. Drama e tij me katër akte në vargje *Fe e kombsi*, 1909, me ngjarje që shtjellohen në fshatin shqiptar më 1831, tregon për një bej të ri mysliman, me emrin Gani, që bie në dashuri me vajzën e krishterë Maro, shërbëtore në sarajet e të atit. Drama të tjera historike janë *Karllo Topija*, 1916, me pesë akte; tragjedia po në pesë akte *Pirro Neoptolemi*, 1923, e frymëzuar nga *Andromache* e Rasinit; dhe pjesa me katër akte *Triumfi i*

*lirisë*, Korçë 1938. Ndër shtatëmbëdhjetë komeditë me humor, më të njohurat përmenden: farsa me katër akte *Qerthulli politik*, Tiranë 1922; skeçet me një akt *Dhëndërr me përdhuni*, botuar në *Diellin* e Bostonit më 1912; *Vllazní e interesë*; si dhe *E bija e bankjerit*.

Një autor tjetër i kësaj periudhe, veprat dramatike të të cilit nuk janë harruar krejtësisht është **Milo Duçi** (1870-1933), jo vetëm figurë kombëtare e botues, por edhe poet e dramaturg, sidomos në vitet e fundit të jetës në Egjipt. Duçi është autori i të paktën gjashtë pjesëve, ndonëse asnjëra me nivel. Pjesa e tij me tri akte *Nderi*, Konstancë 1921, kushtuar dramaturgut Viktor Eftimiu (1889-1972), është një rrëfim melodramatik i një tragjedie familjare, që i ndodh djaloshit Mitë kur e detyrojnë të martohet me Vesën, në mënyrë që prindët të shtien në dorë prikën e saj. Pjesa me dy akte *I bir' i begut*, Kajro 1921, mendohet se është përshtatje nga një origjinal francez. *E thëna*, Kajro 1922, me tri akte, është pjesërisht autobiografike, por, ashtu si të tjerat, pa ndonjë emocion të vërtetë. Gruaja e parë e la Duçin me të dy djemtë dhe u martua me një tjetër. Edhe Duçi u martua prapë dhe pati fëmijë të tjerë me gruan e dytë. Marrëdhëniet e ndërlikuara të këtyre fëmijëve nga martesa të ndryshme përbëjnë subjektin e kësaj drame skematike. Pjesët e tjera të Duçit, si ajo me katër akte *Nora*, drama në vargje *Gjaku*, e vënë në skenë në Vlorë më 1920, dhe tragjikomedia me një akt *Të vdekurit e të gjallët* janë më pak të njohura.

**Foqion Postoli** (1889-1927) nga Korça ka qenë autor i një proze dhe dramaturgjie tepër sentimentale edhe po të gjykohet me kriteret e kohës së vet. Ndër veprat e tij përmenden: pjesa melodramatike me katër akte *Detyra e mëmës*, Boston 1925, e vënë në skenë në Korçë në maj 1927 nga autori e nga piktori Vangjush Mio (1891-1957) dhe në Durrës më 1936 nga Sokrat Mio (l. 1902); pjesa me gjashtë akte *Lulja e kujtimit*, Korçë 1921, e botuar më vonë edhe si roman po aq sentimental; *Për mprojtjen e atdheut*, e vënë në skenë më 1936, po nga Sokrat Mio; dhe pjesa me një akt *Martesa e një avokati*, e shkruar më 1927 pak para vdekjes. Kjo e fundit është një komedi e pabotuar për jetën e mërgimtarëve shqiptarë në Nju Inglënd (New England).

Si rival i tij në aspektin sentimental e melodramatik ka qenë **Haki Stërmilli** (1895-1953) nga Dibra. Trilogjia e Stërmillit me temë kombëtare, e përbërë prej pjesës me katër akte *Dibranja e mjerueme*, Tiranë 1923, prej asaj me gjashtë akte *Dashuni e besnikeri*, Tiranë 1923, dhe prej pjesës me pesë akte *Agimi i lumnuëshëm*, Tiranë 1924, mbështetet në ngjarje historike të Dibrës e të viseve pranë saj, krahinave të Manastirit e të Matit gjatë Luftërave Ballkanike më 1912 e 1913. Dy personazhet kryesorë në pjesën e parë, Ali Vorfi dhe Zejnel Drini, janë dy studentë në Akademinë ushtarake turke në Manastir, që përpiqen për të afirmuar qenien e tyre kombëtare në një kohë konfliktesh e rrëmuje. Ngjarjet në pjesën *Dashuni e besnikeri*, e cila u botua pak muaj më vonë dhe ka kryesisht po ata personazhe, shtjellohen në Dibër më 1913 dhe në Tiranë më 1920. Pjesa e tretë dhe e fundit, *Agimi i lumnuëshëm*, fillon me vitin 1921 dhe mbulon në retrospektivë ngjarjet nga 1913 deri në 1921. Kjo trilogji, ndonëse një nga krijimet kryesore të dramaturgjisë shqiptare në vitet njëzet, mund të vlerësohet vetëm në lidhje me kohën kur u shkrua. Artistikisht është e dobët në kompozicion, subjekti është artificial dhe i paorganizuar mirë, personazhet nuk janë jetësorë e të besueshëm. Drama shqiptare ishte në shpërgënj në atë kohë, dhe Stërmilli i ndjente fare mirë dobësitë e veta. Në parathënien për pjesën *Dibranja e mjerueme*, ai shprehej se e kishte shkruar për t'i shërbyer letërsisë dhe historisë së Shqipërisë, duke shtuar: "Besoj se të tjerët ma të zotët e pendës se unë, do të përpiqen me qitë në dritë të këtilla vepra më të çmueshme e kështu kanë me e pasunue bibliotekën e dramave shqiptare."

**Mehdi bej Frashëri** (1874-1963) ishte një tjetër prozator e figurë politike e shquar në gjysmën e parë të shekullit të njëzetë, veprat e të cilit janë shpërfillur mjaft për arsye politike. Pjesa me temë historike në pesë akte e Mehdi Frashërit *Trathëtia*, Tiranë 1926, është një krijim tipik i dramaturgjisë shqiptare në mesin e viteve njëzet. Me ngjarjet shtjelluar në shekullin e

pesëmbëdhjetë, epoka e qëndresës së Skënderbeut kundër turqve, *Trathëtia* vuan nga po ato dobësi të shumë pjesëve të tjera të periudhës. Veprimi është aq i bollshëm dhe detajet janë aq të shumta, saqë lexuesi shpesh hutohet e nuk di nga t'ia mbajë për të ndjekur fillin e subjektit. Kurona i moshuar, sundimtar i Beratit, i çon fjalë Skënderbeut në Krujë për t'i thënë se turqit kanë mbledhur forca afër Përmetit dhe kanë ndër mend të marrin Beratin sapo të vdesë Kurona. Kjo do të ishte humbje strategjike për princin shqiptar dhe braktisje e mbesës së bukur të Kuronës, Maries, në duart e armikut. Maneshi, mëkëmbës i Skënderbeut, nxiton për në Berat me trupa shqiptare dhe merr në dorë kështjellën, për çka dëshpërohet shumë rivali i tij Araniti. Me vdekjen e Kuronës, Araniti kryen një akt tradhtie duke marrë anën e turqve dhe me ndihmën e tyre e shpall veten sundimtar të Beratit. Marien, e cila ka rënë në dashuri me përkthyesin e Maneshit, Gjeloshin, e marrin dhe e shpien në harem në Stamboll. Gjeloshi në fund e gjen Marien, kur dëgjon dhe njeh këngën e saj të vajit brenda mureve të haremit, e shpëton dhe e shpie, të veshur si djalë, në një anije venedikase, që e pret në breg. Të dy të rinjtë e dashuruar venë në Shqipëri për të takuar në kështjellën e Krujës Skënderbeun, i cili pastaj çliron Beratin dhe kap rob Aranitin, duke marrë hak kështu për aktin e ulët të tradhtisë.

Dramaturgu dhe poeti **Etëhem Haxhiademi**[57] (1902-1965), lindur më 8 mars 1902 në Elbasan, ka qenë ndoshta dramaturgu më i mirë i periudhës së pavarësisë. Shkollën e mesme e ndoqi në Leçe (Itali) rreth vitit 1918 e në Insbruk (Austri) më 1919-1923, dhe studioi për shkenca politike në Berlin (1923) dhe Vjenë. Në këto vite ai bashkëpunoi me revistat letrare *Kopështi letrar* të Elbasanit dhe *Djalëria*, organ i shoqatës së studentëve shqiptarë në Vjenë. Në vjeshtën e vitit 1928 Haxhiademi u kthye në Shqipëri për të punuar në detyra qeveritare. Ishte prefekt i Lushnjës etj., si dhe drejtor drejtorie në Ministrinë e Brendshme në Tiranë. Gjatë Luftës së Dytë Botërore ishte drejtor i administratës bashkiake në Shqipëri dhe anëtar i Institutit të ri të Studimeve Shqiptare në Tiranë. Më 1945, menjëherë pas luftës, u bë anëtar i Lidhjes së sapoformuar të Shkrimtarëve dhe kryetar i degës së saj për Elbasanin. Më 1946 qe edhe mësues i gjuhës shqipe në Shkollën Normale të Elbasanit. Në kohën e gjuetisë së shtrigave më 1946-1947, Haxhiademi u arrestua e u dënua me vdekje. Bibliotekën dhe dorëshkrimet ia konfiskuan. Me ndërhyrjen e njerëzve me influencë Aleksandër Xhuvani (1880-1961) dhe Omer Nishani (1887-1954) dënimi me vdekje iu kthye me burgim të përjetshëm. Vdiq më 17 mars 1965, pasi kishte punuar për shumë vjet si përkthyes në burgun e Burrelit.

Haxhiademi ishte autor i një përkthimi të shquar në hekzametër të Bukolikeve të Virgjilit (1932) dhe të një vëllimi 73 faqesh me poezi të trishtuar *Lyra*, Tiranë 1939. Megjithatë, formimi i thellë evropian perëndimor i tij gjeti shprehje më të plotë në tragjeditë klasike sipas modeleve greke e latine. Tri tragjeditë e para në pesë akte të Haxhiademit u botuan si trilogji: *Ulisi*, Tiranë 1931, shkruar në Berlin më 1924; *Akili*, Tiranë 1931, shkruar në Vjenë më 1926; dhe *Aleksandri*, Tiranë 1931, shkruar në Lushnjë më 1928. Pastaj vjen *Pirrua*, shkruar në Gjirokastër më 1934, tragjedi kjo mbi një temë tashmë të trajtuar nga Mihal Gramenoja më 1906 dhe Kristo Floqi më 1923. Pjesa me pesë akte *Skënderbeu*, Tiranë 1935, e përfunduar në Gjirokastër më 1 maj 1935, u pasua nga dy kryevepra të mrekullueshme: *Diomedi*, Tiranë 1936, dhe *Abeli*, 1939 në varg njëmbëdhjetërrokësh. Edhe pse trajtonte figura të mitologjisë dhe historisë së lashtë, Haxhiademi ato i shihte sikur të ishin pjesë e trashëgimit të vetë Shqipërisë. Në mesin e viteve tridhjetë ai shkruante:

> *"Në tragedit e mija të maparëshme mâ tepër më ka tërhekun landa në vetëvehte se sá themat kombëtare. Me 'Ulisin' e 'Akilin' kam dashun të thur dy tragedi me dy kryetrimat e epopevet homerike Odyssen e Iliada. Me 'Aleksandrin' e 'Pirron' dy tragedi qi të kenë për protagonista dy kreshnikë të historis s'onë përpara Krishtit, ndonse për ta dyshohet*

[57] kr. Matraxhiu 1991b.

*vërtetësija Shqiptare. Këtë herë, tyke e ditun se popullit t'onë i pëlqejnë themat kombëtare, paraqis tragedin 'Skënderbeu' me protagonist heron t'onë kombëtar."*

Dy pjesët e fundit të Haxhiademit iu kushtuan temës së vëllavrasjes. Në *Diomedi*, mbreti Daun i Ilirisë ikën në Itali ku formon një mbretëri në Pulje. Në luftën me fqinjët e tij mesapë, Daunin e shpëton Diomedi, i cili ka ardhur aty nga Troja. Si shpërblim Dauni i ofron Diomedit dorën e së bijës Euipe, por ajo dashuron fshehurazi vëllanë e Diomedit, Alanin. Dy të dashuruarit e mashtrojnë mbretin duke i mbushur mendjen se Diomedi po komploton për t'i marrë fronin, gjë që e bën Daunin të njoftojë se të bijën do t'ia japë për grua atij që vret rivalin. Alani, i errur sysh nga ambicja dhe i çmendur pas Euipes, e vret të vëllanë në gjumë dhe mëton të marrë Euipen për grua. Por mbreti Daun është tepër i tronditur nga vëllavrasja e ulët dhe e dëbon Alanin nga mbretëria. *Abeli* më 1939, një tjetër histori vëllavrasjeje, merr temën e mirënjohur nga Dhiata e Vjetër, temën e Kainit dhe Abelit. Kur perdja bie në atë skenë dëshpërimi, dëgjojmë zërin e Adamit që mallkon birin e vetëm të mbetur gjallë:

"*Qofsh i mallkuë, i poshtun, ti për jetë;*
*Prej nesh edhe prej Zotit të vërtetë.*
*Zemra e jote kurr mos paft gëzime;*
*N'mjerimin tand na gjetshim ngushullime.*
*Ti qi na dhe për pleqëni kët' tmerr,*
*Të bift n'vend t'grunit n'arën tande ferr'.*
*Jo vetëm ti por edhé fëmijt t'uëj,*
*Mënin e madhe paçin të gjithkuëj.*
*Paçin bashk' me urrenjtjen e njerzis,*
*Mallkimet e Krijuësit të gjithsìs.*"

Me tragjeditë e Haxhiademit aktorët shqiptarë për herë të parë patën në dorë një material që i kapërcente dramat me tema kombëtare, ndonëse me nivel të ulët, ku nuk mungojnë shfrimet sentimentale të periudhës së vonë të Rilindjes. Publiku i gjerë mund të ketë pëlqyer më shumë farsat humoristike të shtresave të mesme të Kristo Floqit, nacionalizmin pa peshë të Mihal Gramenos dhe sentimentalizmin patetik të Foqion Postolit, ndërkaq edhe tragjeditë e Etëhem Haxhiademit nuk kaluan pa u vlerësuar. Ato u luajtën mjaft në vitet tridhjetë e në fillim të viteve dyzet, në fillim nga trupa amatore të dala nga Shkolla Normale e Elbasanit e më pas edhe në Tiranë e gjetkë. Hapi cilësor i letërsisë shqiptare në mesin e viteve tridhjetë mund të mos ketë qenë aq i madh në dramaturgji sa ç'kishte qenë në poezi e në prozë, por e rëndësishme është se ky hap është bërë edhe në dramaturgji, dhe prandaj, për të parë krijimtarinë më të mirë në këtë fushë, duhet t'u kthehemi dramave klasike të Etëhem Haxhiademit tani për tani të harruara.

Nga dramaturgët minorë të dekadave para Luftës së Dytë Botërore mund të përmenden edhe: **Lazër Lumezi** (1870-1941) nga Prizreni, autori i komedisë me një akt *Makaronat e shejtanit*, 1935; **Filip Papajani** (1878-1945) nga Elbasani, i njohur me pseudonimin *Lipi*, autor i dramës *Moisi Golemi*, 1928; **Vinçenc Prennushi** (1885-1949), autor, përveç poezive, edhe i pjesës me pesë akte *Prej robnije në liri*, Shkodër 1931, me subjekt nga vitet e para të Krishterimit; studiuesi, botuesi dhe poeti **Ilo Mitkë Qafëzezi** (1889-1964) nga Korça, autor i një komedie didaktike me titull *Dhaskal Gjoka, apo shkolla korçare e qëmoçme*, Korçë 1936, si dhe një përkthim i *Salome*, Korçë 1926, të Oskar Uajlldit (1854-1900); **Kostandin Kotte** (vd. ca. 1974 në burgun e Burrelit?) që përmendet për pjesën me tri akte *Shperblimi i gjaksís*, Zadar 1929, me subjekt nga koha e ashpër e Ali pashë Tepelenës (1740-1822); **Petro Harizi**,

botues gazete dhe autor i krijimit modest *Triumphi i legalitetit*, Korçë 1933; si dhe studiuesi klasik **Henrik Lacaj** (1910-1991) nga Shkodra, që përmendet për përkthimet e veprave të Plautit.

## 10.9 Zeniti kulturor i mesit të viteve tridhjetë

Për gati një çerek shekulli pas shpalljes së pavarësisë (28 nëntor 1912), shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë vazhduan të frymëzohen nga idetë dhe idealet e lëvizjes së Rilindjes të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Por me vitet tridhjetë kultura shqiptare pati hyrë në një etapë të re. Vërshimi i ideve të reja nga jashtë dhe shkalla më e lartë e arsimimit të rregullt dhe formimit të intelektualëve i hapi portat drejt përparimit kulturor. Gjatë një dhjetëvjeçari letërsia dhe kultura shqiptare lulëzuan si kurrë më parë, në fillim në Shkodër e më pas në Tiranë e në mbarë vendin.

Në mesin e viteve '30, brenda pesë vjetësh ishte hedhur një hap cilësor përpara në letërsinë shqiptare. Në poezi Lasgush Poradeci botoi përmbledhjet me lirika mahnitëse *Vallja e yjeve*, Konstancë 1933, dhe *Ylli i zemrës*, Bukuresht 1937; Migjeni i sëmurë nga tuberkulozi ia kishte dalë mbanë ta çonte në shtyp përmbledhjen e tij *Vargjet e lira*, Tiranë 1936, para se ta ndalonin për të qarkulluar e para se vdekja ta ndërpriste karrierën e tij të shkurtër letrare; kurse Gjergj Fishta doli me variantin përfundimtar të poemës së tij të pashoqe *Lahuta e malcís*, Shkodër 1937, me tridhjetë këngë. Proza shqiptare përjetoi botimin e romanit nihilist *Nga jeta në jetë - Pse!?*, Korçë 1935, të Sterjo Spasses; e përmbledhjes së dytë me tregime të Ernest Koliqit, *Tregtar flamujsh*, Tiranë 1935; e romanit shumë të lexuar e me kritikë sociale *Sikur t'isha djalë*, Tiranë 1936, të Haki Stërmillit; e vëllimit të parë me rrëfenja *Netë shqipëtare*, Bukuresht 1938, të Mitrush Kutelit. Migjeni, gjithashtu, brenda pesë vjetësh nga 1933 deri 1938, botoi njëzet e katër nga skicat e tij të fuqishme në prozë në organe shtypi dhe përfundoi dorëshkrimin e *Novelat e qytetit të veriut*, 1936. Në dramaturgji, Etëhem Haxhiademi bëri për vete publikun intelektual me tragjeditë e tij klasike që, edhe pse jonovatore në konceptim e në brendi, dëshmuan një përpunim gjuhësor të paparë në skenën shqiptare.

Gazetaria e publicistika, që kishin vazhduar të luanin rolin kryesor në afirmimin e kulturës kombëtare në Shqipëri që nga epoka e Rilindjes, përparuan me ritëm aq të vrullshëm sa edhe vetë letërsia. Nga një numër i madh të përjavshmesh me frymë kombëtare e me jetë të shkurtër dhe revistash mujore të dorës së dytë që dolën në qytete të ndryshme të Ballkanit, lindi një industri gazetarie e botuese me nivel të mirë në shërbim të përhapjes së informacionit, qoftë ky politik, kulturor apo letrar. Me gjithë strukturat politike primitive që mbizotëronin në Shqipëri nën regjimin despotik të Ahmet Zogut (1895-1961), tani Zogu I, Mbret i Shqiptarvet, shtypi pati për çudi një zhvillim liberal. Sa kohë që botuesit nuk e sulmonin familjen mbretërore dhe politikën e jashtme të monarkisë, ata mund të shtypnin pak a shumë çdo gjë që dëshironin. Censurë kishte, si në çdo diktaturë, dhe disa organe shtypi edhe u mbyllën, por ajo nuk arriti kurrë ato përmasa të tmerrshme kontrolli si në periudhën pas 'çlirimit'.

Krahasuar me vende të tjera në vitet tridhjetë e dyzet, në Shqipëri u botuan më pak libra. Në radhë të parë për shkak se mungonte një zhvillim ekonomik i përgjithshëm, sepse Shqipëria qe vendi më i varfër në Evropë dhe sepse shkalla e analfabetizmit qe akoma mjaft e lartë. Mundësia për të lexuar ishte privilegj i një pakice të vogël, e kryesisht i meshkujve. Prandaj rritja e menjëhershme e krijimtarisë letrare serioze, madje lulëzimi i një kulture të qëndrueshme shqiptare të të shkruarit, qe në një masë të madhe në varësi të organeve letrare të shtypit të kohës, të cilët jo vetëm u ofronin shumë shkrimtarëve dhe ideve tribuna për t'i shprehur, por edhe i vinin këta shkrimtarë e këto ide në dispozicion të njerëzve anembanë vendit.

Organet e shtypit katolik të Shkodrës vazhduan të luanin një rol madhor në përhapjen e ideve. E përmuajshmja françeskane *Hylli i dritës*, e themeluar dhe redaktuar nga Gjergj Fishta, rifilloi botimin në janar 1930 dhe vazhdoi të ndikojë në jetën kulturore gjatë Luftës së Dytë Botërore derisa u detyrua të ndërpresë botimin në korrik 1944, shumë kohë pas vdekjes së Fishtës. Një e përmuajshme tjetër françeskane, *Zâni i Shna Ndout*, edhe pse me orientim më të madh fetar, ofroi mjaft material letrar derisa u mbyll më 1944. *Leka*, e përmuajshme jezuite për arsim, kulturë dhe zbavitje, gjithashtu u botua në Shkodër nga prilli 1929 deri më 1944. Për bashkësinë myslimane, që përbënte shumicën në Shqipëri, ishte e përmuajshmja *Zâni i naltë*, e botuar në Tiranë nga tetori 1923 deri më 1939, e cila i njihte dhe i informonte lexuesit me të kaluarën dhe të tanishmen e kulturës islame në Shqipëri e në Lindjen e Mesme.

Për fuqizimin e kulturës së shkruar në Shqipëri rol thelbësor luajtën sidomos tri revista. E përmuajshmja e ilustruar *Minerva*, e cila dilte si revistë e madhe letrare e jetës moderne, ishte një organ liberal që u botua në Tiranë nga gushti 1932 deri më 1936 me një këshill botues ku bënin pjesë Tajar Zavalani (1903-1966), skulptori Odhise Paskali (1903-1985), Nebil Çika (vd. 1944) dhe Stefan Shundi (1906 - rreth v. 1944). Mjaft nga këta gazetarë qenë aktivë edhe në botimin nga marsi 1934 deri më 1936 në Tiranë të së përjavshmes kulturore *Illyria*, ku Migjeni botoi prozat dhe poezitë e para. Edhe *Përpjekja shqiptare*, e botuar nga tetori 1936 deri më 1939 nga Branko Merxhani (1894-1981) dhe e administruar për një farë kohe nga Petro Marko (1913-1991) pasqyronte një hap përpara e cilësor të letërsisë shqiptare. Jetëshkurtër, por jo pa peshë në përhapjen e ideve të reja të majta, qenë *ABC*, revistë dyjavore e botuar në Tiranë nga Petro Marko në mars 1936 dhe e mbyllur menjëherë nga autoritetet zogiste, dhe *Bota e re* e Korçës, organ i përdyjavshëm i organizatës komuniste të Korçës, i botuar nga prilli 1936 deri në shkurt 1937.

Revista më e madhe letrare e viteve të luftës ka qenë e përmuajshmja *Shkëndija*, korrik 1940-1943, e themeluar dhe drejtuar nga ministri i arsimit Ernest Koliqi (1903-1975). Madje edhe më 1944, në mes të asaj rrëmuje të luftës civile, ia dolën të botohen disa revista letrare jetëshkurtër por serioze: e përmuajshmja *Fryma*, e themeluar në janar 1944 nga Muzafer Pipa; e përdyjavshmja *Revista letrare*, e themeluar në shkurt 1944 nga Mitrush Kuteli (1907-1967), Vedat Kokona (l. 1913), Nexhat Hakiu (1917-1978) dhe Sterjo Spasse (1912-1989); dhe e përmuajshmja *Kritika*, e botuar në mars 1944 nga Arshi Pipa (l. 1920).

Me kalimin e kohës kultura e periudhës së vonë të pavarësisë erdhi e pasqyroi polarizimin midis Lindjes dhe Perëndimit. Shqipëria pak ishte takuar me idetë dhe idealet e Revolucionit të Tetorit në Rusi, ndonëse një numër i vogël figurash letrare kishin qenë në Bashkimin Sovjetik në kohën e Stalinit: Fan Noli (1882-1965), i cilësuar më pas si 'peshkopi i kuq', romancieri Haki Stërmilli (1895-1953), poeti rebel Sejfulla Malëshova (1900-1971) dhe Tajar Zavalani (1903-1966). Pabarazia tepër e dukshme në këtë vend të varfër të Ballkanit, e acaruar edhe më shumë nga një regjim diktatorial i prapambetur e moskokëçarës, si dhe rritja e fuqisë së Italisë fashiste, bënë që shumë intelektualë të viteve tridhjetë ta shihnin me interesim komunizmin sovjetik, ose të paktën socializmin në një formë të tij, si rrugë të ardhshme për kapërcimin e dallimeve klasore e për zhdukjen e shfrytëzimit të egër të shumicës së popullsisë. Ora e shkurtër e demokracisë kushtetuese në kohën e Fan Nolit më 1924 kishte marrë fund, kurse të gjitha orvatjet për reformë agrare, aq fort e nevojshme, ishin shtypur nga sundimtarët çifligarët. Polarizimi në ideologji u bë më i dukshëm më 1936 me shpërthimin e Luftës Civile në Spanjë. Poeti dhe romancieri i ri Petro Marko (1913-1991), së bashku me përkthyesin Skënder Luarasi (1900-1982) dhe një grup prej dyzet shqiptarësh, vajtën në fushëbetejat e Katalonjës për të marrë pjesë në Brigadat Internacionale. Marko pati rastin e mahnitshëm të takohej atje me Ernest Heminguein (1899-1961) dhe me shkrimtarë të tjerë të angazhuar. Idetë socialiste po fuqizoheshin në Shqipëri. Por, njëherazi, po fuqizohej edhe fashizmi.

Një nga figurat më interesante gjatë viteve tridhjetë ka qenë **Branko Merxhani**[58] (1894-1981), i cili pati bashkëpunuar me të përjavshmen *Illyria* të drejtuar nga Asim Jakova nga marsi 1934 deri më 1936 para se të botonte revistën e vet me influencë *Përpjekja shqiptare* në tetor 1936. Kjo e përmuajshme, që vazhdoi të botohej deri në fillim të vitit 1939, u ofroi lexuesve shqiptarë ja vetëm pjesë nga poezia e proza bashkëkohore shqiptare dhe përkthime nga letërsia e përbotshme, por edhe recensione librash e artikuj të hartuar mirë për filozofinë, sociologjinë, historinë, gjuhësinë, arkeologjinë, duke e njohur publikun shqiptar me veprat e filozofit Rene Dekart (René Descartes, 1596-1650) e të sociologëve Ogyst Komt (Auguste Comte, 1798-1857) dhe Emil Dyrkhaim (Emile Durkheim, 1858-1917). Revista u përpoq për një kritikë letrare serioze dhe për një ndihmesë të re intelektuale për të pasqyruar realitetin bashkëkohës.

Merxhani ishte i vetëdijshëm dhe ndiente dhimbje për prapambetjen intelektuale të vendit prandaj bënte thirrje për një ringjallje shpirtërore, të cilën e quante *Neoshqiptarizëm*. Neoshqiptarizmi qe një rrymë intelektuale filozofike që lindi në shoqërinë shqiptare aty nga viti 1928, ndonëse rrënjët, sikundër theksonin ithtarët e saj, duheshin kërkuar në lëvizjen e Rilindjes. Nacionalistët shqiptarë të shekullit të nëntëmbëdhjetë i patën përqendruar të gjitha energjitë e tyre për të fituar pavarësinë nga Perandoria Osmane, por pavarësia vetë qe vetëm gjysma e punës. Ajo çfarë kërkohej tani, ishte të krijohej e të çimentohej një identitet kombëtar, një vetëdije shqiptare për ta nxjerrë popullin nga errësira e padija, d.m.th. ishte nevoja për një lëvizje kombëtare të dytë. Merxhani e quante Shqipërinë "një qënie e kufizuar së jashtëmi dhe e pakufishme së brëndshmi". Për herë të parë, së bashku me Vangjel Koçën (1900-1943), ai kishte mbrojtur e propaganduar ideologjinë nacionaliste të Neoshqiptarizmit më 1929 në faqet e së përjavshmes me tirazh të mirë *Demokratia* të Gjirokastrës dhe në revistën e përmuajshme jetëshkurtër me titull *Neo-Shqiptarizmi*, që kishte nisur botimin në korrik 1930[59]. Neoshqiptarizmi mbështetej në ideologjinë nacionaliste. Ai luftonte për progres social si themel të procesit intelektual, por nuk përkrahte rrugën e angazhimit të drejtpërdrejtë politik për shndërrime sociale ose për zhdukjen e strukturave tradicionale politike e sociale. Në formën e vet fillestare qe një lëvizje kulturore, jo politike, siç shihet edhe në parullën e Merxhanit *Politikë s'ka! Vetëm kulturë!* Megjithatë, vetvetiu, Neoshqiptarizmi erdhi e u bë kundërpeshë e ideologjive më fort politike të socializmit e të internacionalizmit të majtë. Ndonëse krijesë shqiptare, Neoshqiptarizmi do parë brenda kontekstit të ideologjive të tjera nacionaliste[60], që lindën në mbarë Evropën në vitet njëzet e tridhjetë dhe që, me hapa të ngadaltë por të sigurtë, u shkrinë për të formuar fashizmin evropian, i cili shumë shpejt do të degjeneronte në një diktaturë të egër e çnjerëzore. Themeluesi tjetër i Neoshqiptarizmit, **Vangjel Koça** (1900-1943), përkthyes i Epiktetit, Lukianit dhe Dekartit, dhe i njohur si gazetar me pseudonimet gazmore orientale Vangjo Nirvana apo Vangjo Knishna, do të bëhej udhëheqës i Partisë Fashiste pas pushtimit të Shqipërisë nga Musolini më 1939. U mbyt kur po orvatej të arratisej për në Itali më 7 gusht 1943.

Shkrimtarët shqiptarë të viteve tridhjetë qenë të magjepsur nga Perëndimi por edhe të shqetësuar për vendin që do të zinte Shqipëria në një Evropë që tani kishte një zhvillim të vrullshëm. Në revistat e kohës kjo ishte tema madhore e debateve letrare. Tashmë një numër i

---

[58] kr. Merxhani 1996.

[59] U botua vetëm një numër.

[60] d.m.th. *hellênikótêta* greke, sidomos nën diktaturën e viteve 1936-1940 të gjeneralit Joannis Metaksa (1871-1941), *italianitá* të diktatorit italian Benito Musolini (1883-1945), dhe *hispanidad* të Spanjës fashiste në regjimin e gjeneralit Francisko Franko (1892-1975).

madh intelektualësh kishin qenë jashtë dhe kishin parë me sytë e tyre shoqërinë e industrializuar Perëndimore. Duke ardhur nga një vend që, të citojmë thënien, "Zoti e do aq shumë, sepse pak ka ndryshuar që nga Krijimi", ata e ndienin forcën tërheqëse të Perëndimit, por qenë edhe të çoroditur e të zhgënjyer nga lëngimi oriental i Shqipërisë nën një monark me të vërtetë bizantin. Kjo joshje ndaj Perëndimit, sikundër interpretohej prej tyre, u përgjithësua më së miri nga djaloshi Migjen në vjershën *Shpirtent shtegtarë*, pjesë e ciklit të shkurtër *Kangët e përndimit*, e shkruar në pranverë 1934:

"*Mramë një erë e ftohtë, acarr fryni nga ana e maleve*
*I shkundi shpirtent t'onë - e bashkë me gjethë të kësaj vjeshte*
*I muer andej kah dielli hijën si të përgjakët u a lëshon zallevet*
*- në Përndim, ku shtret e shkimet drita në pamundsinë e vet.*

*Enden shpirtent t'onë nepër vise të Përndimit të mrekullueshëm,*
*Bajnë të fala dhe me thane vendeve të shuguruem,*
*E të përtrimë ndër fluide të hekurit e të zjarmit - adhurueshëm*
*E me një credo gëzojnë qiellën me çagjë e të tymuem...*

*Në cilen, diku në skâj merimanga fatin trillon*
*Vetes dhe njerzís poshtë, që damaret e rrahin*
*(si të rrahunt trompete në vorresë) - ndërsá tue qa, kumbon*
*E thret kumbon' e fabrikës e njëmijti fishkllim si një fsham shkynë ajrin.*

*Shpirtent t'onë me një dashní tragjike ato vise i duejnë,*
*N'etër të kulluet a bajnë flî ndjenjat e vet mâ të holla.*
*E në nesërmen fatale kundrojmë një horizont me njolla...*
*... shtegtarë të mërguem, shpirtent t'onë n'origjinë po kthejnë.*"

Për këta intelektualë Perëndimi qe një nocion i papërcaktuar qartë. Për ironi, në Shqipëri ai përfaqësohej nga Italia e Musolinit, vendi më i afërt perëndimor fqinjë, që asokohe rivalizonte me Jugosllavinë për të shtrirë ndikimin e vet në këtë mbretëri të vogël malore. Pa kaluar shumë kohë debati intelektual mbi marrëdhëniet e Shqipërisë me Perëndimin dhe rolin e saj në të u bë i tepërt e i kotë, kur trupat italiane kaluan Adriatikun dhe zbarkuan në Durrës, Vlorë e Shëngjin të Premten e Pashkëve, më 7 prill 1939, me synimin e patundur për të qëndruar aty, pavarësisht nga dëshira e vendësve.

U mbetet historianëve të përcaktojnë nëse përfshirja nën ombrellën kulturore të Italisë dhe më pas aneksimi politik i drejtpërdrejtë i Shqipërisë prej saj ka qenë, asokohe, arritje kulturore për këtë vend të vogël ballkanik apo jo. Në këtë punë ndërhyri shpejt lufta botërore. Polarizimi i ideve në Evropë midis Lindjes së re dhe Perëndimit të ri, midis doktrinave të komunizmit dhe fashizmit, shpuri në një konflikt kulmor në Shqipëri dhe gjetiu, duke e lënë vendin në mëshirën e ekstremistëve politikë e ushtarakë dhe, më në fund, duke i ulur në gjunjë shkrimtarët e intelektualët e të gjitha ngjyrimeve politike.

Jeta intelektuale në mesin e viteve tridhjetë dhe fillimin e viteve dyzet, kishte arritur maja të papara, një zenit në kulturën e shkruar shqiptare. Një letërsi moderne ishte krijuar në Shqipëri dhe shteti më në fund kishte kaluar fëmininë e kishte ardhur në moshë. Qe ky një lulëzim i shkurtër në hijen e apokalipsit që do të vinte e që do të shuante flakën e krijimtarisë së vërtetë letrare për njëzet vjet me radhë. Gonxhja e njomë e letërsisë shqiptare do të këputej së shpejti dhe po aq shpejt do të priteshin edhe rrënjët e lules së porsaçelur.

# 11. LETËRSIA NËN REGJIMIN E ENVER HOXHËS (1944-1985) DHE DALJA NGA IZOLIMI

## 11.1 Kushtet politike dhe historike

Më 28 nëntor 1944 forcat fitimtare komuniste nën komandën e Enver Hoxhës (1908-1985) hynë në Tiranë, ku dhe vendosën selinë e Qeverisë Demokratike të Shqipërisë. Trembëdhjetë muaj më pas, më 11 janar 1946, u shpall zyrtarisht Republika Popullore e Shqipërisë, kurse më 14 mars të atij viti hyri në fuqi një kushtetutë e modelit sovjetik, që ndryshoi rrjedhën e historisë shqiptare.

Rrënjët e komunizmit shqiptar duhen kërkuar në fund të viteve njëzet. Grupe mërgimtarësh, ndër ta edhe shkrimtari e politikani Fan Noli (1882-1965), kishin ngritur një Komitet Nacional Revolucionar (KONARE) në Vjenë për t'iu kundërvënë diktatorit Ahmet Zogu (1895-1961), i cili pati marrë pushtetin në dhjetor 1924. Ky komitet vendosi lidhje me Internacionalen Komuniste (Komintern) në Moskë, nga edhe mori mbështetje financiare. Ndër figurat e para të lëvizjes komuniste shqiptare ka qenë Ali Kelmendi (1900-1939), i shkolluar në Bashkimin Sovjetik, i cili u kthye në Shqipëri më 1930 për të organizuar celula komuniste në Korçë, Tiranë e gjetiu. Përpjekja e tij për t'i bashkuar këto grupe nuk u arrit plotësisht, dhe kjo për shkak të grindjeve midis fraksioneve. Më 1941, komunistët jugosllavë të udhëhequr nga Josip Broz Tito (1892-1980) ngarkuan dy emisarë, Dushan Mugoshën (1914-1973) dhe Miladin Popoviqin (1910-1945), për t'i bashkuar grupet e ndryshme ilegale në luftën e përbashkët kundër pushtuesve fashistë. Partia Komuniste Shqiptare, e krijuar më 8 nëntor 1941, u rrit vrullshëm gjatë viteve të pushtimit italian e gjerman dhe doli fitimtare në luftën e përgjakshme civile me rivalin e vet, organizatën e rezistencës *Balli Kombëtar*. Sekretari i Përgjithshëm i kësaj partie të re ishte ambiciozi Enver Hoxha nga grupi i Korçës, i cili kishte fituar mjaft përvojë në përballimin e intrigave të vazhdueshme dhe grindjeve fraksioniste për ta bashkuar partinë në një lëvizje të fuqishme.

Me të filluar punën, qeveria e re mori masa të menjëhershme për të fuqizuar pushtetin. Në janar 1945 në Tiranë u ngrit një gjykatë speciale e kryesuar nga Koçi Xoxe (1917-1949), ministri i ri i brendshëm nga Korça, për të gjykuar 'kriminelët kryesorë të luftës'. Kjo gjykatë zhvilloi disa gjyqe spektakolare që zgjatën për muaj të tërë, në të cilët qindra kundërshtarë të vërtetë apo të dyshimtë të regjimit u dënuan me vdekje ose me afate të gjata burgimi. Me anë të një tatimi të posaçëm, u konfiskuan prona dhe pasuri private, duke eliminuar kështu klasën e mesme, kurse industria u shtetëzua. Në gusht 1945 filloi një reformë agrare rrënjësore, që në të vërtetë fshiu e zhduku të gjithë klasën e çifligarëve, e cila e kishte sunduar vendin që nga shpallja e pavarësisë më 1912. Në të njëjtën kohë, u bënë përpjekjet e para për të luftuar analfabetizmin, i cili mbante nën hijen e vet të errët 80% të popullsisë. Përveç ekonomisë së shkatërruar dhe revoltave antikomuniste në disa pjesë të vendit, regjimit të ri iu desh të përballej edhe me një varg problemesh të mëdha të politikës së jashtme. Greqia e quante veten ende në gjendje lufte me Shqipërinë, marrëdhëniet me Shtetet e Bashkuara ishin keqësuar menjëherë, kurse lidhjet me Britaninë e Madhe u bënë shumë të ndera pas të ashtuquajturit incident të Kanalit të Korfuzit[61], ku një destrojer britanik u hodh në erë nga një minë në bregdetin shqiptar.

Edhe marrëdhëniet me Jugosllavinë fqinje arritën në një fazë të pasigurtë lidhur me

---

61 kr. Gardiner 1966 dhe Leggett 1974.

çështjen e Kosovës. Kur gjermanët u tërhoqën nga Shqipëria veriore në fund të vitit 1944, Kosova, e cila kishte qenë ribashkuar me Shqipërinë disa vjet më parë, u mor nga partizanët jugosllavë. Atje u kryen masakra të fshehta kundër popullsisë shqiptare, që akuzohej për bashkëpunim me gjermanët. Problemi i Kosovës në fillim do të zgjidhej sipas parimit të vetëvendosjes, d.m.th. me plebishit, por Titoja, duke e kuptuar se kurrë nuk do të fitonte përkrahjen e nacionalistëve serbë, i bindi udhëheqësit komunistë shqiptarë më 1943 që të mos kishin më shpresë te zbatimi i 'një zgjidhjeje marksiste'. Një ide e propozuar si zgjidhje për problemin shqetësues të Kosovës qe bashkimi i Jugosllavisë dhe Shqipërisë në një shtet të vetëm.

Udhëheqja komuniste në Shqipëri, pak kohë pasi mori pushtetin, qe e ndarë në dy kampe. Njëra palë, e përfaqësuar nga poeti Sejfulla Malëshova (1900-1971), i ngarkuar me punët e kulturës, mbronte tezën se Shqipëria duhet të zhvillonte një politikë të jashtme të pavarur, duke mbajtur lidhje si me Lindjen edhe me Perëndimin, dhe një politikë të brendshme më të moderuar për të nxitur ripajtimin kombëtar. Fraksioni projugosllav, i kryesuar nga ministri i brendshëm Koçi Xoxe, ishte për lidhje më të ngushta me Jugosllavinë dhe Bashkimin Sovjetik, dhe ngulte këmbë për një politikë ekonomike e sociale më radikale e të bashkërenduar me atë politikë që ndiqej në Beograd. Fituan Xoxe dhe këshilltarët e tij jugosllavë, dhe në shkurt 1946 Malëshova u përjashtua nga Byroja Politik dhe u dënua si 'oportunist i djathtë'. Vetë Enver Hoxha duket se ka mbajtur një qëndrim taktikisht të vakët, duke mbetur në hije e duke pritur rastin për të eliminuar kundërshtarët e tij njëherë e mirë. Marrëdhëniet me Britaninë e Madhe e me Shtetet e Bashkuara u ndërprenë në korrik 1946, dhe Enver Hoxha nënshkroi një Traktat Miqësie, Bashkëpunimi e Ndihme Reciproke gjatë vizitës në Beograd, si hap i parë drejt bashkimit të të dy vendeve. Serbokroatishtja u përfshi në programin e të gjitha shkollave shqiptare si gjuhë e huaj e detyrueshme, kurse këshilltarët jugosllavë zunë pikat kyçe në qeveri e në çështjet ekonomike. Shqipëria do të mbetej kështu një koloni e vërtetë jugosllave deri më 1948. Gjatë kësaj periudhe, ministri i brendshëm Koçi Xoxe shfrytëzoi krejt pushtetin e vet mbi aparatin e policisë e të sigurimit për të eliminuar të gjithë armiqtë dhe rivalët e mundshëm. Këto gjueti shtrigash, që në historinë zyrtare të partisë cilësohen si periudhë e Koçi-Xoxes, përfunduan me ekzekutim apo burgosje të figurave politike por edhe të shumë shkrimtarëve apo intelektualëve të talentuar. Letërsia dhe kultura shqiptare u goditën rëndë.

Grindja midis Titos dhe Stalinit më 1948 i siguroi Enver Hoxhës aleatin sovjetik me mbështetjen e të cilit tani do të ruante pozitën e vet e do t'ia dilte pas pak kohe të eliminonte rivalët. Shqipëria u bë i pari vend i Evropës Lindore që denoncoi Jugosllavinë pas përjashtimit të saj nga Kominformi, d.m.th nga blloku sovjetik, më 17 qershor 1948, dhe të gjithë këshilltarët jugosllavë u dëbuan menjëherë nga vendi. Kështu hyri Shqipëria në vathën sovjetike.

Seria e gjyqeve spektakolare dhe e spastrimeve që pasuan, qe e ngjashme me ato që ndodhën edhe në vendet e tjera të Evropës Lindore në fund të viteve dyzet e në fillim të viteve pesëdhjetë. Në kongresin e saj të parë më 8-22 nëntor 1948, Partia Komuniste e Shqipërisë ndërroi emër e u quajt Partia e Punës e Shqipërisë. Sundimi me terror i Koçi Xoxes mori fund, kur u dënua për tradhëti në maj 1949 e u ekzekutua më 10 qershor të atij viti.

Aleanca e Shqipërisë me Bashkimin Sovjetik pati disa epërsi. Sovjetët ofruan më shumë ndihmë ekonomike e ushqimore për të zëvendësuar humbjet e shkaktuara nga ndërprerja e ndihmës jugosllave. Po ashtu erdhi edhe ndihma ushtarake për t'u mbrojtur si nga Jugosllavia fqinje ashtu edhe nga Perëndimi në një kohë kur Lufta e Ftohtë arriti kulmin. Meqë Shqipëria nuk kishte kufi të përbashkët me Bashkimin Sovjetik, nuk kishte ndonjë rrezik të afërt për aneksim politik të drejtpërdrejtë, se udhëheqja shqiptare u tregua në shumë anë e kujdesshme për të ruajtur zyrtarisht pavarësinë e vendit.

E përfshirë në sferën sovjetike, Shqipëria hyri në një periudhë izolimi të thellë nga pjesa

tjetër e botës. *'Ndërtojmë socializmin duke mbajtur në njërën dorë kazmën dhe në tjetrën pushkën'* ishte parulla e përhapur nga Partia për të krijuar një mendësi rrethimi, që do të mbyste çdo kundërshtim. Me vitin 1955 Shqipëria ishte bërë shembull i një shteti stalinist, me modele sovjetike të kopjuara e të përshtatura për çdo fushë të jetës shqiptare.

Mirëpo kur Nikita Hrushçovi (1894-1971) denoncoi krimet dhe kultin e individit të Stalinit në një raport të fshehtë para Kongresit të 20-të të Partisë Komuniste Sovjetike në shkurt 1956, Enver Hoxha e dënoi revizionizmin. Pas disa manovrimeve politike dinake e të egra, ai ia doli mbanë të kapërcejë kritikat kundër politikës së tij staliniste e të mbajë pushtetin. Kurse ngjarjet në Hungari dhe Poloni e bindën se Hrushçovi përfaqësonte rrezikun më të madh për sovranitetin e Shqipërisë e për pushtetin e tij. Dallimet ideologjike midis dy partive dhe orvatjet e Hrushçovit për t'u marrë vesh me renegatin Tito shpunë në fillim në një çarje politike në marrëdhëniet me Bashkimin Sovjetik, çarje që u thellua mjaft në vitet e ardhshme me gjithë varësinë e skajshme të Shqipërisë nga ndihmat dhe dërgesat ushqimore sovjetike. Në Konferencën e tetëdhjetë e një partive komuniste të mbajtur në Moskë në nëntor 1960, Enver Hoxha qe i patundur në mendimin për të mos i dënuar komunistët kinezë nën udhëheqjen e Mao Ce Dunit (1893-1976) dhe, në një fjalim të hapur e të pazakontë, sulmoi Hrushçovin për shmangie nga marksizëm-leninizmi. Marrëdhëniet midis dy partive u tejkeqësuan me shpejtësi deri në atë pikë sa në mars 1961 Hrushçovi pezulloi dërgesat ushqimore për Shqipërinë, aq të domosdoshme e të ngutshme për popullsinë atë vit. Në dhjetor 1961 Bashkimi Sovjetik prishi marrëdhëniet diplomatike me Shqipërinë, kurse Enver Hoxha, në kërkim të një mbrojtësi të ri, ktheu sytë nga Lindja e Largët.

Aleanca kino-shqiptare, e cila do të zgjaste nga 1961 deri në korrik 1978, e radikalizoi jetën politike, ekonomike e sociale në Shqipëri dhe e izoloi vendin edhe më shumë nga Evropa dhe nga pjesa tjetër e botës. Kina e ndihmoi shumë Shqipërinë për zhvillimin e saj, veç të tjerash me mallra dhe kredi me interes të ulët, por kjo ndihmë nuk doli e mjaftueshme për të nxitur rritjen ekonomike. Për të shuar valën e pakënaqësisë së popullit nga sundimi i tij, Enver Hoxha përdori taktikën e tij të zakonshme të kundërsulmit, duke filluar një fushatë të modelit kinez në fund të vitit 1965 për 'të revolucionarizuar të gjitha aspektet e jetës së vendit', fushatë që përkoi me Revolucionin Kulturor në Kinë. Një politikë kulturore revolucionare e re, e paraqitur në publik në tetor 1965 nga kryeideologu për çështjet kulturore, Ramiz Alia (l. 1925), kërkonte me vendosmëri shkëputjen e kulturës shqiptare nga të gjitha ndikimet e huaja. Tani, roli i letërsisë dhe arteve ishte që të imunizonte njerëzit përballë të gjitha prirjeve borgjeze e revizioniste, ngado që ato mund të vinin. Shkrimtarët duhet t'i përqëndronin energjitë e tyre në tema kombëtare si ajo e lëvizjes partizane dhe e ndërtimit të socializmit. Në praktikë kjo politikë shpuri në ndalimin e librave dhe filmave të huaj dhe në mbytjen edhe të asaj pak lirie intelektuale që ekzistonte ende në vend. Në përgjigje të letrës së hapur të Enver Hoxhës më 4 mars 1966, mijra punonjës të mendjes, ndër ta shumë shkrimtarë e artistë, 'dolën vullnetarë' për të vajtur në fshat e për të punuar tokën bashkë me fshatarët. Optimist pas fitores 99,99% të kandidatëve të Partisë në zgjedhjet e përgjithshme në korrik 1966, Kongresi i Pestë i Partisë, i mbajtur në nëntor të atij viti, orientoi që të intensifikohej më tej 'lufta e klasave', duke e bërë të detyrueshme për të gjithë punën fizike në sektorët prodhues të ekonomisë. Parulla e ditës ishte *'Të mendojmë, të punojmë e të jetojmë si revolucionarë'*.

Në një fjalim më 6 shkurt 1967 Enver Hoxha nxiti hapjen e një fushate kundër fesë, që përbënte njërin nga elementet e fundit të mbetur nga tradita. Brenda pak muajsh u mbyllën të gjitha xhamitë, kishat dhe teqetë bektashiane, shumica duke u shembur ose rikonstruktuar për t'u përdorur si salla kinemaje, pallate sporti (Katedralja Katolike e Shkodrës) apo depo. Shqipëria u shpall i pari shtet ateist në botë. Kjo, e ashtuquajtura dëshirë spontane e rinisë, jo vetëm e zhveshi Shqipërinë nga shumë tradita kulturore të saj, por edhe nga mjaft monumente të arkitekturës dhe të kulturës kombëtare. Fushata për çrrënjosjen e fesë, e zhvilluar me zellin

e entuziazmin fetar të një kryqëzate, përbënte një akt të paparë vetëvrasjeje kulturore. Monumente kulture u fshinë nga faqja e dheut, ikona e libra të rrallë u dogjën, dorëshkrime të vjetra u lanë të kalben. Gjithçka sadopak e lidhur me fenë u bë tabu për dy dhjetëvjeçarët që pasuan. Në të njëjtën kohë sistemi arsimor u reformua rrënjësisht për ta pastruar nga ndikimet sovjetike. Rradhët e ushtrisë u spastruan dhe atë e morën në dorë komisarët e partisë.

Periudha revolucionare, që nisi më 1965 dhe zgjati deri në mesin e vitit 1969, përfundoi me ftohjen e marrëdhënieve me Kinën. Pas pushtimit sovjetik të Çekosllovakisë më 1968, që solli edhe tërheqjen përfundimtare të Shqipërisë nga Traktati i Varshavës, udhëheqja kineze u mundua të përmirësonte marrëdhëniet me Jugosllavinë dhe Rumaninë me qëllim që të dobësonte Bashkimin Sovjetik në Ballkan. Enver Hoxha nga ana e tij e kuptoi se aleanca me Kinën qe e pamjaftueshme për ta mbrojtur vendin nga kërcënimi ushtarak sovjetik. Në vitin 1971 ai po i lëshonte sinjale të matura Perëndimit, kurse vetë normalizoi marrëdhëniet diplomatike me Jugosllavinë dhe Greqinë fqinje. Në fillim të viteve shtatëdhjetë, politika kineze ndryshoi rrënjësisht kur e braktisi izolimin. Kontradiktat ideologjike me udhëheqjen shqiptare arritën kulmin kur presidenti i SHBA Riçard Nikson (1913-1994) vizitoi Pekinin në shkurt 1972. Enver Hoxha e dënoi përsëri revizionizmin. Me gjithë marrëdhëniet e jashtme të turbullta të Shqipërisë, pas revolucionit kulturor shqiptar brenda vendit mbizotëroi një periudhë e shkurtër qetësie, ndonëse jo e vërtetë. Pas disa vjetësh vetëmohimi e turbullire, populli ishte i mërzitur e i zemëruar, kurse intelektualët më të shqetësuar se kurrë.

Megjithëse Partia vazhdonte t'i binte avazit të rrezikut të ndikimeve borgjeze, në rrugët e Tiranës po dukeshin modat perëndimore të veshjes, si dhe një pasqyrim i zbehtë i ndryshimeve sociale që po ndodhnin në Perëndim. Shihje të mbaheshin pantallona të tipit perëndimor, flokë të gjatë e në ndonjë rast funde të shkurtër, kurse programet me muzikë perëndimore të radiostacioneve italiane po dëgjoheshin gjithnjë e më shumë. Në Plenumin e katërt të Komitetit Qendror më 26-28 qershor 1973, Enver Hoxha ndërmori përsëri ofensivën dhe paraqiti një raport që sot mund të quhet si klasik në analet e obskurantizmit evropian: *Të thellojmë luftën ideologjike kundër shfaqjeve të huaja e qëndrimeve liberale ndaj tyre*.[62] Si shkak në këtë luftë të re të Hoxhës për të mbajtur pushtetin shërbeu Festivali i 11-të i Këngës më 25 dhjetor 1972, ndonëse ishte krejt i padëmshëm. Protagonistë të së ashtuquajturës lëvizje liberale, nëse vërtet ka pasur të tillë, qenë dramaturgu **Fadil Paçrami** (l. 1922), sekretar i partisë për çështjet ideologjike të Komitetit të Partisë së Tiranës, dhe **Todi Lubonja**[63] (l. 1923), drejtor i Radiotelevizionit, të cilët shërbyen si 'koka turku' për të trembur shkrimtarët e artistët e për t'i pasur ata pas vetes, dhe për pasojë gjithë vendin. Për ta u tha se kishin nxitur që ide e ndikime dekadente perëndimore të depërtonin në kulturën shqiptare. Lëvizja liberale u shtyp menjëherë, kurse dy figurat kryesore të saj u dënuan pa mëshirë për mëkatet e tyre si deviatorë dhe armiq të popullit. Todi Lubonja, i akuzuar për pikëpamje dhe shije estetike liberal-oportuniste të theksuara, u dënua më 27 korrik 1974 me pesëmbëdhjetë vjet burg. Pas trembëdhjetë vjetësh në burgun famëkeq të Burrelit, ai u lirua në qershor 1987 dhe u internua në fshatin Malecaj (rrethi i Lezhës) para se kalvari i tij të merrte fund. Fadil Paçrami, nga ana e tij, u lirua më në fund nga burgu i Kosovës së Madhe afër Elbasanit më 17 mars 1991, dy javë përpara zgjedhjeve të para pluraliste.

Ajo çka ndodhi nga viti 1973 deri të paktën më 1975 qe mbretërimi i terrorit kundër shkrimtarëve dhe intelektualëve shqiptarë, që mund të krahasohet edhe me spastrimet staliniste të viteve 1930. Këto vite qenë një hap i madh prapa për zhvillimin e letërsisë dhe kulturës shqiptare. Në pranverë 1973 njëqind e tridhjetë shkrimtarë e artistë shpallën se po largoheshin

---

[62] kr. E. Hoxha 1973 dhe 1975.

[63] kr. T. Lubonja 1993, 1994.

nga qytetet për të punuar në ara e kantiere ndërtimi me qëllim që të forconin lidhjet e tyre me masat punonjëse. Poetë e prozatorë hynë në garë mes tyre duke dëshmuar një zell revolucionar dhe duke hedhur poshtë ndikimet e huaja e liberale. Ata që qenë më pak bindës ose me botime të prekura nga liberalizmi u dërguan në zona të largëta ose u burgosën. Më fatlumët humbën vetëm të drejtën e botimit. Pothuaj të gjithë shkrimtarët kryesorë e patën nga një vepër të hequr nga qarkullimi e 'të kthyer në karton'. Mësimi i gjuhëve të huaja në thelb qe ndaluar, kurse ata që kishin fatkeqësinë të dinin frëngjisht apo italisht u gjendën në pozitë të palakmueshme. Edhe piktorë të tillë si Maks Velo (l. 1935), Edison Gjergo (l. 1938) dhe Ali Oseku (l. 1944) u demaskuan në Plenumin e Katërt e u dërguan në burgje e kampe përqëndrimi, si në burgun famëkeq të minierës së bakrit në Spaç. Ata u dënuan për krimin e agjitacionit e të propagandës sepse kishin shprehur një farë interesimi për Pablo Pikason, Salvador Dalin apo Maks Ernstin.

Në vitet më pas, vazhduan një radhë spastrimesh dukë përfshirë të gjithë sektorët e tjerë të shoqërisë, tërë popullsinë, në një atmosferë hutimi e pasigurie. Në tetor 1974, Beqir Balluku (1917-1975), ministër i mbrojtjes që më 1953, u spastrua bashkë me Petrit Dumen, shefin e shtabit, dhe Hito Çakon, drejtor i drejtorisë politike të ushtrisë, kurse një vit më vonë Abdyl Këllezi (1919-1977), kryetar i Komisionit të Planit të Shtetit, Koço Theodhosi (1913-1977), ministër i industrisë dhe i minierave, dhe Kiço Ngjela (l. 1920), ministër i tregtisë, u shkarkuan nga funksionet dhe u dënuan pa mëshirë.

Kontradiktat ideologjike që kishin lindur me kinezët shpunë në fundin e aleancës kino-shqiptare më 1978. Tani Shqipëria qe e izoluar nga e gjithë bota, një ishull revolucioni në detin e revizionizmit.

Vdekja misterioze më 17 dhjetor 1981 e rivalit të Hoxhës, Mehmet Shehu (1913-1981), i cili ishte në krye të aparatit ushtarak dhe aparatit të tmerrshëm të *Sigurimit*, si dhe përgjegjës kryesor për tmerrin, solli një tjetër fshesë spastrimi në qeveri e në parti. Në nëntor 1982, Hoxha i moshuar, në një nga deklaratat publike më qesharake të lëshuara ndonjëherë nga një tiran i regjur, shpalli para botës së shtangur se aleati më i ngushtë i dikurshëm i tij, Mehmet Shehu, kishte pasë punuar si agjent i huaj njëkohësisht për amerikanët, anglezët, sovjetikët dhe jugosllavët dhe, përballë akteve të poshtra të tij, kishte vendosur të vriste veten. Është e tepërt të themi se, deri pas vdekjes së Hoxhës, nuk është bërë asnjë orvatje për të devijuar nga kursi ideologjik i caktuar nga partia.

Me vdekjen e Enver Hoxhës më 11 prill 1985, fuqia politike i takoi pasardhësit të tij Ramiz Alia (l. 1925) nga Shkodra, i cili e sundoi vendin me dorë pak më të butë, ndonëse pa bërë ndonjë ndryshim real në politikë. Në fund të viteve tetëdhjetë, me rënien e komunizmit evropiano-lindor, e sidomos me vdekjen e diktatorit rumun Nikolae Çaushesku, më 25 dhjetor 1989, udhëheqja e partisë e ndjeu se edhe në Shqipëri përmbysja e komunizmit ishte çështje kohe. Themelet e sistemit qenë tronditur në fillim të korrikut 1990, kur mijëra shqiptarë rrezikuan jetën duke kërkuar strehim politik në ambasadat gjermane, italiane dhe franceze në Tiranë. Brenda gjysmë viti diktatura njëpartiake, që kishte qenë sunduese në të gjitha aspektet e jetës shqiptare për gati gjysmë shekulli, mori fund. Pluralizmi politik u lejua në dhjetor 1990, kurse zgjedhjet e para shumëpartiake në vend u zhvilluan më 31 mars 1991.

Sado e pabesueshme duket tani që kthehemi prapa - madje edhe për vetë shqiptarët - stalinizmi fanatik mbijetoi i pacenuar e i padobësuar për plot tridhjetë e shtatë vjet pas vdekjes së Stalinit më 1953. Ndonëse gjykimi përfundimtar për periudhën 'socialiste' në Shqipëri u duhet lënë historianëve dhe politologëve të së ardhmes, periudha dyzetegjashtëvjeçare e 'izolimit të shkëlqyer' nën regjimin marksist-leninist duket sikur i ka lënë vendit si trashëgim mjerim të përgjithshëm dhe një ekonomi që krahasohet me vendet më të prapambetura të Afrikës qendrore. Kur sistemi njëpartiak u hoq përfundimisht, në të vërtetë nuk kishte mbetur udhëheqje intelektuale për të mbushur zbrastësinë. Kultura shqiptare ishte rrënuar. Kështu, fillimi i viteve nëntëdhjetë e gjeti shtetin shqiptar në një gjendje politike e ekonomike

katastrofike me rrjedhoja dramatike për zhvillimin e letërsisë dhe kulturës bashkëkohore. Vërtet, është e vështirë dalja nga izolimi, por nuk ka dyshim se së shpejti Shqipëria do të zërë vendin e vet në Evropë.

## 11.2 Vërshimi i realizmit socialist. Letërsia shqiptare e pasluftës deri më 1961

Enver Hoxha dhe udhëheqësit e rinj partizanë që morën pushtetin në fund të vitit 1944, i shihnin me dyshim shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë të çdo ngjyre politike, duke i konsideruar shumicën e tyre si përfaqësues të 'regjimit të vjetër'. Një numër tepër i vogël shkrimtarësh si Vangjel Koça (1900-1943) dhe Vasil Alarupi (1908-1977) kishin qenë ithtarë të vërtetë të fashizmit, kurse një grup tjetër intelektualësh, edhe pse nuk qenë vetë fashistë, kishin bashkëpunuar me pushtuesit italianë e gjermanë në një mënyrë a në një tjetër. Shumica e tyre donin thjesht të shpëtonin të paktën kokën në ato kohë trazirash.

Mjaft figura të shquara të jetës intelektuale shqiptare u arratisën nga vendi: Ernest Koliqi (1903-1975), Mehdi bej Frashëri (1874-1963), Mid'hat bej Frashëri (1880-1949) dhe Karl Gurakuqi (1895-1971) shkuan në Itali, Branko Merxhani (1894-1981) në Turqi, kurse shkrimtari i majtë Tajar Zavalani (1903-1966) në Britani.

Të tjerë ushqenin shpresa se, pasi kishin dalë gjallë nga lufta, do të mund të merreshin vesh njëfarësoj me udhëheqësit e rinj komunistë e do të punonin gjallërisht me ta për ndërtimin e një Shqipërie të re, të një shoqërie të re socialiste. Por, pa kaluar shumë kohë, demagogjia e Enver Hoxhës, gjyqet spektakolare staliniste nën gjeneral Mehmet Shehun (1913-1981) dhe gjuetia e shtrigave nën Koçi Xoxen (1917-1949) e bënë të qartë se çlirimi dhe idealet e mëdha të socializmit ishin një fasadë për të mbuluar terrorin dhe diktaturën e egër. Mjeti i parë për t'i bindur njerëzit nuk u bë arsimi e propaganda, por frika e hapur dhe e pakursyer. Për shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë[64] periudha menjëherë pas luftës qe bërë një apokalips.

Në mënyrë të veçantë vuajtën shkrimtarët e shkollës katolike shkodrane. Gjeneral Mehmet Shehu, në një fjalim publik të mbajtur në Shkodër më 28 janar 1945, e pati quajtur fortesën katolike 'çerdhe të reaksionit' dhe pati paralajmëruar se udhëheqësit kishtarë do të merrnin shpërblimin 'e merituar' para gjyqit të popullit. Dramaturgu Ndre Zadeja (1891-1945), poeti Lazër Shantoja (1892-1945), poeti Bernardin Palaj (1894-1947), romancieri Anton Harapi (1888-1946), dhe publicisti Gjon Shllaku (1907-1946) u ekzekutuan. Poeti Vinçenc Prenushi (1885-1949) vdiq në burg pas torturash të rënda, ashtu si dhe prozatori e botuesi dom Ndoc Nikaj (1864-1951), babai i prozës gege të shekullit të njëzetë. Ndër intelektualët e tjerë të shquar që u ekzekutuan janë botuesi arbëresh Terenc Toçi (Terenzio Tocci, 1880-1945), botuesi Nebil Çika (vd. 1944), shkrimtari bektashi baba Ali Tomori (Ali Tyrabiu, vd. 1947), dhe poeti Manush Peshkëpia (1910-1951).

Ndër shumë shkrimtarë dhe intelektualë të tjerë që u arrestuan e u burgosën gjatë gjuetisë së shtrigave pas Luftës së Dytë Botërore qenë dramaturgët e njohur Kristo Floqi (1873-1951) dhe Etëhem Haxhiademi (1902-1965), shkrimtari dhe botuesi mysliman hafiz Ibrahim Dalliu (1878-1952), ministri i arsimit Mirash Ivanaj (1891-1953), të cilët vdiqën në burg, dhe poeti Dionis Gjergj Bubani (l. 1926); shkrimtari i prozës së shkurtër Mitrush Kuteli (1907-

[64] Për ndjekjen e shkrimtarëve shqiptarë pas Luftës së Dytë Botërore, kr. Pipa 1959a dhe Plasari 1991b.

1967), romancieri Petro Marko (1913-1991), poeti Sejfulla Malëshova (1900-1971), shkrimtarja e prozës së shkurtër Musine Kokalari (1917-1983), poeti dhe studiuesi Arshi Pipa (l. 1921), poeti bektashian Ibrahim Hasnaj (1912-1995), poeti Nexhat Hakiu (1917-1978), poeti Andrea Varfi (1914-1992), përkthyesit Jusuf Vrioni (l. 1916) dhe Pashko Gjeci (l. 1918), romancieri Mustafa Greblleshi (1922-1986), publicisti Dionis Miçaço, poeti Kudret Kokoshi (1907-1991), romancieri dhe botuesi Anton S. Frashëri (1892-1965), humoristi dhe përkthyesi i palodhur Mid'hat Araniti (1912-1992) që ka shkruar në të folmen tiranase, gjuhëtari Selman Riza (1909-1988), kritiku Filip Fishta (l. 1901), folkloristët atë Donat Kurti (1903-1969) dhe Stavro Frashëri nga Kavaja, dhe shkrimtari Lazër Radi (l. 1916), i cili u lirua më 1991 pas një kohe të pabesueshme prej dyzet e gjashtë vjetësh burgu e internimi.

Përndjekja e intelektualëve, sidomos e atyre që kishin qenë jashtë vendit para vitit 1944, dhe shkëputja faktike nga të gjitha traditat kulturore, krijuan në Shqipëri një zbrastësi letrare e kulturore e cila zgjati deri në vitet gjashtëdhjetë. Pasojat e saj mund të ndihen edhe sot. Nuk do të dihet kurrë saktë sa intelektualë dhe talente të reja letrare u dërguan gjatë viteve që pasuan, për të punuar në degë të rënda të industrisë, ose u syrgjynosën përgjithmonë në provincë, ose u internuan në ndonjë fshat të thellë malor pa shpresë për t'u kthyer më në vendbanimet e tyre.

Martesa me përdhunë e letërsisë shqiptare me marksizëm-leninizmin u prangua fort që në fillim me themelimin në tetor 1945 të Lidhjes së Shkrimtarëve. Fillimisht politika kulturore në Shqipërinë e pasluftës iu ngarkua poetit **Sejfulla Malëshova** (1900-1971). Me prejardhje nga krahina e Përmetit, Malëshova kaloi një pjesë të mirë të jetës jashtë vendit. Studioi për mjekësi në Itali, kurse më 1924, në moshën njëzet e tre vjeç, u bë sekretari personal i Fan Nolit në qeverinë e tij demokratike. Me rrëzimin e Nolit, Malëshova iku në Paris, dhe së andejmi, i frymëzuar nga Revolucioni i Tetorit, vazhdoi në Moskë ku studioi dhe më vonë dha mësim marksizmin. Në Bashkimin Sovjetik hyri në Partinë Komuniste (1930-1932), por më pas u përjashtua si buharinist. Rreth vitit 1938 Malëshova emigroi në Evropën Perëndimore dhe jetoi në Paris deri në pushtimin gjerman, më tej në Grenoblë. Në verë të vitit 1943 u kthye në Shqipëri, përsëri anëtar partie dhe ende plot ideale. Këtu u bë anëtar i Komitetit Qendror të Partisë Komuniste të sapoformuar të Shqipërisë. Si ministër i kulturës në qeverinë e përkohëshme të sunduar nga komunistët, Malëshova organizoi kongresin e parë të shkrimtarëve shqiptarë më 7 tetor 1945. Në këtë kongres u bë edhe themelimi i Lidhjes së Shkrimtarëve të Shqipërisë me shtatëdhjetë e katër anëtarë, komunistë e jokomunistë.

Malëshova ndoqi një kurs relativisht liberal e pajtues për kohën, me qëllim që të inkurajonte riintegrimin e forcave jokomuniste në strukturat e reja të pushtetit. Ai nuk qe nga ata që dënonin të gjithë shkrimtarët e paraluftës si reaksionarë, si Gjergj Fishtën, as nuk qe për shkëputje të plotë nga Perëndimi. Nuk do të kalonte shumë dhe Malëshova do të bëhej zëdhënës i njërit nga dy fraksionet që rivalizonin për pushtet brenda në parti. Por me përkrahjen e komunistëve jugosllavë, fraksioni i kundërshtarit të tij Koçi Xoxe fitoi në fillim të vitit 1946 dhe Malëshova ra. Në një mbledhje të Komitetit Qendror më 21 shkurt 1946, Malëshovën e akuzuan për oportunizëm dhe devijim të djathtë dhe e përjashtuan nga Byroja Politike e nga Komiteti Qendror. Për çudi, Malëshova shpëtoi gjallë. Ky idealist i majtë, që dikur pati qenë anëtar i Kominternit, u internua për dy a tre vjet në Ballsh, kurse gjithë jetën pastaj e kaloi në internim të brendshëm si magazinier në Fier, ku, për vite me radhë, asnjë banor i qytetit nuk guxonte t'i fliste. Për të i vetmi shoqërim me të tjerët ishte të luante futboll me fëmijët. Sa herë që dikush i afrohej, vinte dy gishtat në buzë për t'i thënë se ishte betuar të mos hapte gojë, gjë që i siguroi mbijetesën. Malëshova vdiq më 11 qershor 1971 nga apendiciti në një vetmi të papërfytyrueshme. Edhe pse në qytet të gjithë ia dinin përmendsh vjershat, askush nuk guxoi të marrë pjesë në funeral. U varros në prani të së motrës, varrmihësit dhe dy agjentëve të *Sigurimit*.

Pjesa më e madhe e poezisë së këtij poeti të vetëquajtur rebel është shkruar në mërgim

me pseudonimin Lame Kodra dhe është botuar në vëllimin *Vjersha*, Tiranë 1945. Tipike për frymën e kësaj përmbledhjeje me 21 vjersha është *Poeti rebel*, e botuar për herë të parë më 1941:

*"Pa dëgjoni, gra e burra*
*Anembanë,*
*Dolli urdhëri për mua*
*Në Tiranë,*
*Nëpër male, nëpër fusha*
*Në luadhe*
*Po më ndjekin këmba-këmbës*
*Me koshalle.*
*Po s'kam frikë nga zagari*
*Me dyfek;*
*Kudo shkoj e hidhem unë*
*Shtek më shtek*
*Kudo vete e futem unë*
*Prak më prak*
*Shqipërinë anembanë*
*Kam jatak.*
*Jam rebel e jam hajdut*
*Edhe mburrem;*
*Kundër beut edhe fronit*
*Un turrem.*
*I kam dalë për zot unë*
*Vegjëlisë,*
*Edhe luftë i kam shpallur*
*Skllavërisë."*

Ndër vjershat e tjera të kësaj përmbledhjeje janë *Si e dua Shqipërinë, Klithma e Dragobisë, Internacionala*, përkthimi shqip i himnit komunist, dhe *Lasgush Poradecit*, një vjershë satirike, ku poeti komunist akuzon Poradecin se ia ka shitur shpirtin kapitalit të huaj: "Të blenë me para, o zok liqeri." Malëshova gjithashtu përktheu shqip veprat e Marksit, Engelsit dhe Leninit si dhe hartoi një fjalor rusisht-shqip që më pas u botua me emrin e tjetërkujt.

Gjuetia e shtrigave që pasoi spastrimin e Malëshovës i mpiu krejt shkrimet dhe mendimin krijues në Shqipëri. Mjaft intelektualë, që deri tani i kishin shpëtuar ekzekutimit, gjendeshin në burg ose qenë detyruar të mbyllnin gojën mirë. Në tetor 1949, pesë muaj pas eliminimit të Koçi Xoxes, u mblodh Konferenca e tretë e Lidhjës së Shkrimtarëve. Kjo konferencë përcaktoi drejtimin e letërsisë shqiptare, atë të realizmit socialist, drejtim që do të mbetej i pandryshuar për gjithë periudhën e viteve pesëdhjetë. Liria intelektuale, që për ironi kishte ekzistuar nën diktaturën zogiste të paraluftës dhe gjatë pushtimit italian, tani kishte marrë fund plotësisht. Partia nuk kërkonte gjë tjetër përveç bindjes absolute, dhe të gjithë shkrimtarët iu nënshtruan vëzhgimit dhe udhëzimeve kritike. Gjatë viteve të para të aleancës sovjeto-shqiptare, politika kulturore në Shqipëri u ndikua mjaft nga zhdanovizmi, doktrinë letrare e formuluar nga Andrej Aleksandroviç Zhdanov (1896-1948), që bëri kërdinë në letërsinë dhe kulturën sovjetike. Shkrimtarët shqiptarë u nxitën të përqëndronin gjithë energjitë krijuese në trajtimin e disa temave të veçanta, si lufta partizane e ashtuquajtur 'luftë nacional-çlirimtare' dhe ndërtimi i socializmit, si dhe t'u shmangeshin ndikimeve kozmopolite të Perëndimit. Ideja politike ishte elementi kryesor për ata që donin të shpëtonin. Subjekte që ishin pa ndonjë vlerë

edukative në kuptimin marksist quheshin të huaja e tabu. Letërsia shqiptare, e cila pati evoluar aq vrullshëm në mesin e viteve tridhjetë, tani në të vërtetë u zhduk. Vendi ishte kthyer në një djerrinë letrare.

Bashkë me integrimin e Shqipërisë në bllokun sovjetik, hynë edhe modelet letrare sovjetike, të cilat u imituan me servilizëm dhe në mënyrë që të hidheshin themelet e një letërsie të re. Me kohë, një brez i ri shkrimtarësh proletarë dolën në skenë, shumica e të cilëve pa shkollimin e duhur të rregullt. Të frymëzuar nga një përzierje surrealiste frike e patosi revolucionar, ata e treguan veten të gatshëm për të marrë pjesë në shndërrimet rrënjësore politike e shoqërore, procese në të cilat po kalonte ky vend i vogël ballkanik.

Poezia, tregimet dhe romanet e krijuara nga ky brez i ri i shkrimtarëve shqiptarë, veprat e të cilëve, të ribotuara më vonë në përmbledhje veprash të plota a të zgjedhura, u ngritën lart e u lëvduan si vepra klasike bashkëkohore të realizmit socialist, shumica nuk qenë aspak vepra letrare. Ato ishin trakte me synime politike, edukative për nga natyra, shpesh tepër didaktike. Rëndësi më të madhe se niveli artistik kishin patriotizmi dhe bindjet 'e drejta' politike të autorëve.

Ishte **Dhimitër Shuteriqi** (l. 1915) nga Elbasani, më pas historian letërsie me rëndësi, ai që do t'i jepte disi ngadalë tonin prozës me tregimet e tij si dhe me romanin e tij, të parin roman shqiptar të pasluftës. Kjo vepër në dy vëllime, *Çlirimtarët*, Tiranë 1952, 1955, jepte një tablo jo vetëm të vuajtjeve dhe të mjerimit të fshatarësisë para çlirimit, por edhe të lindjes së ndërgjegjes klasore në gjirin e saj. Dobësia kryesore e romanit, dobësi që do të mbizotëronte në shumicën e romaneve shqiptarë nga vitet pesëdhjetë e këndej, qëndron në pasqyrimin pa dallim bardhë e zi të personazheve, domethënë pozitivët kundër negativëve. Shuteriqi, i cili qe kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve nga 1946 deri më 1973 dhe ka shkruar edhe poezi, shquhet tani më shumë për studime në fushat e letërsisë, historisë dhe folklorit, sidomos për historitë dhe antologjitë standarde të letërsisë shqiptare.

Një shkrimtar tjetër kryesor i kësaj periudhe ishte **Shevqet Musaraj** (1914-1986) nga fshati Matogjin afër Vlorës. *Para agimit*, Tiranë 1965-1966, është një kronikë e viteve të fundit të diktaturës së Zogut dhe e rritjes së lëvizjes së rezistencës gjatë luftës, ashtu siç e jeton veçanërisht personazhi Emira Velo. Me pushtimin italian në Pashkët 1939, Emira hyn në lëvizjen e rezistencës, por paragjykimet ndaj njerëzve të thjeshtë të klasës punëtore e largojnë më pas nga lëvizja për çlirim kombëtar. Po në të njëjtën kohë shtjellohet edhe subjekti i një romani tjetër të tij më pas - *Belxhiku që këndon vënçe*, Tiranë 1979. Ndonëse veprat e Musarajt u përhapën e u lexuan gjerësisht, asnjëra prej tyre nuk mund t'i qëndrojë provës së kohës.

**Sterjo Spasse**[65] (1912-1989) qe nga të paktët shkrimtarë shqiptarë që shpëtuan nga tranzicioni i pushtetit. Në romanet e pasluftës si *Ata nuk ishin vetëm*, Tiranë 1952, i cili është përkthyer në frëngjisht (Tiranë 1958) dhe gjermanisht (Tiranë 1960), dhe *Afërdita përsëri në fshat*, Tiranë 1955, ai zbatoi mësimet e realizmit socialist dhe ndikoi direkt në zhvillimin e etapave të para të tij në Shqipëri. Ndër romanet e tjera të mëvonshme qenë *Buzë liqenit*, Tiranë 1961, dhe *Zjarret,* Tiranë 1972, që trajtonin konflikte psikologjike dhe probleme ideologjike të kolektivizimit, si dhe *Zgjimi*, Tiranë 1974, subjekti i të cilit shtjellohet në një qytet shqiptar në ditët e fundit të sundimit osman. Në pikëpamje të origjinalitetit e të nivelit artistik asnjëri nga këto krijime nuk mund të krahasohet me krijimtarinë para çlirimit. Frymëzimi rinor i Spasses kishte marrë fund, kurse letargjia kulturore e kohës nuk lejonte aspak zhvillimin e individualitetit. Ai vdiq në Tiranë më 12 shtator 1989.

**Fatmir Gjata** (1922-1989) nga Korça trajtoi temën e luftës nacionalçlirimtare në *Përmbysja*, Tiranë 1954, që kishte në qendër rritjen e vetëdijes politike të një djali fshatar. Romani më i njohur i Gjatës është *Këneta*, Tiranë 1959, i frymëzuar nga letërsia ruse, përshkrim

---

[65] kr. I. Spasse 1995.

i tharjes së kënetës së Maliqit në fushën e Korçës dhe i komploteve të ulëta të armiqve të jashtëm e të brendshëm për të sabotuar punën. Në *Këneta*, sekretari i partisë Stavri Lara, i plagosur gjatë luftës, ngarkohet me detyrën e drejtimit të punimeve për tharjen e kënetës. Ish e dashura e tij Rina, të cilën ai ende e dashuron, është martuar për fat të keq me dikë tjetër. *Këneta* është një vepër propagande të cekët pa ndonjë nivel artistik për të qenë.

**Jakov Xoxa**[66] (1922-1979) nga Fieri në fushën dikur me këneta e mushkonja të Myzeqesë, dënoi shfrytëzimin e fshatarësisë së varfër nga bejlerët mizorë në veprën *Lumi i vdekur*, Tiranë 1965. Ky roman është një nga veprat e rralla të kohës me meritë artistike. Është përkthyer italisht (Tiranë, rreth v. 1972). Romani i tij i dytë *Juga e bardhë*, Tiranë 1971, që ka për model *Podnjataja celina,* Moskë 1932 (Tokat e çara), të shkrimtarit Mihail Aleksandroviç Shollohov (1905-1984), merret me kolektivizimin e bujqësisë në fushën e Myzeqesë pas luftës. Ndeshemi në këtë roman me Kiu Koroziun, kryetarin prepotent të një kooperative bujqësore, i cili pa të drejtë kundërshton shkrirjen e kooperativës 'së tij' me të tjerat për të formuar një njësi më të madhe. Kemi edhe një përkthim frëngjisht të këtij romani (Tiranë 1974).

Prozatori **Ali Abdihoxha** (l. 1923) nga Elbasani mban në krijimet e tij vulën e përvojës vetjake në lëvizjen e rezistencës. Romani i tij *Një vjeshtë me stuhi*, Tiranë 1959, imitim në të gjitha aspektet i *Malladaja gvardija*, Moskë 1946 (Garda e re), të Aleksandër Aleksandroviç Fadejevit (1901-1956), tregon për një grup të rinjsh që ngarkohen me detyrën e ngritjes së një shtypshkronje ilegale në Shqipërinë e pushtuar. *Tri ngjyra të kohës*, Tiranë 1965-1972, është një roman katërvëllimësh disi i lodhshëm, përsëri për lindjen e zhvillimin e vetëdijes klasore të fshatarësisë gjatë luftës për çlirim kombëtar.

Pas gati pesë shekujsh ekzistence, poezia shqiptare tani kishte rënë në një hon artificialiteti. Nga poetët e rëndomtë në këtë periudhë mund të përmendim shkarazi **Aleks Çaçin** (1916-1989), **Mark Gurakuqin** (1922-1970), **Luan Qafëzezin** (1922-1995) dhe **Llazar Siliqin** (l. 1924), të cilët sollën në poezinë lirike tema politike e didaktike. Asnjëri prej këtyre poetëve nuk dëshmoi ndonjë talent të veçantë, ose se ky u mungonte, ose nga 'kritika konstruktive' e vazhdueshme e dogmatikëve partiakë. Çaçi, i lindur në Palasë të bregdetit të Himarës, përmendet kryesisht për poemën *Ashtu Myzeqe*, Tiranë 1947, për shndërrimet në krahinën e prapambetur të Myzeqesë, një temë që do ta ritrajtonte më pas në *Ti je, Myzeqe?*. Llazar Siliqi, i lindur në Shkodër, bir i shkrimtarit Risto Siliqi (1882-1936), i dha tonin poezisë revolucionare deri diku si miniaturë e Vladimir Majakovskit (1893-1930) në Rusinë pas Revolucionit, por në një mënyrë shumë më artificiale. Mjaft nga poezia e tij ka pasur për model atë të poetit sovjetik Nikollaj Asejev (1889-1963). Poema e zjarrtë *Prishtina*, Tiranë 1949, risjell në vargje kalvarin e tij e të të tjerëve në kampin e përqendrimit të Prishtinës më 1944. Vëllime të mëvonëshme si *Mësuesi*, Tiranë 1955, dhe *Ringjallje*, Tiranë 1960, dëshmuan patosin revolucionar të vazhdueshëm të tij. Shevqet Musaraj, të cilin e përmendëm më parë, që herët iu kushtua poezisë satirike në poemën *Epopeja e Ballit Kombëtar*, Tiranë 1944, e cila u ngrit lart zyrtarisht për vetë idenë e qartë politike. Me humorin e temperamentin e Labërisë, kjo vepër me 200 strofa katërvargshe vë në lojë lëvizjen konservatore të rezistencës, që rivalizoi me komunistët gjatë kohës së luftës.

Pjesa më e madhe e shkrimeve të nxjerra me shumicë në vitet pesëdhjetë e në fillim të viteve gjashtëdhjetë dëshmuan shterpësi dhe mjaft konformizëm në çdo kuptim. Tematika e krijimeve të kësaj periudhe përsëritej rreth një qarku të caktuar, kurse lexuesi ushqehej vazhdimisht me tekste të thjeshtëzuara e pa ndonjë kujdes të veçantë për elementet themelore të stilit. Nuk është për t'u habitur që shumë vepra 'letrare' mbetën nëpër raftet e librarive duke zënë shtresa pluhuri. Edukimi politik i masave dhe ushqimi i tyre me ndjenjën kombëtare quheshin më të rëndësishme se vlerat estetike. Madje edhe kritere të kritikës për formën, si

[66] kr. R. Ismaili 1991.

larmia e pasuria e leksikut dhe e strukturës tekstuale u nënvleftësuan për t'i dhënë përparësi patriotizmit dhe idesë politike. Ky qëndrim synonte të thellonte frymën revolucionare e të forconte bindjet socialiste të 'njeriut të ri'. Por zor se ky objektiv u arrit në ndonjë farë mase. I rëndësishëm është fakti që edhe ky qëndrim nuk mjaftoi për të inkurajuar talentet e për të siguruar një nivel të lartë artistik, e kështu, në analizë të fundit, për të kënaqur nevojat estetike të lexuesit shqiptar.

Ishte brezi i dytë i shkrimtarëve të Shqipërisë së pasluftës ai që erdhi përherë e më tepër duke kuptuar se bindjet politike, edhe pse të rëndësishme në kontekstin e shoqërisë shqiptare të periudhës, nuk mjaftonin për të qenë kriter i meritave artistike, dhe se letërsia shqiptare kishte nevojë për përtëritje. Rruga drejt përtëritjes u lehtësua deri diku nga qëndrueshmëria politike e vendit dhe nga siguria brenda Partisë së Punës së Shqipërisë me gjithë keqësimin e marrëdhënieve midis Enver Hoxhës dhe udhëheqësit sovjetik Nikita Hrushçov (1894-1971).

Edhe pse iu desh të zhvillohej në kushte jashtëzakonisht të pafavorshme, nga mesi i viteve gjashtëdhjetë letërsia shqiptare ia doli ta marrë veten disi dhe, ndonëse vazhdoi të bëjë përpara me hapa mjaft të ngadaltë, nuk kishte më rrezik të zhdukej siç pati ndodhur, për shembull, me letërsinë e shkollës katolike shkodrane para Luftës së Dytë Botërore. Si një organizëm i gjallë, ajo tani ishte aq e fuqishme sa t'u bënte ballë trazirave politike nëpër të cilat do të kalonte vendi.

Kthesa e parë në rrugën e zhvillimit të prozës dhe poezisë shqiptare, pas një çerek shekulli ngecje në vend, erdhi në vitin e stuhishëm 1961 i cili, nga njëra anë, shënoi shkëputjen politike përfundimtare me Bashkimin Sovjetik, pra edhe me modelet letrare sovjetike dhe, nga ana tjetër, dëshmoi botimin e një numri vëllimesh që krijuan rrymë, sidomos në poezi: *Shekulli im* nga Ismail Kadare, *Hapat e mija në asfalt* nga Dritëro Agolli, dhe në vitin tjetër *Shtigje poetike* nga Fatos Arapi. U vu re se, si për ironi, ndërsa Shqipëria ishte shkëputur nga Bashkimi Sovjetik duke thënë se donte të mbronte socializmin, shkrimtarët kryesorë shqiptarë, të shkolluar në vendet e bllokut lindor, përfituan nga prishja e marrëdhënieve jo vetëm për t'u ndarë nga modelet sovjetike, por edhe nga vetë realizmi socialist. Orvatjet për të zgjeruar gamën e letërsisë 'në kërkim të së resë' shpunë vetvetiu në një polemikë letrare e natyrisht politike deri në mbledhjen e Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë më 11 korrik 1961. Debati, ku morën pjesë jo vetëm shkrimtarë, por edhe personalitete udhëheqës partiakë e shtetërorë u botua në gazetën letrare *Drita* dhe u prit me interes nga publiku i gjerë pas Kongresit të Katërt të Partisë atë vit. Ai vuri përballë njëri-tjetrit shkrimtarë të brezit të vjetër si Andrea Varfi (1914-1992), Luan Qafëzezi (1922-1995) dhe Mark Gurakuqi (1922-1970), që u shprehën në mbështetje të standardeve poetike të palëvizshme e të traditave të rrënjosura në letërsinë shqiptare e që dolën kundër elementeve të reja poetike duke thënë, për shembull, se vargu i lirë nuk ishte shqiptar, dhe një brez të ri të kryesuar nga Ismail Kadare (l. 1936), Dritëro Agolli (l. 1931) dhe Fatos Arapi (l. 1930), të cilët ishin për një përtëritje të letërsisë e për zgjerimin e gamës tematike e stilistike. Kësaj rruge përtëritjeje iu hap drita e gjelbër nga vetë Enver Hoxha, i cili e kuptoi se gjendja e deriatëhershme nuk mund të vazhdonte më dhe deklaroi se shkrimtarët e rinj, që kërkonin novatorizëm, kishin argumente më të forta.

Edhe pse nuk qe ndryshim rrënjësor i kursit, nuk qe liberalizim apo 'shkrirje' politike 'e akujve' në kuptimin sovjetik, viti 1961 krijoi mundësinë për një periudhë qetësie dhe, po të shohim më larg në kohë, edhe për një çerek shekulli endjesh e provash letrare, që sollën më në fund një nivel më të lartë artistik në letërsinë shqiptare. Pati më tepër larmi temash e stilesh dhe iu kushtua një vëmendje disi më e madhe kriterit letrar të formës dhe çështjes së individualitetit artistik. Edhe pse kjo periudhë e letërsisë shqiptare natyrisht nuk mund të cilësohet si një periudhë ku gëlojnë jokonformistët e ekscentrikët, ajo u zhvillua deri aty sa që, brenda kuadrit të realizmit socialist, krijoi hapësirën e nevojshme për origjinalitet e individualitet krijues.

Por arritjet në fushën e letërsisë në fillim të viteve gjashtëdhjetë do të viheshin në rrezik

nga turbullira politike e krijuar prej aleancës së Shqipërisë me Kinën maoiste. Në Kongresin e Pestë të Partisë në nëntor 1966, u bë e qartë se Shqipëria jo vetëm qe lidhur në mënyrë të pakthyeshme me Kinën e kuqe, por edhe ekonomikisht varej prej saj, dhe se ishte izoluar plotësisht nga pjesa tjetër e Evropës. Revolucioni Kulturor kinez kishte nisur në nëntor 1965 si reagim ndaj 'revizionizmit sovjetik' dhe kishte sjellë një shkatërrim të paparë në fushën e kulturës. Revolucionarizimi në Shqipëri, po të përjashtojmë fushatën për heqjen e fesë më 1967, qe shumë më pak i skajshëm. Nuk pati gardistë të kuq, nuk pati kult individi të fryrë si ai në Kinë dhe as ndërhyrje nga ushtria. Në janar 1966 nëntëdhjetë e një shkrimtarë dhe intelektualë shqiptarë u zotuan të shkojnë në fshat për të jetuar atje, për të njohur drejtpërdrejt jetën e fshatarëve e për t'u frymëzuar prej tyre. Disa nga këta shkrimtarë kaluan dy a tre vjet duke jetuar në kooperativa bujqësore e pastaj u kthyen në Tiranë. Në Kongresin e Pestë të Partisë në vjeshtë 1966, Enver Hoxha lëshoi thirrjen që letërsia dhe artet të bëhen "armë e fuqishme në duart e partisë për edukimin e punonjësve me frymën e socializmit dhe komunizmit" dhe të udhëhiqen nga "kërkesat ideologjike e politike të partisë". Fushata për 'revolucionarizimin' e letërsisë dhe kulturës shqiptare përfundoi në prill 1969 afërsisht në të njëjtën kohë me rënien e valës së Revolucionit Kulturor në Kinë. Me synimin që t'i vinte intelektualët nën kontroll, kjo fushatë 'e revolucionarizoi' letërsinë në këtë periudhë, por nuk mundi të pengojë sadopak zhvillimin e saj afatgjatë. Megjithatë, ajo e zgjeroi më tej izolimin e Shqipërisë nga të ashtuquajturat 'ndikime të huaja'. Shkëmbimet kulturore me vende të tjera dhe botimi i letërsisë së huaj u pakësuan e ranë në nivelin më të ulët.

Tre dhjetëvjeçarët e diktaturës staliniste, që do të vinin pas prishjes së marrëdhënieve me Bashkimin Sovjetik më 1961, përcaktuan një rrugë të qartë për zhvillimin e letrave bashkëkohëse shqiptare. Por sundimi stalinist bëri edhe diçka tjetër - pengoi shkrimet shqipe të zhvilloheshin në një letërsi të krahasueshme me atë të vendeve më të përparuara të Evropës. Për shkak të trysnisë së skajshme të ushtruar mbi shkrimtarët dhe intelektualët nën regjimin e Enver Hoxhës vazhdoi të ekzistojë një shkallë e lartë konformizmi. Shkrimtarët më të mbarë mësuan si të maskojnë synimet e tyre duke e mbështjellë atë që donin të shprehnin me një rrobë të trashë politike, në mënyrë që vetëm syri i stërvitur dhe lexuesi me përvojë mund ta kuptonte analogjinë. Kësisoj, letërsia shqiptare mbeti politike, por në një kuptim krejt të ndryshëm nga ai që synonin dogmatikët partiakë. Në momente të rralla, kur presioni i partisë dobësohej pak, atëherë krijohej dhe botohej ndonjë vepër interesante. Prandaj, për shkak të rrethanave politike të veçanta në vend, e kemi të pamundur të flasim për shkrimtarë të mirë në letërsinë bashkëkohore shqiptare, por mund të flasim vetëm për vepra të mira, që ia dolën t'u rrëshqasin censorëve në momentin e përshtatshëm. Me fjalë të tjera, niveli artistik i një romani apo një vëllimi poetik varej po aq nga viti i botimit sa edhe nga talenti i autorit.

## 11.3 Ismail Kadare, vullneti për të ecur përpara

Me gjithë kufizimet e realizmit socialist dhe të diktaturës staliniste, letërsia shqiptare bëri përparime të mëdha në vitet shtatëdhjetë dhe tetëdhjetë. Shembulli më kuptimplotë i forcës krijuese dhe origjinalitetit të letrave të sotme shqiptare është **Ismail Kadare**[67] (l. 1936), ende i vetmi shkrimtar shqiptar i dëgjuar e me emër në shkallë të gjerë ndërkombëtare. Talenti i

---

[67] kr. J. Byron 1979a, 1984, Pipa 1983-1984, 1987, 1991, f. 49-123, Mitchell 1990, Beqiri 1991, Faye 1991a, 1991b, Klosi 1991, Resuli 1992, Terpan 1992, Çaushi 1993, 1995, Druon 1993, Nauni 1993, dhe Zamputi 1993a.

Kadaresë si poet e prozator nuk e ka humbur aspak forcën e vet novatore gjatë këtyre tre dhjetëvjeçarëve të fundit. Guximi i tij për të luftuar mediokritetin letrar brenda sistemit solli një frymë të re në kulturën shqiptare.

Lindur më 28 janar 1936 në qytetin-muze të Gjirokastrës, Kadareja kreu Fakultetin e Historisë e të Filologjisë të Universitetit të Tiranës në vitin 1958 e më pas Institutin Gorki të Letërsisë Botërore në Moskë para vitit 1960, vit kur marrëdhëniet midis Shqipërisë dhe Bashkimit Sovjetik u bënë të ndera. Që në vitet e para Kadareja u përkrah nga Enver Hoxha, edhe ky nga Gjirokastra, i cili i dha mundësi të arrijë synimet letrare e vetjake, për çka shkrimtarë të tjerë do të ishin dërguar në internim ose në burg.

Ndonëse Kadareja është i vlerësuar në Shqipëri edhe si poet, deri tani ai ka bërë emër në botë krejtësisht falë prozës së tij, sidomos romaneve të ashtuquajtura historike dhe tregimeve.

Vepra e parë madhore në prozë, edhe tani ndoshta një nga më të mirat e tij e me siguri më e mirënjohura, është romani *Gjenerali i ushtrisë së vdekur*, Tiranë 1963. "Si një shpend krenar e i vetmuar ti do të fluturosh mbi ato male të nëmura e tragjike, që t'u shkëputësh nga grykat dhe kthetrat e tyre djemtë tanë të mjerë." Ky qe përfytyrimi i gjeneralit italian të shoqëruar nga një prift fjalëpakë në misionin në Shqipëri për të marrë eshtrat e ushtarëve të tij të rënë njëzet vjet më parë. Misionin ai e nisi me një ndjenjë madhështie siç i takonte rangut të tij: "Në punën e tij kishte diçka nga madhështia e grekëve dhe trojanëve, diçka nga funeralet homerike." Kur nisi detyrën fisnike të zhvarrosjes së eshtrave të një ushtrie të shpërndarë gjithandej nëpër tokën plot baltë të Shqipërisë, gjenerali e pa se ndodhej në një vend me mot të vrentur e me shi, mes njerëzish të ngrysur e të zemëruar. Dalëngadalë, e në mënyrë të natyrshme, gjenerali vihet përballë realitetit të ashpër të së kaluarës dhe e mposht ideja e mundimshme e kotësisë së misionit të tij. Synimet e tij të mëdha me kohë qenë kthyer në një ankth vetjak të vërtetë, kur eshtrat e Kolonelit famëkeq Z ia hedh mu përpara këmbëve një plakë e marrosur.

Shiu që rrjedh teposhtë xhamit të dritares së makinës ushtarake në dispozicion të gjeneralit, është një metaforë e zakonshme në prozën e Ismail Kadaresë. Në kohën e botimit të parë, këto reshje të vazhdueshme dhe shumë detaje të tjera të romanit e bënin atë një hap të dukshëm përpara në letrat shqiptare. Retë gri të ngarkuara me shi, balta dhe realiteti i mërzitshëm e i njëtrajtshëm i jetës së përditshme ishin në kundërshtim të dukshëm me diellin e artë dhe fitoret e ndritura të realizmit socialist. Këtë e bën edhe gjenerali. Edhe këtu gjejmë një mjet fort të pëlqyer nga shkrimtari, i cili, më shumë se kushdo tjetër, do ta nxirrte letërsinë e vendit të vet nga letargjia tematike e stilistike: kështu Shqipëria e vetmuar dhe e përhirë shihet me syrin e një të huaji të pa të keq dhe që nuk e njeh gjendjen. Ky këndvështrim jo vetëm i dha trajtë një vendi evropian, që në atë kohë ishte më i izoluar nga bota Perëndimore se Tibeti, por edhe u ndihmoi vetë shqiptarëve të shihnin atdheun e tyre siç mund ta shihnin të tjerët.

Pas një botimi të ripunuar më 1967, botimi frëngjisht *Le général de l'armée morte*, Paris 1970, në përkthimin mjeshtëror të Jusuf Vrionit (l. 1916), hodhi themelet për popullaritetin e merituar të Kadaresë jashtë vendit. Ky roman është përkthyer edhe bullgarisht (Sofje 1966), serbokroatisht (Krushevac 1968, Rijeka 1978), turqisht (Stamboll 1970), anglisht (Londër 1971, Nju Jork 1991), greqisht (Athinë 1972), hungarisht (Budapest 1972), vietnamisht (Hanoi 1972), gjermanisht (Dyseldorf 1973, Berlini Lindor 1977), rumanisht (Bukuresht 1973), suedisht (Stokholm 1973), maqedonisht (Shkup 1975), portugalisht (Lisbonë 1976), sllovenisht (Maribor 1976), spanjisht (Havanë 1976, Madrid 1987), italisht (Milano 1982), sllovakisht (Bratislavë 1983), polonisht (Varshavë 1984), danisht (Århus 1985), holandisht (Amsterdam 1987) dhe rusisht (Moskë 1990).

Pak kohë pas suksesit të 'Gjeneralit', Kadareja botoi një roman të shkurtër me titullin *Përbindëshi* në numrin 12 (1965) të revistës *Nëntori*. Por 'Përbindëshi' shumë shpejt ra viktimë e censurës staliniste. Shkrimtari më vonë ka shpjeguar se kishte mjaftuar një artikull shpifës për

ta përjashtuar veprën nga letërsia shqiptare. "U godit aq barbarisht, u ndalua e u rropos aq thellë, saqë për njëzët e pesë vjet nuk arrita dot ta çvarros[68]." *Përbindëshi* në fjalë nuk ishte veçse kali i Trojës para portave të Ilionit të shenjtë, veçse këtu, përbindësh në përthyerjen e kohës. Rënia e Trojës ndodh si në të ardhmen edhe në të kaluarën e personazheve. Herë-herë ata mbeten të pandryshuar ndërsa Troja shndërrohet para syve të tyre, duke ndërruar formë e duke u bërë qytet modern me kafene, aeroport etj. Herë të tjera mbetet po ai qytet, ndërsa ata që ndryshojnë janë personazhet, duke kaluar faza të ndryshme shndërrimi për t'u bërë figura të kohës sonë. Ky shfytyrim i kohës, pa përruan xhojsian të ndërgjegjes, mjaftoi për t'ua ngritur nervat censorëve stalinistë, të cilët ngrinë vetëm nga ideja se mos po bëheshin aludime politike, dhe romani u pa e udhës të lihej në harresë. Kush mund t'i fajësonte autoritetet për dyshimin se rrëfimi për pushtimin tinëzar të Trojës mund të ishte, në analizë të fundit, më fort për Shqipërinë se për diçka tjetër? Libri u ribotua për herë të parë pas një çerek shekulli (Prizren 1990 dhe Tiranë 1991), dhe gjendet i përkthyer në frëngjishte (Paris 1991) dhe në suedishte (Stokholm 1994). Veprat e Kadaresë gjithmonë kanë qenë pasqyrim i përpiktë i peripecive të jetës politike shqiptare. Romani i tij i dytë, *Dasma*, Tiranë 1968, trajtonte temën e emancipimit të gruas në Shqipëri në kulmin e dy fushatave të mëdha sociale të Enver Hoxhës: heqja e fesë dhe emancipimi i gruas në një popullsi me prejardhje kryesisht myslimane. *Dasma*, krijim i Revolucionit Kulturor shqiptar të viteve 1966-1969, është vepër me vlera artistike të kufizuara, ndonëse është me interes si dokument i kohës. Për qëllim propagandistik është përkthyer anglisht (Tiranë 1968, Nju Jork 1972), norvegjisht (Oslo 1976), suedisht (Stokholm 1976), holandisht (Roterdam 1979) dhe spanjisht (1985).

Në vitet shtatëdhjetë Kadareja iu kthye përherë e më tepër prozës historike, liman ky më i sigurt pas Revolucionit Kulturor, dhe u bë mjeshtër i pashoq i këtij zhanri. *Kështjella*, Tiranë 1970, roman që të kujton *Il deserto dei Tatari*, Milano 1940 (Shkretëtira e Tartarëve), të Dino Buxatit, na kthen prapa në shekullin e pesëmbëdhjetë, epoka e heroit kombëtar të Shqipërisë, Skënderbeut (1405-1468). Ajo, me imtësi dhe me një kompozicion të goditur, pasqyron rrethimin nga turqit të një kështjelle mesjetare shqiptare, që simbolizon vetë Shqipërinë nën fushatat e shumta të ndërmarra nga Perandoria Osmane për ta nënshtruar këtë vend. Sikundër në *Gjenerali i ushtrisë së vdekur*, Shqipëria shihet me sytë e një të huaji, pashait turk. Skënderbeu vetë nuk del fare gjatë romanit. Shumë kritikë vënë në dukje se aludimi për ngjarjet politike të viteve gjashtëdhjetë nuk ishte i paqëllimshëm. Më 1961 ishin prerë lidhjet me Bashkimin e fuqishëm Sovjetik, kurse pas pushtimit të Çekosllovakisë më 1968, udhëheqësit shqiptarë e ndien në palcë mundësinë e përdorimit të forcës ushtarake sovjetike kundër tyre, për ta kthyer këtë vend në vathë. Nuk pati lexues shqiptar që nuk e ndjeu analogjinë midis Portës së Lartë dhe Kremlinit. Edhe *Kështjella* është përkthyer në shumë gjuhë: frëngjisht (Paris 1972), katalanisht (Barcelonë 1974), holandisht (Amsterdam 1974), anglisht (Tiranë 1974, Nju Jork 1980), portugalisht (1977), serbokroatisht (Beograd 1977), greqisht (Athinë 1980), italisht (Milano 1981), hungarisht (Budapest 1982), arabisht (Damask 1984), rumanisht (Bukuresht 1987), spanjisht (Barcelonë 1988) dhe gjermanisht (Kiel 1988).

Në periudhën e qetësisë relative midis fundit të Revolucionit Kulturor më 1969 dhe spastrimit Paçrami dhe Lubonja më 1973, Ismail Kadare botoi një nga veprat e tij më me peshë *Kronikë në gur*, Tiranë 1971. Kjo vepër me tetëmbëdhjetë kapituj dhe një epilog është kronika e qytetit piktoresk të Gjirokastrës gjatë Luftës së Dytë Botërore. I njohur nga grekët me emrin Argyrokastron, ky qytet përrallor me muret e larta të kalasë së gurtë që shfaqet si në mjegull në shpat të malit përmbi kalldrëmet e ngushta, u pushtua me radhë, sikundër një pjesë e mirë e Shqipërisë asokohe, nga grekët, italianët dhe më vonë nga gjermanët. *Kronikë në gur*, shkruar mbi bazën e një varianti të titulluar *Qyteti i jugut*, Tiranë 1967, dhe përkthyer deri tani

---

68 *Pesha e kryqit*, Paris 1991, f. 27.

frëngjisht (Paris 1973), bullgarisht (Sofje 1975), suedisht (Stokholm 1975), finlandisht (1977), serbokroatisht (Sarajevë 1979), turqisht (Stamboll 1981), rumanisht (Bukuresht 1983), greqisht (Athinë 1985), anglisht (Londër & Nju Jork 1987), gjermanisht (Zalcburg 1988), holandisht (Amsterdam 1990), italisht (Milano 1990), spanjisht (Barcelonë 1992), dhe suedisht (Stokholm 1993), është roman me gjuhë të përpunuar e me aludime politike të holla. Nuk na jep aq pasqyrimin e ngjarjeve të ashpra historike në një qytet të pushtuar, sesa një bashkërendim emocional të fuqishëm vëzhgimesh, mbresash e fantazish fëminore të një djali shqiptar. Kadareja vetë, sikundër e kemi thënë, kishte lindur në Gjirokastër më 1936, ashtu si Enver Hoxha një brez para tij. Duke qenë njëfarësoj me frymëzim autobiografik, romani e ndjek këtë djalë nëpër rrugët e qytetit të tij të pushtuar dhe nëpër dyert e fantazisë së tij, ashtu si i sheh ai ngjarjet me syrin e vet dhe ashtu si ia kap veshi nga ato çika thashethemesh, bisedash e paragjykimesh nëpër lagje. Një fqinjë i duket si Ledi Makbeth, kurse një kokë lakër në pazar si një kokë njeriu e prerë. Ushtarët kalimtarë i bëhen si ata të kryqëzatave deri sa ai vetë me të tjerë hyjnë në një çetë partizane dhe bota e fantazisë fëminore i lëshon udhë pjekurisë së ashpër.

Spastrimi i liberalëve nga Plenumi i Katërt i Komitetit Qendror më 26-28 qershor 1973 shkaktoi një valë tronditjesh në qarqet intelektuale. Ismail Kadaresë, si disident letrar kryesor, iu desh të hidhte hapa të kujdesshëm për të mos e pësuar. Në *Nëntori i një kryeqyteti*, Tiranë 1975, ai iu kthye në kohën e duhur një teme politike më të pranueshme, luftës partizane kundër pushtimit gjerman në Tiranë më 1944. Është përkthyer në gjuhën daneze (Århus 1981), në frëngjishte (Paris 1985), në rumanishte (Bukuresht 1989) dhe në gjermanishte (Kiel 1991).

*Dimri i madh*, Tiranë 1977, është një meditim letrar i prishjes traumatike me Bashkimin Sovjetik. I botuar në fillim në një variant më të shkurtër me titull *Dimri i vetmisë së madhe*, Tiranë 1973, *Dimri i madh* është roman me përmasa monumentale historike e politike. Dimri i ashpër i viteve 1960-1961 ishte me të vërtetë i rëndësishëm në historinë shqiptare të pasluftës. Ai qe viti që shënoi prishjen midis Nikita Hrushçovit dhe Enver Hoxhës dhe dëshmoi tërheqjen përfundimtare të Shqipërisë nga sfera sovjetike. Kur Hrushçovi i ndërpreu furnizimet me drithë më 1961 për të treguar pakënaqësinë ndaj aleancës kino-shqiptare, Enver Hoxha iu përgjigj kryelartë: "Më mirë hamë bar sesa gjunjëzohemi!" Poshtërimi për shqiptarët krenarë por të varfër qe edhe më i rëndë po të shihet lidhur me një thënie të famshme të Hrushçovit, të bërë më parë gjatë një vizite në Shqipëri, se minjtë në siloset e drithit të Bashkimit Sovjetik hanin më shumë grurë sesa mund të prodhonte e gjithë Shqipëria. Shqiptarëve u duhej përsëri të kujdeseshin për veten, kësaj radhe plotësisht të vetëdijshëm se nuk kishin aleatë të drejtpërdrejtë përveç Kinës së largët. Tensioni arriti kulmin kur Hoxha haptazi akuzoi Bashkimin Sovjetik për politikë kolonialiste. *Dimri i madh* i pasqyron këto ngjarje emocionuese në dy rrafshe: në atë politik e në atë personal, nga tryeza e bisedimeve në Kremlin deri në shtëpitë e njerëzve të thjeshtë në Tiranë. Personazhi kryesor i romanit është Besnik Struga, gazetar në Tiranë, të cilin e caktojnë në delegacionin shqiptar si përkthyes dhe niset për në Moskë ndërkohë që Evropën Lindore e ka mbuluar bora e parë e dimrit të madh. Atje ai merr pjesë në bisedime, pritje e biseda sekrete në nivel të lartë, duke provuar drejtpërdrejt intriga politike dhe politikë fuqish. Pa kthimit nga Moska Besnik Strugës ia shton tronditjen edhe fakti se fejesa me Zanën në Tiranë prishet. Besniku përfaqëson një nga të shumtët e prekur nga rrjedhat e politikës. Kadareja gjithashtu sjell në vepër edhe një tufë personazhesh dytësorë, që nga fshesarët e deri te borgjezët e moshuar, të zënë në befasi nga ngjarjet e dimrit të madh. Studentët shqiptarë të universiteteve të Moskës dhe Leningradit detyrohen të ndërpresin studimet e tyre në mes e të kthehen në shtëpi. Bashkimi Sovjetik thërret të gjithë këshilltarët e vet dhe, pas bisedimesh të ndera, tërhiqet dhe braktis bazën strategjike të nëndetëseve në Pashaliman, afër Vlorës. Marrëdhëniet politike dhe ekonomike u prenë përfundimisht. Por Shqipëria mbijetoi:

"*Në fillim të marsit, pas një ere të stuhishme, furia e së cilës ua kalonte gjithë sqotave dimërore, mijëra njerëz hipën mbi çatira dhe tarraca për të rregulluar përveç të tjerash, antenat e TV-ve, të shtrembëruara ose të rrëzuara prej saj... Mirëpo, antenat, vetë çatitë, ashtu sikurse gjithë peizazhi i gjerë përreth, kishin mbetur po ato. Ndoshta për këtë arsye, ndërsa bëheshin gati për të zbritur, njerëzit tundnin kokat sikur të thoshin: 'megjithatë ç'dimër që ishte'.*"[69]

Një pjesë të mirë të dialogut në këtë roman Kadareja e rindërtoi nga procesverbalet faktike të bisedimeve dhe nga kujtimet e Enver Hoxhës, që na japin mundësinë të shohim me një sy të shpejtë e të veçantë mekanizmin e botës komuniste të kësaj periudhe. Portreti që i bën Enver Hoxhës, siç edhe pritej, është disi lajkatues dhe ia forcoi pozitën si 'shkrimtar i brendshëm' i partisë. Kadareja më pas ka thënë se ishte *Dimri i madh* ai që e shpëtoi fizikisht: Enver Hoxha "e çmon mjaft portretin e tij në atë libër dhe kurrsesi nuk do që ta humbasë. Mirëpo bashkë me ty do të zhdukej edhe romani."[70] Vepra është botuar frëngjisht (Paris 1978), suedisht (Stokholm 1980), gjermanisht (Kiel 1987), spanjisht (Madrid 1991) dhe serbokroatisht.

*Muzgu i perëndive të stepës*, 1978, është një roman dhe autobiografik si *Kronikë në gur*. Flet për vitet e Kadaresë si student në Institutin Gorki të Letërsisë Botërore pak kohë para prishjes së aleancës sovjeto-shqiptare. Ky roman, që është përkthyer edhe frëngjisht (Paris 1981), italisht (Torino 1982), holandisht (Bussum 1983), suedisht (Stokholm 1983) dhe greqisht (Athinë 1990), përfshin një histori dashurie të Kadaresë me një vajzë ruse dhe një kapitull për shkrimtarin disident Boris Pasternak (1890-1960), të cilit iu dha Çmimi Nobel më 1958 për romanin *Doktor Zhivago*, çka ngjalli pakënaqësinë e autoriteteve sovjetike. *Muzgu i perëndive te stepës* paraqet disa ngjashmëri kureshtare me romanin e njohur rus *Mjeshtri dhe Margarita* të Mihail Afanasjeviç Bullgakovit (1891-1940), të botuar një dhjetëvjeçar më herët.

Në *Ura me tri harqe*, Tiranë 1978, Kadareja u kthehet fillesave mitike të historisë së mugët të Shqipërisë për t'i dhënë jetë njërit prej motiveve më të mahnitshme të legjendave ballkanike, murimit. Legjenda e murimit të një qenieje njerëzore në themelet e një ure apo kështjelle është gjerësisht e përhapur në letërsinë gojore shqiptare (kr. legjendën e kështjellës së Rozafës). Në fillim të shekullit të njëzetë, ende bëheshin kurban kafshë si dashi, cjapi, gjeli në të tilla raste ndërtimesh në Shqipëri për t'i bërë 'më të forta' themelet e urave apo mureve. Kjo praktikë e ashpër merr jetë nga pena e Kadaresë me të gjithë tmerrin e saj në *Ura me tri harqe*, e cila gjendet gjithashtu e përkthyer frëngjisht (Paris 1981), holandisht (Amsterdam 1986), greqisht (Athinë 1989), spanjisht (Madrid 1989), baskisht (San Sebastian 1994) dhe anglisht (Nju Jork 1997). Ky roman është konsideruar si një reagim shqiptar ndaj fituesit serb të Çmimit Nobel *Na Drini ćuprija*, Sarajevë 1948 (Ura mbi Drinë), të Ivo Andriqit. Kadareja e ndien veten shkëlqyeshëm në temat ballkanike.

Një histori tjetër ballkanike është *Komisioni i festës*, 1977, i përkthyer frëngjisht (Paris 1985), gjermanisht (Berlini Lindor 1987), turqisht (Stamboll 1976) dhe italisht (Leçe 1996), që na kthen e na shpie në Shqipërinë e shekullit të nëntëmbëdhjetë të mbërthyer në darën e Perandorisë Osmane. Kadareja përshkruan ethet e përgatitjeve të një feste në kremtim të ripërfshirjes së Shqipërisë brenda Perandorisë pas shtypjes së një kryengritjeje, dhe masakrën e pabesë pas festës mbi pesëqind krerë e luftëtarë shqiptarë. Vepra mbështetet në njërin prej episodeve më tragjike në historinë shqiptare. Më 1830, pas luftës ruso-turke, Porta e Lartë vendosi të hiqte qafe një herë e mirë krerët shqiptarë, të cilët vazhdimisht ngrinin krye kundër Perandorisë dhe kishin shfrytëzuar çdo rast për të mos u bindur. Në gusht të atij viti, Mehmed

[69] *Dimri i madh*, Tiranë 1981, f. 614-615.

[70] *Pesha e kryqit*, Paris 1991, f. 140.

Reshid pasha mbërriti në Manastir për të shpallur një amnisti të përgjithshme për fiset kryengritëse. Gjatë festës së kremtimit të kësaj amnistie, trupat e tij rrethuan dhe masakruan peseqind krerë me familjet e tyre, duke zhdukur kësisoj me një goditje praktikisht të gjithë krerët e Shqipërisë së jugut. Në këtë vepër Kadareja rikrijoi me plot gjallëri mjedisin cinik të politikës mashtruese të organizuar nga një sistem autokratik i zhytur në amulli. Natyrisht, i mbetej lexuesit shqiptar të hiqte paralelet që dëshironte në kohë dhe në hapësirë.

Po ajo periudhë e historisë shqiptare e trajtuar në *Komisionin e festës* përbën sfondin alegorik për veprën *Pashallëqet e mëdha*, 1978. Pashallëku në fjalë është ai i Ali pashë Tepelenës (1741-1822), Luani i Janinës, i përmendur për egërsinë dhe mizorinë e tij. Pasi u ngjit në një rang të lartë të administratës së Perandorisë Osmane, Ali pasha krijoi shtetin e tij autonom në Shqipërinë e jugut e Greqinë e veriut dhe mbajti marrëdhënie diplomatike të pavarura me Napoleonin dhe Perëndimin. Këtë e arriti me diplomaci mjaft të hollë, manovrime taktike dhe intriga me Portën e Lartë, çka na kujton përsëri, jo rastësisht, luftën e Enver Hoxhës me Kremlinin. Kryengritja e Ali pashës u mbyt nga Porta kur pashai rebel më në fund u kap dhe u ekzekutua duke i prerë kokën në janar 1822 në një ishull në liqenin e Janinës, ku dhe ishte ngujuar. Koka e Ali pashës, sikundër ato të të gjithë krerëve të tjerë rebelë, u soll në Stamboll nga korrieri mbretëror, Tunxh Hatai, dhe u ekspozua për publikun në 'kamaren e turpit'. Në botimet në gjuhë të huaja, ky roman njihet shpesh me titullin *Kamarja e turpit*. Ndër to përmenden përkthimet frëngjisht (Paris 1984), greqisht (Athinë 1985), suedisht (Stokholm 1986), danisht (Århus 1989, 1990), spanjisht (Barcelonë 1989), gjermanisht (Zalcburg 1990), dhe holandisht (Amsterdam 1991).

Shumë nga tregimet dhe romanet e shkurtra të Kadaresë janë botuar, në këtë periudhë pjekurie artistike përherë e më të lartë, në tri përmbledhje: *Emblema e dikurshme*, Tiranë 1977, *Gjakftohtësia*, Tiranë 1980 dhe *Koha e shkrimeve*, Tiranë 1986. Këto dy vëllimet e fundit qenë thellësisht jokonformiste po të kemi parasysh standardet shqiptare, dhe pasuruan tregimin shqiptar me përmasa të reja si në përmbajtje edhe në formë. Romanet e shkurtra u botuan në formë tregimi të shkurtër, duke qenë se romanet në përgjithësi kontrolloheshin në mënyrë më rigoroze dhe për arsyen e thjeshtë se redaktori i tregimit të shkurtër në shtëpinë botuese shtetërore asokohe ishte më pak i rreptë në vigjilencë politike se redaktori i romanit.

*Breznia e Hankonatëve*, 1977, është një roman i shkurtër me 78 episode, i përkthyer frëngjisht (Paris 1985) e gjermanisht (Berlini Lindor 1987), që ndjek rrugën e familjes Hankoni, një emërtim i sugjeruar nga familja Angoni në zë e Gjirokastrës. Kadareja vë në dukje zellin, paragjykimet, konfliktet dhe rivalitetet e vogla, arritjet dhe dështimet e kësaj familjeje, duke e ndjekur nga brezi në brez gjatë një periudhe prej dy shekujsh. Edhe këtu autori tregon mjeshtëri jo vetëm në përvijimin e një historie familjare, por edhe në teknikat origjinale për pasqyrimin e një epoke të mbrujtur me ironitë e historisë dhe trillet e fatit.

Në *Kush e solli Doruntinën?*, 1979, Kadareja zhytet përsëri në të kaluarën legjendare të Shqipërisë, në një legjendë me kuptimin e pastër të fjalës. Historia e Kostandinit dhe e së motrës Doruntinë, që nganjëherë del me emrin Garentinë, është një nga më të njohurat e folklorit shqiptar.

> Një grua plakë ka nëntë djem e një vajzë. Kur vjen koha të martojë vajzën me një dhëndër të largët, tetë nga djemtë tashmë i kanë vdekur. Për shkak se nëna plakë ngurron ta japë pëlqimin për këtë martesë se mos humbet edhe të bijën, ndoshta për jetë, i vetmi djalë që i kishte mbetur, Kostandini i vogël, bëri një betim solemn (*besën*), duke i dhënë fjalën se do t'ia sjellë të motrën sa herë që të dëshirojë e ëma. Koha kalon, por nga pjesëtarët e familjes të mbetur gjallë, është Kostandini ai që vdes i pari. Plaka, tani e vetmuar, pendohet që e ka dhënë vajzën larg, digjet për të parë të bijën dhe mallkon Kostandinin e vdekur që nuk e mbajti fjalën, *besën*. Prandaj Kostandini, ndonëse i

vdekur, i mbetet besnik fjalës së dhënë dhe ngrihet nga varri, i hipën kalit, dhe niset nëpër natë për të gjetur të motrën. E gjen dhe e sjell te krahët e së ëmës që ishte duke dhënë shpirt.

Kjo është legjenda ballkanase të cilën Kadareja e ka shndërruar me mjeshtëri në një 'thriller' të kohës. *Kush e solli Doruntinën?* është përkthyer anglisht me titullin *Doruntine* (Nju Jork 1988), si dhe frëngjisht (Paris 1986), greqisht (Athinë 1987), suedisht (Stokholm 1988), bullgarisht (Sofje 1989), italisht (Milano 1989), danisht (Århus 1990), gjermanisht (Zalcburg 1992), polonisht dhe spanjisht. Veprimi shtjellohet rreth kapiten Stresit, nëpunës i ulët në Shqipërinë mesjetare, i ngarkuar me përzgjedhjen e fakteve të çështjes dhe me përgatitjen e një raporti: mbërritja e beftë e bijës nga Bohemia e largët në një natë tetori me mjegull, vdekja e papritur e nënës me të bijën, fjalët e parreshtura për një lidhje incesti - një dëshirë kaq e zjarrtë saqë vetëm vdekja e mposht - varri i hapur, marifetet për të mbuluar skandalin në interes të kishës e të shtetit dhe, më në fund, personi i dyshuar. Kjo atmosferë intrigash mesjetare, që na jep Kadareja, na kujton atë të romanit mjaft me sukses të Umberto Ekos *Il nome della rosa* (Emri i trëndafilit).

*Prilli i thyer*, 1978, i botuar në vëllimin *Gjakftohtësia*, nuk është pa ngjasim me *Kush e solli Doruntinën?* e mesjetës; ndonëse subjekti i saj fillon me një vrasje, e për më tepër shtjellohet në vitet 1930. Gjorg Berisha ka kryer atë që familja dhe gjithë të afërmit kishin ngulur këmbë: të vërë nderin në vend duke vrarë vrasësin e të vëllait nga fisi rival i Kryeqyqes. Rrugë tjetër nuk kishte, veç asaj të gjakmarrjes të parashikuar në kanunin e lashtë të Lekë Dukagjinit. Familje të tëra qenë fshirë nga faqja e dheut me gjakmarrje, kurse tani edhe ai ishte i detyruar të ndiqte ligjin, duke u bërë vetë viktima e radhës. Gjithçka ishte përcaktuar nga kodi fisnor përfshirë besën tridhjetëditëshe gjatë së cilës vrasësit i lejohej të kalonte ditët e fundit të jetës jashtë shtëpisë e gjatë së cilës duhet të kaptonte disa male për të shkuar te *qehajai i gjakut*, mbajtësi i llogarive, e për t'i dorëzuar taksën e gjakut. Kur shkrimtari Besian Vorpsi u shpall miqve e të njohurve në një darkë në Tiranë se muajin e mjaltit do ta kalonte me një udhëtim nëpër malësinë patriarkale, ata shtangën të gjithë. Edhe nusja Diana befasohet dhe habitet nga mendimi që do të kalojë muajin e mjaltit në rrafshin e shkretë të Alpeve të veriut. Disa nga miqtë arrijnë të kuptojnë se Besianin, si shkrimtar, e ka magjepsur ideja e një udhëtimi në të kaluarën, mes fiseve malësore patriarkale e feudale të veriut, shoqëri kjo primitive, ende e paprekur nga qytetërimi modern. Po e shkreta nuse Diana? Ata më të hedhurit, amatorët e aventurave, e kanë zili: "Ti do të shkosh nga bota reale drejt e në botën e legjendave, midis eposit të mirëfilltë, që rrallë e gjen akoma të gjallë mbi fytyrë të rruzullit tokësor." Kurse Gjorgu, gjatë udhëtimit për në kullën e zymtë të Oroshit, shtanget kur sheh karrocën me një zonjë të re e të bukur nga qyteti. Edhe Dianës ia ka kapur syri këtë malësor të ri gjatë rrugës për në kullën e Oroshit. E doemos, joshja e sëmurë e Besianit për zakonin e gjakmarrjes dhe joshja erotike e Dianës për Gjorg Berishën, një obsesion që e tërheq dhe e dërgon në një botë tjetër, shpien në ftohjen e tyre. Ky roman është përkthyer anglisht me titullin *Broken April* (Nju Jork 1990), frëngjisht (Paris 1982), greqisht (Athinë 1988), polonisht (Varshavë 1988), gjermanisht (Zalcburg 1989), bullgarisht (Sofje 1989), spanjisht (Barcelonë 1990), italisht (Parma 1993), dhe norvegjisht (Oslo 1993).

*Nëpunësi i pallatit të ëndrrave*, Tiranë 1981, është quajtur si një nga kryeveprat e Kadaresë. Këtu kemi botën e Franc Kafkës (Franz Kafka) dhe të veprës '1984' të Xhorxh Oruellit (George Orwell), të vendosur në atmosferën disi të fjetur të Perandorisë Osmane. Mark Alemi, pinjoll i një familjeje të njohur nëpunësish shtetërorë, caktohet me punë në Tabir Saraj, zyra e tmerrshme shtetërore, që merret me studimin e gjumit dhe të ëndrrave. Detyra e tij është të marrë në shqyrtim e të grupojë ëndrrat dhe ankthet e shtetasve të Sulltanit e t'i interpretojë për t'u dhënë mundësi autoriteteve të mbysin që në embrion çdo rebelim e të parandalojnë aktet

kriminale. *Nëpunësi i pallatit të ëndrrave*, që është përkthyer bullgarisht (Sofje 1989), frëngjisht (Paris 1990), greqisht (Athinë 1990), italisht (Milano 1991), serbokroatisht (Sarajevë 1991), spanjisht (Barcelonë 1991), portugalisht (Lisbonë 1992), suedisht (Stokholm 1992), anglisht, (*The palace of dreams,* Nju Jork/Londër 1993), danisht (Århus 1994), dhe holandisht (Amsterdam 1995), është në thelb një roman me humor, por ndoshta jo krejtësisht për ata që kanë jetuar në një shtet totalitar. Për shqiptarët, analogjia është më se e dukshme.

*Krushqit janë të ngrirë*, botuar në *Koha e shkrimeve* më 1986, u bën jehonë ngjarjeve shpërthyese të kryengritjes shqiptare në krahinën, atëherë autonome, të Kosovës në mars-prill 1981. Kërkesa e shqiptarëve për statusin e republikës brenda Federatës Jugosllave u ndesh me përndjekje të ashpra dhe vendosjen e shtetrrethimit nga autoritetet serbe të Beogradit. Tensioni midis shqiptarëve dhe serbëve, që kanë qenë bashkë në fushat e Kosovës për shekuj me radhë, arriti një kulm tjetër tragjik atë vit. Në vend që të bashkëjetonin në harmoni, ata u hodhën kundër njëri-tjetrit. Titulli i romanit e hedh fjalën pikërisht te kjo pamundësi, e krijuar nga rrethanat për të jetuar së bashku. Sipas legjendës, 'ora', e mitologjisë shqiptare, i ngrin krushqit para se të arrijnë në shtëpi, në mënyrë që të parandalohet ajo që nuk duhet të ndodhë. Alegoria e Kadaresë prek një realitet të pakëndshëm. Janë dy ditë nga jeta e Teuta Shkrelit, mjeke kirurge në një spital të Prishtinës gjatë atyre ngjarjeve të përgjakshme, e cila e sheh veten të kapur në një grackë intrigash e inkriminimi. Kush ishte përgjegjës për ata shtretër të tjerë të vendosur në pavjon një natë *para* kryengritjes? Kush e hoqi listën me emrat e pacientëve nga dosjet e spitalit? Kush u dha ndihmë mjekësore armiqve të shtetit? A qenë sterilizuar serbët nga mjekë shqiptarë, apo anasjelltas? Teuta, e vetëdijshme për shtypjen që e priste, e ndjeu se besnikëria ndaj popullit të vet e ndaj profesionit peshon më shumë se besnikëria pasive ndaj shtetit. Kadareja nuk e kursen penën në pasqyrimin e realitetit politik në Kosovë, sidomos në përshkrimin e maskarenjve të dehur serbë, që ëndërrojnë kohën e lumtur të Aleksandër Rankoviqit (1909-1983), kreu i policisë sekrete jugosllave, përgjegjës për përndjekjen sistematike të popullsisë shqiptare, derisa u shkarkua në korrik 1966. Ky roman, i palejuar në Jugosllavi për një kohë të gjatë, gjendet edhe i përkthyer në frëngjisht (Paris 1987), dhe sot është më aktual se kurrë.

*Viti i mbrapshtë*, edhe ky i botuar në librin *Koha e shkrimeve* dhe i përkthyer frëngjisht (Paris 1987), na shpie prapa në vitin 1914, një faqe e errët jo vetëm në analet e historisë së Evropës, por edhe një vit i rrëmujshëm e vendimtar në luftën e shtetit të sapolindur shqiptar për të mbetur gjallë. Çfarë ligësish paralajmëroi kometa që kaloi në qiellin shqiptar? Në vend mbretëroi rrëmuja e jo princi gjerman Vilhelm Vid (Wilhelm zu Wied, 1876-1945), i zgjedhur nga fuqitë evropiane, që pas një vonese të madhe, zbarkoi në portin e Durrësit në mars 1914 për të pranuar kurorën e kësaj principate të vogël e të panjohur. Por qeveria e tij e kryesuar nga Turhan Pasha, e përbërë kryesisht nga çifligarë feudalë rivalë, kontrollonte vetëm një pjesë të vogël të vendit, kurse Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit nuk qe në gjendje t'u bënte ballë një numri të madh interesash të kundërt, jo vetëm midis vetë shqiptarëve, por edhe midis 'këshilltarëve ushtarakë' francezë, britanikë dhe holandezë e midis shteteve fqinje përherë në ekspansion. Në valën e kësaj rrëmuje fjalët përhapeshin si zjarri në pyll. A duhet bërë Vilhelm Vidi synet për të treguar një gjest të vullnetit të mirë kundrejt bashkësisë myslimane në shumicë apo tashmë është bërë synet fshehurazi? Kush e di përveç së shoqes, e ndoshta së ëmblës Sara Stringa, mbrëmjet dhe pritjet e së cilës janë në qendër të jetës shoqërore për atë ajkë mjaft të paktë të kryeqytetit të saposajuar shqiptar? Ndërsa kapedanët nëpër male vazhdojnë luftën për pushtet dhe forcat malazeze, greke dhe serbe shkelin vendin, korpusi diplomatik i akredituar këtu merret me interpretimin e domethënies që mund të ketë ajo tepsia e bakllavasë dërguar misionit britanik nga konsulli turk. Pas gjashtë muajsh sundimi pa lavdi princi i pa të keq gjerman ikën nga Durrësi e merr detin, duke lënë një këshill regjence për punët e vendit, ndërkohë që kometa misterioze dalëngadalë zbret poshtë horizontit. *Viti i*

*mbrapshtë* përmban mjaft aludime të matura për Shqipërinë komuniste.

"Jam i lumtur të lajmëroj sot sulltanin sovran, mëkëmbësin e profetit mbi dhè, se gjithë gratë dhe vajzat e perandorisë më të madhe të botës janë nën ferexhe." Kjo është pika kulminore e tregimit me titull *Sjellësi i fatkeqësisë - Islamo nox*, 1984, që gjendet edhe i përkthyer frëngjisht (Paris 1985) dhe gjermanisht (Berlini Lindor 1987). Qe vullneti i Sulltanit që të gjitha femrat e Perandorisë Osmane, në lindje e në perëndim të Bosforit, të mbuloheshin me perçe. Gratë e Ballkanit, e sidomos vashat syzeza të malësisë së thellë shqiptare, myslimane vetëm nga emri, nuk e quanin ende të turpshme sjelljen e tyre, prandaj edhe Porta e Lartë qe e shtrënguar të merrte masa. Gjatë gjithë një vere, me një punë të nderë, rrobaqepëse nga dhjetë qytete turke përgatitën gjysmë milioni perçe për motrat kokëforta evropiane. Sapo u dorëzuan në magazinën qendrore në Stamboll, perçet u bënë deng me kujdes e u ngarkuan në mushkat e Haxhi Miletit. Në këtë pikë nis rrëfimi i Kadaresë. Ndjekim pastaj karvanin e Haxhi Miletit gjatë rrugës së tij më se politike drejt Shqipërisë për t'ua shpërndarë perçet orientale grave evropiane të Perandorisë. Haxhiu, shërbëtor besnik i Sulltanit, arrin të mposhtë dyshimet që i lindën për karakterin e moralshëm ose jo të udhëtimit të tij dhe e zbaton urdhrin perandorak një për një. Po a e zbaton vërtet? Me t'u kthyer në Orman Çiflig, e arrestojnë dhe e hedhin në burg për të kaluar pjesën tjetër të jetës. Çfarë e vulosi fatin e tij, ndonjë intrigë politike apo 'mallkimi i grave të Ballkanit'? Edhe këtu, lexuesi shqiptar ishte i lirë të bënte analogjinë si të donte.

Në kontrast me tregimet dhe romanet e shkurtra të sipërpërmendura, romani i Kadaresë *Koncert në fund të dimrit*, Tiranë 1988, u kthehet përmasave epike të *Dimrit të madh*, me të cilin ka mjaft paralele. Kjo kronikë 700 faqesh, e përkthyer frëngjisht (Paris 1989), gjermanisht (Zalcburg 1991), greqisht (Athinë 1992), spanjisht (Madrid 1992), anglisht (Nju Jork/Londër 1994) dhe portugalisht, ka një titull të hapur simbolik që na bën ta nënkuptojmë si një vazhdim të *Dimrit të madh*. Këtu Kadare i jep lexuesit një tablo tjetër të historisë më të re shqiptare, një vështrim grotesk mbi shkëputjen dramatike të Shqipërisë nga Kina postmaoiste më 1978. Autori në fakt e kishte filluar ta shkruante atë në kohën e prishjes së aleancës kino-shqiptare, por e përfundoi vetëm më 1988. Marrëdhëniet midis Kinës dhe Shqipërisë patën filluar të acaroheshin me hapjen pak e nga pak të Kinës ndaj Perëndimit në vitet shtatëdhjetë, kurse pika e fundit që mbushi gotën qe pak a shumë ftesa historike presidentit Nikson për të vizituar republikën e pesë yjeve. Për Enver Hoxhën dhe Partinë e Punës të Shqipërisë aleati i tyre i vetëm nuk qe më kështjellë e marksizëm-leninizmit. Skenari politik ishte në fakt po ai i prishjes me Bashkimin Sovjetik: dallime ideologjike në pikëpamje, politikë e forcës, një Enver Hoxhë i vendosur dhe largim përfundimtar i specialistëve të huaj nga e vetmja kala e tyre në Mesdhe. Materiali kryesor i *Koncert në fund të dimrit* dhe teknikat narrative të përdorura ngjasojnë dhe nuk ngjasojnë me ato të *Dimrit të madh*. Varianti epik i Kadaresë për ngjarjet e viteve shtatëdhjetë u jep jetë përsëri disa karaktereve që i kemi njohur në *Dimrin e madh*: Besnik Struga, Skënder Bermema dhe Marku, të gjithë shtatëmbëdhjetë vjet më të mëdhej dhe më me përvojë. Por romanit nuk i mungon polemika, dhe, për fat të keq, as tonet antikineze. Njëkohësisht, ai përmban mjaft kritikë për shpersonalizimin e individit në kushtet e socializmit. Ashtu si gjetiu, edhe në këtë roman Kadareja pëlqen simbolet dhe i përdor gjerësisht.

Në romanin *Dosja H.* dy studiues fiktivë irlandezo-amerikanë, Maks Roth dhe Vili Norton, nisen për në malet e humbura të Shqipërisë veriore të paraluftës, me magnetofon në dorë, në kërkim të atdheut të eposit. Të dy folkloristët kanë për synim të hetojnë mundësinë e ekzistencës së një lidhjeje të drejtpërdrejtë midis poezisë homerike dhe këngëve heroike të kënduara nga malësorët shqiptarë me lahutat e tyre. A mos është kjo poezi epike e historike, që akoma këndohet nga shqiptarët dhe sllavët e jugut, avanpost i fundit i eposit homerik? Kjo është një hipotezë që Ismail Kadarenë e ka tërhequr në mënyrë të veçantë. Por ky ekskursion i të dy të huajve i vë disi në mëdyshje autoritetet shqiptare, sidomos nënprefektin e zonës ku kalojnë, i cili, për çdo rast, u qep prapa agjentin e ngathët sekret Dullë Baxhaja për t'i vëzhguar e për t'i

raportuar lëvizjet dhe veprimtarinë e tyre. Edhe e shoqja e nënprefektit, Dezi, e cila na kujton figurën e Diana Vorpsit në *Prilli i thyer*, tërhiqet po aq nga prania e dy studiuesve meshkuj. Në popullatën vendëse lind dyshimi se mos të ardhurit nga jashtë janë vërtet spiunë. Selinë e tyre në Hanin e Rrashtbuallit e bastisin, kurse pajisjen e inçizimit, me zërin e fshatarëve e shkatërrojnë. Misioni i tyre në Shqipëri merr fund. *Dosja H.*, e cila gjendet në frëngjishte në përkthimin e bukur të Jusuf Vrionit me titullin *Le Dossier H* (Paris 1989), si dhe në suedishte (Stokholm 1990), në portugalishte (São Paolo 1990), në greqishte (Athinë 1992), në norvegjishte (Oslo 1992), dhe në spanjishte (Madrid 1993), është një satirë po dhe aq e këndshme për dy të huaj të pafajshëm, të cilët mundohen t'i hyjnë e ta kuptojnë tokën shqiptare dhe, në veçanti, për huqet e jetës shqiptare, që shpesh i bëjnë vizitorët e huaj të çuditen: dashuria ballkanike për fjalë e thashetheme, paaftësia administrative, si dhe frika prej fëmije apo dyshimi nga ana e autoriteteve për çdo gjë të huaj. Duke i vendosur ngjarjet në vitet 1930, Kadareja edhe një herë mundi pa rrezikuar t'u japë një goditje anësore prirjeve izolacioniste të vendit të tij dhe ndërhyrjes së pavend të aparatit të Sigurimit në të gjitha sferat e jetës bashkëkohore.

Veprimtaria e Ismail Kadaresë në fushën letrare kurrsesi nuk është mjaftuar me romane, tregime e poezi. Ai është edhe autor sprovash, studimesh letrare, kritikash, përkthimesh dhe përshtypjesh udhëtimi. Studimet letrare, përgjithësisht, nuk kanë qenë po aq të fuqishme sa edhe romanet e tregimet. *Autobiografi e popullit në vargje*, Tiranë 1971 (Përkth. angl. *Autobiography of the people in verse*, Tiranë 1987), për shembull, kërkon të zbulojë rrënjët dhe strukturën e legjendave e të poezisë popullore, që aq shumë e kanë tërhequr Kadarenë në prozën e vet, por kurrsesi nuk është e mjaftueshme si studim për letërsinë gojore shqiptare.

Në një studim më të shkurtër me titull *Mbi eposin e kreshnikëve* Kadareja heton, me një masë të konsiderueshme subjektivizmi, prejardhjen e ciklit kryesor të eposit heroik shqiptar të njohur me emrin *Këngë kreshnikësh* apo cikli i Mujit dhe Halilit. *Këngët e kreshnikëve*, të cilat ende këndohen me lahutën me një tel në malësinë e Shqipërisë së veriut, janë të lidhura ngushtë në përmbajtje e në formë me poezinë epike të sllavëve të jugut (sidomos boshnjake), duke qenë të dyja me prejardhje të përbashkët. Megjithatë, zanafilla e saktë e tyre është bërë temë debati të tipit jo të rrallë në Ballkan 'Unë isha i pari!'. Studimi i Kadaresë i përkthyer në Tiranë në frëngjishte, serbokroatishte, gjermanishte, turqishte dhe anglishte, ky i fundit me titullin disi çorientues *On the lay of the knights*, Tiranë 1979, është tejet polemik dhe nuk i bën nder emrit të tij si shkrimtar i rangut botëror.

Më e thellë dhe e studiuar është monografia e gjatë e Kadaresë për dramaturgun grek të lashtësisë Eskili (rreth v. 525-456 para erës sonë) me titullin *Eskili, ky humbës i madh*, Tiranë 1990. Çfarë ka parë Kadareja te babai i tragjedisë, të cilin e quan "dydimensional: në dritë dhe në hije të përjetshme," e ç'e ka tërhequr atë? Nga të tetëdhjetë pjesët e shkruara prej Eskilit, për këtë apo atë arsye vetëm shtatë kanë shpëtuar në shekuj. Mjafton vetëm ky fakt për t'u lëshuar në krahët e imagjinatës e në hamendje. Si mund të vështrohet e të trajtohet Eskili, që s'është tjetër veçse hija e vetvetes? Si do të dukej bota letrare me të gjitha pjesët e tij dhe a mund të merret me mend bota pa të? Në këtë studim, që gjendet edhe në frëngjishte në përkthimin e Aleksandër Zotos *Eschyle ou l'éternel perdant* (Paris 1988) dhe në greqishte (Athinë 1988), Kadare i jep jetë së kaluarës dhe, duke u mbështetur në atë pak material që gjendet, përvijon një personalitet bindës për themeluesin e tragjedisë klasike. Diçka nga patosi i Greqisë së lashtë bëhet madje më i kuptueshëm, më i dukshëm, i parë me sytë e fqinjëve shqiptarë. Begatia ekzotike e oborrit mbretëror të Kserksit, ashtu siç është pasqyruar në 'Persët', na kujton atë të përvojës së gjatë të Shqipërisë në duart e sulltanëve të Portës së Lartë një mijëvjeçar më pas, e madje atë të *nomenklaturës* së Shqipërisë komuniste. Tragjedia e shtëpisë së Atreut në *Orestia*, vuajtjet e mundimet e pjesëtarëve të veçantë të familjes nga një brez në tjetrin, gjejnë një pasqyrim të shënuar në *besën* shqiptare, besnikëria absolute ndaj fjalës së dhënë, detyrës dhe

fatit, zakon ky që ka mbërthyer breza të tërë në alpet e Shqipërisë veriore e i ka çuar në gjakmarrje e zhdukje brezash. Dhe a nuk gjen eposi homerik pasqyrimin e vet të fundit në poezinë epike e heroike të përmendur më sipër të shqiptarëve e të sllavëve të jugut? Të shumta janë paralelet midis këtyre vendeve e epokave kaq të ndryshme në dukje, por edhe më fort kureshtje të ngjallin paralelet në këtë pikëtakim të mendësisë midis tragjedianit grek dhe rapsodit ilir. Jo rastësisht Kadareja nënvizon:

> *"Si çdo shkrimtar i madh Eskili ishte i ndërgjegjshëm se, në krahasim me atë zyrtar të mesëm apo të lartë që përfaqësonte shtetin, ai ishte një princ, dhe jo vetëm i artit, por i gjithë kombit të vet. Si i tillë, ai qëndronte më lart se çdo burrë shteti dhe se fati i Greqisë i rëndonte atij mbi supe më shumë se ç'i rëndonte ndoshta krejt mekanizmit të shtetit grek."*[71]

*Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe*, Tiranë 1991, është një sprovë për poetin djalosh shqiptar Migjeni (1911-1938) i cili, me ato pak skica në prozë dhe përmbledhjen e vogël me vjersha, i dha fund një herë e mirë zgjatjes së traditës së romantizmit kombëtar në letrat shqiptare. Kjo monografi e vitit 1991 është variant i zgjeruar i një hyrjeje që Kadareja kishte shkruar vite më parë për një botim të veprave të plota të Migjenit në Tiranë: *Vepra*, Tiranë 1988. Kjo sprovë u botua në Francë me titullin *Migjeni, Chroniques d'une ville du nord, précédé de: L'irruption de Migjeni dans la littérature albanaise*, Paris 1990 (Migjeni, Kronikë e një qyteti të veriut, ardhja e Migjenit në letërsinë shqiptare). Të dy variantet japin një tablo subjektive e disi të sipërfaqshme të letërsisë në vitet tridhjetë, që pasqyron thellë qëndrimet dhe paragjykimet e Partisë së Punës të Shqipërisë; por fatkeqësisht, as përpjekja e Kadaresë për të përcaktuar rolin e Migjenit nuk ka dalë plotësisht e kënaqshme. E shkruar në fillim para emigrimit të Kadaresë në Francë, kjo monografi më fort se çdo gjë tjetër zbulon shpërthimet autobiografike të autorit të saj të padeshifrueshëm. Kadareja vëren, për shembull, se "ka diktatura të tmerrshme e djallëzisht të përsosura ku profesioni i shkrimtarit është një mallkim i vërtetë."[72] Ky qe një problem me të cilin Migjeni i ri e mesianik, që i dha udhë aq të lirë shpërthimit të revoltës dhe pasioneve të tij, nuk u ballafaqua po në atë masë sa Kadareja. Po, sado i pakënaqshëm mund të jetë si studim përfaqësues për letërsinë shqiptare të paraluftës, vetë fakti se Kadareja e botoi këtë sprovë në Tiranë në atë kohë dhe se përfshiu në të një trajtim të gjerë të 'autorëve reaksionarë' kryesorë, normalisht të lënë në heshtje, ishte në vetvete një hap përpara për shtigje të reja.

Po, ashtu drejt shtigjeve të reja ishte *Ftesë në studio*, Tiranë 1990, botimi i fundit i Kadaresë në Tiranë para largimit për në Francë në vjeshtë 1990. Ky libër përmban një tufë me tridhjetë e dy vjersha nga një autor që përndryshe e kishte braktisur këtë gjini prej vitesh; përkthime poezish nga greqishtja, kinezishtja, frëngjishtja, rumanishtja dhe rusishtja; dhe pjesa më e rëndësishme, një radhë refleksionesh për letërsinë e artet e për ngjarjet aktuale. Për letërsinë që botohej në Tiranë, *Ftesë në studio* qe mjaft e hapur për kohën e botimit dhe theu jo pak tabu. Është në thelb një tablo subjektive e shfrytëzuar nga autori edhe si mundësi për të larë ca hesape të vjetra me shkrimtarë rivalë.

Në fund të vitit 1990, vetëm dy muaj para rënies përfundimtare të diktaturës, Ismail Kadareja iku nga Tirana me të shoqen e fëmijët dhe kërkoi strehim politik në Francë. Largimi i tij zgjoi një valë interesimi në shtypin shqiptar e të huaj në një çast politikisht shpërthyes të historisë së vendit. Disa komentatorë e shikonin largimin e tij si braktisje të një anijeje në

---

[71] *Eskili, ky humbës i madh*, Tiranë 1990, f. 58.

[72] *Ardhja e Migjenit në letërsinë shqipe*, Tiranë 1991, f. 34.

mbytje e sipër, të cilën ai lehtësisht mund dhe duhet ta kishte lënë shumë vjet më parë. Të tjerë u tronditën nga ky vendim i tij për ta braktisur popullin në një ditë nevoje. Kadareja i shpjegoi motivet e largimit në të përditshmen pariziane *Le Monde* pak kohë pas mbrritjes. Pa çdo gjykim ose paragjykim për largimin e tij nga Shqipëria, e vërteta është se për herë të parë Kadareja fitoi mundësinë për të ushtruar profesionin në liri të plotë. Prandaj nuk është për t'u habitur që shkrimtari do t'i kthehej më haptazi politikës në botimet e tij të mëvonëshme.

Gjatë muajve të parë të mërgimit në Paris, 'princi i kombit' në letërsi përfundoi një kronikë vetjake të ngjarjeve, e cila mbulon periudhën kalimtare nga dhjetori 1989 deri në dhjetor 1990, kronikë e botuar në shkurt 1991 me titullin *Nga një dhjetor në tjetrin*, Paris 1991. Kjo vepër është vazhdim i librit *Ftesë në studio*, aty ku e kishte ndërprerë. E botuar në një kohë me përkthimin frëngjisht me titull *Printemps albanais*, Paris 1991, ajo ofron për të parën herë një përjetim letrar të fazës së fundit të një gjysmë shekulli diktature. Kadareja e nis kështu: "Këto janë shënime të një shkrimtari dhe, ndonëse ngjarjet për të cilat flitet këtu s'kanë të bëjnë me letërsinë, ato duhet të lexohen vetëm si të tilla. Të përftuara ndryshe këto shënime nuk do të jepnin një pamje të saktë, në po atë mënyrë që një palë syze të gjetura rastësisht rrallë herë mund t'i përshtaten syrit të gjetësit."[73] Të dymbëdhjetë muajt në fjalë natyrisht qenë shumë të rëndësishëm për historinë e Shqipërisë. Ata u karakterizuan sidomos nga paniku i fillimit që shkaktoi në 'aristokracinë e kuqe' ekzekutimi i Nikolae Çausheskut në dhjetor 1989 dhe vala e parë e emigrimit nëpërmjet ambasadave gjermane, italiane dhe franceze në Tiranë në korrik 1990. Si ndihmesë për 'pranverën shqiptare', që pasoi 'dimrin e madh' të ri, Kadare botoi edhe letërkëmbimin me presidentin Ramiz Alia në maj 1990. Pjesa e dytë e librit përmban refleksione mbi regjimin kokëfortë stalinist në Shqipëri dhe mbi natyrën e diktaturës në përgjithësi. Libri *Nga një dhjetor në tjetrin*, i cili edhe është përkthyer gjermanisht (Kiel 1991), holandisht (Amsterdam 1991), norvegjisht (Oslo 1991), anglisht (Londër 1994), dhe spanjisht, është herë me tone ankuese e herë me tone sarkastike. Edhe këtu nuk mungojnë polemikat dhe hakmarrjet e vockëla të vëna re më parë te *Ftesë në studio*, dhe në analizë të fundit duket se edhe ky libër më shumë ngre çështje se sa na jep përgjigje.

*Pesha e kryqit*, Paris 1991, qe vepra e dytë e Kadaresë e botuar në mërgim në Paris. Ajo mendohet si vazhdim i librit *Ftesë në studio* dhe pa dyshim kjo ka qenë arsyeja që të dyja veprat u botuan në një vëllim të vetëm prej 558 faqesh në frëngjishte *Invitation à l'atelier de l'écrivain suivi de Le poids de la croix*, Paris 1991. Së bashku me *Ftesë në studio* dhe *Nga një dhjetor në tjetrin* formohet kështu një lloj trilogjie politiko-letrare. Ndonëse nuk është më pak inatçore se dy veprat e mëparëshme, *Pesha e kryqit* në të njëjtën kohë zbulon anë të tjera të personalitetit të Kadaresë, sidomos ankthin dhe vuajtjet vetjake gjatë viteve të tmerrshme të skëterrës për intelektualët shqiptarë. Ajo është autobiografia e një romancieri nën regjimin stalinist, që ia del të botojë veprat e tij, por që asnjëherë nuk është i sigurt për reagimin e gjysmëperëndive të Byrosë Politike, e sidomos të të Plotfuqishmit vetë. Kadareja arrin të hedhë pak dritë mbi realitetin jashtëzakonisht të zymtë të 'pushtetit popullor', ndonëse në një mënyrë tepër personale e subjektive. Çka i mungon *Peshës së kryqit* dhe çka e ndan atë nga veprat klasike të letërsisë së çlirimit në Evropën Lindore postkomuniste është një vizion më i gjerë mbi sendet. Bota e Kadaresë mbetet e përqendruar tërësisht në ndarjen personale që krijon midis 'miqve' dhe 'armiqve të përjetshëm' të tij. Asgjëkundi nuk përmend shpirtin e plagosur të kombit, peshën e kryqit të mbajtur mbi kurriz nga populli i vet gjatë dyzet e gjashtë vjetësh tmerri të pashprehur apo të paktën agoninë më konkrete të shumë kolegëve të tij shkrimtarë e artistë. Në çdo moment atë e ka kapërthyer ankthi - dhe për këtë zor se mund ta fajësojmë - për të shpëtuar e mbetur gjallë vetë. Vetëm koha ka për ta treguar nëse Kadareja do të mundë të dalë nga kjo traumë personale dhe zërin e talentin ta përdorë për t'i dhënë shprehje në libra asaj traumës më të

---

[73] *Nga një dhjetor në tjetrin*, Paris 1991, f. 7.

madhe që hoqi populli shqiptar gjatë gati një gjysmë shekulli, vula e së cilës nuk do t'i hiqet për shumë kohë në vitet që vijnë.

Ndër botimet e kohëve të fundit të Kadaresë është edhe romani *Piramida*, një alegori politike e historike, i cili në fillim u botua pjesë-pjesë si tregim në numrat e parë të gazetës së opozitës në Tiranë *Rilindja demokratike* në janar 1991. Në mërgim në Paris Kadareja e zgjeroi deri në një roman shtatëmbëdhjetë kapitujsh, i cili së pari doli i përkthyer frëngjisht nga Jusuf Vrioni *La Pyramide*, Paris 1992. Është përkthyer gjithashtu greqisht (Athinë 1992), portugalisht (Lisbonë 1994), spanjisht (Madrid 1994), dhe anglisht (Nju Jork/Londër 1996). Duket se është e vërtetë që monarkët absolutë kanë prirje për monumente në formë piramide me qëllim që të paraqesin në mënyrë simbolike strukturën hierarkike të pushtetit të tyre. Prandaj nuk vjen si befasi që monumenti i fundit përfaqësues i ngritur në kujtim të Enver Hoxhës para shembjes së sistemit qe 'Muzeu Enver Hoxha', në formë piramide, i ngritur anës bulevardit kryesor në Tiranë. Ai është një ndërtim prestigjoz prej mermeri të bardhë të lëmuar, me një yll të kuq gjigant prej materiali plastik sipër si kurorë, simbol që u hoq pa bujë me të gjitha reliket e tjera pas rënies së regjimit. Ndërtesa vetë, edhe tani pas disa vjetësh demokracie, ka mbetur një nga më madhështoret e vendit dhe ruan diçka përjetësisht kërcënuese. Në kohën kur po ngrihej piramida gjigante prej mermeri e Tiranës, nga shumë studentë e shkrimtarë quhej fshehtazi si simbol i marrëzisë njerëzore. Një nga parullat blasfemike entuziaste në ditët e para të lëvizjes studentore shqiptare, forca që më në fund i detyroi stalinistët e moshuar t'i lëshonin udhë një forme më pak surrealiste qeverisjeje, ishte "piramida diskotekë!", d.m.th. që Muzeu Enver Hoxha, i njohur nga të gjithë me emrin 'piramida', të shndërrohej në një diskotekë vallëzimi për studentët dhe të rinjtë e kryeqytetit shqiptar, të cilit i mungonin argëtimet.

Një pasqyrim të drejtpërdrejtë dhe imagjinar të joshjes së Ismail Kadaresë nga ky muze fort i mburrur dhe fshehtazi i sharë e gjejmë në këtë roman historik që të ndjell kureshtje. Sikundër shumë vepra të tjera të këtij shkrimtari shqiptar, ajo mund të kuptohet si duhet vetëm po të lexohet si alegori politike. *Piramida* është rrëfim marramendës e i habitshëm i idesë dhe ndërtimit të piramidës së Keopsit në Egjiptin e lashtë, por edhe i pushtetit politik absolut e madje i marrëzisë njerëzore. Keopsi, faraoni egjiptian, e ndjeu se i kishte trembur e tmerruar oborrtarët e vet kur ishte betuar një mëngjes vjeshte të dilte jashtë traditës duke mos ndërtuar piramidë siç kishin bërë paraardhësit. Por sistemi faraonik dhe forca e zakonit dhe e konformizmit doli se qenë shumë më të fuqishme. Nuk vonoi dhe Keopsi u bind nga prifti i lartë Hemiunu se piramida nuk ishte thjesht varr, por diçka më shumë. "Ajo është në radhë të parë pushtet, madhëri. Ajo është shtypje, burg, para, po aq sa ç'është trullosje e turmave, ngushtim i mendjes, vyshkje e vullnetit, mërzi dhe humbje. Ajo është roja jote më e mirë, faraoni im. Policia e fshehtë. Ushtri, flotë dhe harem i erandshëm. Sa më e lartë të jetë ajo, aq më i mpakët ngjan shtetasi nën hijen e saj. Dhe sa më i vogël të jetë shtetasi aq më i lartë je ti, madhëri." E kësisoj, masat egjiptiane iu vunë punës për një ndërtim absurd në shkretëtirë, ashtu si katër mijëvjeçarë e gjysmë pas tyre, shqiptarët iu vunë punës për të ngritur qindra mijëra bunkerë betoni anembanë vendit si mbrojtje nga një pushtim i mundshëm imperialist i hamendësuar, e për të ndërtuar një mauzole mermeri për faraonin e tyre.

Ismail Kadareja bëri çmos për emancipimin e letërsisë shqiptare, mbi të cilën në saje të talentit të vet dhe përkrahjes nga regjimi, mbretëroi si monark absolut në vitet shtatëdhjetë e tetëdhjetë. Në mjaft raste gjatë viteve të gjata të diktaturës së rëndë, ai shprehu kritika të hapura për nivelin në fushën e letërsisë e të arteve, ndërkohë që njëherazi i dha mbështetjen e vet pa kushte sistemit politik nga i cili ai vetë pa dyshim ka vuajtur. Kjo ka bërë që një numër i mirë kundërshtarësh më vonë ta përmendin si 'shkrimtar oborri' apo si 'eksponent të regjimit', kundërshtarë që kanë vënë në dyshim edhe nëse ka qenë vërtet disident i fshehtë, siç është munduar, në mënyrë disi të trashë, të provojë që nga mërgimi në Paris. Sidoqë të jetë, nuk ka

kurrfarë dyshimi se Ismail Kadareja e shfrytëzoi lirinë relative dhe talentin e vet nën diktaturë për të bërë sulme të holla kundër regjimit në formën e alegorive që i ndeshim, sikundër e pamë, kudo nëpër veprat e tij. Gjithësesi, e mira e të mirave ndoshta është që Ismail Kadareja të vlerësohet nga një pikëpamje tërësisht letrare, si autor veprash që shkojnë nga një nivel mesatar deri në të shkëlqyer. Analizat politike për konformizmin apo disidencën në prozën e tij duhet t'i lihen së ardhmes.

## 11.4 Prozatorë të tjerë nga 1961 deri më sot

Vendi më i lartë që Ismail Kadareja ka zënë në letërsinë e sotme shqiptare, shoqëruar me emrin që ka fituar në botë, ka lënë disi në hije të gjithë shkrimtarët e tjerë shqiptarë të sotëm.

Një shkrimtar që ka çarë rrugën drejt bashkëkohësisë para Kadaresë është **Petro Marko** (1913-1991). Lindur më 25 nëntor 1913 në fshatin Dhërmi të bregdetit të Himarës, Petro Marko ndoqi shkollën tregtare të Vlorës. Filloi të shkruante kur ishte njëzet vjeç. Tregimet e para iu botuan në revistat e kohës me ndihmën e Ernest Koliqit (1903-1975) që qe edhe mësues i tij. Nga 1 marsi 1936 Marko botoi në Tiranë revistën jetëshkurtër *ABC*, një e përdyjavshme letrare që shpejt do të mbyllej nga autoritetet zogiste. Gjithmonë tip revolucionar e anarkist në shpirt, Petro Marko vajti më 1936 në Luftën Civile të Spanjës me një grup prej dyzet shqiptarësh dhe hyri në repartin Garibaldi të Brigadave Internacionale. Migjeni (1911-1938), poeti i sëmurë nga tuberkulozi, që pas pak kohe do të vdiste në një sanatorium në Italinë e veriut, do ta përcillte me këto fjalë: "Nisja për në Spanjë është poema jote më e bukur." Në Madrid Petro Marko njëzetetrevjeçar, së bashku me të talentuarin Skënder Luarasi (1900-1982), filluan botimin e një reviste njëzet-faqëshe në gjuhën shqipe me emrin *Vullnetari i lirisë*, e cila doli vetëm në dy numra. Petro Marko ka takuar edhe Ernest Heminguein (1899-1961) në një kongres shkrimtarësh të mbajtur në Valencia më 1937, ku morën pjesë edhe Aleksei Tolstoi (1882-1945), Ludvig Ren (Ludwig Renn, 1889-1979), Ana Zegers (Anna Seghers, 1900-1983), Andre Malro (André Malraux, 1901-1976) dhe Pablo Neruda (1904-1973). Ishte përvoja nga koha e Luftës Civile të Spanjës që shërbeu si bazë për romanin e tij të mirënjohur *Hasta la vista*, Tiranë 1958.

Më 1940 Petro Marko u shtrëngua të kthehej në atdhe nga mërgimi në Francë. Një vit më vonë u arrestua nga pushtuesit italianë dhe u internua bashkë me gjashtëqind të burgosur të tjerë nga vendet ballkanike në ishullin e veçuar Ustika të detit Tirren në veri të Sicilisë. Romani 380 faqesh *Nata e Ustikës*, Tiranë 1989, është fryt i kësaj periudhe internimi. Në tetor 1944 Marko u kthye në Shqipëri si partizan. Pas disa vjetësh si kryeredaktor i gazetës *Bashkimi* u arrestua më 1947, kësaj radhe nga komunistët, dhe u burgos në Tiranë. Pas rënies së Koçi Xoxes (1917-1949), u lirua dhe u lejua të punojë si mësues në Tiranë.

Në fund të viteve pesëdhjetë e në fillim të viteve gjashtëdhjetë dolën për herë të parë disa vëllime në prozë e përmbledhje me poezi të Petro Markos. Romani surrealist *Qyteti i fundit*, Tiranë 1960, pasqyron fundin e hidhur të ushtrisë pushtuese italiane në Shqipëri. Për disa ky është romani i parë modern në letërsinë shqiptare. *Qyteti i fundit* është i përkthyer japonisht (Tokyo 1969). *Rrugë pa rrugë*, Tiranë 1964, me 204 faqe, është një përmbledhje me gjashtëdhjetë rrëfenja e skica të shkruara në vitet e rinisë, nga 1933 deri më 1937. Në romanin *Një emër në katër rrugë*, Tiranë 1973, ngjarjet shtjellohen në periudhën e Zogut. I botuar në vitin politikisht të turbullt të spastrimeve Paçrami dhe Lubonja, ai u ndalua e u dogj, siç u bë edhe me një vëllim poetik të Markos. Petro Marko humbi të drejtën e botimit për një periudhë prej tetë vjetësh, kurse i biri u dënua me gjashtë vjet burg me akuzën se kishte fyer Enver

Hoxhën.

Petro Marko, autor i tetë romaneve, filloi të botojë përsëri më 1982 dhe nga mjaft kritikë konsiderohet si një nga etërit themelues të prozës moderne shqiptare. Edhe pse disa shkrimtarë e kanë kritikuar për stilin telegrafik, këmbëngulja e zjarrtë për teknika të reja përshkrimi, dhe trajtimi i subjekteve origjinale janë pritur me miradije të gjerë. Vdiq në Tiranë më 27 dhjetor 1991.

Ndër figurat më pak të njohura të letërsisë shqiptare të viteve të para të pasluftës është **Kasëm Trebeshina** (l. 1926). Trebeshina ka lindur në Berat më 8 gusht 1926 dhe ka studiuar në Shkollën Normale të Elbasanit derisa hyri në lëvizjen e rezistencës komuniste më 1942. Pas luftës ndoqi studimet në Institutin e Teatrit Ostrovski në Leningrad. Komunist i angazhuar, por kurrsesi konformist, Trebeshina doli nga partia dhe më vonë nga Lidhja e Shkrimtarëve në Tiranë. Pjesën më të madhe të veprave i shkroi në fund të viteve dyzet e në fillim të viteve pesëdhjetë, por pa u botuar kurrë.

Me një akt jashtëzakonisht të rrallë disidence të hapur në jetën intelektuale shqiptare, Trebeshina i dërgoi një 'pro memoria' Enver Hoxhës më 5 tetor 1953, duke e paralajmëruar se politika e tij kulturore po e shpinte vendin në rrugën e shkatërrimit. Ai theksonte:

> "*... Le të shikojmë konkretisht ç'përmbajnë veprat letrare të realizmit socialist, qoftë edhe ato më të mirat. Një inxhinjer i mirë, një inxhinjer i keq dhe një i gabuar që ndreqet. Një fshatar i mirë, një i keq dhe një që ndreqet, e kështu me radhë. Një i mirë, një i keq dhe një që ndreqet. Komunistët janë gjithnjë heronj të situatave, ata vijnë në faqet e librave ose në skenat e teatrove vetëm për të na recituar monologje me përmbajtje heroike...*
>
> *Lidhja e Shkrimtarëve është e organizuar si një urdhër murgjësh mesjetarë. Në krye të Lidhjes është një Mjeshtër i Madh dhe të gjithë janë të detyruar të dëgjojnë, përgjersa vazhdon funksionin e Mjeshtrit të Madh. A nuk e kuptoni se është një koncept dhe veprim mesjetar të ndash në këtë mënyrë 'funksione' dhe 'privilegje'? Le ta shikojmë si keni vepruar ju gjatë këtyre vjetëve. Ju vendosni në Komitetin Qëndror që Kolë Jakova të jetë një shkrimtar i madh dhe të gjithë përposh aprovojnë vendimin tuaj. Kritika thërret e çirret që 'Halili dhe Hajrija' e Kolë Jakovës është një vepër e madhe. Pastaj vëmendjen tuaj së bashku me favoret e fiton Dhimitër S. Shutëriqi si kryetar i Lidhjes. Më mirë le ta lëmë këtë pikë.*
>
> *Shkrimtarët janë qytetarë me të drejta të barabarta me gjithë të tjerët dhe nuk është e drejtë që në mënyrën më të paligjshme t'i përgjigjen një cenzure nga më të çuditshmet. Në qoftë se për një arsye ose për një tjetër ju ngulni këmbë që të ketë cenzurë, atëherë ajo le të krijohet si një institucion dhe le t'i ushtrojë hapur funksionet e saj. Kështu do të dinim kujt t'i përgjigjeshim dhe nuk do të na ngatërroheshin nëpër këmbë funksionarët e Partisë që, megjithëse nuk janë kompetentë, vijnë e japin mendime aty ku nuk ua kërkojnë... Ju nuk duhet ta trajtoni Lidhjen e Shkrimtarëve të Shqipërisë si një zgjatje organizative të hallkave të ndryshme që ka organizuar PPSH. Lidhja e Shkrimtarëve është një organizatë njerëzish të lirë, por jo një hallkë në një shoqëri feudale ku ushtrohen në mënyrën më të çuditshme të drejta dhe detyra feudale.*
>
> *Lidhur me këto të drejta dhe detyra do t'ju jap më poshtë një shembull që nuk duhej të kishte vend në shoqërinë tonë. Dihet se romani im 'Rinia e kohë sonë' është shkruar që më 1948-ën, kurse romani tjetër 'Mbarimi i një mbretërie' është shkruar më 1951. Por nuk duhet harruar se romani 'Harbutët' i Sterjo Spasses është shkruar që më 1946-ën. Atëherë pse Partia vë këmbën dhe i ndal këto shkrime më të hershme dhe i jep kohë Dhimitër S. Shuteriqit që të shkruajë në 1952 romanin e tij pa asnjë vlerë 'Çlirimtarët'? Pse Partia ia boton me një zhurmë shurdhuese këtë roman? Pse mobilizon gjithë kalorësit feudalë të kritikës për ta trumbetuar si romanin e parë në gjuhën*

*shqipe? Dhe jo vetëm si romanin e parë, por si një roman të madh të letërsisë shqipe. Dhe dihet se në Shqipëri janë shkruar edhe më parë, edhe shumë më parë romane. Edhe në gjuhën shqipe. A është e denjë që të merret një parti e tërë nëpërmjet funksionarëve të saj kryesorë me gjëra të tilla? Historia ka ligjet e saj të pashkruara dhe nuk i ka dhënë ndonjë njeriu të drejtën që të sillet si të dojë me artin. Edhe Luigji i Katërmbëdhjetë nuk e gëzoi ndonjë të drejtë të tillë. Prandaj veprimet e bazuara në një strukturë feudale nuk mund të kenë vend në shoqërinë tonë dhe ju duhet t'i braktisni. Duhet t'i varrosni kohët e errta dhe të ktheheni në Shekullin e Njëzetë për idealet e të cilit u bë një luftë e madhe dhe u sakrifikuan gjërat më të shtrenjta...*

*Unë mendoj se shkatërrimi më i madh do të ndodhë në botën shpirtërore shqiptare. Njerëzit do të humbasin besimin te shteti dhe te udhëheqja, do të mbyllen në veten e tyre dhe, që të bëhet i mundshëm sundimi mbi ta, do të lindë nevoja për të krijuar një shtet të ashpër policor. Dhe ky nuk do të jetë veçse fillimi. Prandaj duhet hequr dorë, dhe sa më parë, nga rruga e Luigjit të Katërmbëdhjetë, nga Versaja dhe nga shtypja e mendimit edhe brenda radhëve të partisë. Nuk është çështja për fëmijët e varfër që ne i shohim nëpër rrugë, por për atë shtypje të mendimit që po bëhet sistem dhe që do të sjellë si përfundim lindjen e një monarkie të re. Kur të arrijë puna aty, varfëria do të bëhet e tmerrshme dhe vetëm regjimi i një terrori të pashembullt mund të bëjë që të qëndroni në pushtet. Por ai regjim do të jetë shumë më i rrezikshëm për atë vetë. Ftohja dhe largimi i popullit do të sjellë një lëkundje edhe brenda radhëve të udhëheqjes që do të transformohet dalëngadalë në një kastë të mbyllur në kornizën e një monarkie pa kuptim në realitetin historik të Shekullit të Njëzetë. Në përfundim të këtij procesi historik ju do të detyroheni të vrisni njëri tjetrin dhe populli do të mbytet në gjak.*

*Mendoj se jemi plotësisht në kohë që ta shmangim një të keqe kaq të madhe dhe kjo është arsyeja që po jua drejtoj këtë 'Pro memoria' të shkruar në mënyrë të ngutshme.*"

Nënkuptohet se diktatorit nuk i erdhi mirë. Kasëm Trebeshina, autor i pabotuar i tetëmbëdhjetë vëllimeve me vjersha, dyzet e dy pjesësh teatrale, njëzet e dy romanesh dhe tregimesh etj., u zhduk nga skena letrare gati pa lënë gjurmë me këtë akt vullnetar vetasgjësimi. Pas shtatëmbëdhjetë vjetësh burgu me ndërprerje, dënim ky relativisht i lehtë siç do të shënonte më vonë, dhe njëzet vjet heshtjeje, Trebeshina ka dalë tani në breg me një tufë shkrimtarësh, artistësh dhe intelektualësh të tjerë. Ndër ta përmendim Lazër Radi (l. 1916), Kapllan Resuli (l. 1935), Frederik Rreshpja (l. 1941), Fatos Lubonja (l. 1951), Visar Zhiti (l. 1952) dhe Bashkim Shehu (l. 1955), duke pohuar kështu parashikimin e Trebeshinës.

Nga krijimet e vëllimshme të Trebeshinës, vetëm një përmbledhje poetike, *Artani dhe Min'ja ose hijet e fundit të maleve*, Tiranë 1961, si dhe një përkthim pa emër i pjesëve të Garsia Lorkës u botuan në kohën që u shkruan. Ndërkaq, tri nga prozat e tij janë botuar nga Ardian Klosi (l. 1957) në vëllimin *Stina e stinëve*, Prishtinë 1991, duke i hapur për herë të parë lexuesit një dritare për të hyrë në një botë fantazie që ngjason me atë të rrëfenjave të Mitrush Kutelit (1907-1967). Stili surrealist i asaj çka autori e quan 'realizmi poetik' i tij është rezultat i revoltës së vetëdijshme kundër rrymës sunduese të realizmit socialist.

**Sabri Godo** (l. 1929) nga qyteti jugor i Shqipërisë Delvinë, është prozator i shquar për romanet e tij historike. Vepra e parë, *Plaku i Butkës*, Tiranë 1964, qe një biografi e Sali Butkës (1852-1938), figurë kombëtare dhe poet minor folklorik, që udhëhoqi luftëtarët shqiptarë kundër grekëve e kundër xhonturqve. *Ali Pashë Tepelena*, Tiranë 1970, pasqyron dhe ngre lart jetën e 'Luanit të Janinës', i cili me sundimin dinak e të rreptë tronditi Sulltan e Napoleon, por dhe magjepsi djaloshin Lord Bajron. Vepra më e mirënjohur e tij është *Skënderbeu*, Tiranë 1975, pasqyrim epik i jetës dhe luftës së heroit kombëtar shqiptar nga lindja deri në vdekje. Kjo

tablo e epokës së Skënderbeut, që është përkthyer rumanisht (Bukuresht 1981) dhe gjermanisht (Tiranë 1983), është bërë shembull i romanit historik të viteve të fundit dhe, me mënyrën e vet të shkrirjes së faktit real me trillimin, bën kontrast interesant me romanin e Ismail Kadaresë me të njëjtën temë, *Kështjella*, botuar pesë vjet më parë.

Ndër veprat e tjera në prozë të Godos janë: përmbledhja me tregime *Zëra nga burime të nxehta*, Tiranë 1971, një roman disi i mërzitshëm me temë partizane *Prova e zjarrit*, Tiranë 1977, dhe një përmbledhje me skica e shënime udhëtimi *Kohët që shkojnë, kohët që vijnë*, Tiranë 1985. Kjo e fundit përbën një farë preludi për romanin e parë të Godos me temë aktuale *Ujërat e qeta*, Tiranë 1988, me 500 faqe. *Koha e njeriut*, Tiranë 1990, ringjall kulturën e shuar të bashkësisë bektashiane shqiptare. Heroi, Dervish Merxhani, është klerik bektashi që ka për model figurën e baba Faja Martaneshit (vd. 1947), udhëheqës i rezistencës në Luftën e Dytë Botërore. Duke botuar *Koha e njeriut* nën petkun e një romani për jetën partizane, Godo, vetë bektashi me prejardhje, pati dorë të lirë në trajtimin e kësaj teme fetare, që në atë periudhë ishte një nga tabutë e mëdha shqiptare. Një muaj pas rënies së diktaturës në dhjetor 1990, Sabri Godo u zgjodh kryetar i një partie në Shqipëri, Partisë Republikane, dhe që atëherë ka qenë aktiv në jetën politike.

Një shkrimtar i bindur, e si pasojë që i eci më mbarë, është **Dritëro Agolli** (l. 1931), që u vu në krye të Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve menjëherë pas eliminimit të Fadil Paçramit dhe Todi Lubonjës në Plenumin e Katërt më 1973, detyrë që e mbajti deri në janar 1992. Ky shkrimtar, detyrimisht duhet pasur parasysh për ndikimin e tij në rrugën e zhvillimit të letërsisë së sotme shqiptare.

Agolli ka lindur në një familje fshatare në Menkulas të Devollit dhe kreu shkollën e mesme në Gjirokastër më 1952. Më pas vazhdoi studimet në Fakultetin e Arteve të Universitetit të Leningradit dhe me t'u kthyer në Shqipëri ushtroi gazetarinë, duke punuar për pesëmbëdhjetë vjet në gazetën e përditshme *Zëri i popullit*.

Në vitet shtatëdhjetë, pasi kishte pasur sukses si poet i tokës, Dritëro Agolli, sikundër dhe Kadareja, iu kthye përherë e më shumë lëvrimit të prozës, ku u shfaq më i fortë në tregimin e shkurtër se në roman. Një përmbledhje me tregimet e fillimit, ajo me 213 faqe *Zhurma e erërave të dikurshme*, Tiranë 1964, ka të veçantën se është ndaluar. Autorin e patën akuzuar atëherë për revizionizëm sovjetik. Partia pati bërë thirrje për më shumë koncepte revolucionare (maoiste) në letërsi e për t'iu përkushtuar më shumë masave punonjëse.

Si prozator Agolli bëri emër zyrtar me romanin *Komisari Memo*, Tiranë 1970, në fillim i ngjizur si tregim. Ky roman edukativ me një ide të kthjellët shoqërore e politike është përkthyer anglisht (Tiranë 1975), si dhe gjermanisht (Tiranë 1976), turqisht (Ankara 1977), norvegjisht (Oslo 1977), portugalisht (1977), greqisht (1977), suedisht (1978), rumanisht (Bukuresht 1983) dhe frëngjisht. Memo Kovaçi është prototipi i heroit partizan të ndërgjegjshëm me një rol të dyfishtë: të bëjë luftë në male kundër pushtuesve gjermanë dhe të bëjë punë edukative mes popullit si komisar politik. I plagosur në një betejë, Memon e trajton për ta shëruar një mjek që orvatet t'ia dobësojë bindjet politike duke i mbushur mendjen se asnjanësia është zgjidhja më e qëlluar në kohë trazirash politike. Memoja ka përballë edhe Rrapo Tabanin, komandant batalioni, i cili ndërhyrjen e komisarëve politikë e sheh si në dëm të aftësive luftarake të forcave të tij. Busti prej bronzi, i ngritur në kujtim të Memo Kovaçit në fshatin e lindjes pas vdekjes, është simbol i rëndësisë që partia i jepte edukimit politik e ideologjik.

Edhe romani i dytë i Agollit, *Njeriu me top*, Tiranë 1975, trajton temën e luftës partizane, por nga një këndvështrim tjetër e me një mjeshtëri më të hollë. Mato Gruda është një fshatar i thjeshtë 'në gjak' me fisin e Fizëve, i cili ka rënë në qerthullin e gjakmarrjes që sillet nga njëri brez në tjetrin. Një ditë në pyll ai zbulon një top të braktisur nga ushtria e tërhequr italiane, të cilin e fsheh në plevicë, me idenë e hakmarrjes ngulur në kokë. Konflikti personal

me Fizët dhe me patriarkun e tyre, plakun Mere, e bën të mos shohë dasinë politike të thellë në fshat, të shkaktuar nga prania e lëvizjeve rivale të rezistencës, dhe nevojën e ngutshme të partizanëve në luftën e tyre kundër pushtuesve gjermanë. I zhgënjyer nga padija e vet dhe nga dështimi në goditjen me top të shtëpisë së Fizëve, si dhe helm e vrer nga vrasja e shokut të tij Murat Shtaga, Mato Gruda arrin të kuptojë se interesa më të lartë janë vënë në rrezik, prandaj dhe e tërheq topin e tij të vetëm zvarrë për t'u ardhur në ndihmë aleatëve të tij partizanë, që u kishin zënë pritë gjermanëve. *Njeriu me top* është përkthyer anglisht (Tiranë 1983), bullgarisht (Sofje 1981, 1987), danisht (Århus 1987) dhe frëngjisht (Paris 1994).

Pas këtyre dy romaneve disi konformistë për heroizmin partizan, temë standart e nxitur nga partia, Agolli shkroi një vepër shumë interesante, veprën satirike *Shkëlqimi dhe rënja e shokut Zylo*, Tiranë 1973, e cila edhe ia afirmoi emrin më tej. Shoku Zylo është një model i një *aparatçiku* shpirtmirë por jokompetent, drejtor i një sektori shtetëror çështjesh kulturore të pacilësuar qartë. Kotësia e tij patetike, entusiazmi donkishotesk, qëndrimi grotesk në publik, pra gjithë shkëlqimi dhe rënia e tij, regjistrohen të gjitha deri me imtësi ironike nga vartësi dhe shoku i tij i zellshëm e më fort finok, që shërben si vëzhgues asnjanës. Kthesa në karrierën e shokut Zylo më në fund vjen kur i kërkohet të shprehë pikëpamjet për një pjesë teatrale:

> "*Drama është e gabuar ideologjikisht. E para, heroi negativ del i fortë. Nëse vutë re, heroi negativ ngjitet në kodër. Ç'është kjo, shokë? Kjo do të thotë se ai ngjitet në piedestal, domethënë në kodër. Ai duhet të zbresë nga kodra bile të futet në pus. Në kodër duhet të ngjitet heroi pozitiv.*"

Këto fjalë që, sipas Agollit, ishin thënë vërtet në Tiranë nga një ithtar i zellshëm i realizmit socialist, vijnë përpara rënies së Zylos, kur ajo pjesë më vonë gjykohet si sukses nga të tjerët që qëndrojnë më lart se ai në shkallën hierarkike. Shoku Zylo është figurë universale, karakter që mund të ndeshet në çdo shoqëri e në çdo epokë, kurse kritikët kanë nxituar të heqin paralele nga Daniel Defo dhe *Revizori* i Nikollai Gogolit deri te Franc Kafka dhe *Zert* i Milan Kunderës. Por pa dyshim më fort se kushdo tjetër, të gjitha imtësitë e këtij romani i shijon lexuesi evropianolindor. Vepra gjendet e përkthyer bullgarisht (Sofje 1975, 1987), rusisht (Moskë 1990?), frëngjisht (Paris 1990), gjermanisht (Kiel 1991), italisht (Leçe 1993) dhe greqisht (Athinë 1994). *Shkëlqimi dhe rënja e shokut Zylo* u botua së pari më 1972 në revistën satirike *Hosteni* në Tiranë dhe si libër me vete doli një vit më vonë. Fakti që ky roman arriti të botohej në Shqipërinë staliniste, një vend aspak i njohur në atë kohë për tolerancë ndaj gjithçkaje që sadopak i dukej si kritikë ndaj sistemit, është pa dyshim i lidhur me rrethanën se si prototip për personazhin e Zylos shërbeu një gazetar e shkrimtar i njohur i kohës, dhe shërbeu pikërisht për të diskredituar të ashtuquajturën lëvizje liberale në përgjithësi.

**Naum Prifti** (l. 1932) ka lindur në fshatin Rehovë afër Kolonjës në një familje muratorësh. Në fillim studioi për mjekësi në Tiranë ku dhe punoi për një farë kohe si ndihmës mjek. Më vonë e ushtroi këtë profesion në Korçë, por pasioni për letërsinë e bëri ta braktisë atë e t'i kthehet studimit të gjuhës e të letërsisë në Universitetin e Tiranës. Fillimisht ka punuar në revistën satirike *Hosteni* dhe në revistën *Ylli*, kurse më vonë ishte shkrimtar në profesion të lirë. Ndër vëllimet e shumta të tij janë: *Tregimet e fshatit*, Tiranë 1956, *Lëkura e ujkut*, Tiranë 1958 (përkth. angl. *The wolf's hide,* Tiranë 1988), përkthyer tri dekada më pas nga i vëllai Peter Prifti (l. 1924) i Universitetit të Kalifornisë (San Diego); *Çezma e floririt*, Tiranë 1960; *Një pushkë më shumë*, Tiranë 1966; *Litar i zjarrtë*, Tiranë 1970; *Tre vetë kapërcejnë malin*, Prishtinë 1972; *Njerëz të kësaj toke*, Tiranë 1975; dhe *Njëqind vjet*, Tiranë 1983. Naum Prifti ka shkruar edhe pjesë teatrale e është shquar sidomos për vëllimet e shumta për fëmijë. Jo të gjithë prozën e ka emocionuese, megjithatë një numër i madh tregimesh nga dora e tij lexohen me ëndje.

Romancieri, tregimtari, dramaturgu dhe shkrimtari **Dhimitër Xhuvani** (l. 1934), lindur

në Pogradec, ka studiuar për mjekësi në Tiranë dhe punoi disa vjet si ndihmës mjek, kohë kur bëri edhe sprovat e para letrare si tregimtar, por pasion për letërsinë e çoi të studiojë në degën e gjuhës e të letërsisë shqipe në Universitetin e Tiranës. Studioi edhe në Moskë në Institutin Gorki. Romani tij i parë 190 faqesh, *Tuneli*, Tiranë 1966, mbi ndërtimin e hidroçentralit të Bistricës, u zgjodh nga partia në një fushatë gjatë viteve të 'revolucionit kulturor' për të trembur të gjithë shkrimtarët dhe intelektualët, dhe pas pak kohe u hoq nga qarkullimi. Xhuvani e pa veten të akuzuar për krijimin e një vepre me gabime politike e ideologjike të rënda, me ide të huaja borgjezo-revizioniste, me frymë dekadente, dhe nxirje të realitetit socialist dhe të punonjësve. U dënua dhe u dërgua për të punuar si punëtor krahu në kooperativa bujqësore, në hidroçentralin e Bistricës e në industrinë kimike në Fier.

Reagimi i ashpër i partisë ndaj *Tunelit* bëri më pas që autori t'i shmanget çdo eksperimentimi letrar e sidomos pasi u lejua t'i kthehet punë së mësuesit, gazetarit dhe shkrimtarit. Për këtë arsye romani i ri i Xhuvanit *Përsëri në këmbë*, Tiranë 1970, është një imitim i plotë i modelit të parrezikshëm stalinist *Si u kalit çeliku,* Moskë 1937, i romancierit sovjetik Nikollai Aleksejeviç Ostrovski (1904-1936). Nuk është për t'u habitur që ky roman u prit shumë më mirë në qarqet zyrtare. *Përsëri në këmbë*, për të cilin iu dha Çmimi i Republikës, është saga e Din Hykës, model i 'heroit pozitiv', një djalosh mekanik që i humbet të dyja këmbët në një aksident dhe lufton me vendosmëri për të fituar vendin e vet në shoqëri si qenie njerëzore normale e jo si objekt mëshire e keqardhjeje. Ka edhe mundësi që Xhuvani ta ketë shfrytëzuar historinë e Din Hykës si simbol të karrierës së vet, të prerë e shkurtuar në të gjitha përmasat nga lokomotiva e partisë[74]. Romani është botuar edhe në Kinë e në Japoni. *Fan Smajli*, Tiranë 1971, është një roman për ndërtimin socialist, që nënvizon forcimin e vetëdijes politike të punëtorëve në vitet pesëdhjetë. Romanet që vijnë më pas, disa të arritur, e disa jo, e kanë afirmuar emrin e Xhuvanit si prozator të rëndësishëm të kohës së sotme: *Zgjimi i Nebi Surrelit*, Tiranë 1974; *Shtegu i Bardhë*, Tiranë 1976; *Do të jetojmë ndryshe*, Tiranë 1979; *Vdekja e zotit Kaloti*, Tiranë 1981; *Shpirtin nuk e shes*, Tiranë 1988; dhe *Dhimbja e dritës*, Tiranë 1990.

Një prozator tjetër që ka ridalë pas vitesh internimi është **Kapllan Resuli** (l. 1935), i njohur edhe me emrin *Kapllan Kallushi*. Resuli ka lindur në Ulqin dhe ka ndjekur studimet në Shkup, të cilat i përfundoi më 1957. Tregimet e para iu botuan në revistën letrare të Kosovës *Jeta e re*. Resuli spikati në brezin e parë të prozatorëve seriozë të Kosovës, brez që doli në letërsi në fund të viteve pesëdhjetë e që autoritetet serbe e detyruan politikisht të heshtë. Nga të tjerët e këtij brezi, Adem Demaçi (l. 1936) u burgos më 1959, Martin Camaj (l. 1925) emigroi në Itali, Ramadan Rexhepi (l. 1940) iku në Suedi, kurse Anton Pashku (1937-1995) dhe Azem Shkreli (l. 1938) ranë në heshtje. Vetë Resuli u arrestua më 1959, në një vit me Demaçin, kurse pas një viti në burg bëri gabimin fatal se besoi që do të gjente liri në Shqipëri. Duke u arratisur nga Jugosllavia me not nëpër lumin Buna, ai u kap nga autoritetet shqiptare dhe u dërgua në një kamp internimi në Lushnjë, ku e mbajtën dy vjet. Pas kësaj, në vitet gjashtëdhjetë fitoi të drejtat si shkrimtar dhe arriti të botojë proza në organet letrare *Nëntori* dhe *Drita*. Ndër librat e tij të kësaj periudhe janë romani 392 faqesh *Tradhëtia*, Tiranë 1965, për të cilin përmendet më shumë; një përmbledhje me tregime për Kosovën me titull *Ushtima e Korabit*, Tiranë 1968, dhe tregimi *Gjarpni*, Tiranë 1969. Më 1966, Resuli erdhi në konflikt për herë të parë me pushtetarët për shkak se u shpreh hapur me kritika për Ismail Kadarenë. I akuzuar më pas për tradhti, u dënua më 1970 me pesëmbëdhjetë vjet punë të rëndë, një afat që iu zgjat deri në dyzet e pesë vjet. U lirua më në fund më 1991 nga fshati Plug në fushën e Myzeqesë. Tani jeton si refugjat në Gjenevë, Zvicër, ku edhe ka botuar kohët e fundit një vëllim me vjersha.

Një roman i viteve shtatëdhjetë me mjaft ngjyra lokale pavarësisht nga meritat letrare të kufizuara është *Shembja e idhujve*, Tiranë 1975, nga **Skënder Drini** (l. 1935). Me subjektin që

[74] Për analizën përkatëse, kr. Pipa 1991, f. 45 - 48.

shtjellohet mes fiseve të prapambetura malësore të Shqipërisë së veriut, ky roman jep një tablo të gjallë të zakoneve vendore, duke krijuar një kuadër ideologjik në udhëkryqin midis traditës dhe progresit. Kjo dikotomi e jetës fshatare në vitet tridhjetë personifikohet nga një prift fshati me emrin dom Engjëll Shtjefni, i cili mishëron planet djallëzore të kishës katolike, dhe nga një mësues i ri (komunist) që përpiqet t'i sjellë arsim dhe përparim social një shoqërie patriarkale tradicionale. Në romanin 679-faqesh *Midis dy kohëve*, Tiranë 1978, i cili stilistikisht është më i përpunuar, ndeshemi përsëri me dom Engjëllin, kësaj radhe si kryepeshkop në Shkodër. Erërat e luftës i sjellin kësaj qendre urbane të Shqipërisë veriore nën pushtimin italian fitime e intriga, me tregtarët që përpiqen të sigurojnë sa më shumë fitime nga pushtimi e me konfliktet sociale që bëhen përherë e më të mprehta. Ndër veprat e tjera të Drinit janë romanet *Kirurgët*, Tiranë 1984; *Njerëzit dhe deti*, Tiranë 1987; dhe *Tanush Martini*, Tiranë 1990; si dhe përmbledhjet me tregime *Kumbimet e reja të pyjeve*, Tiranë 1972; *Tregimet e veriut*, Tiranë 1977; dhe libri me 380 faqe *Rruga e njeriut*, Tiranë 1990. Në vitet tetëdhjetë Ismail Kadare e ngriti mjaft lart figurën e Skënder Drinit si shkrimtar. Në stilin e prozës së Drinit ndjehet shumë edhe ndikimi i Kadaresë.

**Vath Koreshi** (l. 1936) nga Lushnja është një prozator prodhimtar, edhe pse pa shfaqur ndonjë evoluim të veçantë. Koreshi ndoqi politeknikumin 7 Nëntori të Tiranës, punoi si mekanik në Durrës dhe në ekspeditat gjeologjike në Tropojë e Kukës para se të kryente studimet e larta në Fakultetin e Historisë dhe Filologjisë në Tiranë. Më pas punoi si gazetar në *Zëri i rinisë*, si skenarist në Kinostudion Shqipëria e Re, dhe më vonë si drejtor drejtorie në Komitetin e Kulturës e të Arteve në Tiranë. Për vëllimin më të suksesshëm të tij me tregime, *Dasma e Sakos*, Tiranë 1980, që trajtonte konflikte të brendshme dhe natyra psikologjike të individëve, ambiciet dhe reagimet e tyre, i është dhënë Çmimi i Republikës. Subjekti i tregimit *Haxhiu i Frakullës* shtjellohet dy shekuj më parë në Berat, një qytet me tradita të pasura kulturore islame, të shprehura mbi të gjitha në poezinë prej kohësh të braktisur të bejtexhinjve. Ai na jep një tablo të rrallë, duke ringjallur atmosferën dhe aromën e madhështisë së harruar të Shqipërisë myslimane. Marrëdhëniet shoqërore e individuale përbëjnë bazën e këtyre romaneve të Koreshit: romanit të disishëm *Dy të shtunat e Suzanës*, Tiranë 1971, që pasqyron dasmën e një çifti të ri; *Mars*, Tiranë 1975, roman me temën e punës; *Mali mbi kënetë*, Tiranë 1977, me subjekt që shtjellohet në vitet tridhjetë e që është botuar edhe në frëngjisht me titullin *Le mont sur le marais*, Tiranë 1986; dhe *Rrugë për larg*, Tiranë 1985. Pesë nga tregimet e tij janë botuar në përmbledhjen *Balada e Kurbinit*, Tiranë 1987. Koreshi është shkrimtar koherent e i qëndrueshëm, që në përgjithësi ndihet më mirë në tregime se në romane.

**Teodor Laço** (l. 1936) nga fshati Dardhë i Korçës u bë i njohur si prozator serioz me romanin *Tokë e ashpër*, Tiranë 1971, që merrej me kolektivizimin e bujqësisë në zonat malore. Laço, i cili ka qenë drejtor i Kinostudios 'Shqipëria e Re', kurse më vonë u zgjodh kryetar i grupit parlamentar të Partisë Social-Demokrate, dëshmon një njohje të mirë të karakterit kontradiktor të protagonistit të vet, një bujk i pavarur në mendim, që 'gabimisht' kujton se kolektivizimi do të prishë gjithë çka ngritur me duart e veta. Mosbesimi i bujkut, që rrjedh nga një jetë e tërë përpjekjesh e mundimesh për të mbijetuar, nuk mund të kapërcehet menjëherë.

Teodor Laço ka botuar deri tani nëntë përmbledhje me tregime, katër romane dhe një numër pjesësh teatrore. Romani i tij i dytë, *Përballimi*, Tiranë 1975, është një tjetër vepër me propagandë politike, kësaj radhe me një subjekt që shtjellohet në vitet e vështira 1948-1949. Për të siguruar furnizimin me bukë të qyteteve dhe për të shmangur ndonjë konflikt ideologjik midis punëtorëve dhe fshatarëve, Komiteti Qendror qe i gatshëm të dekretojë një sistem të ri radikal për furnizimin me ushqime në dimër të vitit 1949, i cili përcaktonte masën e prodhimeve bujqësore që fshatarët duhet t'i dorëzonin shtetit. Rreptësia me të cilën u zbatua ky sistem i ri shkaktoi rezistencë dhe shqetësime sociale, të cilat, në një formë politikisht të zbutur, përbëjnë sfondin e romanit. *Lëndina e lotëve*, Tiranë 1978, e botuar edhe në frëngjisht me titullin *Le pré*

*des larmes*, Tiranë 1985, si dhe *Korbat mbi mermer*, Tiranë 1981, janë dy romane njëri pas tjetrit me subjekte që shtjellohen në vitet 1930. I pari trajton fatin e hidhur të mërgimtarëve që halli i detyron të largohen nga Shqipëria, një temë tjetër kjo e pëlqyer nga partia.

*Të gjithë lumenjtë rrjedhin*, Tiranë 1987, ka në qendër ndërtimin e digës së një ujëmbledhësi të nevojshëm për të ujitur 7,000 ha tokë në një zonë të quajtur Sobarë. Arsen Morina, inxhinier hidroteknik, është ngarkuar me projektimin, i cili kërkon zgjidhje teknike të guximshme, mendim novator dhe mjaft kurajë për të përballuar konformizmin e druajtur të zyrtarëve vendorë. Antagonisti kryesor i tij në roman është Bani Bashari, kryetar i Komitetit Ekzekutiv të Rrethit që, pas disa dallimeve të vogla në mendim me të, nis ta luftojë me të gjitha mjetet, me qëllim që të ruajë pozitën e vet. Konflikti i tyre është shembull e simbol i konfliktit midis veprimtarisë krijuese dhe pengesave që ngre burokracia me mendimin tradicional. Megjithë një numër të metash e dështimesh në fazat e ndryshme të ndërtimit si dhe të kërcënimeve për vetë ekzistencën e projektit nga ana e Basharit intrigant dhe inxhinierëve të tjerë, Morina arrin pak e nga pak të fitojë besimin e Besim Golemit, sekretarit të parë të partisë, e të kolegëve të tij, dhe diga me ujëmbledhësin përfundojnë me sukses. Ky roman, ashtu si mjaft të tjera të përmendura më parë, është prototip i letërsisë për ndërtimin socialist, që ndjek traditën e letërsisë sovjetike të industrializimit në vitet tridhjetë (Ehrenburg, Gladkov, Leonov). Ky krahasim nuk vjen si befasi, po të kihet parasysh se Shqipëria e viteve tetëdhjetë po kalonte një minimum ndihme dhe teknologjie të huaj, nëpër po atë proces të mundimshëm industrializimi që Rusia Sovjetike pati filluar në vitet njëzet. Linjat bazë të romanit dhe portretizimi i personazheve kryesore ndjekin me besnikëri këtë traditë: Arsen Morina, një hero thellësisht pozitiv që përfaqëson të gjitha virtytet e 'njeriut të ri', personazhi negativ i pafuqishëm, Bani Bashari, dhe udhëheqja e pagabueshme e partisë. Megjithatë, në përvijimin e dy protagonistëve kryesorë, Laço dëshmon mjeshtëri për të analizuar dhe karakterizuar tiparet e personazhit e për të mbajtur gjallë tensionin dramatik. Edhe pse konformist në ide politike e në subjekt, *Të gjithë lumenjtë rrjedhin* arrin të depërtojë në proceset e marrjes së vendimeve dhe të zgjidhjes së konflikteve në shoqërinë shqiptare të viteve tetëdhjetë. Nga veprat e mëvonshme të autorit, mund të përmendet romani *Pushimet e kolonelit*, Tiranë 1990, një satirë me subjekt që shtjellohet në kohën e Zogut. Tregimet e Laços, që në përgjithësi janë më të mira se romanet, janë botuar në librat: *Portat e dashurisë*, Tiranë 1980; *Një ditë dhe një jetë*, Tiranë 1983, *Zemërimi i një njeriu të urtë*, Tiranë 1990, dhe anglisht *A lyrical tale in winter*, Tiranë 1988.

Një prozator tjetër nga Korça është **Nasi Lera** (l. 1944), vëllimet e shumta me tregime të të cilit, ndonëse mjaft me temë të njëjtë, e kanë dëshmuar si figurë të shquar në fushën e letërsisë. Lera është një nga stilistët më të mirë ndër prozatorët e sotëm në Tiranë. Ndër përmbledhjet e tij janë *Era e pishave*, Tiranë 1976, *Nisemi, djema*, Tiranë 1977, dhe *Ditë nga ky shekull*, Tiranë 1979. I është botuar edhe një përmbledhje tregimesh në anglisht: *Selected stories*, Tiranë 1986. Romani i parë i Lerës *Gjaku i prillit*, Tiranë 1980, është një përkshkrim i dhënë me një kompozicion të qartë i pushtimit të Shqipërisë nga Italia në prill 1939. Pas tij vijnë *Të jetosh kohën*, Tiranë 1984, *Orët e qytetit të vogël*, Tiranë 1986, dhe *Nata e premierës*, Tiranë 1990. Sikundër ndodh me mjaft prozatorë të tjerë shqiptarë, edhe Lera romanet i ka më pak bindës se tregimet.

Prozatori **Koço Kosta** (l. 1944) nga krahina e Lunxhërisë shkaktoi një farë skandali kur botoi pjesën e parë të tregimit alegorik *Ata të dy e të tjerë* në revistën letrare të përmuajshme *Nëntori* në prill 1986[75]. Bëmat e Peshkut të Kuq dhe Djaloshit të Pashëm në Bulevardin e Verbër u interpretuan tamam si nxirje dhe diskreditim i 'realitetit tonë të sotëm'. Pjesa e dytë e tregimit, e caktuar për t'u botuar në numrin e majit 1986, u hoq nga revista *Nëntori* në minutën e fundit dhe u zëvendësua me diçka politikisht të pranueshme. Edhe Koço Kosta u zhduk, i

---

75 ribotim kr. Kosta 1994.

syrgjynosur në fshatin Greshicë të Mallakastrës, e iu hoq e drejta e botimit për tre vjet, 'pour encourager les autres'. Në një artikull, që tani duket humoristik, me titull *Mbi novelën thellësisht të gabuar 'Ata të dy e të tjerë'*[76], redaksia e Nëntorit u kërkonte falje lexuesve gjoja të indinjuar për botimin e një vepre kaq të degjeneruar e të dobët artistikisht me frymëzim mikroborgjez e homoseksual. Vetë Koço Kosta mundi të kthehet në Tiranë vetëm në janar 1991 dhe ka rinisur karrierën. Ndër përmbledhjet e tjera me tregime janë ato modeste *Dademadhja*, Tiranë 1976; *Era e udhëve*, Tiranë 1982; *Tregime të zgjedhura,* Tiranë 1985; dhe *Paradite me shi*, Tiranë 1991.

Ndalimi i novelës *Ata të dy e të tjerë* qe orvatja e fundit e ndjeshme e hapur e partisë për t'i detyruar intelektualët shqiptarë që të nënshtroheshin e për të ndrydhur krijimtarinë letrare dhe mendimin e pavarur. Që atëherë e deri në dhjetor 1990, në qarqet letrare sundoi një armëpushim i nderë.

Ndër shkrimtarët e tjerë, që kanë dhënë ndihmesë të veçantë për zhvillimin e prozës së sotme në Shqipëri, janë: **Kiço Blushi** (l. 1943) nga Korça; **Neshat Tozaj** (l. 1943) nga Vlora, romani i të cilit *Thikat*, Tiranë 1989, u prit me interesim të gjerë për kritikën e hapët ndaj shpërdorimit 'teorik' të pushtetit nga ana e Sigurimit; **Fatos Kongoli** (l. 1944) nga Elbasani; **Zija Çela** (l. 1946), gazetar dhe botues nga Shkodra; **Betim Muço** (l. 1947) nga Tirana, i ndikuar mjaft nga Kadare; **Roland Gjoza** (l. 1950) nga Tirana; **Valter File** (l. 1954) nga Erseka, libri i të cilit *Nata e kuajve të bardhë*, Tiranë 1988, u prit mirë; gazetari dhe përkthyesi **Hysen Sinani**; **Bashkim Shehu** (l. 1955), bir i udhëheqësit komunist Mehmet Shehu dhe autor i një autobiografie të botuar frëngjisht me titullin *L'automne de la peur*, Paris 1993 (Vjeshta e frikës) dhe shqip *Vjeshta e ankthit*, Tiranë 1994; tregimtari dhe poeti **Preç Zogaj** (l. 1957), i cili në qershor 1991 u bë i pari ministër jokomunist i kulturës; **Teodor Keko** (l. 1958), autor i romanit *Loja*, Tiranë 1990, si dhe i disa tregimeve e vjershave; **Besnik Mustafaj** (l. 1958) nga Bajram Curri, tani ambasador i Shqipërisë në Francë, romani i shkurtër i të cilit *Vera pa kthim*, Tiranë 1989, është përkthyer frëngjisht me titullin *Un été sans retour*, Arles 1992; **Ridvan Dibra** (l. 1959) nga Shkodra; dhe **Lazër Stani** (l. 1959). Ndër prozatore femra janë **Elena Kadare** (l. 1943), e para grua në Shqipëri që botoi një roman të plotë, *Një lindje e vështirë*, Tiranë 1970; shkrimtarja prodhimtare **Diana Çuli** (l. 1951), ndër romanet e fundit të së cilës kemi *Zëri i largët*, Tiranë 1983, *Rrethi i kujtesës*, Tiranë 1986, *Dreri i trotuareve*, Tiranë 1990 dhe *Rekuiem*, Tiranë 1991; **Mira Meksi** (l. 1960) e njohur më fort si përkthyese; si dhe **Mimoza Ahmeti** (l. 1963).

Në këtë kuadër duhen përmendur edhe një numër autorësh jashtë shtratit kryesor të letrave të sotme shqiptare. Përpos Kasem Trebeshinës (l. 1926) që u përmend më lart, janë edhe disa prozatorë të tjerë, me besim politik të dyshimtë për regjimin, që patën pak ose aspak mundësi botimi gjatë periudhës së diktaturës.

**Bilal Xhaferri**[77] (1935-1986) nga krahina e Çamërisë botoi një vëllim me dhjetë tregime me titullin *Njerëz të rinj, tokë e lashtë*, Tiranë 1966, vepër me mendim e me nivel artistik, por ndoshta tepër realiste për kohën. Xhaferri ka lindur më 10 maj 1935 në fshatin Ninat afër Konispolit dhe u rrit bashkë me të motrat në internim, ku dhe u lejua të kryente shkollën e mesme. Më 1968, ai u shpreh në Lidhjen e Shkrimtarëve kundër romanit të Kadaresë *Dasma*, Tiranë 1968, dhe u qortua rëndë nga i plotfuqishmi i atëhershëm Fadil Paçrami (l. 1922). U dëbua nga Durrësi dhe u dërgua të punojë në fermën e Sukthit. Si për mrekulli mundi të arratiset nga Shqipëria në Greqi më 30 gusht 1969. Më tej, emigroi në Shtetet e Bashkuara, ku punoi në gazetën *Dielli* të Bostonit dhe organizoi një shoqatë amerikano-çame. Vdiq në Çikago në gusht

---

76 në: *Nëntori*, Tiranë, 1986, nr. 5, f. 20-28.

77 kr. Hamiti 1994b, 1996.

1986. Një vëllim me vjersha, *Lirishta e kuqe*, Tiranë 1967, qe shtypur para se të binte në fatkeqësi, por nuk u vu kurrë në qarkullim. Edhe romani i tij *Krastakraus,* Tiranë 1993, u botua vetëm pas ardhjes së demokracisë.

Shkrimtari **Lazër Radi** (l. 1916) ka lindur në Prizren. Kur familja u shtrëngua nga serbët të largohet më 1938, u shpërngul në Shkodër ku dhe kreu shkollën e mesme. Radi studioi për drejtësi në Romë më 1942 dhe e kreu studime më 1944. Disa nga shkrimet e tij të para u botuan nga Ministria e Jashtme e Italisë, për të keqen e tij më vonë, në një vëllim tani të rrallë me titullin *Fashizmi dhe fryma shqiptare*, Tiranë 1940, me një hyrje nga neoshqiptari Vangjel Koça (1900-1943). Radi u arrestua më 23 nëntor 1944 për mëkatet e tij, pak ditë pasi forcat komuniste kishin hyrë në Tiranë, dhe u dënua me tridhjetë vjet burg. Ka qenë në një qeli me Petro Markon (1913-1991), Jusuf Vrionin (l. 1916) dhe Andrea Varfin (1914-1992). Meqë mjaft intelektualë, që kishin shpëtuar gjallë në kohën e kalimit të pushtetit, tani ishin në burg, autoritetet komuniste, duke u treguar si rrallëherë pragmatistë, krijuan një grup përkthimi nën regjimin e ri. Lazër Radi e drejtoi këtë sektor të parë përkthimi të qeverisë së Republikës Popullore të Shqipërisë, me zyrat në burgun e Tiranës. Të gjitha dorëshkrimet e hershme të Radit në shtëpi, të fshehura në një sirtar, u dogjën nga të afërmit më 1951 kur në Tiranë u bënë bastisje shtëpi më shtëpi dhe ekzekutime masive pas shpërthimit të një bombe në ambasadën sovjetike. I liruar nga burgu në prill 1954, Radi menjëherë u dënua me njëzet vjet internim dhe u dërgua me radhë në fshatrat famëkeqe të internimit në jug: Shtyllë afër Fierit, Kuç të krahinës së Kurveleshit, dhe Gradishtë, Çermë e Savër, të gjitha në fushën malarike të Myzeqesë, afër Lushnjës. U lirua më 1991 pas gjithsej dyzetegjashtë vitësh burgimi e internimi. Megjithëse nën vëzhgim të pandërprerë gjatë internimit, Lazër Radi vazhdoi të shkruajë, duke i fshehur dorëshkrimet nën tokë. Ndër veprat që shpëtuan janë kujtimet mjaft të gjera, proza dhe poezi, nga të cilat pak gjë është botuar deri më tani.

Një figurë po aq tërheqëse nga intelektualët e lënë në hije është **Petro Zheji** (l. 1929). Lindur më 16 tetor 1929, bir i një oficeri pjesëmarrës në lëvizjen e rezistencës, Petro Zheji qe student i shkëlqyer në matematikë e më pas punoi si mësues në Gjirokastër. U internua në fund të viteve dyzet, sikundër pothuajse cilido me merita intelektuale në Shqipëri, por i shpëtoi për gjithë kohën tjetër burgut. Ai është autor romanesh të pabotuara plot simbolizëm, njëri prej të cilëve është me temën e të burgosurve në spitalet psikiatrike në Shqipëri; autor kujtimesh autobiografike; i një monografie mbi gjuhën shqipe në formën dialoguese të Platonit. Nuk është botuar as edhe një vepër e tij. Ato që ia dolën të botohen janë përkthimet mjeshtërore nga letërsia, ndër to *Foma Gordeyevi*, Tiranë 1960, e Maksim Gorkit; *Këmbanat e Bazelit*, Tiranë 1964, nga Lui Aragon; romani në dy vëllime *Obllomov*, Tiranë 1966 i Ivan Aleksandroviç Gonçarovit; pjesa e dytë e *Sojliu mëndjemprehtë,* Tiranë 1977, të Migel Servantesit; dhe *Papa jeshil*, Tiranë 1980 të Migel Angel Asturiasit. Në nëntor 1990 emigroi në Romë bashkë me të birin, dramaturgun Artur Zheji (l. 1961), dhe aktualisht banon në Detroit, Miçigan.

Nuk do të lëmë pa përmendur shkrimtarin **Pjetër Arbnori** (l. 1935) nga Shkodra, i cili është autori i shtatë romaneve dhe mbi njëqind tregimeve të shkruara në burgun e Burrelit. Arbnori kaloi mbi njëzet e tetë vjet në burg dhe mundi të botojë për herë të parë në qershor 1991. Në mars 1992 u zgjodh Kryetar i Parlamentit shqiptar.

Ndër shumë prozatorë të tjerë të përndjekur nën regjimin komunist, dhe që prandaj talenti i tyre nuk i ra në sy publikut, janë **Kin Dushi** (1922-1994), autor i romanit 326-faqesh *Një emër në mes të yjve*, Tiranë 1964, si dhe i veprave të tjera. Dushi u burgos rreth vitit 1966 pse gjoja kishte thirrur 'Rroftë Hrushçovi' dhe sepse kishte guxuar të deklaronte se shkrimtarët duhet të shkruajnë çfarë ndiejnë e jo çfarë u thonë të tjerët. Punoi si skllav në ndërtimin e Hotel Tiranës derisa u lirua rreth vitit 1989; **Astrit Delvina**[78] (1920-1990) i cili vdiq në internim;

---

[78] kr. P. Zheji 1996.

romancieri **Osman Bishqemi**, që vdiq në burg; romancieri sentimental **Mustafa Greblleshi** (1922-1986); dhe **Mehmet H. Myftiu** (l. 1931) nga Tirana, të cilin nuk e lejuan të botonte pas qarkullimit në dorëshkrim më 1964 të romanit të tij *Shkrimtari*, Tiranë 1992.

## 11.5 Poezia e sotme në Shqipëri

Ai përpunim dita-ditës i formës dhe një larmi e temave, që u panë në prozën shqiptare të viteve shtatëdhjetë e tetëdhjetë, bie në sy edhe në poezinë e sotme. Veshi prej natyre për harmoni gjuhësore nuk ka qenë kurrsesi thesar vetëm i rapsodit malësor pa shkollim të rregullt. Ndjenja estetike e gjuhës poetike, liria relative e shprehjes që ofron poezia, si dhe mundësia për t'i dhënë flatra imagjinatës në një shoqëri të kapluar nga ideja e prodhimit industrial, nga statistikat e prodhimit dhe nga ndërtimi i digave, vazhduan të tërheqin një numër të mirë shkrimtarësh më fort nga poezia se nga proza. Këtë prirje e dëshmojnë edhe statistikat e botimeve: në Tiranë rreth 40% e botimeve letrare gjatë disa viteve të kaluar kanë qenë poezi, kurse në Prishtinë deri në 70%, diçka krejt e papërfytyrueshme në Perëndim.

Megjithatë, ideja politike e sociale, e veshur herë-herë në mënyrë më të hollë, ka qenë aq e pranishme në botimet poetike të Tiranës. Deri në rënien e diktaturës bazë për të gjitha botimet në vend ishte doemos kuadri i përcaktuar nga realizmi socialist. Por, vetvetiu nga natyra, poezia mbetet individuale dhe shpesh është vështirë të përputhet me shoqërinë e planifikuar. Në një shoqëri të tillë, jo më pak se prozatorit, poetit i duhej në fakt të përshtatej me atë detyrë që i kishin caktuar. Kritiku Dalan Shapllo (l. 1928) e përcaktonte misionin e poezisë në Shqipërinë komuniste si një mjet që t'u shërbente masave, t'u jepte ushqim shpirtëror dhe kënaqësi emocionale[79]. Ky mision ishte i gjithë poezisë së sotme shqiptare, ndonëse, për fat të mirë, nga mesi i viteve gjashtëdhjetë e këndej, ai u bashkërendua më fort me individualitetin e poetëve dhe e shpëtoi vjershërimin e sotëm shqiptar nga ai panegjirizmi shterp i viteve të para, që dogmatikët partiakë vazhdonin ta kishin për zemër.[80]

Më i mirënjohuri ndër poetët e sotëm shqiptarë, që e kanë zgjidhur dilemën e poetit me mision të paracaktuar është **Fatos Arapi**[81] (l. 1930) nga Zvërneci të Vlorës, autor poezie filozofike, lirikash dashurie dhe elegjish prekëse për vdekjen. Arapi ndoqi studimet për ekonomi në Sofje dhe më tej punoi në Tiranë si gazetar e deri vonë si pedagog i letërsisë së sotme shqiptare. Në dy përmbledhjet e para, *Shtigje poetike*, Tiranë 1962, dhe *Poema dhe vjersha*, Tiranë 1966, përdori forma poetike më bashkëkohore se kolegët dhe i dha tonin rinovimit të poezisë shqiptare pas vitesh qëndrimi në vend. I kritikuar me spastrimet e vitit 1973 për vëllimin *Më jepni një emër*, Tiranë 1973, i cili 'u kthye në karton' krahas shumë veprave të tjera letrare, ra në heshtje për një farë kohe si poet dhe nuk botoi gjë me peshë deri më 1989. Ndër përmbledhjet e tij poetike është vëllimi modest *Ritme të hekurta*, Tiranë 1968, refleks i Revolucionit Kulturor; *Kaltërsira*, Prishtinë 1971; *Drejt qindra shekujsh shkojmë*, Tiranë 1977, *Fatet*, Prishtinë 1979; *Duke dalë prej ëndrrës*, Tiranë 1989; *Ku shkoni ju, statuja*, Tiranë 1990; dhe *Dafina nën shi*, Prishtinë 1991.

Fëmijë i bregdetit, Arapi nuk e ka humbur kurrë magjepsjen nga ujërat vezullues të detit,

---

[79] Parathënie për *Anthologie de la poésie albanaise*, Tiranë 1983, f. 7.

[80] Për një shembull klasik vjershash 'me partishmëri', kr. Shapllo (red.) 1983.

[81] kr. Galica 1990.

nga shija e ajrit të njelmët dhe nga dielli i fortë i Mesdheut, të cilat vërshojnë dhe njomin vargun e tij. Madje, prapa këmbimit plot patos të temave të prodhimit e të ndërtimeve industriale apo atyre politike në vëllimet e mëvonëshme, vokacioni i vërtetë poetik i tij mund të hetohet në krijimin e një baraspeshe midis harmonisë së valëve të detit dhe rrahjeve ritmike të qenies së tij.

*"U krodha në ujrat e Jonit,*
*Në ngjyrat dhe dritat e tij.*
*Notoj mes përflakje mirazhesh.*
*Kthjelltësia e tyre më prek*
*E më rrënqeth trupin... Dhe ndiej:*
*Nëpër shpirtin tim,*
*Si rryma të kaltra gëzimi*
*Shkojnë dritat e ngjyrat e Jonit.*
*Si rryma të kaltra gëzimi."*

Ndonëse kryesisht poet, Arapi nuk i ka nënçmuar prozën dhe kritikën letrare, edhe pse në një pjesë të tyre nuk ka qenë fort bindës. Pas novelës *Patat e egra*, Tiranë 1970, vijnë romanet *Dhjetori i shqetësuar*, Tiranë 1970, dhe *Dikush më buzëqeshte*, Tiranë 1972. Romani *Shokët*, Tiranë 1978, rrëfen për brengat e Azem Bungës, fshatar nga bregu i Labërisë, dy bijtë e të cilit janë vrarë njëherësh në luftën e rezistencës, kurse ai vetë e ndjeu detyrim të paktën t'i varrosë në mënyrë të duhur. Kritikët e interpretuan romanin si një kundërpërgjigje ndaj romanit *Nëntori i një kryeqyteti* të Kadaresë, të cilin Arapi e kritikonte ashpër. *Deti në mes*, Tiranë 1986, ka vënë në qendër vuajtjet dhe fundin tragjik të një njësie ushtarësh italianë në vjeshtën e vitit 1943. Duke u munduar t'i shpëtojnë një kasaphane tjetër pas kapitullimit të trupave italiane në Shqipëri, ky grup djemsh ushtarë, të braktisur në rrugë të madhe diku buzë bregdetit jugor të Shqipërisë, gjen strehë në kishën e Trinisë së Shenjtë me shpresën e kotë se mos gjejnë ndonjë varkë që t'i shpjerë shëndoshë e mirë në Itali. Fatos Arapi ka dhënë ndihmesë edhe me dy përmbledhje studimesh mbi poezinë shqiptare: *Këngë të moçme shqiptare*, Tiranë 1986, dhe *Fjalë për poezinë*, Tiranë 1987.

**Dritëro Agolli** (l. 1931) në fillim bëri emër si poet para se të shkruante në prozë më pas. Ndërkaq, ai pëlqehet nga lexuesit në të dy gjinitë. Përmbledhjet e para me vjersha *Në rrugë dolla*, Tiranë 1958, *Hapat e mija në asfalt*, Tiranë 1961, dhe *Shtigje malesh dhe trotuare*, Tiranë 1965, e paraqitën te lexuesi si poet lirik të çiltër e të talentuar të tokës, si mjeshtër të vargut me teknikë të përpunuar. Në krijimet e para ndihet ndikimi i shkollimit në Bashkimin Sovjetik, sidomos fryma e Eduard Bagrickit (1895-1934) dhe Dmitri Kedrinit (1907-1945). Lidhja e fortë me prejardhjen e shpuri në formimin e kredos së tij poetike, sidomos në *Devoll, Devoll*, Tiranë 1964, e cila nis me këto vargje:

*"Po, Devoll,*
*I tillë qenkam unë,*
*Paskam marrë baltën tënde arave,*
*Në një trastë leshi*
            *ndënë gunë,*
*Për t'ia sjellë*
*Lidhjes së Shkrimtarëve."*

Me gjithë karrierën politike dhe funksionet si kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë, Agolli, i cili gjen kënaqësi te rima dhe figurat e ligjërimit, ia ka dalë mbanë t'i mbesë besnik prejardhjes dhe traditës fshatare. Poezia e tij e freskët, e njomë, e

kthjellët dhe konkrete, me ngjyrën e shkumës së qumështit të lopëve murra të kooperativës bujqësore, me kallëzat e grurit të luginës së Devollit e me brazdat e tokës së zezë të lëruar, nuk ka humbur asgjë nga boshti bukolik, i cili mbetet fuqia e poetit, e të cilin e mban në mënyrë të vetëdijshme, si fjala vjen në vjershën *Lopa*:

"*Lopa përtypet në grazhdin e mbushur me bar,*
*Unë mbështes faqen në shpatullën e saj të madhe*
*Dhe ndiej nga thellësi e qenies së saj një zjarr:*
*Ky zjarr erdhi me barin që u mblodh në livadhe.*
*Mbi brirët e murmë ndrit llamba elektrike*
*E drita bie në kusinë me qumësht.*
*Mua nga lopa s'më iket,*
*Me faqe në shpatull ndjej qumështin me shkumë.*
*Mjelësja kusinë ngadalë merr*
*Dhe me duar me qumësht pret.*
*Më thotë:*
*- Ju jeni veteriner?*
*Unë faqen nga lopa e heq:*
*- Jo, poet!*
*Ajo buzëqesh dhe më vështron me sytë e kaltër,*
*Të bukur e të urtë si paqe;*
*Diçka mendon, diçka sjell në hatër*
*Dhe e kupton se unë pa lopë nuk shkruaj dot vargje...*"

Me ciklin *Baballarët*, Tiranë 1969, vargu i Agollit nisi të humbë diçka nga spontaneiteti i vet dhe të anojë nga një poezi 'zyrtare' në shërbim të ideologjisë. Shembull kuptimplotë i një panegjiriku partiak, që gëzoi propagandim të gjerë dhe miratim zyrtar, ishte poema me temë kombëtare *Nënë Shqipëri*, Tiranë 1974, e cila është përkthyer italisht (Tiranë 1975, Savona 1984), gjermanisht (Tiranë 1977), serbokroatisht (Tiranë 1979), suedisht (1980) dhe anglisht (Tiranë 1985). Agolli kishte zëvendësuar Dhimitër Shuteriqin si kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë pas spastrimit Paçrami dhe Lubonja dhe, si poeti laureat kombëtar i ri, prej tij pritej diçka madhështore për tridhjetëvjetorin e 'çlirimit', diçka që nxënësit e shkollave të mund ta mësonin përmendsh. Nga kjo kërkesë buruan dhjetë këngët e *Nënës Shqipëri'* të cilën koha do ta tregojë si dokument të asaj periudhe. Ndër përmbledhjet poetike të mëvonëshme kemi: *Fjala gdhend gurin,* Tiranë 1977; *Të pagjumët*, Prishtinë 1980; dhe *Udhëtoj i menduar*, Tiranë 1985, e përkthyer frëngjisht me titullin *Je marche pensif*, Tiranë 1987, dhe greqisht, Tiranë 1989.

**Ismail Kadare** (l. 1936) e filloi karrierën letrare si poet në vitet pesëdhjetë me librin modest *Frymëzimet djaloshare*, Tiranë 1954, dhe me vëllimin e ndier *Ëndërrimet*, Tiranë 1957. Këto dy përmbledhje poetike jepnin prova jo vetëm të një 'frymëzimi djaloshar', por edhe të një talenti dhe origjinaliteti poetik, sidomos po të shihet në lidhje me mungesën e një krijimtarie poetike serioze në atë kohë. Shkrimtarin e ri shqiptar, i cili do të linte fuqishëm vulën e vet në letërsinë shqiptare të dekadave të ardhshme, e dërguan në fund të viteve pesëdhjetë për studime në Institutin Gorki të Letërsisë Botërore në Moskë, ku shpirti sentimental sllav i Nënës së Shenjtë Rusi vazhdonte të gjallonte mes atij realiteti të zymtë të komunizmit sovjetik nën Nikita Hrushçovin. Këtu Kadareja pati njohje të ngushta me intelektualë rusë, shkrimtarë e poetë, dhe prandaj nuk na vjen si befasi që në poezinë e tij të ndihet ndikimi i tyre, siguria e Jevgeni Jevtushenkos (l. 1933) dhe ndjeshmëria e Andrej Voznesenskit (l. 1933). Më 1959, gjatë një vizite në Jaltë, Kadareja shkruante kështu për poezinë:

"*Poezi,*
*Udhën gjer tek unë si e gjete?*
*Mamaja ime shqipen mirë s'e di,*
*Letrat si Aragoni i shkruan, pa pikë dhe presje.*
*Babaj u end në rini në të tjera dete;*
*Po ti erdhe*
*Duke ecur nëpër kalldrëmin e qytetit tim të gurtë të qetë,*
*Trokite drojtur në shtëpinë trekatëshe*
*Nr. 16.*

*Shumë gjëra kam dashur dhe çdashur në jetë,*
*Për shumë dëshira kam qenë 'Çita aperta',*
*Por prapë*
*Si ai djali që kthehet vonë në shtëpi,*
*I lodhur dhe i shqyer nga bredhjet e natës;*
*Ashtu dhe unë, i lodhur përsëri*
*Pas çdo amatorije, jam kthyer tek ti.*

*Dhe ti,*
*Pa më mbajtur mëri për tradhëtitë,*
*Më ke përkëdhelur flokët me ëmbëlsi,*
*Stacioni im i fundit,*
*Poezi.*"

Por qe përmbledhja e fuqishme e Kadaresë *Shekulli im*, Tiranë 1961, ajo që, së bashku me *Hapat e mija në asfalt*, Tiranë 1961, të Dritëro Agollit dhe *Shtigje poetike*, Tiranë 1962, të Fatos Arapit, do të ndihmonte për të çuar më tej rinovimin e poezisë shqiptare. Vargu i Kadaresë ishte më pak i fryrë se poezia e mëparshme dhe ngjiti më shpejt në zemrat e lexuesve, të cilët ndien aty frymën e kohës dhe vlerësuan larminë tematike. Me poezinë e tij brenda një kohe të shkurtër u bë shumë i dashur për rininë e Shqipërisë. Me spontaneitetin dhe çiltërsinë e vargut, Kadare dha ndihmesë sidomos për evoluimin e lirikës së dashurisë, zhanër ky tradicionalisht i lënë pas dore në letërsinë shqiptare. Ja vjersha *Edhe kur kujtesa* nga përmbledhja *Shekulli im*:

"*Edhe kur kujtesa ime e lodhur,*
*Ashtu si ato tramvajet e pasmesnatës*
*Vetëm në stacionet kryesore do të ndalojë,*
*Unë ty s'do të harroj.*

*Do të kujtoj*
*Mbrëmjen e heshtur, të pafund të syve të tu,*
*Dënesën e mbytur, rrëzuar mbi supin tim*
*Si një dëborë të pashkundshme.*

*Ndarja erdhi,*
*Po iki larg prej teje.*
*Asgjë e jashtëzakonshme,*
*Veç ndonjë natë*
*Gishtat e dikujt do pleksen në flokët e tu*
*Me të largëtit gishtat e mi, me kilometra të gjatë.*"

Ismail Kadare ishte me kurajë në çështje të formës, por ndoshta jo dhe aq në ato të përmbajtjes. Një pjesë e mirë e krijimtarisë poetike në vitet gjashtëdhjetë ishte me frymëzim politik. *Përse mendohen këto male*, Tiranë 1964, është një himn prej njëzetekatër këngësh, që erdh e u bë një nga shprehjet më të spikatura të vetë imazhit të Shqipërisë nën regjimin e Enver Hoxhës. Poema të tjera të këtyre viteve me krijimtari poetike të bollshme si *Ëndërr industriale* 1960, *Poemë e blinduar* 1962, dhe *Shqiponjat fluturojnë lart* 1966, bashkonin ato që parapëlqente partia - patosin kombëtar me entuziazmin revolucionar.

Pikërisht në këtë kohë Kadareja nisi t'ia kushtojë energjitë krijuese prozës. Megjithatë, poezinë nuk e braktisi fare, dhe këtë e dëshmojnë përmbledhjet e tjera poetike - *Motive me diell*, Tiranë 1968, dhe *Koha*, Tiranë 1976. Një përmbledhje me poezi të tij gjendet në frëngjishte - *Poèmes 1958-1988*, Paris 1989. Edhe pse më novator në formë se bashkëkohësit, Ismail Kadare në tërësi nuk qe poet më i madh se Dritëro Agolli në vitet e para të krijimtarisë së tij ose se Fatos Arapi gjatë gjithë karrierës së vet poetike. Veçse ai ka arritur diçka tjetër - ka mbushur hendekun midis poezisë dhe prozës dhe ka kaluar shumë elemente të së parës në tregimet dhe romanet e tij.

Ndër poetët që arritën pjekurinë artistike në vitet tetëdhjetë është **Koçi Petriti** (l. 1941) nga Korça. Filloi të botojë vjersha që në moshë të re, madje para se të kryente studimet në Universitetin e Tiranës, pas të cilave punoi për një kohë si mësues letërsie në Librazhd. Për arsye familjare, Petriti u mor me sy të keq politikisht për një periudhë, por u rehabilitua nga Todi Lubonja rreth vitit 1968. Vargu me metrikë solide, rimat mjeshtërore dhe fuqia shprehëse, herë herë jo pa nota humori, e kanë vendosur atë midis lirikave të fuqishme emocionuese të Fan Nolit (1882-1965) dhe temperamentit realist, tokësor e fshatar të Dritëro Agollit, me të cilin e bashkon edhe dashuria për fshatin e zonës juglindore të Shqipërisë. Pas vëllimeve të para si *Lirikat e majit*, Tiranë 1962, dhe *Përsëri në udhë*, Tiranë 1967, vargu i tij fitoi pjekuri dhe u bë më i sigurt, çka u duk më qartë në *Firma e popullit tim*, Tiranë 1974, *Prush nëpër shekuj*, Tiranë 1979, dhe sidomos në *Të dashurova ty*, Tiranë 1988, në të cilën ai heton dhe mediton mbi historinë, legjendat dhe figurat e të së kaluarës.

Nga skaji tjetër gjeografik i Shqipërisë vjen **Ndoc Papleka** (l. 1945), i cili u bë poet i njohur në vitet tetëdhjetë. I lindur në Tropojë në alpet e Shqipërisë së Veriut, ai ka ruajtur të paprekur diçka nga temperamenti individualist gegë i fiseve malësore të ashpra të së kaluarës. Papleka ka studiuar gjuhë e letërsi në Tiranë dhe tani punon në Institutin e Kulturës Popullore. Jo pa ngjashmëri me magjepsjen e Arapit pas detit, Papleka priret nga lumi dhe digat që ngrihen në krahinën e thellë të vendlindjes së tij. Figuracioni i freskët e i gjallë, të shprehurit gati heroik në vëllimin e parë *Zëri im*, Tiranë 1971, *Ecim*, Tiranë 1974, dhe *Njatjeta diell*, Tiranë 1976, i kanë dhënë vargut të tij një notë që të kujton gjallërinë dhe forcën e poezisë gojore të Shqipërisë së veriut. *Arkitektura e dritës*, Tiranë 1981 kishte në qendër ndërtimin e hidrocentralit 'Drita e Partisë'. Më pas vijnë vëllimet *Djepi i klithmave*, Prishtinë 1982, *Rrathët e lisit*, Tiranë 1984, dhe *Lumi e di ku buron*, Tiranë 1988, që i dallon kërkimi i vazhdueshëm për forma të reja shprehjeje. Megjithatë duhet vënë në dukje se mjaft nga 'poezia industriale' euforike e tij është disi e larguar nga realiteti, sikundër mund të konfirmojë çdo punëtor që ka jetuar mes tymrave e blozave të Kombinatit Metalurgjik 'Çeliku i Partisë' në Elbasan. Krijimet e Paplekës kanë mjaft dallime nga njëri-tjetri për nga niveli artistik, po ata më të mirët hyjnë në poezinë më të bukur shqiptare të krijuar në vitet tetëdhjetë në Shqipëri.

Krahina e Skraparit rrëzë malit të lartë të Tomorrit, legjendarit Baba Tomorr të mitologjisë shqiptare, është shquar për rakinë e shkëlqyer. Kjo krahinë është edhe vendlindja e **Xhevahir Spahiut** (l. 1945), një nga poetët më të fuqishëm, më energjikë e më të talentuar të Shqipërisë së sotme, që mund të quhet një zë i mbijetesës. Gjatë spastrimeve të shkrimtarëve dhe intelektualëve në vitin 1973, diktatori Enver Hoxha e përmendi Spahiun me emër pse kishte

shkruar vjershën *Jetë*. Kjo vjershë[82] përmbante vargjet *Jam ai që s'kam qenë, do të jem ai që nuk jam*, që të kujton, edhe pse fare rastësisht, një varg të Zhan Pol Sartrit (Jean-Paul Sartre, 1905-1980). Ndonëse poeti nuk e kishte pasur kurrë mundësinë për të shijuar frytet e ndaluara të filozofit frëng (sikundër, me sa duket, kishte pasur mundësi diktatori shqiptar), ai u demaskua si ekzistencialist, baraz me tradhëti të lartë. Shpëtoi për qime, duke i kanalizuar energjitë e tij në hullinë e entuziazmit revolucionar. Pas pak vjetësh, për fatin e mirë të tij dhe të vetë letërsisë shqiptare, iu lejua përsëri botimi. Tani që vala e kuqe ka rënë, ai mund të merret përsëri me punët e poezisë, punë që i bën me kënaqësi të madhe. Në vjeshtën e vitit 1990, në grahmat e fundit të diktaturës, ai hodhi në letër vjershën *Historia jonë*, historia e Shqipërisë së fundit të shekullit të njëzetë, me dy vargje:

*"Tehut të shpatës kemi ecur rrufé,*
*Pastaj shpata ka ecur mbi ne."*

Energjiku Xhevahir Spahiu nuk është poet-murg dhomash të mbyllura apo i një vetmie të humbur në mendime. Ai e ndien veten më së miri vetëm mes njerëzish. Tamam atëherë fillojnë e i shndrijnë sytë si shqarth, kurse zëri nis të përcjellë gjithë atë emocion që vetëm poezia e vërtetë është në gjendje të shprehë. Dëgjuesit mbeten përherë të magjepsur. Në një vend ku deri vonë çdo vjershë, çdo fjalë, çdo mendim i nënshtrohej një filtri të dendur konformizmi ideologjik e personal, ky zakon deklamimi të zjarrtë e spontan, e bënte atë një farë dukurie unikale nëpër rrugët e zymta të Tiranës. Poezia e këtij 'enfant terrible' të letrave shqiptare është e fuqishme dhe solide, por njëkohësisht është poezi e ngjyrimeve dhe shkallëzimeve kuptimore, ndonëse nganjëherë me një frymë artificialiteti.

"*Dashuria është e gjitha këtu.*
*Tek këta sy,*
*Tek këto fjalë,*
*Tek paksa heshtje midis tyre është dashuria.*
*Edhe atëherë kur të dy s'kishim lindur,*
*Të prisja! Të prisja!*
*Të prisja!*"

Kënaqësi e Spahiut është të hetojë dhe të zbulojë skajet e gjuhës poetike. Është autor i shumë përmbledhjeve poetike: *Mëngjes sirenash*, Tiranë 1970; *Vdekje perëndive*, Tiranë 1977; *Agime shqiptare*, Tiranë 1981; *Nesër jam aty*, Tiranë 1986; *Tek rrënja e fjalëve*, Prishtinë 1988; *Heshtje s'ka*, Tiranë 1989; *Kohë e krisur*, Tiranë 1991, dhe me siguri shumë të tjerë do të pasojnë në të ardhmen.

Nga Korça, qytet relativisht i begatë në Shqipërinë juglindore, që i ka dhënë vendit shumë shkrimtarë, intelektualë e njerëz me talent, vjen **Natasha Lako** (l. 1948). Poezinë e parë Lako e botoi më 1964 kurse përmbledhja e parë poetike, *Marsi brënda nesh*, Tiranë 1971, doli shtatë vjet më vonë. Tani ajo është autore e pesë vëllimeve me vjersha, një romani dhe skenaresh të suksesshëm të Kinostudios Shqipëria e Re.

*Natyrë e qetë*, Tiranë 1990, është një përmbledhje me tetëdhjetë e një lirika të shkurtra, poezia më e arrirë e Lakos. Gjejmë aty metafora dhe imazhe të freskëta ndërkohë që e shohim të udhëtojë në krahët e kohës e të hapësirës: Vezuvi, Athina homerike në një zyrë postare, Prishtina e munduar në ashensorin e hotelit Bozhur, e doemos kthimi në Korçë. Lako nuk është vetëm poete grua por edhe poete e gruas, dhe ky aspekt duket më fort në përmbledhjen *Natyrë*

[82] kr. *Nëntori*, Tiranë, 1972, nr. 12.

*e qetë*, si në natyrën femërore ashtu edhe në aftësinë femërore për të ndier ngjyrimin emocional dhe për të vrojtuar imtësitë. Natasha Lako e heton botën nga tryeza e saj e punës, e shoqëruar, ose më mirë me thënë e armatosur, me gjilpërën qepëse të saj:

"*Jeta ime prej gruaje*
*Ka vizatuar në hapësirë natyrën time të qetë:*
*Një libër të bibliotekës, një laps, ca fletë*
*Dhe një gjilpërë të vogël për të qepur.*
*Kur librin marr për të lexuar,*
*Ose kur në fletë me ju flas,*
*E vetme mbetet gjilpëra ime e praruar*
*Në hapësirën e madhe.*"

Shqipëria nuk ka pasur kurrë një 'grande dame' të poezisë sikundër e kanë fqinjët, një Elisaveta Bagrjana të bullgarëve, a një Desanka Maksimoviq të serbëve, për të shprehur shpirtin e kombit e për të pasqyruar ndjenjat e tij, dhe ka ndodhur kështu për arsyen e thjeshtë se deri vonë nuk ka pasur fare shkrimtare femra. Jo më larg se një brez më parë, praktikisht të gjitha femrat shqiptare qenë analfabete, një *shakull për me bajtë*, sikundër i përcakton Kanuni i Lekë Dukagjinit. Megjithatë kohët në Shqipëri kanë ndryshuar ashtu si kudo. Natasha Lako ka meritën të ketë vendosur gurë të qendrueshëm në themelet poetike të letërsisë shqiptare.

**Bardhyl Londo** (l. 1948) nga Lipa afër Përmetit mori emër si ndër poetët kryesorë të Shqipërisë në vitet tetëdhjetë. Studioi për gjuhë e letërsi në Universitetin e Tiranës, punoi disa vjet si mësues në rrethin e Përmetit, në vendlindje, e më pas në gazetën letrare *Drita*. Në qershor 1992 u zgjodh kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve të Shqipërisë, në vend të Dritëro Agollit që kishte dalë në pension në janar të atij viti. Lirikat e Londos frymëzohen nga fakte konkrete: ato ndërtohen me imtësi e çaste nga përvoja e jetuar dhe e përjetuar intensivisht duke u shndërruar në poezi në një mënyrë të matur dhe erudite. Poezia e tij, e shkruar dhe me varg të rregullt e kryesisht me rimë, kumbon në mënyrë melodioze me traditat e pasura të poezisë toske, saqë kritiku Razi Brahimi (l. 1931) e ka vendosur në mes të poetit klasik dhe mendimtarit rilindës Naim Frashëri (1846-1900) dhe poetit të fuqishëm Dritëro Agolli. Me rastin e vdekjes së Lazgush Poradecit (1899-1987), bardit të moshuar të liqenit të Ohrit, Londo shkroi:

"*Vdekja e kish harruar. E mahnitur*
*Kish humbur rrugën në vargun e tij erëmirë.*
*Atë ditë që mbylli sytë*
*Gjoli i Pogradecit nga habia*
*Si një lot i madh kish ngrirë...*"

Poezinë e Bardhyl Londos e gjejmë në disa përmbledhje: *Krisma dhe trëndafila*, Tiranë 1975, e cila mund të cilësohet si produkt i periudhës së spastrimeve 1973-1975; *Hapa në rrugë*, Tiranë 1981; *Emrin e ka dashuri*, Tiranë 1984; *Si ta qetësoj detin*, Tiranë 1988, i cili u nderua me çmimin Migjeni 1989; *Vetëm Itaka*, Prishtinë 1989, dhe *Ditë njerëzore*, Tiranë 1990. Londo, sikundër ndodh me verën e mirë, me kalimin e kohës e ka ngritur nivelin.

**Rudolf Marku** (l. 1950) nga Lezha ka punuar për disa vjet në gazetën letrare *Drita*, në faqet e së cilës i paraqiti lexuesit shqiptar shumë poetë të rinj apo të ndaluar më parë. Në vjeshtë 1991 u emërua në Ministrinë e Punëve të Jashtme për problemet e marrëdhënieve kulturore me botën e më pas u bë deputet. Marku vetë është poet intelektual, i meditimeve dhe gjykimeve të urta. Vëllimi i tij i parë me vjersha, me titullin *Shokët e mi*, Tiranë 1974, bëri që në atë kohë të syrgjynosej në fshat. Më pas vijnë vëllimet *Rruga*, Tiranë 1977; *Sërishmi*, Tiranë 1982; *E*

*dashur*, Tiranë 1985; dhe *Udhëtim për në vendin e gjërave që njohim*, Tiranë 1989, i cili u prit mirë.

Ndër poetët e tjerë të kohës janë meditativi **Sulejman Mato** (l. 1941) nga Fterra afër Sarandës; poeti i lindur në Kosovë **Adem Istrefi** (l. 1942), poezia e të cilit, më fort tradicionale, është gatuar me traditat epike të poezisë gojore të Kosovës; **Ndoc Gjetja** (l. 1944), një poet lirik transparent nga Lezha, poezitë e bukura satirike e politike të të cilit të kujtojnë Brehtin dhe Agollin; **Betim Muço** (l. 1947) nga Tirana; arkeologu **Moikom Zeqo** (l. 1949) nga Durrësi, poezia mjaft metaforike dhe intelektuale e të cilit është frymëzuar në një pjesë të mirë nga madhështia e dikurshme e humbur e Dyrrakiumit të lashtë; **Agim Spahiu** (1952-1993) nga Kukësi, **Agim Isaku** (l. 1955) nga Korça; tregimtari dhe poeti **Preç Zogaj** (l. 1957), ministër i kulturës në qeverinë e stabilitetit më 1991; **Bujar Xhaferri** (l. 1956) nga Lushnja; **Ilirian Zhupa** (l. 1957) nga Tepelena; **Besnik Mustafaj** (l. 1958) nga Bajram Curri; dhe **Elsa Ballauri** (l. 1959), aktive tani në komitetin e mbrojtes të të drejtave të njeriut. Nga poetët e brezit më të ri, me një fillim premtues, mund të përmenden: e talentuara **Mimoza Ahmeti** (l. 1963) nga Kruja, një tjetër 'enfant terrible' e kulturës shqiptare dhe pa dyshim poetesha më origjinale; **Ridvan Peshkëpia** (l. 1965) nga Tirana; **Luljeta Lleshanaku** (l. 1968); **Blendi Fevziu** (l. 1969); **Andi Bejtja** (l. 1969) nga Tirana; **Alban Bala** (l. 1970) nga Tirana; **Lindita Arapi** (l. 1972) nga Lushnja; **Gert Pashaj** (l. 1972) nga Tirana; **Ervin Hatibi** (l. 1974) nga Tirana; dhe **Agron Tufa** nga Dibra.

Në një vështrim për letërsinë e sotme shqiptare nuk bën të harrohen shumë poetë të talentuar që humbën në vitet e gjata të diktaturës. Janë shfaqur përsëri vetëm disa prej tyre dhe ende nuk është e mundur të vlerësohet vendi që zënë në letërsinë e sotme shqiptare.

**Visar Zhiti** (l. 1952) hoqi përndjekje të tmerrshme pa kurrfarë shkaku tjetër, veç poezisë. Lindur më 2 dhjetor 1952 në Durrës, bir i aktorit të teatrit dhe poetit Hekuran Zhiti (1911-1989), Visar Zhiti u rrit në Lushnjë, ku dhe kreu shkollën më 1970, e pastaj punoi si mësues në fshatrat afër qytetit verior të Kukësit. Që herët e tërhoqi poezia dhe botoi disa vjersha në organe letrare. Më 1973, ishte duke përgatitur për botim përmbledhjen *Rapsodia e jetës së trëndafilave*, kur shpërtheu fushata për spastrimin e intelektualëve e Plenumit të Katërt të Partisë. Zhiti, babai i të cilit kishte pasë rënë më parë në konflikt me autoritetet, do të ishte një nga ata që u përzgjodhën si kurbane për të trembur shtresën e intelektualëve. Dorëshkrimi i përmbledhjes me poezi, që i kishte dorëzuar redaksisë së shtëpisë botuese Naim Frashëri, u gjet që përmbante gabime ideologjike të rënda dhe u ekspertizua se nxinte realitetin. Sa subjektive dhe idiote ishin gjykimet politike për veprat letrare, mund të shihet nga reagimi ndaj vjershës së mëposhtme të Zhitit:

"*Jo, jo,*
*Nuk i lyej kurrë këpucët*
*te llustraxhinjtë!*

*S'i dua njerëzit te këmbët e mia.*"

Ndonëse shprehet këtu një kritikë për shoqërinë e ndarë me klasa, Zhiti u akuzua mbi bazën e këtyre vargjeve se ishte kundër klasës punëtore. Dorëshkrimi i paraqitur u interpretua si agjitacion e propagandë antikomuniste, kurse poetit, për të provuar pafajësinë, nuk mbetej gjë për t'u thënë hetuesve.

Pas vitesh pasigurie me shpatën e Damokleut të partisë mbi krye, Visar Zhiti në fund u arrestua më 8 nëntor 1979 në Kukës, ku qe ende mësues, dhe kaloi muajt më pas në izolim të plotë. Për të mos e pësuar nga mendja, krijoi dhe mësoi përmendsh nëntëdhjetë e shtatë vjersha. I dënuar në prill 1980 me dhjetë vjet burg, Zhiti u transferua në burgun e Tiranës e prej këndej

në kampin famëkeq të minierës së bakrit në Spaç e në kampin e akullt malor të Qafë-Barit, ku dhe punoi derisa u lirua më 28 janar 1987. Më pas u lejua të punojë në një fabrikë tullash në vendbanimin e tij, Lushnjë. Në vjeshtë 1991 Zhiti dërgohet në Itali dhe punoi si gazetar në Milano deri në korrik 1992. Më vonë u bë drejtor i po asaj shtëpie botuese Naim Frashëri që dikur e kishte lënë në dorë të fatit.

Fati tragjik i Visar Zhitit kurrsesi nuk përbën një shembull të veçuar përndjekjesh. Mjaft poetë të talentuar humbën burgjeve apo në internim nëpër fshatra të thella e të izoluara në fushën e Myzeqesë, kurse pak janë kthyer.

I riu **Kujtim Aliaj** u burgos që në moshën 16 vjeçare dhe kaloi tridhjetë e një vjet në burg. Poeti dhe përkthyesi **Jorgo Bllaci** (l. 1938) bëri plot dhjetë vjet burg. **Viktor Qurku** (1941-1983), një poet modest nga Çorraj i Kurveleshit botoi mjaft poezi në fund të viteve gjashtëdhjetë e në fillim të viteve shtatëdhjetë, para se të binte viktimë e spastrimeve të 1973-shit. Humbi pasi e kishin demaskuar për poemën *Shkëlqimi*, dhe vrau veten duke u hedhur nga një shkëmb. **Faslli Haliti** (l. 1936) nga Lushnja e pa veten të akuzuar për nxirje të realitetit socialist e për thirrje për përmbysjen e qeverisë popullore për shkak të një poeme me titull *Dielli dhe rrëkerët*, të botuar në dhjetor 1972. U transferua për katër vjet në Shegan afër Fierit dhe iu hoq e drejta e botimit me vite. Në burgun e Spaçit nga marsi 1978 deri në nëntor 1982 ka qenë poeti **Zyhdi Morava** (l. 1946), që më pas do të bëhej anëtar i grupit themelues të së parës sindikatë të pavarur në Shqipëri. Një nga poetët e veriut më të talentuar e më befasues, i lindur në Shkodër, **Frederik Rreshpja** (l. 1941), autor i tre vëllimeve me vjersha dhe i një romani, bëri nja shtatëmbëdhjetë vjet burg në kampe të ndryshme rreth vitit 1972 deri më 1989 sepse gjoja kishte fyer figurën e Stalinit. Letrari i ri **Ferdinand Laholli** (l. 1960) kaloi gjithë jetën në kamp të internimit në Savër të Lushnjës, sepse i ati kishte ikur në Shtetet e Bashkuara pesëmbëdhjetë ditë para se ai të lindte. Në korrik 1990 Laholli iku në Gjermani dhe që atëherë ka botuar dy vëllime me vjersha si dhe proza. Ndër poetët e tjerë të përndjekur janë: **Gjergj Komnino** (l. 1918) nga Brezhani i Këlcyrës; **Trifon Xhagjika** (1932-1963) nga Përmeti, i cili u pushkatua në moshën tridhjetë e një vjeç; **Uran Kostreci** (l. 1938) nga Elbasani; **Daut Gumeni** (l. 1943) nga Tepelena; **Genc Leka** (vd. 1977) dhe **Vilson Blloshmi** (vd. 1977) të pushkatuar me aktekspertizë kolegësh; **Jozef Radi** (l. 1957) tani në Tiranë; **Shane Mudaj** (l. 1962) nga Peshkopia; dhe **Hydajet Bajri** (l. 1966) nga Buçaj në krahinën e Tropojës. Kjo listë vazhdon dhe mund të themi se nuk ka të mbaruar.

## 11.6 Dramaturgjia në Shqipëri nga viti 1944 deri më sot

Me veprat e Etëhem Haxhiademit (1902-1965), dramaturgjia shqiptare kishte bërë një-farë përparimi në mes të viteve tridhjetë. Për herë të parë qenë krijuar pjesë teatrale që i kapërcenin farsat komike apo tragjeditë sentimentale me temë kombëtare të viteve të mëparshme. Ndërsa drama si gjini e letërsisë shqiptare ende nuk qe pjekur plotësisht, themelet tashmë ishin hedhur.

Por, në fund të viteve dyzet, shumica e dramaturgëve të periudhës së paraluftës ose ishin ekzekutuar, si Ndre Zadeja (1891-1945), ose u gjendën në burg, si Etëhem Haxhiademi, Kristo Floqi (1873-1951), Ndoc Nikaj (1864-1951), dhe Vinçenc Prenushi (1885-1949). Kjo valë e paparë përndjekjesh kundër intelektualëve shqiptarë natyrisht që i ligshtonte dhe ua priste duart të gjithë shkrimtarëve të shpëtuar ose dramaturgëve të ardhshëm të brezit të ri. Trazirat politike në vitet e para të pasluftës dhe manovrimi, ngritja dhe rënia e udhëheqësve dhe grupeve të ndryshme politike brenda partisë komuniste e forconin më tej këtë ndjenjë pasigurie, duke

paralizuar praktikisht të gjitha forcat krijuese të vendit. Në çastin kur ia doli të forcojë pozitën e vet e të vendosë një farë qëndrueshmërie politike, me dashje apo pa dashje, Enver Hoxha kishte krijuar një zbraztësi letrare në Shqipëri, e cila zgjati deri në fillim të viteve gjashtëdhjetë. Prandaj dramaturgjia shqiptare do të ecte e zhvillohej shumë ngadalë në periudhën e pasluftës me gjithë dobinë e dukshme që ka si mjet edukimi, propagande e ndikimi politik.

Megjithatë, tamam në vitet e pasluftës u ngritën për herë të parë teatro dhe ansamble artistike të financuara nga shteti në pjesën më të madhe të qyteteve kryesore. Institucionalizimi i teatrit shqiptar eci krahas eliminimit të qëllimshëm të grupeve amatore të së kaluarës, të cilat kishin më shumë gjasa t'i shmangeshin kontrollit të partisë e të shtetit. Me vitet 1960 teatri amator i pakontrolluar nga shteti ishte zhdukur plotësisht, çka përbën një nga humbjet më të mëdha kulturore të kohës.

Është thënë se teatri profesionist i pasluftës i realizmit socialist burimet i kishte në grupet teatrore amatore të lëvizjes partizane në Shqipëri nga 1942 deri më 1944, por është e qartë se rrënjët i ka më herët, dhe pikërisht në ansamblet e viteve njëzet e tridhjetë. Grupet amatore të lëvizjes partizane, që udhëtonin nga një zonë në tjetrën në vitet e fundit të luftës, jo vetëm argëtonin partizanët, por edhe bënin punë edukative me fshatarët për idealet dhe domosdoshmërinë e revolucionit komunist në vend. Ishte ky një teatër politik, ku gërshetohej debati e polemika, heroizmi, nacionalizmi, sentimentalizmi dhe satira. Ndër autorët e parë të teatrit partizan e socialist qenë **Zihni Sako** (1912-1981), **Gjikë Kuqali** (1921-1944), dhe **Besim Levonja** (1922-1968) nga Elbasani. Levonja është veçanërisht i njohur për komedinë me tri akte *Prefekti*, Tiranë 1948.

Pas marrjes së pushtetit nga komunistët në nëntor 1944, dramaturgjia shqiptare, sikundër proza e poezia, u reformua në pajtim me doktrinën e realizmit socialist e të zhdanovizmit. Si pasojë, në vitet pesëdhjetë ajo ra thellësisht nën ndikimin e modeleve sovjetike, dhe konkretisht të veprave të dramaturgut rus Konstantin A. Trenjov (1876-1945), Boris A. Lavrenjov (1894-1959), Nikollaj F. Pogodin (1900-1962), dhe Boris L. Gorbatov (1908-1954). Ndërkohë që një valë e druajtur e traditave të mëdha teatrore të Konstantin Stanislavskit (1863-1938) të Teatrit të Moskës dhe Ervin Piskatorit (Erwin Piscator, 1893-1933) të Berlinit mund t'i ketë njomur brigjet e Adriatikut jugor, ato që vërshuan tani në Shqipërinë staliniste, në përgjithësi qenë elementet e dobëta të teatrit evropiano-lindor. Ai shfrim sentimentalizmi, që kishte karakterizuar një pjesë të mirë të teatrit të paraluftës, tani kishte rënë, por nga stili deklamativ dhe përdorimi me dorë të rëndë i propagandës politike shumë pjesë të viteve pesëdhjetë e gjashtëdhjetë qenë ende fare të padurueshme.

Hapin e parë në dramaturgjinë e realizmit socialist e bëri **Kolë Jakova** (l. 1916), bir i një argjendari nga Shkodra, me dramën heroike *Halili dhe Hajrija*, Tiranë 1950. Kjo dramë, edhe e përkthyer në rusisht (Moskë 1958), pasqyron luftën e fisit të Kelmendit të Shqipërisë veriore, me kryetar Halil Garrinë, figurë kjo e folklorit shqiptar, kundër Sulejman Pashës së Shkodrës në shekullin e gjashtëmbëdhjetë. Motra e Halilit, Hajrija, është e martuar dhe jeton e lumtur me Selim Agën, shqiptar ambicioz në shërbim të turqve. Selim Aga e fton Halilin me trimat e tij për darkë, që pastaj t'i presë në besë e t'i kapë rob. Halilin e madh, kësisoj, e zënë dhe e dënojnë me vdekje. Kur e kupton se i shoqi e ka turpëruar, Hajrija merr hak dhe e vret atë ditë që ai do të festonte marrjen e titullit të beut. Hajrija pastaj merr malet dhe bashkohet me luftëtarët e tjerë. Teknikat dramaturgjike të kësaj vepre të parë zyrtare të teatrit shqiptar të pasluftës janë të diskutueshme, ndonëse dobësitë kompozicionale i kompenson deri diku ndjenja e thellë atdhetare dhe heroizmi prekës i protagonistit të dramës para vdekjes. Me nivel më të lartë artistik e më e pëlqyer është drama në katër akte e Jakovës *Toka jonë*, Tiranë 1955, e cila gjendet edhe në përkthimin gjermanisht (Halle/Saale 1961) dhe spanjisht (Tiranë 1978). Lokja, nënë dyzetetrevjeçare e dy djemve, detyrohet të ikë nga fshati buzë lumit Mat, kur fshatari i pasur, Tuç Maku, i njollos emrin duke përhapur fjalë të këqia me qëllim që t'i marrë tokën.

Kthimi në shtëpi dhe lufta për të rifituar të drejtat në një mjedis armiqësor bëhen të mundur vetëm me fillimin e reformës agrare në vjeshtë 1946.

Një dramaturg i njohur, poet satirik dhe humorist në vitet gjashtëdhjetë ka qenë **Spiro Çomora** (1918-1973) nga Vunoi në bregdetin himariot, i përmendur për komedinë me tri akte *Karnavalet e Korçës*, Tiranë 1961, përkthyer greqisht (Athinë 1980), dhe *Dy me zero*, Tiranë 1969. Në të parën veprimi shtjellohet në Korçë në vitin 1936 rreth përpjekjeve të parreshtura të një tregtari të pasur, por koprac, Nikollaq Jorganxhiut, për të martuar të bijën Afroviti me sa më pak pajë e shpenzime. Komedia zhvillohet në sfondin e kontradiktave të thella sociale dhe të varësisë gjithnjë e më të madhe të Mbretërisë së Shqipërisë nga Italia fashiste.

**Sulejman Pitarka** (l. 1924) nga Dibra e nisi karrierën e dramaturgut me dramën *Familja e peshkatarit*, Tiranë 1955, edhe e përkthyer rusisht (Moskë 1956), anglisht (Tiranë 1980), dhe italisht (Tiranë 1980). Në këtë dramë pak emocionante, me gjithë lëvdatat zyrtare, kemi djaloshin Petrit, djalë i peshkatarit Jonuz Bruga, që rrezikon jetën për të shpëtuar shokun e plagosur e të fshehur për të mos rënë në duar të fashistëve italianë gjatë Luftës së Dytë Botërore. Me një teknikë dramaturgjike pakëz më të ndryshme është tragjedia klasike e Pitarkës *Trimi i mirë me shokë shumë*, Tiranë 1958, e cila vë në qendër, si shumë e shumë drama të tjera shqiptare, heroin kombëtar Skënderbeun dhe luftën e tij kundër turqve.

Ndër dramaturgët e tjerë të këtyre viteve të para janë **Ndrekë Luca** (1927-1993), drama historike me pesë akte e të cilit *Shtatë shaljanët*, Tiranë 1958, ka në qendër luftën për autonomi të fiseve malësore të Shqipërisë së veriut në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë; **Andrea Skanjeti** (1906-1992), që në fillim u shqua e më pas u përndoq për pjesën e tij me tri akte *Nora, heroina e bjeshkëve*, Tiranë 1961, me ngjarje të viteve 1632-1639; dhe **Jonuz Dini** (1925-1982) nga Shkodra.

Goditja e dytë që pësoi teatri shqiptar pas zhdukjes së grupeve amatore qe ndalimi i të gjithë repertorit të huaj. Publiku shqiptar nuk kishte pasur kurrë mundësi për të parë teatër bashkëkohës evropian, ndonëse një numër veprash klasike qenë përkthyer shqip dhe vënë në skenë. Molieri, Shekspiri dhe Shileri, për shembull, kishin pasur sukses në qarqet e shkolluara. Por edhe këta klasikë e pësuan nga entuziazmi politik i revolucionit kulturor (1965-1969) si dhe në vitet pas spastrimit të liberalëve (1973), kur praktikisht gjithë kultura perëndimore konsiderohej borgjeze e dekadente. Drama revolucionare *à la chinoise* do të zotëronte skenat shqiptare dhe televizionin për disa vjet me radhë.

Dramaturgu që pasqyron më mirë prirjet e periudhës është **Loni Papa** (l. 1932). Drama e tij e njohur me dy akte *Cuca e maleve*, Tiranë 1967, pasqyron luftën e një vajze për barazi në fiset malësore feudale të Shqipërisë së veriut më 1949. Kjo luftë u bë më e frytshme sidomos në fund të viteve shtatëdhjetë, në kulm të fushatës për emancipimin e gruas në Shqipëri. *Cuca e maleve*, edhe në përkthim frëngjisht (Tiranë 1978), është ndoshta refleksi shqiptar më i dukshëm i teatrit revolucionar kinez dhe operës së kohës së Mao Ce Dunit (1893-1976) dhe, sikundër shumë vepra të ngjashme kineze, u bë edhe operë e balet.

Dramaturgu **Fadil Paçrami** ka lindur në Shkodër më 25 maj 1922 dhe, ndonëse me prejardhje myslimane, u shkollua te françeskanët dhe u dërgua në Bolonjë për të studiuar mjekësi. Më 1942 ndërpreu studimet për t'u bashkuar me lëvizjen partizane në Shqipëri. Pas luftës punoi në organizatën e rinisë komuniste, u bë zëvendësministër i arsimit dhe kulturës nën Sejfulla Malëshovën (1901-1971), si dhe kryeredaktor i gazetës së përditshme *Zëri i popullit* nga 1948 deri më 1957. Më 1965-1966 qe ministër i kulturës e i arteve dhe nga 1971 deri më 1973 kryetar i Kuvendit Popullor. Prandaj edhe pjesët teatrale të Paçramit në këtë periudhë janë brenda caqeve të realizmit socialist. Deri në vitin 1973 kishte shkruar trembëdhjetë drama, nëntë nga të cilat qenë botuar. Ndër to janë: *Çështja e inxhinier Saimirit*; *E bardha dhe e zeza*; *Lagja e varfër*; *Ngjarje në fabrikë*; *Mbi gërmadha*, për shtetëzimin e industrisë; dhe *Shtëpia në bulevard*, një pjesë prekëse për kriteret e dyfishta të moralit në shoqëri. Në Plenumin e Katërt

të Komitetit Qendror më 26-28 qershor 1973, Fadil Paçrami dhe Todi Lubonja, drejtor i Radiotelevizionit Shqiptar, u piketuan nga Enver Hoxha në një fushatë kundër ndikimeve të huaja liberale në kulturën shqiptare. I shkarkuar nga të gjitha detyrat, Fadil Paçrami u arrestua më 21 tetor 1975 dhe në fillim u mbajt tetëmbëdhjetë muaj në burgun e Tiranës për të pritur gjyqin, për të hequr pastaj të njëjtat vuajtje si dhe intelektualët e tjerë shqiptarë të mëparshëm kur sundonte vetë Paçrami. Në mars 1977 u shpall fajtor për sabotim në fushën e kulturës, sepse kishte lejuar ndikime të huaja dhe, ashtu si Sokrati, kishte korruptuar rininë, për të mos përmendur akuzat standarde për agjitacion e propagandë. U dënua me njëzet e pesë vjet burg. Pas pesëmbëdhjetë vjetësh e pesë muajsh u lirua më 17 mars 1991. Paçrami nuk ndenji aspak duarkryq në burgun e Burrelit e në Kosovë të Madhe. Ai shkroi atje pesëdhjetë e një drama, ende të pabotuara, mjaft nga të cilat pasqyrojnë luftën e mundimshme të vendit të tij për liri e demokraci.

Fushata e spastrimeve Paçrami dhe Lubonja më 1973 shpuri në mënjanimin e shumë figurave të tjera në prozë e arte figurative, po edhe në dramë. **Minush Jero** (l. 1932) nga Vlora qe kritikuar më 1969 nga Enver Hoxha për dramën *Njolla të murrme*, 1968, e cila kishte fituar çmimin e parë në Festivalin Kombëtar të Teatrit atë vit. Pas saj u përpoq të ndreqë të metat duke shkruar dramën revolucionare *Të pamposhtur*, 1971, por pa dobi. Bashkë me regjisorin Mihallaq Luarasi të teatrit Çajupi në Korçë, Jero u arrestua më 30 prill 1973, dhe u mbajt në burg deri më 28 dhjetor 1978. Në Plenumin e Katërt të vitit 1973 u dënuan prapë edhe *Rrethimi i bardhë* i Naum Priftit dhe *Drama e një partizani pa emër* e Fatos Arapit. Të gjitha pjesët dhe shfaqjet në skenë zunë të verifikoheshin për pastërti ideologjike dhe çdo gjë që shihej si moderniste, liberale ose e huaj hiqej menjëherë. Regjisori i talentuar **Kujtim Spahivogli** (1932-1987) u dënua si anarkist e u dërgua në fshat për të punuar si punëtor ndërtimi. Madje edhe skenografë u flakën nëpër kampe pune për shkak të dekoreve të tyre moderniste. Kjo periudhë 'revolucionare', sikundër është përkufizuar dhe interpretuar nga Partia e Punës e Shqipërisë ose, më saktë, nga Enver Hoxha dhe skota e tij, qe një pengesë e madhe për përparimin e teatrit shqiptar në vitet shtatëdhjetë. Megjithatë një farë përparimi u vu re nga viti 1982 e këndej, edhe pse dramaturgjia shqiptare mbetet ende një gjini mjaft e prapambetur. Sot në Shqipëri ka dhjetë teatro profesioniste të qëndrueshme, e përveç tyre janë edhe pesëmbëdhjetë teatro të estradës dhe disa teatro kukullash. Niveli artistik i lojës së aktorit dhe i regjisurës është ngritur mjaft, sidomos në skenat më të mira, si në Teatrin Popullor të Tiranës, Teatrin Migjeni të Shkodrës, dhe Teatrin A. Z. Çajupi të Korçës. Por, duke gjykuar me kritere perëndimore, konstatojmë se deri në fund të diktaturës tematika mbeti jointeresante.

**Ruzhdi Pulaha** (l. 1942) nga Korça ka qenë ndoshta një nga dramaturgët e sotëm me më shumë sukses. Komedia e tij *Zonja nga qyteti*, Tiranë 1976, me humorin tipik shqiptar, vë përballë një zonjë nga derë e mirë me realitetin konkret të jetës në fshat. Një komedi tjetër, *I harruari*, u vu në skenë në Tiranë më 1988 me një farë suksesi. Autorë të tjerë që i kanë kushtuar energjitë e tyre më shumë skenës janë: **Xhemal Broja** (1918-1986), veprat e të cilit qenë ndaluar; **Ibrahim Uruçi** (1925-1989), që përmendet për dramën me tri akte *Doktor Aleksi*, Tiranë 1966, vënë në skenë para se të binte politikisht; **Selman Vaqari** (l. 1928); **Fadil Kraja** (l. 1931); **Hamza Minarolli** (l. 1931); **Dritëro Agolli** (l. 1931), i njohur si dramaturg me pjesët *Mosha e bardhë*, Prishtinë 1975, dhe *Fytyra e dytë*; **Naum Prifti** (l. 1932) nga Korça, i lëvduar nga autoritetet për dramën në katër akte me temë partizane *Mulliri i Kostë Bardhit*, Tiranë 1971; **Dhimitër Xhuvani** (l. 1934); **Teodor Laço** (l. 1936); **Maku Pone** (l. 1939); **Pëllumb Kulla** (l. 1940) nga Zemblaku afër Korçës, tani ambasador i Shqipërisë në Kombet e Bashkuara; **Fahri Balliu** (l. 1954); dhe **Artur Zheji** (l. 1961), i cili emigroi në Romë në nëntor 1990.

Gjatë gati gjysëm shekulli të 'pushtetit popullor', dramaturgjia iu nënshtrua pa pushim një kontrolli e censure politike shumë më të madhe se proza e poezia, prandaj dhe në të vërtetë

nuk pati mundësi të ecte vetë e të lulëzonte. Nëse një vëllim në prozë në vitet shtatëdhjetë e tetëdhjetë duhet të kalonte në duart e dhjetë a pesëmbëdhjetë 'revizorëve', një pjesë teatrore duhet të lexohej akoma më shumë nga specialistë të tillë, dhe gjithçka, që mund të interpretohej si kritikë apo që dilte e diskutueshme, hiqej. Fryma e jokonformizmit, aq e kudondodhur në teatrin dhe kulturën perëndimore përgjithësisht, as nuk mund të merrej me mend, sikundër nuk mund të përfytyrohej një individ me ide që ta vinin në mendime spektatorin, ose t'i ngjallnin atij zemërim. Për arsye politike dramaturgët shqiptarë heshtën mjaft ose, për të mos ua ngrënë hakun, nuk patën mundësi të shfrytëzonin deri në fund fuqinë e skenës e të vinin spektatorin në mendime me një lëndë të vërtetë dramatike e me ato lloj shfaqjesh skenike bujëmëdha me të cilat është mësuar spektatori i teatrit në Perëndim. Në vend të kësaj, ata mbetën te gërshetimi i pjesëve moralizuese edukative dhe dramave historike plot patos patriotik e ide politike të treguara e të thëna katërcipërisht. Edhe pse niveli i shkëlqyer i regjisurës dhe i lojës së aktorit arrinte deri diku ta kompensonte, pasojë e kësaj ndërhyrjeje politike qe shterpësia absolute e teatrit shqiptar, dhe paaftësia e dramaturgjisë shqiptare edhe sot për të konkurruar, qoftë për nga sasia, qoftë për nga cilësia, me poezinë dhe prozën. Drama bashkëkohore në Shqipëri ende mbetet për t'u krijuar nga hapat e parë të saj, ndërsa jeta e shqiptarëve është plot me drama të mëdha.

# 12. LETËRSIA SHQIPTARE NË KOSOVË

## 12.1 Vendi i shqiptarëve në Kosovë, Maqedoni dhe Mal të Zi

Gjuha shqipe flitet nga dy deri tre milionë banorë në ish-Jugosllavi (krahasuar me tre milionë e gjysmë në vetë Shqipërinë). Qendër e popullsisë shqiptare është ish Krahina Autonome e Kosovës me kryeqytet Prishtinën, tani e vetëshpallur Republikë e Kosovës, që është ende nën sundimin serb. Në Kosovë, shqiptarët me ritmin jashtëzakonisht të lartë të lindjeve përbëjnë tani rreth 90% të popullsisë; pjesa tjetër prej 10% është kryesisht serbishtfolëse. Deri para pushtimit ushtarak serb në verë 1990, të dyja gjuhët ishin zyrtarisht të njohura dhe në përdorim të plotë në të gjitha fushat e jetës në krahinë.

Edhe republika jugore e Maqedonisë ka një popullsi të madhe shqipfolëse në pjesën perëndimore të saj. Shqiptarët e Maqedonisë gëzojnë një farë statusi juridik, por u mungojnë të gjitha të drejtat gjuhësore që kishin bashkëkombësit e tyre në Kosovë (p.sh. shkollimin dhe institucionet e plota kulturore në gjuhën shqipe) dhe, me gjithë numrin e tyre, ende trajtohen si 'pakicë kombëtare' e jo si qytetarë të barabartë. Bashkësi të tjera të mëdha shqipfolësish gjenden në Mal të Zi dhe në mbarë Jugosllavinë jugore në përgjithësi. Shkupi, kryeqytet i Maqedonisë dhe i përmendur me humor si qyteti më i madh shqiptar mbi tokë, shërben si qendër e dytë për botimet dhe kulturën shqiptare, ndonëse është shumë më pak i rëndësishëm se Prishtina, e cila, deri para pushtimit serb, arrinte të konkurronte Tiranën në çdo aspekt si kryeqendër e veprimtarisë botuese e letrare shqiptare e si qendër botimi për letërsinë në gjuhën shqipe.

Serbët dhe shqiptarët kanë jetuar së bashku në 'Fushën e Mëllenjave' me shekuj dhe historia fatkeqësisht i ka bërë armiq, ashtu sikundër ka ndodhur me hebrenjtë dhe arabët në Izrael e me protestantët e katolikët në Irlandën e Veriut. Pas shëmbjes përfundimtare të Perandorisë Osmane në Luftës e Parë Botërore, Kosova iu dha Serbisë, e cila e kish lakmuar në shekuj si djep të qytetërimit serb. Përfshirja e kësaj krahine në Mbretërinë e Serbëve, Kroatëve dhe Sllovenëve e la thuajse gjysmën e popullsisë shqiptare në Ballkan jashtë atdheut të vet.

Shqiptarët e Kosovës nuk kaluan më mirë nën sundimin serb se ç'kishin qenë nën sundimin e sulltanëve. Me të drejtat gjuhësore, kulturore e arsimore të mohuara, vendi i tyre ishte vetëm ai i fshatarëve bujq në një shtet që tani u përkiste vetëm sllavëve. Shkollat në gjuhën shqipe mbetën po aq të paligjshme nën serbët sa ç'kishin qenë nën turqit, madje edhe librat shqip ishin rrezik në Kosovë për ata pak vetë që mund të lexonin. Në vitet njëzet dhe tridhjetë e madje deri më 1960 qindra mijëra shqiptarë etnikë u dëbuan me dhunë për në Turqi me sebepin e pakuptimtë se ishin turq, kurse në tokat e tyre erdhën me shumë dëshirë e u ngulën kolonë serbë. Tipik për qëndrimin e autoriteteve serbe para Luftës së Dytë Botërore ishte një Memorandum paraqitur qeverisë së Beogradit më 7 mars 1937 nga historiani i njohur serb Vaso Çubrilloviq (1897-1990) mbi 'Dëbimin e shqiptarëve'. Ky program, i cili të lë mbresën e një varianti të zbutur të procesverbaleve të Konferencës naziste të Vanze-it (Wannsee) më 1942, parashikonte një fushatë energjike për 'të shpopulluar' Kosovën nga banorët shqiptarë e për t'i zëvendësuar me kolonë serbë. Kësisoj, besnikëria e shqiptarëve ndaj shtetit mbretëror jugosllav u prish kur fuqitë e Boshtit pushtuan Kosovën më 1941 dhe e ribashkuan krahinën me Shqipërinë, duke u dhënë për herë të parë shqiptarëve të Kosovës shkolla e institucione kulturore në gjuhën e tyre.

Mbarimi i Luftës së Dytë Botërore dëshmoi një masakër masive mbi shqiptarët e Kosovës. Kosova zyrtarisht iu kthye Jugosllavisë në fillim të vitit 1945. Titoja i bindi udhëheqësit komunistë në Shqipëri që të hiqnin dorë nga parimi i vetëvendosjes, një zgjidhje

'marksiste' kjo, për krahinën, duke e ditur mirë se kurrë nuk do të siguronte mbështetjen serbe për një referendum. Me ripërfshirjen në Jugosllavinë e Titos, Kosova megjithatë u njoh si Krahinë Autonome brenda Republikës së Serbisë, e jo si tokë serbe.

Dallimet e skajshme politike midis Jugosllavisë dhe Shqipërisë, që patën shpërthyer më 1948, ua bënë të qartë që në fillim shqiptarëve të Kosovës se nga Tirana nuk mund të prisnin gjë tjetër veç mbështetjes morale në fushën e arsimit e të kulturës. Gjuha shqipe më në fund ishte shpallur 'një nga gjuhët zyrtare në Kosovë', por të drejtat arsimore e gjuhësore të vendosura teorikisht për popullsinë shqiptare të Kosovës mbetën për një kohë të gjatë më shumë abstrakte se konkrete. Ai që mendohej si pasardhës i Titos, zëvendëspresidenti Aleksandër Rankoviq (1909-1983), e shfrytëzoi mjaft policinë sekrete për të shtypur dhe terrorizuar popullsinë shqiptare, të cilën e shpërfillte në të mirë të 'Serbisë së Madhe', derisa ra nga fuqia në Plenumin e Brioneve në korrik 1966.

Përmirësimi i marrëdhënieve jugosllavo-shqiptare pas pushtimit sovjetik të Çekosllovakisë më 1968 dhe vendosja e lidhjeve të plota diplomatike midis dy vendeve në shkurt 1971 solli një shkrirje akujsh në politikën ndaj shqiptarëve të Kosovës. Më 1968 ata fituan të drejtën të mbajnë flamurin kombëtar, kurse në nëntor 1969 u hap Universiteti i Prishtinës, institucioni i parë i arsimit të lartë në gjuhën shqipe. Autonomia e plotë kulturore u arrit për herë të parë e me shumë vonesë me kushtetutën jugosllave të vitit 1974, ndonëse vetëm për Kosovën, e jo për bashkësinë e madhe shqiptare në Maqedoni.

Duke pasur mundësi për arsim në gjuhën shqipe e për institucione kulturore, letërsia dhe kultura shqiptare në Kosovë lulëzuan si kurrë ndonjëherë. Por ishte vetëm një pranverë e shkurtër, gjatë së cilës u bë një përparim i jashtëzakonshëm brenda pak kohe, në arsim, në kulturë, në letërsi. Ajo liri dhe autonomi në dukje që shqiptarët gëzuan gjatë gjithë viteve shtatëdhjetë mori fund menjëherë më 1981, kur kërkesa popullore për statusin e republikës e për barazi me popujt e tjerë të Federatës Jugosllave, kërkesë e përkrahur nga mbi nëntëdhjetë për qind e popullsisë në Kosovë, u ndesh me tanket dhe automatikët e Beogradit.

Kryengritja e mars-prillit 1981 dha shenjën e mbarimit të bashkekzistencës paqësore në Kosovë dhe, njëherazi, të fillimit të shembjes së Jugosllavisë. Gjatë viteve tetëdhjetë gjendja politike dhe ekonomike e krahinës u keqësua dhe, si rrjedhim, marrëdhëniet midis shqiptarëve dhe serbëve morën një kthesë drastike për keq, paralajmërim i asaj që do të ndodhte me të gjithë Jugosllavinë në fillim të viteve nëntëdhjetë. Pushtimi ushtarak serb i Kosovës në verë 1990 e shpuri krahinën në prag të luftës civile. Parlamenti i zgjedhur dhe qeveria e Kosovës u rrëzuan, e vetmja gazetë e përditshme në gjuhën shqipe *Rilindja* u ndalua, kurse gjithë transmetimet radio-televizive në gjuhën shqipe u mbyllën. Që atëherë, ligji i gjendjes së jashtëzakonshme ka lehtësuar pushtimin e drejtpërdrejtë të gjithë industrisë së Kosovës dhe dëbimin jo vetëm të drejtuesve shqiptarë, por edhe të të gjithë punonjësve me 'racë inferiore'. Në vjeshtë 1991 u pezulluan mësimet në Universitetin e Prishtinës, me përjashtim të kurseve për pakicën serbe, kurse të gjithë profesorët shqiptarë u përjashtuan. U mbyllën edhe shumë shkolla fillore e të mesme në gjuhën shqipe. Që nga rënia e Nikolae Çausheskut në Rumani, të drejtat e njeriut në Evropë nuk janë shkelur në mënyrë aq flagrante e sistematike sa në Kosovë.

Gjendja ka qenë e tmerrshme sidomos për shkrimtarët dhe intelektualët shqiptarë të Kosovës. Ata përbëjnë kërcënimin më serioz për hegjemoninë serbe në rajon sipas udhëheqësit populist Sllobodan Milloshevіq i cili, sikundër Rankoviqi para tij, nuk ka dëshmuar tjetër veçse mospërfillje ndaj kërkesave për barazi dhe të drejta njerëzore të popullatës shqiptare. Pa punë, pa burim të ardhurash, pa të drejtë për shkollim dhe pa shpresë për ndryshim tani për tani, gjendja e sotme duket tepër e zymtë në Fushën e Mëllenjave.

Edhe pse pa tradita të pasura letrare si gjuha sllovene, kroate e serbe, letërsia shqiptare në zhvillim të vrullshëm në Kosovë tani mund të ecë pa vështirësi krah për krah letërsive të tjera ish-jugosllave. Letërsia e sotme e Kosovës është po aq dinamike sa edhe ajo e Shqipërisë,

kurse për sa i përket larmisë dhe forcës shprehëse të poezisë së saj, shpesh ia kalon edhe tokës amë. Duke mos i pasur ato kufizime ideologjike që iu imponuan letërsisë dhe kulturës në Tiranë për një gjysmë shekulli, letërsia e Kosovës ka qenë në gjendje të lulëzojë krahasimisht e lirë nga dogmat. Prandaj edhe ka karakter më eksperimentues dhe i ofron lexuesit një gamë më të gjerë temash dhe idesh. Edhe pse niveli i përgatitjes së prozatorëve në Kosovë ende nuk ka arritur atë të Tiranës, fakti se praktikisht të gjithë intelektualët e Kosovës e zotërojnë fare mirë serbokroatishten u ka dhënë mundësi jo vetëm të njohin letërsi të ndryshme artistike të popujve të tjerë të ish-Jugosllavisë, por edhe më shumë vepra të letërsisë botërore që nuk gjenden të përkthyera ende shqip.

Me dëshirën për të kapërcyer izolimin nga i cili vuan dhe ku është shtrënguar në mënyrë dramatike që nga pushtimi ushtarak i vitit 1989/1990, brezi i tanishëm i shkrimtarëve të rinj kosovarë është i etur të marrë nga ndikimet dhe rrymat e huaja të mendimit evropian bashkëkohor që qenë hedhur poshtë në Tiranë. Në të njëjtën kohë, kjo letërsi më shumë eklektike, për habi, nuk ka humbur fare nga aroma tradicionale shqiptare. Fuqia dhe dinamizmi i saj janë rezultat i drejtpërdrejtë i nevojës që shqiptarët e Kosovës ndiejnë për të mbrojtur vlerat e tyre kulturore në një rajon të prekur nga konflikte etnike, trazira politike dhe katastrofa ekonomike.

## 12.2 Lindja e prozës shqiptare në Kosovë

Themelimi më 1949 i revistës letrare *Jeta e re* i dha mundësi brezit të ri të shkrimtarëve shqiptarë në Jugosllavi për t'u shprehur dhe shërbeu si tribunë e parë për botime letrare. Në vitet pesëdhjetë qenë botuar disa libra, por vetëm në mesin e viteve gjashtëdhjetë letërsia shqiptare dhe ajo shqiptare e Kosovës nisi të botohej në shkallë të gjerë në Jugosllavi.

Ndër prozatorët klasikë të viteve të para të letërsisë së Kosovës kanë qenë **Zekeria Rexha** (1910-1972) nga Gjakova, aktiv në fushën e arsimit si në Kosovë edhe në Shqipëri, humoristi **Sitki Imami** (1912-1984) nga Gjakova, autor i *Drejt ditëve të reja*, Prishtinë 1953, e para përmbledhje tregimesh shqip e botuar në Kosovë, dhe **Hivzi Sulejmani** (1910-1975), i lindur në Mitrovicë, i cili dha ndihmesë për ta nxjerrë letërsinë e Kosovës jashtë krahinës dhe provincializmit. Përmbledhja e tij e pritur mirë me tregime *Era dhe kolona*, Prishtinë 1959, u pasua nga *Njerëzit*, Prishtinë 1966, roman i gjerë e në thelb autobiografik me ngjarje të viteve të paraluftës, dhe *Fëmijët e lumit tim*, Prishtinë 1969, roman me subjekt që shtjellohet në vitet e para pas Luftës së Dytë Botërore. Për shkak të censurës shtetërore, veprat e Sulejmanit u botuan shumë vjet pasi ishin shkruar. Ai gjithashtu është autor krijimesh në dramë e në poezi.

Fillimet e prozës serioze në Kosovë mund të datohen në periudhën 1956-1960. Një brez autorësh shqiptarë të rinj nisën të botojnë këtu në një kohë kur në vetë Shqipërinë krijimtaria me cilësi ishte shuar nën dorën e rëndë të stalinizmit. Ndër prozatorët kryesorë të këtij brezi të parë ishin Kapllan Resuli (l. 1935), i njohur edhe si Kapllan Kallushi, Adem Demaçi (l. 1936), Anton Pashku (1937-1995), Azem Shkreli (1938-1997) dhe Ramadan Rexhepi (l. 1940). Por për këtë grup intelektualësh shqiptarë kushtet nuk qenë më të mira se ç'ishin në Shqipëri. Autoritetet serbe kundërshtonin me tërbim çdo përparim në arsim e kulturë për shqiptarët, kurse intelektualët, ashtu si në Shqipëri, përbënin rrezikun kryesor për pushtetarët.

Ishte një fat tragjik ky që brezi i parë i shkrimtarëve, që mund të kishin hedhur themelet e prozës së Kosovës, u asgjësuan politikisht para se të sillnin në dritë një kulturë të re të shkruar. Nga ata të gjashtë shkrimtarë që përmendëm, vetëm dy, Anton Pashkun dhe Azem Shkrelin nuk i gjeti gjë. Adem Demaçi u burgos nga autoritetet serbe më 1958, Ramadan

Rexhepi u arratis në Suedi, kurse Kapllan Resuli bëri gabimin e hidhur që vajti në Shqipëri, ku ky i dyti pas ca kohe do ta shihte veten në burg. Nga kjo shprishje e qëllimshme e një brezi të tërë shkrimtarësh, për shumë vite më pas proza kosovare nuk do të arrinte ndonjë nivel të kënaqshëm. Kjo humbje për letërsinë shqiptare ndihet edhe sot.

Shkrimtari dhe disidenti **Adem Demaçi**[1] (l. 1936) ka lindur në Prishtinë. Tregimet e para të Demaçit, mjaft prej tyre me ngjyrim kritik social, u botuan në *Jeta e re* në vitet pesëdhjetë. Por si shkrimtar ai u afirmua me romanin *Gjarpijt e gjakut*, Prishtinë 1958, që ngjalli mjaft diskutime. Ky roman, me interes më fort etnografik se letrar, sillet rreth institucionit të dhimbshëm të gjakmarrjes, fatkeqësi për Shqipërinë veriore dhe Kosovën deri tani së voni. Titulli i veprës vjen nga një alegori për tre gjarpërinj gjigantë ngjyrash të ndryshme që u sulen tre burrave - një turku, shërbëtorit të tij raja dhe një shqiptari - të cilët, në udhë e sipër për të kërkuar fatin, hyjnë në një shpellë të madhe ku banon një plak dhe gjejnë strehë për të kaluar natën. Në errësirë, gjarpëri i verdhë i përdridhet turkut rreth qafës dhe e pickon në ballë. Gjarpëri i dytë i përdridhet rajasë rreth këmbës dhe e pickon në themër. Gjarpëri i kuq si gjaku, nga dhe merr titullin vepra, i përdridhet shqiptarit rreth dorës së djathtë dhe e pickon në gisht. Të nesërmen në mëngjes, banori i shpellës ua rrëfen fatin:

> *Turkut i ki pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i sefás! Ti kie me bâ sefa sa t'jenë jeta. Ty ta ka çkrue Perenija veç me nejtë kamkryq e me sunue!" Rajës i ki pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i vimit. Ti kie me punue e me vye sa t'jenë jeta! Ty ta ka çkrue Perenija me u çue me knojsit e parë e me ra mâ i mrami i t'tanve!" Shyptarit i ki pa thanë: "Ty t'ka thimthue gjarpni i gjakut. Ti kie me e vra vllaun tan e vllau yt ka me t'vra ty e s'kanë me t'u dá gjaqet sa t'jenë jeta! Ty ta ka çkrue Perenija gjak me pi e gjak me vjellë!"...*

Ky është një rrëfim për konfliktin midis dy brezave, që Demaçi i kupton e i sheh me dashamirësi. Kryetari patriarkal i një familjeje konservatore kosovare nuk sheh rrugë tjetër veçse të ndjekë gjakmarrjen si të vetmin mjet për të mbrojtur nderin e burrit, kurse i biri i kupton pasojat shkatërruese të saj dhe lufton më kot, që t'i japë fund gjakmarrjes, e cila ka fshirë nga faqja e dheut sa e sa fise të malësisë në Shqipërinë e veriut në fillim të shekullit. Në fund i biri u kërkon fëmijëve të vet t'ia shtypin kokën gjarprit.

Pas më se njëzet e tetë vjet burg, Adem Demaçi, i cilësuar shpesh si Nelson Mandela i Evropës, u lirua papritur më 28 prill 1990. Ky veprim i vullnetit të mirë nga ana e qeverisë serbe duhej të ishte bërë prej kohësh e jo kaq vonë. Ai kishte qenë arrestuar më 1958 për kritikat ndaj dëbimit të qindra mijë shqiptarëve etnikë në Turqi. Më 1964 u dënua edhe me pesëmbëdhjetë vjet të tjera për gjoja organizim të një lëvizjeje nacionalçlirimtare në Kosovë e për shpërndarje broshurash studentore me kritika ndaj sistemit politik. Më 1976 iu dha një dënim tjetër me një gjyq qesharak, pesëmbëdhjetë vjet të tjera burg, ku qëndroi deri më 1990 si një nga disidentët politikë më të shquar të Jugosllavisë.

Dikur bir i angazhuar në luftën për një botë më të mirë, Demaçi tani është kthyer në një baba shpirtëror për tre milionë shqiptarë të ish-Jugosllavisë. Që me lirimin, ai ka nënvizuar nevojën e një zgjidhjeje paqësore të krizës së sotme politike, kryesisht të qëndresës pasive, dhe ka përsëritur përkushtimin e shkruar në veprën që botoi në Prishtinë më 1958: "Jo atyre që janë trima të ngrehin gishtin e krimit, por atyre që janë burra të shtrijnë dorën e pajtimit." Adem Demaçit iu dha Çmimi Saharov për vitin 1991 në Strasburg.

**Anton Pashku** (1937-1995) është shkrimtar që nuk synon masat e gjera të publikut, por atë lexues të shkolluar që pëlqen vrojtimet hermetike dhe imtësitë e analizës së karakterit në romanet psikologjike. Shtypja e egër politike mbi brezin e parë të prozatorëve në fund të viteve

---

[1] kr. Radončić 1990.

pesëdhjetë e bëri të tërhiqet nga shtrati kryesor i krijimtarisë letrare e të krijojë një botë hermetike të vetën. Pashku ka lindur në Grazhdanik afër Prizrenit në një familje fshatare nga malësia e Hasit. Për disa kohë punoi gazetar në Prishtinë dhe pastaj redaktor i prozës dhe dramës në shtëpinë botuese Rilindja. Tregimet, romanet dhe pjesët teatrore eksperimentale, që dëshmojnë afri me veprat e Xhorxh Oruellit (George Orwell, 1903-1950), Franc Kafkës (Franz Kafka, 1883-1924) dhe Robert Musilit (1880-1942) janë në vetvete studime të holla e mjeshtërore të njeriut, ndonëse kërkojnë durim nga lexuesi i thjeshtë. Ndër botimet e tij përmenden: përmbledhjet me tregime *Tregime*, Prishtinë 1961; *Kjasina*, Prishtinë 1973; *Lutjet e mbrëmjes*, Prishtinë 1978; romani befasues *Oh*, Prishtinë 1971, i cili është një ushtrim dore për stilin dhe krijimin e groteskut, si dhe diçka e pashoqe në letërsinë shqiptare; dramat *Sinkopa*, Prishtinë 1969; dhe *Gof*, Prishtinë 1976. Anton Pashku renditet ndër stilistët më të mirë në letërsinë shqiptare.

**Ramadan Rexhepi** (l. 1940), i njohur edhe me emrin Ramadan Rexhepi-Osmani, ka dhënë ndihmesë që herët për prozën shqiptare në Kosovë me përmbledhjen me tregime *Kumbonaret*, Prishtinë 1963. Më vonë arriti të arratiset nga Jugosllavia kur ndjekja dhe shtypja u bë e padurueshme, dhe kërkoi strehim në Suedi. Bashkë me poetin mërgimtar Kosovë Rexha-Bala (l.1929), sot është botues i revistës kulturore *Qëndresa*, organ i shoqatës së shqiptarëve të Suedisë në Malmö.

Një prozator që ka debutuar në vitet pesëdhjetë e që nuk ka humbur aspak nga talenti i tij është **Ramiz Kelmendi** (l. 1930) nga Peja. Tregimet dhe romanet e tij janë pritur mirë nga publiku. *Heshtja e armëve*, Prishtinë 1971, është roman për emancipimin e gruas që rrëfen historinë tragjike të dashurisë së një vajze e cila, në pajtim me zakonet shqiptare, ka qenë e destinuar që në lindje të martohet me një të panjohur. Në roman ajo i kundërvihet kësaj tradite duke mos pranuar të respektojë këtë zakon të lashtë malësor. Për këtë e kërcënojnë me gjakmarrje nga fisi tjetër. *Ahmet Koshutani*, Prishtinë 1973, është një përmbledhje me gjashtë tregime për fatin e intelektualit shqiptar të Kosovës në vitet pesëdhjetë nën sundimin e Rankoviqit. Në romanin satirik me shtatë kapituj *Shtatë persona ndjekin autorin*, Prishtinë 1975, Kelmendi pasqyron jetën dhe mendësinë e njerëzve në vitet shtatëdhjetë.

**Rexhep Qosja** (l. 1936) është një nga kritikët letrarë më të shquar e më prodhimtarë të Ballkanit, akademik, ish-drejtor i Institutit Albanologjik në Prishtinë dhe autor antologjish dhe librash të shumtë me studime, ndër to edhe i historisë së letërsisë shqiptare të periudhës së romantizmit në tri vëllime. Ai është autor i njërit prej romaneve më shumë të pëlqyer *Vdekja më vjen prej syve të tillë*, Prishtinë 1974. Ky roman, i përkthyer serbisht (Beograd 1976), sllovenisht (Lubjanë 1979), bullgarisht (Sofje 1982), frëngjisht (Paris 1994) dhe gjermanisht (Insbruk 1995), është një vepër me kompozicion e teknika narrative origjinale, 'trembëdhjetë tregime që mund të bënin një roman'. Protagonisti i romanit, Xhezairi i Gjikës, është shkrimtar profesionist i zënë në një rrjetë intrigash politike e policore të fshehta, hetimesh e torturash, një botë kjo plot me aludime mjaft të përcaktuara ndaj gjendjes së vështirë me të cilën ballafaqohen intelektualët e sotëm shqiptarë në Kosovë.

**Nazmi Rrahmani** (l. 1941) është një romancier popullor e prodhimtar që shkruan për jetën në fshatin kosovar. Ka lindur në Ballovc afër Podujevës, mjedis tradicional fshatar nga edhe është frymëzuar mjaft. Në moshë të re Rrahmani hyri befas në skenën letrare të Kosovës me disa romane me frymë më tradicionale e që patën shumë sukses. Vepra e tij e parë, *Malsorja*, Prishtinë 1965, është një kronikë për zakonet fshatare në Kosovë dhe është vlerësuar me çmim. Gjatë jetës së saj të shkurtër, protagonistja e romanit, Hajrija, martohet me dy burra të moshuar që nuk i ka zgjedhur vetë, e prapseprapë, me gjithë trillet e fatit që ia përcaktojnë rrjedhën e jetës, arrin të pajtohet me atë fat e të gjejë një farë kënaqësie. Romanet e mëvonshëm, kanë pak a shumë po atë ndërtim strukturor: *Tymi i votrës së fikun*, Prishtinë 1969, ai me dy vëllime *Toka e përgjakur*, Prishtinë 1973, dhe *Mbas vdekjes*, Prishtinë 1975. *Rruga e*

*shtëpisë sime*, Prishtinë 1978, është një roman mjaft i lexuar, në të cilin del në pah shqetësimi i Rrahmanit për vdekjen, si i vetmi element i përjetshëm në ekzistencën tonë të shkurtër. Në fakt kjo është historia e dëbimit me dhunë të shqiptarëve për në Turqi.

Romancieri **Teki Dërvishi** (l. 1943) nga Gjakova në romanet dhe tregimet e tij ka depërtuar në psikikën e njeriut bashkëkohor. Shkollën e mesme e kreu në Pejë, studimet universitare në Universitetin e Prishtinës, kurse më pas punoi në Shkup si gazetar për gazetën në gjuhën shqipe *Flaka e vëllazërimit*. Romani i parë i Dërvishit, *Pirgu i lartë*, Prishtinë 1972, është një vepër meditative në një stil të ndërmjetëm midis poezisë dhe prozës. *Padrona*, Shkup 1973, u pasua nga *Skedarët*, Prishtinë 1974, një roman humoristik me ironi therëse për burokracinë dhe mediokritetin në marrëdhëniet shoqërore. *Herezia e Dervish Mallutës*, Prishtinë 1981, është një hetim alegorik për monasticizmin dhe herezinë. Dervish Malluta, djalosh intelektual, është në kërkim të identitetit të vet dhe hyn në një teqe, ku edhe zbulon misticizmin dhe vetëmohimin, por edhe paradokse, vetmi, hipokrizi, keqdashje e urrejtje. Është roman kompleks, me inkonsekuenca në stil e me disa inkoherenca aty-këtu në tekst, por që jep një tablo kureshtare të një bote ekzotike. Dërvishi është edhe autor tregimesh, pjesësh teatrale dhe tre vëllimesh me vjersha: *Nimfa*, Prishtinë 1970, *Shtëpia e sëmurë*, Shkup 1978, dhe *Thashë*, Shkup 1981.

Romancier premtues, që tashmë ka dëshmuar talent e mjeshtëri, është **Jusuf Buxhovi** (l. 1946) nga Peja. Shkollën e bëri në Gjakovë, kurse studimet e larta i kreu në Universitetin e Prishtinës më 1968. Romani i Buxhovit *Shënimet e Gjon Nikollë Kazazit*, Prishtinë 1982, evokon figurën e dijetarit gjakovar të shekullit të tetëmbëdhjetë që zbuloi të vetmen kopje të mbetur gjallë të librit të parë shqip (1555), mesharit të Gjon Buzukut. Motivi kryesor i veprës nuk është jeta e Kazazit, por përhapja dramatike e murtajës në Gjakovën e shekullit të tetëmbëdhjetë, një tablo e ngjashme me *La Peste*, Paris 1947 (Murtaja) të Kamysë. Në *Galeria e të vdekurve*, Prishtinë 1987, dhe në më të fundit *Libri i të mallkuarve*, Prishtinë 1989, Buxhovi u kthehet temave historike, të cilat i dokumenton me mjeshtëri, saktësi dhe forcë imagjinate.

Fjalëpaku **Zejnullah Rrahmani** (l. 1952) nga Ballovci afër Podujevës është romancier me një stil të vetin. Letërsia e Zejnullah Rrahmanit është një shkrirje prustiane e prozës me poezinë, disa pjesë të së cilës janë art i lartë. Tema themelore e Rrahmanit është qëndresa shqiptare, jo vetëm ndaj sundimit serb, por, në një kuptim më të përgjithshëm, vullneti i shqiptarëve si popull për të mbijetuar e për ta mbartur etosin e tyre në një të ardhme më të sigurt. Tipik për trajtimin poetik që i bën identitetit shqiptar është romani i parë *Zanoret e humbura*, Prishtinë 1974. Pas *Udhëtimi i një pikë-uji*, Prishtinë 1976, rikrijim i një përralle, dhe *E bukura e dheut*, Prishtinë 1977, frymëzuar nga përralla me të njëjtin emër, ai botoi romanin 510-faqesh *Sheshi i Unazës*, Prishtinë 1978, që merret me ankthin kosovar për lirinë dhe me vdekjen e ringjalljen e një qyteti-shtet. Romani i tij *Udhëtimi arbdhetar*, Prishtinë 1992, është përsëri një hetim metaforik në thelbin e qenies shqiptare. Profesor Rrahmani jep teori letërsie dhe aktualisht është dekan i Universitetit të Prishtinës. Së bashku me Anton Pashkun, ai konsiderohet një nga stilistët më të mëdhenj të letrave të sotme shqiptare në Kosovë.

**Mehmet Kraja** (l. 1952) ka lindur në fshatin Kështenjë të Krajës në Mal të Zi dhe shkollën e mesme e ndoqi në Ulqin, ku dhe zbuloi magjinë tërheqëse të detit dhe të ëndrrave. Duke e ndërruar detin me brendësinë më të ashpër të vendit, ai vajti dhe kreu studimet në Universitetin e Prishtinës dhe deri vonë punonte si gazetar në të përditshmen *Rilindja* në Kosovë. Kraja është autor tregimesh të shkurtra, kritike letrare si dhe i pesë romaneve të njohura. Këto të fundit janë vepra narrative kryesisht me temë historike, por kjo vetëm në kuptimin e vizionit poetik mbi historinë. Duke përdorur gjerësisht monologë, simbole e metafora poetike, Kraja përpiqet t'i përcjellë lexuesit drejtpërdrejt mendimet dhe ndjenjat e tij për identitetin shqiptar. Dy romanet e parë, *Gjurmë në trotuar*, Prishtinë 1977, dhe *Portali i perëndive të fyera*, Prishtinë 1980, u pasuan nga *Moti i madh*, Prishtinë 1981, ku evokon figurën

historike të Zef Serembes (1843-1901), figurë kombëtare dhe poet romantik arbëresh. Me bredhjet e pashpresa të Serembes nëpër detrat e mërgimit, Kraja krijon një alegori për vuajtjet kolektive të popullit shqiptar. Në *Udhëzime për kapërcimin e detit*, Prishtinë 1984, ai përsëri shtie në punë detin, i cili shfaqet shpesh në veprat e tij si simbol vuajtjesh. Këtu na shfaqet një figurë tjetër e historisë së letërsisë shqiptare, murgu frëng Brokard (i njohur edhe si frati Brochard apo Brochardus monacus), i cili ka qenë autori i *Directorium ad passagium faciendum* (1332), nga i cili e merr titullin Kraja. Ky tekst nga Mesjeta e vonë, nganjëherë i veshur Gullielmus Adam-it ose Adae, kryepeshkopi i Tivarit, ishte shkruar për t'i provuar mbretit frëng Filip VI Valua (sundoi 1328-1350) mënyrat e lehta për organizimin e kryqëzatave. Në të, Brokard/Adam-i përmend gjuhën shqipe, një nga përmendjet më të hershme për këtë çështje. Mehmet Kraja vetë nënvizon rëndësinë e gjuhës si thelb i qenies kombëtare. Romani i tij *Sëmundja e ëndrrave*, Prishtinë 1986, është një triptik kushtuar vendlindjes. Romani me 649 faqe *Net bizantine*, Prishtinë 1990, përbën ndoshta veprën më të mirë të Krajës deri tani, ku autori arrin pjekurinë e plotë si prozator. Netët e zymta bizantine janë natyrisht metaforë për shkëlqimin e Serbisë së Madhe.

Të tjerë prozatorë të shquar bashkëkohës janë **Tajar Hatipi** (1918-1977), i lindur në Elbasan e i njohur për tregime satirike; romancieri, tregimtari dhe poeti **Murat Isaku** (l. 1928) nga Tetova në Maqedoninë perëndimore; **Rexhai Surroi** (1929-1988), autor dhe figurë politike i lindur në Prizren; **Nebil Duraku** (1934-1989); tregimtari **Daut Demaku** (l. 1944) nga krahina e Drenicës; prozatori dhe poeti **Musa Ramadani** (l. 1944) nga Gjilani, autor i *Zezona*, Prishtinë 1978, dhe *Ligatina*, Prishtinë 1983; **Resul Shabani** (l. 1944) nga Struga; shpesh i mjegullti **Lutfi Lepaja** (l. 1945) nga Podujeva; **Ymer Shkreli** (l. 1945), autor proze e drame; prozatori dhe poeti **Hasan Hasani** (l. 1947) nga Jabllanica afër Gjakovës; tregimtari dhe poeti **Eqrem Basha** (l. 1948); humoristi **Arif Demolli** (l. 1949); dhe studiuesi **Sabri Hamiti** (l. 1950).

## 12.3 Poezia në Fushën e Mëllenjave

Poezia gjithmonë ka qenë në ballë të letërsisë në Kosovë dhe ka gëzuar më shumë popullaritet ndër shkrimtarë e lexues sesa proza. Kjo imagjinatë poetike ka rrënjë të thella në këtë tokë e në popullin e saj të mbrujtur me aspiratat, mundimet dhe ëndrrat e veta. Kështu, poezia e Kosovës, si një organizëm i gjallë, kurrë nuk i ka humbur lidhjet me popullin. Deri në fillim të viteve tetëdhjetë në Kosovë ishin botuar rreth 70 romane, 40 përmbledhje me tregime dhe 50 drama përkundër 300 vëllimeve me poezi. Arsyeja e kësaj prirjeje nga poezia, e skajshme për normat perëndimore, qëndron në mungesën e një tradite të fortë të prozës në letërsinë shqiptare përgjithësisht, e pa dyshim në faktin se shkrimi dhe këndimi në këtë krahinë u bë i masave relativisht vonë. Kalimi nga një traditë gojore në poezinë e shkruar, që i ruan në thelb nga e para ritmet dhe tingëllimin e pasur, është bërë më me lehtësi sesa kalimi te veprat e gjata në prozë.

Shkrimtari që konsiderohet përgjithësisht si ati i poezisë shqiptare të sotme në ish-Jugosllavi, **Esad Mekuli**[2] (1916-1993), nuk ka lindur në Kosovë, por në qytezën legjendare të Plavës në Mal të Zi, pranë kufirit të sotëm shqiptar, ku ende mbahen lart traditat kombëtare. Mekuli shkollën e bëri në Pejë në anën kosovare të grykës së thellë të Rugovës, kurse studimet e larta i kreu për veterinari në Universitetin e Beogradit. Atje u njoh me mësimet marksiste dhe

---

[2] kr. Gjerqeku (red.) 1995.

më pas mori pjesë në lëvizjen partizane të Luftës së Dytë Botërore. Më 1949 themeloi revistën letrare *Jeta e re*, kryeredaktor i së cilës ishte deri më 1971. Mekuli ishte poet i angazhuar me ndërgjegje shoqërore, revolta e të cilit për padrejtësinë, dhunën, gjenocidin dhe shtypjen krahasohet me atë të poezisë pararevolucionare të mesianikut Migjeni (1911-1938) nga Shkodra. Përmbledhja e tij e parë, *Për ty*, Prishtinë 1955, i kushtohej popullit të Kosovës. Përveç vëllimeve të mëposhtme me poezi prej mjeshtri, *Avsha Ada, vjersha nga ishulli*, Prishtinë 1971, *Vjersha*, Prishtinë 1973, *Midis dashurisë dhe urrejtjes*, Tiranë 1981, *Brigjet*, Prishtinë 1981, dhe *Drita që nuk shuhet*, Prishtinë 1989, Mekuli ka botuar mjaft përkthime nga letërsia jugosllave, ndër to edhe veprat e poetit-princ malazez Petar Njegosh (1813-1851), si dhe përkthime në serbishte të mjaft librave nga letërsia shqiptare. Nga poezia e tij me temë sociale mund të përmendet në veçanti vjersha e njohur *A asht fajtor shqiptari?*, e shkruar më 1938 kur mësoi për Memorandumin famëkeq të Çubrilloviqit më 7 mars 1937, i cili bënte thirrje për dëbimin e qindra mijë shqiptarëve etnikë nga Kosova për në Turqi:

"*A asht fajtor Shqiptari pse nën kët qiell jeton,*
*Nën kët qiell - në trojet e të parëve të vet?*
*A asht fajtor pse asht, e përkundër të gjithave qindron,*
*Shqiptari, rob e njeri që do i vetvetes të jet?!*

*A asht fajtor Shqiptari pse sytë flakë i vetojnë*
*Tue shikue se si tjetri nga plangu e shtëpia e dëbon?*
*A asht fajtor pse asht dhe kur të mos jetë dishirojnë,*
*Pse për votër derdh gjak dhe i gjallë nuk e l'shon?*

*A asht fajtor Shqiptari pse, si të tjerët, po don*
*Të jetojë si Njeri në të vetat sot e përjetë?*
*A asht fajtor pse përkundër dhunës qindron*
*Nën qiellin e Kosovës loke, në trollin e të parëve të vet!*"

Shtytje të ndjeshme zhvillimit të poezisë në fillim të viteve pesëdhjetë i dhanë dy përmbledhjet poetike të Martin Camajt (1925-1992). Poet dukagjinas i brezit të parë, Camaj pas pak kohe do të largohej nga Kosova për të ndjekur karrierë akademike në Itali e Gjermani. *Nji fyell ndër male*, Prishtinë 1953, dhe *Kânga e vërrinit*, Prishtinë 1954, janë frymëzuar pikërisht nga vendlindja, malësia e Shqipërisë së veriut.

**Enver Gjerqeku** (l. 1928) ka lindur në Gjakovë, ka studiuar për albanologji në Universitetin e Beogradit dhe ka dhënë letërsi shqiptare në Fakultetin Filozofik në Universitetin e Prishtinës. Vëllimi i parë me poezi, me titull *Gjurmat e jetës*, Prishtinë 1957, qe një pasqyrim melankolik i fëmijërisë së tij të vështirë. Më pas erdhën nëntë përmbledhje të tjera lirikash meditative, herë-herë ekspresive elegjiake, ndër to *Bebzat e mallit*, Prishtinë 1960, *Ashti ynë*, Prishtinë 1972, *Pengu*, Prishtinë 1977, *Pengu i dashurisë*, Prishtinë 1978, dhe *Sogjetar amshimi*, Prishtinë 1982. Gjerqeku ka prirje për forma më klasike e të ngurta, për sonetin për shembull. Ndonëse një pjesë e vargjeve të tij kanë një farë artificialiteti, Gjerqeku është mjeshtër i metrit.

**Din Mehmeti** (l. 1932) është ndër përfaqësuesit klasikë më të njohur të poezisë së sotme në Kosovë. Ka lindur në fshatin Gjocaj të Junikut afër Gjakovës dhe ka studiuar për gjuhë e letërsi shqiptare në Universitetin e Beogradit. Mehmeti gjithashtu ka dhënë mësim në shkollën pedagogjike në Gjakovë. Ndonëse ka botuar prozë, kritika letrare dhe një pjesë teatrore, ai njihet kryesisht për poezinë e tij plot figuracion, e cila ka dalë qysh më 1961 në dymbëdhjetë vëllime, ndër të cilat *Rini diellore*, Prishtinë 1966, *Mallkimi i gjakut*, Tiranë 1972, *Ikje nga*

*vdekja*, Prishtinë 1978, *Fatin tim nuk e nënshkruaj*, Prishtinë 1984, dhe *As në tokë as në qiell*, Prishtinë 1988. Poezinë e Mehmetit e karakterizon ndjeshmëria popullore. Ai mbështetet, si dhe Ali Podrimja (l. 1942), edhe ky nga Gjakova, në shumë nga figura, metafora dhe simbole të poezisë popullore të Shqipërisë së veriut, dhe e gatuan e e ngjesh lirikën e tij të shqetësuar me vizionin stoik të malësorëve. Me gjithë flladin e lehtë romantik që fryn në poezinë e tij, sikundër është shprehur një herë kritiku Rexhep Qosja, ky asimilim krijues i folklorit shkrihet bukur me një rrjedhë realizmi dhe herë-herë ironik, që i ka rrënjët pjesërisht në moralin e revoltës së traditës së Migjenit (1911-1938) dhe Esad Mekulit (1916-1993). Megjithatë, shqetësimi poetik i Mehmetit nuk mblidhet e përqendrohet në protestë mesianike apo kritikë sociale, por në krijimtari artistike dhe përsosje individuale. Titulli i ciklit poetik *Barka ime mbahu*, nga një vëllim i fundit, shpreh në mënyrë simbolike praninë e letrave shqipe, madje të popullit shqiptar, në Jugosllavi. Ai vjen nga vjersha *Dialog me liqenin*, të krijuar në Strugë buzë liqenit të Ohrit, gjatë Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë në Strugë (gusht 1987):

"*Liqeni u nxi*
*Liqeni u çmend*

*Barka ime mbahu*

*Këtej i ke shkëmbinjtë*
*E eshtrave*
*Andej ëndrrat e pavdekshme*

*Barka ime mbahu*

*Daljen kërkoje*
*Në zemrën tënde*

*Kepi i shpresës është larg*

*Lulet e gjakut*
*Do të arrijnë*

*Baraka ime mbahu.*"

Po nga Gjakova është poeti dhe filologu **Besim Bokshi** (l. 1932). Që i vogël, Bokshi emigroi me gjithë familje në Shqipëri, dhe shkollën e bëri në fshatin Dukat afër Vlorës e pastaj në Tiranë. Më 1945 u kthye në vendlindje, Gjakovë, e më pas studioi në Fakultetin Filozofik në Universitetin e Beogradit. Mbrojti doktoratën në Universitetin e Prishtinës, ku edhe dha mësim. Edhe pse në të vërtetë ka botuar pak, vendi i Bokshit në brezin e dytë të poetëve kosovarë është i merituar, së bashku me Enver Gjerqekun (l. 1928), Fahredin Gungën (l. 1936), dhe Din Mehmetin (l. 1932). E njohur për karakterin përsiatës, poezia e tij doli në vëllimin *Në pritje*, Prishtinë 1966, të cilin e ribotoi më 1978. Ajo është një poezi e përpikërisë eliptike, dhe që mbahet mend për shumë figura origjinale.

**Adem Gajtani** (1935-1982) është poet i lirikës së njomë të dashurisë dhe natyrës. Ka lindur në Podujevë; studioi për drejtësi dhe punoi si gazetar në Shkup, ku dhe vdiq më 19 gusht 1982, duke lënë si testament poetik nëntë vëllime vjershash të holla intime, ndër to *Drita në zemër*, Prishtinë 1961, *Ti kangë, ti zog i largët*, Prishtinë 1968, *Amfora e fundosur*, Prishtinë 1977 dhe *Kënga e mjellmës*, Prishtinë 1980. Vizioni poetik neoromantik, të cilit i mbeti besnik në gjithë veprën, është vizion bukurie e magjie, i pacenuar nga problemet sociale e nga realiteti

shpesh i trishtuar i ekzistencës njerëzore. Sikundër e ka shprehur kritiku Agim Vinca (l. 1947), bota e tij poetike "i ngan një oaze plot lule e blerim, plot flutura e zogj, shumë rrallë pikojnë djersa dhe gjaku[3]".

Entuziazmi karakteristik i poezisë kosovare të viteve gjashtëdhjetë mund të vërehet në veprat e para të **Fahredin Gungës** (1936-1997) nga Mitrovica. Gunga kreu studimet në Beograd dhe më pas punoi në shtëpinë botuese Rilindja në Prishtinë. Vëllimi i tij i parë poetik me harmoni ritmi *Pëshpëritjet e mëngjezit*, Prishtinë 1961, i cili doli edhe po atë vit me përmbledhjet e para poetike të Din Mehmetit, Adem Gajtanit dhe Ali Podrimjes, ishte elegjiak për nga toni, ku duket edhe një farë ankthi për vdekjen. Vëllimet e tjera, me nivel artistik të ndryshëm, ndër ta *Mallkimet e fjetuna*, Prishtinë 1970, *Kepi i shpresës së mirë*, Prishtinë 1973, *Psalmet e gurta*, Prishtinë 1977, *Nokturno për Orkidenë*, Prishtinë 1981, dhe *Mallkimet e zgjuara*, Prishtinë 1985, e kanë dëshmuar si poet të kërkimit, ndonëse herë-herë idetë e mjegullta, me simbolizmin abstrakt dhe metaforat e errëta të tyre, dashur pa dashur shpesh marrin një kthesë surrealiste.

Kritiku i shquar i poezisë në Kosovë Agim Vinca, edhe vetë poet i njohur, e ka cilësuar **Azem Shkrelin** (1938-1997) si poet idesh dhe gjykimesh kritike të thella. Azem Shkreli ka lindur në malësinë e Rugovës afër Pejës dhe ka qenë drejtor i Kosova-Filmit. Ai është poet i mendimit, ashtu si bashkëkohësi i vet Ali Podrimja, megjithëse pa diskutim proliks, por me fuqi shprehëse. Perceptimi qytetar i sendeve i ka dhënë një kuptim të ri përvojës së jetës fshatare mes njerëzve të malësisë së thepisur të luginës së Rugovës rrëzë Bjeshkëve të Nemuna me urtësinë dhe mënyrën e tyre tradicionale të jetesës. Vëllimet e para me vjersha, si *Bulzat*, Prishtinë 1960, *Engjujt e rrugëve*, Prishtinë 1963, dhe *E di një fjalë prej guri*, Prishtinë 1969, vizatojnë me mjeshtëri portrete të banorëve legjendarë të maleve. Ndër vëllimet e mëvonshme janë *Nga bibla e heshtjes*, Prishtinë 1975, *Vjersha*, Prishtinë 1977, *Pagëzimi i fjalës*, Prishtinë 1981, dhe *Kënga e hutinit*, Prishtinë 1986 (Përkth. angl. *The call of the owl*, Prishtinë 1989), një vepër solide vrojtimesh të pjekura e të heshtura. Peizazhi idilik që pikturon, edhe pse i ndërtuar në mënyrë të veçantë, nuk i zë sytë Azem Shkrelit për të mos parë problemet e moralit. Një pjesë e poezisë së tij u kushtohet popujve të shtypur të botës së tretë, duke shprehur një solidaritet poetik me ta kundër shfrytëzimit. Shkreli është gjithashtu autor i përmbledhjes emocionuese me tregime *Sytë e Evës*, Prishtinë 1965. Romani i tij *Karvani i bardhë*, Prishtinë 1960, bën portretin e Dyl Mehmetit, një malësor rugovas, që, si mjaft evropianë gjatë Luftës së Dytë Botërore, merr anë të gabuar. I bindur për drejtësinë e veprimeve të veta, Dyl Mehmeti është i shtyrë më fort nga qëndresa tradicionale kundër ndryshimeve sesa nga bindjet politike, dhe ndërkaq, ai përballet me një dilemë morale.

Një poet në evoluim të vazhdueshëm e që ka dhënë ndihmesë të konsiderueshme për modernizimin e poezisë shqiptare në Kosovë, është **Rrahman Dedaj** (l. 1939). Dedaj ka lindur afër Podujevës dhe ka ndjekur studimet për gjuhë e letërsi shqipe në Prishtinë para se të bëhej kryeredaktor në shtëpinë botuese Rilindja. Veprat e tij poetike karakterizohen nga një shprehësi e pasur, emocionale, nga një përpikëri gati matematike në strukturë e semantikë, dhe nga kërkimi për një barazpeshë midis traditës dhe bashkëkohësisë. Përmbledhja e tij e parë, *Me sy kange*, Prishtinë 1962, trajtonte motive intime e shoqërore. Në *Simfonia e fjalës*, Prishtinë 1968, lirikat e tij të ndjeshme marrin tone më neoromantike, në shumë anë si Adem Gajtani, me një botë orfeane lulesh e fluturash. Vëllimet e mëvonshme, sidomos *Baladë e fshehur*, Prishtinë 1970, *Etje*, Prishtinë 1973, *Poezi*, Prishtinë 1978, dhe *Gjërat që s'preken*, Prishtinë 1980, përurojnë një etapë të re në poezinë kosovare, më në harmoni me simbole e mite kontekstuale. Kjo poezi neosimboliste shpesh harliset e shfrenuar pas metaforash me kafshë e bimë të sistemuar në struktura eliptike e të disiplinuara. Dy përmbledhjet e tjera, *Jeta gabon*, Prishtinë

---

3 Vinca 1985, f. 233.

1983, dhe *Fatkeqësia e urtisë*, Prishtinë 1987, mbahen përherë e më tepër në tema historike e letrare.

**Ali Podrimja** (l. 1942) ka lindur e është rritur në Gjakovë rrëzë Bjeshkëve të Nemuna. Pas një fëmijërie me halle, studioi gjuhë dhe letërsi shqiptare në Prishtinë. Autor i më se dhjetë vëllimesh me poezi të fuqishme tonesh të larta që më 1961, ai njihet në Kosovë e në Shqipëri si poet i shquar novator. Madje, përgjithësisht merret si përfaqësuesi më tipik i poezisë së sotme shqiptare në Kosovë dhe është, pa dyshim, poeti me emër më të madh në shkallë ndërkombëtare.

Përmbledhja e parë e Ali Podrimes, me vargje elegjiake, *Thirrje*, Prishtinë 1961, u botua kur ishte ende nxënës në shkollën e mesme në Gjakovë. Vëllimi i dytë, *Shamijat e përshëndetjeve*, Prishtinë 1963, është pak a shumë në po atë shtrat. *Dhimbë e bukur*, Prishtinë 1967, që të kujton pakëz 'dhimbën krenare' të Migjenit, shfaqi elemente të reja në repertorin e poetit, prirjen për simbole e alegori. Vëllimet e mëvonshme deri në mesin e viteve shtatëdhjetë: *Sampo*, Prishtinë 1969, *Torzo*, Prishtinë 1971, *Folja*, Prishtinë 1973, dhe *Credo*, Prishtinë 1976, e dëshmojnë si simbolist të pjekur, me dorë të sigurt në një larmi të madhe rimash e metrash. Pas *Sampo 2*, Prishtinë 1980, dhe *Drejtpeshimi*, Prishtinë 1981, botoi përmbledhjen mjeshtërore *Lum Lumi*, Prishtinë 1982, e cila shënoi një moment kthese në poezinë e sotme kosovare. Ky homazh për Lumin, djalin që i vdiq, solli një preokupim ekzistencialist me dilemën e qenies, me elemente të vetmisë, frikës, vdekjes dhe fatit. Tipike është vjersha elegjiake *E ti i vdekur* nga cikli *Të jetosh*:

"*Ishte verë*
*Mbi kokë dielli*
*Hije ti rreth Evrope*

*Nga ai udhëtim i tmerrshëm*
*Ktheve 'i ditë syzgurdulluar*
*Në poezinë e babait hyre pa trokitur*

*Aty je më i sigurt Lumi*
*Për besë nuk të gjen*
*Asnjë e zezë*

*Verë ishte*
*Dielli në perëndim*
*E ti i vdekur dhe*"

Vëllimi *Fund i gëzuar*, Prishtinë 1988, ishte një vërshim tjetër i ankthit sizifian të Podrimes për fatin e njerëzimit, një përpjekje ironike dhe e pandërprerë për të kapur fillin e ekzistencës në një pirg dikotomish alegorike - e kaluara kundrejt të sotmes, periferikja kundrejt bërthamës, miti kundrejt realitetit, e veçanta kundrejt së përgjithshmes. Cikli i parë i kësaj vepre, *A ju kujtohet*, evokon elemente të historisë dhe mitologjisë shqiptare me protagonistët e tyre. Këtu, sikundër ndodh shpesh gjetiu, qëndresa ndaj tiranisë së huaj dhe mbrojtja e lirisë hyjnë në sferën e alegorisë. Figura e Skënderbeut, heroit kombëtar shqiptar (1405-1468) që u bëri ballë me guxim turqve në shekullin e pesëmbëdhjetë, nuk e ka bjerrë aspak gjallërinë e vet si burim frymëzimi për letërsinë shqiptare. Cikli i dytë e ai i tretë, *A ju dëgjon harrimi* dhe *Rekuiem për pyllin e prerë*, që përbëjnë palcën e vëllimit, udhëton nëpër ngulimet e diasporës shqiptare në Itali e Greqi. Poeti, pasi u ka kënduar simboleve të qëndresës dhe kulturës fshatare tradicionale, bëhet plotësisht i vetëdijshëm se trashëgimia e arbëreshëve shqipfolës të Kalabrisë e Sicilisë dhe e arvanitëve të Greqisë qendrore dhe Moresë tani po humbet në detin e medias

globale e të teknologjisë së lartë, në kushtet e të cilave qëndresa mund të konsiderohet si e kotë dhe e dhimbshme, për të mos thënë diçka më tepër. Rrallë ka ndodhur që një poet i sotëm shqiptar, me përjashtim të vetë shkrimtarëve arbëreshë si Vorea Ujko (1931-1989), të ketë mundur të shprehë kaq thellë përvojën historike e kulturore të arbëreshëve. Cikli i katërt dhe ai i pestë i librit, *Këngë shendi*, dhe *Hija ime*, përvijojnë krizën sociale, ekonomike, politike e morale të shoqërisë së sotme me një larmi të gjerë temash, shpesh duke hedhur një vështrim ironik mbi trillet e fatit, mbi mallin, mundimet dhe utopinë.

Ali Podrimja është poet i kursyer. Poezinë e ka të ngjeshur e të lidhur në strukturë, kurse figuracionin konkret, shprehës e pa fjalomani prolikse artificiale. Çdo fjalë ka funksionin e vet. Çka e mahnit lexuesin shqiptar është mjeshtëria e lartë për të stolisur këtë peizazh shkëmbor të kursyer, që të kujton folklorin shqiptar, me metafora të pazakonta, struktura sintaksore të befta dhe rima të gjetura. Vepra e tij gurgullon nga metaforat. Dritëro Agolli (l.1931), ish-kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë në Tiranë, ka thënë: "Ali Podrimja i shpërndan metaforat, ashtu siç shpërndahen sheqeri dhe arrat në bakllava dhe nuk hidhen vetëm në një thelë të saj, pasi atëherë do të na velnin."[4]

Forma dhe struktura kanë vazhduar të evoluojnë në veprën e Ali Podrimes, si në vëllimet *Zari*, Prishtinë 1990, dhe *Buzëqeshje në kafaz*, Tiranë 1993. Ai ka sjellë për herë të parë dhe ka trajtuar tema të reja, ndonëse brenda kontekstit të obsesionit të tij klasik e pa iu ndarë atij.

Poeti më bashkëkohës i brezit pas Ali Podrimes është **Eqrem Basha** (l. 1948) nga Dibra e Madhe. Deri para disa kohësh ishte redaktor i dramës në televizionin e Prishtinës. Basha është autor i dhjetë vëllimeve të shkruara me një gjuhë bukur të punuar, ndër to më të fundit janë: *Atleti i ëndrrave të bardha*, Prishtinë 1982, *Udha qumështore*, Prishtinë 1986, dhe *Brymë në zemër*, Prishtinë 1989. Ai ka shkruar edhe proza të shquara dhe ka përkthyer shqip vepra të Zhan Pol Sartrit (Jean-Paul Sartre, 1905-1980), Eugjen Joneskos (Eugène Ionesco, 1912-1994), Albert Kamysë (Albert Camus, 1913-1960), Xhuzepe Ungaretit (Giuseppe Ungaretti, 1888-1970), Andre Malrosë (André Malraux, 1901-1976) dhe Samuel Beket (Samuel Beckett, 1906-1989). Basha ka një vështrim qytetar mbi realitetin dhe i shijon absurditetet e jetës së përditshme. Nuk ka më të huaj e më të largët për të sesa frymëzimi nga traditat e pasura folklorike të malësorëve të veriut e sesa poezia e angazhuar sociale. Poezia e tij është me humor, bisedore dhe më pak deklamative se ajo e paraardhësve. Ajo ka një kumbim melankolik surrealist, si veprat e Zhak Preverit (Jacques Prévert, 1900-1977), i cili vihet re në vjershën e njohur të Bashës *Hyrje në kuptimin e një vetmie*:

"*gjendet dikund një shtëpi e braktisur*
*mure gërvishtur me kulm të përkulur*
*në oborrin e saj bari i paprerë*
*pluhuri i pafshirë dera e patundur*

*një qen e ruan*

*një njeri i vogël i harruar*
*mjekërr parruar flokë kërleshur*
*shëtit lart e poshtë sillet si i çmendur*
*fytyrë humbur shpresë këputur*

---

4 *Një udhëtim i shkurtër në poezinë e Ali Podrimjes* në vëllim 'Ali Podrimja, *Poezi'* (Tiranë 1986), f. 6.

*qenin e kërkon*"

Lindur në Dumnicë afër Podujevës në Kosovën verilindore, poeti dhe kritiku **Sabri Hamiti** (l. 1950) ka studiuar për letërsi krahasuese në Zagreb dhe në Ecole Pratique des Hautes Etudes në Paris, ku dhe u ndikua mjaft nga gjysmë-perënditë e strukturalizmit francez. Mbrojti doktoratën në Universitetin e Prishtinës dhe punoi aty në shtëpinë botuese Rilindja. Hamiti është autor i shumë vëllimeve me poezi, prozë dhe dramë si dhe me kritikë novatore. Si kritik ai ka sjellë nocione dhe koncepte të reja në studimin e letërsisë shqiptare, duke këmbëngulur në një interpretim të pavarur nga proceset jashtëletrare. Duke u përqëndruar në kodet tematike, nocionet e statusit tekstual, dhe në strukturat narrative e poetike të të gjitha shkrimeve shqipe, ai e sheh këtë letërsi si një organizëm strukturor që duhet të shqyrtohet sa të jetë e mundur, jashtë optikës, vlerave dhe ideologjive të epokës në fjalë. Po të kemi parasysh filtrin e imët ideologjik nëpër të cilin detyrohej të kalonte çdo fjalë e shkruar në Shqipëri, është e qartë se ky qëndrim ka ndihmuar shumë në zhvillimin e letërsisë shqiptare.

Si poet, Hamiti mbetet më i lidhur me mendimin se me ndjenjën, edhe pse ka afri të fortë me panteizmin mistik të Lasgush Poradecit (1899-1987). Ndër përmbledhjet më të fundit me vjersha janë: *Thikë harrimi*, Prishtinë 1975, *Trungu ilir*, Prishtinë 1979, *Leja e njohtimit*, Prishtinë 1985, dhe *Kaosmos*, Prishtinë 1990. Nga përmbledhja e vitit 1985 kemi vjershën *Verbimi*, kushtuar poetit dhe kritikut nihilist argjentinas Horhe Luis Borhes (Jorge Luis Borges, 1899-1986):

"*Do të vdesësh Horhe i dashur një ditë*
*Një natë, krejt i vetmuar e i harruar!*
*A nuk e ndien që me vite je i dënuar*
*Me vite ëndërron në terr, je i pa sy?*
*Me gishta e lexon 'Komedinë hyjnore'*
*Lahesh me pluhur qytetesh të harruar*
*Si tojat i lidh nyje ndjenjën e kujtimin*
*I shti të merren ngryk hapësirat në kohë.*
*Do të vdesësh Horhe i dashur një natë*
*Një ditë, krejt i vetmuar e i harruar,*
*Shumë shumë do të jesh një grimë pluhur*
*Që era e bart në shkretirat e Arabisë.*
*Labirinti yt është shpikje e vetmisë*
*Kurthë që e zë për gushe mjerimin.*
*A nuk e ndien Horhe i mjerë, që me vite*
*Je i dënuar me ëndrrën e territ?*"

Nga poetët e tjerë kosovarë me emër, të afirmuar me poezinë e tyre në vitet shtatëdhjetë, duhen përmendur: poeti dhe romancieri **Abdylazis Islami** (l. 1930) nga Tetova në Maqedoninë perëndimore; **Muhamed Kërveshi** (l. 1935) nga Mitrovica; **Qerim Ujkani** (l. 1937) nga Peja; origjinali **Mirko Gashi** (1939-1995) lindur në Kraljevo; **Jusuf Gërvalla**[5] (1943-1982), poet dhe veprimtar politik i vrarë në Gjermani, i cili me vdekjen e tij është bërë figurë simbol; poeti dhe prozatori **Beqir Musliu** (1945-1996) nga ana e Gjilanit; **Agim Vinca** (l. 1947), kritik i shquar i poezisë dhe poet nga Veleshta afër Strugës, poezia lirike popullore e të cilit mbështetet fort në tokën e vendlindjes e në vitet e fëmijërisë; **Nexhat Halimi** (l. 1949) nga Podujeva; arkeologia **Edi Shukriu** (l. 1950) nga Prizreni, e cila e gjen frymëzimin në të kaluarën iliriane.

---

[5] kr. Rexha 1993.

Të shumtë janë poetët e brezit të tanishëm, veprat e para të të cilëve në vitet tetëdhjetë kanë dhënë prova për larminë dhe dinamizmin e poezisë së sotme kosovare: gazetari **Agim Mala** (l. 1952) nga Gjakova; **Adem Gashi** (l. 1953) nga krahina e Drenicës; **Shaip Beqiri** (l. 1954) nga fshati Gllamnik i Llapit; gazetari **Ramadan Musliu** (l. 1954) nga Vitia; poeti dhe tregimtari **Ibrahim Berisha** (l. 1955); gazetari **Milazim Krasniqi** (l. 1955) i lindur në Breznicë afër Prishtinës; **Kim Mehmeti** (l. 1955) nga Shkupi; i talentuari **Abdullah Konushevci** (l. 1958) nga Prishtina që, edhe pse i dhënë pas arkaikes e mitologjisë, dëshmon një gjuhë poetike moderne; **Naim Kelmendi** (l. 1959) nga Ruhoti afër Pejës e që tani jeton në Zvicër; **Basri Çapriqi** (l. 1960) nga Ulqini; **Lindita Aliu** (l. 1963), ish pedagoge e gjuhës angleze në Universitetin e Prishtinës; si dhe letrarja befasuese **Lindita Ahmeti** (l. 1973) po nga Shkupi.

## 12.4 Zhvillimi i dramaturgjisë shqiptare në Kosovë

Sikundër në Shqipëri, dramaturgjia në Kosovë kurrë nuk ka njohur ndonjë traditë të shëndoshë. Fillimet e dramës shqiptare[6] në Jugosllavi gjenden, për çudi, jo brenda Kosovës, por në bregdetin e largët dalmat. Ashtu si poeti e tregimtari i hershëm Shime Deshpali (1897-1980), edhe **Josip Rela**[7] (1895-1966) lindi dhe u rrit në fshatin Arbanas (Borgo Erizzo), sot rrethinë e Zarës (Zadar), fshat i themeluar më 1726 nga shqiptarë të ardhur prej Brisku e Shestani në perëndim të liqenit të Shkodrës. Rela, i cili ka punuar mësues, drejtor teatri dhe drejtor shkolle në Zarë, është autori i një numri pjesësh melodramatike të shkruara në gegërishten e tij arkaike, pjesë që mund të thuhet se përbëjnë orvatjet e para serioze të dramës në gjuhën shqipe në Jugosllavi. Më e mirënjohura nga veprat e tij është tragjedia në katër akte *Nita*, e cila evokon fatin tragjik të një vajze nga Brisku, e zënë ngushtë midis dëshirave të saj dhe kanunit. Nitën e rrëmben një ushtar turk, por e shpëton Zefi, i cili e vret ushtarin. Për të shpëtuar nga hakmarrja e turqve, i gjithë fshati shtrëngohet të marrë arratinë. Vetëm Zefi, pasi u ka dhënë fjalën se do t'i ndjekë, mbetet në fshat, kurse Nita i jep fjalën se do ta presë. Kalojnë tre vjet. Për t'i shpëtuar trysnisë që po i bëhet për t'u martuar me dikë tjetër në vendin e ri ku kanë vajtur e për të mbajtur fjalën e dhënë, Nita, duke mos pasur më shpresë që të takohet me Zefin, bëhet sipas kanunit *virgjineshë*[8]. Gjendja bëhet dramatike kur pas pak kohe mbërrin e del në skenë Zefi. E dëshpëruar, Nita e shkel betimin, diçka kjo që nuk mund të merrej me mend në shoqërinë tradicionale shqiptare. Edhe pse Zefi në fund arrin t'i bindë pleqtë e fshatit se Nita kishte bërë një betim tjetër më parë për ta pritur dhe se kanuni nuk duhej zbatuar në mërgim, Nita nuk gjen rrugë tjetër përveç vetëvrasjes.

---

6 Mbi dramën shqiptare në Kosovë në përgjithësi, kr. Shita 1991, dhe Rexhaj 1994.

7 kr. Qosja 1968.

8 *Virgjinesha* është një institut i kanunit në Shqipërinë e veriut, sipas të cilit femra, kur nuk dëshiron të martohet, betohet se do të ruajë virgjërinë dhe, nëse merr miratimin e dymbëdhjetë pleqve të fshatit, fiton statusin e burrit. Që nga ky çast ajo ka të drejtë të mbajë armë, të vishet si burrë e të shoqërohet si e barabartë me burrat e fisit. Virgjineshat kanë ekzistuar deri në periudhën e Luftës së Dytë Botërore, disa edhe deri në kohët e fundit. Në një rast në Mal të Zi, të afërmit e të vdekurit e morën vesh vetëm pas vdekjes se xhaxhai i tyre plak kishte qenë hallë.

**Murteza Peza** (1919-1981) është dramaturg dhe prozator shqiptar nga Maqedonia. Ka lindur në Elbasan dhe është shpërngulur në Jugosllavi më 1941, ku dhe mori pjesë në lëvizjen partizane në Maqedoni. Ndonëse disa nga pjesët e tij teatrore, më e mira prej të cilave është *Parajsi i humbur*, janë të cekëta dhe thjesht moralizuese, ndihmesa e tij për fillimet e dramaturgjisë shqiptare nuk mund të mohohet.

Dramaturgë të tjerë me emër të kësaj periudhe janë **Hivzi Sulejmani** (1910-1975) nga Mitrovica, i njohur më shumë si prozator; **Xhemil Doda** (1915-1976) nga Prizreni, i cili ka përdorur mjaft material folklorik për dramatizimin e tragjedisë vetjake të një malësori në pjesën *Halit Gashi*; **Kristë Berisha** (l. 1923) nga Peja, i cili, me komedinë e tij burleske *Kryet e hudrës* në zhanrin 'commedia dell' arte' hodhi themelet e komedisë në Kosovë; gazetari dhe politikani **Jusuf Kelmendi** (l. 1927) me veprën e tij dramatike *Hakmarrja*, një hetim i hakmarrjes; aktori dhe kinoregjisori **Muharrem Qena** (l. 1930) nga Mitrovica, i shquar sidomos për dramën në tri akte *Bashkëshortët*, Prishtinë 1982, të nderuar me çmim.

Shfaqja e parë teatrore në gjuhën shqipe më Kosovë thuhet se ka qenë organizuar nga Mati Logoreci (1867-1941) nga Shkodra, i cili pati hapur të parën shkollë në gjuhën shqipe në Prizren më 1 maj 1889. Por përdorimi publik i gjuhës shqipe qe ndaluar si nën sundimin e Perandorisë Osmane ashtu edhe më vonë, kur Kosova u përfshi në Mbretërinë e Jugosllavisë më 1918. Ky ndalim natyrisht e pengonte zhvillimin e teatrit dhe të dramaturgjisë shqiptare. Gjatë pushtimit italian dhe gjerman nga 1941 deri më 1944 u hapën shkolla shqipe, kurse në mbarë Kosovën, për herë të parë, ndonëse në kushte mjaft të vështira, u dhanë shfaqje nga grupe teatrore amatore. Menjëherë pas 'çlirimit' më 1945, u ngrit një teatër profesionist, *Teatri Popullor*, në Prizren, i cili asokohe qe kryeqendra administrative e krahinës. Ky teatër jepte shfaqje në të dy gjuhët, shqip e serbokroatisht, por jetoi vetëm një stinë, sepse kryeqendra administrative u transferua në Prishtinë. *Teatri Popullor Krahinor* në Prishtinë u themelua në shtator 1948 dhe shfaqjen e vet të parë në gjuhën shqipe e dha më 1 maj 1949. Viti 1949 qe vit me rëndësi për kulturën shqiptare në Kosovë, sepse shënoi edhe themelimin e së parës revistë letrare në gjuhën shqipe *Jeta e re*, të botuar nga poeti Esad Mekuli (1916-1993). Me këtë revistë për herë të parë fituan një tribunë jo vetëm poetët dhe prozatorët, por edhe dramaturgët shqiptarë në mbarë Jugosllavinë jugore. Vitet pesëdhjetë dëshmuan edhe themelimin e *Teatrit të Kombësive* në Shkup, kryeqytet i Maqedonisë me një bashkësi të madhe shqipfolëse[9]. Teatri i Shkupit tani konkurron me atë të Prishtinës dhe të Gjakovës si qendër e dramës në gjuhën shqipe në ish-Jugosllavi.

Pengesat më të mëdha për përdorimin publik të gjuhës shqipe e për evoluimin e kulturës shqiptare në Jugosllavi u ndërprenë me Plenumin historik të Brioneve të Komitetit Qendror më 1966. Më 1968 në Teatrin Popullor Krahinor në Prishtinë u ngrit një kurs dyvjeçar i dramaturgjisë, i cili u përfshi në programin e Institutit Pedagogjik për të përmirësuar nivelin e lojës së aktorit e të regjisurës në Kosovë. Dhe përmirësimi u ndie vërtet menjëherë. Deri në mesin e viteve gjashtëdhjetë, repertori i teatrove të Kosovës ishte përbërë thuajse tërësisht nga vepra jugosllave e të huaja të përkthyera shqip. Më 1967 poema shqiptare e fillimit të shekullit të nëntëmbëdhjetë e Muhamet Kyçykut (1784-1844) *Erveheja* u përshtat për skenë me sukses nga Muharrem Qena, drejtor i Teatrit Popullor Krahinor dhe nga Ahmet Qirezi. *Erveheja* u vu në skenë më pas në Tiranë më 1972. Më 1969, në epokën e Samuel Beketit (Samuel Beckett, 1906-1989), Alber Kamysë (Albert Camus, 1913-1960), Zhan Pol Sartrit (Jean-Paul Sartre, 1905-1980) dhe Eugjen Joneskos (Eugène Ionesco,1912-1994), dramaturgu dhe romancieri kosovar **Anton Pashku** (1937-1995) nga Grazhdaniku i solli për herë të parë publikut shqiptar 'teatrin absurd' me pjesët e tij që ngjallën mjaft diskutime, *Sinkopa*, Prishtinë 1969, dhe *Gof*, Prishtinë 1976. Këto drama natyrisht nuk u vunë në skenë në Tiranë, ku eksperimente të tilla

---

9 Për teatrin bashkëkohor shqiptar në Maqedoni, kr. Ndoci 1991.

shpalleshin kategorikisht të dëmshme për rininë e për përparimin shoqëror.

Në fillim të viteve shtatëdhjetë një liberalizim i politikës së Jugosllavisë ndaj 'pakicës' shqiptare dhe një përmirësim i përkohshëm i marrëdhënieve midis Jugosllavisë dhe Shqipërisë sollën një shtim të kontakteve kulturore midis Prishtinës dhe Tiranës, me shkëmbime ansamblesh, regjisorësh, aktorësh, shkrimtarësh dhe profesorësh universiteti. Ndonëse këto shkëmbime qenë të frytshme për të dyja palët, dobinë e patën të kufizuar. Dogmatizmi i rëndë në politikë dhe propaganda staliniste e palës shqiptare shihej me mjaft dyshim nga autoritetet jugosllave, kurse gama më e gjerë dhe natyra eksperimentale, eklektike e një pjese të mirë të teatrit në Kosovë shihej po me aq dyshim nga autoritetet e Tiranës. Në këto rrethana barrierat politike përsëri u bënë pengesë për zhvillimin e një kulture shqiptare të njësuar. Pas kryengritjes së vitit 1981 në Kosovë, të gjitha kontaktet kulturore me Shqipërinë praktikisht u ndërprenë.

Nga dramaturgët e tjerë të sotëm në Kosovë mund të përmenden sidomos studiuesi **Rexhep Qosja** (l. 1936), autor i *Mite të zhveshura*, Prishtinë 1978; poeti **Azem Shkreli** (1938-1997), autor i pjesëve *Fosilet*, përshtatje për skenë më 1969 e romanit të tij *Karvani i bardhë*, Prishtinë 1960, dhe *Varri i qyqes*; romancieri, poeti dhe kritiku **Teki Dërvishi** (l. 1943), autor i tragjikomedisë *Pranvera e librave*, Prishtinë 1990, dhe *Zhvarrimi i Pjetër Bogdanit*, Prishtinë 1990, në nëntë pjesë, që rikrijon botën e humbur të këtij autori shqiptar të shekullit të shtatëmbëdhjetë; **Beqir Musliu** (1945-1996) nga Gjilani; shkrimtari prodhimtar dhe krijues **Ymer Shkreli** (l. 1945), autor i *Trilogjia e re*, Prishtinë 1990; kritiku dhe poeti **Sabri Hamiti** (l. 1950), pjesa në pesë akte e të cilit *Fata*, Prishtinë 1988, ishte një refleksion politik për kryengritjen e vitit 1981; dhe poetja e arkeologia **Edi Shukriu** (l. 1950) nga Prizreni, drama e parë e së cilës *Kthimi i Euridikës* u botua më 1987.

# 13. *GJAKU YNË I SHPRISHUR*. LETËRSIA SHQIPTARE E SHEKULLIT XX NË ITALI E DIASPORË

## 13.1 Etapa e pjekurisë për letërsinë dhe studimet arbëreshe

Shekulli i ri qe një periudhë interesimi të paparë për kulturën shqiptare e arbëreshe si dhe për studimin e saj. Poetët, që gjithmonë kanë qenë shtylla e letrave shqiptare, tani kishin një traditë ku mund të kthenin sytë e mund të integronin veprimtarinë e tyre në një letërsi modeste, por të afirmuar mirë. Veprat e tyre, nuk ishin gjithmonë arritje të mëdha artistike të një kulture shkrimi të zhvilluar në shkallë të lartë. Por ato nuk u paraqitën më si shembuj të veçuar krijimtarie letrare në një gjuhë baritore të përdorur dhe vetëm për komunikim gojor në fshatrat malësore, ashtu sikundër kishte ndodhur gjatë mbarë shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ato mund t'i cilësojmë tani si një dukuri reale.

Në këtë periudhë ndeshemi me disa poetë që, ndonëse ishin artistë pa ndonjë talent të jashtëzakonshëm, dhanë ndihmesë të rëndësishme për përparimin e letrave shqiptare. Më i shquari ndër ta është **Agostin Ribeku** (ital. Agostino Ribecco, 1867-1928), mjek dhe figurë publike nga qyteti Spixana (ital. *Spezzano Albanese*) në krahinën e Kozencës. Lirikat e tij romantike ngjasojnë me ato të Zef Serembes, edhe pse u mungon trishtimi i këtij të dytit. Ribeku, bashkëpunëtor i rregullt në një numër organesh shtypi të kohës, ka botuar një përmbledhje me vjersha të titulluar *Vjersha malli*, Sofje 1902, libër me poezi dashurie që, sipas traditës së romantizmit kombëtar të kohës, nuk përjashton vjersha dashurie për atdheun. Një variant i kësaj përmbledhjeje i zgjeruar me disa vjersha fetare u shtyp në Kastrovilari më 1917. Ribeku është edhe autor i një vepre filologjike të kohës si *Vestutà della lingua albanese e sua importanza nella spiegazione del mondo anticho*, Valle di Pompei 1922 (Lashtësia e gjuhës shqipe dhe rëndësia e saj për shpjegimin e botës së lashtë), si dhe i një përkthimi italisht të pjesës melodramatike të Sami Frashërit *Besa*. **Domenik Anton Markezi** (ital. Domenico Antonio Marchese, 1879-1927) nga Maqi (ital. *Macchia Albanese*) krijoi tri përmbledhje të vogla vjershash: *Mërii*, Koriljano Kalabro 1898, *Rrëmpa*, 1900, dhe *Liufa e malle*, 1915. Ky poet pak i njohur ka qenë edhe autor recensionesh dhe vjershash në organet e kohës. Avokati **Kozmo Serembe** (ital. Cosmo Serembe, 1879-1938), nip i Zef Serembes, nga Strigari (ital. *San Cosmo Albanese*), ka qenë studiues i zjarrtë për çdo gjë shqiptare. Ende student, botoi një vëllim të vogël me vjersha shqip me titull *Kënka lirie*, Bukuresht 1898, kushtuar Shqipërisë nën zgjedhën turke. Poema e tij epike për Skënderbeun, *Kënkat e Krujës*, me njëzet e pesë këngë dhe 20,000 vargje, mbeti e pabotuar[1]. Çfarëdo merite të ketë pasur si poet, ai përmendet kryesisht pse ndërmori botimin pas vdekjes të poezisë së xhaxhait të tij më të talentuar Zef më 1926, por fatkeqësisht, duke vënë dorë në të, aq sa mund të thuhet që pjesa më e madhe e vjershave të botuara të Serembes nuk janë më autentike.

Në fushën e studimeve, ndër botimet e kësaj periudhe kemi të parën histori të rëndësishme të letërsisë shqiptare, *Manuale di letteratura albanese*, Milano 1896 (Doracak i letërsisë shqiptare), nga **Albert Stratiko** (ital. Alberto Straticò, 1863-1926). Kjo vepër me 280

---

[1] Dorëshkrimi i kësaj vepre ruhet në Arkivin Shtetëror në Tiranë. kr. Z. Kodra 1967.

faqe mbulon kryesisht letërsinë gojore, disa autorë të hershëm shqiptarë si Frang Bardhi dhe Pjetër Bogdani, si dhe autorët më të shquar arbëreshë deri te bashkëkohësit e Stratikoit. Është e çuditshme se Stratikoi nuk ndalet fare te zhvillimi i letërsisë shqiptare të shekullit të nëntëmbëdhjetë. P.sh., nuk përmenden Naim dhe Sami Frashëri, veprat e para të të cilëve kishin dalë në vitet 1880. Për Stratikoin letërsia shqiptare do të thoshte letërsi arbëreshe, kurse krijimtaria letrare matanë detit në Gadishullin Ballkanik ishte vetëm një kujtim i largët i së kaluarës.

**Anselm Lorekio**[2] (ital. Anselmo Lorecchio, 1843-1924) ka qenë botues dhe figurë e shquar publike arbëreshe. Ka lindur në Puhëri (ital. *Pallagorio*), në krahinën kalabreze të Katanxaros më 3 nëntor 1843 dhe ka studiuar për drejtësi në Universitetin e Napolit. Pas pak kohe iu kushtua studimit të kulturës shqiptare dhe mori pjesë aktive në lëvizjet politike e kulturore të kohës. Drejtoi punimet e Kongresit të Dytë Albanologjik në Ungër (ital. *Lungro*) më 1897, u zgjodh president i Società Nazionale Albanese (Shoqata Kombëtare Shqiptare) dhe botoi me shpenzimet e veta vepra të shumë shkrimtarëve arbëreshë. Edhe vetë ishte shkrimtar e poet. Përmendet si autor i *La questione albanese*, Katanxaro 1898 (Çështja shqiptare), *Il pensiero politico albanese in rapporto agli interessi italiani*, Romë 1904 (Mendimi politik shqiptar në lidhje me interesat italiane), si dhe artikuj të shumtë. Megjithatë, i njohur u bë për botimin e periodikut të shquar arbëresh *La Nazione albanese* (Kombi shqiptar), revistë e përdyjavshme politike e kulturore, e cila zgjati nga 1897 e derisa vdiq më 22 mars 1924. Ndër veprat që publiku arbëresh arriti të zbulojë me anën e *La Nazione albanese* qenë 'Histori e Skënderbeut' e Marin Barletit, manifesti politik i Sami Frashërit *Shqipëria - ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë*, dhe poema osianike e Gavril Darës *Kënka e sprasme e Balës*.

Një tjetër studiues dhe folklorist arbëresh i shquar në zgrip të shekullit ka qenë **Mikel Markiano** (ital. Michele Marchianò, 1860-1921) i lindur, si dhe Jeronim De Rada e Domenik Anton Markezi, në Maq (ital. *Macchia Albanese*) në një familje me tradita mësuesie. Ai punoi si mësues në Foxha e më pas u bë zëvendësdrejtor i një shkolle të mesme në Paola, në bregdetin kalabrez. Markiano është autori i të parit studim për De Radën dhe veprën e tij, *L'Albania e l'opera di Girolamo De Rada* (Shqipëria dhe vepra e Jeronim De Radës), Trani 1902, monografi që e ruan vlerën edhe sot e kësaj dite. Ai e ka botuar edhe një përmbledhje italisht me poezi të De Radës, *Poemi albanesi di Girolamo De Rada*, Trani 1903 (Poezi shqiptare të Jeronim De Radës). Markiano qe mjaft aktiv në fushën e folklorit. Libri i tij *Canti popolari albanesi delle colonie d'Italia*, Foxha 1908 (Këngë popullore shqiptare nga ngulimet në Itali), është një përmbledhje me vlerë e folklorit dhe e poezisë arbëreshe të fillimit të shekullit të tetëmbëdhjetë. Ndër veprat e tjera janë *Poesie sacre albanesi*, Napoli 1908 (Poezi fetare shqiptare), me vargje fetare të fillimit të shekullit të tetëmbëdhjetë; *Canti popolari albanesi della Capitanata e del Molise*, Martina Franca 1912 (Këngë popullore shqiptare të Kapitanatës dhe Molizes); dhe një studim për përralla popullore greke.[3]

Imzot **Pal Skiro** (ital. Paolo Schirò, 1866-1941), peshkop dhe studiues arbëresh nga Hora e Arbëreshëvet (ital. *Piana degli Albanesi*) në Sicili, ndoqi studimet, sikurse të vëllezërit Zef e Xhovani, në seminarin italo-shqiptar të Palermos, rektor i të cilit do të bëhej më vonë. Specialist për historinë dhe liturgjinë ekleziastike bizantine, ai është autor i mjaft përkthimeve fetare që dolën sidomos në të përjavshmen e tij *Fiala e t'in' Zoti* më 1912-1915. Arritja më e madhe kulturore e tij është se solli në dritë Mesharin e Gjon Buzukut (1555), i pari libër në gjuhën shqipe. Skiroi e fotokopjoi tekstin më 1909-1910 dhe përgatiti një transliterim e

2 kr. Mandalari 1939, dhe Antonini 1966-1967.

3 Për botime të tjera, kr. *Elenco delle opere di Michele Marchianò* në revistën *La Nazione Albanese*, vël. 17, nr. 18.

transkriptim të tij. Për fat të keq, studimi i tij i gjerë për mesharin nuk u botua i plotë[4]. Skiroi vdiq më 12 shtator 1941.

Dekadat e para të shekullit të njëzetë dëshmuan një vazhdimësi të poezisë arbëreshe në dy drejtime: poezi e kultivuar dhe poezi popullore. Dallimi midis tyre nuk është përvijuar ndonjëherë në mënyrë bindëse. Filozofi dhe kritiku Benedeto Kroçe (Benedetto Croce, 1866-1952) ka thënë[5] se dallimi midis poezisë së kultivuar dhe poezisë popullore nuk qëndron kryesisht në prejardhjen kolektive apo anonime të së dytës, por në faktin se poezia e kultivuar është nga ana psikologjike më komplekse se ajo popullore, kompleksitet që më së miri pasqyrohet në formën e shprehjes. Përpunimi stilistik i poezisë së kultivuar na emocionon me pasionin, kujtimin, përvojën dhe mendimin e thellë, kurse vargu popullor është poezi e ndjenjës së drejtpërdrejtë e të thjeshtë dhe si rrjedhim e shprehur më thjesht. Këtë ndjenjë e përcaktojnë faktorë shoqërorë e historikë të kristalizuar në zërin kolektiv të popullit.

Një poet tipik popullor aty nga periudha e Luftës së Parë Botërore ka qenë **Simeon Orac Kapareli**[6] (ital. Simeone Orazio Capparelli, 1852-1930) nga Firmoza (ital. *Acquaformosa*) në krahinën e Kozencës. Ky rapsod fshatar, i njohur nga bashkëfshatarët si Don Oraxi, nuk dinte shkrim e këndim shqip. Ishte i zgjuar, por pa disiplinën e duhur për të bërë shkollë të rregullt, dhe e la shkollën pas klasës së tetë. Nga fshati me sa duket është larguar vetëm për të bërë ushtrinë në Kozencë. Ndër vargjet e tij me zgjuarsi fshatarake kemi lirika dashurie, vjersha me tema shoqërore politike me frymëzim socialist dhe satira.

Një tjetër poet lirik dhe satirik popullor i kohës ka qenë **Salvatore Braile**[7] (1872-1960), lindur më 12 mars 1872 në Shën Mitër (ital. *San Demetrio Corone*). Pjesa më e madhe e vjershave shqip, të krijuara midis viteve 1894 dhe 1953, ka mbetur e pabotuar. Ndodhet në një dorëshkrim me titull *Vjersha në dialektin e kolonivet shqiptare të Kalabrís*. Gjuhën e ka të pastër e pa artificialitete. Sikundër Kapareli, Braile e përdori satirën për të goditur padrejtësitë shoqërore e për të propaganduar ide të majta. Ndërkohë që punonte si mësues i italishtes në kolegjin françeskan në Shkodër në vitet 1924-1926, ai botoi një përmbledhje me vjersha rinore italisht, *Fra un telegramma e l'altro*, Koriljano Kalabro 1925 (Nga njëri telegram te tjetri). Pasi u kthye në Kalabri, punoi si nëpunës poste e si mësues filloreje. Përmendet në veçanti për përkthimin *La commediante, satira ai galantuomini di San Demetrio Corone*, Shkodër 1924 (Aktorja komike, satirë për fisnikët e shquar të Shën Mitrit), nga origjinali shqip i Konstantin Beluçi Shalës (ital. Constantino Bellucci Sciaglia, 1796-1867), poet popullor satirik arbëresh, që kishte banuar në Shën Mitër një shekull më parë. Braile, me nam për përkthime të bukura nga latinishtja (Virgjili, Katuli) dhe italishtja (Xhovani Prati), ka botuar edhe një vëllim me poezi të shkruara nga e motra, **Mariantonia Braile**[8] (1894-1917). Kjo përmbledhje e thjeshtë me vjersha të buta e melankolike, me titullin *I canti*, Koriljano Kalabro 1917 (Këngë), pasqyron mundimet e jetës së shkurtër të Mariantonias: lufta, sëmundja dhe vdekja e të birit.

---

4 kr. Schirò & Petrotta 1932. Për dorëshkrimet e Pal Skiroit në Kopenhagë, kr. Gangale 1973, f. 15 (II 9) si dhe *thecae* II 33, II 38, IV 3 dhe IV 15.

5 kr. Croce 1933.

6 kr. Rennis 1987.

7 kr. Petrotta 1932, f. 336, Gradilone 1958, 1960, f. 207-214, Schirò 1959, f. 226-228, dhe Faraco 1991.

8 kr. Gradilone 1960, f. 215-217.

Me prirje melankolike ka qenë edhe poeti **Aristidh Manes**[9] (ital. Aristide Manes, 1897-1974) nga Shën Benedhiti (ital. *San Benedetto Ullano*). Manes u prek thellë nga kasaphana e kotë e luftimeve në frontin austriak gjatë Luftës së Parë Botërore. Mërgoi në Amerikën e Jugut dhe jetoi me radhë në Brazil, Argjentinë dhe Kili. Përsiatjet e tij plot mall janë botuar atëherë në organe të ndryshme. Në një të ardhme të afërt mund të botohet një përmbledhje me vjershat e tij.

Ndër poetë të tjerë popullorë të Kalabrisë janë **Dhimitër Kidikimo** (ital. Demetrio Chidichimo, 1846-1922), poet dhe prift nga Pllatani (ital. *Plataci*) dhe autor vargjesh me temë mbi Skënderbeun; **Kozmo Çerigone**[10] (ital. Cosmo Cerrigone, 1845-1933) me të birin **Xhorxho Çerigone** (ital. Giorgio Cerrigone, 1871-1960) nga Mbuzati (ital. *San Giorgio Albanese*); **Agostin Xhordano Plaku** (ital. Agostino Giordano, 1881-1967) nga Ejanina (ital. *Eianina*); dhe **Skanderbeg Beluski**[11] (ital. Scanderbeg Belluschi, 1851-1931) nga Shën Mitri, autor i *Kërzë Kajzerit* (Satirë për Kajzerin), krijuar më 1916.

Poeti **Frano Krispi Glaviano**[12] (ital. Francesco Crispi Glaviano, 1852-1933) qe shkrimtari i fundit shqiptar nga qyteti sicilian Pallaci (ital. *Palazzo Adriano*), ku tani gjuha shqipe është shuar. Ai ishte jo vetëm poet dhe shkrimtar prodhimtar, po edhe mbledhës i zjarrtë i folklorit. Kështu ndihmoi Xhuzepe Pitrenë (ital. Giuseppe Pitrè, 1841-1916) me material nga Pallaci për përmbledhjen e tij në katër vëllime me përralla popullore siciliane[13]. Një pjesë e poezisë lirike të Krispi Glavianoit, me tema kombëtare apo vjersha dashurie, u botua në organet e kohës (*Kombi*, *Arbri i ri*). Vepra e tij më e madhe, e botuar pas vdekjes, është *Mbi Malin e Truntafilevet*, Palermo 1963, një poemë epike me rreth pesëdhjetë këngë për brengat e pafundme të shqiptarëve mërgimtarë në Sicili. Një herë në vit, në solsticin veror, banorët e Pallacit dilnin bashkë jashtë qytetit dhe i ngjiteshin Malit të Trëndafilave, aty afër, nga ku mund të shihnin detin. Me fytyrë nga lindja, ata këndonin himne e vaje për tragjedinë e mërgimit e për fatin e atdheut të humbur. Këtyre riteve kolektive plot mall të përvajshëm u bën homazh Krispi Glavianoi në këtë poemë të gjatë dhe të pasur me figura nga folklori.

Me vlerë madhore si për letërsinë arbëreshe ashtu edhe për studimet letrare shqiptare janë veprat e **Zef Skiroit**[14] (ital. Giuseppe Schirò, 1865-1927). Për ta dalluar nga historiani i letërsisë Zef Skirò i Riu (1905-1984), e cilësojnë edhe me emrin Zef Skirò Plaku. Skirò Plaku ka qenë poet neoklasik, prozator dhe studiues, veprat e të cilit mund të thuhet se shënojnë një pikë kalimi drejt letërsisë bashkëkohore shqiptare në Itali. Skiroi ka lindur më 10 gusht 1865 në Horën e Arbëreshëvet në Sicili. Që në moshë të re u ushqye me dashurinë për gjuhën dhe kulturën e kombit të vet nga kushërira **Kristina Xhentile Mandalà** (ital. Cristina Gentile Mandalà, 1856-1919), e cila më vonë e ndihmoi për të mbledhur përralla popullore shqiptare e

---

9 kr. Fortino 1988, f. 191.

10 kr. Gangale 1973, f. 101 (V 25).

11 kr. Faraco 1989.

12 kr. Petrotta 1932, f. 337, Schirò 1959, f. 157, K. Kamsi 1960, Gangale 1973, f. 26 (II 21), 63 (IV 9) si dhe *thecae* II 16, II 22, III 23, dhe Fortino 1988, f. 190.

13 kr. Pitrè 1875.

14 kr. Petrotta 1950a, f. 25-36, Schirò 1959, f. 205-226, Koliqi 1972b, f. 193-214, Gradilone 1974, f. 78-148, 1983, f. 39-85, Qosja 1986, vëll. 3, f. 384-421, dhe Mandalà 1990.

që vetë ka qenë autore e një përmbledhjeje të pabotuar me përralla popullore[15].

Zef Skiroi e filloi karrierën letrare në moshën nëntë vjeç me një vjershë atdhetare kushtuar Skënderbeut. Gjatë studimeve të para në seminarin italo-shqiptar në Palermo vazhdoi të tregojë interes për kulturën e të parëve të vet si dhe për klasikët e letërsisë botërore që i lexonte me etje: Homeri, Dante, Ariosto, Servantes, Klopshtok, Gëte, Shiler dhe Tasso. Më 1887, së bashku me Françesk Petën (ital. Francesco Petta), Skiroi themeloi revistën *Arbri i ri* në Palermo dhe botoi përmbledhjen e tij të parë me vjersha. Përfundoi studimet për drejtësi më 1890, por pasionin e pati kryesisht për folklorin dhe letërsinë, sidomos për letërsinë klasike dhe italiane të cilën e dha në shkollën e mesme Garibaldi në Palermo nga 1888 deri më 1894. Kjo ka qenë një periudhë mjaft pjellore në krijimtarinë e Zef Skiroit, vite kur dolën veprat e tij letrare madhore. Ishte mik i romancierit dhe dramaturgut italian Luixhi Pirandelo (ital. Luigi Pirandello, 1867-1936), të cilin e kishte njohur në Universitetin e Palermos, edhe pse në krijimtarinë letrare pak i ngjan atij. Skiroi gjithashtu ka pasur letërkëmbim me albanologë dhe personalitete kryesore të kulturës shqiptare të kohës, ndër ta me filologun austriak Gustav Majer (Gustav Meyer, 1850-1900), me baroneshën Josefinë fon Knorr (Josephine von Knorr, 1827-1908), me albanologun frëng Ogyst Dozon (Auguste Dozon, 1822-1891), si dhe me shkrimtarët rilindës Kostandin Kristoforidhi (1830-1895), Pashko Vasa (1825-1892) dhe Visar Dodani (rreth v. 1875-1939). Më 1901 u emërua në katedrën e sapokrijuar të studimeve shqiptare në Institutin Oriental Mbretëror në Napoli, funksion që e mbajti gjithë jetën, kurse më 1904 botoi të përdyjavshmen jetëshkurtër *Flamuri i Shqipërîs / La Bandiera albanese*. Po në këtë periudhë doli vepra e tij për letërsinë e hershme dhe kulturën folklorike të arbëreshëve: *Canti popolari dell'Albania*, Palermo 1901, përmbledhje me poezi popullore shqiptare, këngë dasme, këngë epike dhe dashurie me një përkthim italisht; *Canti sacri delle colonie albanesi di Sicilia*, Napoli 1907 (Këngë kishtare të ngulimeve shqiptare në Sicili); dhe *Canti tradizionali ed altri saggi delle colonie albanesi di Sicilia*, Napoli 1923 (Këngë tradicionale dhe sprova të tjera të ngulimeve shqiptare në Sicili). Skiroi punoi në Shqipëri si inspektor për shkollat italiane nga 1912 deri më 1914, vite që dëshmuan shembjen përfundimtare të Perandorisë Osmane dhe lindjen e shumëpritur të Shqipërisë së pavarur. Më pas vazhdoi veprimtarinë albanologjike në vendin e vet në Napoli, me botime, leksione dhe pjesëmarrje në kongrese. Vrasja e të birit Mino, viktimë e një intrige politike më 1920, ia rëndoi me trishtim vitet e fundit të jetës. Zef Skiroi vdiq në Napoli më 17 shkurt 1927, i nderuar e i respektuar si personaliteti më i madh i letërsisë bashkëkohore arbëreshe të Sicilisë.

Botimi i parë letrar i Skiroit, *Rapsodie albanesi*, Palermo 1887, doli kur autori ishte njëzet e dy vjeç. Sipas traditës osianike të Darës së Ri, Skiroi e paraqiti këtë vepër si antologji poezie tradicionale. Poezia shqiptare në këtë libër, e shoqëruar me një përkthim italisht, ishte aq bindëse, saqë specialistët dhe autoritetet e kohës, ndër ta Xhuzepe Pitrè dhe Gustav Majer u befasuan prej saj. Poema e tij *Mili e Hajdhia*, Palermo 1891, është një idil fantastik dashurie në tetëmbëdhjetë këngë në shembullin e *Milosaos* së Jeronim De Radës. Pinjoll i shqiptarëve të parë që lanë atdheun e tyre të drobitur luftërash dhe erdhën në pranverën e përjetshme të Sicilisë, heroi i poemës, Mili, magjepset kur vjen rasti për të takuar Hajdhinë e bukur. Më pas ajo sheh në ëndërr sikur takon një nga shokët e luftës të Skënderbeut, i cili i rrëfen për qëndresën heroike kundër turqve. Mili, tani i fejuar me Hajdhinë, niset për të luftuar për Shqipërinë. Kjo poemë sentimentale, ashtu si *Milosao* e De Radës, mbyllet me vdekjen tragjike të të dy të rinjve të dashuruar. Për sa i përket stilit, fjalorit poetik dhe metrikës, *Mili e Hajdhia*, me tri botime, më 1891, 1900 dhe 1907, mund të quhet kryevepër e poezisë shqiptare të shekullit të njëzetë, kurse nga pikëpamja estetike, ndoshta vepra më e mirë e Skiroit, me gjithë zgjatjet dhe trajtimin sentimental të personazheve kryesore. Por mungesa e njësisë në

---

15 kr. Gangale 1973, f. 17 (II 11) dhe 42 (II 40).

konceptim, që vjen sidomos nga ndryshimet dhe shtesat në botimet e mëvonshme, bëjnë që t'i ulen vlerat tërësore artistike dhe sjellin një ngatërresë, që të kujton veprat e De Radës.

*Kënkat e luftës*, Palermo 1897, është një përmbledhje vjershash kushtuar aspiratës për pavarësinë e Shqipërisë, që si nga përmbajtja edhe nga forma është në një hulli me poezinë e Rilindjes me frymë romantike kombëtare që krijohej asokohe në Shqipëri. Edhe pse thirrja entuziaste për të rrokur armët dhe flaka e patriotizmit sot mund të duken diçka e tepruar, ky tingëllim kombëtar është i kuptueshëm po të kemi parasysh sa e ngutshme ishte bërë kërkesa për të fituar pavarësinë në atë zgrip shekulli. Skiroi i këndon popullit të vet nën zgjedhën turke, luftërave të tij dhe ditës së re që po agonte për ta. *Te dheu i huaj*, Palermo 1900, i botuar me ndihmën financiare të Anselm Lorekios, është një idil i gjatë historik, i qëndisur me elemente të folklorit dhe mitologjisë, që rrëfen për ikjen epike të shqiptarëve të shekullit të pesëmbëdhjetë nga atdheu i të parëve për t'u ngulur në Sicili. Varianti përfundimtar i kësaj vepre iu botua pas vdekjes më 1940.

Elegjia me tetë pjesë *Mino*, e botuar në *Canti tradizionali ed altri saggi delle colonie albanesi di Sicilia*, sjell në letërsinë shqiptare një larmi të gjerë metrash të rinj: hekzametrin, pentametrin e vargun safik. Ajo është përjetim letrar i vdekjes tragjike të birit të poetit, Milo, viktimë e një vrasjeje politike më 23 korrik 1920. Ndonëse shqiptar i betuar, Skiroi e vlerësonte lart potencialin kulturor të Italisë. Në shqetësimet e tij për shtetin e sapolindur shqiptar, ai shpesh kishte theksuar rolin që Italia, nëpërmjet pakicës arbëreshe, mund të luante për mbrojtjen kulturore e politike të këtij vendi të vogël nga planet armiqësore të fqinjëve ballkanikë. Në *Kënkat e litorit*, Palermo 1926, ai shkonte edhe më tej duke i thurur lavde lindjes së lëvizjes fashiste italiane që në fillimet e saj.

*Këthimi*, Firence 1965, është një poemë heroike për pavarësinë e Shqipërisë, me dyzet e një këngë në 4077 vargje. Ajo dëshmon kthimin e poetit arbëresh në Shqipëri dhe përvojën e tij gjatë viteve të turbullta, kur përfundimisht u shpall pavarësia. Heroi Milo, personifikim i vetë autorit apo ndoshta i të birit të vdekur, ulet e puth tokën kur mbërrin në dheun e të parëve. Aty takon Esad Toptanin, Dervish Himën dhe Ismail Qemal bej Vlorën, i cili shpalli qeverinë e Shqipërisë në Vlorë më 1912. Po këtu i bëhet jehonë edhe mbrojtjes heroike të Shkodrës nën rrethimin malazez. Në ciklin e dytë, ndeshemi me botën meditative të bektashinjve në figurën e Baba Aliut, të parë me sytë e të krishterit Milo. Cikli i tretë i bën jehonë Prenk Bibë Dodës (1850-1920), princ i Mirditës, dhe rolit të arbëreshëve e të Italisë në mbështetje të lirisë së Shqipërisë. Ndërsa pjesë të veçanta të poemës *Këthimi*, e cila në brendi është më fort autobiografike se historike, përmbajnë vargje melodioze që mund të hyjnë në punë për tekste këngësh, pjesët e sipërpërmendura nuk arrijnë të shkrihen në një tërësi harmonike. Poema vuan po nga ajo mungesë njësie e veprave të mëparshme. Edhe për gjuhën e Skiroit ia vlen të thuhen dy fjalë. Ai përdor një leksik të pasur e të larmishëm me mjaft frazeologji të marrë nga letërsia gojore. Është i pari autor arbëresh që u përpoq mjaft për të shmangur përdorimin e italianizmave, të cilat i gjejmë në shumicën e veprave të mëparshme të letërsisë arbëreshe. Kur ndeshemi me fjalë të huaja, më tepër gjasa ka të jenë me prejardhje greke, çka dëshmon parapëlqimin që Skiroi kishte për qytetërimin bizantin.

Me gjithë meritat, Skiroi u vlerësua nga historianët e letërsisë në Shqipërinë komuniste më pak se shkrimtarët e mëparshëm arbëreshë si Jeronim De Rada dhe Zef Serembe. Besimi i patundur i Skiroit te Italia si mbrojtëse dhe roje e mundshme e kulturës së këtij vendi të vogël ballkanik binte ndesh me aspiratat e mëvonshme të nacionalizmit shqiptar, të bazuar në pavarësinë e plotë nga të gjitha vendet e tjera, përfshirë edhe Italinë. Sikundër ndodhi edhe me shumë shkrimtarë të tjerë të periudhës së paraluftës, kriteri politik ndërhyri jo për mirë në

kritikën letrare për veprën e Skiroit. Skiroi u kthye e u bë anatemë në Shqipërinë komuniste[16], dhe për këtë ndikoi edhe më shumë animi i dukshëm i tij në fillimet e lëvizjes fashiste, siç e dëshmojnë edhe disa nga shkrimet e tij të mëvonshme.

Megjithatë, duhet thënë se Skiroi ishte i pari që arriti të gërshetojë elementet romantike të poezisë folklorike arbëreshe me përpikmërinë artistike të poezisë klasike e neoklasike italiane, për të krijuar një korpus poetik harmonik e të barazpeshuar. Atë që kishte bërë për letërsinë arbëreshe Jeronim De Rada në shekullin e nëntëmbëdhjetë, e bëri Zef Skiroi në shekullin e njëzetë.

## 13.2 Letërsia e sotme arbëreshe

Vetëm në vitet 1950 arbëreshët zunë të ndiejnë nevojën për një rizgjim apo ringjallje të veprimtarive kulturore. Tani ishin jashtë kohe e pa vend lirikat idilike e sentimentale të jetës fshatare dhe romantika nacionaliste që kishte frymëzuar brezat e kaluar. Si tribunë e parë për krijimtari letrare në këtë periudhë shërbeu revista *Shêjzat, e përkohëshme kulturore, shoqnore e artistike / Le Pleiadi, revista culturale, sociale ed artistica*, e themeluar në Romë më 1957 nga Ernest Koliqi (1903-1975). Ky organ letrar që jetoi shtatëmbëdhjetë vjet deri me vdekjen e Koliqit, dha shtytje jo vetëm për rishikimin e veçorive të kulturës arbëreshe, të letërsisë gojore në veçanti, por edhe për një vetëdije të letërsisë shqiptare në përgjithësi. Përveç kësaj, ajo shërbeu për të bërë të njohur një 'shêjz' të tërë të re poetësh e shkrimtarësh të rinj të talentuar. Më 1963 u themelua revista *Zgjimi / Risveglio*, edhe kjo kushtuar ringjalljes së kulturës arbëreshe. Më pas, organe të tjera kulturore e letrare qenë: *Katundi ynë* në Çift, *Zjarri* në Shën Mitër, *Zëri i Arbëreshëvet* në Ejaninë, *Lidhja* në Kozencë, *Basilicata Comunità Arbëreshe* (Bashkësia arbëreshe e Basilikatës) në Barile dhe *Il mondo albanese* (Bota shqiptare) në Horën e Arbëreshëvet.

Me këto mundësi modeste botimi që u krijuan, është rritur një brez i ri shkrimtarësh, shumica poetë, të cilët po dëshmojnë se letrat arbëreshe bashkëkohore janë ndarë përfundimisht me traditat e ngushta letrare të së kaluarës. Letërsia e sotme arbëreshe është fuqizuar dhe ka hyrë në shtratin e kulturës bashkëkohëse perëndimore. Ajo e ka kapërcyer mjaft karakterin provincial tipik për shumë letërsi të vogla e kryesisht fshatare, por njëkohësisht ka humbur mjaft nga trashëgimia e saj, duke zënë strehë në një nga banesat e përbashkëta të fshatit global botëror.

Poeti, prozatori dhe studiuesi **Françesk Solano**[17] (ital. Francesco Solano, l. 1914), që në veprat letrare përdor pseudonimin shqip *Dushko Vetmo*, ka lindur më 18 nëntor 1914 në Frasnitë (ital. *Frascineto*) në krahinën e Kozencës, në një familje me prejardhje nga Çamëria. Më 1934 mërgoi në Argjentinë, si shumë kalabrezë, dhe studioi për teologji dhe gjuhë të huaja në kolegjin Klaiplos në Buenos Aires, ku dhe u shugurua prift e ku më pas dha mësim gjuhë dhe letërsi semitike. Pas njëzet vjetësh në Argjentinë, Uruguaj dhe Kili, u kthye në Itali dhe ishte pedagog i gjuhës shqipe, e veçanërisht i dialektologjisë arbëreshe, në Universitetin e Kozencës

---

[16] kr. për shembull Razi Brahimi në Shuteriqi (red.) 1983, f. 325, dhe Xhiku 1989, f. 143-146.

[17] kr. Zllatku 1976, f. 77-85, dhe *Quaderni del Dipartimento di Linguistica* 3, 1986, f. 11-24.

derisa doli në pension. Ka qenë aktiv edhe për çështjet kishëtare në Eparkinë e Ungrës. Solanoja është autor veprash në gjini nga më të larmishmet. Në fushën e gjuhësisë dhe filologjisë është shquar me *Manuale di lingua albanese*, Koriljano Kalabro 1972 (Doracak i gjuhës shqipe), dhe *Udhëzues për të biseduar shqip* / *Guida alla conversazione albanese*, Koriljano Kalabro 1974, si dhe me shumë artikuj studimorë e studime dialektologjike. Ai gjithashtu ka redaktuar veprat e poetit, dramaturgut dhe romancierit arbëresh Françesk Anton Santori (1819-1894) dhe tekste të tjera të hershme arbëreshe. Botimi letrar më i parë i Solanos, i rrallë tani, është përmbledhja me vjersha *Bubuqe t'egra*, Buenos Aires 1946. Vepra të tjera në prozë, poezi e dramaturgji u botuan në *Shêjzat* në fund të viteve pesëdhjetë e në fillim të viteve gjashtëdhjetë, e më pas në *Zjarri*. Ndër to janë tregimet *Ëndërrimet e Lalë Ndreut*, 1958, dhe *Te kështjell' i mallkuar*, 1959, proza lirike *I bir' i njeriut*, 1959, dhe pjesët teatrale *E po hëna*, 1963, dhe *Shkretëtira prej guri*, 1974. Tregimet e tij u botuan të përmbledhura në *Tregimet e lëmit*, Shën Mitër 1975. *Te praku*, Trebizaçe (Trebisacce) 1977, është një përmbledhje me poezi, krijime të Solanos dhe përkthime shqip prej tij nga poezia japoneze. Në veprat e veta Solano është përpjekur të përdorë një gjuhë të kuptueshme jo vetëm për bashkatdhetarët arbëreshë, por edhe për folësit e gjuhës letrare shqipe. Gjuha e tij e pasur dhe e rrjedhshme ka shërbyer si model për shumë shkrimtarë të rinj.

Më popullori e më i respektuari nga poetët arbëreshë pa dyshim është **Domenico Bellizzi**[18] (1931-1989), që më fort njihet me pseudonimin *Vorea Ujko*. Ai qe një prift modest nga Frasnita (ital. *Frascineto*) që dha letërsi të sotme në Fermë (ital. *Firmo*), ku kujtimi i tij është nderuar mjaft që kur vdiq në një aksident automobilistik në janar 1989. Poezia e Ujkos, shprehje lirike e hollë e qenies arbëreshe, është botuar në shumë revista e antologji si dhe në shtatë përmbledhje, katër në Itali, dy në Shqipëri dhe një në Kosovë. Vorea Ujko është poet i një tradite të begatë, trashëgimtar i denjë i Jeronim De Radës dhe Zef Serembes, të cilët i çmonte shumë. Poezia e tij është e lidhur ngushtë me jetën arbëreshe, është spërkatur e larë me *gjakun e shprishur*. Njëherazi ajo i kapërcen ndjenjat rrënjëforta të romantikut kombëtar të poezisë shqiptare dhe motivet standarde të lirikës së kurbetit. Por në thellësinë emocionale të vargut të tij, Ujko nuk lë pa vënë në dukje fuqinë e lidhjeve arbëreshe me kulturën e stërgjyshëve ballkanikë, edhe pse kanë kaluar pesëqind vjet në *dhé të huaj*. Në vjershën *Muzikë* ai thotë:

"*Dëgjoj muzikën e natës*
*Kur suvala ra,*
*Çdo ngjyrë u shua*
*E hëna u përul*
*Mbrapa lisave.*
*Këtu unë s'kam shtëpi*
*Dhe nuk ndihem i huaj.*
*Në ballë do ta puthja*
*Vashën që troket në derë*
*Dhe pyet në gjuhën time*
*Nëse dëshiroj një kafe.*
*Ndoshta ajo mendon*
*Se gjuhën e kam nxënë*
*Për udhëtim nëpër botë*
*Dhe nuk e di fshehtësinë*

---

[18] kr. F. Arapi 1983, ribotuar në F. Arapi 1987, f. 196-215, *Lidhja* 21 (1979), f. 650-653, dhe A. Giordano 1992.

*Që çelet nga gjaku.*"

Poeti **Karmell Kandreva** (ital. Carmelo Candreva, 1931-1982), ka lindur në Shën Japk (ital. *San Giacomo di Cerzeto*) në krahinën e Kozencës më 4 prill 1931. Edhe ky është poet i një ndjenje të fuqishme identiteti etnik, që i kushtoi energji luftës kundër analfabetizmit dhe nxitjes për të përdorur gjuhën shqipe në bashkësitë arbëreshe, sidomos në sistemin shkollor. Vdiq pas një sëmundjeje të gjatë më 20 qershor 1982. Poezia e Kandrevës, e botuar së pari në tre vëllimet: *Shpirti i arbërit rron*, Kozencë 1976, *Shpirti i arbërit rron. Arbëreshi tregon, II*, Kozencë 1977, dhe *Shpirti i arbërit rron. Vuan dega e hershme, III*, Koriljano Stazione 1979, është ribotuar në Prishtinë dhe në Tiranë. Kandreva ishte poet i krenarisë etnike, po edhe i angazhimit social, që ngriti zërin për të luftuar për të drejtat e pakicave e për drejtësi shoqërore. Pasi kishte jetuar deri në moshën shtatëmbëdhjetë vjeç si bari, pak mundësi pati për shkollim në kohën e fëminisë. Por në malet e Kalabrisë fitoi diçka, fitoi lidhjen e ngushtë me tokën dhe me traditat e popullit të tij tmerrësisht të varfër e analfabet në fshatrat e thella. Njëkohësisht, dhe kjo është kryesorja, fitoi edhe vetëdijen se nuk mjaftonte lidhja me tokën. Personazhi idilik i vendlindjes ishte për të edhe vend i mjerimit dhe i mundimeve.

"*Në lugaja të gjera*
*Mbretëron ulliri me ngjyra argjendi*
*Dhe me pika të zeza,*
*Që duken lotët e bujkut*
*Q'i ka nxijtur buhua e jetës.*"

**Zef Skiro Di Maxhio** (ital. Giuseppe Schirò Di Maggio, l. 1944) është poet, përkthyes dhe dramaturg i shquar nga *Hora e Arbëreshëvet* në Sicili. Ka studiuar në Universitetin e Palermos dhe ka jetuar për një farë kohe në Settimo Torinese afër Torinos para se të kthehej në vendlindje për të punuar mësues. Skiro Di Maxhio është forcë aktive në jetën kulturore të bashkësisë arbëreshe në Sicili dhe kryeredaktor i revistës *Il mondo albanese* (Bota shqiptare). Ai ka shkruar nëntë përmbledhje vjershash shqip, mjaft prej tyre të shoqëruara me përkthim në italisht. Ndër më të fundit prej këtyre librave janë *Gjuha e bukës*, Prishtinë 1981, *Përtej maleve, prapa kodrës*, Tiranë 1985, *Vjeç të tua 500 anni tuoi*, Hora 1988, dhe *Laerti i jati*, 1989. Toni ironik i Skirò Di Maxhios kur përqesh lexuesin dhe vetveten është mjet për të arritur qëllimin, sepse në analizë të fundit, Zef Skiro Di Maxhio është shkrimtar serioz e i angazhuar, i përkushtuar ndaj prejardhjes etnike dhe gjuhës së tij amtare. Me një farë mungese etike e me një farë qejfi për të mos u marrë seriozisht, Skiro Di Maxhio i ka dhënë frymëmarrje të re një letërsie të trajtuar shpesh vetëm si mjet për misionin e lartë të ruajtjes së trashëgimisë kombëtare. Ai frymëzimin e merr nga mjedisi i fshatit, nga jeta në Horën e tij të Arbëreshëve, si dhe nga fuqia apo dobësia e personazheve fshatarë, që mblidhen për muhabet e këmbejnë thashetheme mbrëmjeve në sheshin e fshatit. Rrëfimin për jetën e vet e nis kështu:

"*Zef Skiròi (duke shtuar edhe mbiemrin nga nëna Di Maxhio për t'u dalluar nga pak a shumë i shquari Zef Skiro) ka lindur në Horë të Arbëreshëvet aty nga fundi i gjysmës së parë të shekullit të njëzetë (më saktë, më 11 janar 1944) nën shenjën e Bricjapit. Pra, paraardhës të tij kanë qenë Alfieri, Poe, Niçe, Shpata e shumë të tjerë. Menjëherë pas lindjes, nisi të flasë shqip, 'mua... mua', duke dhënë shenja bindëse për atë që do të bëhej vokacioni i tij gjuhësor.*"[19]

---

[19] Schirò Di Maggio, *Më para se të ngriset / Prima che si faccia buio*, 1977, f. 3.

Ironia shakatare e gjallë e Skiro Di Maxhios del në krye e bie në sy menjëherë në pjesët e tij, shumica komedi me tri akte, disa prej të cilave janë vënë në skenë në Horë të Arbëreshëvet e në Shqipëri. Ato janë shkruar me një përzierje interesante gjuhësh, gjë që e huton dhe e zbavit spektatorin arbëresh. Në këta vitet e fundit ai ka shkruar këto: *Mushti 1860*, 1984, *Orëmira*, 1988, dhe *Për tokën fisnike të Horës*, 1989. Ka përkthyer edhe veprën e Leopardit *Paralipomeni della batracomiomachia*, në shqip me titullin *Lufta e mivet me brethqit*, 1975.

Aktualisht janë edhe një numër i mirë poetësh, shkrimtarësh dhe studiuesish të tjerë nga bashkësitë arbëreshe në Kalabri e Sicili, që po japin ndihmesë për të ruajtur ritmin e zhvillimit të kulturës arbëreshe e për të siguruar rrugën e saj të mëtejshme në të ardhmen. Poeti dhe etnografi **Lluka Perone** (ital. Luca Perrone, 1920-1984) nga Ejanina ishte mësues i gjuhës e i letërsisë frënge derisa vdiq më 1984. Është autor i disa përmbledhjeve me vjersha, ndër to: *Lule shkëmbi*, Spixana 1968, *Hjea e ariut*, Kastrovilari 1969, dhe *Vjershe lirije*, Kastrovilari 1971, si dhe i një libri të vëllimshëm dygjuhësh me titull *Novellistica italo-albanese*, Firence 1967. Malli për atdheun e humbur është temë qendrore në poezinë e **Xhuzepe Del Gaudios** (ital. Giuseppe Del Gaudio, l. 1921), nga Shën Kolli (ital. *San Nicola dell'Alto*) në krahinën kalabreze të Katanxaros. Një vëllim poetik, në traditën lirike të Zef Serembes, është botuar në Tiranë me titullin *Zemër arbëreshe*, Tiranë 1984. Del Gaudio tani banon në Melissa. Poeti **Kozmo Roko** (ital. Cosmo Rocco, l. 1925) nga Strigari (ital. *San Cosmo Albanese*) në krahinën e Kozencës, ka punuar zanatçi dhe ka qenë veprimtar në organizimin e grupeve folklorike. **Pietro Napolitano** (l. 1931) nga Ferma ka botuar disa vëllime me vjersha shqip dhe italisht, ndër to *Nderim Fermës*, Koriljano Kalabro 1976. Ai është mësues në fshatin Saracena midis Kastrovilarit dhe Ungrës. Poezia e **Zef Skiro Di Modikës** (ital. Giuseppe Schirò Di Modica, l. 1942) nga Hora e Arbëreshëvet është botuar në një numër organesh letrare në Itali të jugut e në Shqipëri. Ai ka nxjerrë edhe disa përmbledhje me vjersha, ndër to përmenden: *Motive në dy gjuhë* dhe *Segmenti*. Poeti **Vinçenco Belmonte** (ital. Vincenzo Belmonte, l. 1945) nga Strigari ka studiuar për filozofi dhe letërsi në Universitetin e Romës, kurse tani është mësues filozofie në Koriljano Kalabro. Përmbledhja e parë poetike e tij *Vento di Ponente* (Erë e perëndimit) doli më 1973. **Matilda Ferraro** (l. 1950) ka lindur në Shën Koll në krahinën e Katanxaros, sikundër edhe Zef Del Gaudio. Ajo ka studiuar në Universitetin e Barit dhe tani punon mësuese në fshatin Melissa. Një vëllim me lirika të saj është botuar në Shqipëri: *Emocione*, Tiranë 1990. Dy studiues nga katedra e gjuhësisë e Universitetit të Kalabrisë në Kozencë janë edhe letrarë aktivë: **Gustin Jordani** (ital. Agostino Giordano, l. 1950) nga Ejanina, i cili përdor pseudonimin *Buzëdhelpri*, dhe **Françesko Altimari** (ital. Francesco Altimari, l. 1955) nga Shën Mitri. Të dy kanë shkruar poezi të shquara shqip. **Kate Xukaro** (ital. Kate Zuccaro, l. 1955), nga Çifti në krahinën e Kozencës ka studiuar për mjekësi në Firence e në Napoli. Ajo respektohet si poeteshë dhe si mbledhëse folklori. Në Kosovë është botuar përmbledhja e saj me vjersha *Gabim*, Prishtinë 1982. Të tjerë shkrimtarë të sotëm të njohur janë: **Paskal Renda** nga Hora e Arbëreshëvet ; **Luis De Rosa** (l. 1944) nga Ruri (ital. *Ururi*) në krahinën e Kampobasos (Molise), autor i librit *Lule e gjemba*, Romë 1978, që tani jeton në Romë; **Karmine Abate** (ital. Carmine Abate, l. 1954) nga Karfici (ital. *Carfizzi*) në Katanzaro, i njohur për romanin *Il Ballo tondo*, Gjenovë 1991 (përkthim shqip: *Shtegtimi i unazës*, Tiranë 1993); **Françesko Paçe** (ital. Francesco Pace) nga Ungra, i cili përdor pseudonimin *Leshkuqi*; **Mario Belici** (ital. Mario Belizzi, l. 1957) nga Shën Vasili (ital. *San Basile*); **Anna Ventre** (l. 1964) nga Shën Mitri; dhe **Enza Skutari** nga Shën Kostandini (ital. *San Costantino Albanese*) në krahinën e Potencës.

Letërsia e sotme arbëreshe mbetet një letërsi e vogël, por me një traditë të gjatë me vlera. Ajo është trashëgimia e një pakice prej rreth 90,000 folësish që mundohen të ruajnë qenësinë e tyre etnike, gjuhësore dhe kulturore. Kjo është një mundim e përpjekje që sa vjen e më tepër duket se nuk do të realizohet tani që dhe shekulli i njëzetë po i mbyll dyert e tij. Ende

mungon një shkollim i rregullt në gjuhën shqipe dhe ende mungon një gjuhë letrare arbëreshe e njësuar. Disa autorë shkruajnë në dialektin amtar, ndërsa të tjerëve u pëlqen të përdorin një variant mbikrahinor më të kuptueshëm për bashkësitë e tjera arbëreshe. Përherë e më tepër, shkrimtarët e sotëm arbëreshë po i drejtohen gjuhës letrare shqipe, e cila ka ndihmuar për të fuqizuar lidhjet e ndërsjellta me letërsinë shqiptare në Ballkan. Por pranimi në shkallë të gjerë i gjuhës letrare shqipe si mjet letrar për arbëreshët ka krijuar edhe një gjendje dygjuhësie të ngjashme me atë të gjermanëve të Zvicrës dhe të arabëve, tek të cilët gjuha e folur dhe gjuha e shkruar kanë dallime të mëdha. Kjo mungesë njësimi midis këtyre dy shtresimeve të shprehjes mund të sjellë, me kalimin e kohës, një farë artificialiteti apo shterpësie sidomos në poezi. Nga ana tjetër, duhet vënë në dukje se prodhim letrar arbëresh gjithmonë ka qenë fryt i një pakice intelektuale në gjendje për t'iu përshtatur ndikimeve të jashtme dhe rrethanave gjuhësore të ndryshueshme. Vetë gjuha shqipe nuk do të ketë aspak vështirësi për të mbetur gjallë në Italinë e jugut në këtë periudhë kur po hyjmë në shekullin e njëzetenjëtë. Mbetet për t'u parë nëse e njëjta vlen të thuhet edhe për letërsinë shqiptare në ngulimet arbëreshe.

## 13.3 Shkrimtarët shqiptarë në diasporë

Kur folëm për letërsinë arbëreshe, pamë se arbëreshët prej kohësh e quajnë veten kolonë shqiptarë në dhe të huaj, megjithëse banojnë në Italinë e jugut tash gjysmë mijëvjeçari. Por gjatë kësaj kohe shqiptarët janë ngulur edhe në shumë vende të tjera të globit, sidomos gjatë njëqind vjetëve të fundit. Jashtë Shqipërisë ka lindur një diasporë e vogël gjuhësore dhe, bashkë me të edhe fillimet e një letërsie shqiptare. Në këtë letërsi të diasporës natyrisht nuk hyjnë ç'është shkruar shqip në Italinë e jugut dhe në zonat e banuara prej shqiptarësh në ish-Jugosllavi, p.sh. letërsia e Kosovës etj. Atë mund ta përkufizojmë më saktë si fryt i kurbetit dhe ikjes nga vendi në shekullin e njëzetë në zona të tjera jashtë atyre tradicionaleve.

Ndërsa letërsia ruse, e madje ajo estone, letone e lituane, këto të fundit pak a shumë në madhësinë e letërsisë shqiptare, as nuk mund të merren me mend pa krijimtarinë e shkrimtarëve në mërgim, shkrimtarët shqiptarë jashtë janë një dukuri e rrallë. Në krahasim me letërsitë e tjera të vendeve evropianolindore, nga jashtë apo nga mërgimi kemi pak letërsi shqiptare, kurse ajo çka është krijuar atje ka ndikuar fare pak në zhvillimin dhe rrjedhat e letërsisë dhe kulturës shqiptare në tërësi. Bota shqipfolëse është një kozmos tepër mikroskopik e i izoluar për të qenë në gjendje të përhapë kulturën e vet të shkruar jashtë zonave tradicionale të banimit, që përfshijnë Shqipërinë, Kosovën, Jugosllavinë jugore, Maqedoninë, Italinë jugore dhe Greqinë. Megjithatë, shkrimtarët e diasporës, sado të papërfillshëm mund të jenë shumica në zhvillimin e vetë letërsisë shqiptare, kanë rolin e tyre në mozaikun e kulturës së sotme shqiptare. Ata kanë dhënë ide të reja dhe mjaft larmi, çka është në të mirë të çdo kulture.

**Viktor Eftimiu**[20] (1889-1972), lindur më 24 janar 1889 në Boboshticë afër Korçës, ishte dramaturg, poet dhe prozator me prejardhje shqiptare, që si mjet të shprehjes letrare përdori rumanishten. Eftimiu fillimisht ndoqi një shkollë greke dhe më vonë, më 1897, mërgoi në Rumani bashkë me familjen e vet tregtare për t'i shtuar radhët e fryra të kolonisë shqiptare atje. Më 1905 familja u vendos përfundimisht në Bukuresht, kurse ai filloi të shkruajë e të botojë vjershat e para në revistat letrare. Më 1908 bashkëpunoi me Oktavian Gogën (Octavian Goga, 1881-1938) në Sibiu, në revistën letrare *Ţara noastră* (Vendi ynë) dhe nëpërmjet punës si redaktor letrar u njoh me personalitetet kryesore të letërsisë rumune të kohës: me dramaturgun

[20] kr. Bala 1978.

Jon Luka Karaxhale (Ion Luca Caragiale, 1852-1912), me romancierët Liviu Rebreanu (1885-1944) dhe Mihail Sadoveanu (1880-1961), dhe me poetët Aleksandru Makedonski (Alexandru Macedonski, 1854-1920) dhe Tudor Argezi (Tudor Arghezi, 1880-1967). Në vitet njëzetë, kur ishte bërë i njohur si letrar, punoi si drejtor i një teatri në kryeqytetin rumun, që atëherë quhej 'Parisi i Lindjes'. Më 1948, u emërua sekretar i Lidhjes së Shkrimtarëve Rumunë. Eftimiu është autor i rreth njëqind vëllimeve letrare në rumanishte: poezi, prozë, letërsi për fëmijë, kujtime, e sidomos drama e komedi bashkëkohore. Një numër i këtyre pjesëve teatrale, pesëdhjetë e shtatë gjithsej, kanë tema shqiptare me frymëzim nga fëminia në malet në jug të Korçës, p.sh. *Akim* 1912 dhe *Cocoşul negru* 1913 (Kokoshi i zi). Disa nga këto vepra janë përkthyer në shqip. Në qershor 1971, për herë të parë pas gjashtëdhjetë e pesë vjetësh, Eftimiu erdhi për një vizitë në Shqipëri dhe u prit ngrohtë në Tiranë dhe në fshatin e lindjes Boboshticë, ku i uruan mirëseardhjen me 'bukë, kripë e zemër' sipas traditës shqiptare. Vdiq vitin tjetër në Bukuresht më 27 nëntor 1972.

Studiuesi dhe shkrimtari **Arshi Pipa** (l. 1920) ka lindur në Shkodër, ku dhe ndoqi shkollën deri më 1938. Vjershat e para, të shkruara në fund të viteve tridhjetë në Shkodër, u mblodhën në vëllimin *Lundërtarë*, Tiranë 1944. Pipa ka studiuar filozofi në Universitetin e Firences, ku dhe fitoi gradën 'dottore in filosofia' më 1942 me një disertacion mbi Henri Bergsonin (1859-1941), dhe punoi si mësues në Shkodër e në Tiranë gjatë Luftës së Dytë Botërore. Më 1944 qe redaktor i revistës së përmuajshme jetëshkurtër të Tiranës *Kritika*. Meqë, pas kalimit radikal të pushtetit në fund të luftës, nuk deshi të konformohej, u arrestua në prill 1946 dhe u dënua me dhjetë vjet burg. Pasi u lirua më 1956, u arratis në Jugosllavi dhe emigroi në Shtetet e Bashkuara dy vjet më vonë. Punoi si pedagog në disa universitete amerikane dhe kur doli në pension ishte profesor i italishtes në Universitetin e Minesotës në Mineapolis. Pipa i hodhi përjetimet e dhjetë vjetëve të tmerrit në burgje e kampe pune në Durrës, Vloçisht, Gjirokastër dhe Burrel në përmbledhjen 246-faqesh me poezi *Libri i burgut*, Romë 1959. Ka botuar dy vëllime të tjera me poezi në dialektin gegë: *Rusha*, Mynih 1968, dhe *Meridiana*, Mynih 1969, ky i dyti një përmbledhje në frymën romantike e nostalgjike të Xhakomo Leopardit. Efekt më të madh kanë pasur botimet studimore të Pipës, sidomos kritika letrare. Ndër to janë studimi letrar në tre vëllime *Trilogia albanica*, Mynih 1978, dhe monografia *Montale and Dante*, Mineapolis 1968 (Montale dhe Dante). Ai ka botuar edhe një studim sociolinguistik, që ka ngjallur polemikë dhe kundërshtime, mbi formimin e gjuhës letrare shqipe si gjuhë zyrtare e Shqipërisë, me titull *The politics of language in Socialist Albania*, Nju Jork 1989 (Politika e gjuhës në Shqipërinë Socialiste); një përmbledhje me pesëmbëdhjetë artikuj mbi tema politike me titull *Albanian Stalinism. Ideo-political aspects*, Nju Jork 1990 (Stalinizmi shqiptar. Aspekte ideopolitike), si dhe një studim të kohëve të fundit mbi letërsinë shqiptare të periudhës së realizmit socialist, *Contemporary Albanian Literature*, Nju Jork 1991 (Letërsia e sotme shqiptare).

Shkrimtari dhe studiuesi **Thoma Kacori** (l. 1920) ka lindur në Shtikë të Kolonjës në Shqipërinë e jugut dhe shkollën e bëri në Korçë, nga ku mërgoi për në Bullgari. Më 1950 kreu studimet për ekonomi në Universitetin e Sofjes e më pas punoi atje si pedagog i gjuhës shqipe. Ndër frytet e punës si mësues i shqipes në Universitetin e njohur Klement Ohridski ishte hartimi i një fjalori bullgarisht-shqip, Sofje 1959 si dhe i njërit prej doracakëve të rrallë të dobishëm për mësimin e gjuhës shqipe, në një botim bullgarisht dhe anglisht, *Handbook of Albanian*, Sofje 1979 (Doracak për gjuhën shqipe). Si prozator, Kacori ka botuar përmbledhjet me tregime *Jetë me brenga*, Tiranë 1957, *Ditë që s'harrohen*, Tiranë 1959, dhe *Tregime*, Prishtinë 1972, si dhe romanet *Për mëmëdhenë*, Tiranë 1961, 1963 në dy vëllime, dhe *Bijtë e shtrëngatës*, Tiranë 1989. Tematika e veprave të tij, që i këndon heroizmit partizan gjatë Luftës së Dytë Botërore, në pajtim me rrugën e letërsisë shqiptare në vitet pesëdhjetë, e bëri autor të mirëpritur në Tiranën e kohës. Kacori ka botuar edhe disa vepra në bullgarishte.

Një shkrimtar emigrant me peshë shumë më të madhe si për studimet ashtu edhe për letërsinë shqiptare është **Martin Camaj**[21] (1925-1992), i lindur në Temal të Dukagjinit në Alpet e veriut më 21 korrik 1925. Camaj mori arsim klasik në kolegjin jezuit saverian në Shkodër dhe ndoqi studimet në Universitetin e Beogradit. Së andejmi shkoi për studime pasuniversitare në Itali, ku dha gjuhë shqipe dhe kreu studimet në gjuhësi në Universitetin e Romës më 1960. Nga 1970 deri më 1990 ishte profesor i albanologjisë në Universitetin e Mynihut dhe jetoi në fshatin malor Lenggries në Bavarinë e Epërme derisa vdiq më 12 mars 1992. Kërkimet universitare të Camajt janë përqëndruar në gjuhën shqipe e në dialektet e saj, sidomos në ato të Italisë jugore. Është autori i studimeve gjuhësore për dialektet arbëreshe të Greçit (ital. *Greci*) dhe Fallkunarës[22] (ital. *Falconara Albanese*) dhe i *Albanische Wortbildung*, Visbaden 1966 (Fjalëformimi në gjuhën shqipe), *Lehrbuch der albanischen Sprache*, Visbaden 1969 (Doracak për gjuhën shqipe) dhe *Albanian grammar with exercises, chrestomathy and glossary*, Visbaden 1984 (Gramatikë e gjuhës shqipe me ushtrime, krestomaci dhe fjalorth). Doracaku i fundit u jep mundësi studentëve anglishtfolës të depërtojnë në gjuhën letrare shqipe si dhe në dialektin gegë të autorit. Camaj ka qenë aktiv edhe në fushën e folklorit[23].

Krijimtaria letrare e Camajt gjatë një periudhe dyzetepesëvjeçare kalon nëpër disa faza zhvillimi. Ajo nis me poezi, gjini së cilës i mbeti besnik gjithë jetën, por më pas iu kushtua për herë e më tepër prozës. Vëllimi i parë me vargje klasike, *Nji fyell ndër male*, Prishtinë 1953, dhe *Kânga e vërrinit*, Prishtinë 1954, frymëzoheshin nga malet e vendlindjes, për të cilat, me gjithë kohën e gjatë në mërgim dhe pamundësinë për t'u kthyer, dashuria nuk i rreshti kurrë. Pas tyre kemi librin *Djella*, Romë 1958, roman i gërshetuar me vargje, për dashurinë e një mësuesi me një vajzë nga fusha. Përmbledhjet poetike *Legjenda*, Romë 1964, dhe *Lirika mes dy moteve*, Mynih 1967, që përmbanin variante të rishikuara të një numri vjershash nga *Kânga e vërrinit*, u ribotuan në librin *Poezi 1953-1967*, Mynih 1981. Poezia e periudhës së pjekurisë së Camajt dëshmon për ndikimin e lëvizjes hermetike të poetit italian Xhuzepe Ungareti (Giuseppe Ungaretti, 1888-1970). Me kalimin e kohës erdhi duke u shtuar karakteri metaforik dhe simbolik i gjuhës si dhe gama tematike e poezisë. Një përmbledhje vjershash të zgjedhura i është përkthyer italisht nga Françesko Solano në një botim dygjuhësh *Martin Camaj - Poesie*, Palermo 1985 (Poezi), anglisht nga Leonard Fox, *Selected Poetry*, Nju Jork 1990 (Poezi të zgjedhura), dhe gjermanisht nga Hans-Joachim Lanksch, *Gedichte*, Mynih 1991 (Poezi).

Romani *Rrathë*, Mynih 1978, është cilësuar si i pari roman psikologjik në gjuhën shqipe. Është vepra më e gjatë e autorit në prozë që i mori pesëmbëdhjetë vjet punë për ta shkruar. Agroni, shkrimtar dhe agronom në 'Arbërinë' pasrevolucionare, dërgohet në fshatin Ripa e Mesme për të njoftuar për mbërritjen e disa traktorëve të rinj. Këtu e magjeps malësia e veriut pas shpëtimit të bareshës së bukur Sose, personifikim i zanave të malit. 'Rrathët' e ujit, zjarrit dhe gjakut, me të cilët ndahet romani, simbolizojnë jo vetëm shtrëngesat metafizike e sociale, por edhe rrugën e shkrimtarit nëpër trashëgiminë mitike të së kaluarës së Shqipërisë drejt një të ardhmeje të re.

Ndër botimet e tjera letrare të Camajt janë një vëllim me vjersha me titullin *Njeriu më vete e me tjerë*, Mynih 1978; *Dranja*, Mynih 1981, përmbledhje madrigalesh, siç i quan autori; *Shkundullima*, Mynih 1981, përmbledhje me pesë tregime dhe një pjesë teatrale; dhe romani *Karpa*, Romë 1987, me subjekt të vendosur në brigjet e lumit Drin në vitin 2338, prozë e gjatë

---

[21] kr. Altimari 1991a, 1994, Mandalà 1991, Pipa 1991a, 1991b, f. 125-164, dhe *Albanica* vëll. 2 (pranverë 1991), si dhe A. Berisha 1994, 1995b.

[22] kr. Camaj 1971, 1977.

[23] kr. Camaj 1972, dhe Camaj & Schier-Oberdofer (red.) 1974.

që Camaj e ka pëlqyer ta quajë parabolë. Temat më të zakonshme në veprën e Camajt janë humbja e traditës, vetmia në një botë në ndryshim e sipër dhe kërkimi i prejardhjes. Gjuha është e ngjeshur me mendim, e kursyer dhe herë-herë e lodhshme, ndonëse autori termin hermetik e quante të rastit. Për të përcjellë tablonë poetike të vendlindjes malore baritore buzë Drinit, me ujëvarat vezulluese e pyjet rrezeplotë, ai mbështetet në burimin gjuhësor tradicional e të gjallë të dialektit gegë të vendlindjes. Prandaj nuk është e rastit që Camaj zgjodhi për të banuar një vend të shkëlqyer, me atmosferë disi të paqme e të virgjër shtëpiake, si alpet e Bavarisë, që çdo çast i kujtonin malet e thepisura të vendlindjes, ku nuk do të mund të kthehej kurrë.

Të gjithë shkrimtarët e tjerë të diasporës shqiptare janë të zbehtë para Martin Camajt. Megjithatë, me punën e tyre plot kurajë e shpesh të talentuar, ata kanë dhënë ndihmesë për t'ia zgjeruar horizontet kulturës shqiptare dhe, sado që pa ndonjë peshë të madhe, kanë vendin e tyre modest në këtë letërsi.

Pak para se të vdiste në Forestville, shteti Merilend, më 8 nëntor 1989, shkrimtari shqiptaro-amerikan **Xhevat Kallajxhi** (1904-1989) botoi vëllimin e dytë me poezi shqip me titull *Tingëllimet e zemrës*, Augusta GA 1988, tridhjetë vjersha me tema patriotike, personale e politike, disa prej tyre me fuqinë shprehëse të Naim Frashërit dhe të Fan Nolit. Kallajxhiu, i lindur në Gjirokastër, përmendet si botues i gazetës jetëshkurtër të Gjirokastrës *Labërija* më 1925 e sidomos për pasardhësen e saj, të përjavshmen *Demokratia*, e cila doli nga 28 nëntori 1925 e deri më 1939. Ka botuar edhe revistën satirike vjetore në vargje me titullin *Pif-paf*, e cila doli në Gjirokastër nga 1933 deri më 1938, në fillim si shtojcë e gazetës *Demokratia*. Gjatë Luftës së Dytë Botërore Kallajxhiu ishte anëtar i Ballit Kombëtar dhe në fund të luftës iku në Itali, prej ku emigroi në Shtetet e Bashkuara. Atje punoi në seksionin shqip të Zërit të Amerikës, kurse më pas në gazetën *Dielli* të Bostonit. Kallajxhiu është autor i shtatë librave shqip të botuar në Shtetet e Bashkuara, ndër to *Lot e shpresa*, Milford NJ 1976, përmbledhje me vjersha patriotike. Si besimtar bektashi, ndihmoi për ngritjen dhe mbajtjen e teqes bektashiane të Detroitit më 1954 dhe botoi për këtë sekt panteist e për traditat e reja të tij në Amerikë broshurën *Bektashizmi dhe teqeja shqiptare n'Amerikë*, Nju Jork 1964. Romani i tij historik *Larg atdheut* mbeti në dorëshkrim.

Poeti dhe botuesi **Kosovë Rexha-Bala** (l. 1929) ka lindur në Gjirokastër dhe është rritur në Kosovë. Pas studimeve në Beograd, punoi për një farë kohe si mësues dhe gazetar në Kosovë. Më 1964 emigroi në Suedi. Në fillim punoi në industri e më pas si mësues në Gëteborg, ku banon edhe sot. Krijimet e para iu botuan në organe letrare të Kosovës, si *Jeta e re*. Është autor i dy përmbledhjeve me poezi në gjuhën shqipe: *Belbëzime poetike*, Gëteborg 1972, dhe *Kronika poetike e një shpirti të ndezun*, Gëteborg 1974, si dhe i dy vëllimeve me poezi në gjuhën suedeze: *Poetiskt mummel*, Gëteborg 1980 (Mërmërima poetike), dhe *Viskningar och slammer*, Gëteborg 1980 (Pëshpëritje e britma). Rexha-Bala gjithashtu ka botuar revistën kulturore në gjuhën shqipe *Stinët e jetës* në Västra Frölunda.

Nga Lindja e Mesme është **Abdylatif Arnauti** (l. 1941), autor e përkthyes siriano-shqiptar i lindur në Damask në një familje të ardhur nga fshati Dobërllukë afër Vushtrrisë në Kosovë. Kreu studimet për gjuhë dhe letërsi arabe në Damask. Arnauti, mbiemër ky me kuptimin 'shqiptari', është autor romanesh, tregimesh, përkthimesh dhe poezish arabisht (me pseudonimin *Ibn Kosova*) dhe shqip. Ndër veprat shqip janë dy romane, tregime për fëmijë nga Siria dhe një përmbledhje poetike me titullin *Përtej maleve, deteve*, Prishtinë 1981, që e përshkon malli i mërgimtarit për vendin e vet. Ka hartuar dhe ka përkthyer arabisht antologji të poezisë shqiptare, kosovare e jugosllave, si dhe ka përkthyer arabisht romane të Dritëro Agollit (l. 1931), Ismail Kadaresë (l. 1936) dhe të shkrimtarit kroat Miroslav Kërlezha (1893-1981). Edhe bashkësia shqiptare në Siri ka luajtur rol aktiv e me rëndësi për zhvillimin e kulturës arabe

në atë vend[24]. **Mustafa Huluki** (1850-1915), për shembull, ka qenë poet arab-sirian i lindur në Damask në një familje shqiptare të ardhur nga Kavalla e Greqisë. Studimet i filloi në Damask dhe më pas ndoqi një kolegj ushtarak në Stamboll. Për një kohë ishte drejtor i Kolegjit al-Sultanije në Beirut dhe bashkëpunoi në hartimin e enciklopedisë al-Bustani. Poezia e tij, e shkruar arabisht dhe turqisht e që dëshmon për ndjenjat e tij nacionaliste kundërosmane, është botuar në një numër organesh shtypi siriane e libaneze në fillim të shekullit të njëzetë. I biri, **Ali Huluki** (l. 1910), që kreu studimet në Damask dhe punoi nga viti 1929 e këndej si mësues në vise të ndryshme të Sirisë, konsiderohet babai i tregimit sirian dhe pionier i realizmit në këtë gjini. **Maruf Arnauti** (1892-1948) ka qenë një tjetër shkrimtar i rëndësishëm arab-sirian me prejardhje shqiptare. I lindur në Beirut në një familje nga Vlora, studimet i kreu në kryeqytetin libanez, dhe më 1916 u shpërngul në Stamboll, ku shërbeu si oficer në ushtrinë osmane. Arnauti mori pjesë në kryengritjen arabe, që shpërtheu atë vit në Mekë, kurse më pas në lëvizjen për çlirimin e Sirisë nga pushtimi francez. Për pjesëmarrjen në këtë kryengritje e lëvizje u dënua me vdekje më 1920, por u lirua pas pak kohe nga një amnisti dhe jetoi në Damask derisa vdiq. Maruf Arnauti është autor i katër romaneve të para në letërsinë arabo-siriane.

Ndër autorë të tjerë të diasporës, mund të përmenden shkarazi: **Prenk Gruda** (l. 1912) nga Exhuotër (Edgewater) Florida, autor i librit autobiografik 766-faqesh *Ditari i nji zemrës së lëndueme 1937-1975*, Detroit 1985; shkrimtari dhe botuesi arbëresh **Vinçenz Golletti-Baffa** (l. 1924) që banon në Hajdelberg; **Nijazi Sulça** (l. 1938) nga Peja me banim në Ankara të Turqisë; **Nexhmije Zaimi** nga Nju Jorku, autore e *Daughter of the eagle, the autobiography of an Albanian girl,* Nju Jork 1937 (Bijë e shqiponjës, autobiografi e një vajze shqiptare); dhe **Nermin Vlora Falaski** (l. 1921) nga Roma, nga gjaku i Ismail Qemal bej Vlorës, e cila, përveç disa teorive të veçanta për prejardhjen e gjuhës shqipe, ka krijuar edhe prozë, poezi dhe sprova në italisht e në shqip.

Sikundër u tha më sipër, shkrimtarët shqiptarë në diasporë nuk lozin rol të madh në letërsinë shqiptare e, me përjashtim të Martin Camajt, nuk kanë dhënë ndonjë ndihmesë me peshë për të. Më shumë se gjithçka tjetër, kanë rëndësi përpjekjet e tyre gjithëfarëshe në fushën e shkrimeve e të botimeve për të mbajtur ndezur flakën e qiririt të kulturës shqiptare në viset gjegjëse të globit.

---

[24] kr. Mufaku 1981a, 1981b, 1983, 1990.

# 14. KRONOLOGJI E LETËRSISË SHQIPTARE

1285 Përmendja më e hershme e gjuhës shqipe.
1405 Teksti Bellifortis.
1462 Pal Engjëlli: formula e pagëzimit.
1497 Arnold von Harff: fjalor shqip.
1504 Marin Barleti: *De obsidione Scodrensi*, Venedik 1504 (Mbi rrethimin e Shkodrës).
1508 Marin Barleti: *Historia de vita et gestis Scanderbegi, Epirotarum princepis*, Romë rreth v. 1508-1510 (Histori e jetës dhe bëmave të Skënderbeut, princ i Epirit).
1555 PROZË FETARE: 5 janar 1555: Gjon Buzuku mbaroi së shkruari *Mesharin* e tij, libri më i vjetër në gjuhën shqipe.
1592 PROZË FETARE: Lekë Matrënga: *E mbsuame e krështerë*, Romë 1592, katekizëm ku ndodhet e para poezi e botuar ndonjëherë në shqip.
1618 PROZË DHE POEZI FETARE: Pjetër Budi: *Dottrina Christiana*, Romë 1618 (Doktrina e krishterë).
1621 PROZË FETARE: Pjetër Budi: *Ritvale Romanvm et Specvlvm Confessionis*, Romë 1621 (Ritual roman dhe pasqyrë rrëfimi).
1635 LEKSIKOGRAFI: Frang Bardhi: *Dictionarium latino-epiroticum*, Romë 1635 (Fjalor latinisht-shqip).
1675 'Doktrina e Krishterë' e humbur e Bernardit të Kuintianos, Venedik 1675.
1685 PROZË: Pjetër Bogdani: *Cuneus prophetarum*, Padovë 1685 (Çeta e profetëve), e para vepër me rëndësi në prozë e shkruar së pari në shqip.
1706 Botimi në shqip dhe latinisht i dokumenteve të *Kuvendit të Arbënit* të vitit 1703.
1716 FILOLOGJI: Francesco Maria Da Lecce: *Osservazioni grammaticali nella lingua albanese*, Romë 1716 (Vëzhgime gramatikore në gjuhën shqipe), e para gramatikë e botuar e shqipes.
1725 POEZI: Vjersha e Muçi Zades për kafenë, më e vjetra vjershë shqipe me alfabet arab.
1731 POEZI: Nezim Frakulla përgatit një *divan* në gjuhën shqipe; Kodiku i Qeuti (Chieuti) përmban vargje të disa autorëve arbëreshë.
1732 Themelimi i Seminarit Korsini në Shën Benedhiti në Kalabri.
1740 Gjon Nikollë Kazazi zbulon *Mesharin* e Gjon Buzukut.
1744 Themelimi i Akademisë së Re ose *Hellênikon Frontistêrion* në Voskopojë.
1762 POEZI: Jul Variboba: *Ghiella e Shën Mëriis Virghiër*, Romë 1762 (Jeta e Shën Mërisë së Virgjër), poemë e gjatë lirike.
1770 LEKSIKOGRAFI: Theodhor Kavalioti: *Prôtopeiria*, Venedik 1770 (Abetare) me një fjalor trigjuhësh në greqisht, arumunisht dhe shqip me rreth 1170 fjalë.
1777 POEZI: Nikollë Keta krijon në Siqeli të parin sonet shqip.
1779 LEKSIKOGRAFI: Nikollë Keta përfundon variantin e zgjeruar 640 faqesh të veprës së tij *Vocabolario italiano-albanese* (Fjalor italisht-shqip), me 10,000 fjalë.
1798 Përfundimi i të ashtuquajturit kodik i Kostandin Beratit.
1802 LEKSIKOGRAFI: Dhanil Haxhiu: *Eisagôgikê didaskalia*, Venedik? 1802 (Studim hyrës), fjalor katër-gjuhësh në greqisht, arumunisht, bullgarisht dhe shqip.
1807 Traktati në italisht i Engjëll Mashi-t *Discorso sull' origine, costumi e stato*

*attuale della nazione albanese*, Napoli 1807 (Fjalë për prejardhjen, zakonet dhe gjendjen aktuale të kombit shqiptar).

1809 LEKSIKOGRAFI: Marko Boçari harton një fjalor greqisht-shqip me nxitjen e Fransua Pukëvilit.

1814 LEKSIKOGRAFI: Botimi i fjalorit 2000-fjalësh greqisht-anglisht-shqip të Jani Evstrat Vithkuqarit nga William Martin Leake në librin e këtij të fundit *Researches in Greece,* Londër 1814 (Kërkime në Greqi).

1820 POEZI: Muhamet Kyçyku: *Erveheja*, rrëfim romantik në vargje.

1827 Botimi dygjuhësh shqip-greqisht i Dhjatës së Re, Korfuz 1827.

1835 POEZI: Tahir Boshnjaku: *Vehbije*.

1836 POEZI: Jeronim De Rada: Dalja në Napoli e botimit të parë të këngëve të Milosaos me titullin italisht *Poesie albanesi del secolo XV. Canti di Milosao, figlio de despota di Scutari* (Poezi shqiptare të shekullit XV. Këngët e Milosaos, djali i sundimtarit të Shkodrës).

1839 POEZI: Jeronim De Rada: *Canti storici albanesi di Serafina Thopia, moglie del principe Nicola Ducagino*, Napoli 1839 (Këngë historike shqiptare të Serafina Topisë, grua e princit Nikollë Dukagjini); Françesk Anton Santori: *Canzoniere Albanese* (Përmbledhje me këngë shqiptare).

1842 POEZI: Dalip Frashëri: *Hadikaja* (Kopshti), poemë bektashie me 65,000 vargje.

1844 FILOLOGJI: Naum Veqilharxhi: varianti i parë i *Ëvetarit shqip*.

1845 PROZË FETARE: Vincenzo Basile: *Ruga e parrisit*, Romë 1845, përmbledhje rrëfimesh edukative.

1847 Vincenzo Dorsa: *Su gli Albanesi, ricerche e pensieri*, Napoli 1847 (Mbi shqiptarët, kërkime e mendime).

1848 Jeronim De Rada themelon gazetën *L'Albanese d'Italia* (Shqiptari i Italisë), e cila përfshinte artikuj në shqip.

1854 Johann Georg von Hahn: *Albanesische Studien*, Jena 1854 (Studime shqiptare).

1855 Karl Heinrich Theodor Reinhold: *Noctes Pelasgicae*, Athinë 1855 (Netë pellazgjike).

1858 Hyacinthe Hécquard: *Histoire et description de la Haute Albanie ou Guégarie*, Paris 1858 (Histori dhe përshkrim i Shqipërisë së Epërme ose Gegërisë).

1859 Hapja e *Kolegjias Papnore Shqyptare* në Shkodër.

1862 PROZË FETARE: Ëngjell Radoja: *Jesu Criscti n'semer t'mesctaarit*, Romë 1862 (Jezu Krishti në zemër të meshtarit).

1866 POEZI: Jeronim De Rada: *Rapsodie d'un poema albanese raccolte nelle colonie del Napoletano*, Firence 1866 (Rapsodi nga një poemë shqiptare e mbledhur në ngulimet e krahinës së Napolit).

FILOLOGJI: Dhimitër Kamarda: *Appendice al saggio di grammatologia comparata*, Prato 1866 (Shtojcë për një sprovë gramatike të krahasuar), përmbledhje me këngë popullore arbëreshe.

1868 POEZI: Shahin Frashëri: *Myhtarnameja* (Histori e Myhtarit), poemë bektashie me 12,000 vargje.

1871 POEZI: Zef Jubani: *Raccolta di canti popolari e rapsodie di poemi albanesi*, Trieste 1871 (Përmbledhje këngësh dhe rapsodish popullore shqiptare).

1872 Botimi i përkthimit gegërisht të Kostandin Kristoforidhit të Dhiatës së Re nga Shoqata Biblike Britanike dhe e Huaj në Londër.

ROMANE: Romani në turqisht i Sami Frashërit *Taaşşuk-u Tal'at ve Fitnat*, Stamboll 1872 (Dashuria e Talatit me Fitneten).

POEZI: Jeronim De Rada: Dalja e botimit të parë të *Scanderbeccu i pa-faan*,

Koriliano Kalabro 1872.

1877 Dhjetor 1877: themelimi i Komitetit Qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare në Stamboll; Themelimi i Kolegjës Saveriane në Shkodër.

1878 10 qershor 1878: Lidhja e Prizrenit; 13 qershor 1878: Kongresi i Berlinit.

POEZI: Hafëz Ali Ulqinaku: *Terğume-i mevlud 'alâ lisân-i arnavûd*, Stamboll 1878 (Përkthim i një mevludi në gjuhën shqipe).

ANTOLOGJI: Thimi Mitko: *Albanikê melissa*, Aleksandri 1878 (Bleta shqiptare).

1879 Shtator 1879: themelimi i gazetës së përjavshme *Hê fônê tês Albanias* (Zëri i Shqipërisë) nga Anastas Kullurioti; 12 tetor 1879: themelimi i *Shoqërisë së të shtypuri shkronja shqip* në Stamboll; Botimi i përkthimit në toskërisht të Kostandin Kristoforidhit të Dhiatës së Re nga Shoqata Biblike Britanike dhe e Huaj.

FILOLOGJI: Auguste Dozon: *Manuel de la langue chkipe ou albanaise*, Paris 1879 (Doracak i gjuhës shqipe).

1880 DRAMË: Leonardo De Martino: *Nata Këshnellavet*, Shkodër 1880, e para pjesë teatrale shqiptare për Krishtlindjet.

1881 POEZI: Leonardo De Martino: *L'Arpa di un italo-albanese*, Venedik 1881 (Harpa e një arbëreshi), përmbledhje poetike 442-faqesh në italisht dhe shqip.

1882 Shkurt 1882: shfaqet në Kolegjin Saverian në Shkodër *I biri i çifutit*, pjesë teatrale nga Pashko Babi.

1883 Jeronim De Rada themelon revistën mujore dygjuhëshe *Fiàmuri Arbërit - La bandiera dell'Albania*.

1884 PROZË: Kostantin Kristoforidhi: *Gjahu i malësorëvet*, Stamboll 1884, një nga veprat më të hershme të prozës letrare moderne shqiptare.

1886 POEZI: Naim Frashëri: *Bagëti e bujqësija*, Bukuresht 1886.

FILOLOGJI: Sami Frashëri: *Abetare e gjuhësë shqip*, Bukuresht 1886.

1887 7 mars 1887: hapja e të parës shkollë zyrtare shqipe në Korçë; 15 maj 1887: numri i parë i së përjavshmes *Drita*, më pas në rumanisht *Lumina*, doli në Braila në Danubin e poshtëm; Themelimi i periodikut *Arbri i ri* në Palermo.

DRAMË: Botimi i pjesëve të para të dramës së Françesk Antonio Santorit *Emira*, e cila konsiderohet si drama e parë origjinale shqiptare.

POEZI: Giuseppe Schirò: *Rapsodie albanesi*, Palermo 1887.

1888 POEZI: Botimi i *Erveheja* të Kyçykut në Bukuresht nga Jani Vreto.

PROZË: Ndoc Nikaj: *Vakinat e scêites kisc* me 320 faqe, Romë 1888 (Histori e kishës së shenjtë).

1889 1 maj 1889: hapja e shkollës së parë në gjuhën shqipe në Kosovë.

1890 ROMANE: Pashko Vasa: *Bardha de Témal, scènes de la vie albanaise*, Paris 1890 (Bardha e Temalit, skena nga jeta shqiptare).

POEZI: Naim Frashëri: *Luletë e verësë*, Bukuresht 1890.

1891 Mars 1891: botimi i të përmuajshmes fetare *Elçija i Zemers t'Jezu Krisctit* në Shkodër; 15 tetor 1891: hapja e shkollës së parë shqipe të vajzave në Korçë.

POEZI: Giuseppe Schirò: *Mili e Haidhia*, Palermo 1891, një idil imagjinar dashurie me tetëmbëdhjetë këngë).

1892 PROZË: Ndoc Nikaj: *Marzia e ksctenimi n'filles t'vet*, Shkodër 1892.

1894 POEZI: Naim Frashëri: *Parrajsa dhe fjalë fluturake*, Bukuresht 1894.

1896 Themelimi i shtypshkronjës *Mbrothësia* nga Papa Kristo Luarasi.

POEZI: Naim Frashëri: *Fletore e Bektashinjet*, Bukuresht 1896.

STUDIME LETRARE: Alberto Straticò: *Manuale di letteratura albanese*,

Milano 1896 (Doracak i letërsisë shqiptare).

1897 10 maj 1897: numri i parë i së përdyjavshmes *Shqipëria* e botuar nga Vissar Dodani; Themelimi i periodikut *Albania* në Bruksel nga Faik bej Konica.

POEZI: Giuseppe Schirò: *Kënkat e luftës*, Palermo 1897, një përmbledhje vjershash kushtuar qëllimit të pavarësisë së Shqipërisë.

1898 POEZI: Naim Frashëri: *Istori' e Skenderbeut*, Bukuresht 1898, poemë epike historike me 11,500 vargje, libri më i lexuar i letërsisë shqiptare për kohën; *Qerbelaja*, Bukuresht 1898, poemë epike shiite; Kosmo Serembe: *Kënka lirie*, Bukuresht 1898.

ANTOLOGJI: Vissar Dodani: *Mialt'é mblétese*, Bukuresht 1898.

1899 Themelimi i shoqërisë letrare *Bashkimi* nga Preng Doçi.

PUBLICISTIKE: Sami Frashëri: *Shqipëria - Ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë. Mendime për shpëtimt të mëmëdheut nga reziket që e kanë rethuarë*, Bukuresht 1899.

1900 Tetor 1900: themelimi i gazetës *Besa-besën* e botuar në Egjipt nga Milo Duçi.

POEZI: Giuseppe Schirò: *Te dheu i huaj*, Palermo 1900, një idil i gjatë historik.

1901 Nëntor 1901: botimi i së përdyjavshmes *Drita* në Sofje nga Shahin bej Kolonja; themelimi i shoqërisë kulturore Agimi nga Ndre dhe Lazar Mjeda; Giuseppe Schirò: *Canti popolari dell'Albania*, Palermo 1901 (Këngë popullore të Shqipërisë).

DRAMË: Shtjefën Gjeçovi: *Dashtnia e atdheut*.

1902 Qershor 1902: themelimi i gazetës *Albanija* botuar në Beograd nga Jashar Erebara.

POEZI: Andon Zako Çajupi: *Baba-Tomorri*, Kajro 1902; Agostino Ribecco: *Vjersha malli*, Sofje 1902.

DRAMË: Shtjefën Gjeçovi: *Prijës i dy Dibrave*.

1904 Themelimi i revistës mujore *Besa*, botuar në Egjipt nga Milo Duçi dhe Thoma Abrami.

POEZI: Asdreni: *Rézé djélli*, Bukuresht 1904.

LEKSIKOGRAFI: Kostandin Kristoforidhi: *Lexikon tês albanikês glôssês*, Athinë 1904.

1905 Themelimi i gazetës *Shpnesa e Shcypeniis* botuar në Dubrovnik nga Nikolla bej Ivanaj.

DRAMË: Mihal Grameno: komedia me tri akte *Mallkimi i gjuhës shqipe*, Bukuresht 1905.

1906 15 qershor 1906: themelimi i së parës gazetë shqiptare në Amerikë, *Kombi* e Bostonit e botuar nga Sotir Peci; Themelimi i shoqërisë *Malli i mëmëdheut* në Buffalo NY nga Petro Nini Luarasi; Zbulimi prej Spyridôn Lampros i tekstit të hershëm shqip i njohur me emrin Perikopeja ose Ungjilli i Pashkëve.

POEZI: Gavril Dara i Riu: *Kënka e sprasme e Balës*, Katanzaro 1906; Gjergj Fishta: *Vierrsha i përshpirteshem*, Shkodër 1906.

DRAMË: Mihal Grameno: tragjedia historike me katër akte *Vdekja e Piros*, Sofje 1906.

1907 6 janar 1907: themelimi i shoqërisë *Besa-besën* në Boston; Themelimi i gazetës satirike shqip-greqisht *Shkopi* në Kajro botuar nga Jani Vruho dhe Athanas Tashko.

POEZI: Gjergj Fishta: *Anxat e Parnasit*, Sarajevë 1907, vargje satirike.

DRAMË: Andon Zako Çajupi: *Burr' i dheut*; Fan Noli: drama me tri akte *Israilitë dhe Filistinë*, Boston 1907.

1908 Shkurt 1908: themelimi nga Fan Noli i Kishës Ortodokse Shqiptare Autoqefale në Boston; Korrik 1908: themelimi prej Mid'hat Frashërit i gazetës së përjavshme *Lirija* në Selanik; 14-22 nëntor 1908: mbahet Kongresi i Manastirit për të vendosur për një alfabet përfundimtar të shqipes.

FOLKLOR: Michele Marchianò: *Canti popolari albanesi delle colonie d'Italia*. Foxhia 1908; Spiro Risto Dine: *Valët e detit*, Sofje 1908, një përmbledhje 856-faqesh me folklor dhe letërsi shqiptare.

1909 Janar 1909: themelimi i të përmuajshmes së ilustruar *Diturija* nga Mid'hat Frashëri; Themelimi i *Shtypshkroja Nikaj* në Shkodër nga Ndoc Nikaj; 15 maj 1909: numri i parë i gazetës së përdyjavshme *Shqypéja e Shqypënis* botuar në Sofje nga Josif Jovan Bageri; Korrik 1909: numri i parë i gazetës së përdyjavshme *Lidhja orthodhokse* në Korçë botuar nga Mihal Grameno; 1 dhjetor 1909: themelimi i së parës shkollë pedagogjike në Shqipëri, *Shkolla Normale,* në Elbasan; Themelimi nga Jani Vruho në Kajro i së përmuajshmes në gjuhën shqipe *Rrufeja*; Themelimi i së përjavshmes *Dielli* të Bostonit nga Fan Noli dhe Faik bej Konica.

TREGIME: Mihal Grameno: *Oxhaku*, Selanik 1909, *E puthura*, Selanik 1909, *Var' i pagëzimit*, Korçë 1909.

POEZI: Gjergj Fishta: *Pika voëset*, Zadar 1909; Hilë Mosi: *Këngat shqipe*, Selanik 1909.

DRAMË: Namik Selim Delvina: pjesa me tetë akte *Dashurija e mëmëdheut*, Selanik 1909; Kristo Floqi: pjesa me katër akte *Fe e kombsi*.

1910 DRAMË: Andon Zako Çajupi: komedia me një akt *Pas vdekjes*.

PUBLICISTIKE: Shtjefën Gjeçovi: *Agimi i gjytetniis*, Shkodër 1910.

1911 1 shkurt 1911: themelimi në Korçë i gazetës së përjavshme *Koha* nga Mihal Grameno.

PROZË: Petro Nini Luarasi: *Mallkim i shkronjavet shqip dhe çpërfolja e shqipëtarit*, Manastir 1911.

DRAMË: Gjergj Fishta: *Shqyptari i gjytetnuem*.

1912 28 prill 1912: themelimi në Boston i federatës panshqiptare *Vatra*; 28 nëntor 1912: shpallja e pavarësisë së Shqipërisë në Vlorë; 17 dhjetor 1912: njohja ndërkombëtare e pavarësisë së Shqipërisë, nën suzerenitetin e Sulltanit, në Konferencën e Ambasadorëve në Londër.

PROZË: Risto Siliqi: *Pasqyra. Diteve pergjakshme në të pêstin shekull Shqypêniis të robënueme*, Trieste 1912.

POEZI: Asdreni: *Endra e lote*, Bukuresht 1912; Mihal Grameno: *Plagët*, Manastir 1912.

DRAMË: Kristo Floqi: skeçi me një akt *Dhëndërr me përdhuni*.

1913 1 janar 1913: numri i parë i periodikut kulturor françeskan *Zâni i Shna Ndout*; 15 qershor 1913: themelimi në Shkodër i gazetës së përjavshme *Shqypnia e re* botuar nga Hilë Mosi dhe Risto Siliqi; Tetor 1913: themelimi i së përmuajshmes françeskane *Hylli i dritës*.

PROZË: Ndoc Nikaj: *Fejesa n'djep a se Ulqini i mârrun*, Shkodër 1913, *Shkodra e rrethueme*, Shkodër 1913.

POEZI: Gjergj Fishta: botimi i parë i *Mrizi i zânevet*, Shkodër 1913; Hilë Mosi: *Zan' i atdheut*, Trieste 1913.

1914 7 mars 1914: Mbërritja e Princ Vilhelm Vid në Durrës për të zënë fronin shqiptar.

TREGIME: Mid'hat Frashëri: *Hî dhe shpuzë*, Sofje 1914.

